L.N
# TOLSTOI

ROMAN

# LUFTA DHE PAQJA

I

L. N. TOLSTOI

# LUFTA DHE PAQJA

I



RILINDJA
Redaksia e botimeve
PRISHTINË
1973

*LEON N. TOLSTOI*

*Me përkthimin dhe botimin në gjuhën shqipe të romanit „Lufta dhe Paqja" letërsia jonë pasurohet me një kryevepër tjetër të letërsisë së përbotshme. Lexonjësit shqiptar i jepet mundësia të shijojë në gjuhën e tij amtare një nga kryeveprat e shkrimtarit të madh rus. L. N. Tolstoi, që sipas fjalëve të Leninit, „me veprat e tija të shkëlqyera artistike qëndron në një radhë me shkrimtarët e mëdhenj të botës..."*

*L. N. Tolstoi ka lindur më 28 gusht 1828 në Jasnaja Poliana, afër qytetit Tula, nga një familje e vjetër fisnikësh. E ëma, Maria Nikollajevna Vollkonskaja i vdiq sa po kishte mbushur dy vjet dhe i ati, konti Nikollai Iliç Tolstoi vdiq më 1837, kur shkrimtari i ardhshëm s'kishte mbushur ende 9 vjet. Për edukimin e tij dhe të vllezërve u interesua tezja Tatiana Aleksandra Ergolska.*

*Fëmijërinë dhe djalërinë e kaloi në Jasnaja Poliana, ku kishte mësonjës dhe kujdestarë të huaj. Më 1844 hyri në Universitetin e Kazanit, dhe në vitin 1847, pa mbaruar studimet e larta, u kthye përsëri në vëndin e lindjes, për arësye se nuk duronte regjimin e atëhershëm universitar dhe nuk e tërhiqte shkenca zyrtare që mësohej në institutet e larta të regjimit carist.*

*Më 1851 u largua për në Kaukaz, ku, në fillim si vullnetar dhe më vonë si oficer, qëndroi 4 vjet dhe mori pjesë në luftimet që zhvilloheshin në këtë periudhë në krahinat jugore të Rusisë. Gjatë kohës që qëndroi në Kaukaz shkroi novelat e tija të para „Fëmijëria" dhe „Djalëria" tregimet „Arratisja" dhe*

„Kujtimet e një shënuesi" dhe fillon novelën e tij të njohur „Kozakët". Botimi i novelës së tij të parë në revistën letrare „Sovremenij" e bën menjëherë të njohur në rrethet letrare të Rusisë dhe pak më vonë botimi i novelave dhe tregimeve të tjera i dha emër midis shkrimtarëve t'asaj kohe.

Më 1854 u transferua në Krime ku mori pjesë aktive dhe tregoi trimëri të rrallë në mbrojtjen e Sebastopolit. Heroizmi dhe vetëmohimi i ushtarëve rusë në këto luftime të përgjakshme i bëjnë përshtypje të madhe dhe shënon në ditarin e tij: „Forca morale e popullit rus është e madhe... Dashuria e flakët për Atdheun e ngritur me një vrull dhe një zjarr të tillë nga Rusia e përvuajtur do të lerë gjurma të thella për një kohë të gjatë në të". Dhe në një letër që i shkruante të vllait nga Sebastopoli theksonte: „Vrulli i zjarrtë i luftëtarëve nuk mund të përshkruhet n'asnjë mënyrë. Në kohën e Greqisë së Vjetër nuk kishte kaq heroizma". Nga ngjarjet tragjike të luftës së Krimesë dhe të mbrojtjes së Sebastopolit inspirohet dhe shkruan me një realizëm të rrallë „Tregime të Sebastopolit" që shtojnë famën e tij në gjithë Rusinë dhe e venë atë në radhën e shkrimtarëve më të mirë të kohës.

Pas mbarimit të luftës së Krimesë shkon në Petërburg ku pritet mirë nga rrethet letrare progresiste dhe njihet me shkrimtarët e mëdhenj, Turgenjevin, Nekrasovin, Gonçarovin e tj. Në këtë periudhë fillon të preokupohet seriozisht me problemin e emancipimit të fshatarësisë së shtypur ruse. Për këtë largohet nga radhët e ushtrisë, harton projekte të ndryshme dhe merret me pasion me edukimin dhe arësimin e bijve të fshatarëve të varfër. Mbasi kalon afro 6 muaj jashtë shtetit — në Francë, Zvicër, Italinë veriore e Gjermani fillon punën si mësonjës i popullit në Jasnaja Poliana. Në një udhëtim të dytë jashtë shtetit, që zgjati më tepër se 9 muaj, viziton përsëri Gjermaninë, Francën, Italinë, Belgjikën dhe Ingliterën, ku në Londër njihet me Hercenin, të cilin e çmonte shumë si shkrimtar dhe mendimtar me vlerë të madhe. Gjatë këtij udhëtimi nëpër vëndet e ndryshme t'Europës viziton shkolla, takohet me pedagogë të shquar dhe diskuton me pasion probleme të

ndryshme pedagogjike. Menjëherë pas kthimit të tij n'atdhe merret me zell të madh me krijimin e shkollës së Jasnaja Polianas dhe fillon të botojë revistën pedagogjike „Jasnaja Poliana", në të cilën boton artikuj të ndryshëm me përmbajtje pedagogjike. Por idetë e tij pedagogjike mbi edukatën e lirë dhe aktivitetin shoqëror që zhvillonte ngjallin dyshime të forta në autoritetet cariste. Në korrik të vitit 1862 me urdhër nga Petërburgu dhe në mungesë të tij u bë një kontroll i imtë prej dy ditësh në Jasnaja Poliana nga ana e organeve qeveritare. Tolstoi u zëmërua pa masë nga ky akt i qeverisë dhe i shkruan letër Aleksandrit të II-të duke kërkuar dënimin e fajtorëve.

Më 1862 martohet me të bijën e një mjeku, — me Sofia Andrejevna Bers. Jeta e lumtur familjare e viteve të para pas martesës i qetëson shpirtin dhe fillon përsëri të merret me pasion me krijimtarinë letrare. Më 1863 mbaron novelën „Kozakët" që e kishte filluar shumë kohë më parë dhe po në këtë vit boton novelën tjetër me titull „Polikushka".

Duke qenë në një gjendje të tillë shpirtërore të një lulëzimi të plotë të forcave të tija krijonjëse fillon më 1864 punën e madhe e të gjatë për të shkruar romanin „Lufta dhe Paqja", që e përfundon më 1869. Pas mbarimit të këtij romani mendon dhe pregatitet të shkruajë një roman tjetër historik nga koha e Pjetrit të I-rë por shpejt ndërron mendim dhe më 1873 fillon punën për veprën e tij të dytë monumentale „Ana Karenina", Planin për këtë roman të dytë e kishte filluar qysh prej vitit 1870.

Pas mbarimit të „Ana Kareninës" më 1877, në shpirtin e tij shpërtheu një krizë morale dhe në pikëpamjet e tija mbi jetën fillon të bëhet një ndryshim i madh që thellohet më tepër pak më vonë, aty nga viti 1878. Ky ndryshim pasqyrohet në të gjitha veprat e tija të shkruara në këtë fazë të jetës së tij. Me një forcë të madhe ngrihet kundër klasës së fisnikëve, kundër pronës, kundër kishës zyrtare ortodokse, kundër rendit shtetëror dhe kalon në pozitat e fshatarësisë patriarkale. Veçse nuk predikon luftën kundër këtyre institucioneve. Klasave sundonjëse u këshillon që të heqin dorë vetë nga prona dhe nga

*privilegjet, kurse masave të shtypura u bën thirrje që të mos i kundërshtojnë se keqes me forcë. Këto janë idetë dhe parimet kryesore të tolstoizmit. Nën influencën e këtyre ideve për një kohë jo të shkurtër heq dorë nga krijimtaria letrare dhe merret me vepra filosofiko-morale. Por artisti gjenial edhe në këtë fazë të jetës së tij krijon vepra të reja siç janë romani „Ringjallja", novelat „Zotëria dhe puntori" dhe „Haxhi Murati", drama „Kufoma e gjallë" etj. Në vitin 1908 shkroi artikullin „Nuk mund të heshtl!" që është një pamflet i zjarrtë kundër dënimeve me vdekje që kryhen nga reaksioni i tërbuar i periudhës së Stolipinit.*

*Pas vitit 1909 në ditarin personal të Tolstoit shihen gjithënjë më shpesh shënimet në të cilat shpreh qëllimin për t'u larguar nga shtëpia e nga familja me pretekstin e mosmarrëveshjeve të thella me gruan. Më në fund në mëngjezin e 28 tetorit të vitit 1910 largohet fshehurazi nga Jasanaja Poliana dhe, pas disa ditësh, më 7 nëntor të po atij viti, vdes në stacionin e vogël hekurudhor të Astapovos, për shkak të një pneumonie që kishte marrë rruges. Varrimi i tij bëhet në një pyll afër Jasnaja Polianas, pa lejën e kishës zyrtare. Vdekja e Tolstoit hidhëroi thellësisht jo vetëm bashkatdhetarët e tij, por gjithë botën e kulturuar. Deputetët social-demokratë të Dumës së III-të, në një telegram dërguar mikut të tij, V. Tçertkovit, shfaqnin pikëllimin e punonjësve me këto fjalë: „Fraksioni social-demokrat i Dumës, intepret i ndjenjave të proletariatit të Rusisë dhe të gjithë proletariatit ndërkombëtar, shpreh dhëmbjen e tij më të thellë për vdekjen e artistit gjenial, luftëtarit të paepur kundër kishës zyrtare, armikut të arbitraritetit dhe të shtypjes, që ka ngritur zërin e tij të fortë kundër dënimit me vdekje, mikut të të persekutuarve".*

*V. I. Lenin duke karakterizuar veprën e pavdekshme të shkrimtarit të „Luftës dhe Paqes" dhe „Ana Kareninës" ka shkruar: „Tolstoi nuk ka krijuar vetëm vepra arti të cilat masat do t'i çmojnë dhe do t'i lexojnë gjithnjë kur, si të kenë shkundur zgjedhën e çifligarëve të mëdhenj e të kapitalistëve, ato do të dinë të krijojnë kushte njerëzore jetese. Ai ka ditur*

të japë me një forcë të mrekullueshme gjëndjen shpirtërore të masave të gjëra të shtypura nga regjimi i sotëm, të përshkruajë situatën e tyre, të pasqyrojë ndjenjat e tyre spontane të protestimit dhe të zëmërimit. Tolstoi, i cili i përket sidomos epokës prej 1861 gjer më 1904, ka mishëruar në veprat e tij, me një rëliev që të rrëmben — si artist, si mendimtar dhe predikonjës — tiparet e veçanta historike të gjithë revolucionit të parë rus, forcën dhe dobësinë e tij".

Kritika letrare e përbotshme e ka quajtur gjithmonë L. N. Tolstoin si një nga shkrimtarët më të mëdhenj të botës. Që kur ishte ende i gjallë, fama e tij kishte kaluar kufinjtë e Rusisë dhe ishte përhapur në gjithë botën. Më 1908 u festua me madhështi në gjithë botën, tetëdhetëvjetori i lindjes së tij. Nga të gjitha anët e Rusisë e të mbarë botës vinin njerëz të ndryshëm për t'u takuar dhe për të biseduar me plakun e Jasnaja Polianës. Fjalët e tij tingëllonin kudo me një forcë të madhe. Regjimi carist s'kishte fuqi që ta përsekutonte. Një gazetë reaksionare e asaj kohe shkruante: „Ndër ne ka dy mbretër: Nikolla i II-të dhe Leon Tolstoi. Cili nga të dy është më i fortë? Nikolla i II-të nuk mund t'i bëjë asgjë Tolstoit, nuk mund të trondisi fronin e tij, kurse Tolstoi e trondit me siguri fronin e Nikollës dhe të dinastisë së tij". Çkishërimet e njëmbasnjëshme të kishës zyrtare ortodokse nuk bënin gjëkafshë tjetër përveç se shtonin famën dhe influencën e tij gjithmonë në rritje.

Arti i Tolstoit, karakterizohet nga një realizëm i thellë dhe i përsosur. Shkrimtari austriak Stefan Cvajg në lidhje me këtë ka shkruar: „Duke lexuar veprën e tij na duket sikur po e shohim botën reale nga një dritare e hapur... kur ai tregon ngjarje të ndryshme kemi përshtypjen sikur dëgjojmë duke folur jo një artist, por vetë realitetin... Arti i tij flet vetëm me një gjuhë, me gjuhën e botës reale... Por flet me një përsosmëri të tillë që s'ka folur kurrë asnjë shkrimtar tjetër, dhe këtu qëndron madhështia e tij. Për Tolstoin bukuria dhe e vërteta janë një gjë e vetme dhe e pandarë".

*Natyrisht ky rezultat ka qenë fryt i një pune kolosale dhe këmbëngulëse të autorit për të arritur një përsosmëri sa më të plotë. Dorëshkrimet tregojnë se proza e tij është përpunuar me një durim t'admirueshëm dhe çdo rresht e çdo frazë ka qenë objekti i një kujdesi të veçantë. Për vjete të tëra me radhë Tolstoi ka punuar tetë gjer dhjetë orë në ditë. Një herë mbasi kishte dërguar dorëshkrimet e një vepre në një shtypshkronjë të Moskës shqetësohet pa masë, pasi i kujtohet se një epitet nuk është në vendin e duhur dhe një frazë nuk ka ritmin që duhet të kishte. Për këtë i telegrafon menjëherë shtypshkronjës që të ndërpresë shtypin gjer sa ta rishikojë e ta ndreqë mirë e mirë frazën që nuk ishte në rregull. Tolstoi, para se të fillonte një vepër, grumbullonte një material të madh që e përpunonte në mëndjen e tij për një kohë të gjatë. Ja si i shkruan një miku të tij në lidhje me këte: „Është e pamundur të përfytyroni sa e lodhshme është për mua kjo punë e parapregatitjes, që më detyron ta punoj tokën thellë e më thellë para se të hedh farën. Me të vërtetë është e vështirë të mendojë njeriu çfarë mund t'i ngjasë çdo personazhi që ende gjendet në fazën e lindjes. Është tmerrësisht e vështirë të marrim me mend kaq e kaq mundësi të veprimtarisë dhe të zhvillimit të tyre dhe më në fund të zgjedhim zgjidhjen më të mirë ndër një milion zgjidhje që mund të ekzistojnë!"*

*Forca e madhe artistike dhe shkëlqimi magjepsës i prozës tolstojane pasqyrohet më mirë se në çdo vepër tjetër të tij në romanin „Lufta dhe Paqja", që është pranuar prej të gjithëve si një nga kryeveprat e rralla të letërsisë së përbotshme. Kjo epope madhështore e luftës së mbarë popullit rus për liri është shkruar prej Tolstoit në më tepër se 6 vjet. Të 2000 faqet e veprës janë kopjuar dhe korrigjuar shtatë herë. Projektet, shënimet e dorëshkrimit të romanit mund të mbushin arka të tëra të mëdha. Çdo episod historik, me mijëra e mijëra fakte nga jeta janë grumbulluar dhe përpunuar nga autori me kujdesin më të madh. Për të përshkruar sa më mirë betejën e Borodinos, Tolstoi sillet kaluar rreth e rrotull fushës së luftimeve me hartën e operacioneve në dorë për ditë të tëra. Udhëton me tren dhjetra e*

qindra kilometra në krahinat e ndryshme të Rusisë që të mësojë hollësira të ndryshme interesante nga njerëz që kanë marrë pjesë vetë në betejën e Borodinos. Shfleton dokumenta dhe libra të shumta si dhe letra personale që të ketë një ide sa më të qartë mbi zhvillimin e ngjarjeve që do të përshkruajë. Ky material kolosal i grumbulluar përpunohet me durim të madh për disa vjet me radhë dhe në këtë mënyrë përfundohet vepra monumentale dhe e pavdekshme, që i ka të rralla shoqet në historinë e letërsisë së përbotshme. Vetë autori në një bisedim intim me Maksim Gorkin duke folur mbi romanin në fjalë ka thënë: „Pa modesti të rreme kjo është si Iliadhë". Shkrimtari i njohur francez Flober, mbasi lexoi romanin në përkthimin frëngjisht, thirri me entusiazëm të papërmbajtur: „Po, ky është Shekspiri, ky është Shekspiri!" Dhe romancieri englez Golsuorthi është shprehur me këto fjalë: „Lufta dhe Paqja është një nga veprat më madhështore që janë shkruar gjer tani". Romani përfshin 559 personazhe të ndryshme dhe paraqet një tabllo madhështore të jetës ruse të shekullit XIX-të prej 1805 e gjer në prakun e kryengriljes së dekabristëve më 1825, duke përshkruar jetën e fisnikëve të lartë, të fshatarëve, të nënpunësve e të intelektualëve. Epiqendra e romanit është jeta e tri familjeve fisnikësh, — të Rostovëve, Bollkonskëve dhe Bezuhovëve. Nëpërmjet historisë së këtyre familjeve dalin me qartësi mahnitëse vijat e përgjithshme të periudhës historike që përshkruhet. Por heroi i vërtetë i veprës është populli rus që mbron me vetmohim dhe trimëri të papërshkrueshme tokën amtare nga agresioni i jashtëm. Vetë Tolstoi në një artikull të pabotuar në lidhje me romanin e tij ka shkruar: „Unë përpiqem të shkruaj historinë e popullit".

Përsa i përket përkthimit nuk shfaqim asnjë mendim. E vështirë, shumë e vështirë ka qenë detyra e përkthenjësit. Lexonjësit le të japin gjykimin e tyre.

Spiro XHAI

# PJESA E PARË

## I

*Eh bien, mon prince, Gênes et Lucques ne sont que des apanages, prona, de la famille Buonaparte. Non, je vous préviens, que si vous ne me dites pas, que nous avons la guerre, si vous vous permettez encore de pallier toutes les infamies, toutes les atrocités de cet Antichrist (ma parole. j'y crois) — je ne vous connais plus, vous n'êtes plus mon ami, vous n'êtes plus* shërbëtori im besnik, *comme vous dites*[1]. Urdhëroni, mirseardhët, mirseardhët! *Je vois que je vous fais peur*[2]. Uluni të bisedojmë.

Kështu shprehej në korrik të vitit 1805 Ana Pavllovna Sherera, zonjushe nderi dhe një nga personat më të afërme të perandoreshës Maria Feodorovna, duke i dalë përpara një personaliteti hierëndë e plot tituj, princ Vasilit, që kish ardhur i pari në suarenë e saj. Ana Pavllovnën e kish zënë një kollë që prej disa ditësh, kish *grip*, siç thosh ajo vetë (*grip* ishte atëherë një fjalë e re që shumë pak veta e dinin). Në ftesat që kish dërguar në mëngjes me anën e një shërbëtori veshur me livre të kuqe u shkruante të gjithëve pa asnjë dallim:

„*Si vous n'avez rien de mieux a faire, M. le comte (ose mon prince), et si la perspective de passer la soirée chez une pauvre malade ne vous effraye pas*

---

[1]) E princ, Gjenova dhe Luka nuk janë më veçse çifligje, prona, të familjes Bonaparti. Prandaj, ta dini mirë se po më thatë që s'kemi luftë, po vazhduat t'i mbani anën e të mohoni gjithë poshtërsitë, gjithë mizoritë e këtij Antikrishti (se jam e bindur që i tillë është), e kemi të prishur bashk, nuk jini më miku im, nuk jini m shërbëtori im besnik, siç thoni.

[2]) E shoh që ju tremba.

*trop, je serai charmée de vous voir chez moi entre 7 et 10 heures, Annette Scherer."*[1]).

— *Die, quelle virulente sortie!*[2]) — u përgjegj, pa u tronditur aspak nga një pritje e tillë, princi që po hynte, i veshur me uniformën e qëndisur të Oborrit, me çorape të mëndafshta, këpucë me tokzë, gjoksin plot me dekorata e me një shprehje të qeshur në fytyrën e tij të gjerë e të shtypur.

Fliste frëngjisht, një frëngjishte të zgjedhur, siç e kishin zakon jo vetëm të flisnin po edhe të mendonin stërgjyshët tanë, dhe zëri i tij kish atë theksin e ëmbël e mirëdashës të një oborrtari me rëndësi, që është plakur në rrethet më të larta të shoqërisë. Iu afrua Ana Pavllovnës, i puthi dorën duke përkulur kokën e tij tullace, të ndritur e të parfumuar, dhe u ul e ndënji në kanape.

— *Avant tout dites-moi, comment vous allez, chère amie?*[3]) Hiqmani këtë merak, — tha, pa e ndryshuar zërin dhe me një ton të atillë që, prapa mirësjelljes dhe simpatisë, dukej indiferenca, bile dhe ironia.

— E si mund të jem mirë kur shpirti im vuan? A ka njeri sot, në këto ditë, që të mos vuajë po të jetë me ndjenja? — u përgjegj Ana Pavllovna. — Shpresoj se do të qëndroni gjer vonë sonte këtu me mua, apo jo?

— Mjerisht, jo: sot, e mërkurë, është festa e ambasadorit anglez. Duhet të ndodhem atje, — tha princi. — Do të vijë këtu ime bijë e do të më marrë.

— Unë pandehja se do ta kishin shtyrë festën për një ditë tjetër. *Je vous avoue que toutes ces fêtes et tous ces feux d'artifice commencent à devenir insipides*[4]).

— Po ta kishin ditur se kjo ishte dëshira juaj, sigurisht që do ta kishin shtyrë festën, — u përgjegj princi, i cili, pa u menduar, si një sahat i kurdisur, e

---

[1]) Po qe s'kini në program gjësendi më të mirë, zoti Kont (ose Princ), dhe po qe se perspektiva që ta kaloni mbrëmjen me një të sëmurë të mjerë nuk ju tremb shumë, do të më gëzoni pa masë sikur të më urdhëroni sonte në shtëpi midis orëve 7 e 10.

[2]) O Zot, ç'fjalë të ashpra!

[3]) Para së gjithash, pa më thoni: si jini me shëndet, mike e dashur?

[4]) T'ju them të drejtën, tërë këto festa e këto fishekzare kanë filluar të bëhen të mërzitshme.

kish zakon të thoshte ca gjëra që dhe ai vetë e dinte se asnjeri nuk i besonte.

— *Ne me tourmentez pas. Eh bien, qu'a-t-on décidé par rapport à la dépêche de Novosiltzoff? Vous savez tout*[1]).

— Si t'ju them? — ja ktheu princi me një zë të lodhur e të mërzitur. — *Qu'a-t-on décidé? On a décidé que Buonaparte a brûlé ses vaisseaux, et je crois que nous somes en train de brûler les nôtres*[2]).

Princ Vasili fliste gjithnjë si me përtim, si një aktor që reciton një rol të vjetër, të mësuar qëkuri. Përkundrazi, Ana Pavllovna Sherera, megjithse dyzetvjeçare, ishte plot gjallëri dhe entuziazëm.

Vetë pozita e saj shoqërore e kërkonte që të hiqej i një grua plot entuziazëm; kështuqë, edhe kur s'ishte më qejf nganjëherë, shtirej si e egzaltuar, vetëm e vetëm që të mos u dilte ndryshe nga ç'e dinin të afërmve dhe të njohurve të saj. Buzëqeshja e përmbajtur që endej gjithnjë në fytyrën e Ana Pavllovnës, megjithse nuk u shkonte tipareve të saj të hequra, shprehte, si tek ata fëmijët e përkëdhelur shumë, se ajo e dinte fare mirë që e kish këtë të metë të dashur, por nuk donte, nuk mundte dhe as që e shihte të nevojshme ta ndreqte.

Mu në mes të bisedimit mbi ngjarjet politike, Ana Pavllovna mori zjarr.

— Ah, mos më flisni për Austrinë. Mbase unë s'kuptoj gjë, po sipas mëndjes sime, Austria as e ka dashur ndonjëherë dhe as e do luftën. Ajo na e ka me të pabesë. Evropën do ta shpëtojë Rusia, vetëm Rusia. Mirëbërësi ynë e di misionin e tij të lartë dhe do t'i mbetet besnik. Ja, vetëm kësaj i besoj unë. Një rol i madh i takon sovranit tonë të dashur, që është aq shpirtmirë, aq bujar! Zoti do të jetë me 'të. Ai do ta kryejë detyrën, do t'ia shtypë kokën kuçedrës së revolucionit, që është edhe më e shëmtuar akoma nën tiparet e atij përbindshi, të atij katili. Neve, vetëm neve na takon të jemi shpërblyesit e gjakut të të drejtit... Te kush mund të kemi shpresë, a

---

[1]) Mos më ngani. Po a s'më tregoni, ju që i dini të gjitha, ç'thuhet në lidhje me komunikimin e Novosilcovit?

[2]) Çfarë thuhet? Thuhet se Bonaparti i ka hyrë vallës përfundimisht dhe besoj se, edhe ne, sikur i kemi hyrë një herë e mirë.

s'më thoni? Anglia, me atë mëndje tregëtari që ka, s'do ta kuptojë kurrë dhe as që mund ta kuptojë sa i madh është nga shpirti perandori ynë Aleksandri. Nuk dëgjoi ta zbrazte Maltën. Ajo pret, shikon se mos zbulojë ndonji prapamendim në veprimet tona. Ç'i thanë Novosilcovit? Asgjë! Jo, jo, nuk e kuptojnë dot ata vetmohimin e sovranit tonë, që nuk dëshiron asgjë për vete dhe nuk do veçse të mirën e të gjithëve. E çfarë premtuan? Asgjë. Pa dhe në premtuan, as që kanë për ta mbajtur. Prusia e ka thënë që më parë se Bonaparti është i pathyeshëm e se, edhe gjithë Evropa sikur të mblidhet kundër tij, s'ka ç'i bën... Unë nuk i ze besë as Hardenbergut, as Haugvicit. *Cette fameuse neutralité prussienne, ce n'est qu'un piège*[1]) Kam besim vetëm ne Zoti dhe në fatin e mrekullueshëm të perandorit tonë të dashur. Ai do ta shpëtojë Evropën! ...

E preu menjëherë fjalën me një buzëqeshje ironie për atë vrull të zjarrtë që i kish rrëmbyer.

— Besoj, — tha princi, me buzë në gaz, — se sikur t'ju kishin dërguar juve në vënd të Vincengerodit tonë të dashur, do ta kishit marrë menjëherë pëlqimin e mbretit të Prusisë. Jini një oratore e zjarrtë. Po... do të më jepni çaj?

— Posi, menjëherë. *A propos*, — shtoi Ana Pavllovna, sërish e qetë, — sonte pres të më vinë dy njerëz shumë të çquar, *le vicomte de Mortemart, il est allié aux Montmorency par les Rohans*,[2]) një nga dyert më të shkëlqyera të Francës. Është një nga emigrantët e mirë; një nga emigrantët e vërtetë. Tjetri është abati Morio: a e njihni? Njeri me kokë, i thellë shumë. A e dini, vetë perandori e ka pritur në pallat.

— Ah! Do të jem shumë i lumtur, — u përgjegj princi. — Po, pa më thoni, ju lutem, — shtoi si me përtim sikur tani i ra ndër mënd, ashtu rastësisht, për atë që do të pyeste, kurse në të vërtetë ai kish ardhur posaçërisht për këtë pyetje, — a është e vërtetë që *l'impératrice-mère* dëshiron emërimin e baronit Funke si sekretar të parë në Vjenë? *C'est un*

---

1) E famëshmja asnjanësi prusiane nuk është veçse grackë.

2) Hë, se tani m'u kujtua — viskonti de Mortemar, ka lidhje krushqie me Monmoransët me anën e Rohanëve.

*pauvre sire, ce baron à ce qu 'il paraît[1])* — Princ Vasili kish dëshirë t'ja siguronte të birit atë post, që të tjerët, me anën e perandoreshës Maria Feodorovna përpiqeshin t'ja epnin baronit.

Ana Pavllovna picërroi sytë sikur donte të thosh se askujt, as asaj, as njeriu tjetër, nuk i lejohej të jepte një gjykim mbi atë që i pëlqente ose nuk i pëlqente perandoreshës.

— *Monsieur le baron de Funke a été recommandé à l'impératrice-mère par sa soeur[2])*, — vetëm kaqë tha ajo, me një ton të trishtuar e të prerë.

Në çastin kur Ana Pavllovna zuri ngoje perandoreshën, fytyra i mori përnjëheresh një shprehje serioze devocioni e respekti të thellë e të sinqertë përzier me trishtim. Kështu bëhej nga fytyra sa herë që përmëndte emrin e mbrojtëses së saj të lartë. Ajo tha se Madhëria e Saj kish denjuar t'i çfaqte baronit Funke *beaucoup d'estime[3])*, dhe sërish iu duk në sy një hie trishtimi.

Princi po rrinte i heshtur sikur s'e kish mëndjen fare aty. Ana Pavllovna, me shkathtësinë e saj si grua dhe si oborrtare, me taktin e hollë dhe me intuitën e shpejtë që e cilësonin, deshti t'i jepte një dackë princit që guxoi të fliste në atë mënyrë për një person të rekomanduar nga perandoresha, po edhe ta ngushëllonte njëkohësisht.

— *Mais à propos de votre famille,* — tha ajo — e dini se bija juaj, që kur ka nisur të dalë në shoqëri, *fait les délices de tout le monde? On la trouve belle comme le jour.[4])*

Princi u përul në shënjë respekti e miradije.

— Shpesh herë mendoj, — vazhdoi Ana Pavllovna, si heshti një hop, duke iu afruar princit me një buzëqeshje të ëmbël sikur desh t'i jepte të kuptonte se bisedimet politike dhe mondane kishin marrë fund e se tani po fillonte një muhabet i përzëmërt, — shpesh herë mendoj se lumtëria nuk është ndarë hiç me të drejtë në këtë botë. Ja, pse, juve — për shëm-

---

[1]) Nëna-Perandereshë — S'është gjë, ai baroni, me sa duket.

[2]) Zoti baron Funke i është rekomanduar Nënës-Perandoreshë nga e motra.

[3]) Shumë respekt.

[4]) Po pa të flasim një çikë për familjen tuaj . . . i ka magjepsur të gjithë. U duket e bukur si drita.

bëll — ju ka qëlluar fati të kini dy fëmijë aq të mirë e aq të dashur (me përjashtim të Anatolit, birit tuaj të vogël, që s'më pëlqen) — shtoi me një ton të prerë që ta mbyllte gojën e duke ngritur vetullat, — dy fëmijë aq të mrekullishëm që s'u gjendet shoku? Po ju, ama, nuk i çmoni si duhet, dhe prandaj nuk i kini hak.

Dhe i qeshte fytyra tërë shend.

— *Que voulez-vous? Lafater aurait dit que je n'ai pas la bosse de la paternité*[1]), — tha princi.

— Lerini shakatë. Desha të flisja seriozisht me ju. Jam e pakënaqur nga djali juaj i vogël. Këtu ta themi, këtu të mbetet — (fytyrës së saj i ra një hie trishtimi) — se si ra fjala për 'të në sy të perandoreshës, ju qanin hallë: edhe asaj i erdhi keq për ju...

Princi nuk foli, po ajo e vështronte thellë drejt në sy dhe priste një përgjigje në heshtje. Princ Vasili rrudhi vetullat.

— Unë s'di se ç'të bëj! — tha më në fund, i mërzitur. — Ju e dini që, si baba, e kam kryer detyrën, s'kam kursyer asgjë për edukatën e tyre, po që të dy u bënë des *imbéciles*[2]). Ipolitë, të paktën, është një budalla që s'trubullon ujë, kurse Anatoli është budalla i krisur e sherrxhi. Vetëm ky është ndryshimi, — tha me një buzëqeshje pa lezet e me një gjallëri të çuditëshme, ndërsa në rrudhat që iu bënë në çipat e buzëve të vriste syrin diçka trashamane dhe e shëmtuar.

— Ca njerëz si ju nuk duhej të kishin fëmijë; sikur të mos ishit baba, nuk do të kishit të sharë, — tha Ana Pavllovna, duke ngritur sytë si e menduar

— *Je suis votre* shërbëtor besnik *et à vous seule je puis l'avouer.* Djemt' e mi-*ce sont les entraves de mon existence.*[3]) Kalvari im, — ky është. Unë kështu e quaj për vete time. *Que voulez-ous...*[4]) — dhe heshti, duke shprehur me një gjest se i shtrohej fatit të tij të zi.

Ana Pavllovna ra në mendime.

---

[1]) Ja që hë! Lafateri do të thoshte se nuk e kam aftësinë e atësisë.

[2]) Budallenj.

[3]) Jam shërbëtori juaj besnik, dhe vetëm juve jua them. Djemt' e mi më janë bërë ferrë në jetë.

[4]) S'ke ç'bën...

— S'kini menduar ndonjëherë që ta martoni këtë djalin tuaj plëngprishës, Anatolin? Thonë, — vazhdoi ajo, — se vajzat plaka *ont la manie des mariages*[1]. Mua akoma s'më ka zënë kjo sëmundje, po kam *une petite personne*[2] që heq të zit' e ullirit nga i ati, *une parente à nous, une princesse Bolkonskaia*[3].

Princ Vasili nuk u përgjegj, po me një lëvizje të lehtë të kokës tregoi se kish nxjerrë aty për aty konkluzionet e duhura me atë shpejtësinë e zakonshme të njerëzve mondanë dhe se i kish regjistruar në kujtesë të gjitha këto rrethana.

— A e dini ju që ky Anatoli më kushton dyzetmijë rubla në vit? — tha, duke mos e përmbajtur dot, si duket, rrjedhën e zymtë të mendimeve të tia. (Heshti një hop). — Po të vazhdojë kështu siç e ka nisur, ç'ka për të qenë pas pesë vjet? *Voilà l'avantage d'être père*[4]. Është e pasur, ajo princesha juaj?

—I ati është shumë i pasur, po edhe shumë kurnac. Rron në fshat. Është ai princi i famshëm Bollkonski, e dini, që ka dalë në pension qysh në kohën e të ndyerit perandor e që i kishin vënë emrin „mbreti i Prusisë". Është shumë i mënçur, po njeri i çuditshëm dhe me huqe. *La pauvre petite est malheureuse comme les pierres.*[5] Ka një vëlla që është martuar këto kohët e fundit me Liza Meinen. Është adjutant i Kutuzovit. Ka për të ardhur sonte këtu.

— *Ecoutez, chère Annette,*[6] — tha princi, duke i marrë përnjëheresh dorën e duke ja ulur, kush e di pse, posht' e më poshtë. — *Arrangez-moi cette affaire et je suis* skllavi juaj besnik *à tout jamais; „skllafi" comme mon stàrosta m'ècrit*[7] në raportet e tij, me një f. Ajo është nga derë e mirë dhe e pasur. Këtë dua dhe unë.

Dhe me atë gjestin e vetvetishëm, të natyrshëm e të hijshëm që e çquante, i puthi dorën zonjushes së

---

1) Kanë maninë e mblesërimit.
2) Një vajzë të mirë.
3) Një vajzë nga fisi ynë, një princeshë Bollkonjskaja.
4) Ja ç'të mirë ke kur je baba.
5) E shkreta vajzë heq të zit' e ullirit.
6) Dëgjoni, e dashur Anetë . . .
7) Mbaromani këtë punë dhe do të mbetem tërë jetën skllavi juaj besnik; „skllafi" siç e shkruan starosti im . . .

nderit, ja shtrëngoi e ja tundi lehtë, pastaj zuri vënd mirë në kolltuk dhe vështroi mënjanë.

— *Attendez,* — tha Ana Pavllovna, duke u menduar. — Që sonte do të flas me Lizën, *la femme du jeune Bollkonski.* Dhe mbase rregullohet. *Ce sera dans votre famille que je ferai mon apprentisage de vielle fille*[1]).

II

Dalngadalë salloni i Ana Pavllovnës po mbushej me njerëz. Aty mblidhej ajka e aristokracisë së Peterburgut, njerëz që ndryshonin shumë nga mosha e nga karakteri po që ishin që të gjithë të një rrethi shoqëror. Ishte e bija e princ Vasilit, Elena e bukur, që vinte të merrte të jatin për të vajtur në festën e ambasadorit. Kish veshur petkun e ballos me stemën e zonjushës së nderit në gjoks. Kish ardhur princesha e re Bollkonskaja, që njihej si *la femme la plus séduisante de Pétersbourg*[2]), që ish martuar dimnin e shkuar e që tani, duke qënë me barrë, nuk dilte më në mbrëmjet e mëdha, po vetëm në suaretë e vogla intime. Kish ardhur princ Ipoliti, i biri i princ Vasilit, me Mortemarin, që ua paraqiste të njohurve të tij; kish ardhur gjithashtu abati Morio, e shumë të tjerë.

— Nuk jini përshëndetur akoma — ose nuk njiheni me *ma tante*[3])? — u thosh Ana Pavllovna të ftuarve që vinin me radhë, dhe, me një pamje solemne, i shpinte përpara një plakëruqe veshur me një petk gjithë fjongo, që kish hyrë në sallon nga një dhomë tjetër posa filluan të vinin të ftuarit.

Ana Pavllovna i paraqiste duke shqiptuar emrin e tyre, duke i hedhur sytë me ngadalë nga i ftuari tek *ma tante.* Pastaj largohej që të sillte të tjerë.

Gjithë të grishurit i bënin nderimet e rastit kësaj tetoje që askush nuk e njihte, askujt nuk ja zinte synë e nuk donte të dinte e të pyeste për të. Ana Pavllovna, me një buzëqeshje të trishtuar, solem-

---

[1]) Dale . . . Që sonte do të flas me Lizën, të shoqen e Bollkonskit të ri . . . Do të nis të stërvitem në zanatin tim si vajzë plakë në interes të familjes suaj.
[2]) Gruaja më tërheqëse e Peterburgut.
[3]) Teton time.

ne, ndiqte me sy përshëndetjet e tyre, duke i aprovuar në heshtje. *Ma tante* fliste, duke përdorur gjithmonë po ato shprehje, për shëndetin e bashkëfolësit, për shëndetin e vet e për atë të Madhërisë së Saj Perandoreshës, që, asaj dite, lavdi Zotit, ishte më mirë. Gjithë ata që i aviteshin, duke mos treguar, për mirësjellje, asnjë nxitim, largoheshin pastaj nga zonja plakë si të lehtësuar nga një barrë që e kryen atë detyrë të mërzitshme dhe, për tërë mbrëmjen, nuk i qaseshin më.

Princesha e re Bollkonskaja kish marrë me vete punën në një çantë të vogël prej kadifeje të qëndisur me ar. Buza e saj e sipërme, një buzë e vogël e mrekullishme, e hijeshuar me një push të hollë, mezi puqej me buzën e poshtme po aq më shumë i kish lezet kur e hapte a kur mundohej ta mbyllte duke e palosur pas buzës së poshtme. Siç qëllon përherë me gratë që janë gjithë nur, të metat e saj — buza e shkurtër dhe goja gjysmë e çelur — dukeshin si një bukuri më vete, një bukuri e veçantë. Që të gjithë e ndjenin veten të gëzuar tek e shihnin atë nënë të ardhshme plot hire, plot shëndet e gjallëri, që ngjante sikur s'donte t'ja dinte fare nga barra. Si pleqve ashtu edhe të rinjve të mërzitur e të trishtuar që e vështronin, u dukej se edhe ata mund të bëheshin ashtu gjithë gaz si ajo duke u shoqëruar e duke folur me 'të një copë herë. Kush bisedonte me 'të dhe shihte në çdo fjalë të saj atë buzëqeshje të lehtë e të kthjelltë dhe dhëmbët e saj të bardhë e të shkëlqyer që dukeshin më çdo çast, pandehte se ishte asaj dite i dashur e i qeshur në një mënyrë të veçantë. E kështu mendonte gjithsecili.

Princesha vogëloshe i erdhi rrotull tryezës me çape të shpejta e të shkurta si ndonjë thellënxë, me çantën e punës në dorë, e, duke palosur fustanin, u ul në kanape pranë samovarit të ergjëndë sikur çdo gjë që bënte ishte *une partie de plaisir*[1]) për atë e për gjithë ata që i rrinin pranë.

— *J'ai apporté mon ouvrage*[2]), — tha, duke hapur çantën e duke u kthyer nga gjithë të pranishmit. Shikoni, *Annette, ne me jouez pas un mauvais tour,*

---

[1]) Një lodër e këndëshme.
[2]) Kam marrë me vete punën.

— i tha zonjës së shtëpisë. — *Vous m'avez écrit, que c'était une toute petite soirée; voyez, comme je suis attifée*[1].

Dhe hapi krahët që të tregonte më mirë fustanin e saj elegant bojëhiri të stolisur me oja, ngjeshur nën gjoks me një shirit të gjerë.

— *Soyez tranquille, Lise, vous serez toujours la plus jolie*[2], — iu përgjegj Ana Pavllovna.

— *Vous savez, mon mari m'abandonne,* — vazhdoi gjithë me atë ton princesha, duke iu drejtuar një gjenerali. — *Il va se faire tué. Dites-moi, pourquoi cette vilaine guerre?*[3] — i tha princ Vasilit dhe, pa pritur përgjigjen, u kthye nga e bija e princit, Elena e bukur.

— *Quelle délicieuse personne que cette petite princesse!*[4] — i pëshpëriti princ Vasili Ana Pavllovnës.

Pas një çikë si kish ardhur princesha vogëloshe, hyri një djalosh i gjatë, i trashë me trup të ngjeshur e të rëndë, me flokë të prerë shkurt, me syze, me një palë pantallona të bardha sipas modës së atëhershme, me një *jabot*[5] të lartë dhe me frak ngjyrë kanelle. Ky djalosh i ngjallmë e i shëndoshë ishte biri natyral i një zotnie të madh, të dëgjuar, të epokës së Katerinës, kont Bezuhovit, që ato ditë ishte sëmurë rëndë në Moskë. Nuk e kish zgjedhur akoma karierën e tij, sapo që kthyer nga Evropa, ku kish mbaruar studimet dhe ish e para herë që dilte në jetën mondane. Ana Pavllovna e priti me atë përshëndetjen që u rezervonte personave të hierarkisë më të ulët në sallonin e saj. Po, me gjithë këtë mënyrë përshëndetjeje, ndërsa Pjeri po hynte, fytyra e Ana Pavllovnës shprehte çqetësim dhe frikë: një çqetësim si ai që pikturohet në fytyrën e atij që sheh një gjë të madhe pa masë ose shumë të papërshtatëshme me vëndin ku ndodhet. Pjeri ishte vërtetë pakëz më i

---

[1] Shikoni se mos më losni ndonjë rreng, Anetë. Ju më shkruanit se do të ishte një suare e vogël, fare e ngushtë; shihni sa keq jam veshur.

[2] Mos kini keq, Lizë, sido qoftë ju mbeteni gjithmonë më e bukura.

[3] E dini, im shoq po më braktis. Vote të vritet. Pa më thoni, përse kjo luftë e tmershme?

[4] Sa e lezetshme është kjo princesha e vogël!

[5] Qafore, jakë e qëndisur me dantella.

gjatë nga burrat e tjerë që ndodheshin në sallon, po ajo frikë mund të shkaktohej vetëm nga ai vështrimi i tij i zgjuar e njëkohësisht i drojtur, hetues e i çiltër, që e çquante nga gjithë të ftuarit e tjerë.

— *C'es bien aimable à vous, monsieur Pierre, d'être venu voir une pauvre malade*[1], — i tha Ana Pavllovna, duke këmbyer një vështrim të trembur me të emtën, tek e cila po e shpinte.

Pjeri bërbëliti ca fjalë të pakuptueshme dhe vazhdoi të kërkonte diçka me sy. Befas buzëqeshi me gëzim, përshëndeti princeshën e vogël sikur e kish njeriun e tij të shtëpisë, dhe iu afrua tetos. Ana Pavllovna kish arësye të çqetësohej, sepse Pjeri zuri të largohej nga tetoja, pa e dëgjuar gjer në fund fjalën e saj mbi shëndetin e Madhërisë së Saj Perandoreshës. Ana Pavllovna, e tmeruar, e ndali me këto fjalë:

— Ju nuk e njihni abatin Morio? Është një njeri shumë i thellë... — i tha.

— Po, kam dëgjuar rreth planit të tij për një paqe të përherëshme; shumë interesante është, por nuk më besohet të jetë e mundur...

— Nuk ju besohet?... — tha Ana Pavllovna, sa për të thënë diçka, dhe deshi të largohej për të kryer detyrat e saja si zonjë shtëpie.

Po kësaj here Pjeri e shkeli në drejtim të kundërt. Herën e parë u largua nga tetoja pa ja dëgjuar fjalën gjer në fund; tani e mbajti me muhabet Anën, që s'kish ngé të rrinte me 'të. Me kokë ulur e me ato këmbë të mëdha të ngulura si shtylla në dysheme, zuri t'i shpjegonte përse i dukej si utopi plani i abatit Morio.

— Flasim më vonë, — ja preu Ana Pavllovna duke buzëqeshur.

Si shpëtoi nga ky djalosh që nuk dinte të sillej në shoqëri, u kthye në detyrën e saj si zonjë shtëpie e vazhdoi të mbante vesh e të vështronte rrotull, gati të sulej për ndihmë në atë pikë ku biseda ish në

---

[1]) Sa i dashur u treguat, zoti Pjer, që muart mundimin e erdhët të shihni një të sëmurë të shkretë.

rrezik të shterte. Si ai ustai i një reparti tezgjahesh që i ka radhitur punëtorët në vendet e tyre dhe vete e vjen nëpër punishte me veshët ngrehur e sytë katër dhe po sa mbeti apo dëgjoi ndonjë krismë jo të zakonshme të ndonjë meqiku, sulet me vrap, e ndal ose i jep lëvizjen e duhur, — kështu edhe Ana Pavllovna, duke i rënë sallonit posht' e lart i afrohej ndonjë grupi ku qe mehur biseda, apo ku flisnin me zë shumë të lartë, dhe me një fjalëzë a me një zëvendësim personash i jepte lëvizjen e rregullt e të duhur maqinës së bisedimit. Po, në mes të këtij kujdesi, dukej që i trembej ndonjë të papriture nga ana e Pjetrit. E vështronte me frikë ndërsa ai afrohej të dëgjonte se ç'thoshin rreth e rrotull Mortemarit, dhe pastaj largohej që andej për t'iu qasur një grupi tjetër ku fliste abati. Për Pjerin, që ishte rritur jashtë atdheut, kjo mbrëmje e Ana Pavllovnës ishte e para që ai shikonte në Rusi. E dinte që aty qe mbledhur ajka e aristokracisë së Peterburgut, dhe sytë e tij si ata të një fëmije në një dyqan të lodrave, vështronin me kërshëri nga të katër anët. Kish frikë se mos i shpëtonte pa e dëgjuar ndonjë bisedim interesant. Duke vërejtur fizionomitë e çquara, delikate dhe plot sqimë të personave që ishin mbledhur aty, priste gjithmonë të dëgjonte mendime të thella, ose diçka jashtëzakonisht spiritoze. Më në fund iu afrua Moriojt. Biseda iu duk interesante dhe u ndal duke pritur rastin të çfaqte mendimin e vet, siç ua ka ënda gjithë të rinjve.

## III

Mbrëmja e Ana Pavllovnës po shkonte për bukuri. Meqikët punonin nga të gjitha anët me rregull e pa ndërprerje. Me përjashtim të *ma tante,* pranë së cilës ishte një zonjë e thyer nga mosha, me një fytyrë të hequr e të tretur, të vijosur nga brengat, e që dukej si e huaj në këtë rreth të shkëlqyer, të ftuarit qenë ndarë në tre grupe. Në mes të grupit të parë, ku kish më shumë burra, ishte abati. Grupi i dytë, ku spikatnin të rinjtë, kishte vënë në mes Elenën, princeshën e bukur, të bijën e princ Vasilit, dhe

princeshën vogëloshe Bollkonskaja, gjithë gaz e nur, freski e shëndet, ndonëse pakëz si e ngjallme për moshën e saj. I treti ish formuar rreth Mortemarit dhe Ana Pavllovnës.

Viskonti ishte një djalosh i hijshëm, me tipare e me të sjella delikate, i dashur e i ëmbël, që, sigurisht, e pandehte veten si një figurë të shquar; po duke qënë i pajisur me një edukatë të përsosur, i lejonte me modesti shoqërisë ku ndodhej që të përfitonte prej tij.

Ana Pavllovna dukej sikur ua bënte dhuratë të ftuarve të saj. Si një mjeshtër i mirë i sofrës që shtron në tryezë si diçka jashtëzakonisht të zgjedhur po atë copë mish që askush nuk do ta prekte sikur ta shihte atje në kuzinën e papastër, kështu edhe Ana Pavllovna asaj mbrëmje u servirte të ftuarve të saj, në krye viskontin, e pastaj abatin, si diçka jashtëzakonisht të rrallë e të zgjedhur. Në grupin rreth Mortemarit, posa u ulën, filluan të flisnin mbi vrasjen e dukës d'Enghien. Viskonti thosh se duka d'Enghien kish rënë viktimë e shpirtmadhësisë së vet e se zemërimi i Bonapartit kundër tij kish arësye të veçanta.

— *Ah! Voyons, Contez-nous cela, vicomte*[1]), — tha Ana Pavllovna duke ndjerë me gëzim se kjo frazë: *contez-nous cela vicomte*, kish një farë tingëllimi *à la Louis XV.*[2]).

Viskonti u përkul në shënjë bindje dhe buzëqeshi me shumë fisnikëri. U bë një qark rrotull tij, ndërsa Ana Pavllovna i ftonte njerëzit që të dëgjonin.

„*Le vicomte a été personnellement connu de monseigneur*[3]), — i pëshpëriti dikujt Ana Pavllovna. — *Le vicomte est un parfait conteur*[4]), — i tha një tjetri. — *Comme on voit l'homme de la bonne compagnie*[5]), — i tha një të treti; dhe viskonti i servirej kështu atij rrethi të ftuarish në mënyrën më të bukur e më tërheqëse si një *roastbeef*[6]) në një pjatë të ngrohtë, ujdisur me barishte.

---

1) Ah, vërtet? Pa na e shpjegoni, viskont.
2) Sipas mënyrës së Lu'zit të XV.
3) Viskonti njihej personalisht me dukën.
4) Viskonti është një kallzimtar i përsosur.
5) Duket menjëherë njeriu i shoqërisë së zgjedhur.
6) Biftek.

Viskonti po matej të niste tregimin e tij me një nënqeshje të hollë në buzë.

— Ejani këtu, *chère Hélène*[1]), — i tha Ana Pavllovna princeshës së bukur, që ish ulur më tutje, mu në mes të grupit tjetër.

Princesha Elenë bëri buzën më gaz e u ngrit me atë shend të gruas me një bukuri të rrallë, shend që s'e kish humbur që kur kishte hyrë në sallon. Me një frushullimë të lehtë të fustanit të bardhë të ballos, qëndisur me fletëza drethkële e myshku, verbonjëse nga bardhësia e shpatullave, nga shkëlqimi i flokëve dhe i brilanteve, kaloi në mes të burrave që i hapnin rrugën, duke ecur drejt, pa vështruar njeri, po e qeshur me të gjithë, duke i dhënë secilit me gjithë qejf të drejtën që të gëzonte sytë me bukurinë e bustit, të supeve të derdhura, të kraharorit e të shpinës së saj shumë të hapura, sipas modës së atëhershme, sikur ajo vetë të ish mishërimi i shkëlqyer i ballos, dhe iu afrua Ana Pavllovnës. Elena ish aq e bukur sa nuk të binte në sy as hieja e nazeve dhe e koketërisë; përkundrazi, dukej sikur i vinte turp për bukurinë e saj të rrallë që triumfonte mbi të gjithë e i magjepste keq. Dukej sikur dëshironte, pa ja arritur dot që të mos binte aq në sy për bukurinë e vet.

— *Quelle belle personne!*[2]) — thoshin gjithë ata që e shikonin. Si i mahnitur nga një vegim i jashtëzakonshëm, viskonti mblodhi supet e uli sytë, ndërsa ajo po zinte vënd përpara tij, duke i hedhur edhe atij dritën e buzëqeshjes së saj të përherëshme e të pandryshuar.

— *Madame, je crains pour mes moyens devant un pareil auditoire*[3]), — tha me buzë në gaz e duke përkulur kokën viskonti.

Princesha mbështeti krahun e saj lakuriq, të bukur e të mbushur, mbi tryezë dhe nuk e pa të nevojëshme të thosh ndonjë fjalë. Ajo priste me buzë në gaz. Tërë kohën sa zgjati tregimi, qëndroi ashtu ndenjur fidan e drejtë, duke vështruar kur e kur,

---

[1]) E dashura Elenë.
[2]) Sa e bukur!
[3]) Zonjë, kam frikë se vallë do të jem në gjendje të kënaq nji publik të tillë.

herë krahun e mbushur e të bukur, që, i mbështetur mbi tryezë, e kish ndryshuar formën, herë kraharorin edhe më të bukur akoma, mbi të cilin ndreqte gjerdanin me brilante; palosi më se një herë kindat e fustanit; kur tregimi bënte një farë përshtypje, i hidhte një sy Ana Pavllovnës dhe menjëherë fytyra e saj merrte atë shprehje që ishte pikturuar në fytyrën e zonjushës së nderit, pastaj triumfonte sërish ajo buzëqeshja e saj e kthjelltë, e pandryshuar. Pas Elenës, edhe princesha vogëloshe u ngrit nga tryeza e çajit e erdhi u bashkua me këtë grup.

— *Attendez-moi, je vais prendre mon ouvrage*[1]) — tha ajo. — *Voyons, à quoi pensez-vous?*[2]) — shtoi duke iu kthyer princ Ipolitit. *Apportez-moi mon ridicule.*[3])

Princesha, qesh e folë me të gjithë, shkaktoi befas një ndryshim vëndesh dhe, si u ul e ndenji, u rregullua mir' e bukur gjithë gaz.

— Tani jam mirë, — tha — filloni, ju lutem, — dhe mori punën në duar.

Princ Ipoliti i solli çantën e punës dhe afroi një kolltuk e ndenji pranë saj.

*Le charmant Hippolyte*[4]) i shëmbëllente çuditërisht së motrës, që ish e bukur përmbi të bukurat, po me gjithë këtë përgjasim, ai ishte jashtëzakonisht i shëmtuar. Nga tiparet i ngjante së motrës; po Elenës sikur i vetëtinte fytyra nga një buzëqeshje gjithë shend, e gjallë e plot kënaqësi e shëndet, nga një buzëqeshje e përherëshme, — buzëqeshja e jetës, dhe nga bukuria e mrekullueshme, klasike e trupit; përkundrazi, fytyra e të vëllait sikur errësohej nga mjegulla e idiocisë dhe shprehte orë e çast një farë përbuzje prej njeriu që i është rritur mëndja; nga trupi vinte thatim e i squllët. Sytë, hunda e goja e këtij të riu shkriheshin në një ngërdheshje të vetme të mërzitur dhe duart e këmbët i përdridhte e i shtrembëronte fare pa lezet.

---

[1]) Pritmëni sa të marr punën.

[2]) Hajde, ku e kini mendjen?

[3]) Sillmëni çantën. *(Ridicule, shtrembërim i fjalës réticule: çantë grash).*

[4]) I këndëshmi Ipolit.

— *Ce n'est pas une histoire de revenants*[1]), — tha, si ndenji pranë princeshës duke vënë në sy shpejt e shpejt monoklin, sikur nuk fliste dot pa 'të.

— *Mais non, mon cher,*[2]) — ja ktheu i çuditur kallzimtari, duke ngritur supet.

— *Ç'et sque je déteste les histoires des revenants*[3]), — tha princ Ipoliti dhe, nga toni me të cilin i shqiptoi këto fjalë, dukej sheshit se, vetëm si i shpëtuan nga goja, i hyri brenda kuptimit të tyre.

Fliste kaqë serbes sa nuk e kuptoje dot në kishe të bëje me një budalla apo me një të mënçur. Ishte veshur me *frac*[4]) ngjyrë të gjelbër të mbyllur, me tirqe ngjyrë *cuisse de nymphe effrayée*[5]), siç thosh ai vetë, me çorapa mëndafshi dhe kish këpucë me tokzë.

— Viskonti kallzonte me mjeshtëri e me lezet një anekdotë që kishte marrë dhenë ato kohë, sipas së cilës duka d'Enghien kish vajtur fshehurazi në Paris të piqej me zonjushen George dhe ish takuar me Bonapartin, që gëzonte gjithashtu simpatinë e artistes së famëshme; aty, tek u poq me dukën, Napoleonit i paskej rënë të fikët siç i binte shpesh herë dhe ish ndodhur kështu në mëshirën e armikut të tij; duka nuk deshi të përfitonte nga ky rast po Bonaparti i fyer nga kjo bujari e dukës, mori shpagim më vonë, vuri njerëz dhe e vrau.

Tregimi ishte shumë i këndshëm dhe plot interes, sidomos në atë pikë ku të dy kundërshtarët ndodheshin papritur ballë për ballë; dhe zonjat u prekën e dukeshin të mallëngjyera.

— *Charmant*[6]) — tha ;Ana Pavllovna duke e vështruar sikur e pyeste princeshën vogëloshe.

— *Charmant*, — murmuriti princesha vogëloshe duke ngulur gjëlpërën në qëndizmën sikur donte të thosh se interesi dhe tërheqja e tregimit nuk e linin të vazhdonte punën.

Viskontit iu bë qejfi shumë nga kjo lëvdatë e heshtur dhe, si buzëqeshi me mirënjohje, vazhdoi më

---

1) Nuk është ndonjë histori fantazmash.
2) Jo, jo, miku im.
3) Se nuk i dëgjoj dot ato histori fantazmash.
4) Kostum suareje.
5) Kofshë nimfeje të trembur.
6) E mrekullishme.

tutje. Po në këtë çast Ana Pavllovna, që s'ja hiqte sytë djaloshit të tmershëm, duke parë se ai po fliste me zjarr e si shumë me zë të lartë me abatin, nxitoi të ndërhynte aty ku çfaqej rreziku. E me të vërtetë Pjeri kish nisur një diskutim me abatin mbi ekuilibrin evropjan, dhe abati, i rrëmbyer nga entuziazmi i sinqertë i këtij të riu, po i zhvillonte gjer' e gjatë planin e vet të ëndëruar në lidhje me këtë temë. Që të dy dëgjonin e kuvëndonin me gjithë shpirt, dhe kjo nuk i pëlqeu Ana Pavllovnës.

— Me ç'mënyrë? Po ja, me ekuilibrin evropjan dhe me të drejtën ndërkombëtare, — thoshte abati. — Mjaft që një perandori e fuqishme si Rusia, që e quajnë si një shtet barbar, të qëndrojë ndershmërisht në krye të një aleance që do të ketë për qëllim ekuilibrin e Evropës, dhe bota është e shpëtuar!

— E si mund të arrihet në një ekuilibër të tillë? — kundërshtonte Pjeri.

Po në këtë çast u afrua Ana Pavllovna dhe, si i hodhi një sy të egër Pjerit, e pyeti italjanin a e duronte dot klimën e ashpër të veriut. Fytyra e italjanit u ndryshua përnjëherësh dhe mori një shprehje ëmbëlsie hipokrite, që e kish zakon, siç duket, kur bisedonte me gratë.

— Më ka magjepsur kaqë shumë mënçuria dhe kultura e shoqërisë, sidomos e shoqërisë femërore, në mes të së cilës kam pasur nderin dhe fatin të më presin me kaqë bujari, sa që s'më ka dalë koha të mendoj për klimën, — u përgjegj ai, ndërsa Ana Pavllovna po shpejtohej që t'i bashkonte edhe ata të dy me grupin kryesor, që kështu të mund t'i mbikqyrte më lehtë.

Në këto e sipër hyri në sallon një mysafir i ri. Ishte princ Andrea Bollkonski, i shoqi i princeshës vogëloshe. Princ Bollkonski ishte një i ri i pakët nga shtati, shumë i bukur, me tipare të mprehta e të theksuara. Gjithëçka në personin e tij, duke filluar nga vështrimi i lodhur e i mërzitur e gjer tek hapi i matur e i qetë, formonte kontrastin më të madh me të shoqen, që ish tërë naze e tërë ojna. Dukej sheshit se gjithë ata që ndodheshin në atë sallon, i kish njohur prej kohe sa ish mërzitur prej tyre e tani pothuajse nuk i shihte e nuk i dëgjonte dot. Po nga

të gjitha ato fytyra të mërzitura për 'të, më e neveritëshmja i dukej fytyra e së shoqes lozonjare. Me një ngërdheshje, që ja shëmtoi fytyrën e hijshme, u kthye nga ana tjetër. I puthi dorën Ana Pavllovnës dhe, duke mbyllur sytë përgjysmë, vështroi rreth e rrotull gjithë sa qenë në sallon.

— *Vous vous enrôlez pour la guerre, mon prince*[1] — tha Ana Pavllovna.

— *Le général Koutouzoff* — u përgjegj Bollkonski, duke e theksuar rrokjen e fundit zoff, si ndonjë francez, — *a bien voulu de moi pour aide de camp*...[2]

— *Et Lise, votre femme?*[3]

— Do të vejë në fshat.

— Si ju bën zemra të largoheni nga nusja juaj e mrekullishme?

— Andre, — tha e shoqja, duke iu kthyer të shoqit, gjith po me atë ton me të cilin u fliste edhe të huajve, — ç'histori të lezetshme që na tregoi viskonti për zonjushen George dhe Bonapartin! —

Princ Andrea rrudhi vetullat dhe ktheu kokën mënjanë. Pjeri, i cili që kur princ Andrea në sallon po e vështronte pareshtur, gjithë gaz e dashuri, iu afrua dhe e mori për krahu. Princ Andrea, pa sjellë kryet që ta shikonte, u mvrejt në fytyrë dhe përdrodhi buzët për të treguar se po e mërziste ai që po e zinte nga krahu; po duke parë fytyrën e qeshur të Pjerit, iu çel edhe atij fytyra e i ndriti me një mirësi e dashuri të papritur.

— Si kështu!?... Edhe ti në shoqëri? — i tha Pjerit.

— E dija që do të vinit, — u përgjegj Pjeri. — Do të vij nga ju për darkë, — shtoi duke ulur zërin që të mos i prishte fjalën viskontit, i cili po vazhdonte tregimin. — A mundem?

— Jo, nuk mundesh, — u përgjegj princ Andrea, duke qeshur; dhe, duke i shtrënguar dorën, i dha të kuptonte Pjerit se kjo pyetje ish e kotë.

---

[1] Po niseni për në luftë, princ.
[2] Gjeneral Kutuzovi pati mirësinë të më zgjedhë për adjutant.
[3] Po Liza, gruaja juaj?

Deshi të shtonte diçka, po në këto e sipër princ Vasili dhe e bija u ngritën, dhe dy të rinjtë bënë mënjanë që t'i linin të kalonin.

— Ju lutem shumë të më falni, i dashur viskont, — i tha princ Vasili francezit, duke i mbështetur lehtë dorën mbi sup që të mos ngrihej nga karrigeja. — Ajo festa e padëshiruar e ambasadorit ma pret në mes kënaqësinë dhe më detyron t'ju ndërpres. Më vjen shumë keq që po largohem nga mbrëmja juaj e mrekullueshme, — i tha Ana Pavllovnës.

E bija, princesha Elena, duke mbajtur lehtë palkat e fustanit, çau rrugë përmes karrigeve dhe buzëqeshja vetëtiu edhe më me shkëlqim në fytyrën e saj të bukur. Pjeri e vështroi me sy gati të tmeruar, si në ekstazë, këtë bukuri të mahnitëshme tek po i kalonte përpara.

— Shumë e bukur është, — tha princ Andrea.

— Shumë, — u përgjegj Pjeri.

Tek po kalonte përpara tij, princ Vasili e zuri Pjerin për dore dhe u kthye nga Ana Pavllovna.

— Shikoni ta zbutni kët arí, — foli me zë të lartë — ju lutem shumë. E kam në shtëpi që prej një muaji, dhe ja, — është hera e parë që po e shoh në një mbrëmje. S'ka gjë më të vlefshme për edukimin e një të riu se sa kur është në shoqëri në mes të grave të mënçura.

## IV

Ana Pavllovna premtoi me buzë në gaz se do të merrej me Pjerin, i cili, siç e dinte, ishte i afërm, nga ana e të jatit, me princ Vasilin. Zonja me moshë të thyer që ish ulur aty më parë pranë *ma tante*, u ngrit me nxitim dhe i ra pas princ Vasilit në koridor. Fytyra e saj e ëmbël, si e vijosur nga brengat, nuk shprehte më atë kureshtën e shtirur të një çasti më parë; tani çfaqte vetëm çqetësim dhe frikë.

— Princ, ç'do të më thoni, pra, për Borisin tim? — tha duke e arritur në koridor (ajo e shqiptonte emrin Boris me një theks të veçantë mbi o-në). — Unë s'mund të rri më shumë në Peterburg. Thomëni, ç'lajme mund t'i shpie djalit tim të shkretë?

Megjithse princ Vasili e dëgjonte pa qejf e si me pahir duke u matur të largohej, ajo i fliste duke i buzëqeshur me dashuri e me dhëmshuri e, që të mos i ikte, i kapi dorën.

— Ç'ju kushton sikur t'i thoni një fjalë perandorit? — iu lut ajo — Dhe Borisi im transferohet menjëherë në Gardë.

— Ju siguroj, princeshë se do të bëj ç'më është e mundur, — u përgjegj princ Vasili — po më vjen shumë rëndë që t'i lutem perandorit; do t'ju këshilloja t'i drejtoheshit Rumiancevit me anën e princ Golicinit; kështu bëhet puna më mirë.

Zonja e shkuar nga mosha, princesha Drubeckaja, ishte prej dere të madhe, prej një familje ndër më të mirat të aristokracisë ruse, po ish e varfër, kish kohë që qe larguar nga shoqëria e lartë dhe i kish humbur tani lidhjet e dikurshme. Kish ardhur në Peterburg të përpiqej që biri i saj i vetëm të transferohej në Gardë. Vetëm për këtë, për të takuar princ Vasilin, pa qënë e ftuar, kish vajtur në mbrëmjen e Ana Pavllovnës, vetëm për këtë bëri sikur i vuri veshin historisë që tregoi viskonti. Sikur i ra pika kur dëgjoi fjalët e princ Vasilit; fytyra e saj, që kish qënë e bukur dikur, mori një shprehje zemërimi, po kjo zgjati vetëm një çast. Buzëqeshi sërish dhe ja shtrëngoi më me fort dorën princ Vasilit.

— Dëgjoni, princ, — i tha, — unë s'ju kam rënë ndonjëherë më qafë dhe as që do t'ju bie paskëtaj, kurrë s'jua kam përmëndur dashurinë që kishte im atë për juve. Po tani ju lutem me dorë në zëmër, ju lutem në emër të Zotit, bëjeni këtë për tim bir, dhe do t'ju quaj si shpëtimtarin tonë, — shtoi me të shpejtë. — Jo, mos m'u zemëroni, mos merrni inat, po nemni fjalën. Iu luta Golicinit, po ai s'deshi. *Soyez le bon enfant que vous avez été*[1]), — tha, duke u munduar të vinte buzën më gaz, ndërsa sytë i qenë mbushur me lot.

— Baba, do të vonohemi, — tha princesha Elena që priste te dera, duke kthyer nga i ati fytyrën e saj të bukur mbi ato supe si të gdhëndura në mermer.

---

1) Tregojuni djalë i lirë ashtu si kini qënë.

Influenca që ka njeriu në sferat e larta është një kapital që duhet përdorur me kursim e do ruajtur se të ikën *nga* dora. Princ Vasili e dinte, edhe duke e kuptuar fare mirë se po të ndërhynte për të gjithë ata që i luteshin, do të vinte dita që s'do të mund të kërkonte asgjë për vete, e përdorte influencën e tij për të tjerët fort më të rrallë. Por kur princesha Drubeckaja iu lut sërish, atij i erdhi keq dhe sikur e vrau ndërgjegjëja. Ajo i përmëndi të vërtetën: hapat e para në karierën e tij ja detyronte atit të saj. Nga ana tjetër e pa, nga të sjellat e saj, se ajo ish një nga ato gra, sidomos nga ato nëna që, kur e kanë tiposur një gjë në mëndje, nuk ndahen gjersa të mos u kesh mbaruar punë, nuk heqin dorë nga qëllimi i tyre bota të përmbyset, të qepen pas e s'të lenë të qetë asnjë çast dhe janë gati bile të bëjnë edhe skandal po s'ua vure veshin. Duke menduar kështu iu mbush mendja që t'ja bënte atë të mirë.

— *Chère Anna Micàilovna,*[1]) — tha me familjaritetin e tij të zakonshëm dhe me një farë mërzie në zërin e tij, — për mua është gati e pamundur që të bëj atë që më kërkoni; po që t'ju tregoj se sa ju dua, dhe se e nderoj kujtimin e të ndyerit atit tuaj, do të bëj të pamundurën: djali juaj do të transferohet në Gardë, ja ku ju jap dorën. U kënaqët tani?

— Mik i dashur, jini shpëtimtari ynë! E dija unë që ju s'mund të më silleshit ndryshe: e dija sa i mirë jini.

Ai desh të largohej.

— Dale, edhe dy fjalë vetëm. *Une fois passé aux gardes*[2]) ... — këtu ajo e humbi. — Ju e kini mirë me Mihail Ilarionoviç Kutuzovin, rekomandojani Borisin që ta marrë si adjutant. Ahere do të jem e qetë, dhe pastaj ...

— Princ Vasili bëri buzën më gaz.

— Për këtë s'mund t'ju zotohem. Ju nuk e dini si e sulmojnë Kutuzovin qëkur është emëruar kryegjeneral. Ai vetëm më ka thënë se të gjitha zonjat e Moskës sikur e kanë bërë me fjalë që t'ja japin djemt e tyre si adjutantë.

---

1) E dashura Ana Mikaillovna.
2) Me t'u transferuar në Gardë ...

— Jo, zotomuni, unë nuk ju ndahem, zotomuni, mirëbërësi ynë i dashur...

— Baba, — tha sërish Elena gjith me atë ton, — po vonohemi.

— *E po, au revoir*[1]), lamtumirë... E shikoni?

— Kështu, ju nesër do të flisni me perandorin?

— Pa tjetër, po për Kutuzovin nuk ju zotohem.

— Jo, zotomuni, zotomuni, Vasil, — tha prapa tij Ana Mikaillovna me buzëqeshjen e një çapkëneje të re që, një herë e një kohë, sigurisht, do të qe fare e natyrëshme për 'të, po që tani nuk i shkonte aspak fytyrës së saj të tretur e të fishkur.

Dukej se e kish harruar moshën e saj dhe vinte në veprim, nga forca e zakonit, gjithë hiret e saj të dikurshme prej gruaje. Po me të dalë princi, fytyra i mori përsëri atë shprehje të ftohtë e të shtirur që kish pasur më parë. U kthye pranë grupit ku viskonti vazhdonte tregimin e vet dhe sërish bëri sikur vuri veshin, duke pritur çastin që të ikte, sepse tani e kish mbaruar punën për të cilën kish ardhur.

— Pjo kjo komedia e fundit *du sacre de Milan*, si ju duket? — tha Ana Pavllovna. — *Et la nouvelle comédie des peuples de Gênes et de Lucques, qui viennent présenter leurs voeux à M. Bounaparte assis sur un trône, et àxauçant les voeux des nations! Adorable! Non, mais c'est à en devenir folle! On dirait que le monde entier a perdu la tête*[2]). —

Princ Andrea buzëqeshi dhe ja nguli sytë Ana Pavllovnës.

— *„Dieu me la donne, gare à qui la touche"*, — tha ai (fjalët që kish thënë Bonaparti duke vënë kurorën). *On dit qù'il a été très beau en prononçant ces paroles*[3]), — shtoi duke i përsëritur këto fjalë italisht *„Dio mi la dona, guai a chi la tocca"*.

— *J'espère enfin*, — vazhdoi Ana Pavllovna, — *que ça a été la goutte d'eau qui fera déborder le*

---

[1]) [illegible]

[2]) E kurorëzimit në Milano... Dhe komedia e re e popujve të Gjenovës e të Lukës që vinë e i paraqesin urimet e tyre Z. Bonapart, ulur mbi një fron, duke u vënë veshin urimeve të kombeve! E mrekullueshme! Kjo është për t'u prishur nga mëntë! Të duket sikur janë çmëndur të gjithë.

[3]) Zoti ma jep, mjerë kush e prek. Thonë se i kish rënë një hie madhështore duke shqiptuar këto fjalë.

*verre. Les souverains ne peuvent plus supporter cet homme qui menace tout.*[1])

— *Les souverains? Je ne parle pas le la Russie,* — tha viskonti me një ton të njerëzishëm e të pikëlluar. — *Les souverains, madame. Qu'ont-ils fait pour Louis XVII, pour la reine, pour madame Elisabeth? Rien,* — vazhdoi duke marrë zjarr. — *Et, croyez-moi, ils subissent la punition pour leur trahison de la cause des Bourbons. Les souverains? Ils envoient des ambassadeurs complimenter l'usurpateur.*[2])

Dhe si psherëtiti me përbuzje, lëvizi nga vëndi.

Princ Ipoliti, që e kish parë një copë herë përmes monoklit, befas, në këto fjalë, u vërtit me tërë trupin nga princesha vogëloshe dhe, si i kërkoi një gjëlpërë. zuri t'i tregonte, duke e vizatuar me majën e gjëlpërës mbi tryezë, stemën e Kondeve. Ja komentonte këtë stemë me një seriozitet të jashtëzakonshëm sikur princesha t'i qe lutur posaçërisht për këtë.

— *Bâton de gueules, engrêlé de gueules d'azur — maison Condé*[3]) i thoshte.

Princesha dëgjonte me buzë në gaz.

— Sikur Bonaparti të qëndrojë edhe një vit akoma në fronin e Francës, — vazhdoi viskonti, me pamjen e një njeriu që s'ua vë veshin të tjerëve, po që, në një çështje të cilën ai e di më mirë nga të gjithë, ndjek vetëm rrymën e mendimeve të tia, — punët do të shkojnë shumë larg. Me intrigat, përdhunimet, internimet, dënimet me vdekje, shoqëria franceze, flas për shoqërinë e lartë, do të asgjësohet për gjithmonë, dhe atëhere ...

Ngriti supet dhe hapi krahët. Pjeri diç desh të thoshte (ky bisedim i ngjallte interes), po Ana Pavllovna, që s'ja hiqte sytë, e ndërpreu.

— Perandori Aleksandër, — tha me trishtimin që shoqëronte gjithënjë fjalët e saj mbi familjen pera-

---

[1]) Shpresoj se me këtë iu mbush kupa e do të derdhet më në fund. Sovranët nuk mund ta durojnë më këtë njeri që kërcënon gjithëçka.

[2]) Sovranët? Nuk e kam fjalën për Rusinë. Sovranët zonjë! E ç'bënë për Luizin e XVII-të, për mbretëreshën, për zonjën Elizabeta? Asgjë. Dhe, besomëni, ata po heqin dënimin për tradhëtinë e tyre ndaj kauzës së Burbonëve. Sovranët? Dërgojnë ambasadorë për të nderuar uzurpatorin. —

[3]) Fushë e kuqe e rrethuar me të kaltër.

ndorake, — ka deklaruar se ai do t'i lerë të lirë francezët që të zgjedhin vetë formën e qeverimit që u pëlqen. Dhe unë mendoj, e për këtë s'kam asnjë dyshim, se tërë kombi, si të jetë çliruar nga uzurpatori, do të hidhet në krahët e mbretit legjitim, — përfundoi ajo, duke dashur të tregohej e njerëzishme me një emigrant e legjitimist.

— S'është e sigurt! — tha princ Andrea; — *monsieur le vicomte*[1]) ka të drejtë kur mendon se punët kanë shkuar që tani shumë larg. Më duket se është e vështirë që të kthehet prapë e kaluara.

— Nga sa kam dëgjuar, — tha Pjeri, që ndërhyri në bisedim duke u skuqur, — pothuaj tërë aristokracia është hedhur me Bonapartin.

— Këtë e thonë bonapartistët, — ja ktheu viskonti pa e vështruar Pjerin. — Është e vështirë tani të dish opinionin publik në Francë.

— *Buonaparte l'a dit*[2]), — ja priti Andrea me një buzëqeshje ironike.

Dukej që viskonti nuk i pëlqente e, megjithse nuk e vështronte, fjalët që thosh drejtoheshin kundër atij.

— *„Je leur ai montré le chemin de la gloire"*, — vazhdoi pas një heshtje të shkurtër, duke përsëritur fjalë të tjera të Napoleonit: — *„ils n'ont pas voulu; je leur ai ouvert mes antichambres, ils se sont précipités en foule"... Je ne sais pas à quel point il a eu le droit del le dire*[3]).

— *Aucun*[4]), — ja ktheu viskonti. Pas vrasjes së pabesë të dukës, edhe njerëzit më entuziastë nuk shohin më një hero tek ai. *Si même ça été un héros pour certaines gens*, — tha viskonti duke iu drejtuar Ana Pavllovnës, — *depuis l'assassinat du duc il y a un martyr de plus dans le ciel, un héros do moins sur la terre*[5]).

Ana Pavllovna me të tjerët s'patën kohë t'i përshëndesnin me një buzëqeshje plot kënaqësi këto

---

[1]) Zoti viskont.

[2]) E ka thënë Bonaparti . . .

[3]) „U tregova rrugën e lavdisë: as që deshën të dinin; u hapa dyert e sallonеve të mia, u derdhën me vrap si mizëri . . ." Unë nuk e di se gjer në ç'pikë ka pasur të drejtë ta thosh këtë.

[4]) S'ka pasuri aspak të drejtë.

[5]) Edhe në ka qënë hero për disa njerëz, pas vrasjes së pabesë të dukës, ka një martir më shumë në qiell, një hero më pak mbi dhe.

fjalë të viskontit, kur Pjeri ndërhyri përsëri në bisedim, dhe Ana Pavllovna, megjithse e parandjente që ai do të këpuste ndonjë të trashë, s'e përmbajti dot.

— Vdekja e dukës d'Enghien, — tha *monsieur*[1]), Pjer, — qe një nevojë shteti; dhe unë shoh pikërisht shpirtmadhësinë e Napoleonit në faktin që ai nuk u tremb të merrte përsipër vetëm për vetëm përgjegjësinë e këtij akti.

— *Dieu! Mon Dieu!*[2]) — murmuriti Ana Pavllovna si e tmeruar.

— *Comment, monsieur Pierre, vous trouvez que l'assassinat est grandeur d'âme?*[3]) — tha princesha vogëloshe me buzë në gaz, duke marrë pranë punën.

— *Ah! Oh!* — thirrën disa zëra.

— *Capital!*[4]) — tha anglisht princ Ipoliti dhe zuri t'i binte gjurit me dorë.

Viskonti ngriti supet dhe u mjaftua me kaqë. Pjeri vështroi të pranishmit rëndë-rëndë që përmbi syzet e tij.

— Unë them kështu, — vazhdoi me një kurajë të dëshpëruar, — se Burbonët krisën e ikën përpara revolucionit duke e lënë popullin në anarki; vetëm Napoleoni qe i zoti ta kuptojë revolucionin, ta mundë, dhe prandaj, për të mirën e përgjithëshme, nuk mund të lëkundej përpara jetës së një njeriu vetëm.

— A nuk vini këtu në këtë tryezë? — ndërhyri Ana Pavllovna.

Po Pjeri, pa u përgjegjur, vazhdoi fjalën.

— Jo, — tha ai, duke u nxehur përherë e më shumë, — Napoleoni është i madh se dolli përmbi revolucionin, çduku shpërdorimet duke ruajtur gjithë anën e mirë dhe të shëndoshë — edhe barasinë e qytetarëve, edhe lirinë e fjalës e të shtypit — e vetëm për këtë arësye mundi të marrë pushtetin.

— Në qoftë se këtë pushtet ai do t'ja kthente mbretit legjitim, pa përfituar nga ky rast për të bërë një krim, edhe unë do ta quaja njeri të madh, — tha viskonti.

Këtë s'kish si ta bënte. Populli i dha pushtetin vetëm e vetëm që ai ta çlironte nga Burbonët e sepse

---

[1]) Zoti.
[2]) Zot! O Zot!
[3]) Si, zoti Pjer, një vrasje e pabesë ju duket shpirtmadhësi?
[4]) E madhe kjo!

populli shihte tek ai një njeri të madh. Revolucioni qe një vepër e madhe, — vazhdoi *monsieur* Pjer, duke treguar me këtë frazë të krisur e provokonjëse se sa i papjekur ish e se sa e madhe qe dëshira e tij për ta shprehur krejtësisht mendimin e vet.

— Vepër e madhe revolucioni dhe vrasja e mbretërve?... Kjo është... Po pse nuk hidheni në atë tryezë? — përsëriti Ana Pavllovna.

— *Contrat social*[1]) — tha viskonti me një buzëqeshje të ëmbël.

— Nuk flas për ekzekutimin e mbretërve. Flas për idetë.

— Po, për idetë e plaçkitjes, të krimit e të vrasjes së mbretërve, — e ndërpreu sërish zëri ironik.

— Sigurisht që ka pasur edhe gjëra të shëmtuara, po tërë kuptimi i revolucionit nuk qëndron këtu; kuptimi qëndron në të drejtat e njeriut, në çdukjen e paragjykimeve, në barasinë e qytetarëve; dhe gjithë këto ide i ruajti Napoleoni me tërë forcën e tyre.

— Liria dhe barasia, — tha me përbuzje viskonti, sikur ta kish vendosur më në fund që t'ja provonte seriozisht këtij të riu tërë çmëndurinë e mendimeve të tia, — janë fjalë të mëdha që u ka dalë boja me kohë. Kush nuk e do lirinë dhe barasinë? Idetë e lirisë e të barasisë i ka predikuar qysh më parë Shpëtimtari ynë. A mos janë më të lumtur njerëzit tani pas revolucionit? Përkundrazi. Ne donim lirinë dhe Bonaparti e fshiu nga faqja e dheut, e varrosi.

Princ Andrea vështronte me buzëqeshje herë Pjerin, herë viskontin dhe herë të zonjën e shtëpisë. Në sulmet e para të Pjerit, Ana Pavllovna, megjithse ish mësuar në shoqëri, e humbi, dhe mbeti si e ngrirë; po kur pa se, megjith alametet që po nxirrte Pjeri nga goja, viskonti nuk e prishte gjakun, dhe kur iu mbush mëndja se ish e pamundur të mbyllej kjo bisedë, mori zëmër e, duke u bashkuar me viskontin, e kundërsulmoi oratorin.

— *Mais, mon cher monsieur Pierre,*[2]) — tha Ana Pavllovna, — si e shpjegoni ju këtë punë të një njeriu të madh që vë e vret një dukë, ose një njeri makar, pa gjyq e pa faj?

---

[1]) Kontrata shoqërore.
[2]) Po, mor i dashur zoti Pjer...

— Unë do të pyesja, — u hodh viskonti, — si e shpjegon zotëri e tij 18 Brymerin. A nuk është në mashtrim ky? *C'est un escamotage qui ne ressemble nullement à la manière d'agir d'un grand homme.*[1])

— Po robërit e Afrikës që dha urdhër t'i vrisnin? — tha princesha vogëloshe. — Është e tmershme! — Dhe ngriti supet.

— *C'est un roturier, vous aurez beau dire*[2]) — shtoi princ Ipoliti.

*Monsieur* Pjer s'dinte kujt t'i përgjigjej, i vështronte të gjithë dhe buzëqeshte, jo me një buzëqeshje sa për formë, që mezi duket, po me atë buzëqeshjen e gjallë e të sinqertë që i jepte fytyrës së tij të rreptë e bile pak si të ngrysur një shprehje mirësie naive prej njeriu dedé, si ndonjë fëmijë që kërkon ndjesë kur ka bërë ndonjë faj.

Për viskontin, i cili e shihte për të parën herë, ish e qartë se ky jakobin nuk ish aq i tmershëm sa ishin fjalët e tij. Të gjithë heshtën.

— E si t'ju përgjigjet të gjithëve përnjëherësh? — tha princ Andrea. — Pastaj, në një burrë shteti duhet të dallojmë veprimet e njeriut privat, të udhëheqësit e të perandorit. Kështu më duket mua.

— Po, po, sigurisht, — rifilloi Pjeri, i gëzuar nga kjo ndihmë që i erdhi.

— S'kemi si të mos e pranojmë, — vazhdoi princ Andrea, — Napoleoni, si njeri, u tregua i madh në urën e Arkolit, në spitalin e Jaffës ku ai u dha dorën të sëmurëve nga murtaja, po... po ka veprime të tjera që është e vështirë të justifikohen.

Princ Andrea, që kish dashur siç duket ta zbuste përshtypjen e rëndë të fjalëve të papërshtatëshme të Pjerit, u ngrit të shkonte e i bëri me shënjë edhe së shoqes që të ngrihej.

Befas princ Ipoliti u çua në këmbë, me një lëvizje të duarve i ndali të tjerët duke iu lutur që të mos çoheshin po të qëndronin ashtu siç ishin, dhe zuri të fliste.

— *Ah, aujourd' hui on m'a raconté une anecdote moscovite, charmante: il faut que je vous en regale.*

---

1) Është një dallaverë që nuk i ka hije aspak një njeriu të madh.

2) Thoni ç'të doni, po ai një copë harbut është.

*Vous m'excusez, vicomte, il faut que je raconte en russe. Autrement on ne sentira pas le sel de l'histoire*[1]*.*

Dhe princ Ipoliti zuri të fliste rusisht me theksin me të cilin flasin francezët që kanë bërë ndonjë vit në Rusi. Të gjithë qëndruan, kaqë me afsh e me ngulm princ Ipoliti kërkonte që të mbanin vesh e të dëgjonin historinë që do t'u tregonte.

— *A Moscou* na është një zonjë, *une dame*. Po shum kurnace, amà. I duheshin dy valets de pied prapa karrocës. Po të ishin të gjatë, me trup të madh. Kështu ja kish qejfi. Kish *une femme de chambre*, edhe atë të madhe nga shtati. I thotë . . .

Këtu princ Ipoliti zuri të mendohej sikur nuk po i vinin ndër mënd ato që do të rrëfente.

— I thotë . . . po, i thotë: „Shiko çupë *(à la femme de chambre)*, vurë *la livrée*[2]*)* dhe eja me mua prapa, karrocës, *faire des visites*"[3]*)*. —

Këtu princ Ipoliti shfryu dhe ja krisi të qeshurit më parë se dëgjonjësit e tij, gjë që bëri një përshtypje të papëlqyer për kallzimtarin. Megjithkëtë, shumë veta buzëqeshën e, midis tyre, edhe zonja e shkuar nga mosha bashkë me Ana Pavllovnën.

— U nisën. Përnjëherësh na fryn një erë e marrë. Vajzës na i ikën kapella nga koka dhe leshrat e gjata iu shplisën e iu hapën.

Kur arriti në këtë pikë s'e mbajti dot më veten, ja plasi gazit si me gulçim dhe e mbylli:

— Dhe kështu dolli hileja në shesh dhe e muar vesh të gjithë . . .

Me kaqë mori fund anekdota. Megjithse nuk kuptohej përse e tregoi këtë mesele e përse na qënkej e domosdoshme ta thosh rusisht, Ana Pavllovna si edhe mjaft të tjerë e çmuan mirësjelljen mondane të princ Ipolitit që e mbylli aqë me lezet sulmin e papëlqyer e të çnjerëzishëm të *monsieur*[4]*)* Pjerit. Pas kësaj

---

[1]) Ah, sot më treguan një anekdotë moskovite, të mrekullueshme: dëgjojeni se do të kënaqeni. Do të më falni, viskont, duhet ta tregoj rusisht. Përndryshe do t'i ikte tërë kripa.

*A moscou* = Në Moskë. — *une dame* = një zonjë. — *valets de pied* = shërbëtorë më këmbë. — *une femme de chalbre* = një kamerjere. — *à la femme de chambre* = kamerjeres.

[2]) Uniformën.

[3]) Të bëjmë vizita

[4]) Zotit.

anekdote biseda shteri; zunë të thoshin ca llafe boshe e pa rëndësi, të shkurta e të kota mbi ballon e kaluar e mbi ballon e ardhme, si edhe rreth një çfaqjeje. Folën edhe se kur dhe ku do të mblidheshin përsëri.

## V

Mysafirët zunë të largoheshin duke e falënderuar Ana Pavllovnën për mbrëmjen e saj aq të këndëshme.

Pjeri ish i ngathët. I trashë, me një trup më të gjatë nga mesatarja, i gjerë, me duar të mëdha e të kuqe, ky djalë nuk dinte, siç i thonë fjalës, si të hynte në një sallon dhe, aq më pak si të dilte, domethënë, përpara se të largohej, të përshëndetej me të zonjën e shtëpisë e t'i thosh ndonjë kompliment të rastit. Përveç kësaj ish edhe i hutuar. Kur u ngrit të ikte, në vend të kapellës së tij, mori kapellën me pendë, trikëndëshe, të një gjenerali dhe e mbajti në duart duke shkundur puplajën, gjer sa gjenerali iu lut që t'ja jepte. Po tërë hutimi dhe ngathtësia e tij për të hyrë në një sallon e për të biseduar, shpërbleheshin nga një shprehje mirësie, thjeshtësie e modestie. Ana Pavllovna u kthye nga ai dhe, duke i shprehur me një ëmbëlsi kristiane se po ja falte ashpërsinë e fjalëve të tia, e përshëndeti duke i thënë:

— Shpresoj se do të na vini përsëri, po shpresoi gjithashtu se kur të shihemi radhës tjetër, do të kini ndruar mendim, i dashur *monsieur*[1]) Pjer.

Kur dëgjoi këto fjalë, Pjeri s'diti ç'të përgjigjej, po u përkul dhe u tregoi të gjithëve edhe një herë atë buzëqeshjen e tij, që nuk thosh asgjë përveç kësaj, mbase: „Secili ka mendimet e tia, po ju e shihni që unë jam djalë i mirë dhe simpatik". Dhe që të gjithë, bashkë me Ana Pavllovnën, e ndjenin pa dashur se kështu ishte me të vërtet.

Princ Andrea dolli në koridor dhe, duke i kthyer kurrizin kamerjerit që po i hidhte mantelin mbi supe, dëgjonte i mërzitur fjalët që po këmbente e shoqja me princ Ipolitin që kish dalë edhe ai në koridor. Princ Ipoliti qëndronte pranë princeshës bukuroshe shtatzanë dhe e kqyrte me vërejtje me monokël.

---

[1]) Zoti.

— Shkoni, Anetë, do të merrni të ftohtë, — thoshte princesha vogëloshe duke u përshëndetur me Ana Pavllovnën. — *C'est arrêté*[1], — shtoi duke e ulur zërin.

Ana Pavllovna kish gjetur kohë të bisedonte me Lizën për martesën e Anatolit me të kunatën e princeshës vogëloshe.

— Tërë shpresën tek ju e kam, mikja ime e dashur, — tha Ana Pavllovna, edhe ajo me zë të ulët. — Ju do t'i shkruani dhe do të më thoni *comment le père envisagera la chose. Au revoir*[2]) — Dhe u kthye në sallon.

Princ Ipoliti iu afrua dhe më shumë princeshës vogëloshe dhe duke zgjatur fytyrën nga ana e saj, diç zuri t'i përshpëriste. Dy kamerjerë, njeri i princeshës, tjetri i princ Ipolitit, duke pritur sa të mbaronin së foluri, qëndronin drejt më këmbë me shallin e me pallton nër duar dhe i dëgjonin tek flisnin frëngjisht, në një gjuhë të pakuptueshme për 'ta, sikur, edhe pse u hynin brënda atyre që thoshin, nuk donin të tregoheshin se merrnin vesh. Princesha, si gjithmonë, fliste me buzë në gaz dhe dëgjonte duke qeshur.

— Jam shumë i kënaqur që nuk shkova tek ambasadori, — thosh princ Ipoliti. — Shpëtova nga një mërzi... Një mbrëmje e mrekullueshme, apo jo? E mrekullueshme.

— Thonë se balloja do të jetë shumë e bukur, — ja ktheu princesha duke ngritur buzën të hieshuar me një push të hollë. — Marrin pjesë gjithë gratë e bukura të shoqërisë së lartë.

— Jo të gjitha, se ju nuk do të jini, jo të gjitha, — tha princ Ipoliti duke qeshur me gëzim; dhe, duke marrë shallin nga duart e shërbëtorit, të cilin edhe e shtyti, zuri ta vinte mbi supet e princeshës.

Nga që s'i vinte ndore, apo me dashje (s'kishe si e merrje vesh), për një minutë të tërë nuk i uli krahët, ndonëse me shallin kish mbaruar punë, dhe dukej kështu sikur e kish përqafuar gruan e re.

Ajo u hoq mënjanë me lezet, po gjithënjë duke buzëqeshur, u kthye dhe i hodhi një sy të shoqit.

---

[1]) Është punë e mbaruar.
[2]) Si do t'i duket të jatit ky propozim. Mirupafshim.

Princ Andrea i kish mbyllur sytë dhe kështu duk i lodhur e i përgjumur.

— Jini gati? — e pyeti të shoqen duke i hedh një vështrim.

Princ Ipoliti veshi me të shpejtë pallton, e cil sipas modës së re, i arrinte gjer poshtë thundrave, duke u penguar nëpër kindat, u sul te shkallët pa princeshës, që një shërbëtor po e ndihmonte të hipt në karrocë.

— *Princesse, au revoir*[1]) — briti, duke iu pengua edhe gjuha ashtu siç i pengoheshin këmbët.

Princesha, duke mbajtur fustanin me dorë, u u e ndënji në karrocë, në t'errët; i shoqi po rregullont shpatën; princ Ipoliti, gjoja si për t'i ndihmuar s'bënte gjë tjetër veçse i bezdiste.

— M-me lejë, zot i mirë, — tha princ Andre rusisht, me një ton të prerë e të ftohtë duke iu drej tuar princ Ipolitit që i kish zënë udhën.

— Të pres të vish, Pjer, — shtoi pastaj, po me zë të ëmbël e të dashur.

Kuajt u nisën dhe rrotat e karrocës krisën mb kalldrëm. Princ Ipoliti qeshte sikur po mbytej, drejt më këmbë në bazamakun e fundit të shkallëve, duke pritur viskontin, të cilit i kish premtuar se do ta përcillte në shtëpi.

— *Eh bien, mon cher, votre petite princesse est très bien, très bien,* — tha Viskonti si u ul në karrocë me Ipolitin. — *Mais très bien,* — dhe puthi majat e gishtrinjve. — *Et tout à fait française*[2]).

Ipoliti turfulloi e qeshi.

— *Et savez-vous que vous êtes terrible avec votre petit air innocent,* — vazhdonte Viskonti. — *Je plains le pauvre mari, ce petit officier, qui se donne des airs de princ régnant*[3]).

Ipoliti ja krisi edhe një herë gazit e, duke qeshur, tha:

---

[1]) Princeshë, mirupafshim!

[2]) E, mik i dashur, ajo princesha juaj vogëloshe është e lezetshme shumë. Po shumë e lezetshme. S'ndan fare nga francezet.

[3]) Dhe a e dini që jini i tmershëm me atë pamje prej shenjti që merrni? Më vjen keq për të shkretin burrë, për atë oficerkë që hiqet sikur është ndonjë princ regjent.

— *Et vous disiez que les dames russes ne valaient pas les dames françaises. Il faut savoir s'y prendre.*[1])

— Pjer arriti i pari dhe, si njeriu i shtëpisë, hyri në dhomën e punës së princ Andresë; u shtri menjëherë në kanape, siç e kish zakon, zgjati dorën e mori një libër, atë që rastisi, (i qëlloi libri „Kujtimet e Qesarit") e, duke u mbështetur mbi brylet, e hapi mu në mes.

— Ç'i punove ashtu zonjushes Sherer? Ajo do të sëmuret nga kjo e keqe, — tha duke hyrë në studio princ Andrea, ndërsa i fërkonte njërën pas tjetrës duart që i kish të vogla e të bardha.

Pjeri u vërtit me tërë trupin, kështuqë kanapeja krisi; ktheu fytyrën tërë gjallëri nga princ Andrea, buzëqeshi dhe tundi dorën.

— Jo, ai abati është me të vërtet shumë interesant; vetëm se nuk i shtron gjërat drejt... Sipas mendimit tim paqja e përherëshme është e mundur, po s'di si të them... jo me anën e ekuilibrit evropjan...

Po princ Andresë, siç dukej, nuk i zgjonin interes këto biseda abstrakte.

— Nuk bën, *mon cher*[2]), të themi kudo e kurdoherë atë që mendojmë. E, pa më thuaj, a ke vendosur gjë, më në fund? Do të hysh oficer në Gardë apo do të bëhesh diplomat? — e pyeti princ Andrea si heshtën një hop.

Pjeri ndenji këmbëkrye mbi kanape.

— A më besoni se nuk e di akoma dhe vetë? As njera, as tjetra s'më pëlqen.

Po duhet të bësh një punë tani! Yt atë po pret. —

Pjerin e kishin dërguar jashtë shtetit që dhjetë vjeç me një abat edukator dhe kish ndënjur atje gjersa mbushi të njëzetat. Kur u kthye në Moskë, i ati s'e kish mbajtur më abatin dhe djalit i kish thënë: „Tani shko në Peterburg dhe shih e bëj. Unë pranoj ç'të të pëlqejë ty; ja një letër për princ Vasilin, ja edhe të holla, shkruami të gjitha, unë do të ndihmoj për çdo gjë". Pjeri kish tre muaj që po

---

[1]) Dhe ju thoshit se zonjat ruse s'janë gjë përpara zonjave franceze. Puna është të dish si të sillesh me 'to.

[2]) Miku im.

interesohej për të zgjedhur një karierë, mirëpo s'vendoste dot për asgjë. Pikërisht për këtë zgjedhje i fliste princ Andrea. Pjeri fërkoi ballin.

— Duhet të jetë mason ai, — tha, duke e hedhur fjalën për abatin që kish parë në mbrëmjen.

— Ato janë ëndëra që të gjitha, — e ndërpreu sërisht princ Andrea, — pa të flasim për gjëra më serioze. A ke qënë në kavalerinë e Gardës?

— Jo, jo, nuk vajta, po ja se ç'më ra ndër mënd, dhe desha t'jua thosha. Tani është lufta me Napoleonin. Sikur kjo luftë të bëhej për lirinë, unë do të isha për 'te me mish e me shpirt dhe do të isha i pari që do të hyja në ushtri; po që të ndihmosh Anglinë dhe Austrinë kundër njeriut më të madh që ka bota... nuk është një punë e bukur... —

Kur dëgjoi këto fjalë foshnjarake të Pjerit, princ Andrea s'foli, vetëm ngriti supet, sikur donte të thosh se marrëzive të tilla s'ke si t'u përgjigjesh; e, me të vërtetë, kësaj vërejtjeje naive do të ish e vështirë t'i jepej një përgjigje ndryshe nga ajo që i dha princ Andrea.

— Sikur që të gjithë të lëftonin vetëm sipas bindjeve që kanë, s'do të kish kurrë luftë, — i tha.

— Po pikërisht kjo do të ish më e mira e të mirave, — ja ktheu Pjeri.

Princ Andrea buzëqeshi.

— Po, vërtet, do të ish një gjë shumë e mirë, po kjo s'ka për të ngjarë kurrë...

— Po ahere, përse shkoni në luftë ju? — e pyeti Pjeri.

— Përse? Nuk e di. Kështu duhet. Po përveç kësaj, do të shkoj... — u ndal — do të shkoj sepse kjo jetë, që po bëj këtu, kjo jetë s'bën për mua!

## VI

Nga dhoma ngjitur u dëgjua fëshfërrima e një fustani... Princ Andrea u shkund sikur po zgjohej nga gjumi dhe fytyra i mori atë shprehje që kish pasur në sallonin e Ana Pavllovnës. Pjeri i uli këmbët nga kanapeja. Hyri princesha. Tani ish veshur me një fustan tjetër që e përdorte jo për të dalë

po për brenda në shtëpi, po edhe ky ish gjith aqë elegant e i ri. Princ Andrea u ngrit dhe i afroi me njerëzi një kolltuk.

— Përse vallë, gjithënjë e them këtë me vete time, — filloi të thosh ajo, si kurdoherë, frëngjisht, duke zënë vënd me një kujdes të nxituar në kolltuk, — përse vallë nuk është martuar Aneta? Sa të marrë jini që të gjithë që nuk e kini zgjedhur për nuse. Më falni, po ju s'kuptoni asgjë nga gratë. Sa qejfi e keni që të diskutoni gjithmonë, *monsieur*[1]) Pjer!

— Unë diskutoj gjithmonë edhe me burrin tuaj: s'e merr vesh përse kërkon të shkojë në luftë, — tha Pjeri pa asnjë ndrojtje (që është aq e natyrëshshme në marrëdhaniet e një të riu me një grua të re), duke u kthyer nga princesha.

Princesha fërgëlloi. Duket se fjalët e Pjerit e prekën atje ku i dhimbte.

— Po edhe unë atë i them, gjithënjë! Nuk e kuptoj, nuk e kuptoj me asnjë mënyrë, përse burrat nuk mund të rrojnë pa luftë. Pse ne gratë, nuk duam gjë, s'kemi nevojë për asgjë? Ja, thoni dhe ju vetë, po ju ve gjykatës. Unë gjithënjë i them: këtu ai është adjutant i të ungjit, ka një pozitë të shkëlqyer, të gjithë e njohin, e çmojnë aq shumë. Aty ca ditë më parë te Apraksinët dëgjova një zonjë që pyeste: *„ç'est ça la fameux prince André)" Ma parole d'honneur!*[2]) — dhe qeshi. — E presin kudo me krahë hapur. Mund të bëhet fare lehtë edhe adjutant i Madhërisë së Tij. Ju e dini që Perandori ka folur me 'të me shumë mirëdashje. E kemi biseduar edhe me Anetën, është një punë që bëhet fare lehtë. Si thoni ju? —

Pjeri vështroi princ Andrenë dhe, duke vënë re se kjo bisedë s'i pëlqente, nuk u përgjegj.

— Kur do të niseni? — pyeti.

— *Ah! ne me parlez pas de ce départ, ne m'en parlez pas. Je me veux pas en entendre parler*[3]), — tha princesha me atë tonin lozonjar e tekanjoz që kish pasur duke folur me Ipolitin në sallon, po që,

---

[1]) Zoti.
[2]) Ky është i famëshmi princ Andrea? Për fjalë të nderit!
[3]) Ah! mos ma përmëndni largimin e tij, mos ma zini ngoje, S'dua të dëgjoj.

këtu, në këtë rreth të ngushtë familjar ku bënte pjesë edhe Pjeri, ish fare i papërshtatshëm. — Sot, kur mendoja se duhet të heq dorë nga të gjitha këto lidhje miqësore që kam këtu e që më janë aq të dashura... e pastaj, a e di, Andre? — dhe përpëliti sytë duke fërgëlluar. — *J'ai peur, j'ai peur!*[1]) — murmuriti, dhe i shkuan të ngjethura në trup.

I shoqi e vështroi gati me çudi, sikur vetëm tani po e vinte re që në dhomë ndodhej edhe një njeri tjetër përveç atij e Pjerit; dhe me një mirësjellje të ftohtë e pyeti:

— Përse ke frikë, Lizë? Nuk e marr vesh.

— Ja, sa egoistë që janë gjithë burrat; që të gjithë, që të gjithë egoistë! Ja edhe ky po më braktis, Zoti e di përse, e po më mbyll në fshat fillja vetëm, se ashtu i teket!

— Me tim atë e me time motër, mos e harro këtë, — tha me ngadalë princ Andrea.

— Prapëseprapë vetëm, larg shoqërisë, pa miqt e mi... dhe çuditet pastaj pse kam frikë e pse s'jam e qetë! —

Fliste me një ton të zemëruar; buza e sipërme e ngritur, në vend që t'i jepte fytyrës së saj një shprehje të çelur e të qeshur, e tregonte të egër si ndonjë ketër. E preu fjalën sikur i dukej pa vënd që të fliste në sy të Pjerit për barrën e saj, se në të vërtetë tërë hallin këtu e kishte.

Unë prapë nuk e kuptoj *de quoi vous avez peur*[2]), — shqiptoi me ngadalë princ Andrea pa ja hequr sytë së shoqes.

Princesha u skuq dhe lëvizi duart me dëshpërim.

— *Non, André, je dis que vous avez tellement, tellement changé*[3]). —

— Doktori të ka porositur të biesh shpejt, — tha princ Andrea. — Do të bëje mirë të shkoje në shtrat.

Princesha nuk u përgjegj, dhe befas buza e shkurtër e hieshuar me push iu drodh; princ Andrea u çua, ngriti supet dhe bëri disa hapa nëpër dhomë.

---

[1]) Kam frikë, kam frikë.
[2]) Përse kini frikë.
[3]) Jo, Andre, e shoh unë që kini ndryshuar fare.

Pjeri, i çuditur si ndonjë foshnje, vështronte që sipër syzeve herë princ Andrenë, herë princeshën, dhe bëri një lëvizje sikur desh të çohej edhe ai; po përsëri ndroi mendim.

— As që pyes afre se është këtu edhe *monsieur*[1] Pjer — ja nisi papandehur princesha, dhe fytyra e bukur iu ngërdhesh sikur do të shkrehej në vaj. — Kam kohë që kam dashur të ta them, Andre: pse ke ndryshuar kaqë shumë kundrejt meje? Ç'të kam bërë? Po nisesh në luftë dhe për mua as që të vjen keq fare. Pse kështu?

— Lizë! — vetëm kaqë i tha princ Andrea. Po në këtë fjalë ndihej edhe lutje, edhe kërcënim e, sidomos, bindja se ajo vetë do të pendohej për fjalët e saj; po ajo vazhdoi me nxitim:

— Të sillesh me mua sikur ke të bësh me ndonjë të sëmurë ose me ndonjë fëmijë. I shoh, unë, të gjitha. Nuk ishe kështu, ti, gjashtë muaj më parë.

— Lizë, ju lutem pushoni tani, — tha princ Andrea me një ton edhe më të prerë.

Pjeri, që gjatë këtij bisedimi ish tronditur përherë e më shumë, u ngrit dhe iu afrua princeshës. Dukej sikur s'kish zemër të duronte që të shihte lot me sy e ish gati të qante edhe ai vetë.

— Qetësojuni, princeshë. Kështu ju duket, sepse, besomëni, e kam provuar edhe vetë... sepse... sepse... Jo, më falni, unë jam i tepërt këtu... Jo, qetësojuni. Rrini me shëndet...

Princ Andrea e zuri për krahu.

— Jo, Pjer, dale, prit njëherë. Princesha është kaqë zemërmirë sa që s'mund të mos ma bëjë qejfin e të na lerë ta kalojmë mbrëmjen së bashku.

— Ja, veç për vete mendon ky, — tha princesha, duke mos i mbajtur dot më lotet nga zëmërimi.

— Lizë! — thirri princ Andrea duke e ngritur zërin gjer në atë ton që tregonte se s'duronte më.

Përnjëheresh shprehja e egër, ajo shprehje që të sillte ndërmënd turirin e një ketri, e fytyrës së bukur së princeshës, u ndryshua në një tjetër, në një shprehje frike, që të magjepste e njëkohësisht të pikëllonte; vështroi vëngër të shoqin me sytë e saj të

[1] Zoti.

bukur shumë dhe fytyra i mori atë shprehje të ndro tur e lutëse që merr qeni kur luan bishtin e ulu me nxitim po pa fuqi.

— *Mon Dieu, mon Dieu!*[1] — psherëtiti, e duk mbajtur me dorë një kind të fustanit, iu afrua shoqit dhe e puthi në ballë.

— *Bonsoir, Lise*[2], — tha princ Andrea dhe çua e i puthi dorën me nderim si ndonjë të huaj

*

* *

Të dy miqtë rrinin pa bërë zë. As njeri as tjet nuk niste ndonjë fjalë. Pjeri vështronte tinës prin Andrenë që po fërkonte ballin me dorë.

— Shkojmë të hamë darkë, — tha ky i fundit d ke psherëtitur, dhe u drejtua nga dera.

Hynë në sallën e bukës që ish rregulluar rishm me madhështi e elegancë. Çdo gjë, mësallat, piceta takëmet e ergjënda, porcelanet, kristalet, të gjith kishin atë vulën e së resë që vihet re gjithmonë n shtëpitë e të rishmartuarve. Aty nga mezi i darkës princ Andrea mbështeti brrylet mbi tryezë dhe, s një njeri që e ha prej kohe një brëngë e fshehtë vendos përnjëheresh ta nxjerrë jashtë e të leht sohet, filloi të fliste me një zemërim nervoz, që Pjer s'ja kishte vënë re ndonjëherë:

— Mos u marto kurrë, kurrë, miku im; dëgjom mua: mos u marto veçse kur të të mbushet mëndj se ke bërë gjithçka që mund të bëje për ta nxjerr nga zemra gruan që dashuron, e kur ta kesh njohu e studjuar mirë e bukur; përndryshe do të gënje hesh keq e do të marrësh veten më qafë pa derman Martoju plak, kur të mos jesh më i zoti për asgjë.. Ndryshe, do të venë humbur të gjitha vetijat e lar ta e fisnike të shpirtit tënd. I mori lumi që të gjitha Po po! Mos më shiko ashtu si i çuditur! Në veje me shpresë të kryeje diçka në të ardhmen, në çdo ça do të ndiesh se për ty çdo gjë ka marrë fund, të ësht prerë çdo rrugë, të është mbyllur çdo derë, përveç

---

[1] O Zot, o Zot!
[2] Natën e mirë, Lizë.

salloneve, ku do të jesh shoku i një lakeu të oborrit, ose i një guaku... Ja, kështu!

Dhe përpoqi dorën me forcë mbi tryezë.

Pjeri hoqi syzet, kështu që fytyra e tij u duk e ndryshuar, plot mirësi e zemërbardhësi, dhe e vështroi i habitur.

— Ime shoqe, — vazhdoi princ Andrea, — është një grua që s'e ka shoqen. Është një nga ato gratë e rralla me të cilat e ke mëndjen të fjetur për çështje nderi; po, o Zot, e ç'nuk do të jepja që të mos isha i martuar! Këtë ta them vetëm ty, dhe ty, të parit, se të dua me gjithë zemër.

Princ Andrea, duke thënë këto fjalë, i përngjante akoma më pak se më parë atij Bollkonski, që, gjysmë i shtrirë në një kolltuk të Ana Pavllovnës, mërmëriste nëpër dhëmbë, me sytë gjysmë të mbyllur, fraza frëngjisht. Fytyra e tij e hequr dridhej e tëra nga nxitja nervoze e çdo muskuli; sytë, ku më parë dukej sikur ishte shuar zjarri i jetës, shkrepëtinin tani me një dritë të fortë e të qartë. E sa i pafuqishëm e i squllët dukej zakonisht, aq energjik e plot gjallëri dukej tani në këto çaste nervozizmi të sëmurë.

— Ti nuk e kupton përse flas kështu. Po kjo është tërë historia e jetës. Ti thua: Bonaparti dhe kariera e tij, — vazhdoi, megjithse Pjeri s'kish folur për Bonapartin. — Ti përmënd Bonapartin; po Bonaparti, ndërsa punonte dhe ndiqte qëllimin e tij hap pas hapi, ish i lirë. S'kish tjetër mendim përveç qëllimit të vet, dhe ja arriti. Por po u lidhe pas një gruaje, si ai i dënuari me zinxhirë, ke humbur çdo liri veprimi. Dhe të gjitha shpresat dhe zotësitë që ke nuk janë veçse një barrë e një brengë që të ha shpirtin. Sallonet, thashethemet, ballot, kotësia, mëndjelehtësia, — ja rrethi magjik, nga i cili nuk mund të dal. Tani po nisem në luftë, në luftën më të madhe që ka parë bota gjer më sot, dhe s'di asgjë, e s'jam i zoti për asgjë. *Je suis aimable et très caustique*[1]), — vazhdoi princ Andrea, — dhe në sallonin e Ana Pavllovnës më dëgjohet fjala. Dhe kjo shoqëri e çmëndur pa të cilën ime shoqe nuk jeton dot, dhe këto

[1] Jam shumë i dashur dhe shumë thumbonjës.

gra... sikur ta dije se çfarë janë *toutes les femmes distinguées*[1]) e në përgjithësi, gratë. Im atë ka të drejtë. Egoizmë, kotësi, marrëzi, mediokritet nga çdo pikëpamje: ja gratë, kur tregohen ashtu siç janë me të vërtet. Kur i shikon në shoqëri, të duket sikur diç kanë në kokë dhe në zemër; po s'të kanë asgjë, asgjë, asgjë! Po, mos u marto, miku im, mos u marto, — e mbylli fjalën princ Andrea.

— Më vjen të qesh, — tha Pjeri, — kur mendoj se ju, pikërisht ju, e queni veten të paaftë dhe jeta juaj ju duket e dështuar. I kini të gjitha, të gjitha përpara jush. Dhe ju...

Nuk e mbaroi fjalën, e preu me aqë, po toni i tij tregonte se sa shumë e çmonte mikun e tij dhe ç'gjëra të mëdha priste prej tij në të ardhmen.

„Si flet kështu ky!", mendonte Pjeri.

Për Pjerin princ Andrea ishte shembulli i çdo përsosmërie, pikërisht sepse princ Andrea zotëronte në shkallën më të lartë gjithë ato vetija të mira që i mungonin atij vetë e që mund të shprehen më së miri me konceptin e forcës së vullnetit. Pjeri çuditej gjithënjë me aftësinë e princ Andresë që dinte të sillej urtë e butë me çfardo njeri, çuditej për kujtesën e tij të jashtëzakonshme, për erudicionin e tij (ai i kish lexuar të gjitha, i dinte të gjitha, kish njohuri mbi të gjitha), dhe veçanërisht për aftësinë e tij në punë e në studim. E në qoftëse shpesh herë Pjeri habitej se si princ Andrea nuk kish asnjë prirje për filozofinë kontemplative (për të cilën Pjeri kish një prirje të veçantë) ai nuk shihte këtu një të metë, po pikërisht një forcë.

Edhe në marrëdhëniet më të mira, në ato më miqësoret e më të thjeshtat, lajkatimi dhe lavdërimi janë të domosdoshme, siç është e domosdoshme grasoja për rrotat që ato të mund të vërtiten.

— *Je suis un homme fini*[2]), — tha princ Andrea. — Është e kotë të flasim për mua. Të flasim më mirë për ty, — tha pas një heshtje, si u buzëqeshi me vete mendimeve të tia ngushëllonjëse.

Kjo buzëqeshje u pasqyrua që në atë çast në fytyrën e Pjerit.

---

[1]) Gjithë gratë e shquara.
[2]) Unë kam marrë fund.

— E ç'të themi për mua? — ja ktheu Pjeri duke hapur gojën me një buzëqeshje të çelur e gjithë gaz. — Ç'jam unë? *Je suis un batard![1])* — dhe u skuq u bë flakë. Dukej që mezi e nxori nga goja atë fjalë. — *Sans nom, sans fortune[2])* dhe ... me të vërtetë ... — Po nuk e mbaroi fjalën. — Tani jam i lirë dhe jam i lumtur. Po nuk di nga t'ja filloj. Desha të këshillohesha seriozisht me juve.

Princ Andrea e vështronte me sy dashamirës. E, megjithkëtë, vështrimi i tij i dashur, i ëmbël, shprehte se ai ish i vetëdijshëm për, epërsinë e vet.

— Të dua me gjithë zëmër, sidomos sepse ti je i vetmi njeri me të vërtet i gjallë në tërë rrethin tonë shoqëror. Për ty jeta është e lehtë. Zgjidh ç'të të pëlqejë; s'prish punë. Mirë do të jesh kudo që të vendosesh... po vetëm për një gjë do të të them: mos shko më tek ata Kuraginët, hiq dorë nga një jetë e atillë. S'bën për ty të zdërhallesh ashtu nëpër qejfe e ahenge të fëlliqura dhe ...

— *Que voullez-vous, mon cher,* — tha Pjeri duke ngritur supet, — *les femmes, mon cher, les femes[3]).*

— S'e marr vesh, — ja ktheu Andrea. — *Les femmes comme il faut,* janë një gjë tjetër, por *les femmes de Kouraguine, les femmes et le vin[4]),* këto s'të kanë hie!

Pjeri rrinte në shtëpi të princ Vasil Kuraginit dhe merrte pjesë në jetën e çthurur të njërit prej të dy djemve të princit, Anatolit, të atij Anatoli që Ana Pavllovna, me qëllim që ta ndreqte e ta sillte në udhë, donte t'ja epte për burrë motrës së princ Andresë.

— A e dini, — tha Pjeri, sikur i erdhi befas një ide e ndritur: — seriozisht, e kam menduar prej shumë kohe. Me këtë jetë të tillë unë s'mund as të vendos, as të mendoj gjë. Kam dhëmbje koke, dhe para s'kam. Edhe sonte më ka ftuar, po nuk do të vete.

— Nem fjalën e nderit se nuk do të veç!

— Për fjalë të nderit!

---

[1]) Një bastardh jam.
[2]) Pa emër, pa pasuri,
[3]) Si t'ja bësh i dashur, gratë, i dashur gratë.
[4]) Gratë e mira ... po gratë aty te Kuraginët, gratë dhe vera. .

Kish kaluar ora një pas mesnate kur Pjeri dolli nga shtëpia e mikut të tij. Ish një natë e kthjelltë gushti, një nga ato netet me dritë të Peterburgut. Pjeri zuri një karrocë te sheshi duke menduar të shkonte në shtëpi. Posa më shumë që i afrohej shtëpisë, aqë më tepër e ndjente se s'ish e mundur ta zinte gjumi asaj nate, që i përngjiste më fort mëngjezit ose muzgut të një dite të bukur... Tutje, në rrugët e shkreta, çdo gjë dukej qartë si ditën. Rrugës Pjerit iu kujtua se te Anatol Kuragini atë mbrëmje do mblidhej rrethi i zakonshëm i lojtarëve; pas kumarit, vazhdonte qejfi e ahengu, që mbyllej me një nga argëtimet më të dashura për Pjerin.

„Mirë do të ishte të shkoja te Kuragini", mendoi.

Po menjëherë i ra ndër mënd fjala e nderit që i kish dhënë princ Andresë. Megjithkëtë, pas një çikë, siç e kanë njerëzit me vullnet të dobët, i hipi një dëshirë kaq e madhe që ta shijonte edhe një herë atë jetë të çthurur që i qe bërë zakon, sa vendosi të shkonte. Aty për aty mendoi se fjala që kish dhënë s'kish asnjë kuptim, mbassi, përpara se t'i zotohej princ Andresë, ai i kish dhënë fjalën princ Anatolit se do të ndodhej atje. — „Fundi i fundit — mendoi — gjithë këto fjalë nderi janë krejt konvencionale dhe s'kanë asnjë kuptim të saktë, sidomos po të marrim parasysh se njeriu mund të vdesë që nesër ose mund të ngjasë diçka kaqë e papritur dhe e jashtëzakonshme sa që të mos mbetet më asgjë, as nder, as turp". — Pjeri bënte shpesh herë arësyetime të tilla që i fshinin nga defteri gjithë vendimet dhe zotimet e tia. Dhe kështu shkoi te Kuragini.

Me të arritur te hyrja e një shtëpie të madhe që ngrihej përbri kazermës së kavalerisë së Gardës, ku banonte Anatoli, ngjiti shkallët e jashtme të ndriçuara, pastaj shkallët e brëndëshme, dhe hyni në një derë të hapur. Në koridor s'kish njeri; aty-ktëtu dukeshin shishe bosh, mantele, galloshe; vinte era verë, dëgjoheshin zëra e britma të largëta.

Loja dhe darka kishin marrë fund, po të ftuarit akoma s'kishin ikur. Pjeri hoqi pallton dhe hyri në dhomën e parë ku ishin mbeturinat e darkës, dhe një shërbëtor, duke pandehur se nuk e shihte njeri, po shkundte fshehurazi gotat e boshatisura për gjys-

më. Nga dhoma e tretë dëgjohej një zhurmë e madhe britmash, të qeshurash, zërash të njohur dhe ungrima e një ariu. Shtatë a tetë të rinj ishin mbledhur grumbull, të çqetësuar, pranë një dritareje të hapur. Tre të tjerë losnin me një arith, të cilin njeri prej tyre e tërhiqte prej zinxhiri, duke ja ndërsyer një tjetri për ta trembur...

— Ve bastë njëqind rubla për Stivensin! — bërtiste një zë.

— Po shiko të mos e ndihmosh! — bërtiste një tjetër. —

— Ve bast për Dollohovim! — bërtiste një i tretë. — Dëshmitar je ti, Kuragin.

— Hej, lereni Mishkën[1]), këtu po vemë bast.

— Vetëm me një frymë, ndryshe humbet bastin! — bërtiti një i katërt.

— Jakov, sill një shishe, Jakov! — bërtiti i zoti i shtëpisë, një djalosh i hijshëm, me shtat të hedhur, që qëndronte më këmbë në mes të këtij grumbulli, me një këmishë të hollë të hapur në gjoks. — Prisni, zotërinj. Ja dhe Petrusha, miku ynë i dashur, — tha duke iu kthye Pjerit.

Një zë tjetër, i një burri mesatar nga shtati, me sy të kaltër të kulluar, një zë që të bënte një përshtypje të veçantë, sidomos në mes të atyre zërave të dehur, për tonin e qetë e të sigurt, thirri nga dritarja: „Eja këtu të ta shpjegoj bastin" Ishte Dollohovi, një oficer i regjimentit Semjonovski, kumarxhi i njohur, i krisur e kordhëtar, që banonte bashkë me Anatolin. Pjeri buzëqeshte duke hedhur sytë rreth e rrotull me gëzim.

— S'po marr vesh gjë. Si është puna?

— Dale, se s'qënka dehur. Më jep një shishe, — tha Anatoli dhe, si mori nga tryeza një gotë, iu afrua Pjerit.

— Pi, një herë!

Pjeri filloi të shkundte gotë pas gote, duke vërejtur me bisht të syrit të ftuarit të dehur tapë, të cilët përsëri po grumbulloheshin pranë dritares, e duke dëgjuar zërat e tyre që buçisnin. Anatoli i shtinte

---

[1]) Zvogëlimi i emrit Mihail. Kështu e quejnë me shaka ariun në gjuhën popullore ruse e në përrallat. (sh. i përk.).

verë dhe i tregonte se Dollohovi kish vënë bast me anglezin Stivens, një marinar që ndodhej aty më këmbë, që ai, Dollohovi, të pinte një shishe me rum, duke ndjenjur shesh në pezullin e dritares së katit të tretë me këmbët të varura jashtë.

— Hajde, pije të tërë! — tha Anatoli duke ja mbushur gotën e fundit Pjerit, — ndryshe, s'të le të shkosh!

— Jo, nuk dua më, — ja ktheu Pjeri duke e shtytur gotën, dhe u afrua te dritarja.

Dollohovi kish kapur për krahu anglezin dhe me zë të qartë, po përcaktonte çkoqur kushtet e bastit duke iu drejtua veçanërisht Anatolit dhe Pjerit.

Dollohovi ishte një i ri me trup mesatar, flokë-kaçurrel, me sy të kulluar bojëqielli. Mund të ish nja njëzetepesë vjeç. Si gjithë oficerët e këmbësorisë s'mbante mustaqe, dhe goja, që ish tipari më karakteristik i fytyrës së tia, dukej e tëra. Kjo gojë kish një formë të mrekullueshme, me vijza të stërholla të vizatuara për bukuri; në mes, buza e sipërme binte rreptësisht, në një kon të mprehtë, mbi buzën e poshtme, që ish pakëz e mbushur, dhe në çipat e gojës sajoheshin vazhdimisht dy gropka që dukeshin si dy nënqeshje; të gjitha këto, bashkuar sidomos me vështrimin e tij të patrembur, të mprehtë e të zgjuar, të bënin një përshtypje të atillë sa që ish e pamundur të mos e dalloje këtë fytyrë, qoftë edhe midis shumë të tjerave. Dollohovi ish i varfër dhe s'kish miq në sferat e larta që ta përkrahin. Sidoqë Anatoli shkrinte me dhjetra mijë rubla, Dollohovi banonte bashkë me 'të dhe kish ditur të sillej në një mënyrë që gjithë shokët e të njohurit e tyre ta çmonin më shumë se Anatolin. Dhe vetë Anatoli e kish mbi krye e sipër. Dollohovi i loste të gjitha lojat dhe fitonte pothuaj kurdoherë. Pinte pa hesap, po nuk e zinte, kurrë nuk e humbiste mendjen. Kështuqë Kuragini dhe Dollohovi ishin me nam në rrethin e aventurierëve dhe kokërisurve të Peterburgut.

Suallën shishen me rum; dy shërbëtorë, të shurdhuar nga urdhërat e nga britmat e të zotërve të tyre që kishin rrotull, po mundoheshin me sa fuqi që kishin të zbërthenin kasën e dritares, që nuk të linte të uleshe në pezullin e jashtëm.

Anatoli, me atë pamjen e tij prej ngadhnjimtari, u afrua te dritarja. Kish qejf të thyente diçka. Shtyu mënjanë shërbëtorët dhe tërhoqi kasën më fort, po nuk e çkuli dot. Si e pa kësh'tu, theu xhamet.

— Pa hajde, ti, atlet, — i tha Pjerit.

Pjeri iu përvesh punës, e tërhoqi kasën me forcë dhe e çkuli më në fund me krismë.

— Hiqe krejt, se ndryshe mund të thonë që u mbajta, — tha Dollohovi.

— Englezi lëvdohet, hë?... Mirë?... — thoshte Anatoli.

— Mirë, — tha Pjeri, duke vështruar Dollohovin, i cili mori shishen me rum në dorë dhe po i qasej dritares, nga ku dukej qielli i hapur, ku shkriheshin drita e natës dhe ajo e agimit.

Dollohovi, duke mbajtur në dorë shishen me rum, hipi në dritare. — Dëgjoni! — bërtiti, duke qëndruar më këmbë mbi pezul me fytyrën nga dhoma. Të gjithë heshtën.

— Ve bast (fliste frëngjisht, që ta kuptonte edhe englezi, po nuk shprehej dhe aqë mirë në këtë gjuhë) — ve bast pesëdhjetë imperiale[1]); doni njëqind? — shtoi duke iu drejtuar englezit.

— Jo, pesëdhjetë, — u përgjegj englezi.

— Pesëdhjetë imperiale, pra, mirë, — se do ta pi shishen me rum gjer në fund, pa e hequr nga goja, do ta pi, ulur përjashta dritares këtu në këtë vënd — u krus dhe tregoi buzën e pjerrët të pezulit jashtë dritares — dhe pa u mbajtur asgjëkundi... Mirë?...

— Shumë mirë, — tha englezi.

Anatoli u kthye nga englezi dhe, duke e kapur nga një kopsë e frakut e duke e vështruar nga lart (englezi ish i shkurtër), zuri t'ja përsëriste anglisht kushtet e bastit.

— Prit! — bërtiti Dollohovi, duke përpjekur shishen pas dritares për të tërhequr vëmëndjen. — Prit, Kuragin, dëgjoni! Po qe se ndonjë tjetër e bën këtë që të bëj unë, paguaj njëqind imperiale. Kuptoni?

Englezi pohoi me kokë, pa dhënë të kuptohej me asnjë mënyrë se kish ndër mënd ta pranonte ose jo këtë bast të dytë. Anatoli nuk e lëshonte englezin e,

---

1) Monedhë me fytyrën e perandorit. (Sh. i përkth.)

megjithse ky i bënte me kokë se i kish kuptuar të gjitha, po ja përkthente anglisht fjalët e Dollohovit. Një djalosh thatim, një usar i Gardës, që kish humbur shumë në bixhoz atë mbrëmje, u ngjit zvarras në dritare, zgjati kokën dhe vështroi poshtë.

— Pu! Pu! Pu! ... ja bëri duke hedhur sytë poshtë në pllaçat e trotuarit.

— Qetësi! — bërtiti Dollohovi dhe largoi nga dritarja oficerin, i cili, duke u penguar në mamuzet këceu me ngathtësi brenda në dhomë.

Si e vuri shishen mbi pezul që ta kish më lehtë për ta marrë, Dollohovi kapërceu dritaren me ngadalë e me kujdes. Si lëshoi këmbët përjashta, mbështeti të dy duart buzë dritares kërkoi drejtpeshimin, u rregullua, pastaj i hoqi duart, lëvizi më të djathtë e më të mëngjër dhe mori shishen. Anatoli solli dy qirinj dhe i vuri mbi pezul, megjithse nata ndrinte si ditë. Kurrizi i Dollohovit me këmishë të bardhë dhe kryet e tij kaçurrel ndriçoheshin nga të ty anët. Që të gjithë u grumbulluan pranë dritares. Englezi kish dalë përpara shokëve. Pjeri bënte buzën më gaz e s'thoshte gjë. Një nga të pranishmit, më pak i ri nga të tjerët, me fytyrë të trembur e të inastosur dolli befas përpara dhe deshi ta kapte Dollohovin për këmishe.

Zotërinj, këto janë marrëzira; do të bëhet copë, — u tërhoqi vërejtjen ky burrë, që dukej se ish më i matur nga të gjithë.

Anatoli e ndali.

— Mos e prek se do ta trembësh e ka për t'u bërë cop' e thërrime! Ç'bën? Je në vete?! Ej!

Dollohovi u kthye duke u rregulluar më mirë e duke mbështetur duart përsëri.

— Po më erdhi njeri pranë edhe një herë, — tha, duke i nxjerrë fjalët me ngadalë përmes buzëve të holla, të shtrënguara, — do ta marr e ta flak përposh menjëherë. Oh! ...

E si tha „oh!" u kthye përsëri në vend, hoqi duart, mori shishen dhe e shpuri në gojë; vari kokën prapa dhe ngriti lart dorën e lirë për të mbajtur drejpeshimin. Një nga shërbëtorët që kish filluar të mblidhte coprat e xhameve, u ndal, ashtu i krusur, pa i hequr sytë nga dritarja e nga kurrizi i Dollo-

hovit. Anatoli qëndronte drejt më këmbë, me sy të zgurdulluar. Englezi, duke rrumbullosur buzët, vështronte vëngër. Ai që ish munmduar ta ndalonte këtë marrëzi krisi e iku në një qoshe të dhomës dhe u shtri në kanape me fytyrën nga muri. Pjeri zuri sytë, dhe një buzëqeshje e zbetë, si e harruar, ngriu në fytyrën e tij, megjithse ajo tani shprehte tmer dhe frikë. Të gjithë heshtnin. Pjeri i hoqi duart nga sytë: Dollohovi qëndronte ndenjur gjithmonë po në atë pozicion; vetëm koka i varej edhe më tepër prapa, kështu që flokët kaçurrel çiknin jakën e këmishës dhe dora që mbante shishen ngrihej përherë e me më shumë mundim e duke u dredhur. Shishja, sigurisht, po zbrazej dhe njëkohësisht ngrihej gjithmonë duke bërë që koka të varej prapa poshtë e më poshtë. „Si po zgjat kaqë shumë?" mendoi Pjeri. I dukej sikur kish kaluar më se gjysmë ore. Papritur Dollohovi bëri një lëvizje të kurrizit nga prapa, dhe dora iu drodh me nervozizmë; mjaftoi kjo e dredhur për të lëvizur tërë trupin që mbështetej mbi pezulin e pjerrët. Ai lëvizi i tëri dhe, duke bërë një përpjekje, dora dhe koka iu drodhën edhe më shumë. Instinktivisht zgjati dorën që të kapej pas kornizës së dritares, po prapë e tërhoqi. Pjeri mbylli sytë sërish duke thënë me vete që të mos i hapte më. Papandehur ndjeu se që të gjithë po lëviznin aty rrotull. Hapi sytë e vështroi: Dollohovi qëndronte më këmbë mbi pezul; fytyra e tij ish e zbetë dhe e gëzuar.

— E shkunda! —

Ja hodhi shishen englezit, i cili e kapi me shkathtësi fluturimthi. Dollohovi kërceu poshtë nga dritarja. Kundërmonte rum i tëri.

— Të lumtë! Mrekulli! S'i trembet syri hiç! Ja, këtij i thonë bast! Djalli ju mori që të gjithëve! — bërtisnin nga të gjitha anët.

Englezi nxori kuletën dhe numroi paratë. Dollohovi rrudhi vetullat dhe po qëndronte i heshtur. Pjeri brofi pranë dritares.

— Zotërinj! Kush vë bast me mua? Edhe unë e shkund! — bërtiti. — Bile as që është nevoja për bast. Më sillni një shishe. Do ta shkund . . . Shpejt një shishe!

— Shkunde, posi! Pse jo? — tha Dollohovi, duke buzëqeshur.

— Ç'kërkon të bësh? Mos u çmënde? Nuk të lemë, jo! Ty, edhe në shkallët të merren mëntë, — thirrën disa zëra.

— Unë do ta pi, më japni një shishe me rum! — bërtiti Pjeri duke i rënë tryezës me grusht si i dehur, dhe hipi mbi dritare.

Dikush e kapi nga krahët; po ai ish aq i fuqishëm sa e flaku tutje atë që iu afrua.

— Jo, kështu s'ja kthen dot mëndjen kurrën e kurrës, — tha Anatoli. — Prisni se e gënjej unë. Dëgjo, vë unë bast me ty, po nesër; dhe tani shkojmë që të gjithë te...

— Shkojmë, — bërtiti Pjeri, — shkojmë! ... marrim me vete edhe Mishkën, — e, duke thënë kështu, rroku ariun, i hodhi krahët supeve dhe zuri të vërtitej duke vallzuar me 'të nëpër dhomë.

## VII

Princ Vasili e kish mbajtur fjalën që i kish dhënë princeshës Drubeckaja në mbrëmjen e Ana Pavllovnës, që të ndërhynte për birin e saj të vetëm, Borisin. Një raport i posaçëm iu paraqit perandorit për 'të dhe, duke bërë një përjashtim në rregullën e përgjithëshme, Borisi u transferua në Gardë si nëntoger në regjimentin Semjonovski. Po, megjithë orvatjet dhe përçarjet e së jëmës, Borisi nuk u emërua adjutant pranë Kutuzovit. Disa ditë pas mbrëmjes së Ana Pavllovna Shererës, princesha Drubeckaja u kthye në Moskë tek të afërmit e saj të pasur, kontët Rostov, tek të cilët shkonte sa herë që ishte në Moskë e ku kish marrë edukatën e tij që në vogëli e kish jetuar me vjete Borienka i saj i adhuruar, i cili para ca kohe qe emëruar nëntoger në një regjiment të linjës dhe transferuar menjëherë tani në Gardë. Garda ish larguar nga Peterburgu më 10 gusht, dhe Borisi, që kish qëndruar në Moskë për t'u pajisur me të gjitha ato që i nevojiteshin, duhej ta arrinte në rrugën e Radzivillovit.

Në shtëpinë e Rostovëve po festonin ditën e emrit të nënës e të vajzës më të vogël, që quheshin që të dyja Natali. Që në mëngjes karrocat vinin e shkonin pa pushim, si sillnin në shtëpinë e madhe, të njohur në tërë Moskën, të konteshës Rostova në rrugën Povarskaja personat që dëshironin t'i paraqisnin urimet e tyre. Kontesha dhe vajza e saj e bukur më e madhe. Vera, rrinin në sallon me vizitorët që vinin e shkonin me radhë pa reshtur.

Kontesha ishte një grua e hequr në fytyrë, e tipit oriental, nja dyzetepesë vjeçe, e raskapitur nga fëmijët e shumë që kish bërë: gjithsejt dymbëdhjetë. Lëvizjet e saj të ngadalshëme dhe toni i saj i mekur e i ëmbël kur fliste, shkakëtuar nga dobësia, i jepnin një pamje impozante që frymëzonte respekt. Princesha Ana Mihaillovna Drubeckaja, si e shtëpisë që ishte, rrinte edhe ajo në sallon që t'i ndihmonte për të pritur vizitorët e për të kuvenduar me 'ta. Të rinjtë ishin në dhomat e brendëshme, me qenë se nuk e shihnin të nevojëshme të merrnin pjesë në ceremoninë e vizitave. Konti i priste e i përcillte vizitorët, duke i ftuar që të gjithë për drekë.

„Ju falem nderit shumë, shumë, *ma chère*[1]), ose *mon cher*[2])" (u thosh *ma chère* ose *mon cher* të gjithëve pa përjashtim, pa as ndryshimin më të vogël në tonin e zërit, si njerëzve që ishin më lart se ai nga sëra e shkalla, ashtu edhe atyre që ishin më poshtë) „si nga ana ime ashtu edhe nga ana e atyre që u festojmë emrin sot. Ju lutem të urdhëroni për drekë. Më mbetet hatri po s'erdhët, *mon cher*. Ju lutem me gjithë zemër nga ana e tërë familjes, *ma chère*". Këto fjalë i thosh me një shprehje të pandryshuar në fytyrën rrumbullake, të qeshur e të rruar mirë, me një të shtrënguar të dorës njësoj të fortë e me përkulje të shkurtra e të përsëritura ndaj të gjithëve pa përjashtim e pa asnjë farë ndryshimi. Si e përcillte një vizitor, konti kthehej te mysafirët që ndodheshin akoma në sallon: afronte një kolltuk për vete, dhe si një njeri që i pëlqen dhe di të jetojë, si çakariste këmbët mir' e mirë dhe lëshonte duart mbi gjunjë, kolovitej më të djathtë

---

[1]) Mikja ime.
[2]) Miku im.

e më të mëngjër dhe jepte mendime mbi kohën, mbi shëndetin, herë rusisht herë në një frëngjishte shumë të çalë, po gjithmonë serbes e duke u mbajtur më të madh. Dhe prapë, me pamjen e një njeriu të lodhur po që është i vendosur ta kryejë gjer në fund detyrën e tij, ngrihej të përcillte vizitorin, duke ndrequr mbi kokën tullace flokët e rrallë e të thinjur, dhe nuk harronte ta grishte për drekë. Nganjëherë, duke u kthyer nga koridori, kalonte nëpër serrën e nëpër një dhomë të shërbëtorëve dhe hynte në një sallë të madhe mermeri ku gatitej tryeza për tetëdhjetë veta; duke parë kamerjerët që sillnin takëmet e ergjënda e prej porcelani që rregullonin tryezat njera pas tjetrës dhe shtronin mësallat prej damasku, thërriste Dmitri Vasiljeviçin, një fisnik të rënë, që merrej me të gjitha punët e kontit, dhe i thosh: „Shiko, Mitjenka, ki mëndjen të jetë çdo gjë në rregull. Hë, kështu, mirë", thoshte, duke parë i kënaqur tryezën e madhe që shtrihej nga kreu gjer në fund të sallës. „Shërbimi është tërë puna. Posi, posi..." Dhe kthehej në sallon duke psherëtitur, po i kënaqur nga vetëvetja.

— Maria Lvovna Karagina me të bijën! — lajmëroi me një zë basi portjeri kollos i konteshës duke u çfaqur në prakun e sallonit. Kontesha u mendua, hoqi një çikë tabako nga një kuti burnoti prej floriri, zbukuruar përbrenda me portretin e të shoqit.

— Më këputën fare këto vizita — tha. — Po e pres edhe këtë, dhe mjaft më... Apo s'është llafazane kjo... Kush e dëgjon! Le t'urdhërojë, — i tha portjerit me një zë të mekur e të pikëlluar sikur t'i thosh: „Hë, vramëni të shpëtoj!"

Një zonjë e gjatë, e mbushur, me pamje krenare, e shoqëruar nga një çupë e saj buçkë, buzëqeshur, me një frushullimë fustanesh, hyri në sallon.

— *Chère comtesse, il y a longtemps... elle a été alitée, la pauvre enfant... au bal des Razoumowski... et la comtesse Apraksine... j'ai été si heureuse...*[1] — Tingëlluan zëra të gjallë grash duke u ndërprerë me radhë e duke u përzjerë me frushullimën e pet-

---

[1]Konteshë e dashur, ka kaqë kohë... ka ndenjur në shtrat, e gjora vajzë... në ballon e Razumovskëve... dhe kontesha Apraksina... u gëzova aq shumë...

kave dhe zhurmën e karrigeve që i lëviznin nga vendi. Filloi ahere një nga ato bisedimet, në të cilat, sa të mehet një çikë fjala, vizitoret ngrihen, bëjnë sikur palosin fustanin, thonë e përsërisin duke u përshëndetur: *„Je suis bien charmée; la santé de maman . . . et la comtesse Apraksine"*,[1]) e me një frushullimë tjetër fustanesh, kalojnë në koridor, veshin peliçen ose mantonë dhe dalin. Po bisedonin rreth lajmit të ditës që ish në gojë të të gjithëve, sëmundjes së kont Bezuhovit, një fisnik i madh e i dëgjuar, burrë i hijshëm i kohës së Katerinës, dhe për birin e tij natyral, Pjerin, pikërisht për atë që ishte sjellë aqë pa lezet në mbrëmjen e Ana Pavllovna Shererës.

— Më vjen shumë keq për të gjorin kont, — tha zonja Karagina: — sikur s'ish mjaft sëmundja që ka, i shkakëton edhe i biri një dëshprim më të madh, që të mos e ngrejë kurrë kokën nga jastëku.

— Çka ngjarë? — pyeti kontesha, sikur nuk dinte gjë, megjithse e kish dëgjuar atë mesele të paktën nja pesëmbëdhjetë herë.

— Ja, kjo është edukata e sotme! Që kur ish jashtë, — vazhdoi zonja, s'kujdesej njeri për kë'ë djalosh, ai bënte si donte vetë, dhe ja tani në Peterburg la nam me prapësitë e tia, aqë sa ndërhyri policia, thonë, dhe e përzuri.

— Ç'thoni! — thirri kontesha.

— Ka rënë me shokë të liq, — ndërhyri princesha Ana Mihaillovna. — I biri i princ Vasilit, ky dhe një farë Dollohovi, kanë bërë, thonë, Zoti e di se çfarë. Dhe që të dy u dënuan. Dollohovi u degradua dhe të birin e Bezuhovit e nisën në Moskë. Sa për Anatol Kuraginin, — i ati, bëri si bëri, i vuri kapak kësaj çështjeje. Po prapë edhe atë e larguan nga Peterburgu.

— Po çfar kanë bërë? — pyeti kontesha.

— Janë të krisur fare, sidomos ai Dollohovi, — tha zonja Karagina. — Ky është i biri i Maria Ivanovna Dollohovës, një zonje aq të nderuar, e megjithkëte . . . Merrni me mënd: këta të tre se ku na gjejnë një arí, e marrin me vete në karrocë dhe e shpien

[1]) Gëzohem shumë . . . shëndeti i mamasë. . . dhe kontesha Apraksina.

në ca artiste. Policia deshi t'i arrestonte. Ata e kapën komiserin, e lidhën kurris më kurris me ariun dhe i hodhën në Mojka; ariu notonte dhe komiseri qëndronte lidhur mbi 'të.

— E bukur, *ma chère*,[1]) figura e komisarit! — thirri konti duke qeshur me të madhe.

— Uh, Zot na ruaj! S'është për të qeshur, konti! Po edhe zonjat qeshnin pa dashur.

— Mezi e shpëtuan atë të mjerë, — vazhdoi zonja; — dhe është pikërisht i biri i kont Kirill Vlladimiroviç Bezuhovit që dëfrehet kështu si i çmendur! — shtoi ajo ... — Dhe e quenin si djalë të sjellë e të zgjuar. Ja se ku e çoi edukata që ka marrë jashtë. Shpresoj se këtu s'ja ka për të hapur njeri derën, megjithse është shum i pasur. Deshën të ma prezantonin, po s'pranova me asnjë mënyrë: jam me çupa unë.

— Po pse thoni se është shumë i pasur? — pyeti kontesha, duke u zgjatur, që të largohej sadopak nga vajzat, të cilat menjëherë bënë sikur nuk dëgjonin. — Konti ka vetëm fëmijë ilegjitimë. E, me sa duket, edhe Pjeri ashtu është.

Vizitorja tundi dorën.

— Do të ketë nja njëzet, besoj.

Ndërhyri princesha Ana Mihaillovna duke dashur, si duket, të tregonte se ish në dijeni të të gjitha rrethanave mondane, se kish të bënte me ato rrethe.

— Ja si është puna, — tha me një ton kuptimplotë e duke pëshpëritur edhe ajo. — Kont Kirill Vlladimiroviçi ... ka lënë nam ... Kushedi sa fëmijë ka ... as ai vetë s'ua di numurin ... Po këtë, Pjerin, e donte veçan të tjerëve.

— Sa i pashëm që ishte edhe aty një vit më parë! — tha kontesha. — S'kam parë burrë më të hijshëm!

— Tani ka ndryshuar shumë, — u përgjegj Ana Mihaillovna. — E kisha fjalën këtu, — vazhdoi ajo — nga ana e së shoqes trashëgimtari direkt i tërë pasurisë është princ Vasili, po konti e donte shumë Pjerin, është përpjekur për edukimin e tij dhe i ka

---

[1]) Mikja ime.

shkruar perandorit... kështuqë asnjeri s'e di, në rast se vdes (është shum rëndë, nga çasti në çast mund të vdesë, ka ardhur dhe Loreni nga Peterburgu), se kujt do t'i bjerë ai trashëgim; Pjerit apo princ Vasilit. Dyzet mijë bujkrobër dhe shumë milione. E di shumë mirë unë, se ma ka thënë vetë princ Vasili. Edhe Kiril Vlladimiroviçi më bie ungj i tretë nga ana e nënës. Ai ma ka pagëzuar Borisin, — shtoi, sikur nuk i jepte aspak randësi kësaj gjëje.

— Princ Vasili ka ardhur që dje këtu në Moskë. Për një inspektim, siç dëgjova, — tha vizitorja.

— E, po, *entre nous*[1], — tha princesha, ky është pretekst; ka ardhur posaçërisht për kont Kirill Vlladimiroviçin, si mori vesh se është shumë rëndë.

— Sidoqoftë, *ma chère*,[2]) bukur e kanë gjetur,, ku u ka vajtur mëndja! — tha konti; dhe duke parë se zonja Karagina s'po dëgjonte, u kthye nga zonjushet: — E marr me mënd se sa e lezetshme ka qënë figura e komisarit.

E duke përfytyruar komisarin tek përpëliste krahët, ja krisi prapë të qeshurit, një të qeshure me zë të trashë e të thellë që ja tundte tërë trupin topolak, ashtu siç qeshin njerëzit kur kanë ngrënë mirë e, sidomos, kur kanë pirë paq. — Kështu, ahere, ju lutemi shumë të na urdhëroni për drekë, — tha.

## VIII

U bë heshtje një copë herë. Kontesha vështronte zonjën Karagina me një buzëqeshje të ëmbël e të dashur, po pa e fshehur se nuk do t'i vinte keq aspak sikur kjo të kujtohej të ikte. Qysh tani e bija po rregullonte fustanin duke shikuar të jëmën si me pyetje, kur befas nga dhoma pranë u dëgjua një zhurmë hapash që rendnin drejt derës, krisma e një karrige që u rrëzua, dhe në sallon hyri me turr një vajzë nja trembëdhjetë vjeçe, duke fshehur diçka në fustanin e saj të shkurtër prej museline; u ndal menjëherë në mes të sallës. Dukej sheshit se arriti gjer aty, pa dashur, në vrap e sipër, duke mos e matur

---
[1]) Këtu ta themi, këtu ta lemë.
[2]) Mikja ime.

mirë turrin që kish marrë. Po n'atë çast u dhanë te praku një student, veshur si marinar, një oficer i Gardës, një vajzë nja pesëmbëdhjetë vjeçe dhe një djalë i vogël, topolak e faqekuq, veshur me bluzë.

Konti brofi më këmbë e, duke u kolovitur, hapi krahët si për të kapur vajzën që po rendte.

— Ah, ja ku erdhi! — thirri duke qeshur. — Ke emrin, sot, shpirtja ime, ke emrin sot!

— *Ma chère, il y a un temps pour tout*[1], — tha kontesha me një rreptësi të shtirur. — Ti e merr më qafë me këto përkëdhelje, Ilia, — shtoi duke iu drejtuar të shoqit.

— *Bonjour, ma chère, je vous félicite*, — tha zonja Karagina. — *Quelle délicieuse enfant!*[2] — shtoi duke iu kthyer konteshës.

Vajza, me ata sy të zes e me atë gojë pak të madhe, nuk dukej e bukur, po, për e gjallë e për e çkathët, s'e kish shoqen. Supet prej fëmije i ngriheshin e i uleshin në korsazhin e hapur, se akoma s'e kish marrë veten nga vrapimi i shpejtë; leshrat e zeza, kaçurrela, krejt të shpupurishura, i binin prapa; krahët lakuriq i kish të holla e të dobëta; mbante akoma pantallonka të stolisura me oja dhe këpucë pa qafë në këmbët e saj të vogla. Me një fjalë, ajo ishte në atë moshë plot shpresa kur vajza s'është më fëmijë e as fëmija s'është bërë tamam vajzë. U çkëput nga duart e të jatit, u sul tek e ëma, dhe, pa u bërë hiç merak se e kish qërtuar, fshehu fytyrën e nxehur e të skuqur në mes të dantellave, që zbukuronin jakën e zhaqetës së konteshës, dhe ja dha të qeshurit. Qeshte për diçka, duke folur me fjalë të këputura për kukllën e saj që e nxori nga fustani.

— Nuk e shihni? ... kuklla ... Mimia ... Shikoeni, — dhe Natasha, duke mos munduar më të fliste (kaqë komike i dukej ajo që desh të tregonte), ra në prehrin e s'ëmës dhe ja krisi gazit me zë kaq të lartë e kumbonjës, sa që të gjithë, edhe vizitorja e rëndë, qeshën pa dashur.

---

[1]) Shiko, çupë, çdo gja ka kohën e saj.
[2]) Mirëdita, vogëloshe, urime, urime!... Sa fëmijë e lezetshme!

— Lerna tani, ikë tutje me gjithë gogolin tënd! — tha e ëma, duke e shtyrë, gjoja me inat. — E kam të voglën këtë, — i tha pastaj zonjës Karagina.

Natasha, duke ngritur për një çast fytyrën nga dantellat e s'ëmës, e vështroi që poshtë, përmes lotëve që i kishin dalë nga të qeshurit, dhe përsëri e fshehu fytyrën.

Me qënë se kjo skenë familjare qëlloi që të zhvillohej në sy të saj, Karaginës iu duk e udhës që të merrte pjesë edhe ajo, në një farë mënyre.

— A s'më thoni, çupa ime, ç'e kini këtë Miminë? Mos është bija juaj? — i foli Natashës.

Po Natashës nuk i pëlqeu toni artificial me të cilin e pyeti zonja. E vështroi rëndë një herë dhe as iu përgjegj fare.

Ndërkaqë, tërë ai grup të rinjsh: Borisi, oficeri, i biri i princeshës Ana Mihaillovna, Nikolla, studenti, djali i madh i kontit, Sonja, e mbesa pesëmbëdhjetëvjeçare, dhe Petrusha, djali i vogël i kontit, kishin zënë vend në sallon dhe po përpiqeshin ta përmbanin brënda kufive të mirësjelljes gjallërinë dhe gëzimin që binin në sy në çdo tipar të fytyrës së tyre. Dukej sheshit se atje në dhomat e brendëshme, që nga ku qenë turrur me aq vrull, kishin biseduar për gjëra shumë më interesante e më gazmore nga fjalët që ishin folur në sallon mbi të rejat e qytetit, mbi kohën e mbi *la comtese Apraksine.*[1]) Herë-herë shikoheshin sy më sy dhe mezi e mbanin të qeshurit.

Studenti dhe oficeri, shokë që në vogëli, ishin vërsnikë dhe djem të pashëm që të dy, po nuk ngjisnin njeri me tjetrin. Borisi ish i gjatë, leshverdhë, me një fytyrë të qetë e të bukur, me tipare të rregullta e të holla; Nikolla ish një djalosh me trup mesatar, flokë-dredhur, me një fizionomi të çiltër e fisnike. Mbi buzën e sipërme sapo kish filluar t'i dërsinte mustaqja. Tërë fytyra e tij shprehte vrull dhe entuziazmë. Nikolla ishte bërë flakë i kuq sapo hyri në sallon. Donte të thosh diçka e nuk dinte ç'të thosh. Borisi, përkundrazi, e kish marrë veten menjëherë dhe tani tregonte me një ton të qetë e shpotar se ai e njihte këtë kukllën Mimi që kur ajo ish vajzë

---

[1]) Konteshën Apraksina.

e vogël me hundën akoma të pacënuar, e se si brënda pesë vjetëve, me sa mbante mend ai, ajo ish plakur dhe koka i qe bërë shoshë. Si tha kështu, i hodhi një sy Natashës. Natasha ktheu kokën e vështroi vëllanë e vogël, i cili tundej i tëri nga një e qeshur pa zë. Duke mos e mbajtur dot veten, vajza brofi më këmbë dhe krisi e iku nga salloni me sa vrap që kish. Borisi nuk qeshte.

— Më duket se edhe ju deshët të dilnit, *maman?*[1]) Ju duhet karroca? — e pyeti të jëmën me buzë në gaz.

— Po, shko u thuaj ta bëjnë gati, — iu përgjegj ajo gjith me buzë në gaz.

Borisi u drejtua me ngadalë nga dera dhe i ra pas Natashës, ndërsa ai topolaku i vogël u derdh me të shpejtë prapa tyre, i mvrejtur e i zemëruar që e kishin braktisur

## IX

Nga të rinjtë, pa numëruar Verën, çupën e madhe të konteshës (që ish katër vjet më e madhe se e motra dhe sillej tani si vajzë e rritur) dhe zonjushen Karagina, në sallon kishin mbetur vetëm Nikolla dhe Sonja, e mbesa e kontit. Sonja ishte një zeshkane e hollë, e vockël si një miniaturë, me një vështrim të ëmbël, të hijeshuar nga qerpikë të gjatë; një gërshet i dëndur e i zi i rrotullohej dy herë rreth kokës, dhe cipa e fytyrës e sidomos e qafës dhe e krahëve lakuriq, të hajthëm, po të lezetshëm e muskulozë, i kish ngjyrën e zverdhëme të qelibarit. Nga harmonia e lëvizjeve të lehta e të shpejta, nga butësia e zhdërvjelltia e krahëve të hajthëm dhe nga mënyra si sillej, pakëz dinake dhe e përmbajtur, i ngjante një koteleje të lezetshme që s'është rritur akoma, po që tregon se do të bëhet një mace e mrekullueshme. Sigurisht ajo e quante si detyrë mirësjellje që të tregonte, me një buzëqeshje, se po merrte pjesë në bisedimin e përgjithshëm; po, pa dashur, sytë e saj, që poshtë qerpikëve të gjatë e të dëndur, vështronin

---

[1]) Mamia.

të kushririn, që po bëhej gati të shkonte n'ushtri, me një adhurim aq të dlirë e të zjarrtë, sa që ajo buzëqeshje s'mund të gënjente njeri as edhe për një çast: dukej sheshit që kotelka vogëloshe ish tulatur e mbledhur lëmsh, me qëllim që të vërvitej edhe më me hov e të loste me të kushëririn, sapo të mund të vidheshin nga salloni e të kërcisnin jashtë ashtu si Borisi me Natashën.

— Po, *ma chère*[1], — i tha zonjës konti plak, duke i treguar Nikollën. — Ja, shoku i tij, Borisi, është emëruar oficer, dhe ky, nga shoqëria qe e lidh me 'të, s'do të ndahet prej tij; po e le universitetin, po më le edhe mua plakun; po hynë në ushtri, *ma chère*. Dhe e kishte vëndin gati në Arkivat: që tani mund të hyjë, po të dojë. Çfarë shoqëri të ngushtë, hë? — tha konti.

— Po thonë se lufta është shpallur, — vërejti zonja.

— Po, ka kohë që flitet kjo, — u përgjegj konti. — Po llafe janë, flasin e flasin, po punët mbeten ashtu siç ishin. *Ma chère*, çfarë shoqërie, hë? — përsëriti. — Hyn në regjimentin e usarëve.

Zonja, duke mos ditur ç'të thosh, tundi kokën.

— Nuk e bëj aspak nga shoqëria, — u hodh e tha Nikolla, duke u skuqur përnjëherësh e duke kthyer kokën nga ana tjetër sikur i bënë çpifje të turpshme. Nuk e bëj nga shoqëria, po sepse e kam qejf karierën ushtarake.

I hodhi një sy së kushërirës, pastaj zonjushes Karagina; që të dyja e vështruan me buzëqeshje sikur ishin në një mëndje me 'të.

— Sot do të kemi për drekë këtu Shubertin, kolonelin e regjimentit të usarëve të Pavllogradit. Ishte këtu me leje dhe do ta marrë me vete. Ç'do të bëjmë? — tha konti, duke ngritur supet e duke folur si me të qeshur për një gjë, e cila dukej se i shkaktonte shumë hidhërim.

— Unë ju thashë, baba, — ndërhyri i biri, — që në qoftëse s'doni të më lini, unë nuk shkoj. Po e di që s'jam i zoti për gjë tjetër përveç karierës ushtarake; s'jam i lindur për diplloma t dhe as për funksionar, nuk di ta fsheh atë që ndjej e që mendoj,

[1]) Mikja ime.

— tha, duke vështruar si çapkën zonjushen Karagina dhe Sonjën.

Kotelka, që e përpinte me sy, dukej gati më çdo çast t'i jepte çik e të tregonte natyrën e saj lozonjare.

— Mirë, dé, mirë! — tha konti plak. — Ndizet përnjëherësh. Ai Bonaparti ua mori mëndjen të gjithëve; që të gjithë mendojnë të bëjnë si ai: nga nëntoger të arrijnë në fronin e Perandorit. Ashtu dhëntë Zoti... — shtoi, pa e vënë re buzëqeshjen ironike të vizitores.

Të mëdhenjtë zunë të flisnin për Bonapartin. Julia, bija e Karaginës, u kthye nga Rostovi i ri.

— Sa keq që nuk erdhët të enjten te Arharovët. Unë u mërzita pa juve, — i tha me një buzëqeshje të ëmbël.

Djaloshi, i kënaqur shumë, me buzëqeshjen e lehtë e të kotë të rinisë, ndërroi vend e u ul më pranë saj dhe ja nisi muhabetit me 'të, pa vënë re se ajo buzëqeshja e tij e pavullnetëshme godiste me thikën e xhelozisë zemrën e Sonjës, që skuqej e mundohej të bënte buzën më gaz. Në mes të bisedimit, djaloshi i hodhi një sy. Sonja iu përgjegj me një vështrim të zjarrtë e të zemëruar e, duke i mbajtur lotët me zor, me një nënqëshje ironike në buzë, u ngrit e dolli nga salla. Nikollës iu pre tërë ëndja për të folur. Priti një çikë sa të mehej bisedimi, dhe, me fytyrë të tronditur, dolli nga salloni e shkoi të kërkonte Sonjën.

— Mirë thonë që të fshehtat e të rinjve janë qepur me pe të bardhë! — tha Ana Mihaillovna, dhe duke treguar Nikollën që po delte: — *Cousinage, dangereux voisinage*[1]), — shtoi.

— Po, — ja ktheu kontesha, kur ajo rreze e qeshur dielli, që kish hyrë në sallon bashkë me të rinjtë, u çduk, e sikur t'i përgjigjej një pyetje që s'ja bënte njeri, po që e brente prej kohe: — sa dhëmbje, sa çqetësime kemi pasur sa ja arritëm kësaj dite që të gëzohemi me 'ta! Pa dhe tani, ç'është e vërtetë, frika është më e madhe se gëzimi; prindi i shkretë qëndron gjithënjë me zemër të ngrirë se mos ngjasë

[1]) Kushërirë, kushëri, — dhe bien në dashuri!

kjo... se mos ngjasë ajo... Pikërisht kjo është mosha më e rrezikshme për të rejat e për të rinjtë.

— Çdo gjë varet nga edukata, — tha zonja Karagina.

— Po, kini të drejtë, — vazhdoi kontesha. — Gjer më sot, lavdi Zotit, kam qënë si shoqja më e mirë për fëmijët e mi, s'kanë të ndrojtur prej meje e m'i thonë të gjitha, — shtoi, duke bërë përsëri gabimin e shumë prindërve që besojnë se bijtë e tyre s'u mbajnë asgjë të fshehtë. — E di që time bija mua do të ma thonë, së parit, çdo sekret, e që Nikolinka me atë natyrë të zjarrtë që ka, edhe në bëftë ndonjë çapkënllëk (ç'ësht ai djalë që nuk bën?), s'ka për t'u sjellë kurrë si ata zotërinjtë e Peterburgut.

— Po, po, janë fëmijë të mrekullishëm, — e vulosi konti, që i zgjidhte gjithmonë problemet e ngatërruara për 'të, duke e shikuar çdo gjë si të mrekullishme. — Dhe ja, ju e patë vetë, do të bëhet usar. S'ke ç'i thua, *ma chère!*

— Sa të zgjuar e sa të shkathët që e kini atë të voglën, — tha zonja Karagina me entuziazëm. — Barut është, barut!

— Po, barut! — përsëriti konti. — Më ngjet mua! Dhe ç'zë që ka: megjithse është ime bijë, jam i shtrënguar të them të vërtetën: ajo do të bëhet një kangëtare, një Sallomon e dytë. Kemi marrë një maestro italjan që t'i mësojë kanton.

— Nuk është si shumë heret? Thonë se nuk është mirë për zërin që të stërvitet qysh në kët moshë.

— Oh, jo, pse, heret? — ja ktheu konti. — Po gjyshet tona si bënin që martoheshin dymbëdhjetë-trembëdhjetë vjeçe?

— Dhe që tani ka zënë të dashurojë Borisin! Si ju duket? — tha kontesha që buzëqeshte ëmbël, duke parë të jëmën e Borisit, dhe, duke iu përgjigjur sigurisht një mendimi që e hante përbrënda, vazhdoi: — Dhe ja, sikur unë t'i sillesha me të keq, sikur ta frenonja... Zoti e di se ç'do të bënin fshehurazi (kontesha donte të thosh se do të putheshin); po unë tani i di të gjitha, çdo lëvizje, çdo fjalë të saj. Vetë ajo do të vijë sonte e do të m'i thotë një nga një, fill e për pé. Mbase e kam përkëdhelur shumë, po kështu

është më mirë, besomëni. Të madhen, veç, e kam rritur më me disiplinë.

— Po, unë jam rritur krejt në mënyrë tjetër, — ndërhyri vajza e madhe, kontesha e bukur Vera, duke buzëqeshur.

Po buzëqeshja nuk ja zbukuroi fytyrën Verës, siç ngjet zakonisht; përkundrazi, fytyra i mori një shprehje artificiale që s'ish aspak e lezetshme. Vera ishte e bukur, e pajisur me një farë zgjuarësie, studjonte shumë mirë, ish me edukatë, kish një zë të këndëshëm; fjalët, që tha, ishin me vend e me arësye; po, për çudi, që të gjithë, edhe zonja Karagina e kontesha, u kthyen e panë si të habitura që dëgjuan ato fjalë nga goja e saj, dhe sikur u erdhi rëndë.

— Kështu ngjet gjithënjë me fëmijët e parë; përpiqet njeriu t'i edukojë sa ma mirë që të bëhen veçan nga të tjerët, — tha zonja Karagina.

— E pse ta fshehim, *ma chère?* Kontesha është përpjekur ta bëjë Verën veçan shoqeve — tha konti. — Është përpjekur dhe ja ka arritur qëllimit, — shtoi, duke ja hedhur sytë Verës me kënaqësi.

Zonja Karagina dhe e bija u ngritën e shkuan, duke premtuar se do të vinin për drekë.

— Çfarë njerëz! Vinë dhe s'tunden nga vendi! thashë se s'do të ngriheshin kurrë! — çfryu kontesha, si i përcolli.

## X

Me të dalë nga salloni, Natasha arriti me vrap të serra. Aty u ndal, duke u vënë veshin zërave që ndiheshin nga salloni e duke pritur Borisin. Po fillonte ta humbiste durimin e, duke përpjekur një këmbë përdhe, ish gati t'ja niste të qarit, kur u dëgjuan çapet as të ngadalëshme as të shpejta, po të matura të djaloshit. Natasha u hodh me nxitim e u fshe prapa arkave të luleve.

Borisi u ndal në mes të serrës, hodhi sytë rreth e rrotull, shkundi me dorë pluhurin nga mënga e uniformës dhe iu afrua një pasqyre duke shikuar fytyrën e tij të bukur. Natasha, duke mbajtur frymën pezull, përgjonte që nga vendi ku ishte fshehur, që

të shihte se çfarë do të bënte ai. Njaloshi qëndroi me këmbë një copë herë përpara pasqyrës, buzëqeshi dhe u drejtua nga dera e daljes. Natasha deshi t'i thërriste, po pastaj ndërroi mendim. „Le të shkojë", tha me mëndje të saj. Me të dalë Borisi, nga dera tjetër hyri Sonja, e skuqur, e mbytur në lotë, duke murmuritur tërë inat me vete. Natasha deshi t'i dilte me vrap përpara, po e mbajti veten dhe qëndroi në qoshen ku qe fshehur, si nën një kapuç magjik, duke vërejtur se ç'po ngjiste. Ndjente një kënaqësi që s'e kish provuar më parë. Sonja murmuriste nëpër dhëmbë ca fjalë që s'kuptoheshin dhe kthehej e vështronte nga dera e sallonit. Nga ajo derë dolli Nikolla.

— Sonja! Ç'ke! Po a bën ashtu njeriu? — i tha Nikolla duke vrapuar.

— Asgjë, asgjë, lermëni! — dhe Sonja zuri të qante me ngashërim.

— Jo. E di unë ku e ke hallin.

— Në e dini, shumë mirë, atëhere, shkoni tek ajo.

— So-onja! Dale! Thuamë një fjalë! Pse të vuash kështu e të më bësh të vuaj për hiçgjë? — i tha Nikolla, duke i marrë dorën.

Sonja nuk e hoqi dorën dhe pushoi së qari. Natasha, pa lëvizur nga vendi e pa marrë frymë, i shikonte me sy që lëshonin shkëndija. „Ç'do të ngjasë, vallë, tani"? thosh me vete.

— Sonja! As që pyes fare për njeri tjetër, unë! Vetëm ti je për mua, — tha Nikolla. — Ta provoj, po deshe.

— Nuk më pëlqen të flasësh ashtu.

— Mirë, nuk e bëj më, falmë, Sonja! — ai e tërhoqi pranë dhe e puthi.

„Ah, sa bukur!" mendoi Natasha, dhe kur Sonja me Nikollën duallën nga dhoma, u vajti pas dhe i thirri Borisit.

— Boris, ejani këtu, — tha me një shprehje dinake e kuptimplote. — Dua t'ju them një gjë. Këtu, këtu, — tha, dhe e shpuri në serrën, në atë vëndin midis arkave të luleve ku qe fshehur më parë.

Borisi i shkonte prapa me buzë në gaz.

— E, ç'gjë do më thoni? — pyeti.

Ajo e numbi toruan, hodhi sytë përqark dhe, duke parë kukllën e saj të hedhur mbi një arkëzë, e mori në krahë.

— Putheni kukllën, — i tha.

Borisi vështroi me kujdes e me përkëdhelje fytyrën e tronditur të çupkës dhe nuk u përgjegj.

— Nuk doni? Mirë, atëhere ejani këtu, — tha, dhe shkoi përpara në mes të luleve, duke e hedhur tutje kukllën. — Më afër, më afër! — pëshpëriste.

E kapi për mënge; dhe fytyra e saj e kuqe flakë kish një shprehje solemne dhe të trembur.

— Po mua, a doni të më puthni? — pëshpëriti me një zë të shuar, dhe e vështronte që poshtë me buzë në gaz e gati për të qarë nga mallëngjimi.

Borisi u skuq.

— Sa e çuditshme jini! — belbëzoi, duke u përkulur nga ajo, duke u skuqur edhe më shumë, po pa bërë asnjë gjest, e duke pritur.

Befas Natasha këceu mbi një arkëzë, në mënyrë që tani ndodhej më lart nga ai dhe e përqafoi me të dy krahët; krahët e saj lakuriq, të hajthëm e të vegjël u bashkuan një çikë më lart qafës së tij, dhe me një lëvizje të kokës, duke hedhur flokët prapa, e puthi në buzë.

Pastaj rrëshqiti poshtë midis saksive të luleve nga ana tjetër, dhe qëndroi kokë-ulur, pa lëvizur, me sytë përdhe.

— Natasha, — tha ai, — ju e dini që unë ju dashuroj, por...

— Më dashuroni? — e ndërpreu Natasha.

— Po, ju dashuroj, por, ju lutem, të mos e bëjmë herë tjetër këtë që bëmë tani... Të presim edhe katër vjet... Atëherë, do t'ju kërkoj për grua.

Natasha ra në mendime.

— Trembëdhjetë, katërmbëdhjetë, pesëmbëdhjetë, gjashtëmbëdhjetë... — tha duke numëruar me gishtrinjtë e saj të hollë. — Mirë! Domethënë u vendos? —

Dhe fytyra gjithë gjallëri i shkëlqeu nga një buzëqeshje gëzimi të kulluar.

— U vendos! — përsëriti Borisi.

— Për gjithmonë? — tha vajza. — Gjer në vdekje?

E, duke e marrë për krahu, me fytyrë të lumtur, u drejtua qetësisht me 'të nga salla e kanapeve.

## XI

Kontesha ish aq e lodhur nga vizitat, sa s'deshi të priste më asnjeri tjetër, dhe portjeri mori urdhër të mos lajmëronte, po vetëm t'i grishte për drekë pa përjashtim gjithë ata që do të vinin akoma për urime. Kontesha dëshironte të mbetej vetëm me shoqen e saj të vogëlisë, princeshën Ana Mihaillovna, me të cilën s'kish mundur të bisedonte më ngé që kur kjo ish kthyer nga Peterburgu. Ana Mihaillovna, me fytyrën e saj simpatike, që dukej, si gjithmonë, e vijosur nga brengat, afroi kolltukun e saj pranë atij të konteshës.

— Do të flas fare hapur me ty, — tha Ana Mihaillovna. — Mjerisht, na kanë mbetur aq pak nga miqt' e vjetër, prandaj miqësia jote më është edhe më e shtrenjtë.

Vështroi Verën dhe e preu fjalën.

Kontesha i shtrëngoi dorën me dhemshuri.

— Vera, — tha, duke iu kthyer së bijës, të cilën dukej sheshit që nuk e donte. — Si nuk e kupton që je e tepërt këtu? Nuk e sheh që na bezdis? Shko te jot motër, te jot kushërirë ose...—

E bukura Vera nënqeshi me përbuzje, duke mos e ndjerë aspak veten të fyer.

— Po të ma kishit thënë më parë, mama, do të kisha ikur menjëherë, — tha, e u ngrit e shkoi në dhomën e saj.

Po, duke kaluar përpara sallës së kanapeve, vuri re se pranë dy dritareve kishin ndenjur në mënyrë simetrike dy çifte. U ndal dhe buzëqeshi me përçmim. Sonja ish ulur pranë Nikollës, që po i kopjonte vargje, të parët që kishte bërë. Borisi me Natashën ishin ulur pranë dritares tjetër dhe menjëherë e prenë muhabetin kur hyri Vera. Sonja me Natashën e vështruan Verën me një shprehje lumtërie në fytyrë po edhe si fajtore. Të prehej shpirti e të

kënaqej syri kur i shihje ato dy vajza që kishin rënë në dashuri, po Verës nuk i erdhi hiç mirë kur i pà.

— Sa herë ju kam thënë, — u foli, — që të mos i prekni me dorë gjërat e mia? Kini dhomën tuaj. — Dhe ja mori Nikollës kallamrin.

— Ja, ja dhe pak, — tha ai, duke tundur penën.

— Kështu i bëni të tëra, juve: pa lezet e pa vend, — tha Vera. — At më parë hytë duke rendur në sallon dhe na e nxitë faqen të gjithëve. —

Megjithëse fjalët e saj ishin krejtësisht të arësyeshme, apo pikërisht për këtë, askush nuk po i përgjigjej po, që të katër, këmbenin vështrime njeri me tjetrin. Vera qëndronte akoma në dhomë me kallamarin në dorë.

— E ç'të fshehta mund të kini ju në mes tuaj, në këtë moshë? Këto janë vetëm budallallëke, gjëra për të qeshur!

— E, mirë, ty ç'të duhet, Vera? — ndërhyri Natasha. — Ty s'të prishet ndonjë punë, — foli ajo me zë të ëmbël, e me ton pajtimi.

Dukej se asaj dite ajo ish me të gjithë më e dashur e më e sjellë se zakonisht.

— Këto janë marrëzi! — tha Vera. — Si s'ju vjen turp! E ç'të fshehta mund të kini?

— Secili ka të fshehtat e tia. Ne nuk të biem më qafë ty me Bergun, — tha Natasha duke u nxehur.

— Doemos që s'më bini dot më qafë, — u përgjegj Vera, — s'kini ç'të thoni, se unë sillem ashtu si i ka hie njeriut. Po shiko se unë do t'i them mamasë se si sillesh ti me Borisin.

Natalia Iljinishna sillet shumë mirë me mua, — kundërshtoi Borisi. — Unë s'kam përse të qahem, — shtoi ai.

Lerini fjalët, Boris, jini një dipllomat ju — (fjalën „dipllomat" e kishin në majë të gjuhës fëmijët, në atë kuptimin e veçantë që i jepnin ata) — që s'duroheni, — tha Natasha me një zë të fyer e të dredhur. — Ç'ka ajo që kapet me mua? Ti s'kupton nga këto gjëra, — tha, duke iu kthyer Verës, — se kurrë ndonjëherë s'ke dashuruar njeri; ti je zemërgur, ti

je *madame de Genlis*[1]) — (ky mbiemër që quhej si shumë thumbonjës i qe ngjitur Verës nga Nikolla), — dhe qejfi yt është si t'u biesh më qafë të tjerëve. Qesh e lot me Bergun sa të duash, s'të mban njeri! — e thumboi, e ndezur.

— Po unë s'jam nga ato që rendin prapa një djaloshi në sy të huajve.

— Mirë, e bëri të sajën tani, — ndërhyri Nikolla, — s'la njeri pa i rënë më qafë, na e prishi të gjithëve. Ejani të shkojmë në dhomën e fëmijëve. —

Që të katër, si një tufë zogjsh të trembur, u ngritën e duallën nga dhoma.

— Ju më ratë më qafë, se unë s'i thashë gjë njeriut, — tha Vera.

— *Madame de Genlis! Madame de Genlis!* — e sulmonin si me këngë zërat e qeshura të të rinjve që jashtë derës.

E bukura Vera, që u bënte që të gjithëve një përshtypje kaqë të papëlqyer e ngacmonjëse, buzëqeshi é, sigurisht pa u tronditur nga ato që i thanë, iu afrua një pasqyre dhe rregulloi qaforen dhe flokët. Duke parë fytyrën e saj të bukur, u duk sikur i harroi të gjitha, dhe erdh e u bë edhe më e ftohtë e më e qetë.

Në sallon vazhdonte muhabeti.

— *Ah, chère* — thoshte kontesha, edhe në jetën time *tout n'est pas rose*. A nuk e shoh unë se *du train que nous allons*[2]) për së shpejti do të mbetemi keq?! Na mori më qafë Klubi dhe zemërbujarija e tij, që kërkon t'u bëjë mirë gjithë botës. Pa dhe kur jemi në fshat, se mos rrimë rahat, a? Jo në teatro, jo për gjah e Zoti e di se çfarë. Po ç'të flasim për mua! Pa më thuaj, si bëre që e rregullove kaqë mirë punën? Shpesh herë çuditem me ty, Anetë, se si, në një moshë të tillë, mund të bredhësh me karrocë, vetëm, në Moskë e në Peterburg, te të gjithë ministrat, te të gjithë njerëzit me pozitë të lartë, e di si të sillesh e si të veprosh me të gjithë! Vërtet, si e rregullove kaqë mirë! Ja, unë s'jam e zonja për të tilla.

---

[1]) Madam dë Zhanli.
[2]) Ah, e dashur . . . nuk janë të gjitha shesh me lule. . . siç e kemi nisur. . .

— Ah, shpirtja ime, — u përgjegj princesha Ana Mihaillovna. — Zoti mos e dhëntë kurrë që të mbetesh e ve, pa një krah, pa një mbështetje, e me një djalë që e adhuron, — ashtu siç kam mbetur unë. S'ka gjë më të keqe! Po njeriu mësohet me të gjitha — vazhdoi me një farë krenarie. — Të mëson puna vetë. Kur dua të takohem me ndonjë „të madh" që i shkon fjala, shkruaj një pusullë: „*princesse une telle*[1]) dëshiron të takojë filan festëkun", dhe shkoj vetë me karrocën e sheshit jo një herë vetëm, po dy e tri e katër herë, gjersa të mbaroj punë. S'bëhem shumë merak se ç'mund të thonë e të mendojnë të tjerët për mua.

— Po si e qysh bëre, e me kë fole për Borisin? — pyeti kontesha. — Ja, yt bir është oficer i Gardës tani, kurse Nikollushka vetëm aspirant. S'ka kush të kujdeset për 'të. Kujt iu drejtove ti?

— Princ Vasilit. M'u suall shumë mirë. Sa i thashë, dhe s'ma bëri fjalën dy, ndërhyri menjëherë pranë Perandorit, — tha princesha Ana Mihaillovna me entuziazëm, duke harruar fare se sa i qe lutur e sa ish përulur gjersa ja arriti qëllimit.

— A është plakur shum princ Vasili? — pyeti kontesha. — S'e kam parë që prej asaj kohe që jepnim çfaqje te Rumancievët. Besoj se do të më ketë harruar. *Il me faisait la cour*[2]) — iu kujtua konteshës, dhe i qeshi buza . . .

— Ai që ishte është, — u përgjegj Ana Mihaillovna, — shumë i dashur e shumë i sjellë. *Les grandeurs ne lui ont pas tourné la tête du tout*[3]). „Më vjen keq që s'kam mundësi të bëj më shumë për juve, e dashur princeshë", më tha: „urdhëroni". Jo është shumë njeri i mirë, mik me kokë. Po ti e di, Natali, se sa e dua tim bir. Edhe shpirtin e jap për lumtërinë e tij. Po vij kaqë ngusht, — vazhdonte Ana Dihaillovna, me trishtim e duke ulur zërin, — kaqë ngusht, sa që ndodhem në ditë të hallit. Ajo dava e zezë që kam nisur më shkriu me gjithësej dhe as që bën një çap përpara. A e beson që kam mbetur pa një dhjeç, dhe nuk e di si do të bëj që ta

---

[1]) Askush princeshë.
[2]) Më vinte rrotull.
[3]) Nuk është dehur nga sukseset.

pajis Borisin me ato që i duhen, — nxori shaminë dhe zuri të qante. — Më duhen pesëqind rubla dhe unë s'kam veçse njëzetepesë. Kaqë keq jam se... E vetmja shpresë që më mbetet tani është kont Kiril Vlladimiroviç Bezuhovi. Po s'deshi as ai që ta ndihmojë famullin[1]) e tij, — se ai e ka pagëzuar Borisin, — e t'i caktojë një farë pensioni, të gjitha mundimet do të më venë humbur. As uniformën s'ja bëj dot. —

Sytë e konteshës u përlotën; rrinte heshtur, e zhytur në mendime.

— Shpesh herë mendoj, mbase është edhe gjynah, — tha princesha, — shpesh herë mendoj: ja, kont Kirill Vlladimiroviç Bezuhovi rron fill i vetëm në botë... ka një pasuri të madhe sa më s'bëhet... e për se rron? Jeta i është mërzitur... kurse Borisi është i ri, ka tërë jetën përpara.

— Sigurisht, do t'i lerë diçka ai, — tha kontesha.

— Kushedi, *chère amie!* Këta zotërinjtë e mëdhenj janë shumë egoistë! Megjithatë, do t'i vete tani bashkë me Borisin e do t'ja them hapur si është puna. Le të mendojnë ç'të duan për mua, as që pyes fare, kur është fjala për të ardhmen e tim biri. — Princesha u ngrit. — Tani është ora dy, ju e shtroni drekën më katër. Gjer atëhere e mbaroj këtë punë. —

Dhe me mënyrat e një zonje të madhe të Peterburgut që ka haber nga bota dhe di ta përdorë kohën, Ana Mihaillovna thirri të birin dhe bashkë me 'të dolli në koridor.

— Lamtumirë, shpirtja ime, — i tha konteshës që e përcolli gjer te dera. — Uromë të dal me fat, — shtoi me zë të ulët që të mos e dëgjonte i biri.

— Shkoni te kont Kirill Vlladimiroviçi, *ma chère?* — pyeti konti nga salla e bukës, duke dalë edhe ai në koridor. — Po të jetë më mirë, ftojeni edhe Pjerin të vijë për drekë nga ne. Njëherë e një kohë vinte këtu, vallzonte me fëmijët. Ftojeni, pa tjetër, *ma chère.* Do të shohim se si do të na nderojë Tarasi sot. Thotë se në shtëpinë e kont Orlovit s'është dhënë kurrë një drekë si kjo që do të japim ne.

---

[1]) Famull: bir i pagëzuar.

XII

— *Mon cher Boris* — i tha të birit princesha Ana Mihaillovna, kur karroca e konteshës Rostova, ku kish hipur, kaloi mbi shtresën me kashtë që mbulonte rrugën dhe hyri në oborrin e gjerë të pallatit të kont Kirill Vlladimiroviç Bezuhovit, — *mon cher Boris*[1], — përsëriti duke nxjerrë dorën që poshtë mantelit të vjetër e duke ja hedhur në krah të birit me një lëvizje të ndrojtur e të dhemshur. — Shiko të sillesh i dashur e i ëmbël. Kont Kirill Vlladimiroviçi është nuni yt dhe, ta dish, se prej atij varet e ardhmja jote. Mos e harro këtë, mon cher, bëja qejfin sa më shumë, përpiqu t'i hysh në zemër, siç di vetë ti, kur do.

— Kam frikë se do të poshtërohemi kot, pa fituar gjë... — iu përgjegj i biri ftohtë, — por ju kam dhënë fjalën, dhe ashtu do të sillem për hatrin tuaj. —

Megjithëse një karrocë private kish qëndruar përpara hyrjes, portjeri, si u hodhi një sy nanës dhe djalit (të cilët, pa dhënë emrin, hynë drejt e në hajatin me dyer xhami, midis dy radhë statujash të vendosura në kubet e tyre), e si vërejti me një shprehje kuptimplote mantelin e vjetër të princeshës, i pyeti në kishin ardhur për kontin apo për princeshat, dhe si mësoi se dëshironin të shihnin kontin, tha se zotëria e tij asaj dite ndodhej shumë keq e se nuk priste asnjeri.

— Të ikim, ahere, — tha Borisi frëngjisht.

— *Mon ami!*[2] — thirri e ëma me një zë që lutej, duke zgjatur dorën që t'i çikte krahun të birit, sikur kështu do të mund ta qetësonte, apo ta nxiste.

Borisi heshti dhe, pa e hequr kapotën ushtarake, e vështroi si me pyetje.

— Shiko or mik, — i tha Ana Mihaillovna portjerit me një zë të përvajshëm, — e di që kont Kirill Vlladimiroviçi është shumë sëmurë... e prandaj pikërisht kam ardhur... jemi tanët... nuk e bezdis unë... dua vetëm të takohem me princ Vasil Sergejeviçin; ai është këtu. Shko e lajmëro, të lutem. —

---

[1] I dashur Boris.
[2] Miku im.

Portjeri, i ngrysur, i ra ziles së shkallës dhe u kthye nga ana tjetër.

Princesha Drubeckaja për princ Vasil Sergejeviçin, — i thirri një kamerjeri të veshur me uniformë, çorape të mëndafshta, këpucë me tokzë dhe frak, që u sul nga kati i sipërm dhe zgjati fytyrën e vështroi mbi parmakët e shkallës. Nëna rregulloi kindat e fustanit të saj të mëndafshtë të ngjyer sërish, u pa në një pasqyrë të madhe venecjane në mur dhe, me guxim, me ato këpucë të vjetëruara, ngjiti shkallët që ishin shtruar me një qilim madhështor.

— *Mon cher, vous m'avez promis*[1]), — ja kujtoi edhe një herë të birit, duke i çikur krahun për t'i dhënë zemër.

I biri, e ndiqte pas, me sytë përdhe.

Hynë në një sallë, nga e cila një derë të shpinte në dhomat që i ishin caktuar princ Vasilit.

Ndërsa nënë e bir, si arritën në mes të sallës, po mateshin të pyesnin një kamerjer plak, që kish brofur më këmbë kur i pa të hynin, u vërtit doreza prej bronxi e një dere dhe princ Vasili, veshur me peliçe belluzi, vetëm me një dekoratë, hyri, duke shoqëruar një burrë të hijshëm me leshra të zeza. Ky ishte mjeku i famshëm i Peterburgut, Loreni.

— *C'est donc positif*[2])? — thoshte princi.

— *Mon prince*, „errare humanum est", *mais*...[3]) — përgjigjej doktori duke e theksuar shkronjën „r" e duke i shqiptuar fjalët latine si frëngjisht.

— *C'est bien... c'est bien*...[4]). —

Kur pà Ana Mihaillovnën me të birin, princ Vasili u nda nga doktori me një përshëndetje, dhe u afrua te të parët në heshtje, po me një shprehje pyetëse në fytyrë. Djali vuri re se, befas, sytë e së jëmës shprehnin një dhëmbje të thellë e të vetvetishme. Buzëqeshi lehtë.

— Eh, në ç'rrethana të hidhura na qëlloi të takohemi, princ... Si është i sëmuri ynë? — pyeti, duke bërë sikur nuk e shihte vështrimin e ftohtë e të egër që drejtohej mbi 'të. Princ Vasili e vështroi, pastaj vështroi Borisin dhe dukej sikur sytë e tij e pyesnin,

---

1) Më kini dhënë fjalën, i dashur.
2) Domethënë,ësht'e sigurt?
3) Princi im, njeriu edhe gabohet, por...
4) E mora vesh.

të hutuar. Borisi u përkul duke e përshëndetur me njerëzi. Princ Vasili, pa iu përgjigjur përshëndetjes, u kthye nga Ana Mihaillovna dhe iu përgjegj pyetjes së saj me një lëvizje të kokës e të buzëve, që tregonte se atij nuk i besohej që i sëmuri të kish shërim.

— Vërtet? — thirri Ana Mihaillovna. — Ah, sa gjë e tmershme! Të merr frika ta mendosh . . . Është im bir, — shtoi, duke treguar Borisin. — Deshi t'ju falënderonte personalisht.

Borisi përshëndeti edhe një herë me shumë njerëzi.

— Besojeni, princ, se zemra e një nëne nuk e harron kurrë atë që kini bërë për neve.

— Jam i lumtur që munda t'ju bëj një të mirë, e dashur Ana Mihaillovna, — tha princ Vasili, duke rregulluar jakën e qëndisur e duke treguar me gjestin e me zërin e tij, aty në Moskë, përpara Ana Mihaillovnës, të përkrahurës së tij, një mirëdashje e një gatishmëri shumë më të madhe se sa atje në Peterburg, në mbrëmjen e Ana Pavllovnës.

— Përpiquni të shërbeni mirë e të jini i denjë, — shtoi me të rreptë, duke iu kthyer Borisit. — Gëzohem, gëzohem shumë që... Jini me lejë? — foli me zërin e tij të ftohtë.

— Pres urdhërin, Shkëlqesë, për t'u nisur në krye të detyrës, — u përgjegj Borisi, pa treguar pakënaqësi për tonin e prerë të princit dhe as dëshirë për të hyrë në bisedim, po me një gjakftohtësi kaqë të madhe e me një respekt kaqë të thellë, sa që princi e vështroi me habi.

— Rrini me nënën tuaj?

— Rri te kontesha Rostova, — tha Borisi, duke shtuar përsëri: — Shkëlqesë!

— Është ai Ilia Rostovi, që ka marrë Natali Shinshinën, — ja solli ndër mënd Ana Mihaillovna.

— E di, e di, — ja ktheu princ Vasili, me zërin, e tij monoton. — *Je n'ai jamais pu concevoir comment Natalie s'est décidée à épouser cet ours mal léché! Un personnage complètement stupide et ridicule. Et joueur á ce qu 'on dit.*[1]).

---

[1]) Edhe sot e kësaj dite çuditem se si u martua Natalia me atë arushë mali. Një tip fare i trashë dhe qesharak. Është dhe kumarxhi, thonë.

— *Mais très brave homme, mon prince*[1], — vërejti Ana Mihaillovna, me një buzëqeshje mëshironjëse, sikur edhe ajo e dinte që kont Rostovi i atillë ish, por i lutej princit që të tregohej më i butë për të gjorin plak. — Ç'thonë doktorët? — pyeti pas një heshtjeje të shkurtër, duke treguar përsëri një trishtim të madh në fytyrën e saj të pikëlluar.

— Të paka i kanë shpresat, — tha princi.

— E unë desha ta falënderoja edhe një herë xhaxhanë për gjithë ato të mira që na ka bërë mua dhe Borisit. *C'est son filleul*[2], — shtoi me një ton, sikur ky lajm do ta gëzonte pa masë princ Vasilin.

Princ Vasili ngrysi vetullat dhe qëndroi i menduar. Ana Mihaillovna e kuptoi se ai kish frikë mos i bëhej shemër në testamentin e kont Bezuhovit. Prandaj deshi ta siguronte menjëherë.

— Po të mos ish për dhëmshurinë e përzemërt dhe devocionin që kam për *xhaxhanë*... — foli serbes e me një ton bindës. — e di karakterin e tij bujar e të çiltër, po në qoftë se pranë tij ndodhen vetëm të mbesat... ato janë akoma aq të reja... — Uli kokën dhe pyeti me zë të ulët sikur pëshpëriste: — A e përmbushi detyrën e fundit, princ? Këto çaste që i mbeten janë shumë të çmuara! S'ka gjë më të keqe, e do puna që ta përgatisim, deri sa është kaqë rëndë. Ne gratë, princ, — dhe këtu buzëqeshi me dhëmshuri, — dimë kurdoherë t'i themi disa gjëra ashtu si duhen thënë. Duhet t'i vete pranë, megjithqë e di se do të më copëtohet zemra; po unë jam mësuar me vuajtje. —

Princi, sigurisht, e mori vesh ku rrihte fjala dhe e kuptoi gjithashtu, si ahere në mbrëmjen e zonjushës Sherer, që Ana Mihaillovna nuk të ndahej pa bërë të sajën.

— Kam frikë se mos ja keqësojë gjëndjen ky takim, chère Ana Mihaillovna, — tha ai. — Le të presim më mirë gjer në mbrëmje, se doktorët parashikojnë një krizë.

— Ç'është ajo e pritur, princ? Mbase është në çaste te fundit! *Pensez, il y va du solut de son*

[1] Po si njeri, është shumë zemërbardhë, princ.
[2] Ai e ka pagëzuar Borisin.

*âme... Ah! c'est terrible, les devoirs d'un chrétein...*[1]).

Një derë, që të çonte nga dhomat e brendëshme në sallë, u hap dhe hyri një nga princeshat, të mbesat e kontit. Kish një fytyrë të trishtuar e të ftohtë dhe bustin tepër të gjatë, në përpjesëtim me këmbët, në një mënyrë që të çudiste.

Princ Vasili u kthye nga ajo.

— E, si është?

— Gjithmonë njësoj. S'ka si të jetë ndryshe, me tërë këtë zhurmë... — tha princesha, duke shikuar e mërzitur Ana Mihaillovnën si ndonjë të panjohur.

— *Ah, ma chère, je ne vous reconnaissais pas,* — tha Ana Mihaillovna me një buzëqeshje gjithë gëzim, duke iu afruar me çape të lehta e të shkurta, sikur vallzonte, së mbesës së kontit. — *Je viens d'arriver et je suis à vous pour vous aider a soigner mon oncle. J'imagine combien vous avez souffert*[2]), — shtoi duke ngritur në qiell sytë e saj gjithë mëshirë e dhemshuri.

Princesha nuk iu përgjegj fare, dhe as buzëqeshi, po dolli menjëherë. Ana Mihaillovna hoqi dorashkat e, duke zënë vend në një kolltuk, si në një pozicion të fituar mbi armikun, ftoi edhe princ Vasilin që të rrinte pranë saj.

— Boris, — i tha të birit, dhe buzëqeshi. — Unë do të shkoj te konti, te xhaxhai; ndërkaqë, ti shko te Pjeri, *mon ami*[3]), dhe mos harro t'i thuash se është i ftuar nga Rostovët. E ftojnë për drekë. Besoj se nuk do të vejë? — pyeti, duke iu drejtuar princit.

— Përkundrazi, — ja priti ky, i mvrejtur e i mërzitur shumë. — *Je serais très content si vous me débarrassez de ce jeune homme*[4])... Erdhi e u shtrua këtu. Konti s'ka pyetur për 'të as edhe një herë.

---

[1]) Mendoni një herë, është fjala për shpëtimin e shpirtit të tij... Ah! Detyrat e një të krishteri janë një gjë e tmerëshme...

[2]) Ah, e dashur, nuk ju njoha fare. Sapo erdha tani, dhe ja ku më kini gati që t'ju ndihmoj për t'i bërë hyzmet xhaxhait tim. E marr me mënd se sa do të kini vojtur.

[3]) Miku im.

[4]) Do të gëzohesha shumë sikur të ma hiqnit qafe atë djalë.

Dhe ngriti supet. Një kamerjer e mori poshtë djaloshin dhe pastaj, nëpër një palë shkallë të tjera, e çoi te Petro Kirillovigi.

## XIII

Ish e vërtetë. Pjeri s'kish mundur akoma të zgjidhte një karierë në Peterburg, nga ku e kishin nisur në Moskë për shkak të skandaleve të tia. Ato që kishin treguar për 'të te kontesha Rostov nuk ishin shpifje. Ai, bashkë me shokët e tij, e kishin lidhur me të vërtetë komiserin kurriz më kurriz me ariun. Kish arritur në Moskë aty disa ditë më parë dhe kish qëndruar, si gjithmonë, në shtëpi të t'et. E merrte me mënd se aventura e tij do të ish hapur në Moskë, e që rrethi femëror i kontit, që s'e kish parë kurrë me sy të mirë Pjerin, sigurisht që do të përfitonte nga ky rast për ta zemëruar kontin kundër tij. Megjithkëtë, ditë që sosi në Moskë, shkoi drejt e në apartamentin e të jatit. Duke hyrë në sallon, ku e kalonin ditën zakonisht, përshëndeti princeshat, të cilat kishin ndenjur përpara gjergjefëve dhe dëgjonin ato që po u lexonte me zë të lartë nga një libër njëra prej tyre. E madhja, një vajzë e rreptë, e pastër, me bustin të gjatë, vetë ajo që kish hyrë në sallë e ish takuar me Ana Mihaillovnën, lexonte të voglat, që të dyja të freskëta e të lezetshme, që dalloheshin njera nga tjetra vetëm sepse njeri kish një nishan, që e zbukuronte shumë, përmbi buzën e sipërme, qëndisnin në gjergjef. Kur panë që hyri Pjeri, sikur panë me sy vdekjen ose murtajën. E madhja e ndërpreu leximin dhe e vështroi e nemitur me sy të llahtarisur; e dyta, ajo pa nishan, ngriu, gjith me atë shprehje në fytyrë; e vogla, ajo me nishanin, që kish një natyrë tallëse e ish pakëz çamaroke, uli kokën mbi gjergjef për të fshehur një buzëqeshje, shkakëtuar, sigurisht, nga që e përfytyronte skenën që do të zhvillohej dhe e shihte që tani anën e saj qesharake. Tërhoqi fillin e leshit dhe u kërrus, gjoja sikur shikonte qëndizmën, duke e mbajtur me zor të qeshurit.

— *Bonjour, ma cousine,* — tha Pjeri. *Vous ne me reconnaissez pas?*[1]*)*.

— Ju njoh, ju njoh, dhe fort mirë, bile.

— Si është konti? A mund ta shoh? — pyeti Pjeri, me ngathtësinë e tij të zakonshme, po pa e humbur toruan.

— Konti vuan trupërisht dhe shpirtërisht dhe, duket, ju jini përpjekur me sa ju mundej që t'i shkaktonit dhëmbje shpirtërore akoma më të mëdha.

— A mund ta shoh? — përsëriti Pjeri.

— Hëm!... Në doni që t'ja merrni edhe atë çikë shpirt që i ka mbetur e ta vrisni fare, mund ta shihni. Ollgë, shko e shih a është gati supa për xhaxhanë, se po vete ora, — shtoi, duke i treguar Pjerit me këtë se s'ja kishin ngenë e se tërë kujdesi i tyre ishte për të qetësuar të jatin, kurse ai, Pjeri, përpiqej vetëm si e si që t'i prishte gjakun të jatit.

Ollga dolli. Pjeri qëndroi edhe një çikë, vështroi të kushërirat dhe, duke u përkulur, tha:

— Ahere po shkoj në dhomat e mia. Kur të ketë mundësi, më lajmëroni.

Dolli, dhe një e qeshur e përmbajtur, po kumbonjëse e kushërirës me atë nishanin, e përcolli jashtë derës.

Të nesërmen erdhi princ Vasili dhe u vendos në shtëpi të kontit. E thirri Pjerin e i tha:

— *Mon cher, si vous conduisez ici comme à Petersbourg, vous finirez très mal; c'est tout* ce que je *vous dis*[2]*)*. — Konti është shumë, shumë i sëmurë; më mirë të mos e takosh.

Që prej atij çasti asnjeri s'kish pyetur më për Pjerin, i cili e kalonte gjithë ditën, vetëm, në katin e sipërm, në dhomën e vet.

Në kohën kur do t'i shkonte Borisi, Pjeri shëtiste nëpër dhomë, ndalej kur e kur nëpër qoshet duke bërë gjeste kërcënonjëse drejt murit sikur i binte me shpatë ndonjë armiku të padukshëm e duke shikuar rreptë përmbi syzet, pastaj rifillonte të baritu-

---

1) Mirë dita, kushërirë, nuk më njihni?

2) Shikoni, miku im, po u suallt edhe këtu si në Peterburg, do të mbaroni shumë keq; s'kam ç't'ju them tjetër.

rit, thosh disa fjalë të mbytyra, ngrinte supet dhe hapte krahët.

— *L'Angleterre a vécu,* — thoshte, vetull-ngrysur, e duke treguar kushedi se kë me gisht. — *M. Pitt comme traître à la nation et au droit des gens est condamné à...*[1]).

Pjeri nuk arriti të jepte vendimin kundër Pittit, duke përfytyruar në atë çast sikur të ish vetë ai Napoleoni, ose sikur, bashkë me heroin e tij, të kish kryer kapërcimin e rrezikshëm të Ngushticës së Kalesë e të kish pushtuar Londrën, sepse pà që po hynte një oficer i ri, i hijshëm dhe elegant. E preu fjalën për gjysmë. Pjeri e kishte parë Borisin për herë të fundit, atëhere kur ky ishte vetëm katërmbëdhjetë vjeç djalë, dhe nuk e sillte fare ndër mënd; megjithkëtë, me atë spontanitetin që e karakterizonte, i mori dorën dhe i buzëqeshi miqësisht.

— Më mbani mënd? — pyeti Borisi me zë të qetë e me një buzëqeshje simpatike. — Kam ardhur me nënën time për të parë kontin, po duket se nuk është hiç mirë.

— Po, ashtu thonë, është sëmurë. E bezdisin pa reshtur, — u përgjegj Pjeri, duke u përpjekur të sillte ndër mënd kush ishte ky djalosh.

Borisi e kuptoi se Pjeri nuk po e njihte, po iu duk e tepërt t'i thosh emrin dhe, pa ndjerë as turbullimin më të vogël, e vështronte drejt në sy.

— Kon Rostovi ju fton të urdhëroni sot për drekë në shtëpi të tij, — tha pas një heshtje mjaft të gjatë e të rëndë për Pjerin.

— Ah! Kont Uostovi, — tha më gëzim Pjeri. — Ahere ju jini i biri, Ilia. Pa shikoni, në fillim nuk ju njoha. A ju kujtohet, kemi shkuar bashkë në Kodrinat e Harabelavet me *madame Jacquot*[2])... Shumë kohë më parë.

— Gaboheni, — tha Borisi pa u nxituar, me një buzëqeshje të guximshme dhe pakëz ironike. — Unë jam Borisi, i biri i princeshës Ana Mihaillovna Drubeckaja. Ilia është plaku Rostov, kurse i biri quhet Nikolla. Unë nuk njoh ndonjë *madame Jacquot.*

---

[1]) Anglia kaq e pat. Zoti Pitt si tradhëtar i kombit dhe i së drejtës ndërkombëtare është i dënuar me. . .

[2] Zonjën Zhako.

Pjeri tundi duart dhe kokën sikur e sulmuan mushkonjat ose bletët.

— Ç'bëj kështu unë!? i ngatërrova të gjitha. Kam shumë të afërm në Moskë! Ju jini Borisi... Po. Më në fund u shpjeguam. Pa më thoni, ç'mendim kini për ekspeditën e Bulonjës? Englezët do ta kishin pisk sikur Napoleoni të kapërcente ngushticën. Mendoj se ekspedita është krejtësisht e mundëshme. Mjaft që Vilnëvi të mos bëjë ndonjë marrëzi!

Borisi nuk dinte asgjë për ekspeditën e Bulonjës, nuk i lexonte gazetat, dhe Vilnëvit për herën e parë po ja dëgjonte emrin.

— Ne, këtu në Moskë, merremi më shumë me dreka, me darka e me thashetheme, se sa me politikë, — tha me tonin e tij të qetë e ironik. — Unë nuk di dhe nuk mendoj asgjë për të gjitha këto. Moska merret me thashetheme më tepër se me çdo gjë tjetër, — vazhdoi, — tani flitet për ju e për kontin.

Pjeri buzëqeshi me atë buzëqeshjen e tij të dashur prej fëmije, si i trembur se mos mysafirit i shpëtonte ndonjë fjalë nga goja, për të cilën mund të pendohej më vonë. Po Borisi fliste me një zë të çkoqur, të qartë e të prerë, duke e vështruar drejt në sy.

— Moska s'ka punë tjetër veçse të merret me thashetheme, — vazhdoi. — Që të gjithë kanë merak të dinë kujt do t'ja lerë pasurinë konti, megjithqë, mbase, ai mund të rrojë më shumë nga ne, gjë që ja uroj me gjithë zemër...

— Po, punë e vështirë, pa lezet, është për të ardhur keq, — belbëzoi Pjeri, — është për të ardhur keq.

Pjeri kish frikë se mos oficeri i jepte bisedimit një rrugë, që do të ish e papëlqyer për të dy.

— E mbase ju besoni, — tha Borisi, duke u skuqur pakëz, po pa e ndryshuar as tonin, as qëndrimin. — se që të gjithë kërkojnë si e si të xhvatin gjësendi nga ky milionar.

„Ja ku dolli", mendoi Pjeri.

— Po unë pikërisht desha t'ju them, për të çdukur çdo keqkuptim, se ju do të gaboheshit rëndë po të vinit edhe mua me nënën time në listën e këtyre personave. Na jemi shumë të varfër, po unë flas të

paktën për veten time; pikërisht sepse ati juaj është i pasur, nuk e quaj veten si të afërmin e tij, dhe as unë, as nëna ime, nuk do të kërkojmë e nuk do të pranojmë kurrë asgjë prej tij.

Pjeri mezi i kuptoi këto fjalë, po kur i hyri brenda kuptimit të tyre, brofi nga kanapeja, i mori dorën Borisit me shpejtësinë dhe pahijeshinë e tij të zakonshme dhe, duke u skuqur shumë më tepër nga Borisi, filloi t'i fliste me një ndjenjë të përzjerrë turpi e marazi:

— Ç'thoni kështu? Si është e mundur që të mendoni se unë... Kujt i ka shkuar kurrë në mëndje një gjë e tillë... Unë e di fort mirë... —

Po Borisi e ndërpreu përsëri:

— E ndjej veten të lehtësuar që jua thashë të gjitha. Mbase s'ju erdhi mirë, më falni, — tha, duke e qetësuar Pjerin, në vend që ta qetësonte ky, — po nuk kam dashur t'ju fyej. E kam si rregull që t'i them të gjitha gjërat hapur... Si t'iu përgjigjem, pra, Rostovëve? Do të vini për drekë?

Dhe Borisi, që u çkarkua nga një barrë e rëndë, dhe e hodhi lumin duke e vënë Pjerin në një pozitë të vështirë, u çel e u bë shumë i dashur.

— Jo, dëgjoni, — tha Pjeri duke u qetësuar. — Ju jini një njeri i jashtëzakonshëm. Shumë mirë, shumë mirë-kjo që thatë. Kuptohet, ju nuk më njihni. Kemi kaq kohë që s'jemi parë... që nuk ishim fëmijë.... Ju mund të mendoni se unë... Ju kuptoj, ju kuptoj fare mirë. Unë nuk do ta bëja dot, s'do të kisha kurajë, por, ju lumtë, është një gjë e bukur. Gëzohem shumë që u njohëm. Çudi, — shtoi pas një heshtjeje e duke vënë buzën më gaz, — se si mendonit kështu për mua! — Ceshi. — Po s'ka rëndësi. Do të njihemi më mirë. Ju lutem. — Dhe i shtrëngoi dorën Borisit. — A e dini, s'e kam parë fare kontin. S'më ka thirrur... Më vjen keq për 'të, si njeri... Po ç'mund të bëj?

— Domethënë ju jini i mendimit se Napoleoni do të mundë ta kapërcejë Manshin me ushtrinë e tij? — pyeti Borisi me buzë në gaz.

Pjeri e kuptoi se Borisi deshte të ndronte bisedë, e duke përfituar nga rasti, filloi t'i shpjegonte

anët e mira dhe anët e dobëta të ekspeditës së Bulonjës.

Një shërbëtor erdhi e thirri Borisin nga ana e princeshës. E ëma ish duke hipur në karrocë. Pjeri premtoi se do të vente për drekë që të njiheshin edhe më mirë me Borisin, i shtrëngoi fort dorën, duke e shikuar me dashuri drejt në sy, që përmbi syzet... Si dolli ai, Pjeri eci edhe një copë herë nëpër dhomë, jo më duke goditur me shpatë një armik të padukshëm, po duke sjellë ndër mënd me buzë në gaz atë djalosh simpatik, të zgjuar e me një karakter aq të fortë.

Ashtu siç ndodh gjithmonë në moshën e rinisë së parë, sidomos te njerëzit që jetojnë në vetmi, ai ndjente një dhemshuri pa arësye për këtë djalosh dhe dëshëronte të lidhte me 'të një miqësi të ngushtë.

Princ Vasili po përcillte princeshën. Kjo po fshinte sytë me shami, fytyrën e kish të përlotur.

— Sa keq! Sa keq! — thoshte, — po sado e rëndë që të jetë, unë do ta bëj detyrën time gjer në fund. Do vij ta kaloj natën me 'të. Nuk mund ta lemë ashtu. Çdo minutë është e çmuar. Nuk e kuptoj se ç'presin princeshat. Do Zoti e gjej mënyrë si ta përgatis!... *Adieu, mon prince, que le bon Dieu vous soutienne...*[1]).

— *Adieu, ma bonne,*[2]) — u përgjegj princ Vasili duke u larguar.

— Ah, është shumë rëndë, — i tha Ana Mihaillovna të birit, ndërsa po zinin vend në karrocë. — Nuk njeh pothuej asnjeri.

— Unë nuk e kuptoj, nënë, cilat janë ndjenjat e tij për Pjerin? — e pyeti i biri.

— Testamenti do t'i thotë të gjitha, djali im; nga ai varet edhe fati ynë...

— Po pse besoni ju se do të na lerë diçka?

— Ah, djali im! Ai është aq i pasur, kurse ne jemi fare të varfër!

— T'ju them të drejtën, nënë, kjo s'më duket aspak një arësye e mjaftueshme...

---

[1]) Lamtumirë, princ, Zoti ju dhëntë gajret...
[2]) Lamtumirë, mikja ime.

— Ah, Zot o Zot, sa keq që është! — përsëriste princesha.

## XIV

Kur Ana Mihaillovna dolli me të birin për të vajtur te kont Kirill Vlladimiroviç Bezuhovi, kontesha Rostova qëndroi një copë herë e ulur në kolltukun e saj, vetëm, duke fshirë sytë me shami. Më në fund i ra ziles.

— Ç'domethënë kjo, e dashur, — i foli me zemërim kamerjeres që ish vonuar pakëz, — nuk ju pëlqen të shërbeni, si duket? Në është kështu, atëhere duhet t'ju tregoj vendin.

Konteshës i qe prishur gjaku nga hallet e nga varfëria e mikeshës së saj; prandaj ish tërë nerva dhe e shprehte këtë gjëndje shpirtërore duke e quajtur kamerjerën „e dashur" e duke i folur me „ju".

— Më falni, — tha kamerjera.

— Lajmëroni kontin të urdhërojë tek unë.

Konti, duke u kolovitur, iu afrua së shoqes, me një pamje pakëz të ndrojtur, si kurdoherë.

— Oh, oh, konteshëza ime! *quel sauté au madère*[1]) thëllënxash që do të kemi sot, *ma chère!*[2]) E pashë vetë në gojë; nuk i kam dhënë më kot Tarasit një mijë rubla: i ka hak!

Ndenji pranë së shoqës dhe, me brylet të mbështetur mbi gjunjët, zuri të ndreqte flokët e thinjur.

— Ç'urdhëroni, konteshëza ime?

— Ja, miku im... Ç'e ke atë njollë aty? — e pyeti, duke treguar jelekun. — Lëngu i skuqur i thëllënxave, sigurisht, — shtoi me buzë në gaz. — Ja si është puna, kont: më duhen ca parà.

Një hije trishtimi ja mbuloi fytyrën.

— Ah, konteshëza ime!...

Dhe konti nxori me të shpejtë portofolin.

— Më duhen shumë, kont; kam nevojë për pesëqind rubla.

Dhe, me shaminë e saj prej batisti, fërkoi vendin e pikuar në jelekun e të shoqit.

---

1) Ç'thëllënxa të skuqura me verë.
2) E dashur.

— Menjëherë, menjëherë. Hej, kush është aty? — thirri konti me zë të fortë, siç thërret ai që është i bindur se do të sulen me vrap në urdhërin e tij. — Dërgomëni Mitjenkën.

Mitjenka, i biri, i një fisniku, ish rritur në shtëpi të kontit dhe tani administronte tërë pasurinë e tij, hyri me çape të ngadalshme në dhomë.

— Ja si është puna, miku im, — i tha konti djaloshit që po afrohej plot respekt.

— Më sill... — u mendua pakëz. — Po, shtatëqind rubla, po. Po shiko hap sytë e mos m'i sill të grisura a të ndotura si radhën e fundit, shiko i zgjidh të reja, për konteshën.

— Po, Mitjenka, shiko të jenë të pastra, — e porositi kontesha, duke psherëtitur me trishtim.

— Kur më urdhëroni t'jau bije, Shkëlqesë? — tha Mitjenka. — Ju e dini që... po mos u çqetësoni, — nxitoi të thosh duke vënë re se konti filloi të merrte frymë me zor, gjë që tregonte se ish gati të shpërthente shtërngata... Harrova që... Urdhëroni t'i sjell që tani?

— Po, po, silli. Jepja konteshës... Xhevahir djalë është ky Mitjenka, — shtoi konti me buzë në gaz, si dolli djaloshi. — S'ka asgjë të pamundur për 'të, dhe kjo më pëlqen, se, fundja, s'duhet të ketë asgjë të pamundur. Të gjitha mund të bëhen!

— Ah, këto paratë, kont, këto paratë! Sa dhëmbje në botë për shkak të këtyre parave të shkreta! — tha kontesha. — Po këto më duhen: do të më hyjnë në punë.

— Ah, konteshëza ime, ju e prishni paranë pa kursim, — tha konti, dhe si i puthi dorën së shoqes, u ngrit e shkoi në dhomën e tij.

Kur u kthye Ana Mihaillovna nga pallati Bezuhov, paratë ishin gati, të gjitha në kartmonedha fare të reja, mbështjellë me kujdes me shaminë e saj, mbi tryezën pranë konteshës, dhe Ana Mihaillovna vuri re se kontesha ish e tronditur.

— E, mikja ime? — pyeti kontesha.

— Ah, si është bërë ai! Snjihet fare! Është keq, shumë keq; i ndenja pranë ndonjë minutë dhe s'thashë dot as dy fjalë....

— Anetë, pash Perëndinë, mos m'i kthe, — tha befas kontesha, duke u skuqur në fytyrë e duke nxjerrë paratë nga shamia; dhe të çudiste ata të kuq në fytyrën e saj të venitur; të hequr e serioze.

Ana Mihaillovna e kuptoi menjëherë si ishte puna, dhe, qysh tani, po zgjatej që ta përqafonte konteshën në momentin e duhur.

— Për Borisin, nga ana ime, që të bëjë uniformën.

Ana Mihaillovna i hodhi duart e pushtoi dhe ja dha të qarit. Edhe kontesha qante. Qanin se kishin dhëmshuri për njera tjetrën, e se ishin zemërbardha, e se, shoqe në çupëri, ishin në hall për një gjë aq të ulët, për parà, e se të ritë e tyre kish perënduar... po lotet që derdhnin ishin të ëmbla për të dyja.

## XV

Kontesha Rostova, të bijat dhe një numur i madh të ftuarish ishin mbledhur në sallon. Konti i kish shpënë burrat në studjon e vet që t'u tregonte koleksionin e tij të njohur prej llullash turke. Kohë më kohë dilte e pyeste: s'ka ardhur Prisnin Maria Dmitrievna Akrosimovën, që, në shoqëri, ja kishin ngjitur *le terrible dragon*[1]), një zonjë e madhe e me nam jo për pasurinë ose për titujt e saj, po për karakterin e drejtë e të çiltër, për mënçurinë dhe për mënyrat e saja të thjeshta e të natyrëshme. Maria Dmitrievna ish e njohur nga familja perandorake, nga gjithë shoqëria e lartë e Moskës dhe e Peterburgut, e në këto dy qytete, duke u çuditur me 'të, qeshnin që të gjithë fshehurazi për mënyrat e saja të ashpra e të panjerëzishme dhe tregonin gjithëfarë anekdotash për 'të; po, prapë, që të gjithë, pa përjashtim, e nderonin e i kishin frikën.

Në studjon, plot me tym, po bisedonin për luftën që ish shpallur me një manifest, e për rekrutimin. Asnjeri s'e kish lexuar akoma manifestin, po që të gjithë e dinin që kish dalë. Konti ish ulur

[1]) Dragoi i tmershëm.

në një kanape alla turka, midis dy të ftuarish që pinin duhan e bisedonin. Konti as pinte duhan, as fliste, po duke anuar kokën herë majtas, herë djathtas, vështronte plot kënaqësi e mbante vesh ç'thoshin të dy mysafirët pranë, të cilët i ndërsente ngandonjëherë kundër njeri tjetrit.

Njëri nga këta të dy ishte një burrë i veshur civil, me një fytyrë të tretur, të thatë si eshkë, të vrarë e të rruar, gati në prakun e pleqërisë, megjithëse ish pispillosur me sqimë si ndonjë djalë nga më elegantët; kish ndenjur këmbëkryq mbi shiltenë e kanapesë, pa teklif, si njeriu i shtëpisë; shtrëngonte me dhëmbë, me njerën anë të gojës, çibukun me bisht qelibari, thithte duhanin fap e fup, me zhurmë e si i pangopur, dhe or' e çast shkelte synë. Ishte beqari plak Shinshin, kushëriri i parë i konteshës, një gojëprishur, siç thoshin për 'të në sallonet moskovite. Kur bisedonte me njeri, hiqej sikur i bënte atij një nder të madh.

Tjetri, një oficer i Gardës, i freskët e i çelur si gonxhe trëndafili, i larë e i ndërruar, i pastër që s'i ngjitej qimja, i krehur e i hekurosur me kujdes, e mbante bishtin e qelibartë të çibukut drejt përpara dhe e lëshonte tymin lehtë me buzët e tij të kuqe, duke e nxjerrë rrathë-rrathë. Ish ai toger Bergu, oficer i regjimentit Semjonovski, bashkë me të cilin Borisi do të shkonte në regjiment, e për të cilin Natasha, që të tallej me të motrën, thosh se ishte „i fejuari" i Verës. Konti ish ulur midis tyre dhe dëgjonte me vëmendje, sepse qejfi i tij më i madh ishte të loste *boston*, ose të rrinte e të dëgjonte bisedimin e dy llafazanëve, kur kishte fatin e lumtur të binte më dy të tillë.

— Kështu or babaçko, *mon très honorable*[1]) *Alfons* Karliç, — thoshte Shinshini duke u zgërdhirë e duke përdorur (dhe pikërisht këtu qëndronte origjinaliteti i gjuhës së tij therrëse) mënyrat e së folmes ruse më popullore, përzjerë me frazat frëngjishte më të zgjedhura. — *Vous comptez vous faire des rentes sur l'état*[2]) doni të nxirrni një të ardhur të vogël nga kompania juaj?

---

[1]) Fort i nderuari.
[2]) Veni me mëndje të merrni renta nga Shteti.

— Jo, Pjetër Nikollaiç, unë desha vetëm të them që në kavaleri fitimi është më i pakët se në këmbësori. Shikoni tani kondidat e mia, Pjetër Nikollaiç, dhe gjykoni vetë...

Bergu fliste gjithmonë me shumë saktësi, shtruar e me një ton të njerëzishëm. Biseda që bënte vërtitej kurdoherë vetëm rreth vetes së tij; kur kuvëndonin për gjëra që s'kishin të bënin me 'të, ai rrinte pa folur, heshtte me orë të tëra dhe as vetë turbullohej as të tjerët nuk i vinte në pozitë të vështirë. Po, kur bisedimi kish të bënte me 'të personalisht, ahere hidhej e merrte pjesë me kënaqësi të madhe.

Shikoni kondidat e mia, Pjetër Nikollaiç: po të isha në Kavaleri, nuk do të merrja më shumë se dyqind rubla në çdo katër muaj, edhe duke qënë toger; kurse tani unë marr dyqind e tridhjetë, — thoshte me një buzëqeshje plot gëzim e kënaqësi, duke parë Shinshinin dhe kontin, sikur i qe mbushur mëndja se vetëm sukseset e tia ishin qëllimi kryesor i dëshirave të të gjithë njerëzve.

— Përveç kësaj, Pjetër Nikollaiç, duke qënë në Gardë, bie në sy më shumë, — vazhdonte Bergu, — dhe në këmbësorinë e Gardës qëllon të ketë më shpesh vënde vakante. Pastaj, e shikoni edhe vetë se me dyqind e tridhjetë rubla kam mundësi të rregullohem. Arrij të vë parà mënjanë e t'i dërgoj edhe tim eti, — vazhdoi, duke e nxjerrë tymin rrathë-rrathë.

— *La balance u est...*[1]: „Gjermani nxjerr vaj edhe nga guri" *„comme dit le proverbe,*[2]) — foli Shinshini, duke e shpënë bishtin e qelibartë të çibukut në anën tjetër të gojës, dhe i shkeli syrin kontit.

Konti ja dha të qeshurit. Të ftuarit e tjerë, duke parë se Shinshini kish nisur nga qyfyret, u afruan të dëgjonin. Bergu, pa e vënë re fare se po bëhej gazi i të tjerëve, vazhdoi fjalën; thoshte se, duke kaluar në Gardë, kish fituar që tani një gradë më shumë se shokët e tij të shkollës ushtarake; se

---

[1]) Hesapi është një rregull.
[2]) ... siç i thonë fjalës.

në kohë lufte komandanti i kompanisë mund të vritej dhe ai, si oficeri më i vjetër në kompani, mund të bëhej fare lehtë kapiten; e se që të gjithë në regjiment e donin shumë, e se i ati ish i kënaqur. Bergu i tregonte të gjitha këto me ëndje të madhe, pa i shkuar fare ndër mënd se edhe të tjerët mund të kishin interesat e tyre vetiake. Po toni i tij ishte kaq i shtruar e i këndëshëm dhe naiviteti i egoizmit të tij djaloshar ish kaq i dukshëm, sa që dëgjonjësit mbeteshin të çarmatosur.

— Llafet janë të tepërta, miku im, kudo që të jini, ju, në këmbësori apo në kavaleri, suksesi ju ndjek pas, ja ku jua them unë, — e llastoi Shinshini, duke i rënë në sup miqësisht, dhe lëshoi këmbët poshtë kanapesë.

Bergut i qeshi fytyra nga gëzimi. Konti, dhe prapa tij gjithë të ftuarit, hynë në sallon.

Kish ardhur çasti që të shtroheshin në tryezë, ai çast kur të ftuarit nuk fillojnë ndonjë muhabet të gjatë se presin që të zenë vend në sofër u lëshohen mezet e para, e megjithkëtë u duket e udhës që të lëvizin e të këmbejnë ndonjë fjalë për të treguar se nuk e kanë mëndjen te gostia. Të zotët e shtëpisë vështrojnë kohë më kohë nga dera dhe këmbejnë nga një vështrim. Mysafirët përpiqen mos kuptojnë nga këto vështrime se si është puna: cilin ose çfarë presin akoma të zotët e shtëpisë, ndonjë të afërm me rëndësi që është vonuar... apo ndonjë gjellë që ende s'është gati.

Pjeri erdhi në minutat e fundit para se të shtroheshin në tryezë dhe vajti e u lëshua si ndonjë arushë në kolltukun e parë që gjeti përpara tij, duke u zënë kështu këmbët të gjithëve. Kontesha deshi të hapte muhabet me 'të, po ai vështronte rreth e rrotull si leshko, që përmbi syzet, sikur kërkonte njeri dhe u përgjigjej të gjitha pyetjeve të konteshës me „po" ose „jo". Që të gjithë e vështronin sikur e mbanin më krahë, po kjo atij nuk i binte aspak në sy. Shumica e të ftuarve, duke e ditur atë aventurën e tij me ariun, e shikonin me kureshtë këtë kollos të qetë që dukej sikur s'turbullonte ujë dhe çuditeshin se si ky njeri me atë trup të rëndë e të plogët, kish mundur t'i punonte një rreng të

atillë komiserit të policisë.

— Tani sapo erdhët? — e pyeti kontesha.

— *Oui, madame*,[1]) — u përgjegj ai duke vështruar rrotull.

— S'jini parë me tim shoq?

— *Non, madame*,[2]) — dhe Pjeri buzëqeshi fare pa vend.

— Kini qënë në Paris, aty më parë? Besoj se është një qytet shumë interesant?

— Shumë interesant.

Kontesha këmbeu një vështrim me Ana Mihaillovnën. Ana Mihaillovna e kuptoi se kontesha i lutej ta mbante me fjalë këtë djalosh, dhe, si u ul pranë tij, zuni t'i fliste për të jatin. Po edhe kësaj ashtu si konteshë, ai i përgjigjej shkurt e prerë. Nga ana e tyre, të ftuarit këmbenin nga një fjalë sa për të mos ndenjur gojëmbyllur. „*Les Razoumovsky... ça a été charmant... Vous êtes bien bonne... la comtesse Apraksine*"..[3]) dëgjohej nga të gjitha anët. Kontesha u ngrit e shkoi në sallën e bukës.

Maria Dmitrievna! — u dëgjua zëri i saj i lartë.

— Dora vetë, — u përgjegj një zë i vrazhdë gruaje, dhe menjëherë hyri në sallon Maria Dmitrievna.

Gjithë zonjushet, bile edhe zonjat, përveç atyre që ishin më të shkuara nga mosha, u çuan më këmbë. Maria Dmitrievna u ndal te praku. E madhe nga trupi, e gjatë dhe e plotë, grua nja pesëdhjetë vjeçe, ngriti lart kokën me kaçurrella të thinjura dhe vërejti të ftuarit; pastaj, sikur do t'i përvishte, rregulloi më nge mëngët e gjera të fustanit të saj. Maria Dmitrievna fliste gjithënjë rusisht.

— Urimet e mia konteshës së dashur dhe fëmijëve, — tha me zërin e saj të fortë e të rëndë, që i mbyti gjithë zërat e tjerë. — Eh, ti, mëkatari plak — i tha kontit që po i puthte dorën, — mërzitesh në Moskë, hë? S'ke ku i lëshon langonjtë, s'ke si gjuan ketu, hë? Eh s'ke ç'i bën, or babë; ja kur të rriten tani këto thëllënxat... — dhe tre-

---

[1]) Po, zonjë.
[2]) Jo, zonjë.
[3]) Te Razumovskët... mrekulli ka qënë... Jini shumë e njerëzishme... kontesha Apraksina...

goi me gisht vajzat, — dashke, s'dashke, duhet t'u gjesh nga një burrë... — E, kozaku im! — (Maria Dmitrievna quante kozak Natashën) vazhdoi duke e përkëdhelur Natashën që ish afruar t'i puthte dorën, pa frikë dhe plot gëzim. — E di që je shejtankë, po prapë të dua. —

Nxori prej një çante goxha të madhe një palë vëthë qelibari në formë dardhe, e, duke ja dhuruar Natashës që vetëtinte nga gëzimi e ish bërë flakë në fytyrë, u kthye menjëherë nga Pjeri.

— He, he, shpirt i dashur! Pa eja një çikë këtu, — tha me një zë të hollë, gjoja të ëmbël. — Eja, mor shpirt, eja... — e me një pamje kërcënonjëse i ngriti mëngët edhe më lart. Pjeri iu afrua duke e shikuar pa të keq përsipër syzeve të tij.

— Afroju, afroju, xhan! Edhe tyt eti vetëm unë ja përplasja në sy të vërtetën, kur ishte rasti për t'ja thënë; po ta them troç edhe ty, se kështu urdhëron Zoti vetë. — Heshti. Të gjithë heshtnin duke pritur vazhdimin, se e ndjenin që ky ishte vetëm fillimi.

— Të lumtë, djal' i mbarë, të lumtë! Qënke i zoti, s'ta hamë dot hakën!... I ati dergjet në shtratin e vdekjes dhe ky, birçja, na bën hynere, vete na lidh komiserin kurriz më kurriz me ariun. Turp të kesh, turp! Pse s'shkon në luftë më mirë, po bën këto të pabëra!

I ktheu shpinën dhe i dha krahun kontit, që mezi mbante të qeshurit.

— Hajde, pra, në tryezë; si duket erdha tamam në kohë? — tha Maria Dmitrievna.

Konti me Marian Dmitrievnën shkuan përpara; vinte pastaj kontesha në krahun e kolonelit të usarëve, një njeri që ja kishin nevojën, me të cilin do të nisej Nikolla për regjiment. Prapa tyre ish Ana Mihaillovna me Shinshinin. Bergu i kish dhënë krahun Verës; buzëqeshura Juli Karagina shkoi në tryezë me Nikollën. Prapa tyre vinin çifte të tjera në një varg që zgjatej në tërë sallonin dhe, prapa të gjithëve, një nga një, fëmijët, pastaj edukatorët e guvernantet. Kamerjerët nisën nga shërbimi, u dëgjua një zhurmë karrigesh, filloi të bjerë orkestra, dhe të ftuarit zunë vënd. Pastaj tingujt e orkestri-

nës së shtëpisë së kontit u mbytën dalngadalë nga tringëllimat e thikëve e të pirunëve, nga muhabeti me zë të lartë dhe nga çapet e lehta e të shpejta të kamerjerëve.

Në një krye të tryezës qe ulur kontesha. Më të djathtë kish Maria Dmitrievnën, më të mëngjër Ana Mihaillovnën dhe të ftuarat e tjera. Në krye tjetër përkundrejt që ulur konti, që kish më të mëngjër kolonelin e usarëve, më të djathtë Shinshinin dhe të ftuarit e tjerë. Në njërën anë të tryezës së gjatë kishin zënë vënd të rinjtë: Vera pranë Bergut, Pjeri pranë Borisit; në anën tjetër, fëmijët, edukatorët dhe guvernantet.

Konti, që prapa kristaleve të shisheve e të frutierave, vështronte kohë më kohë të shoqen, skufën e saj me fjongo të kaltra, dhe or' e çast u shtinte verë atyre që kish më pranë, pa harruar as veten e tij. Edhe kontesha, që prapa ananaseve, pa lënë pas dore detyrat e saja si zonjë e shtëpisë, i hidhte vështrime kuptimplote të shoqit, koka tullace dhe fytyra e të cilit çquheshin edhe më fort nga ngjyra e ndezur që kishin marrë, nën flokët e thinjur.

Nga ana e grave ndihej një pëshpëritje e lehtë, e mbytur; nga ana e burrave dëgjoheshin zëra përherë e më të fortë, e sidomos zëri i kolonelit të usarëve, i cili, duke u bërë përherë e më i kuq në fytyrë, hante e pinte aq shumë, sa konti po ua tregonte që tani si shëmbëll të ftuarve të tjerë. Bergu, me një buzëqeshje të ëmbël, fliste me Verën, duke thënë se dashuria nuk është një ndjenjë tokësore, po qiellore. Borisi i tregonte me emër shokut të tij të ri, Pjerit, të ftuarit që ishin ulur në tryezë, dhe këmbente vështrime me Natashën, që i kish ndënjur përballë. Pjeri fliste pak, vërente fytyrat e reja dhe gjithënjë hante. Duke filluar nga të dy supat, prej të cilave kish zgjedhur atë me breshkujca, e nga pastiçoja me peshk e gjer te thëllënxat e skuqura, s'kish lënë asnjë pjatë pa ngrënë dhe i kish provuar të gjitha verërat që maxhordomi[1]) ja ofronte në një shishe të mbështjellë me picetë, që sipër supit të fqinjit, duke i pëshpëritur në vesh

---

[1]) Kujdestari i shtëpisë. Kryekamerjeri.

në një mënyrë misterioze: „Verë Madere" ose „Verë Hungarie" ose „Verë Rhini". Pjeri zgjatte gotën e parë që i zinte dora nga të katër kupat prej kristali, me stemën e kontit, që ishin vënë përpara çdo të ftuari, dhe pinte me kënaqësi, duke shikuar të ftuarit me një pamje përherë e më të qeshur. Natasha që kish ndenjur përkundrejt, vështronte Borisin siç mund të vështrojë një çupkë trembëdhjetë vjeçare një djalosh, që sapo e ka puthur për herë të parë e tek i cili ka hedhur dashuri. Gjith po ky vështrim i saj nganjëherë ndalej mbi Pjerin; dhe, duke ndjerë mbi 'të vështrimin e kësaj çupëze çamaroke, Pjerit i vinte të qeshte me gjithë zemër, pa e ditur as ai vetë përse.

Nikolla kish ndenjur larg Sonjës, ngjitur me Juli Karaginën dhe gjith me atë nënqeshjen e vetvetishme në buzë që kish pasur aty më parë, po bisedonte me 'të. Sonja përpiqej të bënte buzën më gaz, megjithse dukej që po e hante përbrënda xhelozia; aty zverdhej, aty skuqej, dhe tërë vëmëndjen e kish përqëndruar të dëgjonte ç'thoshin Nikolla me Julinë. Guvernantja vështronte rrotull e çqetësuar, sikur bëhej gati që të përgjigjej në rast se ndokujt do t'i shkonte ndër mënd t'u binte më qafë fëmijëve. Edukatori gjerman përpiqej të mbante mënd gjithë llojet e gjellëve, të ëmbëlsirave e të verërave, që t'ua përshkruante çdo gjë me hollësira në letrën që do t'ju dërgonte njerëzve të tij në Gjermani. I vinte plasja që maxhordomi, me atë shishen e mbështjellë në picetë, harronte t'i shtinte verë. Gjermani ngrysej në fytyrë e përpiqej t'i jepte të kuptonte se nuk e kish hallin te vera; po i vinte keq dhe e ndjente veten të fyer se askush nuk deshte ta kuptonte se vera atij nuk i duhej për të shuar etjen apo nga që ish grykës, po vetëm e vetëm për të kënaqur kureshtën e një njeriu që do t'i dijë të gjitha.

## XVI

Në anën e burrave bisedimi po bëhej përherë e më i gjallë. Koloneli tregonte se manifesti i shpalljes së luftës kish dalë tanimë në Peterburg, e se një

kopje, që e kish parë me syt' e tij, i qe dërguar atë ditë me një korier kryegjeneralit.

— E ç'jdall na shtyn t'i hapim luftë Bonapartit? — tha Shinshini. — *Il a déjà rabattu le caquet à l'Autriche. Je crains que cette fois ce ne soit notre tour*[1]).

Koloneli ishte një gjerman i bëjshëm, i gjatë e me temperament sanguin; dukej që ish ushtar e patriot i mirë. Ai u fye nga fjalët e Shinshinit.

— Ka një arësye, i nderuar zot, — tha, duke i shtrembëruar tingujt e disa shkronjave. — Arësyen, perandori e di. Në manifest ka thënë se nuk mund të rrijë duarkryq përpara rrezikut që kërcënon Rusinë, e se sigurimi dhe dinjiteti i perandorisë, dhe shënjtëria e aleancave... — tha, duke theksuar veçanërisht fjalën „aleancave" sikur aty të ish tërë thelbi i çështjes.

E me atë kujtesën e tij të veçantë, të stërvitur e të pagabueshme kur ishte fjala për dokumenta zyrtare, përsëriti fjalë për fjalë rreshtat e para të manifestit: „dhe dëshira që përbën qëllimin e vetëm dhe absolut të perandorit: të vendosë paqen në Evropë mbi baza të shëndoshta, e shtyn që të hedhë një pjesë të trupave të veta përtej kufive e të bëjë orvatje të tjera për t'ja arritur këtij qëllimi".

— Ja arësyeja, i nderuar zot, — e mbylli fjalën, duke shkundur gotën me ngadalë e duke i hedhur një sy kontit si për të gjetur mbështetje.

— *Connaissez-vous le proverbe*[2]): „Jeremi, Jeremi, rri më mirë në shtëpi, shiko punën tënde, ti"? — tha Shinshini duke rrudhur vetullat e me buzë në gaz. — *Cela nous vient à merveille*[3]). Ç'njeri ishte Suvorovi... e prapë, edhe atë e thyen plotësisht; po, tani, ku i kemi Suvorovët? *Je vous demande un peu,*[4]) — tha, duke u hedhur pa pushim nga rusishtja në frëngjisht.

— Ne duhet të lëftojmë gjer në pikën e fundit të gjakut, — ja priti koloneli, duke i rënë tryezës me grusht, — e të vdesim për perandorin tonë,

---

[1]) Austrisë ja mbylli gojën. Kam frikë se mos e kemi ne radhën tani.
[2]) E dini atë fjalën e urtë...
[3]) Kjo na përshtatet për bukuri.
[4]) A s'më thoni një herë?

kështu duhet të bëjmë. Dhe të arësyetojmë sa të jetë e mundur më pak — (e theksoi fjalën „më pak”, duke e hequr zërin zvarrë) — sa të jetë e mundur më pak, — përsëriti, dhe u kthye nga konti. — Kështu arësyetojmë ne usarët e vjetër. Po ju si thoni, djalosh dhe usar i ri? — shtoi duke iu kthyer Nikollës, i cili, duke dëgjuar se po bisedohej për luftën, e kish prerë kuvendimin me Julinë dhe po mbante vesh me kujdes, duke hapur sytë e duke ndjekur me vëmëndje fjalët e kolonelit.

— Jam krejtësisht i një mendimi me juve, — u përgjegj Nikolla, duke u skuqur i tëri, ndërsa duart e tia vërtisnin pjatën ose lëviznin nga vëndi gotat, me një shprehje të vendosur e të dëshpëruar, sikur në atë çast i kanosej ndonjë rrezik i madh, — jam plotësisht i bindur se rusët duhet të fitojnë ose të vdesin, — tha, duke e ndjerë edhe ai, si gjithë të tjerët, si i shpëtoi nga goja, se kjo frazë, tepër entuziaste, tepër e fryrë, ishte pa vënd në këtë rast, dhe pa lezet.

— *C'est bien beau ce que vous venez de dire*[1], — i tha Julia në vesh, duke psherëtitur.

Sonja u drodh e tëra dhe u skuq u bë flakë në fytyrë, në qafë e në supe, ndërsa Nikolla po fliste.

Pjeri dëgjonte fjalët e kolonelit dhe tundte kokën, i kënaqur. — Fjalë burri! — tha.

— Është usar i vërtetë ky djalosh, — briti koloneli, duke i rënë prapë tryezës me grusht.

— Pse bëni aq zhurmë aty? — u dëgjua papandehur, që nga kreji tjetër i tryezës, zëri i trashë i Maria Dmitrievnës. — Ç'ke që i bie tryezës? — pyeti duke iu drejtuar usarit. — Me kë e ke, që nxehesh? Apo pandeh se ke përpara francezët?

— Them të vërtetën, — u përgjegj usari me buzë në gaz.

— Flasim për luftën, — thirri konti, që matanë tryezës. — Po shkon dhe im bir, Maria Dmitrievna, po shkon dhe im bir.

— Unë kam katër djem në ushtri, dhe nuk qahem. Si të ketë urdhëruar Zoti do të bëhet: njeriu

[1] Sa bukur që folët.

mund të vdesë edhe i shtrirë mbi sobë, kurse nga lufta mund të dalë i pacënuar po s'e pat të thënë, — vazhdoi Maria Dmitrievna, duke ngritur zërin e saj të fortë, që kumbonte tej e përtej tryezës.

— Ashtu vërtet!

Dhe përsëri bisedimi u nda me dysh: këtej gratë, andej burrat.

— Jo, nuk e pyet dot, nuk e pyet — i thosh Natashës vëllai i vogël.

— Të shikosh kur ta pyes, — iu përgjegj Natasha.

Fytyra e saj u bë flakë përnjëherësh, duke shprehur një vendim të prerë e gjithë gaz. U ngrit pakëz, i bëri një shënjë me sy Pjerit, ulur përkundrejt, që të mbante vesh e të dëgjonte, dhe iu drejtua s'ëmës.

— Mama! — thirri me zërin e saj të hollë prej fëmije, që kumboi në tërë sallën.

— Ç'ke? — pyeti kontesha, e tmeruar. Po duke parë nga fytyra e së bijës se ishte fjala për ndonjë rreng që kërkonte të bënte Natasha, iu kanos rreptë me dorë e me kokë.

Bisedimet u prenë.

— Mama, çfar ëmbëlsirë kemi? — kumboi përsëri zëri i Natashës, me një guxim edhe më të madh.

Kontesha ngryste fytyrën e kërkonte ta trembte, po më kot.

Maria Dmitrievna iu kërcënua me gishtin e saj të trashë.

— Kozak — i çfryu me të egër.

— Pothuajse gjithë të ftuarit shikonin ata më pleqtë, duke mos ditur se ç'qëndrim duhej të mbanin në këtë rast.

— Dal, pa, të mësoj unë ty! — tha kontesha.

— Mama! Ç'ëmbëlsirë kemi? — briti Natasha përsëri me sy të hapur e të qeshur, duke e kuptuar se, më në fund, do të bëhej e saja. Sonja dhe Petja topolaku kishin zënë fytyrën me duar, që të mos i shihnin se po qeshnin pa zë.

— E patë si pyeta? — përshpëriti Natasha duke iu drejtuar vëllaçkos dhe Pjerit, të cilit i hodhi sërish një vështrim

— Akullore, po për ty s'ka — tha Maria Dmitrievna.

Natasha e shihte se s'kish përse të trembej, kështu që s'deshi t'ja dinte as nga Maria Dmitrievna.

— Maria Dmitrievna! Çfar akullore? Unë nuk e dua me krem.

— Me karota e do?

— Hë dé, hë, çfar akullore! Maria Dmitrievna, çfar akullore? Dua ta di! — bërtiti.

Maria Dmitrievna dhe kontesha zunë të qeshnin, e, pas atyre, qeshën gjithë të ftuarit. Qeshnin jo nga përgjigja e Maria Dmitrievnës po nga guximi e nga shkathtësia e asaj çupëze, që s'i trembej syri as nga Maria Dmitrievna e ja mbante të matej me 'të e ta fitonte davanë.

Natasha pushoi vetëm si i thanë se akullorja ishte me ananas. Para akullores erdhi shampanja. Muzika zuri të binte përsëri, konti u puth me konteshën, dhe të ftuarit u ngritën më këmbë dhe u uruan me radhë, duke përpjekur gotën me kontin, me fëmijët e me njeri tjetrin. Kamerjerët u lëshuan me vrap, hoqën karriget me zhurmë, e gjithë në atë radhë që kishin ardhur, po, tani, me fytyrat më të ndezura, të ftuarit u kthyen në sallon e në studjon e kontit.

## XVII

U rregulluan tryezat për *bostonin*, u ndanë grupet që do të losnin, dhe të ftuarit e kontit u përhapën në të dy sallat, në sallonin e kanapeve alla turka dhe në bibliotekë.

Konti, me letrat të hapura në dorë, mezi qëndronte, se, pas buke, ish mësuar që të merrte një sy gjumë; që ta largonte gjumin, qeshte kot për çdo gjë. Të rijntë, të nxitur nga kontesha, ishin mbledhur rrotull pjanos dhe harpës. Julia, e para, si iu lutën të gjithë, ekzekutoi në harpë një copë muzikë me variacione; pastaj, bashkë me vajzat e tjera, filloi t'i lutej Natashës dhe Nikollës, që i dinin të gjithë se kishin prirje për këngë, të këndonin diçka. Nata-

sha. tek e shihte që e trajtonin si ndonjë të madhe, mburrej e gëzohej po dhe sikur ndruante pakëz.

— Ç'do të këndojmë? — pyeti.

— „Burimin" — u përgjegj Nikolla.

— Ja fillojmë, ahere. Boris, ejani këtu, — tha Nikolla. — Po Sonja ku është? — Vështroi rreth e rrotull dhe, si s'ja zuri syri në sallë, shkoi ta kërkonte. Hyri me vrap në dhomën e Sonjës e, si nuk e gjeti as aty, u sul në dhomën e fëmijëve; po Sonja nuk ish as atje. Ahere Natasha e mori me mënd se Sonja do të ishte në koridor, atje te minderi. Minderi i koridorit ishte foleja e dhëmbjes ku brezi i ri i femrave të shtëpisë Rostov vinin e shfrenin dufet e zemrës. Dhe, me të vërtet, Sonja, me fustanin e saj të hollë ngjyrë trëndafili, të kruspullosur e gjithë rrudha, ish plasur përmbys mbi jastëkun plot njolla të tajës, në minder, e duke zënë fytyrën me të dy duart, po qante me dyzet palë lote; supet e saja të holla e lakuriq i dridheshin nga dënesa. Fytyra e Natashës, shend e verë gjer atëhere, ndryshoi menjëherë; sytë i mbetën si të ngrirë, pastaj qafa iu drodh dhe çipat e buzëve iu varën poshtë.

— Sonja! Ç'bën... Ç'... ç'ke? Hu, hu, hu!...

E Natasha, duke shtrëmbëruar gojën e duke u bërë me të vërtet e shëmtuar, ja dha të qarit si foshnjë, pa ndonjë arësye, vetëm sepse pa Sonjën që qante. Sonja desh të ngrinte kokën, desh të përgjigjej, po nuk mundte dhe e rrasi edhe më shumë fytyrën pas jastëkut. Natasha qante, ulur mbi jastëkun e kaltër, duke përqafuar të kushërirën. Sonja u ngrit më në fund e, duke fshirë lotët, zuri të fliste:

— Nikolinka niset brënda javës, i erdhi... ajo... letërthirrja... më tha vetë, me... me gojën e tij... Po unë, megjithkëtë, nuk do të qaja... — (dhe tregoi një copë letër që mbante në dorë: ishin vargjet që i kish shkruar Nikolla), — unë nuk do të qaja, po ti s'e di... asnjeri s'e di se sa zemërbardhë është ai.

Dhe ja dha prapë të qarit sepse ai ishte aq zemërbardhë.

— Ti je e lumtur... unë s'të kam haset... të dua, e dua dhe Borisin, — vazhdoi; duke e marrë veten një çikë: — është simpatik... Ju s'kini pengesa. Po Nikolla është *mon cousin*[1]... Duhet që... vetë mitropoliti... ndryshe s'bëhet. E pastaj, sikur mamaja... (Sonja e quante konteshën si nënën e saj dhe e thërriste mama). Do të thotë se po i bëhem ferrë Nikollës, se po e marr më qafë, se po i prish karierën, se jam një egoiste që ha bukën dhe përmbys kupën... po, unë, ja, për këtë kryq (bëri kryq me dorë) unë e dua shumë atë dhe ju të gjithëve, përveç Verës... Përse? Ç'i kam bërë unë? Unë ju dua me gjithë zemër dhe s'kursej asgjë për juve, edhe shpirtin e jap...

Sonja s'mundi të vazhdojë më tutje, zuri sërish fytyrën me duar dhe u plas mbi jastëk. Natasha kish filluar të qetësohej, po nga shprehja e fytyrës dukej se ajo e kuptonte sa e madhe ishte dhëmbja e shoqes së saj.

— Sonja! — tha befas, sikur ta kish marrë me mënd shkakun e vërtetë të dhëmbjes së saj, — sigurisht Vera ka folur me ty pas buke! Kështu?

— Po, këto vargje m'i ka shkruar Nikolla dhe unë kopjova edhe të tjera; ajo m'i gjeti mbi tryezë dhe tha se do t'ja tregojë mamasë, dhe tha edhe se unë jam mosmirënjohëse, se mamaja s'e ka për të lënë kurrë që të martohet me mua e se ai do të marrë Julinë. Nuk e pe? Gjithë ditën me 'të ka ndenjur... Natasha? Ç'janë këto të këqia?

Dhe lotet i shkonin çurkë. Natasha i hodhi krahët e përqafoi, dhe, duke buzëqeshur midis lotëve, u përpoq ta qetësonte.

— Sonja, mos e beso atë, moj shpirte, mos e beso,. Të vjen ndër mënd se ç'thamë ne të tre me Nikollën në sallonin e kanapeve; të vjen ndër mënd, pas buke? Ne e vendosëm se si do të bëhet. Tani s'më kujtohet se si, po e di që ja gjetëm çarenë. Hiç mos ki keq ti: të gjitha do të ndreqen! Ja, i vëllai i xhaxha Shinshinit është martuar me të kushërirën, pastaj ne jemi kushërinj të tretë. Edhe Borisi ashtu tha: „është fare e kollajshme". E di, ja

[1] Kushëriri im.

tregova të gjitha, unë, se Borisi është i mënçur, zemërbardhë, — tha Natasha. — Ti, Sonja, mos qaj, mallja ime! Sonja, shpirt i vogël, mos qaj! — Dhe e puthi. — Vera është e ligë, Zoti e faltë. Hë, se të gjitha do të rregullohen, ajo s'ka për t'i thënë gjë mamasë; do t'ja thotë vetë Nikolinka, dhe ai as që mendon fare për Julinë.

Dhe e puthi në ballë. Sonja u ngrit, dhe koteleza mori gjallëri, syçkat i shkëlqyen, dhe ja, ja, ishte gati dukej, të lëvizte bishtin, siç ish e natyrëshme për 'të.

— Vërtet? Të besohet? Thuaj për Zotin! — e vuri në be, dhe zuri të ndreqte me të shpejtë fustanin dhe flokët.

— Vërtet, për Zotin të thera! — iu përgjegj Natasha, duke ja rregulluar një tufë flokësh që i kish dalë që poshtë gërshetit.

E që të dyja zunë të qeshnin.

— Çou, eja të vemi të këndojmë „Burimin".

— Vemi.

— Ama, ai Pjeri i trashë që ish ulur përkundrejt meje, sa qesharak që është, — tha Natasha përnjëherësh, duke u ndalur. — Oh, sa qejf!

Dhe Natasha rendi nëpër koridor.

Sonja shkundi pushin që i qe ngjitur pas fustanit, futi vargjet në gji, pranë zemrës, dhe me hap të lehtë e gjithë gaz, me fytyrë të skuqur, u sul pas Natashës nga koridori në sallën e kanapeve. Pas lutjes që u bënë të ftuarit, të rinjtë kënduan „Burimin" me katër zëra. Ky kuartet u pëlqeu shumë që të gjithëve. Pastaj Nikolla këndoi një romancë që sapo e kish mësuar:

*Në qjell ndrit hëna magjiplotë*
*Dhe, ti i lumtur, ëndëron*
*Se, dhe për ty, dikush në botë,*
*Ka mall, e veç për ty mendon.*
*Nga dor' e saja harp' e artë*
*Zë psherëtin plot nostalgji*
*E tingujt, si një thirrje — e zjarrtë,*
*Arrijnë gjer këtu tek ti.*
*Një ditë, dy... dhe ja: parajsa plot haré!*
*Por ah! dashnori yt s'do jetë më mbi dhé!*

Pa mbaruar mirë fjalët e fundit të këngës, në sallë të rinjtë zunë të bëheshin gati për të kërcyer, dhe muzikantët lëviznin këmbët e kollisnin.

Pjeri ish në sallon, ku Shinshini ja k'sh filluar me 'të si njeri që kish ardhur rishtas nga jashtë, një bisedimi politik mjaft të mërzitshëm, në të cilin po merrshin pjesë edhe të tjerët. Kur filloi të binte muzika, Natasha hyri në sallon, iu afrua Pjerit, e, duke qeshur e duke u skuqur, i tha:

— Mamaja më porositi t'ju lutem të këceni me mua.

— Kam frikë mos i ngatërroj figurat, — u përgjegj Pjeri, — por, po të kini mirësinë të më mësoni . . .

Dhe i zgjati vajzës dorën e tij të trashë e të stërmadhe. Ndërst po zinin vënd çiftet dhe muzikantët po akordonin veglat. Pjeri ndenji pranë damëzës së tij. Natasha mënd fluturonte nga gëzimi: do të këcente *me një të madh*, me një *të ardhur nga jashtë*. Ishte ulur e rrinte përpara syve të gjithëve dhe fliste me 'të si ndonjë çupë e madhe. Kish në dorë një elbaze, që ja kish dhënë ta mbante një zonjushe dhe, duke marrë pozën më mondane (Zoti e di se ku dhe kur e kish mësuar), duke bërë erë e duke buzëqeshur përmes elbazesë, kuvendonte me kavaljerin e saj.

— Pa shih, pa shih, kapardiset apo s'kapardiset! — tha kontesha tek po hynte në sallë, duke treguar Natashën me gisht.

Natasha u skuq po fytyra i qeshte gjithënjë.

— E çfar, mama? pse bëni ashtu? Ç'ka këtu për t'u çuditur?

Po vallzonin *skocezen* e tretë, kur konti dhe Maria Dmitrievna që loznin boston në sallon u ngritën nga karriget dhe kaluan në sallën e ballos, të pasuar nga pjesa më e madhe e mysafirëve më me rëndësi e më pleq, të cilët shtryqnin trupin e tyre të mpirë nga që kishin ndenjur një copë herë të gjatë pa lëvizur nga karrigeja, gjithë duke futur në xhep kuletat dhe portofolet me të holla. Në krye të të gjithëve ishte Maria Dmitrievna e shoqëruar prej kontit, që të dy të gëzuar e të qeshur. Konti, me një politesë komike dhe teatrale,

si në një balet, i zgjati krahun të përkulur ark Maria Dmitrievnës. Krekoi trupin dhe fytyra iu ndriçua nga një buzëqeshje e veçantë, djaloshare e çapkëne dhe, sapo mbaroj figura e fundit e skocezes, përplasi duart për të tërhequr vëmendjen e muzikantëve dhe thirri duke ngritur fytyrën nga ana e orkestrës e duke iu drejtuar violinës së parë:

— Semjon! Merrja *Danillo Kupor-it*, e di?

Kjo ishte vallja që pëlqente më shumë konti e që e këcente qysh në të ri të tij. *(Danilo Kupor* ishte pikërisht një figurë e *anglezes).*

— Shikoni babanë! — briti Natasha (kish harruar fare se po këcente me një të madh) duke përkulur mbi gjunjët kryet kaçurrel e duke ja krisur një të qeshure, që kumboi në tërë sallën.

E me të vërtet, gjithë ata që ndodheshin në sallë shikonin me një buzëqeshje gjithë gaz këtë plak qejfli, i cili, pranë damës së tij hijerëndë, Maria Dmitrievnës, që ish më e gjatë se ai, çonte krahët ark, duke i lëvizur sipas ritmit të muzikës, tundte supet, rrotullohej, shkundte trupin duke përplasur lehtë këmbët, dhe me një buzëqeshje që ja ndriçonte përherë e më shumë fytyrën rrumbullake i përgatiste spektatorët për figurën që do të pasonte e që ishte kulmi i vallës. Sapo u dëgjuan notat kumbonjëse të Danillo Kuporit, që të rrëmbenin me vrullin e tyre të gjallë, si tingujt e *trepakut*[1]) gazmor, të gjitha dyert e sallës u mbushën menjëherë me fytyrat e qeshura të shërbëtorëve, — në njërën anë burrat, në tjetrën gratë, — që kishin ardhur të shihnin zotërinë e tyre tek dëfrente.

— Babushi ynë! Shqiponjë, apo ç'është! — tha me zë të lartë taja që nga praku.

Konti vallzonte, bukur, po dama e tij as dinte as donte të këcente bukur. Trupi i saj i madh qëndronte si i ngrirë me krahët e fuqishëm të lëshuar (çantën ja kish lënë konteshës) dhe vetëm fytyra e rreptë, po e bukur, shprehte tërë veprimin e vallës. Ajo që shprehej në tërë figurën topolake të kontit, në personën e Maria Dmitrievnës çfaqej vetëm me anën e fytyrës përherë e më të çelur dhe

[1]) Valle popullore ruse.

flegrave të hundës që i fërgëllonin. Po, në se konti i çudiste e i magjepste spektatorët me rrotullimet e tij të shpejta e të papritura, me kërcimet e lehta të këmbëve të tij elastike, Maria Dmitrievna, me lëvizjen më të vogël të supeve apo të krahëve në të vërtiturat e në të rrahurit e lehtë të takave, bënte një përshtypje jo më të pakët, duke pasur që të gjithë para sysh trupin e saj të rëndë prej kollosi dhe rreptësinë e saj të zakonshme. Vallja sa vinte gjallërohej e ndizej më shumë. Çiftet e tjera as që i shihnin fare; tërë vëmëndja ish përqëndruar te konti e të Maria Dmitrievna. Natasha i tërhiqte për mënge e për fustani gjithë zonjat, që shikonin të jatin, po ato që kishin nevojë për këtë ndërhyrje dhe nuk i hiqnin sytë nga të dy vallëzuesit. Konti, në intervalet e vallës, merrte frymë duke dihatur, po tundte krahët dhe u bërtiste muzikantëve t'i binin më shpejt, më shpejt, më shpejt. Dhe sërish ja dridhte valles përherë e më me vrull e vërtik, i rrëmbyer nga një zjarr djaloshar duke u vërtitur herë mbi majën e këmbëve, herë mbi takat, rrotull Maria Dmitrievnës; më në fund, duke çuar në vend damën e tij, konti bëri hapin e fundit, hodhi prapa këmbën si djalë e, me fytyrë të qeshur, përkuli kryet tërë djersë dhe hapi krahun e djathtë në formë arku, në mes të një breshëri duartrokitjesh e të qeshurash, sidomos nga ana e Natashës.

Të dy valltarët u ndalën duke dihatur e duke fshirë djersët me shamitë prej batisti.

— Ja si vallzonin në kohën tonë, *ma chère*[1]), — tha konti.

— Posi, posi, Danillo Kupor! — tha Maria Dmitrievna me një psherëtimë të gjatë e të thellë, duke ngritur mëngët sikur donte t'i përvishte.

## XVIII

Ndërsa në sallonin e Rostovëve po vallzonin anglezen e gjashtë në tingujt e një orkestre që binte si këmborë e prishur, se muzikantët ishin lodhur

[1]) Mikja ime.

e këputur, e ndërsa kamerjerët e kuzinierët, të raskapitur edhe këta, po përgatisnin darkën, kont Bezuhovin e goditi për të gjashtën herë. Mjekët thanë se nuk mbetej më asnjë shpresë shërimi. Se i panë që s'kishte shpëtim, i kënduan lutjet fetare dhe e kunguan; po bëheshin përgatitjet për vojimin e shënjtë dhe në shtëpi ishin ato ec-e-jakë e ai çqetësim në pritje e sipër që vihen re gjithmonë në çaste të tilla. Jashtë shtëpisë, përpara portës së madhe po grumbulloheshin, duke u hequr mënjanën e duke u fshehur kur arrinin karrocat, fabrikantët e arkivoleve, të cilët prisnin një porosi me fitim të majmë për varrimin e kontit. Gjeneral-governatori i Moskës që kish dërguar më çdo orë adjutantët e tij njerin pas tjetrit për të pyetur si ish i sëmuri, asaj mbrëmje erdhi vetë për t'i dhënë lamtumirën e fundit dinjitarit të dëgjuar të kohës së Katerinës, kont Bezuhovit.

Salla madhështore e pritjes ishte plot me njerëz. Të gjithë u çuan më këmbë me respekt, kur gjeneral-governatori, si kaloi gjysmë orë vetëm për vetëm me të sëmurin, dolli, duke iu përgjegjur me lëvizje të lehta të kokës përshëndetjeve e duke u përpjekur të kalonte sa më shpejt që të ish e mundur përpara syve, të mbërthyer mbi 'të, të mjekëve, të klerikëve e të të afërmve. Princ Vasili, i cili ato ditë qe ligur e qe zverdhur, po e përcillte gjeneral-governatorin dhe diç i përsëriste disa herë me radhë me zë të ulët.

Si e përcolli gjeneral-governatorin, princ Vasili shkoi e ndenji mënjanë në sallë, këmbë mbi këmbë, duke mbështetur një brryl mbi gjurin e çuar mjaft lart e duke zënë sytë me një dorë. Si ndenji ulur një copë herë në kët qëndrim, u ngrit, dhe me çapë të shpejtë, kundër zakonit të vet, duke vështruar rrotull me sy të trembur, mori udhë nëpër një korridor të gjatë drejt apartamentit të brendshëm të shtëpisë, për të vajtur tek njera nga princeshat, tek e madhja.

Njerëzit që ndodheshin në sallonin e ndriçuar me një dritë të dobët, përshpërisnin midis tyre herë shpejt, herë ngadalë, heshtnin kur e kur, dhe me sy plot merak e çqetësim kthenin kokën e vështro-

nin derën që shpinte në dhomën e të sëmurit, kur dikush hynte ose dilte.

— Kur i vjen fundi i kësaj jete njeriut, — i thosh një plakëruq i pakët, një klerik, një zonjë që i kish ndenjur pranë dhe e dëgjonte sikur i fliste ndonjë shënjt, — kur i vjen fundi i kësaj jete e i soset ymri, s'ka si t'ja zgjatësh as edhe një ditë më shumë.

— Mos është vonë për vojimin e shënjtë? — pyeste, duke shtuar titullin e klerikut, zonja, sikur ajo vetë të mos kish asnjë mendim të sajin mbi këtë pikë.

— Është një sakrament i madh, zonjë, — u përgjegj kleriku, duke kaluar dorën mbi kokën tullace, ku i kishin mbetur vetëm nja dy tufë flokësh të shtruara, të thinjura.

— Kush është ky? Gjeneral-governatori vetë? — pyeste dikush në anën tjetër të sallës. — Sa i ri që duket!...

— Dhe është shtatëdhjetë vjeç! Çfarë? Thonë se konti e paska humbur mëndjen... Duan t'i japin vajin e shënjtë...

— Ka pasur që e kanë marrë shtatë herë me radhë...

Një nga princeshat, e dyta, sapo kish dalë nga dhoma e të sëmurit, me sy të ënjtur nga lotët dhe ish ulur pranë doktor Lorenit, që kish ndenjur në një pozë të hijshme nën portretin e Katerinës me një brryl të mbështetur mbi tryezë.

— *Très beau*, — thosh doktori, duke iu përgjegjur një pyetjeje mbi kohën, *très beau, princesse, et puis, à Moscou on se croit à la campagne*[1]*)*.

— *N'est-ce pas?*[2]*)* — tha princesha duke psherëti-tur. — Domethënë, mund të pijë?

Loreni u mendua.

— E piu ilaçin?

— Po.

Mjeku pà sahatin.

---

[1]) — Mot i bukur, shumë i bukur, princeshë, pastaj, këtu në Moskë të duket sikur je në natyrën e hapur të fshatit.

[2]) Ashtu vërtet?

— Merrni një gotë me ujë të zier dhe hidhni *une pincée* — me gishtrinjtë e tij të hollë tregoi se ç'do me thënë *une pincée*[1]) — bitantrat potasi...

— S'ka qëlluar kurrë, — i thosh një mjek gjerman një adjutanti — që pas goditjes së tretë, njeriu të rrojë akoma.

— Sa i shëndoshë që ish! — thosh adjutanti. — Kujt do t'i mbetet vallë gjithë ajo kamje? — shtoi duke pëshpëritur.

— Do të dalin trashëgimtarë, mos kini keq, — iu përgjegj buzëqeshur gjermani.

Përsëri që të gjithë vështruan derën që kërciti, dhe princesha, si e përgatiti barin e porositur nga Loreni, ja shpuri të sëmurit. Doktori gjerman iu afrua Lorenit.

— A mund të rrojë vallë gjer nesër në mëngjes? — pyeti frëngjisht me një shqiptim të keq.

Loreni, duke shtrënguar buzët, tundi gishtin përpara hundës së vet, me të rreptë, për të thënë jo.

— Sonte, jo më von, — tha me zë të ulët, me një buzëqeshje kënaqësie, krenar që dinte ta kuptonte dhe ta shprehte me aqë qartësi e saktësi gjëndjen e të sëmurit; dhe u largua.

Ndërkaqë princ Vasili hapte derën që çonte në dhomën e princeshës.

Dhoma ish gjysmë e errët, e ndriçuar vetëm nga dy qirinj që ishin ndezur përpara ikonave dhe vinte një erë e mirë parfumesh e lulesh. Tërë dhoma ishte plot me mobilje të lehta, me rafte, dollape të vegjël me pasqyra, komora e tryeska. Prapa një paraventi dukej kuverta e bardhë e një shtrati shumë të lartë.

Një këlysh zuri të lehte.

— Ah, qënki ju, *mon cousin?*[2]).

U ngrit, shkoi dorën mbi flokët që, ashtu si gjithmonë, edhe tani ishin jashtëzakonisht të shtruar, sikur i qenë ngjitur pas kokës me zamkë.

— Mos ka ngjarë gjë? — pyeti. — Po qëndroj me zemër të ngrirë.

---

[1]) Një grimë, aq sa mund të merret në majë të dy gishtrinjve të dorës, siç bëjmë kur heqim tabako.

[2]) Kushëri.

— Jo, asgjë, gjithmonë njësoj. Kam ardhur të flas me ty, Katisha. Është një çështje serioze, — tha princi, duke u lëshuar rëndë, si i lodhur, në kolltukun, që ajo sapo e kish liruar. — Oh, sa e paske nxehur dhomën, — tha; — ulu këtu, pra: *cousons*[1].

— Kujtova se do të kish ngjarë gjësendi — tha princesha, dhe pa e ndryshuar fare shprehjen e fytyrës së saj prej mermeri, të rreptë e të ngrirë, ndenji përpara princit, duke u bërë gati të dëgjonte ç'do t'i thosh. — Desha të flija, *mon cousin*[2], po s'mundem.

— E, pra, mikja ime? — bërbëliti princi duke i marrë dorën princeshës e duke ja ulur poshtë ca nga ca, siç e kish zakon.

Sigurisht që me atë „e, pra" donte t'i thosh për shumë gjëra, të cilat, edhe pa i zënë ngojë fare, i kuptonin që të dy fare mirë.

Princesha, shumë e hollë e thatiqe, me bustin e saj të ngrirë e jashtë masës të gjatë në përpjesëtim me këmbët, vështronte, e ftohtë, princ Vasilin, me sytë e saj të çqyer bojëhiri. Tundi kokën e, duke psherëtitur, vështroi ikonat. Ky gjest mund të merrej si një shprehje trishtimi e vetmohimi, ose si një shënjë lodhjeje e shprese për nji prehje të afërme. Princ Vasili e mori këtë gjest si një shenjë lodhjeje.

— Po edhe unë, — tha, — se mos e ndjej veten më mirë? *Je suis éreinté comme un cheval de poste*[3];, po prapë, e do puna që të bisedojmë dhe të bisedojmë mirë, me tërë seriozitetin e duhur.

Princ Vasili heshti, e faqet zunë t'i dridheshin, herë njëra, herë tjetra, duke i dhënë fytyrës një shprehje të shëmtuar, që nuk e merrte kurrë kur ndodhej në një sallon. Edhe sytë nuk i kish si zakonisht: herë vështronin me një paturpësi ironike, herë vërtiteshin rrotull si të trembur.

Princesha, duke mbajtur konen mbi gjunjë me duart e saj të thata e të tretura, vështronte me vëmëndje princ Vasilin drejt në sy; po dukej sheshit

---

[1] Pa të bisedojmë një herë.
[2] Kushëriri im.
[3] Jam dërmuar më keq se kali i karrocës së postës.

se ajo s'kish për të hapur gojë e s'kish për të pyetur edhe sikur t'i duhej të heshtte gjer në mëngjes.

— Ja pra, siç e sheh, e dashur princeshë dhe kushërirë, Katerina Semjonovna, — vazhdoi princ Vasili me mundim të madh, — në çaste të tilla njeriu duhet t'i mendojë të gjitha. Do menduar e ardhmja, e ardhmja juaj... Unë ju dua të gjithave si çupat e mia, ti e di.

Princesha e vështronte po me ata sy të ftohtë e të palëvizur.

— Dhe, më në fund, duhet të mendoj edhe për familjen time, — vijoi princ Vasili duke shtyrë me inat tryezën e pa i ngritur sytë. — Ti e di, Katisha, se ju tri motrat Mamontov si edhe ime shoqe, jini të vetmet trashëgimtare direkte të kontit. E di se sa rëndë është për ty që të mendosh për gjëra të tilla e t'i zësh ngoje. Edhe mua rëndë më vjen; por, mikja ime, unë po u afrohem tani të gjashtëdhjetave dhe, në moshën time, duhet të jem gati për gjithëçka. E di që dërgova të thërresin Pjerin, e di që konti, duke treguar portretin e atij, e kërkoi pranë?

Princ Vasili e pa me sy pyetës princeshën, po s'mundi të kuptonte në se ajo e kish mëndjen në ato që i thosh, apo e vështronte kot...

— Unë vetëm për një gjë i lutem Zotit, *mon cousin*[1]), — iu përgjegj ajo, — që ta falë dhe që shpirti i tij të ndahet pa dhëmbje nga kjo...

— Po, ashtu është, — ja preu princi me padurim, duke fshirë kokën tullace e duke afruar me inat tryezën që e kish shtyrë tutje, — po më në fund... më në fund... puna është këtu: edhe ti e di se dimrin e shkuar konti ka bërë një testament, në bazë të të cilit gjithë pasuria i bie Pjerit, duke e humbur të drejtën e trashëgimit trashëgimtarët direktë dhe ne.

— Sa testamente ka bërë ai! — tha qetësisht princesha pa i dhënë rëndësi çështjes. — Ai s'mund t'ja lerë Pjerit... Pjeri është bir natyral.

— *Ma chère*[2]) — tha përnjëheresh princ Vasili, duke tërhequr pranë tryezën, i nevrikosur, e duke

---

[1]) Kushëriri im.

[2]) Mikja ime.

nisur të fliste më me nxitim; — po sikur konti t'i ketë shkruar letër perandorit e t'i ketë kërkuar që Pjeri të njihet me ligjë si biri i tij? E kupton edhe vetë: duke marrë para sysh meritat e kontit, kërkesa e tij do të pranohet...

Princesha buzëqeshi siç bën ai që është i bindur se e di çështjen më mirë e më me rrënjë se sa bashkëfolësi i vet.

— Po të them edhe diçka tjetër, — vijoi princi duke i kapur dorën: — letra është bërë, e megjithse akoma nuk është dërguar, perandori e di që ekziston një letër e tillë. Puna është të dimë tani a është çdukur kjo letër apo jo. Po qe se jo, *sapo të ketë mbaruar gjithëçka*, — princ Vasili psherëtiti, duke treguar kështu se çfar kuptonte ai me fjalët *të ketë mbaruar gjithëçka*, — do të hapen dokumentat e kontit, testamenti bashkë me letrën do t'i dorëzohen perandorit, dhe lutja e kontit do të merret para sysh. Pjeri, si bir legjitim, do t'i trashëgojë të gjitha.

— Po pjesa jonë? — pyeti princesha me një buzëqeshje ironike, sikur të gjitha mund të ndodhin, po ajo që thosh princi ish e pamundur të bëhej.

— *Mais, ma pauvre Catiche, c'est clair comme le jour*[1]. Vetëm ai ka për të qënë ahere trashëgimtari legjitim i tërë pasurisë, dhe juve nuk do t'ju bjerë asnjë majë gjëlpëre. Ti duhet ta dish, mikja ime, në se testamenti dhe letra janë shkruar e në se janë çdukur apo jo. Dhe në rast se, për çfardo arësye, janë harruar më ndonjë qoshe, ti duhet ta dish ku janë, e t'i gjesh, sepse...

— Edhe kjo na duhej! — e ndërpreu princesha, duke buzëqeshur me sarkazmë dhe pa e ndryshuar shprehjen e syve. — Unë jam grua; sipas mendimit tuaj gratë janë që të gjitha budallaçka; por unë e di shumë mirë se një djalë ilegjitim nuk mund të trashëgojë... *Un bêtara*[2], — shtoi duke pandehur se me këtë fjalë ja vërtetoi një herë e mirë princit se sa pa bazë ishin arësyetimet e tia.

---

[1] Po, moj e uruar, kjo është e qartë si një e një që bëjnë dy.

[2] Bashto.

— Po si nuk e kupton, më në fund, Katisha! Ti je edhe e zgjuar! Si nuk e kupton që, në rast se konti i ka shkruar një letër perandorit me të cilën i lutet që ta njohë Pjerin si djalin e tij legjitim, Pjeri nuk do të jetë më Pjeri, por kont Bezuhovi, dhe ahere, sipas testamentit do t'i trashëgojë të gjitha? E se, sikur testamenti dhe letra të mos jenë çdukur, ty s'të mbetet asgjë, asgjë përveç ngushëllimit që u tregove e sjellë, e dhëmshur, e dashur, *et tout ce qui s'en suit*[1]. Kjo është e sigurt.

— Unë e di që testamenti është shkruar; po di gjithashtu se s'ka vlerë; dhe ju, duket, më pandehni fare budallaçkë, *mon cousin*[2], — tha princesha me tonin e atij që kujton se thotë një të vërtetë që s'e tund as topi e që në këtë mënyrë ja ka mbyllur gojën kundërshtarit.

— E dashura princesha ime, Katerina Semjonovna, — shfryu me padurim princ Vasili. — Unë s'kam ardhur këtu që të zihem a të të lëndoj me fjalë, po kam ardhur të bisedojmë shtruar si me njeriun tim, si me bijën time, për vetë interesat e tua. Po ta përsëris për të dhjetën herë që, në rast se letra për perandorin dhe testamenti në favor të Pjerit ndodhen midis dokumentave të kontit, ti, shpirtja ime, bashkë me motrat e tua, nuk jini më trashëgimtarë. Në s'më beson mua, besoju njerëzve kompetentë: tani sapo fola me Dmitri Onufrin — (ky ishte avokati i shtëpisë), — edhe ai kështu thotë.

Përnjëherësh princesha ra nga fiku; buzët e holla iu zbenë e iu drodhë (sytë nuk iu ndryshuan) dhe zëri i saj, tek fliste, këputej me intervale kaq të gjata, sa çuditej edhe ajo vetë.

— Shumë mirë, m'i lumtë — tha. — Unë as desha, as dua gjë për vete time. — E largoi nga gjunjët konkën dhe ndreqi kindat e fustanit. — Kjo qënka mirënjohja e tij për njerëzit që sakrifikuan çdo gjë për 'të, — tha. — Bukuri! Shumë mirë! Unë s'kam nevojë për asgjë, princ!

---

[1] E kështu me radhë.
[2] Kushëriri im.

— Mirë, po ti s'je e vetëme, ke motra, — ja ktheu princ Vasili.

Po princesha as që e dëgjonte fare.

— Po, këto gjëra i kam ditur, me kohë, po harroja se përveç poshtërsisë, mashtrimit, cmirit, intrigës, përveç mosmirënjohjes më të zezë, nuk mund të prisja asgjë tjetër nga kjo shtëpi...

— Më thuaj, e di apo s'e di, se ku ndodhet ky testament? — pyeti princ Vasili, dhe faqet iu drodhën e iu ngërdheshën edhe më keq.

— Po, kam qënë e marrë që besoja akoma në njerëzit dhe i doja e shkrihesha për 'ta. Po vetëm atyre që janë të poshtër e që u ka plasur cipa, vetëm atyre u ecën. E di unë kush i ka kurdisur këto intriga. —

Princesha deshi të çohej, po princi i kapi dorën dhe e mbajti. Ajo dukej sikur, përnjëherësh, ua kish hequr fillin gjithë njerëzve dhe e vështronte me inat bashkëfolësin e saj.

— Ka akoma kohë, e dashur. Mos harro, Katisha, se të gjitha këto u bënë rastësisht në një çast zemërimi, sëmundjeje, e pastaj u lanë mënjanë të harruara. Detyra jonë, e dashur, është që ta ndreqim gabimin e tij, t'ja lehtësojmë çastet e fundit duke mos lënë që të bëhet kjo padrejtësi, e duke mos e lënë të vdesë me mendimin se ka shkakëtuar mjerimin e atyre njerëzve...

— Atyre njerëzve që s'kursyen asgjë për 'të, — mori fjalën princesha, duke u matur të çohej sërish, po princi nuk e la, — dhe sakrificat e të cilëve ai s'ka ditur kurrë t'i çmojë si duhet. *Jo, mon cousin*[1]*)*, — shtoi me një psherëtimë, — s'kam për ta harruar kurrë se në këtë botë njeriu nuk duhet të presë shpërblim për të mirat që ka bërë, se në këtë botë s'ka as nder as drejtësi. Në këtë botë duhet të jesh i lik e dinak.

— Dale, mos e prish gjakun, unë e di sa zemërbardhë je.

— Jo, jam zemërzezë.

— E di sa zamërbardhë je, — përsëriti princi, — e çmoj miqësinë tënde dhe do të desha që edhe

[1]) Kushëriri im.

ti të kishe po këtë mendim për mua. Mos e prish gjakun, qetësoju dhe *parlons raison*[1], sa ka kohë akoma, — mbase dhe një ditë, mbase vetëm një orë; thuamë gjithë ç'di për testamentin, e sidomos ku ndodhet: ti duhet ta dish. Ne menjëherë do ta marrim dhe do t'ja tregojmë kontit. Sigurisht atij do t'i ketë dalë nga mëndja, dhe tani, sapo ta shohë, do ta grisë. Ti e kupton që dëshira ime e vetme është që të përmbushim si gjë të shënjtë vullnetin e tij; vetëm për këtë gjë u ngrita e erdha nga Petërburgu. Unë jam këtu vetëm për të ndihmuar atë dhe juve.

— Tani i kuptova të gjitha. E mora vesh se kush i ka kurdisur këto gjëra. E di, — tha princesha.

— Nuk është aty çështja, mikja ime.

— Është ajo që ma përkrahni ju, e dashura princesha juaj Dubreckaja, Ana Mihaillovna, që unë s'do ta bëja kabull as për kamerjere. Ajo shtrigë e keqe, ajo grua e poshtër!

— *Ne perdons point de temps*[2].

— Ah, pushoni! Dimrin e shkuar erdhi e u fut këtu si shejtani dhe i tha kontit njëmijenjë të zeza për neve e sidomos për Sofinë — mua më vjen turp dhe ndot t'i ze ngoje ato fjalë — sa që konti ra sëmurë e s'deshi të na shihte me sy për dy javë rresht. Në atë kohë, di që ka shkruar atë letër të fëlliqur, të poshtër; po kujtoja se s'kish asnjë vlerë.

— *Nous y voilà*[3], pse s'më ke thënë gjë më parë?

— Është në portofolin e stolisur me mozaik, që e mban nën jastëk. Tani e di, — tha princesha pa u përgjegjur. — Po, në kam ndonjë mëkat, dhe mëkat të madh, është pikërisht urrejtja që kam për atë faqezezë — gati briti princesha, që ish prishur fare nga fytyra. — Ç'kërkon që vjen e futet këtu? Po s'ja kam për të lënë, unë, pa ja përplasur në sy. Po s'e vura përpara! Do të vijë koha!

---

[1] Të flasim shtruar e me arësye.
[2] Të mos humbim kohë.
[3] Hë dé, këtu të dosha.

## XIX

Ndërsa në sallonin e pritjes dhe në dhomën e princeshës po bëheshin këto fjalë, karroca që po sillte Pjerin (të cilin e kishin thirrur) dhe Ana Mihaillovnën (e cila e kish parë të udhës që ta shoqëronte) po hynte në oborrin e pallatit Bezuhov. Kur rrotat e karrocës zunë të vërtiteshin pa zhurmë mbi kashtën e shtruar nënë dritaret, Ana Mihaillovna u mat t'i thoshte shokut të udhës ndonjë fjalë ngushëllimi dhe, duke parë se atë e kish zënë gjumi mbështetur në qoshen e karrocës, e zgjoi. Me t'u zgjuar, Pjeri zbriti nga karroca pas Ana Mihaillavnës, dhe vetëm ahere mendoi për bisedimin që do të kish pas një çikë me të jatin që ndodhej buzë varrit. Vuri re se s'kishin ndalur përpara shkallëve të mëdha të pritjes, po nga ana tjetër, te shkallët e rëndomta. Ndërsa po ulte këmbën nga parafangua, dy burra me rroba civile u fshehnë me të shpejtë në hien e murit. Duke u ndalur, Pjeri dalloi në hien e shtëpisë, nga të dyja anët, edhe njerëz të tjerë si ata dy të parët. Po as Ana Mihaillovna, as lakeu, as karrocjeri, që s'kishin si të mos i shihnin ata njerëz, nuk e bënin veten se i panë. „Duket, kështu duhet të jetë" tha Pjeri me mëndje të tij, dhe i vajti pas Ana Mihaillovnës. Kjo u ngjit me çape të shpejta nëpër një palë shkallë të ngushta prej guri, të ndriçuara nga një dritë e dobët, dhe i thërriste Pjerit që kish mbetur prapa. Megjithse Pjeri nuk e kuptonte përse u dashkej të vinte te konti, e akoma më pak përse e donte puna të ngjitej nëpër shkallët e pasme, duke parë se sa e vendosur, e sigurt dhe e shpejtë ishte Ana Mihaillovna, thosh me mëndje të tij se „pikërisht kështu duhej të ishte". Aty nga mezi i shkallës mënd i shtynë disa njerëz me kova në duar, që po zbrisnin me vrap duke përpjekur këmbët. Këta njerëz u mbështetën pas murit që të kalonin Pjeri me Ana Mihaillovnën dhe as që u çuditën fare kur e panë.

— Këtej kalohet për në apartamentin e princeshave? — pyeti Ana Mihaillovna njerin prej tyre.

— Këtej, — u përgjegj shërbëtori me guxim e me zë të fortë, sikur tanimë çdo gjë të ish e lejuar: — dera nga e majta. zonjë.

— Mbase konti nuk më ka thirrur, — tha Pjeri sapo arriti në krye të shkallëve: — unë do të shkoj në dhomën time.

Ana Mihaillovna qëndroi e priti.

— *Ah, mon ami!*[1] — tha me atë gjestin që kish bërë në mëngjes me të birin, duke i çikur krahun. — *Croyez que je souffre autant que vous, mais soyez homme*[2].

— Vërtet, do të ish më mirë sikur të shkoja në dhomën time... — tha Pjeri si më dysh, duke vështruar me dhëmshuri Ana Mihaillovnën që përmbi syzet.

— *Ah, mon ami, oubliez les torts qu'on a pu avoir envers vous, pensez que c'est votre père... peut-être à l'agonie* — psherëtiu. — *Je vous ai tout de suite aimé comme mon fils. Fiez-vous à moi, Pierre. Je n'oublierai pas vos intérêts*[3].

Pjeri s'kuptonte asgjë; përsëri, e në një mënyrë më të theksuar, pati përshtypjen se gjithëçka ishte pikërisht ashtu siç duhej të ishte dhe, i bindur, i vajti pas Ana Mihaillovnës, e cila qysh tani po hapte një derë.

Dera të çonte në paradhomën. Në një qoshe kish ndenjur një shërbëtor plak i princeshave, i cili po bënte çorap. Pjeri s'kish qënë kurrë në këtë pjesë të pallatit dhe as që i dinte fare këto dhoma. Ana Mihaillovna pyeti një kamerjere, që u kaloi përpara me një kungull uji në një tabak (duke e quajtur „shpirte" dhe „pullumbesha ime"), për shëndetin e princeshave, dhe e shpuri Pjerin më tutje, gjatë një koridori të shtruar me pllaka. Në atë koridor, dera e parë nga e majta të çonte në dhomat e princeshave. Kamerjera që shpinte kungullin e ujit, në nxitim e sipër — siç bëhej gjithëçka, tani, në këtë shtëpi, — nuk e mbylli derën, dhe Ana Mihaillov-

---

[1] Miku im.

[2] Besomëni që edhe unë vuaj po aq sa ju, po bëjuni burrë.

[3] Ah, miku im, harroni çdo fyerje dhe çdo padrejtësi që mund t'ju jetë bërë, mendoni se ai është ati juaj... që mbase tani po heq shpirt. Unë ju desha menjëherë ashtu siç dua tim bir. Kini besim tek unë, Pjer. Unë nuk do t'i harroj interesat tuaja.

na me Pjerin, duke kaluar, hodhën pa dashur një sy në këtë dhomë, ku princesha më e madhe dhe princ Vasili ishin ulur pran' e pranë e po bisedonin. Duke i parë këta të dy që kalonin, princ Vasili bëri një gjest padurimi dhe e hodhi trupin prapa; princesha brofi në këmbë dhe me një gjest të dëshpëruar e mbylli derën, duke e përplasur me sa fuqi që kish.

Ky gjest i tërbuar aq në kundërshtim me qetësinë e zakonshme të princeshës, dhe frika që pikturohej në fytyrën e princ Vasilit, frikë që nuk pajtohej aspak me rëndësinë dhe dinjitetin e tij, e bënë Pjerin që të ndalej në vend. Vështroi si me pyetje, që sipër syzeve, udhëheqësen e tij. Ana Mihaillovna nuk e çudit aspak, buzëqeshi lehtë dhe psherëtiu, sikur donte të thoshte se të gjitha këto i kishte parashikuar.

— *Soyez homme, mon ami, c'est moi qui veillerai à vos intérêts*[1]*)*, — tha, duke iu përgjegjur vështrimit të tij, dhe i nxitoi edhe më shumë hapat gjatë koridorit.

Pjeri s'e merrte vesh si ishte puna e aq më pak akoma se ç'kuptim kishin fjalët *veiller à vos intérêts*[2]); po kuptonte vetëm këtë se „pikërisht kështu duhej të ishte". Nga koridori hynë në një sallë gjysmë të ndriçuar, ngjitur me sallonin e pritjes së kontit . Ishte një nga ato dhomat e ftohta e madhështore që Pjeri i njihte e tek e cila arrije që nga shkallët e mëdha të pritjes; po në mes të kësaj salle ish një vaskë banje bosh dhe mbi qilim ishte derdhur një çikë ujë. Përballë tyre dhe pa i shikuar, në majë të këmbëve, duallën një shërbëtor dhe një klerik që mbante një temjanicë. Që aty hynë në sallonin e pritjes që Pjeri e njihte, një sallon me dy dritare alla italjana, një derë që çonte në kopshtin e dimrit, me një bust të madh e një portret të perandoreshës Katerina, në madhësinë natyrale. Po ata persona që ishin pak më parë, pothuajse gjithë në ato pozat e mëparëshme, ishin ulur, duke pëshpëritur midis tyre, në sallonin e pritjes. Që të gjithë, në heshte, u kthyen

---

[1]) Bëjuni burrë, miku im, dhe mos kini keq se kujdesem unë për interesat tuaja.

[2]) Kujdesem unë për interesat tuaja.

e vështruan Ana Mihaillovnën që po hynte e zbetë në fytyrë, si e vijosur nga brengat, dhe Pjerin me atë trup kollosi, që kokëulur, e ndiqte prapa si manar.

Fizionomia e Ana Mihaillovnës shprehte ndenjën që e zotëronte, domethënë bindjen se kishte ardhur çasti vendimtar; serbes e pa u drojtur fare, si një zonjë e madhe prej Peterburgu, ajo hyri në sallë duke tërhequr pas Pjerin, akoma më me siguri e më me guxim se në mëngjes. E ndjente, se derisa kish me vete personin që dëshëronte që shihte i sëmuri, patjetër që do ta prisnin mirë. Si hodhi një sy të shpejtë mbi gjithë ata që ndodheshin në sallë e duke parë rrëfyesin e kontit, pa u përkulur, po duke u bërë përnjëherësh si më e vogël, si e rrëgjuar, me çape të lehta e të shpejta, u drejtua nga ai dhe mori me respekt bekimin e njërit e pastaj edhe të klerikut tjetër.

— Qoftë i lavdëruar Zoti që arritëm me kohë, — i tha klerikut. — Të gjithë ne, të afërmit, kishim frikë se vallë ja arrinim. Ja, ky djalosh është biri i kontit, — shtoi me zë më të ulët. — Është një çast i tmershëm ky!

Si tha këto fjalë, iu afrua doktorit.

— *Cher docteur,* — i tha — *ce jeune homme est le fils du comte... y a-t-il de l'espoir?*[1]).

Mjeku, pa thënë gjë, me një lëvizje të shpejtë, ngriti sytë dhe supet. Ana Mihaillovna, gjith në atë mënyrë, ngriti supet dhe sytë gati duke i mbyllur, psherëtiu, u largua nga doktori, bëri nga Pjeri dhe zuri t'i fliste me një respekt të veçantë e me një ton të ëmbël e të trishtuar.

— *Ayez confiance en Sa miséricorde*[2]), — tha, duke i treguar një kanape të vogël pa mbështetse, që të ulej e ta priste; pastaj, heshturazi, u drejtua nga dera, ku ishin ngulur sytë e të gjithëve e që u hap me një kërkëllimë, që mezi u ndie; dhe u çduk.

Pjeri, që e kish vendosur me mëndje të tij t'i bindej në çdo gjë e për çdo gjë udhëheqëses së vet, u drejtua nga kanapeja e vogël që i kishin treguar. Me t'u çdukur Ana Mihaillovna, vuri re se gjithë të

---

[1]) I dashur doktor, ky djalosh është biri i kontit... a ka shpresë?

[2]) Kini besim në përdëllimin e Tij.

pranishmit i kishin mbërthyer sytë mbi 'të me një ndjenjë që nuk ishte vetëm kureshtë dhe simpati. Vuri re se që të gjithë pëshpërisnin vesh më vesh, duke bërë shënjë me sy nga ai, gati si me frikë e, bile, me servilizëm. I çfaqnin një respekt që asnjeri s'i kish treguar gjer atëhere: zonja që ai s'e njihte, e cila po bisedonte me klerikët, u çua e i lëshoi vëndin duke e ftuar të rrinte; një adjutant ngriti një dorashkë që i kish rënë Pjerit dhe vajti e ja dha; mjekët heshtën me respekt ndërsa ai kalonte përpara tyre dhe u hoqën mënjanë që t'i hapnin udhën. Pjeri, në fillim, do të kish dashur të ulej në një vënd tjetër, që të mos e bezdiste zonjën, do të kish dashur ta ngrinte vetë dorashkën dhe të shkonte sa më larg mjekëve, të cilët, fundi i fundit, as që ja kishin zënë udhën; po përnjëherësh e ndjeu se do ta shkelte po të sillej ashtu, e kuptoi papandehur se asaj nate ai ishte një personalitet me rëndësi, se kish detyrë të kryente një farë ceremonie të tmershme e të pritur nga të gjithë, e se, prandaj, duhej të pranonte shërbime nga të gjithë. Mori në heshtje dorashkën nga adjutanti, u ul në vendin e zonjës duke vënë simetrikisht duart e tij të trasha mbi gjunjët, në pozën naive të një statuje egjiptiane, krejtësisht i vendosur se gjithëçka duhej të ishte pikërisht kështu, e se, asaj nate, që të mos binte më ndonjë gabim e më ndonjë gafë, ai nuk duhej të vepronte pas kokës së vet, por t'i shtrohej plotësisht e pikë për pikë vullnetit të atyre që e drejtonin.

S'kishin shkuar as dy minuta, kur princ Vasili, veshur me kaftanin e tij me tri dekorata, madhërisht, duke ngritur kryet lart, hyri në sallë. Dukej sikur ish ligur që prej mëngjesit; dhe sytë i dukeshin më të mëdhenj se zakonisht, kur i hodhi rreth e përqark dhomës dhe pa Pjerin. Iu afrua, i mori dorën (gjë që s'e kish bërë kurrë më parë) dhe ja tërhoqi poshtë një çikë, thua se desh t'i provonte rezistencën.

— *Courage, courage, mon ami, Il a demandé à vous voir. C'est bien!*[1], — dhe desh të largohej.

Po Pjerit iu duk se e donte puna ta pyeste:

— Si është...

[1] Gajret, gajret, miku im. Kërkoi t'ju shihte. Shumë mirë.

Dhe e humbi, duke mos ditur në ish e udhës ta quante kont të sëmurin që hiqte shpirt! ta quante baba, i vinte turp.

— *Il a eu encore un coup, il y a une demi-heure.* E goditi dhe një herë. *Courage, mon ami...*[1].

Pjeri, i hutuar siç ishte në atë pështjellim mendimesh, kur dëgjoi fjalët „e goditi" tha se mos e kish goditur njeri. Vështroi princ Vasilin me mëndje të humbur dhe vetëm pastaj e mori vesh se ishte fjala për sëmundjen. Princ Vasili, pa u ndalur, i tha disa fjalë Lorenit dhe u drejtua nga dera në majë të këmbëve. Ai s'ish i zoti të ecte në majë të këmbëve dhe hidhej si këndes me tërë trupin. Pas tij dolli princesha më e madhe; pastaj u nisën klerikët dhe priftërinjtë; edhe shërbëtorët nga kjo derë duallën. Prapa kësaj dere u dëgjuan njerëz që lëviznin, dhe më në fund, gjith po me atë fytyrë të zbetë, po e vendosur në kryerjen e detyrës së vet, dolli me vrap Ana Mihaillovna dhe, duke çikur krahun e Pjerit, tha:

— *La bonté divine est inépuisable. C'est la cérémonie de l'extrême onction qui va commencer. Venez*[2].

Pjeri u drejtua nga dera, duke ecur mbi qilimin e butë, dhe vuri re se edhe adjutanti i kampit, edhe zonja e panjohur, si edhe nja dy shërbëtorë — që të gjithë hynë pas tij, sikur tanimë të mos ish e nevojshme të kërkohej lejë për të hyrë në këtë dhomë.

## XX

Pjeri e njihte shumë mirë këtë dhomë të gjerë, ndarë me arqe e me kollona, veshur e stolisur me halli persane. Pjesa e dhomës përtej kollonave, ku nga një anë ngrihej një shtrat i lartë prej mogani, me perde të mëndafshta, dhe, nga tjetra, një vitrinë e madhe me ikonat, ishte ndriçuar në mënyrë madhështore me drita shumë, sa që shkëlqente si një kishë gjatë shërbimeve fetare të mbrëmjes. Nën zbukuri-

---

[1] E goditi edhe një herë, aty nja gjysmë ore më parë... gajret, miku im...

[2] Përdëllimi hyjnor është i pashterur. Tani do të fillojë ceremonija e vojimit të shënjtë. Ejani.

met prej metali të kornizës së vitrinës, që xixëllonin nga pasqyrimi i llambadheve, ish vendosur një kolltuk i gjatë alla Volter. Në këtë kolltuk, gjatë mbështetses së të cilit ishin vënë jastekë të bardhë si dëbora, pa asnjë rrudhë, që sigurisht sapo ua kishin ndërruar faqet, dergjej, mbuluar gjer në bres me një kuvertë jeshile, një figurë mjaft e njohur për Pjerin, figura madhështore e të jatit, kont Bezuhovi, me ato leshrat e tij të dëndura ngjyrë ergjëndi që i kishin rënë mbi ballin e gjerë si ndonjë krifë luani e me ato rrudha karakteristike, të thella e të fisme që i vijosnin fytyrën e hijeshme me një çehre dylli të kuqërremë. Ai dergjej nën ikonat; duart e trasha e të mëdha ishin lëshuar mbi kuvertën. Në të djathtën, shtrirë me pëllëmbën poshtë, midis gishtit të madh dhe gishtit tregonjës i kishin futur një qiri, që një shërbëtor plak e mbante drejt që të mos pikonte, duke u kërrusur që prapa kolltukut. Rreth e rrotull qëndronin më këmbë klerikët, veshur me petrahilet e tyre madhështore e të shkëlqyera, me llambadhet e ndezur në duar dhe kryenin shërbimin fetar me një ngadalësi solemne. Një çikë më prapa kishin zënë vend princeshat më të vogla me shami në duar, duke fshirë sytë; përpara tyre, e madhja, Katisha, me një fytyrë të egërsuar e të vendosur, i kish mbërthyer sytë te ikonat dhe nuk i hiqte s'andejmi, sikur me këtë donte t'u thosh të gjithëve se nuk do të mund të përgjigjej për veprimet e saj, në qoftë se do t'i hidhte sytë gjetkë. Ana Mihaillovna, me një fytyrë që shprehte një trishtim e një mëshirë të heshtur, dhe zonja e panjohur rrinin një çikë më prapa, afër derës. Princ Vasili ndodhej në anën tjetër të derës, pranë kolltukut, prapa një karrigeje të gdhendur veshur me kadife, së cilës ja kish kthyer shpinzën nga ana e tij, e duke mbështetur aty dorën e mëngjër ku mbante llambadhen, bënte kryq me të djathtën, dhe sa herë që çonte gishtat në ballë i ngrinte sytë lart. Fytyra e tij shprehte një devocion të qetë dhe nënështrimin ndaj vullnetit të Zotit. „Në qoftë se ju nuk i kuptoni këto ndjenja, ca më keq për ju", dukej sikur thosh.

Prapa tij ishin adjutanti, mjekët dhe shërbëtorët; ashtu si në kishë, burrat dhe gratë ishin ndarë

në dy grupe të veçanta. Që të gjithë heshtnin, bënin kryq; dëgjohej vetëm leximi i lutjeve dhe kënga e plotë dhe e shtruar e korit, dhe, në minutat e heshtjes, një zhurmë këmbësh e psherëtimash. Ana Mihaillovna, me atë pamjen kuptimplote që tregonte se ish e vetëdijshme për atë që bënte, përshkoi tërë dhomën për t'i vajtur pranë Pjerit dhe i zgjati një qiri. Ai e ndezi, dhe, i hutuar siç ishte duke vërejtur të pranishmit, zuri të bënte kryq po me atë dorë me të cilën mbante qirirn.

Më e vogla e princeshave, Sofia, ajo me atë nishanin, faqekuqe e buzëqeshur, po e vështronte. Bëri buzën në gaz, mbuloi fytyrën me shami dhe qëndroi ashtu një copë herë të gjatë; po, si e pa sërish Pjerin, zuri prapë të qeshte. Dukej qartë se ajo s'e mbante dot gazin kur ja hidhte sytë; po edhe pa ja hedhur sytë nuk i rrihej dhe, që të shpëtonte nga kjo gjëndje, kaloi dalngadalë prapa një kollone. Aty nga mezi i ceremonisë, zërat e klerikëve pushuan përnjëherësh; folën midis tyre me zë të ulët, duke pëshpëritur; shërbëtori plak që mbante dorën e kontit u ngrit dhe u kthye nga zonjat. Ana Mihaillovna dolli përpara dhe, duke u kërrusur mbi të sëmurin, thirri pranë Lorenin duke i bërë një shënjë me gisht që prapa kurrizit. Doktori francez, më këmbë, pa qiri të ndezur në duar, mbështetur pas një kollone në qëndrimin plot respekt të një të huaji që do të tregojë se, megjithë ndryshimin e feve, e kupton rëndësinë e ceremonisë që po kryhet, e, bile, e aprovon, me çapin e heshtur të një burri në tërë fuqinë e moshës së vet, iu afrua të sëmurit, kapi me gishtërinjtë e tij të hollë e të bardhë dorën e lirë që mbështetej mbi kuvertën jeshile dhe, duke kthyer kokën mënjanë, zuri t'i maste pulsin, i menduar. Dikush i dha të sëmurit diçka për të pirë, u bë një farë lëvizje rrotull tij, pastaj që të gjithë shkuan në vëndet e tyre dhe shërbesa fetare vazhdoi më tutje. Gjatë këtij intervali, Pjeri vuri re se princ Vasili ish larguar nga mbështetsja e karriges ku kish vënë dorën më parë, e gjith me atë shprehje në fytyrë që donte të thosh se ai dinte ç'bënte e se aq më keq për të tjerët në qoftë se nuk e kuptonin, nuk iu avit të sëmurit, po, duke i kaluar përpara, u bashkua me

princeshën më të madhe dhe bashkë me 'të u drejtua nga fundi i dhomës, drejt shtratit të lartë me perde të mëndafshta. Që andej, princi dhe princesha duallën bashkë nga dera e fundit, po, para se të merrte fund ceremonia, u kthyen njëri pas tjetrit në vëndet e tyre. Këtë rrethanë, Pjeri e vuri re si gjithë të tjerat, pa i dhënë ndonji rëndësi të veçantë, meqenëse i qe mbushur mëndja një herë e mirë se çdo gjë që bëhej përpara tij asaj nate duhej bërë me doemos.

Tingujt e këngës liturgjike pushuan, dhe u dëgjua zëri i klerikut që, plot respekt, përgëzonte të sëmurin për krezmimin që kish marrë. I sëmuri dergjej gjithënjë po në atë pozë të palëvizëshme e të pajetë. Rreth e rrotull tij që të gjithë lëvizën, u dëgjuen çape e të pëshpëritura, midis të cilave zëri i Ana Mihaillovnës vinte si më çquar.

Pjeri e dëgjoi që thoshte:

— Do shpënë me doemos në shtrat. Këtu do të jetë krejt e pamundur...

Mjekët, princeshat, shërbëtorët e rrethuan të sëmurin, kështu që Pjeri nuk e shihte më tani kryet, me atë çehre dylli të kuqëremë, me flokët e thinjura rënë mbi ballë, të cilën, megjithse ai vështronte edhe fytyra të tjera, nuk e kish humbur nga sytë as edhe për një çast gjatë tërë kohës që mbajti ceremonia.

Pjeri e mori me mënd nga lëvizja e kujdesëshme e njerëzve që rrethonin kolltukun se po e ngrinin të sëmurin, për ta shpënë gjetkë.

— Kapu mirë pas dorës sime, se kështu do ta lësh të bjerë, — arrinte gjer në veshët e tij pëshpëritja e tmeruar e një shërbëtori. — Nga këmbët... edhe një tjetër, — thoshin zërat, dhe të dihaturit e gulçimet si edhe çapet e njerëzve u bënë më të shpejta, sikur pesha që mbanin i kapërcente fuqitë e tyre.

Midis atyre që e ngrinin ish edhe Ana Mihaillovna; tani po kalonin përpara tij dhe, për një çast, prapa shpinave dhe zverqeve të njerëzve që e mbanin, Pjeri pa kraharorin e hedhur, të ngjallmë, të zbuluar, supet e plota të të sëmurit dhe kokën e thinjur me flokët krela krela, si krife luani. Ajo kokë, me ballin e me mollzat e faqeve jashtëzako-

nisht të gjera, gojën të bukur e sensuale dhe vështrimin madhështor e të ftohtë, nuk ishte shëmtuar nga vdekja që e priste. Ish ajo që kish qënë, ashtu siç i kish mbetur në kujtesë Pjerit aty e tre muaj më parë, kur konti e kish përshëndetur dhe e kish nisur në Peterburg; po tani, ajo kolovitej e pafuqishme sipas hapave të pabarabarta të atyre që e mbanin, dhe vështrimi apatik dhe i ftohtë nuk dinte ku të ndalej.

Kaluan disa minuta përshtjellimi rrotull shtratit të lartë; personat që e kishin shpënë të sëmurin u ndanë. Ana Mihaillovna çiku krahun e Pjerit dhe i tha: „*Venez*"[1]. Pjeri bashkë me 'të iu afrua shtratit mbi të cilin ish lëshuar i sëmuri në një pozë solemne, që duhej të kish ndonjë farë lidhje me sakramentin që sapo ishte kryer. Ai dergjej me kryet të mbështetur lart në jastëkët. Duart e tij ishin vënë simetrikisht mbi kuvertën jeshile prej mëndafshi, me pëllëmbët poshtë. Kur u avit Pjeri, konti ja nguli sytë, po me një vështrim që njeriu nuk mund t'ja kuptojë domethënien dhe rëndësinë që ka. Ky vështrim ose nuk thosh asgjë përveç asaj që deri sa i kemi sytë hapur duhet pa tjetër që edhe t'i ngulim më një vënd, ose thosh shumë gjëra me rëndësi të madhe. Pjeri u ndal, duke mos ditur ç'të bënte dhe vështroi si me pyetje udhëheqësen e tij, Ana Mihaillovnën. Kjo i tregoi shpejt e shpejt me sy dorën e të sëmurit, duke zgjatur buzët si për t'i dërguar një të puthur. Pjeri, duke zgjatur qafën me kujdes për të mos çikur kuvertën, bëri si pas kësaj këshille dhe ngjiti buzët mbi atë dorë eshtërmadhe e gjith tul. Po as dora, as ndonjë muskul në fytyrën e kontit nuk lëvizi fare. Pjeri e vështroi sërish duke e pyetur me sy Ana Mihaillovnën se çfar duhej të bënte. Ana Mihaillovna i tregoi me sy kolltukun që ish vendosur pranë shtratit. Pjeri qetësisht zuri të ulej, duke vazhduar ta pyeste me sy se a po bënte atë që duhej bërë. Ana Mihaillovna i bëri me kokë një shënjë pëlqimi. Pjeri mori përsëri atë pozën simetrike e naive të një statuje egjiptiane, pik e vrer që trupi i tij i stërmadh e muskuloz zinte aq shumë vend e

---

[1] Ejani.

duke përdorur të gjitha forcat e tij morale që të dukej, sa të ish e mundur, më pak voluminoz. Vështronte kontin. Konti vështronte atë pikë ku kishte qënë fytyra e Pjerit, kur ky ndodhej më këmbë. Ana Mihaillovna çfaqte me qëndrimin e saj se sa e mallëngjyer qe prej këtij takimi të fundit që kishin at e bir. Kjo kenë zgjati nja dy minuta, që Pjetrit iu dukën një orë. Pa pandehur muskujt e trashë dhe rrudhat e fytyrës së kontit patën një drithmë. Drithma u shtua, goja e bukur u shtrëmbërua, (vetëm ahere Pjeri e kuptoi se i ati ish në vdekje e sipër), nga goja e ngërdheshur dolli një zë i mbytur, i ngjirur. Ana Mihaillovna e vështronte me tërë vëmëndjen të sëmurin në sy, duke u përpjekur të kuptonte për çfarë kish nevojë, dhe i tregonte herë Pjerin, herë ilaçin, herë me një pëshpëritje, i përmëndte princ Vasilin dhe herë i bënte me shënjë për kuvertën. Sytë dhe fytyra e të sëmurit shprehnin padurimin. U përpoq të vështronte shërbëtorin, i cili, pa lëvizur, rrinte më këmbë te koka e shtratit.

— Do që ta kthejmë në krahun tjetër, — pëshpëriti shërbëtori, dhe lëvizi nga vendi që ta kthente me fytyrë nga muri trupin e rëndë të kontit.

Pjeri u ngrit ta ndihmonte.

Në çastin kur po e kthenin kontin, një dorë iu var prapa si e vdekur dhe i sëmuri me kot u përpoq që ta lëvizte. Mbasi konti vuri re vështrimin e tmeruar me të cilin Pjeri e shikoi atë dorë pa jetë; apo mbase ndonjë tjetër mendim shkrepëtiu në atë minutë në mëndjen e të sëmurit që hiqte shpirt; sidoqoftë ai vështroi atë dorë që s'i bindej, vështroi atë shprehje tmeri në fytyrën e Pjerit, e pastaj prapë, dorën, dhe në fytyrën e tij u duk një buzëqeshje e venitur e plot dhëmbje, në kundërshtim të plotë me tiparet e tia, një buzëqeshje që shprehte gati një ironi për pafuqinë e tij. Papritur, me të parë atë buzëqeshje, Pjeri ndjeu një të rrëqethur në gjoks, një gudulisje në hundë, dhe lotët ja veshën sytë si me mjegull. Të sëmurin e kthyen më krah nga ana e murit dhe ai lëshoi një psherëtimë.

— *Il est assoupi,* — tha Ana Mihaillovna duke vënë re se po vinte një nga princeshat t'u zinte vendin. — *Allons*[1]*)*.

Pjeri dolli.

## XXI

Në sallën e pritjes s'kish më asnjeri tjetër përveç princ Vasilit dhe princeshës së madhe, të cilët ishin ulur nën portretin e Katerinës dhe po bisedonin me gjallëri. Me të parë Pjerin me Ana Mihaillovnën, pushuan. Princesha diç fshehu, kështu iu duk Pjerit, dhe murmuriti:

— S'e shoh dot atë grua.

— *Catiche a fait donner du thé dans le petit salon*[2]*)*, — i tha princ Vasili Ana Mihaillovnës. — *Allez, ma pauvre Anna Micàilovna, prenez quelque chose, autrement vous ne suffirrez pas*[3]*)*.

Pjerit nuk i foli, po i shtrëngoi krahun një çikë më poshtë nga supi. Pjeri dhe Ana Mihaillovna hynë *dans le petit salon*[4]*)*.

— *Il n'y a rien qui restaure comme une tasse de cet excellent thé russe après une nuit blanche*[5]*)*, — thoshte Loreni me një gjallëri të përmbajtur, duke rufitur çajin me nji kupë kineze, pa vegjë, tek rrinte më këmbë në sallonin e vogël e të rrumbullakët, përpara një tryeze mbi të cilën kishin përgatitur çajin dhe një darkë të ftohtë. Rrotull kësaj tryeze ishin mbledhur, për të marrë veten, gjithë ata që ndodheshin asaj nate në shtëpinë e kont Bezuhovit. Pjeri e mbante mënd mirë këtë sallon të rrumbullakët, me pasqyra e me tryeza. Gjatë ballove në shtëpi të kontit, Pjerit, që s'dinte të vallzonte, i pëlqente të rrinte në këtë sallë të vogël stolisur me pasqyra dhe të vërente se si zonjat me kostumin e ballos, me brilante e xhevahire në qafë duke kaluar nëpër këtë

---

1) U qetua. Shkojmë.
2) Katerina ka dhënë urdhër të servirin çaj në sallonin e vogël.
3) Shkoni, e varfra ime Ana Mihaillovna, shkoni merrni gjësendi, se ndryshe s'do të qëndroni dot më këmbë.
4) Në sallonin e vogël.
5) S'ka gjë më të mirë se sa një kupë nga ky çaj i mrekullishëm rus për ta marrë veten pas një nate pa gjumë.

odë, shiheshin në pasqyrat të ndriçuara me një dritë të shkëlqyer, që reflektonin shumë herë me radhë figurën e tyre. Tani kjo dhomë ndriçohej nga drita e venitur e dy llambadheve; në këtë orë të vonë të natës, mbi një tryezë të vogël ishin vënë pa rregull një servis çaji si edhe pjata, dhe rrotull ishin mbledhur njerëz të ndryshëm që, flisnin me zë të ulët, duke treguar në çdo lëvizje e në çdo fjalë se askush prej tyre nuk harronte se ç'po bëhej, se ç'do të bëhej nga çasti në çast, atje në dhomën e shtratit. Pjeri nuk vuri gjë në gojë, megjithse i hahej. I hodhi një sy pyetës udhëheqëses së tij dhe pa se ajo, duke ecur në majë të këmbëve po kthehej në sallën e pritjes, ku kish mbetur princ Vasili me princeshën. Pjeri mori me mënd se edhe kjo ish e domosdoshme, dhe si qëndroi një çikë, i vajti pas. Ana Mihaillovna ishte pranë princeshës, dhe që të dyja flisnin me zë të ulët, pa pritur shoqja shoqen, e me ton të acaruar.

— Ju lutem, princeshë, e di vetë unë se ç'duhet bërë e ç'nuk duhet bërë, — thoshte princesha që i qe prishur gjaku më keq se ahere kur kish mbyllur, duke e përplasur, derën e dhomës.

— Po, moj e dashur princeshëzë, — thoshte, me zë të ëmbël vërtet, po me ngulm, Ana Mihaillovna, duke i zënë udhën, — nuk bën, si ta çqetësojmë të gjorin xhaxha në këto minuta, kur ai ka nevojë për prehje? Në këto çaste, të bisedosh me 'të për gjera të kësaj bote, kur shpirti i tij është gati për...

Princ Vasili rrinte në kolltuk këmbë mbi këmbë, siç e kish zakon. Faqet i dridheshin fort e, duke iu varur si labucerë, i dukeshin si më të fryra poshtë; po kishte pamjen e një njeriu që s'e ka mëndjen te bisedimi i tyre.

— *Voyons, ma bonne Anna Micailovna, laissez faire Cae tiche*[1]. Ju e dini që konti e do sa më s'bëhet.

— Unë as që e di se ç'ka këtu brenda, — thosh princesha, duke iu drejtuar princ Vasilit e duke i treguar portofolin punuar me mozaik, që kish në dorë. — Di vetëm që testamenti i vërtetë është në

[1]) Shikoni, mikja ime, Ana Mihaillovna, lereni Katishan të bëjë si mendon.

sirtarin e tryezës së tij; këtu brenda s'ka veçse dokumenta të harruara...

Deshi të shpëtonte nga Ana Mihaillovna, po kjo i dolli përpara e i zuri rrugën përsëri.

— Po unë e di, e dashura princesha ime, — tha Ana Mihaillovna, duke mbërthyer me një dorë portofolin; dhe nga energjia e gjestit dukej se s'kish për ta lëshuar aq lehtë. — E dashura princeshë, ju lutem, amani, kini mëshirë për 'të... *Je vous en conjure...*[1])

Princesha s'bënte zë. Nuk dëgjohej më veçse zhurma e përpjekjeve që bënin të dy gratë kush e kush të merrte portofolin. Ish e qartë që, sikur princesha të fliste, s'do t'i linte gjë pa thënë Ana Mihaillovnës. Dora e kësaj e shtrëngonte portofolin si me darë, po, megjithkëtë, zëri i saj ishte qumësht e mjaltë.

— Pjer, afrojuni miku im. Besoj se nuk është i tepërt në një këshill të familjes, apo jo, princ?

— E pse heshtni, *mon cousin*[2])? — briti befas princesha kaq fort, sa zërin e saj e dëgjuan edhe në sallon e mbetën të tmeruar. — Pse heshtni, pra, kur Zoti e di se kush guxon të fusë hundët e të ndezë shamatë mun te praku i dhomës së një të sëmuri që po jep shpirt? Intrigante! — çfryu nëpër dhëmbë me tërbim, duke e tërhequr portofolin me sa fuqi që kish.

Po Ana Mihaillovna bëri disa hapa që të mos e linte portofolin t'i shpëtonte edhe e shtrëngoi dorën më mirë.

— Oh, — tha princ Vasili si me qërtim e si i mahnitur, dhe u ngrit. — *C'est ridicule. Voyons*[3]), lëreni, ju lutem.

Princesha e lëshoi portofolin.

— Gjithashtu edhe ju! —

Ana Mihaillovna nuk iu bind.

— Lëreni, ju them. I marr vetë përsipër të gjitha. Do të shkoj vetë e do ta pyes. Unë!... Kjo duhet t'ju mjaftojë.

— *Mais, mon price*[4]), — tha Ana Mihaillovna, — pas një sakramenti kaq të madh, lëreni një çast

---

[1]) Pash zotin.
[2]) Kushëriri im.
[3]) Turp, ç'bëni kështu!
[4]) Po, dale, princ.

në prehje. Flisni, Pjer, thoni mendimin tuaj, — shtoi, duke iu kthyer të riut. Pjeri, duke u afruar, shikonte me çudi fytyrën e inatosur të princeshës, që ishte prishur fare nga zemërimi, dhe faqet e princit që dridheshin.

— Mos harroni se do të përgjigjeni për të gjitha pasojat, — tha me të rreptë princ Vasili. — Ju nuk dini se ç'bëni.

— Grua e poshtër! — briti princesha, dhe, duke iu vërsulur papritur Ana Mihaillovnës, ja rrëmbeu portofolin.

Princ Vasili uli kokën dhe hapi krahët.

Në këtë çast dera, ajo derë e tmershme, që Pjeri ja kish ngulur sytë një copë herë e që çilej pa asnjë zhurmë, u hap me tërsëllim, me rrëmbim, duke u përplasur pas faqes së murit, dhe një nga princeshat dolli me vrap dhe përpoqi duart.

— Ç'po bëni? — tha me dëshpërim. — *Il s'en va et vous me laissez seule*[4]).

Princeshë Katjas i ra portofoli nga duart. Ana Mihaillovna u ul e mori me të shpejtë dhe u sul në dhomë. Princesha, e madhja, dhe princ Vasili e mblodhë veten dhe i vajtën pas. Pas disa minutash dolli që andej, e para, princesha Katja, e zbetë, pa lot, duke kafshuar buzën e poshtme. Kur pa Pjerin, fytyra iu ngërdhesh nga një inat i papërmbajtur.

— Po, gëzojuni tani, — çfryu, — se këtë prisnit.

E duke qarë me dënesë, mbuloi fytyrën me shaminë dhe dolli me vrap nga dhoma.

Pas asaj erdhi princ Vasili. Duke u lëkundur arriti gjer te kanapeja ku ishte ulur Pjeri, dhe u lëshua aty, duke zënë sytë me një dorë. Pjeri vuri re se ish i zbetë e se nofulla e poshtme i dridhej sikur ta kishin zënë ethet.

— Ah, miku im! — tha, duke e kapur Pjerin për brryli; dhe zëri i tij ishte i butë, i ëmbël e i dashur si s'kish qënë kurrë ndonjëherë. — Sa mëkata që bëjmë, sa gënjeshtra që themi, e përse pra? Unë po ze të gjashtëdhjetat... miku im... për mua... po... vdekjen e kemi borxh të gjithë. Vdekja është e tmershme, — dhe ja dha të qarit.

---

[4]) Ai po heq dhe ju më lini vetëm!

Ana Mihaillovna dolli e fundit. Iu afrua Pjerit me çape të ngadalëshme e të heshtura.

— Pjer! . . . — tha.

Pjeri e vështroi sikur e pyeste. Ajo e puthi në ballë, duke e lagur me lot. Heshtte.

— *Il n'est plus . . .*

Pjeri e vështronte që përmbi syzet.

— *Allons, je vous reconduirai. Tâchez de pleurer. Rien ne soulage comme les larmes*[1].

Dhe e shpuri në një sallë të errët; Pjeri ish i kënaqur, se aty askush nuk mund t'ja shikonte fytyrën. Ana Mihaillovna e la, dhe kur u kthye, Pjeri, me kokën të mbështetur mbi një dorë, bënte pikën e gjumit.

Të nesërmen në mëngjes Ana Mihaillovna i tha Pjerit:

— *Oui, mon cher, c'est une grande perte pour nous tous. Je ne parle pas de vous. Mais Dieu soutiendra, vous êtes jeune et vous voila à la tête d'une immense fortune, je l'espère. Le testament n'a pas été encore ouvert. Je vous connais assez pour savoir que tournera pas la tête, mais cela, vous impose des devoirs. E il-faut être homme*[2].

Pjeri heshtte.

*Peut-être plus tard je vous dirai, mon cher, que si je n'avais pas été là. Dieu sait ce qui serait arrivé. Vous savez, mon oncle avant hier encore me promettait de ne pas uoblier Boris. Mais il n'a pas eu le temps. J'espère, mon cher ami, que vous remplirez le désir de votre père*[3].

Pjeri s'kuptonte gjë dhe, i heshtur e duke u skuqur nga ndrojtja, po vështronte princeshën Ana Mihaillovna.

---

[1]) Mbaroi. . . Ejani, do t'ju përcjell. Shikoni të qani, vetëm lotët mund t'ju lehtësojnë.

[2]) Po, miku im, është një humbje e madhe për të gjithë ne. S'e kam fjalën për ju; Po Zoti do t'ju japë gajret, jini i ri dhe ja, tani, shpresoj, trashëgimtar i një pasurire shumë të madhe. Testamenti akoma s'është hapur. Unë ju njoh mirë dhe jam e bindur se kjo nuk do t'ju bëjë që të harroni miqtë tuaj. Por kjo ju ve përpara disa detyra dhe duhet që ju të tregoheni njeri në tërë kuptimin e fjalës.

[3]) Më vonë, mbase, do t'ju them i dashur, se sikur të mos isha unë aty, Zoti e di se ç'mund të ngjiste. Dijeni se xhaxhai im, edhe pardje akoma më thoshte se nuk do ta harronte Borisin. Po s'pati kohë. Shpresoj, i dashur miku im, se ju do t'ja plotësoni dëshirën atit tuaj.

Si foli me Pjerin, Ana Mihaillovna shkoi me karrocë në shtëpinë e Rostovëve dhe ra menjëherë në shtrat. Kur u zgjua në mëngjes, u tregoi Rostovëve dhe gjithë të njohurve hollësirat e vdekjes së kont Bezuhovit. Thoshte se konti kish vdekur ashtu siç do të dëshironte të vdiste edhe ajo, se fundi i tij kish qënë jo vetëm mallëngjenjës po edhe i madhërishëm e shëmbëll për të tjerët; pastaj ai takimi i fundit, — at e bir — kish qënë aq prekës, sa s'mund t'i mbaje dot lotët edhe kur e kujtoje, dhe nuk dinte të thosh se kush ish sjellë më mirë në ato çaste të tmershme: babai që i kish sjellë ndër mënd të gjitha e të gjithë në çastet e fundit dhe i kish thënë të birit fjalë aq mallëngjenjëse, apo Pjeri, që të vinte keq tek e shihje, aq i tronditur ish e që, megjithkëtë, përpiqej ta fshihte dhëmbjen e tij, për të mos e pikëlluar të jatin. *„C'est pénible, mais cela fait du bien; ca élève l'âme de voir des hommes comme le vieux comte et son digne fils"[1])*, thoshte. U tregoi edhe se si ishin sjellë princ Vasili dhe princesha Katja, duke i kritikuar, po këto ua tha me të pëshpëritur në vesh, si ndonjë të fshehtë të madhe që nuk duhej të dilte jashtë.

## XXII

Në Lisia Gori, në çifligun e princ Nikolla Andrejeviç Bollkonskit, prisnin dita-ditës të vinte princi i ri Andrea bashkë me princeshën; po kjo pritje nuk i prishte aspak rregullat e vendosura në shtëpi të princit plak.

Kryegjenerali, princ Nikolla Andrejeviçi, që ja kishin ngjitur në shoqërinë e zgjedhur *le roi de Prusse[2])*, që kur ish dërguar në fshat, në kohën e car Pavlit, qëndronte, pa dalë kurrë, në çiflikun e tij Lisia Gori, me të bijën, princeshën Maria, e me zonjushen e saj të shoqërimit *mademoiselle Bourienne[3])*. Po edhe kur, si hipi në fron perandori i ri, iu

---

[1]) Skena të tilla janë pikëllonjëse po edhe të madhërishme: shpirti lartësohet e fisnikërohet kur shikon njerëz të atillë si kontin plak dhe birin e tij të denjë.
[2]) Mbreti i Prusisë.
[3]) Zonjushen Buriena.

dha leja të kthehej në kryeqytet, ai nuk u tund nga fshati, duke thënë se në kish njeri nevojë për 'të, le të merrte mundimin e të bënte njëqind e pesëdhjetë versta udhë nga Moska gjer në Lisia Gori, mbasi ai, për vete të tij, s'kish nevojë për asgjë e për asnjeri. Thoshte se nuk ka veçse dy burime të veseve njerëzore: limontia dhe bestytnia, dhe se ka vetëm dy virtyte: aktiviteti dhe mënçuria. Merrej vetë me edukimin e së bijës dhe, për t'ja zhvilluar asaj këto dy virtyte kryesore, i kish dhënë mësime në algjebër e në gjeometri gjer sa kish mbushur moshën njëzetvjeçare dhe i kish caktuar një program të prerë punësh të ndryshme gjatë ditës. Edhe ai vetë ishte gjithënjë në punë, herë shkruante kujtimet e tij, herë merrej me problema matematike të lartë, herë punonte në torno e gdhënte kuti burnoti, herë punonte në kopsht ose mbikqyrte ndërtimet që, në fermat e tij, nuk ndërpriteshin kurrë. Me qenë se rregulli është kushti kryesor për çdo aktivitet, në mënyrën e jetesës së tij rregulli ishte bërë një ligjë që zbatohej me përpikërinë dhe saktësinë më të madhe. Do të ulej në tryezë për drekë ose për darkë gjithmonë me të njëjtin ceremonial, dhe jo vetëm në të njëjtën orë, po edhe në të njëjtën minutë. Me njerëzit që kish rrotull, nga e bija e gjer tek shërbëtorët, princi ish i ashpër e gjithmonë ekzigjent, e prandaj, edhe pse nuk ishte mizor, e respektonin e ja kishin frikën më shumë se edhe njeriut më mizor. Megjithëse ishte hequr mënjanë nga jeta politike dhe s'kish asnjë influencë në punët e Shtetit, çdo funkcionar i krahinës ku ndodheshin tokat e Lisia Gorit e quante si detyrë të vente e t'i paraqitej duke i kërkuar këshillat, dhe pikërisht ashtu si arqitekti, kopshtari, ose princesha Maria priste orën e caktuar kur dilte princi, në sallën e madhe të pritjes, me tavan të lartë. E gjithëkujt në atë sallë i çpifej po ajo ndjenjë respekti e pothuaj frike, kur dera e madhe dhe e lartë e studjos hapej dhe dukej, me parukë të pudrosur, figura disi e pakët e plakut, me ato duar të vogla e të thata dhe me vetullat e thinjura të rëna mbi sy, të cilat ngandonjëherë, kur i rrudhte, e fshihnin shëndritjen e syve të zgjuar, të shkëlqyer e gjithë xhixha, si prej të riu.

Në mëngjes të asaj dite që do të vinin të rishmartuarit, si zakonisht, princesha Maria hyri në orën e mësimit, për t'i bërë të jatit përshëndetjen e mëngjesit, në sallën e pritjes, bëri kryq me ndrojtje dhe tha një lutje me mënd. Ajo hynte çdo ditë aty, dhe çdo ditë lutej e falej që ky takim i përditshëm me të jatin t'i shkonte mbarë.

Një shërbëtor plak i pudrosur, që po rrinte ulur në sallë, u ngrit me një lëvizje të heshtur, duke pëshpëritur me gjysmë zëri: „Urdhëroni".

Matanë derës dëgjohej zhurma monotone e tornos. Princesha shtyu me ngadalë e me ndrojtje derën, e cila u çel kollaj e pa bërë zë, dhe qëndroi te praku. Princi punonte në torno dhe, si i hodhi një sy, vazhdoi prapë punën.

Kjo studjo e gjerë ishte plot me sende që, sigurisht, përdoreshin pa reshtur. Një tryezë e madhe, mbi të cilën kish libra dhe projekte, raftet e larta me xhame të bibliotekës, me çelsat në vrimën e kyçit, një tryezë e lartë për të shkruar më këmbë, mbi të cilën ishte një radhua i hapur, një torno zdrukthëtari me veglat e vëna me radhë dhe bulashkat e përhapura rreth e rrotull, — të gjitha tregonin një aktivitet të vazhduar, të ndryshëm e të rregullt.

Nga lëvizja e këmbës së vogël mbathur me çizme tartare qëndisur me ergjënd, nga të mëshuarit e sigurt të dorës thatanike e gjithë deje, dukej që princi gëzonte akoma fuqinë e gjallë të një plaku me vullnet që është mbajtur mirë. Si bëri dhe disa xhiro, e hoqi këmbën nga pedali i tornos, fshiu daltën, e futi në një këllëf meshini, varur në tornot, dhe, duke u afruar te tryeza, thirri të bijën pranë. Ai nuk i bekonte kurrë fëmijët e tij; vetëm, duke i zgjatur faqen e ngrathët, me qime të ashpra, se akoma s'ish rruar atë ditë, tha, duke e vështruar rreptë e njëkohësisht me një dhëmshuri plot kujdes: — Mirë je? Hajde, ulu! — Mori radhuan e gjeometrisë, shkruar me dorën e tij, dhe afroi me këmbë kolltukun.

— Për nesër! — tha, duke gjetur me të shpejtë faqen e duke e shënuar me një thua të ngrathët nga një paragraf te tjetri.

Princesha u përkul drejt tryezës mbi radhuan.

— Prit, ke një letër, — tha befas plaku duke nxjerrë nga çanta ngjitur pas tryezës një zarf të shkruar nga një dorë gruaje, e duke e hedhur përpara princeshës.

Me të parë atë letër princeshës iu mbush fytyra me njolla të kuqe... E mori me nxitim dhe u përkul mbi 'të.

— Nga Eloiza e ke? — pyeti princi me një buzëqeshje të ftohtë dhe iu dukën dhëmbët e tij të fortë e të zverdhemë.

— Po, nga Julia, — u përgjegj princesha, duke e parë me frikë, me një buzëqeshje të ndrojtur.

— Edhe dy letra akoma do të t'i jap të pahapura, të tretën do ta lexoj, — tha princi me të rreptë. — Kushedi se ç'budallallëke shkruani. Të tretën do ta lexoj.

— Lexojeni edhe këtë, *mon père*[1], — u përgjegj princesha duke u skuqur akoma më shumë e duke i zgjatur letrën.

— Të tretën, thashë të tretën, — briti prerazi princi, duke e larguar letrën, dhe, duke mbështetur brrylet mbi tryezë, afroi radhuan me figurat gjeometrike.

— E pra, zonjushe, — filloi plaku dhe u përkul mbi radhua nga ana e së bijës, duke e mbështetur një krah në shpinën e kolltukut ku rrinte princesha, kështu që ajo e ndjente veten të rrethuar nga çdo anë nga ajo era e duhanit të t'et, i hidhur si duhani i pleqvet, i njohur prej saj prej aq kohe. — E pra, zonjushe, këta trekëndësha janë të barabartë; shiko tani këndin ABC...

Princesha shikonte me frikë sytë e t'et që i shkëndrinin pranë, dhe njollat e kuqe përhapeshin përherë e më shumë në fytyrën e saj; dukej sheshit se nuk kuptonte asgjë dhe ish aq e trembur dhe e tronditur sa që nga frika s'kish si t'u hynte brënda shpjegimeve të t'et megjithëse ato ishin shumë të qarta. O për faj të mësuesit, o për faj të nxanëses, çdo ditë përsëritej e njëjta skenë: sytë e princeshës visheshin si me mjegull, ajo as shihte as dëgjonte, po vetëm ndjente pranë saj fytyrën thatime e të

---

[1]) Baba.

rreptë të t'et, ndjente frymëmarrjen dhe erën e tij karakteristike dhe mendonte si e si të dilte sa më parë nga studjoja, e aty në dhomë, e lirë dhe e qetë, të zgjidhte problemin. Plaku xhindosej: shtynte dhe afronte me rrëmbim e poterë kolltukun mbi të cilin rrinte, mundohej të mbante gjakftohtësinë dhe, pothuaj çdo herë, merrte zjarr e zemërohej, i çfrynte ashpër, e nganjëherë e flakte radhuan.

Princesha u përgjegj gabim.

— Hiç, qënke vërtet budallaçkë! — briti princi dhe, duke shtyrë radhuan, u kthye me të shpejtë nga ana tjetër. Po menjëherë pastaj, u çua, bëri disa hapa, zgjati duart sa preku flokët e princeshës dhe u ul përsëri.

Afroi kolltukun edhe më pranë saj dhe vazhdoi shpjegimin.

— Nuk bën kështu, princeshë, nuk bën kështu, — tha, kur e bija, si e mori dhe e mbylli radhuan me mësimet e shënuara, po gatitej të dilte: — matematika është një gjë e madhe, zonjushja ime. Nuk më pëlqen që t'u ngjasësh zonjave tona që janë fyçkë nga mëntë. Mos ki keq se, me durim, do t'i hysh brenda e do ta duash. — I rrahu faqen me përkëdhelje. — Do të ta dëbojmë budallallëkun nga koka.

Ajo desh të dilte ai e ndali me një gjest dhe mori nga tryeza e lartë një libër të ri, me fletët ende të paprera.

— Ja, Eloiza jote po të dërgon edhe këtë libër, një farë Çelës i Misterit. Është një libër fetar, dhe unë për vete time s'përzihem në asnjë fe... I hodha një sy vetëm. Merre. Shko.

I rrahu supin me dorë dhe mbylli derën prapa saj.

Princesha Maria u kthye në odën e saj me një pamje të trishtuar e të trembur; kjo ishte shprehja që kish pothuajse gjithëmonë e që ja bënte edhe më të shëmtuar fytyrën e sëmurë e të palezetshme; u ul në tryezën e shkrimit, stolisur me portrete në miniaturë dhe mbushur plot me radhonj e me libra. Sa i rregullt ish i ati, aq e shrregullt ish e bija. La radhuan e gjeometrisë, dhe hapi letrën me padurim. Letrën ja dërgonte shoqja e saj më e ngushtë e fë-

mijnisë: po ajo Juli Karagina që kish qënë për drekë, për ditën e emrit, në shtëpi të Rostovëve.

Julia shkruante:

*) *„Chère et excellente amie, quelle chose terrible et effrayante que l'absence! J'ai beau me dire que le moitié de mon existence et de mon bonheur est en vous, que malgré la distance qui nous sépare, nos coeurs sont unis par des liens indissolubles; le mien se révolte contre la destinée, et je ne puis, malgré les plaisirs et les distractions qui m'entourent, vaincre une certaine tristesse cachée que je ressens au fond du coeur depuis notre séparation. Pourquoi ne sommes-nous pas réunies comme cet été dans votre grand cabinet sur le canapé bleu, le canapé à confidences? Pourquoi ne puis-je, comme il y a tros mois, puiser de nouvelles forces morales dans votre regard si doux, si calme et si pénétrant, regard que j'aimais tant et que je crois voir devant moi quant je vous écris!"*.

Kur arriti këtu, princesha Maria psherëtiti dhe u shikuar në pasqyrën që ish në të djathtë të saj. Pasqyra i tregonte një trup të dobët e pa lezet, një fytyrë të tretur e thatime. Sytë, gjithmonë të trishtuar, vështroheshin tani në pasqyrë më të pikëlluar se kurrë ndonjëherë. „Do e më bën qejfin", tha me mëndje princesha dhe u kthye e vazhdoi të këndonte letrën. Po Julia nuk i shkruante ashtu që t'i bënte qejfin: në të vërtetë, sytë e princeshës, të mëdhenj, të thellë e të ndritshëm (dukej sikur nganjëherë dilnin prej tyre rreze të një drite të ngrohtë), ishin aq të bukur sa që shpesh herë, me gjithë shëmtimin e tërë fytyrës, ata të tërhiqnin e të magjepsnin. Vetëm se princesha nuk e shihte kurrë shprehjen e bukur

---

*) E dashura dhe e ëmbla shoqja ime, sa gjë e tmershme dhe e frikshme është largimi. Sado që përpiqem t'ja mbush mëndjen vetëvetes se gjysma e jetës dhe e lumtërisë sime qëndron në miqësinë tonë, se, megjithëse larg, zemrat tona janë bashkuar me lidhje të pazgjidhëshme, zemra ime mallkon fatin dhe, ndonëse jam në mes të qejfeve e të dëfrimeve, nuk arrij ta mposht një farë trishtimi të fshehtë që ndjej thellë në zemër qysh prej ditës që jemi ndarë! Ah! Përse të mos ndodhemi më bashkë si kësaj vere në studjon tuaj të madhe, në kanapenë mavi, në atë kanape ku i hapnim zemrën njera tjetrës? Përse të mos mundem, si aty tre muaj më parë, të marr forca të reja morale në vështrimin tuaj aq të ëmbël, aq të qetë e aq të thellë, vështrim që e doja aq shumë e që më duket sikur e shoh këtu përpara meje tek po ju shkruaj.

që i merrnin sytë kur nuk e kish mëndjen. Ashtu siç ngjet me të gjithë, me t'u parë në pasqyrë, fytyra e saj merrte një shprehje pa lezet, një shprehje artificiale. Vazhdoi të lexonte.

„*Tout Moscou ne parle que de guerre. L'un de mes deux frères est déjà à l'étranger, l'autre est avec la garde, qui se met en marche vers la frontière. Notre cher empereur a quitté Pétersbourg et, à ce qu' on prétend, compte lui-même exposer sa précieuse existence aux chances de la guerre. Dieu veuille que le monstre corsicain, qui détruit le repos de l'Europe, soit terrassé par l'ange que le Tout-Puissant, dans Sa miséricorde, nous a donné pour souverain. Sans parler de mes fréres, cette guerre m'a privée d'une relation des plus chère à mon coeur. Je parle du jeune Nicolas Rostoff, qui avec son enthousiasme n'a pu supporter l'inanction et a quitté l'université pour aller s'enrôler dans l'armée. Eh bien, chère Marie, je vous avouerai, que, malgré son extrême jeunesse, son départ pour l'armée a été un grand chagrin pour moi. Le jeune homme, dont je vous parlais cet été, a tant de noblesse, de véritable jeunesse qu' on rencontre si rarement dans le siècle ou nous vivons parmi nos vieillards de vingt ans. Il a surtout tant de franchise et de coeur. Il est tellement pur et poétique que mes relations avec lui, quelque passagères qu' elles fussent, ont été l'une des plus douces jouissances de mon pauvre coeur, qui a déjà tant souffert. Je vous reconterai un jour nos adieux et tout ce qui s'est dit en partant. Tout cela est tencore trop frais.*

---

Tërë Moska nuk flet për gjë tjetër veçse për luftë. Një nga të dy vëllezërit e mi ndodhet qysh tani matanë kufinit, tjetri eshtë në Gardën që po marshon drejt kufirit. Perandori ynë i dashur u largua nga Peterburgu dhe, me sa thuhet, ka ndër mend të rrezikoje jetën e tij të çmuar në të papriturat e luftës. Dashtë Zoti që e përbindshi i Korsikës, i cili po ja prish jetësinë Evropës, të mposhtet nga ëngjëlli që i Plotfuqishmi, me te madh të Tij, na ka dhënë për sovran. Pa folur vëllezërit e mi, kjo luftë po më largon edhe një nga njerëzit më të dashur të zemres. E kam fjalën për të riun Nikolla Rostov, i cili, nga entuziazmi që i vlon në gji, s'mundi të rrinte pa marrë pjesë, la universitetin për të hyrë në ushtri. T'ju them të drejtën, e dashura Mari, megjithse ai është shumë i ri, largimi i tij ka qënë për mua një dhembje e madhe Ju kam folur për 'të kësaj vere; është një djalosh aq fisnik, i pajisur me vrullin e asaj rinie të vërtetë, që në këtë shekullin tonë shumë rrallë mund ta gjesh në mes të pleqve tanë njëzetvjeçarë. E, sidomos, është aq i sinqertë, trim e bujar! Është aq i dlirë e poetik sa që marrëdhëniet e mia me 'të, sado të përkohëshme, kanë qënë një nga gëzimet më të ëmbla për zemrën time të mjerë qa ka vuajtur qysh

*Ah! chère amie, vous êtes heureuse de ne pas connaître ces jouissances et ces peines si poignantes. Vous êtes heureuse, puisque les dernières sont ordinairement les plus fortes! Je sais fort bien que le comte. Nicolas est trop jeune pour pouvoir, jamais devenir pour moi quelque chose de plus qu' un ami, mais cette douce amitié, ces relations si poétiques et si pures ont été un besoin pour mon coeur. Mais n'en parlons plus. La grande nouvelle du jour qui occupe tout Moscou est la mort du vieux comte Bezuhov et son héritage. Figurez-vous que les trois princesses n'ont reçu que très peu de chose, le prince Basile rien, et que c'est M. Pierre qui a tout hérité et qui par-dessus le marché a été reconnu pour fils légitime, par conséquent comte Bezuhov et possesseur de la plus belle fortune de la Russie. On prétend que le princ Basile a joué un très vilain rôle dans toute cette histoire et qu'il est reparti tout penaud pour Pétersburg.*

*„Je vous avoue que je comprend très peu toutes ces affaires de legs et de testaments; ce que je sais, c'est que depuis ui liver admirable dont la lecture calme que depuis que le jeune homme que nous connaissions tous sous le nom de M. Pierre tout court est devenu comte Bezuhov et possesseur de l'une des plus grandes fortunes de la Russie, je m'amuse fort à observer les changements de ton et de manières des mamans accablées de filles à marier et des demoiselles ellesmêmes à l'égard de cet individu, qui, par parenthèse, m'a paru toujours être un pauvre si-*

---

tani kaq shumë Do t'ju tregoj ndonjë ditë përshëndetjet tona të ndarjes dhe cfarë i thamë njeri tjetrit në çastin kur ai do të largohej. Kësaj here s'f'as dot se të gjitha këto janë shumë të freskëta akoma në zemrën time. Ah, mikja ime e dashur, jini e lumtur ju që nuk i njihni këto gëzime e këto dhëmbje kaq të forta. Jini e lumtur, sepse dhëmbjet janë zakonisht më të mëdha se sa gëzimet! Unë e di fort mirë që kont Nikolla është tepër i ri e që s'mund të bëhet kurrë për mua diçka më tepër se një shok, se një mik, po kjo miqësi e ëmbël, këto marrëdhanie aq poetike e të pastra kanë qenë një nevojë për shpirtin tim. Po le t'i lëmë këto. Lajmi i madh i ditës që ka në gojë tërë Moska është vdekja e kontit plak Bezuhovit dhe trashëgimi i pasurirsë së tij. Merrni me mënd se të tri princeshat muarën gjëra të paka, fare, princ Vasili asgjë, dhe të gjitha i trashëgoi zoti Pjer, i cili, për më tepër, u njojt zyrtarisht bir legjitim e, për pasojë kont. Bezuhov dhe zot i njërës prej pasurive më të mëdha të Rusisë. Thonë se princ Vasili paska lojtur një rol shumë të fëlliqur në tërë këtë histori e qënkej kthyer në Peterburg me turp.

*re. Comme on s'amuse depuis deux ans à me donner des promis que je ne connais pas le plus souvent, la chronique matrimoniale de Moscou me fait comtesse Bezuhova. Mais vous sentez bien que je ne me soucie nullement de le devenir. A propos de mariage, savez-vous que tout dernièrement la tante en general, Anna Micàilovna, m'a confié sous le sceau du plus grand secret un projet de mariage pour vous. Ce n'est ni plus, ni moins, que le fils du prince Basile, Anatole, qu' on voudrait ranger en le mariant à une personne riche et distinguée, et c'est sur vous qu' est tombé le choix des parents. Je ne sais comment vous envisagerez la chose, mais j'ai cru de mon devoir de vous en avertir. On le dit très beau et très mauvais sujet; c'est tout ce que j'ai pu savoir sur son compte.*

*„Mais assez de bavardage comme cela. Je finis mon second feuillet, et maman me fait chercher pour aller diner chez les Apraksines. Lisez le livre mystique que je vous envoie, et qui fait fureur chez nous. Quoiqu' il y ait des choses dans ce livre difficiass à atteindre avec la faible conception humaine, c'est un liver admirable dont la lecture calme et élève l'âme. Adiu. Mes respects à monsieur votre père et mes compliment à M. lle Bourienne. Je vous embrasse comme je vous aime.*

*JULIE*

---

„T'ju them të drejtën, unë s'marr vesh shumë nga gjithë këto punë trashëgimesh e testamentesh; po di këtë që, i riu, të cilin në e njihnim të gjithë me emrin e thjeshtë zoti Pjer dhe hiç më tepër, qysh prej ditës që u bë kont Bezuhov dhe zot i njërës nga pasuritë më të mëdha të Rusisë, shihet tani krejt me sy tjetër. Më vjen të qesh kur vë re ndryshimet që po ngjasin në tonin e në mënyrën e të sjellit të mamave që kanë plot çupa për të martuar e të vetë zonjusheve kundrejt këtij njeriu, i cili, midis kllapash, gjithmonë më është dukur një copë mish me dy sy. E me qënë se ka nja dy vjet që njerëzisë ua kënda të më janin herë këtë, herë atë të fejuar, njerëz që në mes të shumtën e rasteve nuk i njoh fare, kronika e martesave në Moskë më quan tani konteshë Bezuhova. Po ju e kuptoni se unë as që e vë fare atë ujë në zjarr. E me që ra fjala për martesë, a e dini? këto ditët e fundit „tetoja e të gjithëve" Ana Mihaillovna më tregoi, si një të fshehtë që s'duhej ta merrte vesh njeri, një projekt martese për juve. Është fjala pikërisht për të birin e princ Kuraginit. Anatolin, që duan ta shtrojnë e ta mbledhin duke e martuar me një vajzë të pasur e fisnike dhe prindërit jua kanë vënë synë juve. Nuk e di si do t'ju duket, po unë e ndjeja për detyrë t'ju lajmëroja. Thonë se është mjaft i pashëm po edhe shumë i prapë; vetëm kaq munda të mësoj rreth tij.

*„P. S. Donnez-moi des nouvelles de votre frère et de sa charmante petite femme".*

Princesha mbeti një çast e zhytur në ëndërime, duke buzëqeshur e menduar (dhe fytyra e saj, në këtë qëndrim, e ndriçuar nga sytë e ndritshëm, u transfigurua krejtësisht) pastaj, ay për aty, u shkund, mblodhi veten dhe u bë gati të shkruante. Mori pak letër dhe dora e saj zuri të lëvizte me të shpejtë. Ja çfarë shkroi si përgjigje:

*) *„Chère et excellente amie. Votre lettre du 13 m'a causé une grande joie. Vous m'aimez donc toujours, ma poétique Julie. L'absence, donte vous dites tant de mal, n'a donc pas eu son influence habiteulle sur vous. Vous vous plaignez de l'absence — que devrai-je dire moi, si j'osais me plaindre, privée de tous ceux qui me sont chers? Ah! si nous n'avions pas la religion pour nous consoler, la vie serait bien triste. Pourquoi me supposez-vous un regard sévère, quand vous me parlez de votre affection pour le jeune homme? Sous ce rapport je ne suis rigide que pour moi. Je comprends ces sentiments chez les autres et si je ne puis les approuver ne les ayant jamais ressentis, je ne les condamne pas. Il me paraît seulement que l'amour chrétien, l'amour du prochain, l'amour pour ses ennemis est plus méritoire,*

---

„Po mjaft tani me këto llafe. Po mbaroj së shkruari fletën e dytë dhe mamaja po më thërret që të shkojmë për drekë te Apraksinët. Lexojeni librin mistik që po ju dërgoj e që, këtu, po bën bujë të madhe. Megjithse ka gjëra të vështira për t'u kuptuar nga mëndja jonë e kufizuar njerëzore, është një libër i mrekullueshëm, leximi i të cilit të qetëson e të lartson shpirtin. Lamtumirë. Nderimet e mia zotit atit tuaj dhe t falat e mia zonjushes Buriena. Ju përqafoj me dashuri.

JULIA

P. S. Shkruamëni për vëllanë tuaj dhe për të shoqen, vogëloshen e lezeçme.

*) E dashura shoqja ime e shtrënjtë. Letra juaj e datës 13 më gëzoi pa masë. Domethënë se juve më kini gjithmonë në zemër. Julia ime romantike. Largesa, për të cilën flisni aq keq, s'ka mundur, pra, të ushtrojë mbi juve ndikimin e saj t zakonshëm. Ju qaheni se ndodheni larg meje, — po ç'duhej të thosha unë, po të guxoja të qahesha, që ndodhem larg nga gjithë ata që më janë të dashur? Ah! sikur të mos kishim fenë për të na ngushëlluar, jeta do të ishte mjaft e zymtë. Përse pandehni se unë do të mvrej vetullat kur ju me flisni për ndjenjat që kini kundrejt një të riu? Në këtë pikë unë jam e rreptë vetëm kundrejt vetes sime. I kuptoj këto ndjenja te të tjerët,e nëse nuk mund t'i aprovoj me qënë se s'i kam ndjerë kurrë, nuk i dënoj. Vetëm se më duket që dashuria

*plus doux et plus beau, que ne le sont les sentiments que peuvent inspirer les beaux yeux d'un jeune homme à une jeune fille poétique et aimante comme vous.*

*„La nouvelle de la mort du comte Bezuhov nous est parvenue avant votre lettre, et mon père en a été très affecté. Il dit que c'étatt l'avant-dernier représentant du grand siè cle, et qu'à présent c'est son tour; mais qu' il fera son possible pour que son tour vienne le plus tard possible. Que Dieu nous garde de ce terrible malheur! Je ne puis partager votre opinion sur Pierre que j'ai connu enfant. Il me paraissait toujours avoir un coeur excellent, et c'est la qualité que j'estime le ples dans les gens. Quant à son héritage et au róle qu'y a joué le prince Basile, c'est bien triste pour tous tes deux Ah! chère amie, la parole du notre divin Sauveur qu'il est plus aisé à un chameau de passer par le trou d'une aiguile, qu'il ne l'est à un riche d'entrer dans le royaume de Dieu, cette parole est terriblement vraie; je plains le prince Basile et je regrette encore davantage Pierre. Si jeune et accablé de cette richesse, que de tentations n'aura-t-il pas à subir! Si on me demandait ce que je désirerais le plus au monde, ce serait d'être plus pauvre que le plus pauvre des mendiants. Mille grâces, chère amie, pour l'ouvrage que vous m'envoyez, et qui fait si grande fureur chez vous. Cependant, puisque vous me dites qu'au milieu de plusieurs bonnes chosses il y en a d'autres que la faible con-*

---

e krishtere, dashuria për të afërmin, dashuria për vetë armiqtë tanë është më e lartë, më e ëmëbl e më e bukur se sa ndjenjat që mund t'i frymëzojnë një vajze romantike dhe të apasionuar si juve sytë e bukur të një të riu.

„Lajmi i vdekjes së kont Bezuhovit na arriti më parë se letra juaj, dhe im atë u pikëllua shumë. Thotë se konti është përfaqësonjësi i parafundit të shekullit të madh, e se tani i mbetet radha atij, porse do të bëjë ç'mos që radha e tij të vijë sa të jetë e mundur më vonë. Zoti na ruajt nga ajo gjëmë! Nuk mund të jem në një mendim me juve përsa i përket Pjerit, që e kam njohur qysh fëmijë. Më është dukur gjithmonë shpirt njeriu e zemërbardhë, dhe kjo është cilësia që çmoj më shumë, unë, te njerëzit... Sa për trashëgimin dhe rolin që ka lojtur princ Vasili, është për të ardhur keq si për njerin ashtu edhe për tjetrin. Ah, shoje e dashur, fjala e Shpëlimtarit tonë hyjnor, se është më e lehtë për një gamile të shkojë nëpër vrimën e gjilpërsës se për një të pasur të hyj në mbrerin e Zotit është tmerësisht e vërtetë. Mua më vjen keq për princ Vasilin, po më pikëllohet zemra edhe më shumë akoma për Pjerin. Kaq i ri, me tërë atë kamje në dorë, sa e sa tundimeve do t'i duhet t'u bëjë ballë! Sikur të më pyesnin se ç'do të dëshiroja më shumë në botë do të përgjigjesha se do të desha të isha më e varfër

*ception humaine ne peut atteindre, il me paraît assez inutile de s'occuper d'une lecture inintelligible, qui par là même ne pourrait être d'aucun fruit. Je n'ai jamais pu comprendre la passion qu'ont certaines personnes de s'embrouiller l'entendement en s'attachant à des livres mystiques qui n'elévènt que des doutes dans leurs esprits, exaltent leur imagination et leur donnent un caractère d'exagération tout à fait contraire à fait contraire à la simplicitë chrétienne. Lisons les Apôtres et L'Evangile. Ne cherchons pas à pénétrer ce que ceux-là renferment de mystérieux, car, comment oserions-nous, misérables pécheurs que nous sommes, prétendre à nous initier dans les secrets terribles et sacrés de la Providence, tant que nous portons cette dépouille charnelle qui élève entre nous et l'Eternel un voile impénétrable? Bornons-nous donc à étudier les principes sublimes que notre divin Sauveur nous a laissé pour notre conduite ici-bas; cherchons à nous y conformer et à les suivre, persuadons-nous que moins nous donnons d'esssor à notre faible esprit humain et plus il est agréable à Dieu Qui rejette toute science ne venant pas de Lui; que moins nous cherchons à approfondir ce q'uil Lui a plu de dérober à notre connaissance, et plus tôt Il nous en accordera la découverte par Son divin esprit.*

---

edhe nga lypësi më i varfër. Falemenderit shumë, e dashur shoge, për librin që më dërguat e që tek ju po bën aq bujë. Megjithkëtë, me qënë se më thoni se midis shumë gjërave të mira përmban edhe të atilla që mëndja e kufizuar njerëzore nuk mund t'i kuptojë, më duket si e kotë të merrem me një lexim të errët, i cili, pikërisht për këtë arësye, nuk mund të japë asnjë fryt. Kurr s'kam mundur ta kuptoj pasionin që kanë disa njerëz për të ngatërruar mëndjen, duke u dhënë pas librave mistike që u ngjallin vetëm dyshime në shpirt, u ndezin fantazinë dhe u japin një karakter të egzaltuar krejt në kundërshtim me thjeshtësinë krishtere. Le të lexojmë Apostujt dhe Ungjillin. Të mos kërkojmë t'u hyjmë brenda misterevë që përmbajnë sepse, si do të guxojmë ne, mëkatarë të mjerë, të kapim kuptimin e të fshehtave të tmershme e të shënjta të Provincës, deri sa jemi veshur me këtë rrobe mishi që ngre midis nesh dhe Të Përjetësmit një perde të papërshkuarshme? Të njaftohemi pra me studimin e parimeve të larta që Shpëtimtari ynë hyjnor na ka lënë për të gjetur udhën e drejtë mbi dhe; të përpiqemi të shkojmë sipas këtyre parimeve dhe t'i ndjekim me besnikëri; duhet të na mbushet mëndja, se, sa më pak lirì t'i japim arësyes sonë të dobët njerëzore, aq më shumë jemi më pranë Zotit. I cili hedh poshtë cdo dije që nuk buron prej Tij; se, sa më pak të kërkojmë të thellohemi në ato që Atij i ka pëlqyer t'i bëjë të pakapëshme për mëndjen tonë ,aq më shpejt ai do të na falë zbulimin me anën e Frymës së Tij hyjnore.

*„Mon père ne m'a pas parlé du prétendant, mais il m'a dit seulement qu'il a reçu une lettre et attendait une visite du prince Basile. Pour ce qui est du projet de mariage qui me regarde, je vous dirai, chère et excellente amie, que le mariage, selon moi, est une institution divine à laquelle il faut se conformer. Quelque pénible que cela soit pour moi, si le Tout-Puissant m'impose jamais les de voirs d'epouse et de mère, je tâcherai de les remplir aussi fidèlementque je le pourrai, sans m'inquiéter de l'examen de mes sentiments à l'égard de celui qu' Il me donnera pour epoux.*

*„J'ai reçu une lettre de mon frère, qui m'anononce son arrivée à Lissia-Gori avec sa femme. Ce sera une joie de courte durée, puis qu'il nous quitte pour prendre part à cette malheureuse guerre, à laquelle nous sommes entraînés. Dieu sait comment et pourquoi. Non seulment chez vous au centre des affaires et du monde on ne parle que de guerre, mais ici, au milieu de ces travaux champêtres et de ce calme de la nature, que les citadins se représentent ordinairement à la campagne, les bruits de la guerre, se font entendre et sentir péniblement. Mon pére ne parle que marche et contremarche, choses auxquelles*

---

„Im atë nuk më ka folur për pretendentin, po vetëm më ka thënë se ka marrë një letër dhe priste t'i vinte vizitë princ Vasili. Sa për atë projekt martese, do t'ju them, e dashura dhe e ëmbla shoqja ime, se matresa, sipas meje, është një institucion hyjnor, të cilit duhet t'i përulemi. Sado që të më jetë e vështirë, në qoftë se i Plot-Fuqishmi do të më ngarkojë një ditë detyrat e bashkëshortes e të nanës, do të përpiqem t'i përmbush sa më besnikërisht që të mundem, pavarësisht nga ndjenjat e mia kundrejt atij që Ai do të më jap për bashkëshort.

„Kam marrë një letër nga im vëlla, me të cilën më lajmëron se do të vijë në Lisia-Gori bashkë me të shoqen. Kjo do të jetë një gëzim i shkurtër, sepse do të na lerë e do të niset për të marrë piesë në këtë luftë të zezë, në të cilën e futëm edhe ne Zoti e di se si e përse. Jo vetëm tek ju në qendrën e ngjarjeve dhe të jetës mondane nuk flitet vecse për luftë po dhe këtu, në mes të punëve ndër ara e të natyrës së qetë siç e përfytyrojnë zakonisht fshatin qytetarët, oshëtimat e luftës dëgjohen dhe ndjehen përherë e më shumë. Im aë nuk flet veçse për marshime e kundërmarshime, gjëra që unë s'i marr vesh fare; dhe pardje, ndërsa po bëja shëtitjen time të zakonshme në rrugën e fshatit, më panë sytë një skenë që të copëtonte shpirtin. . . Ishte një karvan rekrutash të mobilizuar këtu tek ne e që i dërgonin në ushtri. . . Veç t'i shihje se në ç'gjëndje ishin nënat,gratë e fëmijët e atyre që niseshin për në ushtri, e të dëgjoje vajet e tyre! Duket sikur njerëzimi i ka harruar ligjet e Shpëtimtarit të tij hyjnor. Që predikonte dashurinë dhe faljen e fajeve, dhe sikur artin për të vrarë njeri-jatrin e ka bërë meritën më të madhe.

„Lamtumirë, e dashura dhe e ëmbla shoqe, Shpëtimtari ynë hyjnor dhe e Ëma e Tij e tërëshënjtë ju paçin nën mbrojtjen e tyre të shënjtë e të fuqishme.

MARIA"

*je ne comprends rien; et avant-hier en faisant ma promenade habituelle dans la rue de village, je fus témoin d'une scène déchirante... C'était un convoi des recrues enrôlées chez nous et éxpediées pour l'armée... Il fallait voir l'état dans lequel se trouvaient les mères, les femmes, les enfants des hommes qui partaient et entendre les sanglots des uns et des autres! On dirait que l'humanité a oublié les lois de son divin Sauveur, Que prêchait l'amour et le pardon des offenses, et qu'elle fait consister son plus grand mérite dans l'art de s'entretuer.*

*„Adieu, chère et bonne amie, que notre divin Sauveur et Sa très Sainte Mère vous aient en Leur sainete et puissante garde.*

*MARIE"*

— *Ah, vous expédiez le courrier, princesse, moi j'ai déjà expédié le mien. J'ai écrit à ma pauvre mère*[1] — tha me nxitim, me një zë të këndshëm e të ngrohtë, buzëgazja zonjushja Buriena, duke e shqiptuar gërmën „r" me grykë e duke sjellë në atmsoferën e mbyllur, të zymtë e të trishtuar të princeshës Maria një frymë krejt të ndryshme, diçka të qeshur, të lehtë e të çkujdesur.

— *Princesse, il faut que je vous prévienne,* — shtoi, duke ulur zërin, — *le prince a eu une altercation,* — tha „*altercation*" duke e theksuar edhe më fort gërmën „r", e kënaqur nga zëri i saj, — *une altercation avec Michel Ivànoviç. Il est de très mauvaise humeur, très morose. Soyez prévenue, vous savez*[2].

*Ah, chère amie,* — u përgjegj princesha Maria, *je vous ai priée de ne jamais me prévenir de l'humeur dans laquelle se trouve mon père. Je ne me permets pas de le juger, et je ne voudrais pas que les autres le fassent*[3].

---

[1] A po nisni letër, princeshë; edhe unë e nisa timen. I shkrova së [illegible] nënë.

[2] Princeshë, duhet t'ju paralajmëroj, princi pati një grindje me Mihail Ivanoviçin. Është shumë i inatosur e me nerva. Jua them që ta dini.

[3] Ah, mike e dashur, ju jam lutur që të mos më tregoni kurrë se në ç'gjëndje shpirtërore ndodhet im atë. Unë nuk ia lejoj vetes që ta gjykoj atë, dhe do të desha që as të tjerët të mos e marrin atë të drejtë.

Princesha i hodhi një sy sahatit të dorës dhe, duke vënë re se kishin kaluar pesë minuta nga koha në të cilën do të merrej me ushtrime në pjano, u drejtua, e trëmbur, nga salloni i kanapeve. Prej orës dymbëdhjetë gjer më dy, sipas orarit të ditës, të caktuar një herë e mirë, princi pushonte në shtrat, dhe princesha i binte pjanos.

## XXIII

Kamerjeri plak me flokë të thinjur ish ulur në karrigen e vet dhe duke dremitur dëgjonte gërhitjet e princit në odën e madhe të punës. Nga pjesa më e largët e shtëpisë, përmes dyerve të mbyllura, dëgjoheshin, të përsëritura për të njëzetën herë, pasazhet e vështira të sonatës së Dusekut.

Ndërkaqë një karrocë e një kaleshin u ndalën përpara shkallëve të hyrjes; nga karroca zbriti princ Andrea, ndihmoi të zbriste të shoqen vogëloshe dhe e la të kalonte përpara. Plaku Tihon, me parukë, duke dalë te praku i paradhomës, i lajmëroi me një fije zëri se princi po flinte, dhe mbylli derën me të shpejtë. Tihoni e dinte që as ardhja e birit, as ndonjë tjetër ngjarje, sado e jashtëzakonshme, nuk mund ta prishnin orarin e caktuar të ditës... Këtë e dinte fort mirë edhe princ Andrea; pà sahatin si për të vërtetuar se zakonet e të jatit nuk ishin ndryshuar që herën e fundit që e kish parë dhe, duke u bindur se jo, iu kthye së shoqes:

— Pas njëzet minutash do të ngrihet. Shkojmë te princesha Maria, — i tha.

Princesha vogëloshe ishte trashur pakëz gjatë kohës së fundit, po vështrimi i saj s'kish ndryshuar dhe buza e shkurtër, nën pushin e lehtë, ngrihej kur nënëqeshte, me atë gazin e atë nurin e parë.

— *Mais c'est un palais*, — i tha të shoqit, duke vështruar rrotull me atë shprehjen që marrim kur i bëjmë një lëvdatë të zotit të shtëpisë në një mbrëmje balloje. — *Allons, vite, vite!...* e, gjithë duke hedhur sytë rreth e rrotull, i buzëqeshte Tihonit, të shoqit, dhe kamerjerit që i shoqëronte.

— *C'est Marie qui s'exerce? Allons doucement, il faut la surprendre*[1].

Princ Andrea e ndiqte prapa, i mallëngjyer e i trishtuar në fytyrë.

— Qënke plakur, Tikon — i tha plakut, që i dolli përpara e po i puthte dorën.

Në çastin kur do të hynin në sallën nga vinin akordet e panjos, u hap një derë e anës dhe dolli me nxitim francezja leshverdhë e gjith nur. Zonjushja Buriena dukej si e çmendur nga entuziazmi.

— *Ah! quel bonheur pour la princesse,* — thirri. — *Enfin! Il faut que je la prévienne*[2].

— *Non, non, de grâce..., vous êtes M. lle Bourienne, je vous connais dejà par l'amitié que vous porte ma belle-soeur,* — tha princesha, duke u puthur me zonjushen e shoqërimit. — *Il ne nous attend pas?*[3].

— Po i afroheshin derës së sallonit të kanapeve, nga ku dëgjohej pasazhi muzikor i përsëritur shumë herë. Princ Andrea u ndal, rrudhi vetullat e shtrëmbëroi fytyrën sikur po priste diçka të pakënaqëshme.

Princesha hyri brenda. Pasazhi u ndërpre për gjysmë; një britmë, pastaj u dëgjuan çapet e rënda të princeshës Maria dhe krisën të puthurat. Kur hyri princ Andrea, princeshëza me princeshën, që ishin parë vetëm një herë e për një kohë të shkurtër, atëhere kur qe celebruar martesa e princ Andresë, të përqafuara, po putheshin duke i shtrënguar buzët gjith n'atë pjesë të fytyrës ku i kishin ngjitur në çastin e parë. Zonjusha Buriena ish pranë tyre, me duart mbi zemër dhe buzëqeshte si në ekstaz fetar, gati për të qeshur ose për të qarë... Princ Andrea ngriti supet dhe shtrembëroi fytyrën si një amator muzike që i kap veshi një note false. Të dy gratë u çkëputën nga krahët e njera tjetrës; pastaj, sikur kishin frikë se mos u shkonte koha, u kapën nga duart, u puthën përsëri dhe prapë u

---

[1]) Po ky qënka pallat! — Shkojmë, shpejt, shpejt! ... — Maria po mëson pjano kështu? T'i vemi ngadalë, ngadalë, papritur e pakujtuar që, kur të na shikojë, të hapë sytë.

[2]) Ah, ç'gëzim i madh për princeshën. Më në fund! Duhet ta lajmëroj.

[3]) Jo, jo, ju lutem ... Ju jini zonjusha Buriena, ju njoh me të dëgjuar, nga miqësia që ka me juve kunata ime. Nuk na pret?

përqafuan, dhe fare papritmas për princ Andrenë, që të dyja u shkrinë në lot dhe zunë sërish të puthheshin. Edhe zonjushja Buriena qante. Dukej sheshit që princ Andrea e ndjente veten si më gjëmba; po të dy princeshave u dukej fare e natyrëshme të qanin; as që mund të merrnin me mënd se ky takim mund të bëhej ndryshe.

— *Ah! chère... Ah! Marie!...* — thanë përnjëherësh të dyja gratë, dhe qeshën. — *J'ai rêvé cette nuit... — Vous ne nous attendiez donc pas... Ah! Marie, vous avez maigri... — Et vous avez repris...*[1])

— *J'ai tout de suite reconnu madame la princesse*[2]). — ndërhyri zonjusha Buriena.

— *Et moi qui ne me doutais pas!...* — thirri princesha Maria.— *Ah! André, je ne vous voyais pas*[3]).

— Princ Andrea këmbeu një të puthur me të motrën, duke i shtrënguar dorën dhe i tha se ishte *pleurnicheuse*[4]) siç kish qënë gjithmonë. Princesha Maria u kthye nga ai e, midis loteve, vështrimi plot dashuri, i ngrohtë e i ëmbël, i syve të saj të mëdhenj e të shkëlqyer, shumë të bukur në atë çast, u ndal mbi fytyrën e princ Andresë.

Princesha po fliste pa pushuar. Buza e saj e sipërme, e shkurtër, e hijeshuar me push, ulej më çdo çast, çikte, kur ish e nevojëshme buzën e poshtme që kuqte me një ngjyrë të ndezur, dhe fytyra i çelej sërish nga një nënëqeshje dhe i shkëlqenin dhëmbët e sytë. Princesha tregonte një incident që i kish ngjarë në Spaskaja-Gora e që kish qënë një rrezik në gjendjen e saj si grua shtatzënë; mënjëherë pas kësaj u hodh e tha se i kish lënë në Peterburg rrobet e veta dhe Zoti e dinte se ç'do të vishte këtu në fshat, e se Andrea ishte ndryshuar fare, e Kitty Odincova në ish martuar me një plak, e se princeshës Maria i kish dalë një fat *pour tout de bon*[5]) po për këtë do të

---

[1]) Ah! e dashur . . . Ah! Mari! . . . — Pashë ëndër sonte. . . — Pse, nuk na prisnit, a? . . . Ah! Mari, qënkeni ligur. . . — Kurse ju jini ngjallur. . .

[2]) Unë e njoha me njëherë zonjën princeshë.

[3]) E mua as që më shkonte ndërmënd tani!. . . Ah! Andre, nuk ju pashë

[4]) Qaramane.

[5]) Me të vërtet i mirë.

flisnin gjer e gjatë më vonë. Princesha Maria, pa folur asnjë fjalë, s'ja hiqte sytë të vëllait, dhe syt' e saj të bukur shkëlqenin së bashku dashuria dhe trishtimi. Dukej që me mëndje të saj ndiqte një rrymë mendimesh më vete, që s'kishin të bënin fare me fjalët e së kunatës. Mu në mes të një përshkrimi që po bënte princesha për festën e fundit në Peterburg, i tha të vëllait:

— E ke vendosur me gjith mënd të shkosh në luftë, Andre? — dhe psherëtiti.

Edhe Liza fërgëlloi.

— Posi. Nisem që nesër, bile.

— *Il m'abandonne ici, et Dieu sait pourquoi, quand il aurait pu avoir de l'avancement...*[1].

Pricesha Maria nuk e dëgjoi gjer në fund e, në fillin e mendimeve të veta, iu kthye së kunatës, e vështroi me dhëmshuri duke i bërë shënjë për trupin që ishte fryrë jashtë masës:

— Është e sigurt? — pyeti.

Princesha ndërroi fytyrë. Nxori një psherëtimë.

— Po, e sigurt, — u përgjegj. — Ah, sa frikë kam...

Buza e sipërme iu drodh. Afroi fytyrën pranë së kunatës dhe sërisht papandehur, ja krisi të qarit.

— Ka nevojë për çlodhje, — tha princ Andrea, duke mvrejtur vetullat. — Apo jo, Lizë? Shpjere në dhomën tënde, dhe unë po vete te babai. Po më thuaj, si është? Gjithmonë ai që ka qënë?

— Gjithmonë, gjithmonë njësoj; nuk di si do të duket ty, — u përgjegj princesha duke qeshur.

— Gjith po ato orë, po ato shëtitje në udhëzat e kopshtit? Tornoja? — pyeti princ Andrea me një buzëqeshje të hollë, që linte të kuptohej se si, megjith tërë dashurinë dhe respektin që kish për të jatin, ai ja shihte e ja dinte edhe dobësitë.

— Gjith po ato orë, ato shëtitje, e pastaj tornoja, e matematika, e mësimet e mia të gjeometrisë, — u përgjegj gjithë gaz princesha, sikur ato mësime të gjeometrisë të paskëshin qënë kënaqësia më e madhe e jetës së saj.

---

[1]) Më le këtu, Zoti e di përse, kurse mund të gradohej fare lehtë...

Si kaluan ato njëjet minuta që duheshin për të arritur çasti kur ngrihej princi plak, Tihoni erdhi të thërriste princin e ri nga ana e të jatit. Plaku kish bërë një përjashtim në orarin e tij të ditës për nder të ardhjes së të birit: kish dhënë urdhër ta linin të hynte në apartamentin e tij ndërsa po vishej. Princi plak vishej si qëmoti, me kaftan dhe parukë të pudrosur. Kur hyri princ Andrea tek i ati (jo me atë shprehjen e mërzitur dhe me atë qëndrimin që merrte në sallonet, po me atë fytyrë të çelur e të gjallë që kishte kur bisedonte me Pjerin), plaku, në dhomën e tij të tualetit, ish ulur në një kolltuk të gjerë marokini, në penjuar, me kokën të lëshuar në duart e Tihonit besnik.

— Ah! luftëtari ynë! Kërkon të mundësh Bonapartin? — tha plaku, duke tundur kokën e pudrosur, aq sa ja lejonte gërsheti që ndodhej në duart e Tihonit. — Po, po, jepi, o burra, tregoji vendin ashtu siç duhet, se përndryshe, ai do të na futë edhe neve për së shpejti në defterin e nënshtetasve të tij. Të lumtë! — dhe i dha faqen t'ja puthte.

Plaku ishte më qejf pas gjumit që kish bërë para buke. (Ai thosh se gjumi pas buke është ergjënd, po para buke është flori.) Që poshtë vetullave të dëndura e të varura, e vështroi të birin me gëzim. Princ Andrea u afrua dhe e puthi atje ku i tha i ati. Nuk u përgjegj në temën e bisedimit që ja kish ënda të jatit, s'foli fare kur dëgjoi thumbat e mrehta që hidhte ai gjithmonë kundër krerëve ushtarakë të asaj kohe e sidomos kundër Bonapartit.

— Po, baba, erdha tek ju me time shoqe shtatzënë, — tha princ Andrea, duke vërejtur me sy të gjallë e plot respekt çdo lëvizje të tipareve të fytyrës së t'et. — Si vini me shëndet?

— Dëgjo, djali im, vetëm budallenjtë dhe njerëzit e çthurur mund të sëmuren, po ti më njeh mua: nga mëngjezi gjer në mbrëmje jam i zënë me punë, të gjitha i bëj me masë dhe, doemos, jam shëndosh e mirë.

— Qoftë i lavdëruar Zoti, — tha i biri me buzë në gaz.

— Zoti nuk hyn aspak në këtë mes. E, pa na trego, — vazhdoi duke u kthyer në temën e tij të preferuar, — si ju kanë mësuar gjermanët të lëftoni me Bonapartin sipas shkencës suaj të re, të quajtur strategji.

Princ Andrea buzëqeshi.

— Daleni të marr frymë një herë, — u përgjegj me një nënqeshje që tregonte se dobësitë e të jatit nuk e pengonin që të kish respekt e dashuri për të. — S'kam zënë vend mirë akoma.

— Hajde, hajde, leri këto, — bërtiti plaku duke tundur gërshetin e vogël për të parë se a ishte mpleksur mirë, e duke kapur të birin për dore. — Shtëpia për tët shoqe është gati. Princesha Maria do ta shpjerë, do t'ja tregojë të gjitha e do t'i flasë për një mijë gjepura. Dihet ajo, kështu e kanë gratë... Unë gëzohem shumë që më erdhi në shtëpi... Ulu këtu, pa na trego. Mirë ushtria e Mikelsonit dhe e Tolstoit, që do të veprojnë së bashku, po ushtria e jugës ç'do të bëjë? Prusia mbetet asnjanëse, e di; po Austria? — tha, duke u çuar nga kolltuku e duke baritur nëpër dhomë, ndërsa Tihoni e ndiqte me vrap dhe i jepte njërën pas tjetrës teshat për të veshur. — Po Suedia? Si do të kalojnë nëpër Pomerani?

Princ Andrea, përpara ngulmit të këtyre pyetjeve, në krye me pahir, pastaj përherë e më me gjallëri, dhe pa dashur, në mes të fjalimit, nga forca e zakonit, duke kaluar nga rusishtja në frëngjisht, filloi t'i paraqiste planin e operacioneve të fushatës së ardhshme. I shpjegoi se një ushtri prej nëntëdhjetëmijë vetash do t'i kanosej Prusisë që ta shtrëngonte të dalë nga asnjanësia e të hyjë në luftë; se një pjesë e këtyre trupave do të bashkohej në Stralsund me trupat suedeze; se dyqind-e-njëzet-mijë austriakë dhe njëqindmijë rusë do të vepronin në Itali dhe në Rhin, dhe pesëdhjetëmijë rusë me pesëdhjetëmijë anglezë do të zbarkonin në Napoli, e se, me pak fjalë, një ushtri prej pesëqindmijë vetash do t'i sulmonte francezët nga shumë anë. Princi plak nuk tregoi as interesimin ma të vogël për këtë plan; sikur të mos ja vinte veshin fare, gjith duke vazhduar të bariste e të vishej, e ndërpren tri herë

papandehur. Herën e parë u ndal dhe zuri të bërtiste: „Të bardhin! të bardhin!"

Donte të thoshte se Tihoni i kish dhënë jelekun që dëshironte. Herën e dytë qëndroi e pyeti:

— Për së shpejti do të lindë? — e duke tundur kokën si me qërtim, tha: — Keq, keq. Vazhdo, vazhdo.

Herën e tretë, ndërsa princ Andrea po mbaronte relacionin e tij, plaku, me atë zërin e dobët e të çkurdisur të pleqve, ja mori këngës: *„Malbroug s'en va-t-en guerre. Dieu sait quand reviendra"*.[1]).

I biri buzëqeshi lehtë.

— Unë ju them se e aprovoj këtë plan, — tha — ju tregova vetëm si qëndrojnë punët. Edhe Napoleoni ka bërë planin e tij, që nuk është më i keq nga ky.

— Shiko, nga këto që më tregove, asgjë nuk është e re për mua. — Dhe plaku, si i përpirë nga një mendim, tha me vete, me të shpejtë: — *„Dieu sait quand reviendra"*.[2]) Shko në sallën e bukës.

## XXIV

Në orën e caktuar princi, i pudrosur e i rruar, hyni në sallën e bukës, ku e prisnin e reja e tij, princesha Maria, zonjushja Buriena dhe arkitekti i tij, i cili, nga një tekë e çuditshme e princit plak, ishte pranuar në tyrezë, megjithse nga shkalla e tij shoqërore ky njeri pa rëndësi nuk do të mundte me asnjë mënyrë të shpresonte për një nder të tillë. Princi, që mbante gjithmonë qëndrim të prerë kundrejt ndryshimit të klasave, dhe fort më të rallë pranonte në tryezë edhe funksionarët më të shquar të governatorit, sillej krejt ndryshe me arkitekt Mihail Ivanoviçin, që çfrynte hundët aty në qoshen e sallës në një shami me kuadrate, duke treguar se gjithë njerëzit janë të barabartë, e më se një herë ishte munduar t'ja mbushte mëndjen së bijës së Mihail Ivanoviçit nuk ishte në asgjë më i pakët

---

[1]) Malbrugu shkon në luftë. Zoti e di kur kthehet.
[2]) Zoti e di kur kthehet.

se ai e se ajo. Në tryezë princi ja drejtonte fjalën më shpesh se të tjerëve gojëkyçurit Mihail Ivanoviç.

Në sallën e bukës, me tavanin shum të lartë, si gjithë dhomat e kësaj shtëpie, njerëzit e familjes, dhe kamerjerët që qëndronin më këmbë prapa çdo karrigeje, po prisnin të hynte princi; kryekamerjeri me një picetë në dorë, i hidhte një shikim të vëmëndshëm tryezës së shtruar, duke u shkelur synë kamarjerëve, dhe or' e çast shikonte me çqetësim herë sahatin varur në mur, herë derën nga e cila do të hynte princi. Andrea vështronte një kuadro që ish e re për 'të e që paraqiste pemën gjenealogjike të princave Bollkonski, në një kornizë të madhe shumë, të praruar, varur përkundrejt një kuadroje tjetër me një kornizë gjithaqë të madhe, me figurën të punuar keq (vepër, sigurisht, e ndonjë piktori të shtëpisë) të një princi sovran me kurorë në kokë, që duhej të ishte një pinjoll i Rurikut dhe stërgjyshi i parë i Bollkonskëve. Princ Andrea vërente atë pemë gjenealogjike, duke tundur kokën, dhe qeshte, siç bëjmë kur shohim një portret që i përngjan aq shumë origjinalit sa bëhet qesharak.

— Bie në sy menjëherë që është e tia kjo ide! — i tha princeshës Maria, e cila i qe afruar.

Princesha Maria e shikoi e çuditur. Ajo nuk e kuptonte përse qeshte. Çdo gjë që bënte i ati zgjonte tek ajo një respekt që përjashtonte çdo kritikë.

Secili ka dobësitë e veta, — vazhdoi prins Andrea; — me tërë atë mënçuri që ka, *donner dans ce ridicule*[1]).

Princesha Maria nuk e merrte dot me mënd si kish guxim të gjykonte kështu dhe po matej t'ja thosh, ku u dëgjuan matanë derës, duke ardhur nga studjoja, çapet e pritura nga të gjithë: princi po hynte duke ecur shpejt, gjithë gaz, si gjithmonë, sikur me këto mënyra të ngutëshme ja kish ënda të krijonte qëllimthi një kontrast me rregullin e rreptë të shtëpisë. Po n'atë çast sahati i madh ra dy, e me një zë të hollë një sahat tjetër iu përgjegj

---

[1]) Vete e bën një gjë kaqë qesharake.

në sallon. Princi u ndal: që poshtë vetullave të dëndura, të varura, sytë e rreptë, plot gjallëri e shkëlqim, vështruan gjithë të pranishmit dhe u ndalën mbi princeshën e re. Princesha e re kish n'atë çast atë ndjenjë që kanë oborrtarët kur shohin sovranin e tyre, atë lloj frike dhe respekti që u frymëzonte plaku gjithë atyre që i afroheshin. Ai i bëri një përkëdhelje në kokë, pastaj, me një gjest të palezetshëm i rrahu lehtë zverkun me dorë.

— Gëzohem, gëzohem, — tha e, si e pa edhe një herë drejt në sy, u largua, i shkathët si djalë, dhe u ul në vëndin e tij. — Uluni, uluni! Mihail Ivanoviç, uluni.

I caktoi së resë një vend pranë tij. Kamerjeri i afroi një karrige.

— Oh, oh! — tha plaku, duke parë të renë se si qe rrumbullosur. — Si shumë u nxitove, s'ke bërë mirë!

Dhe ja krisi një të qeshuri të thatë, të ftohtë, pa lezet, ashtu siç qeshte gjithmonë, vetëm me gojë dhe jo me sy.

— Duhet të baresësh, të baresësh sa më shum, sa më shumë, — e këshilloi.

Princesha vogëloshe nuk dëgjoi ose nuk deshi të dëgjonte ato fjalë të tia, Heshtte dhe dukej e turbulluar. Princi e pyeti për të jatin, dhe princesha zuri të fliste dhe bëri buzën më gaz. E pyeti për të njohurit e përbashkët; princesha u gjallërua përherë e më shumë dhe vazhdoi të fliste, duke i dhënë princit të falat e duke i treguar thashethemet e qytetit.

— *La comtesse Apraksine, la pauvre, a perdu son mari, et elle a pleuré les larmes de ses yeux*[1]), — tha, duke marrë vrull përherë e më shumë.

Po sa më shumë që gjallërohej ajo, aq më rreptë e vështronte princi, dhe befas, sikur e kish studjuar aq sa duhej dhe kish formuar mbi 'të një ide të qartë, u kthye nga ana tjetër e iu drejtua Mihail Ivanoviçit:

— E, Miahill Ivanoviç, Bounaparti ynë do të ketë pisk punën. Siç më tregoi princ Andrea — (ai

[1]) Kontesha Apraksina, e gjora, humbi të shoqin dhe qau e qau sa i rrodhën sytë.

fliste gjithmonë për të birin në veten e tretë) — ehu se ç'forca po mblidhen kundër tij! E unë bashkë me juve e kemi quajtur gjithënjë si njeri pa rëndësi.

Mihail Ivanoviçi, që nuk i kujtohej fare se kur princi dhe ai paskëshin dhënë një gjykim të tillë mbi Bonapartin, po që e kuptonte se ishte i nevojshëm si një farë hyrje në bisedimin e preferuar, vështroi si i mahnitur princ Andrenë, duke mos ditur se si do t'i vente filli fjalës.

— Oh, është strateg i madh! — i tha princi të birit, duke i bërë me shënjë për arkitektin.

Dhe biseda filloi sërish mbi temën e luftës, mbi Bonapartin, mbi gjeneralët dhe burrat e shtetit të asaj kohe. Princi plak jo vetëm që dukej i bindur se gjithë burrat e shtetit dhe gjeneralët e asaj epoke ishin çiliminj, se nuk dinin as abecenë e artit të luftës e të shkencës së udhëheqjes, se Bonaparti ish një palo francez i vogël që korrte suksese vetëm sepse s'ishin më, e s'mundi t'i viheshin për ballë, as një Potjomkiu, as një Sovorov, po ish edhe i mendimit se në Evropë nuk egzistonte asnjë vështirësi politike, s'kish luftë, po luhej vetëm një komedi kukllash, ku merrnin pjesë burrat e shtetit të asaj kohe, duke u shtirur sikur bënin gjoja diçka serioze. Princ Andrea i priste me gaz në buzë të tallurat e të jatit me njerëzit e rinj, me gjithë qejf e nxiste të flasë dhe mbante vesh e dëgjonte.

— Gjithë ato që kanë qënë një herë e një kohë, ju duken të mira, — tha, — po edhe Suvorovi vetë a nuk ra në grackën që i ngriti Moroi e nuk dinte si të dilte?

— Kush ta ka thënë këtë? Kush ta ka thënë? — bërtiti princi. Suvorovi! — Dhe fiu! e vërtiti pjatën, që Tihoni e kapi me shkathtësi. — Suvorovi!... mendo ç'thua një herë, princ Andrea. Vetëm dy janë. Frederiku dhe Suvorovi... Pa Moroi... Moroi do të kish rënë rob sikur Suvorovi t'i kish pasur duart të lira. Po i qenë bërë havale gjithë ata *hofs-kriegs-wurts-schnaps-rath*¹). As dreqi vetë nuk

---

¹) Këshilli i Lartë i luftës i suxhukut dhe i rakisë, — siç e quante me përbuzje princi plak.

do t'i hiqte dot qafe. Ja, do të shkoni tani, dhe do t'i njihni se cilët janë ata hofs-kriegs-wurst-eshnapst, rath: Suvorovi, dhe s'merej dot vesh me 'ta, e jo pastaj të merret vesh me 'ta Mihagl Kutozovi! Jo, djali im, — vazhdoi, — ju me ata gjeneralët tuaj s'kini për t'ja dalë dot Bonapartit; duhet të merrni gjeneralë francezë, nga ata që kthehen kundër të tyreve, për të lëftuar Bonapartin. Kanë dërguar një gjerman, Pahlenin, në Nju Jork, në Amerikë, për të kërkuar francezin Moro, — tha duke e hedhur fjalën për ftesën që i kishin bërë atij viti Moroit për të hyrë në ushtrinë ruse. — Marrëzira!... Pse, a mos ishin gjermanë Potjomkinët, Suvorovët, Orlovët? Jo, djali im, ja se ju atje jini çmendur që të gjithë, ja se jam çmendur unë. Zoti ju ndihtë, po do të shohim. Bonaparti, një kapiten i madh?! Ho! Ho!

— Unë nuk them aspak se organizimi ynë është i përsosur, — tha princ Andrea, — po nuk mund ta kuptoj se si mund të kini një mendim të tillë për Bonapartin. Qeshni sa të doni, po Bonaparti është një kapiten i madh.

— Mihail Ivanoviç! — i thirri princi plak arkitektit, i cili duke u marrë me mishin e pjekur, vinte me shpresë se do ta kishin harruar. — A nuk ju thosha se Bonaparti është një strateg i madh? Ja ku e thotë edhe ai.

— Sigurisht, shkëlqesë, — u përgjegj arkitekti.

Princi qeshi sërish me atë të qeshurën e tij të ftohtë

— Bonaparti ka lindur me këmishë. Ushtarët e tij s'e kanë shokun. Pastaj, ai e nisi duke sulmuar gjermanët. Dhe gjermanët nuk janë mundur vetëm nga ata që s'kanë dashur t'i mundin. Që në krye të herës gjermanët janë mundur gjithmonë nga të gjithë. Dhe s'kanë mundur njeri. Veçse kanë ngrënë kokën me njeri jatrin. Në kurris të tyre e ka fituar Bonaparti atë famë që ka.

Dhe princi filloi të analizonte gjithë gabimet që, sipas mendimit të tij, Bonaparti kish bërë në të gjitha luftrat e tia, bile edhe në çështjet shtetërore. I biri nuk i kundërshtonte, po dukej që, më sa tundej nga e tia i ati, aq tundej edhe ai, sado të

shëndosha të ishin argumentat që parashtronte princi plak. Princ Andrea, po aëgjonte pa bërë asnjë vërejtje dhe, pa dashur, habitej me këtë plak i cili, edhe pse i varrosur prej aq vjetësh në vetminë e tij aty në fshat, pa dalë kurrë, e dinte gjer në hollësirat më të vogla gjëndjen politike dhe ushtarake të Evropës të këtyre vjeteve të fundit.

— Ti pandesh se, si plak që jam, nuk kuptoj gjë e nuk e di si qëndrojnë punët sot? — përfundoi princi. — Po mua vetëm atje më rreh mëndja. As natën nuk fle. E, pa na thuaj, ku është ky kapiteni yt i madh, ku e ka treguar veten të tillë?

— Do të shkonte shumë gjatë — iu përgjegj i biri.

— E, ik ahere te Bonaparti yt. *M. lle Bourienne, voilà encore un admirateur de votre goujat d'empereur!*[1] — briti në një frëngjishte të përsosur.

— *Vous savez que je ne suis pas bonapartiste, mon price*[2].

*„Dieu sait quand reviendra"...*[3] — këndoi nëpër dhëmbë princi me një zë të çkurdisur, pastaj qeshi me pahir sikur kollitej dhe u ngrit nga tryeza.

Princesha vogëloshe, gjatë tërë bisedimit e gjer sa u ngritën nga tryeza, kishte heshtur, duke vështruar e trembur herë princeshën Maria, herë të vjehrin. Kur u ngritën nga tryeza, e mori për dore të kunatën dhe e shpuri në odën tjetër.

— *Comme c'est un homme d'esprit votre père,* — tha. — *C'est à couse de cela peut-être- qu-il me fait peur*[4].

— Ah, sa i mirë është! — ja ktheu princesha.

## XXV

Princ Andrea do të nisej të nesërmen mbrëma. Princi plak, pa e prishur rregullin e zakonshëm,

---

[1] Zonjushe Buriena, ja edhe një admirues i atij palo perandorit tuaj.
[2] Ju e dini që unë s'jam bonapartiste, princi im.
[3] Zoti e di kur kthehet.
[4] Sa i mprehtë që është ati juaj! Prandaj, mbase, më kllet frikën.

shkoi pas buke në dhomën e vet të punës. Princesha vogëloshe ndodhej në odën e së kunatës. Princ Andrea, veshur me një redingotë udhëtimi pa spaleta, po bënte gati baullet me kamerjerin e tij në dhomat e veta. Si e kqyri vetë karrocën dhe ndënji aty më këmbë gjer sa u ngarkuan baullet, dha urdhër të mbrehnin kuajt. Në dhomë kishin mbetur vetëm ato sende që princ Andrea i mbante gjithmonë me vete: një arkëzë, një zinxhir i madh ergjëndi, dy pisqota turke dhe një shpatë, dhuratë nga i ati, që e kish sjellë nga rrethimi i Oçjakovit. Gjithë këto sende udhëtimi ishin rregulluar për bukuri nga princ Andrea: të gjitha ishin bërë si të reja, fshirë e pastruar, veshur me këllëfe rrobe, lidhur mirë e me kujdes.

Kur është njeriu në prakun e një udhëtimi ose të një ndryshimi në jetën e tij, bie zakonisht në mendime të thella e serioze. Në këto çaste, zakonisht, njeriu shqyrton të kaluarën dhe bën plane për të ardhmen. Princ Andrea dukej nga fytyra shumë i menduar dhe i mallëngjyer. Me duar prapa, bariste nëpër dhomë, me çape të shpejta, nga një qoshe në tjetrën, sytë mbërthyer përpara e duke tundur kokën. Mos i trembej vallë fatit të luftës? Apo i vinte keq se do të linte të shoqen? Mbasi edhe njëra edhe tjetra e bënin të mendohej; po, duke mos dashur, siç dukej, që ta shihnin në atë gjëndje, me të dëgjuar hapa në paradhomën, lëshoi duart me të shpejtë, u ndal pranë tryezës, gjoja sikur po lidhte këllëfin e arkëzës dhe mori shprehjen e zakonshme, të qetë e të ftohtë. Ishin çapet e rënda të princeshës Maria.

— Më thanë se dhe urdhër të mbrehnin kuajt, — foli duke dihatur (dukej që kish ardhur me vrap), — dhe desha të flisja me ty vetëm për vetëm. Zoti e di se për sa kohë po ndahemi sërish. Mos u mërzite që erdha? Ti ke ndryshuar shumë, Andrjusha, — shtoi, sikur desh të justifikohet për pyetjen e saj.

Duke thënë „Andrjusha" bëri buzën më gaz. Sigurisht që i dukej si një çudi kur mendonte se ky burrë i rreptë, i hijshëm, ishte gjith ai Andr-

jusha, ai çapkëni thatim, trazovaç e çamarok, që kish qënë shoku i saj i vogëlisë.

— Po Liza, ku është? — pyeti ai, duke iu përgjegjur fjalëve të saj vetëm me një buzëqeshje.

— Është aq e lodhur sa e zuri gjumi në kanape, në dhomën time. Ah, Andre! *Quel trésor de femme vous avez*[1], — tha, duke ndenjur në kanapenë përkundrejt të vëllait. — Ajo është si ndonjë vogëloshe e vërtetë, një vogëloshe aq e dashur, aq e qeshur, sa më s'ka. Unë e dua me gjithë shpirt, më ka hyrë në zemër.

Princ Andrea nuk foli, po princesha vuri re në fytyrën e tij një shprehje ironike dhe përbuzëse.

— Nuk duhen vënë re të metat e vogla; kush është pa ndonjë cen, Andre?! Mos harro se ajo është edukuar e është rritur në mes të jetës mondane. Pa edhe gjëndja e saj, tani, nuk është shesh me lule. Njeriu duhet t'ja kuptojë hallin secilit. *Tout comprendre, c'est tout pardonner*[2]. Pa mendo, një herë, se ç'do të thotë për atë të gjorë të ndahet nga i shoqi e të mbetet vetëm në fshat, në atë gjendje që është. S'i thonë e pakët!

Princ Andrea buzëqeshte, duke vështruar të motrën, siç buzëqeshim kur dëgjojmë një person që e njohim mirë se ç'zemër të bardhë ka.

— Edhe ti në fshat jeton, po nuk të duket e tmershme kjo jetë, — ja ktheu ai.

— Oh, për mua ndryshon puna! Përse të flasim për mua? Unë nuk dëshiroj tjatër jetë, dhe as që mund të dëshiroj, sepse unë vetëm jetën e fshatit di. Po pa mendo një çikë, Andre, se ç'do të thotë për një grua të re dhe mondane të varroset, në vitet më të mira të jetës, në fshat, fill e vetëme, sepse babai është gjithmonë i zënë me punë, dhe sa për mua... ti më njeh... ti më di që s'më jepet për ta argëtuar tjetrin, e sidomos një grua që është mësuar të jetojë në mes të shoqërisë më të zgjedhur. Vetëm zonjushja Buriena...

— S'më pëlqen hiç ajo Buriena juaj, — tha princ Andrea.

---

[1] Ç'grua xhevahire që kini.
[2] Të kuptosh gjithëçka do të thotë të falësh gjithëçka.

— Oh, e ke gabim, është shumë e mirë, shumë e sjellë e, sidomos shumë fatkeqe, e shkreta. Është fare pa njeri në botë, pa njeri fare! Të them të drejtën, jo vetëm që s'ja kam nevojën, po e kam dhe si barrë bile. Ti e di që mua s'më ka pëlqyer kurrë shoqërimi, dhe tani më pak se kurdoherë. Më pëlqen vetmia... *Mon père*[1]) *e do shumë.* Ajo dhe Mihail Ivanoviçi janë dy njerëz me të cilët ai është gjithmonë i dashur dhe i ëmbël, se që të dyve u ka dhënë dorën e u ka dalë zot; siç thotë Sterni: „Ne i duam njerëzit jo aqë për të mirën që na kanë bërë ata, se sa për të mirën që u kemi bërë ne". Mon père e mori jetime *sur le pavé;*[2]) është shumë e mirë, me të vërtet. Dhe mon père kënaqet me leximin e saj. Mbrëmavet ajo i lexon me zë të lartë. Lexon për mrekulli.

— Shiko, Mari, të themi të vërtetën, besoj se babai, me atë karakterin e tij të bën të vuash nganjëherë, — pyeti befas princ Andrea.

Princesha Maria në krye u çudit, pastaj u tmerua nga kjo pyetje.

— Mua?... Mua?... Më bën të vuaj?! — bëlbëzoi ajo.

— Gjithmonë ka qënë i ashpër, por tani po bëhet i rëndë, i padurueshëm, më duket, — tha princ Andrea, enkas pa dyshim, që ta ngacmonte të motrën e ta vinte në provë, duke folur me kaq papërfillje për të jatin.

— Ti je i mirë nga çdo anë, Andre, po ke një farë krenarie të mënçurisë, — tha princesha, duke ndjekur më shumë fillin e mendimeve të veta se sa vazhdën e bisedës, — dhe kjo është një mëkatë shumë e madhe. Ai i lejohet njeriut të gjykojë t'anë? Pa edhe sikur kjo të ish e mundur, ç'ndjenjë tjetër përveç *la vénération*[3]) mund të frymëzojë një njeri si *mon père?*[4]) Unë jam shumë e kënaqur, shumë e lumtur me 'të. Vetëm do të dëshiroja që edhe ju të gjithë të ishit të lumtur ashtu si unë.

I vëllai tundi kokën si me pabesim.

---

[1]) Im atë.
[2]) Në mes të rrugëve.
[3]) Respektit të thellë.
[4]) Im atë.

— Veç për një gjë më vjen keq, ja ku ta them hapur, Andre, më vjen keq për mendimet e tia në çështjen e fesë. Nuk e kuptoj: si është e mundur vallë që një njeri aq i thellë nga mëndja të mos e shohë dot atë që është e qartë si drita e diellit dhe të humbasë udhën e drejtë? Ja, vetëm kjo më hidhëron. Po gjene këto kohët e fundit, sikur shoh një farë përmirësimi. Këto kohët e fundit thumbat e tia sikur janë zbutur pak, pastaj, një murg që i erdhi, e priti mirë dhe foli një copë herë të gjatë me 'të.

— Eh! mikja ime, kam frikë se, si ti ashtu edhe ai murgu, po e harxhoni kot frymën, vërejti Andrea me ton ironik, po përkëdhelës.

— *Ah, mon ami*[1]. Unë i lutem e i falem gjithënjë Perëndisë dhe shpresoj se do të më dëgjojë. Andre, — tha me drojtje, si heshti një hop, — do të të lutem shumë për një gjë.

— Për ç'gjë, mikja ime?

— Jo, më parë nem fjalën se nuk do të më thuash jo. Është një gjë që nuk të kushton asnjë mundim, që s'të prish asnjë punë dhe nuk të poshtëron, kurse për mua do të jetë ngushëllim. Nem fjalën, Andrjusha, — tha, duke futur dorën në çantëzën e duke mbajtur diçka që nuk e tregonte akoma, sikur ajo që mbante në dorë të ish objekti i lutjes e sikur, para se të merrte fjalën, nuk mund ta nxirrte atë gjë nga çantëza.

Ajo e vështronte me ndrojtje me sy që luteshin.

— Edhe sikur kjo të më kushtonte shumë mundim... — u përgjegj princ Andrea, sikur ta kishte marrë me mënd përse ishte fjala.

— Mendoi si të duash! E di, ti je pikërisht ashtu si *mon père*[2]. Mendo si të duash, po bëje këtë për hatrin tim. Të lutem mos ma prish! Edhe babai i babait, gjyshi ynë, e mbajti me vete në të gjitha luftat... — Akoma s'po e nxirrte nga çantëza atë që mbante në dorë. — E po, ma jep fjalën?

— Pa dyshim. Si është puna?

---

[1] Miku im.
[2] Im atë.

— Andre, po të bekoj me këtë figurë të shënjtë, dhe ti nem fjalën se nuk do ta heqësh kurrë nga trupi. Zotohesh?

— Po s'rëndoi aq shumë sa të më kërrusë qafën... Për hatrin tënd... — tha princ Andrea; po duke parë n'atë çast atë shprehje dhëmbjeje në fytyrën e së motrës, shkaktuar nga shakaja e tij, u pendua. — Jam shumë i kënaqur, me të vërtet shumë i kënaqur, mikja ime — shtoi.

— Edhe pa dashur ti, Ai do të të shpëtojë e do të të ndjejë e do të të kthejë në udhën e Vet, sepse vetëm tek Ai është e vërteta dhe paqja, — tha me zë të dredhur nga mallëngjimi e me një gjest solemn, duke mbajtur me të dy duart përpara të vëllait një figurëzë antike, në formë ovale, të Shpëtimtarit, me fytyrë të nxirë, në një kornizë ergjëndi, varur në një zinxhirkë po prej ergjëndi, punuar shumë hollë. Bëri kryq, puthi figurëzën e shënjtë dhe ja zgjat Andresë.

— Të lutem, Andre, për hatrin tim...

Sytë' e saj të mëdhenj vetëtinin me një dritë të shkëlqyer plot mirësi e dhëmshuri. Ata sy ja ndriçonin tërë fytyrën e tretur si prej të sëmure, që dukej tani e transfiguruar. I vëllai u mat ta merrte figurëzën, po princesha e ndali. Andrea e kuptoi, bëri krye dhe e puthi figurëzën. Ish mallëngjyer dhe shprehja e fytyrës së tij ishte po në një kohë e ëmbël dhe ironike.

— *Merci mon ami*[1]).

Ajo e puthi në ballë dhe u ul përsëri në kanape. Heshtën.

— Siç të thashë, Andre, tregoju i mirë dhe bujar, siç ke qënë gjithënjë. Mos u sill i rreptë me Lizën. Ja filloi ajo sërish. — Ajo është shum' e dashur, shum' e mirë dhe ndodhet tani në një gjëndje mjaft të rëndë.

— Më duket se unë s'të thashë gjë, Masha; unë nuk po e qërtoj, dhe as jam i zemëruar për ndonjë gjë më 'të: përse m'i thua këto fjalë?

Fytyra e princeshës Maria u mbush me njolla të kuqe; heshti sikur e ndjente veten fajtore.

---

[1]) Të falem nderit, miku im.

— Unë nuk të thashë gjë, po ty dikush të ka folur. Dhe prandaj më vjen keq.

— Njollat e kuqe u bënë edhe më të theksuara në ballë, në qafë, dhe në faqet e princeshës Maria. Diç desh të thosh po s'fliste dot. I vëllai e mori me mënd: princesha vogëloshe pas buke kishte qarë, i kish treguar së kunatës se kishte parandjenja të liga, i dukej sikur do të vdiste nga barra, i kish hyrë një frikë e madhe e i qe ankuar për fatin e saj, për të vjehrin, për të shoqin. E si i kish derdhur gjithë lotët, kish rënë në gjumë. Princ Andresë i erdhi keq për të motrën.

— Dëgjo këtu, Masha; unë s'mund ta qërtoj, s'e kam qërtuar dhe as do ta qërtoj kurrë time shoqe për gjësend; po mund të them me plot gojën se edhe unë s'i kam ndonjë faj e as që kam për t'i pasur kurrë edhe paskëtaj në çdo rrethanë qoftë. Megjith këtë, në daç të dish të vërtetën... do të dish a jam i lumtur? Jo. Edhe ajo, nga ana e saj, nuk është e lumtur. Pse? Nuk e di...

Duke thënë kështu, u ngrit, iu afrua së motrës dhe, duke u përkulur, e puthi në ballë. Sytë e saj të bukur vetëtinin me një dritë plot mirësi e mënçuri të jashtëzakonshme; ai nuk vështronte të motrën, po errësirën e derës së hapur, përmbi kokën e saj.

— Eja të shkojmë te Liza, duhet t'i them lamtumirë. Ose, më mirë, shko ti një herë, zgjoje, dhe unë vij menjëherë. Pjetrushka! — i thirri kamerjerit. — Eja këtu, rregulloi këto plaçka. Këtë vëre nën popen, këtë më të djathtë.

Princesha Maria u ngrit dhe u drejtua nga dera. Po u ndal. — *André, si vous aviez la foi, vous seriez adressé à Dieu, pour qu'il vous donne l'amour, que vous ne sentez pas, et votre prière au rait été exaucée*[1].

— Po, ashtu vërtet, mbase! — tha princ Andrea. — Shko, Masha, tani vij edhe unë.

Tek po shkonte në dhomën e së motrës duke kaluar nëpër një galeri që bashkonte një shtëpi me tjetrën, princ Andrea takoi zonjushën Buriena,

[1] Andre, po të besoje me Zotin, do t'i luteshe të të jepte dashurinë që nuk e ndjen, dhe lutja jote do të dëgjohej.

e cila buzëqeshte me ëmbëlsi; ish hera e tretë asaj dite që po i dilte përpara syve me një buzëqeshje të magjepsur e ëngjëllore, në vënde ku rrallë kalonin.

— *Ah! je vous croyais chez vous*[1] — tha ajo duke u skuqur, dhe uli sytë. Princ Andrea e vështroi rreptë; fytyra e tij shprehu menjëherë zemërimin. Nuk i tha gjë, po ja nguli vështrimin në ballë dhe në flokët, pa e shikuar në sy, kaq me përbuzje, sa francezja e gjorë u bë flakë e iku, pa folur. Siç po i afrohej dhomës të së motrës, dëgjoi, nga dera e hapur, zërin e hollë e gazmor të princeshës, që ishte zgjuar e po cicërrinte duke i lëshuar fjalët me nxitim njërën pas tjetrës. Fliste sikur, pas asaj heshtjeje të gjatë, desh të vinte në vend kohën e humbur.

— *Non, mais figurez-vous, la vieille comtesse Zouboff avec de fausses boucles et la bouche pleine de fausses dents comme si elle voulait defier les années... Ah, ah, ah, Marie!*[2].

Princ Andrea e kish dëgjuar të paktën nja pesë herë, përpara syve të të huajve, po këtë frazë për konteshën Zubova e po këta të qeshur nga e shoqja. Hyri në dhomë pa u ndjerë. Princesha, ashtu e rrumbullosur nga trupi, e skuqur, me një punë në dorë, rrinte në një kolltuk dhe fliste pa reshtur duke përmëndur kujtimet e Peterburgut e duke përsëritur edhe frazat e atjeshme. Princ Andrea iu afrua, e përkëdheli në kokë dhe e pyeti a ishte çlodhur nga udha. Ajo iu përgjegj dhe vazhdoi fjalën që kish.

Një karrocë me gjashtë kuaj po priste përpara hyrjes. Ishte një natë e errët vjeshte. Karrocjeri nuk shquante dot kryet e karrocës. Te shkallët shërbëtorët shkonin e vinin me fenerë në duar. Shtëpia e madhe llapëtinte nga dritat. Paradhoma ishte mbushur plot me shërbëtorë që dëshironin të përshëndesnin princin e ri; në sallë ishin mbledhur gjithë të shtëpisë: Mihail Ivanoviçi, zonjushja Burie-

---

[1] Ah, kujtoja se ishit në dhomat tuaja.

[2] Oh, vetëm ta shihnit konteshën plakë Zubova me kaçurrela të vëna e gojën plot me dhëmbë të vënë, sikur s'pyet fare për pleqërinë. Ha-ha-ha, Mari!

na, princeshëza Maria dhe princesha. Princ Andrea ndodhej në studjon e të jatit, që e kish thirrur, se donte të përshëndetej vetëm për vetëm me të birin. Që të gjithë i prisnin të dilnin.

Kur hyri princ Andrea në studjo, princi plak, me syzet mbi hundë- me robdëshambrin e bardhë, me të cilën nuk priste asnjeri, përveç të birit, ish ulur në tryezë e po shkruante.

— Po nisesh? — dhe vazhdoi të shkruante.

— Erdha t'ju le shëndenë.

— Puthmë këtu, — dhe plaku i tregoi faqen. — Falemnderit, falemnderit!

— Përse më falënderoni?

— Se s'po humb kohë, nuk ngjitesh pas fustanit të gruas. Detyra para së gjithash. Falemnderit, falemnderit! — dhe nisi prapë të shkruante, duke i mëshuar penës, që lëshonte njolla boje aty-këtu. — Në do të më thuash gjësendi, folë. Janë dy gjëra që mund t'i bëjë së bashku, — shtoi.

— Për time shoqe... më vjen turp me të vërtetë që jua bëra barrë.

— Përse thua gjëra të kota? Folë, ç'do?

— Kur të vijë koha që të lindë, dërgoni e merrni një kirurg-mami nga Moska... Të ndodhet këtu.

— Princi plak u ndal dhe ngriti sytë e vështroi të birin me rreptësi, sikur nuk kuptonte.

— E di që s'ka ç'të bëjë doktori kur natyra vetë s'të ndihmon, — tha princ Andrea, i turbulluar, — e pranoj se vetëm në një milion raste mund të ndodhë një fatkeqësi, po kjo është dëshira e saj, njëkohësisht edhe imja. I kanë përrallisur gjithfarë gjërash, ka parë dhe një ëndër, dhe ka frikë mos e gjejë gjë.

— Hëm... hëm... — bërbëliti princi plak, gjith duke vazhduar të shkruante. — Do ta marr.

Hodhi firmën dhe, përnjëherësh, u kthye nga i biri me rrëmbim dhe qeshi. — Keq puna, hë?

— Keq? Për çfarë, baba?

— Gruaja! — u përgjegj princi plak me ton të prerë, kuptimplotë.

— Nuk ju kuptoj.

— Po s'ke ç'i bën, or mik, — tha princi, — një gërshërë i ka prerë, të gjitha. Po u martove, s'bë-

hesh dot më si ke qënë. Mos ki keq, nuk ja them njeriu, po ti, për vete tënde e di.

I kapi njërën dorë me dorën e tij të vogël gjithë eshtra, ja tundi, e vështroi në fytyrë me sytë e tij të mprehtë që dukeshin sikur e shihnin njeriun tej për tej, dhe qeshi sërish me atë të qeshurën e tij të thatë e të ftohtë.

I biri pshërëtiti, duke treguar me atë pasherëtimë se i ati ja kish kuptuar shpirtin.

Plaku palosi letrën dhe e mbylli me atë shpejtësinë e shkathtësinë e zakonshme, pastaj shtyu mënjanë dyllin e kuq, vulën dhe letrën.

— Ç'i bën? Është e bukur! Mos ki keq, s'do të le gjë mangut, — vazhdoi ai dhe i vuri vulën letrës.

Andrea s'fliste: hem i pëlqente, hem s'i pëlqente që i ati ja kish kuptuar zemrën. Plaku u çua dhe i zgjati letrën të birit.

— Dëgjo, — i tha. — Mos ki merak për tët shoqe: do të bëj ç'është e mundur për 'të. Tani dëgjo: kjo letër është për Mihail Ilarionoviç Kutuzovin. I shkruaj që të të japë vëndin e merituar dhe të mos të të mbajë për shumë kohë si adjutant: është një post ky që s'duhet t'ja ketë zilinë njeriu! Thuaji se e kujtoj gjithmonë e se e dua me gjithë zemër. Dhe shkruamë se si do të të presë. Po të sillet mirë me ty, shërbej ashtu si duhet; përndryshe, ikë që andej; i biri i Nikolla Andrejeviç Bolkonskit nuk mund të qëndrojë pranë shefit të tij për hatër. Kështu pra, tani eja këtu.

Fliste kaq me nxitim sa i hante gjysmat e fjalëve, po i biri ish mësuar me 'të dhe e kuptonte. E shpuri te tryeza e shkrimit, ngriti kapakun, hapi një arkëzë, mori një kuti dhe që andej nxori një radhua të mbushur me shkrimin e tij të trashë, të gjatë e të dëndur.

— Ka të ngjarë që unë të vdes para teje, atëhere, dije se këtu janë kujtimet e mia; pas vdekjes sime i duhen dorëzuar Perandorit. Ja edhe një biljetë Lombardi dhe një letër: është çmimi për atë që do të shkruajë historinë e luftave të Suvorovit. Do t'ja dërgosh Akademisë. Këtu janë shënimet e mia; pas vdekjes sime, lexoji për vete se do të përfitosh.

Andrea nuk i tha t'et se, sigurisht, do të rronte akoma edhe për shumë kohë. E ndjente se ato fjalë nuk duheshin thënë.

— Do t'i bëj të gjitha sipas dëshirës suaj, baba, — u përgjegj.

— Hajde, pra, lamtumirë tani! — I dha dorën t'ja puthte dhe e përqafoi. — Mos harro një gjë, princ Andrea; po të vritesh, unë plaku do ta kem plagë në zëmër... — Befas heshti, dhe përnjëheresh vazhdoi me zë të mprehtë e duke shtrënguar dhëmbët: — por po mora vesh se nuk u solle siç i ka hije të birit të Nikolla Bolkonskit, mua... do të më nxihet faqja!

— Këtë mund të mos ma thoshit, baba, — iu përgjegj i biri me një buzëqeshje.

Plaku heshti.

— Desha t'ju lutesha edhe për një gjë; — vazhdoi princ Andrea, po të vritem dhe të më lindë djalë, mos e lini të largohet nga ju, mbajeni këtu sikundër ju thashë edhe dje; dua që të rritet këtu pranë jush... ju lutem.

— Të mos ja le sat shoqe? — pyeti plaku, dhe qeshi.

Qëndronin më këmbë në heshtje njeri përpara tjetrit. Sytë e shpejtë të plakut ishin mbërthyer në sytë e të birit. Diçka dridhej në pjesën e poshtme të fytyrës së princit plak.

— I thamë lamtumirë njeri tjetrit... shko! — thirri befas. — Shko! — briti me një zë të zemëruar e të fortë, duke hapur derën e studjos.

— Ç'ka ngjarë? — Ç'është? — pyetën princesha me princeshëzën duke parë princ Andrenë dhe princin plak që bërtiste te praku i derës, me robdeshambër të bardhë, pa parrukë dhe me syzet mbi hundë.

Princ Andrea psherëtiti dhe nuk u përgjegj.

— Hajde pra, — tha, duke iu drejtuar së shoqes.

Dhe në këtë „hajde pra" tingëllonte një ironi e ftohtë, sikur ai të thosh: „Filloni edhe ju tani nga avazet".

— *André, déjà!*[1] — thirri princesha vogëloshe, duke u zverdhur në fytyrë e duke parë të shoqin e tmeruar.

Ai e përqafoi. E shoqja lëshoi një klithmë dhe ra e alivanosur në supin e tij. Princ Andrea hoqi me kujdes supin mbi të cilin ajo mbështetej, e vështroi në fytyrë dhe e vuri me ngadalë, pa e tronditur fare, në një kolltuk.

— *Adieu, Marie,*[1] — i tha së motrës me një fije zëri, duke i shtrënguar dorën, dhe dolli nga dhoma me hapa të shpejta.

Princesha dergjej në kolltuk, zonjushja Buriena i fërkonte tamthat. Princeshëza Maria, duke mbajtur të kunatën, po shikonte akoma, me sytë e saj të bukur mbushur plot me lotë, derën nga ku kish dalë princ Andrea dhe bënte prapa tij, në erë, shënjën e kryqit. Që nga studjoja dëgjohej plaku që çfrynte hundët me zhurmë dhe pa reshtur sa që dukej sikur shkrehej ndonjë revole. Sapo dolli princ Andrea, dera e studjos u hap me të shpejtë dhe u duk figura e rreptë e plakut veshur me robdeshambër të bardhë.

— U nis? Mirë bëri! — tha, duke parë rreptë princeshën vogëloshe të alivanosur, tundi kokën si me qërtim dhe përplasi derën.

---

[1] Andre, kaq shpejt!
[1] Lamtumirë, Mari.

## PJESA E DYTË

### I

Në tetor të vitit 1805 trupat ruse kishin zënë fshatrat dhe qytetet e arqidukatit të Austrisë. Regjimentet e reja që vinin pareshtur nga Rusia e që ishin një barrë shumë e rëndë për popullsinë e vëndit, po vendoseshin pranë fortesës së Braunaut, ku ishte kuartieri i përgjithshëm i kryekomandantit, Kutuzovit.

Më 11 tetor 1805, një nga regjimentet e këmbësorisë, që sapo kish ardhur në Braunau, po vihej në rresht ndonja gjysmë milje jashtë qytetit, duke pritur që të vinte kryekomandanti për inspektim. Megjithse vëndi dhe ambienti nuk ishin ruse (kopshte me pemë, avlli prej guri, pullaze me tjegulla dhe male që vizatoheshin në horizont), megjithse edhe populli, që i vështronte ushtarët me kureshtë, ish i huaj, regjimenti kishte pamjen e çdo regjimenti rus që gatitet të kalojë në një rivistë në çfarëdo krahine mu në mes të Rusisë.

Urdhëri i ditës, që njoftonte për inspektimin, i kish ardhur regjimentit që të djeshmen mbrëma, në ndaljen e fundit. Aty thuhej se kryekomandanti do të kalonte në rivistë regjimentin në marshim. Komandanti i regjimentit, të cilit nuk i dukeshin aq të qarta fjalët e urdhërit, mblodhi komandantët e batalioneve për të vendosur se me çfarë uniforme duhej të paraqitej regjimenti në këtë rast: me uniformën e marshimit apo me atë të paradës. U vendos që të paraqitej me këtë të fundit, për arësye se është kurdoherë më mirë të bësh më shumë nga ç'duhet, se sa më pak. Ushtarët, pas një marshimi prej tridhjetë vershtash, nuk mbyllën sy fare tërë

natën e natës, po ndreqën e rregulluan petkat, i fshinë e i pastruan. Adjutantët dhe komandantët e kompanive numëronin dhe rregullonin ushtarët e tyre; dhe aty nga mëngjezi, regjimenti, në vënd të një turme të shpërndarë e të çrregullt siç qe një ditë më parë ndaljes së fundit, paraqitej tani si një masë e ngjeshur dhe e rregullt prej dy mijë vetash; secili e dinte vëndin dhe detyrën e vet; çdo kopsë e çdo rryp ishte në rregull, çdo gjë shkëlqente e vetëtinte nga pastërtia. Nuk ishin përkujdesur vetëm për pamjen e jashtme, po, sikur kryekomandanti t'i tekej të vështronte nën uniformat, do të shihte se çdo ushtar kish veshur këmishë të pastër e do të kish gjetur në çdo çantë shpine të gjitha sendet gjer më një, sipas rregullores, „më pe e më gjilpërë", siç thonë ushtarët. Veshja ish vërtet si jo më mirë, po mbathja ish në ditë të hallit. Më shumë se gjysma e ushtarëve i kishin çizmet copë. Veçse në këtë mes, komandanti i regjimentit s'kish ndonjë faj: megjith kërkesat e pareshtura, intendenca ushtarake austriake kish bërë veshin e shurdhër e s'u kish dhënë gjë, dhe regjimenti kish bërë një mijë versta udhë.

Komandanti ish një gjeneral i vjetër, me temperament sanguin, me vetulla e me favorita të thinjura, më i ngjeshur e më i gjerë nga kraharori në shpinë se sa nga njëri sup te tjetri. Kish veshur një uniformë të re, me spaleta të trasha të praruara që dukeshin, jo sikur rëndonin mbi supet e tia të plota, po sikur ja ngrinin edhe më lart. Kishte pamjen e një njeriu të lumtur se po kryen një nga aktet më solemne të jetës së vet. Kalonte përpara regjimentit të rreshtur dhe, duke ecur, lëkundej më çdo hap, me kurrizin të kërrusur pakëz. Dukej që komandanti e donte me gjithë shpirt regjimentin e vet, mburrej me 'të dhe e ndjente veten të lumtur duke i shkrirë të gjitha forcat e tia vetëm për regjimentin; po, megjithkëtë, të ecurit e tij si patok tregonte se ja kish ënda edhe për qejfet e dëfrimet e sidomos për femrat.

— E, or vëllaçkua im, Mihail Mitriç, — i tha një komandanti batalioni (ky bëri një hap përpara me buzë në gaz; që të dyve u vetëtinte fytyra nga

gëzimi), — ramë copë sonte. Po si mirë vate, më duket, regjimenti nuk është nga të fundit... Eh?

Komandanti i batalionit e kuptoi shakanë dhe qeshi.

— As edhe nga fusha e ushtrimeve nuk do të na përzinin.

— Ç'është? — pyeti gjenerali.

Në atë çast, në rrugën që vinte nga qyteti, gjatë së cilës ishin vënë ushtarët roje, u dukën dy kalorës. Ishin një adjutant dhe një kozak.

Adjutanti vinte nga kuartieri i përgjithshëm për t'i përcaktuar komandantit të regjimentit çka ishte thënë jo aqë qartë në urdhërin e ditës të maparshëm, domethënë që kryekomandanti dëshironte ta shihte regjimentin pikërisht në atë gjëndje që ndodhej gjatë marshimit, — me kapotë, me armët në këllëfe dhe pa asnjë përgatitje.

Një ditë më parë kish ardhur nga Vjena në kuartierin e përgjithshëm një anëtar i Këshllit të Lartë të luftës për të propozuar e për të kërkuar që Kutuzovi të vihej sa më parë në marshim që të bashkohej me ushtrinë e arqidukës Ferdinandit e të Makut; dhe Kutuzovi, të cilit nuk i pëlqente ky bashkim, për të pasur edhe një argument tjetër më shumë ku të mbështetej, desh t'i tregonte gjeneralit austriak se në ç'gjëndje të vajtueshme ndodheshin trupat që arrinin nga Rusia. Me këtë qëllim donte pikërisht që t'i dilte përpara rigjimentit që ta zinte pa asnjë përgatitje, sepse sa më e keqe që të ish paraqitja e trupave, aq më mirë i bëhej puna kryekomandantit.

Megjithse adjutanti nuk i dinte këto hollësira, i njoftoi komandantit urdhërin e prerë të gjeneralisimit: ushtarët të ishin me kapotë dhe me armët në këllëf, dhe shtoi se, në rast të kundërt, gjeneralisimi do të mbetej i pakënaqur. Kur dëgjoi këto fjalë, komandanti uli kokën, ngriti supet në heshtje dhe, me një gjest nervozizmi, hapi krahët.

— Ja se ç'na bëtë! — çfrye. — A nuk ju thashë unë, Mihail Mitriç, në marshim, me uniformën e fushimit e me kapotë, — i foli me një ton qërtimi komandantit të batalionit. — Ah, o Perëndi! — shtoi dhe bëri përpara me një hap të vendosur. —

Zotërinj komandantë të kompanive! — bërtiti me një zë të regjur në komandë. — Kaptera!... Do të vijë shpejt? — pyeti duke iu kthyer adjutantit me një shprehje të njerëzishme plot respekt, që i drejtohej sigurisht personit për të cilin fliste.

— Për ndonjë orë, besoj!

— Do të kemi kohë vallë të ndërrojmë uniformë?

— S'di si të them, gjeneral...

Komandanti i regjimentit u afrua vetë pranë rreshtave dhe dha urdhër të këmbenin uniformë e të vinin kapotën. Komandantët e kompanive u sulën drejt kompanive të tyre, kapterat ranë copë (kapotat ishin si mos më keq), dhe, përnjëheresh, katroret e rregullta e të heshtura u lëkundën, u zgjatën dhe gumëzhitën nga zërat. Nga të gjitha anët ushtarët shkonin me vrap dhe, gjith me vrap, ktheheshin, ngrinin me një lëvizje të supeve dhe e kalonin mbi kokë çantën e shpinës, merrnin kapotën dhe e vishnin sakaq.

Pas gjysmë ore mbretëronte përsëri rregulli i parë; po katroret, nga të zeza, ishin bërë të murme. Komandanti i regjimentit, me çapin e tij si patok, dolli përsëri përpara regjimentit dhe e kqyri nga larg.

— Po kjo tani, ç'është? — Ç'domethënë kjo?! — bërtiti dhe qëndroi. — Kapiteni i kompanisë së tretë!...

— Komandanti i kompanisë së tretë te gjenerali! Komandanti te gjenerali, i kompanisë së tretë te komandanti!... — buçitën zërat nëpër rreshtat, dhe një adjutant u sul të kërkonte oficerin që po vonohej.

Kur zërat e atyre, të cilët, nga zelli i tepëruar, thërrisnin me sa fuqi që kishin duke e shtrëmbëruar urdhërin e duke bërtitur tani: „Gjenerali në kompaninë e tretë", arritën atje ku duhej, oficeri i thirrur dolli që prapa kompanisë së tij dhe, megjithse burrë i thyer, u drejtua me vrap nga gjenerali, duke iu marrë këmbët. Fytyra e kapitenit tregonte çqetësimin e një nxënësi të cilin e urdhërojnë të thotë një mësim që s'e ka mësuar. Hunda e kuqe (do të ishte sigurisht nga ata që pinë pa

masë) iu mbush me preka, dhe buzët i dridheshin. Komandanti i regjimentit po e vështronte kapitenin nga koka në këmbë, ndërsa ky po avitej pa frymë, duke ngadalësuar hapin sa më shumë që afrohej.

— Kështu, siç e kini nisur, ndonjë ditë do të na i vishni ushtarët me *sarajan!*[1]) Ç'është kjo? — gërthiti gjenerali duke nxjerrë nofullën e poshtme e duke treguar në rreshtat e kompanisë së tretë një ushtar me një kapotë që ndërronte prej të tjerave nga ngjyra. — Ju, ku ishit? Këtu po presim kryegjeneralin, dhe ju nuk qëndroni në vëndin tuaj? Eh?... Jua tregoj unë se si u veshkan ushtarët si karnavale, pikërisht kur do të kalojnë në revistë!... Hë?

Kapiteni nuk ja hiqte sytë eprorit të vet dhe shtrëngonte përherë më fort të dy gjishtrinjtë te streha e kapës, sikur ky gjest do ta shpëtonte.

— Flisni dé, pse heshtni? Ç'është ai atje që ma kini veshur si hungarez? — u tall me të rreptë komandanti i regjimentit.

— Shkëlqesi...

— Çfarë „shkëlqesi"? Shkëlqesi! Shkëlqesi! Dhe çfarë domethënë kjo „shkëlqesi", as që e dini.

— Shkëlqesi, ai është Dollohovi, që është degraduar... — tha me një fije zëri kapiteni.

— E si, në u degradua nuk u bë mareshall, po ushtar, e prandaj duhet të vishet si gjithë të tjerët, me uniformë.

— Shkëlqesi, ju vetë e kini lejuar të vishet kështu në marshim.

— Lejuar? Lejuar? Kështu e kini gjithënjë ju të rinjtë, — tha gjenerali, duke u zbutur pakëz. — Lejuar? Po ju tha njeri gjësendi, ju pastaj... — Gjenerali heshti. — Po ju tha njeri gjësendi, ju pastaj... E çfarë? — çfryu, duke u nxehur sërish. — Pa m'i vishni ushtarët tuaj siç duhet!

Dhe gjenerali, duke i hedhur sytë nga adjutanti, vazhdoi inspektimin e tij, i kënaqur që e kish çfryrë dufin e duke u munduar mos gjente edhe ndonjë shkak tjetër të shpërthente sërish. Si qërtoi ashpër një oficer për një distinktiv që nuk e kish pastruar

---

[1]) Një lloj fustani pa mëngë. (Sh. i përk.)

mirë, pastaj një tjetër se nuk e kish bërë radhitjen në rregull, iu afrua kompanisë së tretë.

— Ej, si qëndron ashtu ti? Ku e ke këmbën? Këmbën, ku e ke? — gërthiti me zë të ngjirur sikur ta kish zënë njeri në grykët, kur vetëm pesë veta e ndanin nga Dollohovi, i cili kish veshur një kapotë bojëqielli.

Dollohovi drejtoi me ngadalë këmbën dhe e shikoi drejt në sy gjeneralin me vështrimin e tij të mprehtë prej shqiponje.

— Ç'është ajo kapotë bojëqielli që mban? Hiqe... Kapter! — Këmbeja uniformën... gom... — gjenerali s'e mbaroi dot fjalën.

— Gjeneral, jam i detyruar të zbatoj urdhërat, po nuk jam i detyruar të duroj... — nisi Dollohovi me të shpejtë.

— Nuk flitet në rreshtë...! S'ka fjalë! S'ka fjalë! As edhe një!...

— S'jam i detyruar të duroj sharje, — e mbaroi fjalën Dollohovi me zë të fortë, kumbonjës.

Sytë e gjeneralit e të ushtarit u ndeshën me njeri tjetrin. Gjenerali heshti, duke çliruar me tërbim qaforen e tendosur shumë.

— Ndërroni uniformën, ju lutem, — tha, duke u larguar.

## II

— Po vjen! — briti në këtë çast një nga sogjet.

Gjenerali, duke u skuqur përnjëheresh, u sul drejt kalit të vet; me dorë të dredhur kapi frerin, këceu e hipi mbi shalë, çveshi shpatën dhe, me një fytyrë të lumtur, plot vendosmëri, gojën gjysmë të hapur mënjanë, u bë gati të jepte komandën. Regjimenti u shkund si një zog që shpupuris krahët dhe pastaj mbeti si i gurosur në vënd.

— Gati-tu! — briti gjenerali me një zë që të tundte e që ish gazmor në vetvete, i rreptë për regjimentin dhe plot respekt për eprorin që po afrohej.

Nëpër rrugën e gjërë e të gjatë, hijeshuar me pemë anëve, po vinte me vrap, me një zhurmë të

lehtë sustash, një karrocë e madhe vjeneze, bojëqielli. Prapa karrocës vinte kaluar suita dhe një shpurë kroatësh. Pranë Kutuzovit ish ulur një gjeneral austriak me një uniformë të bardhë, që dukej e çuditëshme në mes të uniformave të zeza të rusëve. Karroca qëndroi pranë regjimentit. Kutuzovi dhe gjenerali austriak po bisedonin me zë të ulët dhe Kutuzovi bëri lehtë buzën më gaz, ndërsa, me një lëvizje të rëndë e të plogët po hiqte këmbën nga parafangoja për të zbritur, sikur të mos ishin fare aty ata dymijë veta që vështronin, pa marrë frymë, atë dhe komandantin e regjimentit.

— Ushtoi një komandë, regjimenti u tund përsëri, me një vringëllimë, duke paraqitur „për nder arm". Në një heshtje të thellë u dëgjua zëri i dobët i kryegjeneralit. Regjimenti gjëmoi: — Rroftë Shkëlqësia Juaj! — Dhe sërish zotëroi heshtja e plotë. Në krye Kutuzovi qëndroi në një vënd gjersa parakaloi regjimenti; pastaj, në krah të gjeneralit me uniformë të bardhë, më këmbë, i shoqëruar nga suita e tij, filloi të inspektonte rreshtat.

Nga mënyra se si komandanti i regjimentit e kish përshëndetur gjeneralisimin, i ngrirë në „gatitu", i gurosur i tëri në një pozë plot respekt, nga mënyra se si i ndiqte pas gjeneralët gjatë rreshtave, pakëz i kërrusur përpara, duke mbajtur me pahir hapin e tij elastik i gatshëm e plot vëmendje në çdo fjalë e në çdo lëvizje të kryegjeneralit, dukej sheshit se i zbatonte detyrat e tia si depror me një kënaqësi edhe më të madhe akoma se detyrat e veta si epror. Regjimenti, falë rreptësisë dhe zellit të komandantit të vet, ishte në një gjendje të shkëlqyer në krahasim me të tjerët, që po vinin gjith në atë kohë në Braunau. Të prapambeturit e të sëmurët ishin gjithë-gjithë dyqind-e-shtatëmbëdhjetë. Dhe të gjithë ishin fare në rregull, me përjashtim të çizmeve.

Kutuzovi kalonte nëpër rreshtat, duke u ndalur aty-këtu, dhe u thosh ndonjë fjalë të ëmbël oficerëve që i njihte qysh nga koha e luftës me Turqinë, e nganjëherë edhe ushtarëve. Duke shikuar çizmet tundi kokën disa herë me trishtim dhe ja tregoi gjeneralit austriak me një shprehje sikur, ndonëse

s'bënte fajtor njeri për këtë punë, nuk mund të mos i shihte se ishin në një gjëndje të vajtueshme. Komandanti i regjimentit bënte kur e kur ndonjë hap të nxitur përpara, nga frika se mos i shpëtonte ndonjë fjalë e gjeneralisimit për regjimentin pa e dëgjuar. Prapa Kutuzovit, në një largesë të atillë që çdo fjalë e tij, sado me zë të ulët, të mund të dëgjohej, vinin afro njëzet oficerë të suitës. Këta zotërinj bisedonin në mes të tyre e nganjëherë edhe qeshnin. Më pranë kryegjeneralit nga gjithë të tjerët qëndronte një djalosh i hijshëm, adjutanti i tij. Ishte princ Bollkonski. Në krah, kishte kolegun e tij Nesvickin, — një oficer madhor, i gjatë, jashtëzakonisht i trashë, me një fytyrë të bukur, të dashur e të qeshur e me ca sy shumë të ëmbël. Nesvicki mezi po e mbante të qeshurit, duke shikuar një oficer të usarëve që kish pranë, zeshkan nga fytyra e me flokë të zes. Oficeri i usarëve, pa e ndërruar shprehjen e syve të tij të palëvizur, krejt serioze nga fytyra, i kish mbërthyer sytë në shpinën e komandantit të regjimentit dhe shkërbente çdo lëvizje të tij. Sa herë që komandanti këcente përpjetë ose kërrusej përpara, oficeri i usarëve këcente përpjetë dhe ai kërrusej përpara gjith në atë mënyrë Nesvicki qeshte dhe u binte shokëve me bryl që ta shihnin edhe ata këtë karagjoz.

Kutuzovi kalonte me një hap të ngadalshëm e të plogët përpara këtyre mijrave sy të shqyer, që e ndiqnin me vështrim. Kur arriti përpara kompanisë së tretë, befas ndaloi. Suita, që nuk e kish parashikuar këtë ndalje, u ndodh pa dashur më pranë tij.

— Ah, Timohin! — tha kryegjenerali, duke njohur kapitenin me hundë të kuqe, që kish ngrënë një të sharë për punën e asaj kapotës bojëqielli.

Aty disa minuta më parë, kur po i hiqte vërejtjen komandanti i regjimentit, do të thoshte se është e pamundur për njeriun të ngrijë në vend më shumë nga ç'ngriu Timohini. Po kur Kutuzovi e njohu dhe i foli me emër, kapiteni u guros edhe më shumë; dukej se, sikur gjeneralisimi ta kish vështruar edhe më gjatë, kapitenit do t'i kish rënë pika; e prandaj Kutuzovi duke ja kuptuar sigurisht hallin, e duke

i dashur vetëm të mirën, ktheu kryet mënjanë me të shpejtë. Në fytyrën e tij të vijosur nga një shënjë plage, vetëtiti një buzëqeshje e lehtë sa mezi çquhej.

— Ja dhe një shok armësh tjetër i Ismailies, — tha. — Një trim me fletë! Je i kënaqur prej tij? — e pyeti komandantin e regjimentit.

Dhe komandanti, duke u reflektuar si në pasqyrë, pa e kuptuar fare, në oficerin e usarëve, fërgëlloi, bëri një hap përpara e u përgjegj:

— Shumë i kënaqur, shkëlqesia juaj e lartë.

— Asnjë nga ne s'është pa të meta, — tha Kutuzovi me buzë në gaz e duke u çkëputur prej tij. — Është një nga besnikët e Bakut.

Komandanti i regjimentit u tmerua kur dëgjoi këto fjalë, sikur ish ai përgjegjës për këtë dobësi të vartësit të tij, dhe s'hapi gojë fare. Oficeri i usarëve vuri re në atë çast fytyrën e kapitenit me hundë të kuqe, me barkun të shtrënguar sa më s'bëhej, dhe e imitoi kaq bukur fizionominë dhe pozën e tij, sa që Nesvicki s'e mbajti dot të qeshurit. Kutuzovi ktheu kokën. Po dukej që oficeri mund t'i jepte fytyrës aty për aty shprehjen që dëshironte: ndërsa Kutuzovi po sillte kryet, në fytyrën e tij u shua si me magji çdo gjurmë ngërdheshjeje duke i lënë vëndin një shprehjeje serioziteti plot respekt.

Kompania e tretë ish e fundit. Kutuzovi ndaloi i menduar sikur përpiqej diç të sillte ndër mënd. Princ Andrea bëri një hap përpara dhe i foli frëngjisht me zë fare të ulët:

— Më kini dhënë urdhër që t'ju kujtoja për oficerin e degraduar, Dollohovin, në këtë regjiment.

— Ku është këtu Dollohovi? — pyeti Kutuzovi.

Dollohovi, që e kish ndërruar tani kapotën bojëqielli me një të murme prej ushtari, nuk priti ta thërrisnin. Dolli nga radhët e u paraqit „për nder arm": ish me të vërtet një ushtar i hijshëm, me trup të derdhur, flokë-verdhë, me sy të kaltër e të kulluar.

— Ndonjë ankim? — pyeti Kutuzovi, duke u ngrysur pakëz.

— Jo, është Dollohovi, — i tha princ Andrea.

— Ah! — ja bëri Kutuzoi, — shpresoj se ky mësim do të të ndreqi; bëju ushtar i mirë. Sovrani

është mëshirë-madh. Dhe unë s'të kam për të harruar, po e meritove.

Sytë e kaltër e të kulluar si qielli pranveror vështronin gjeneralisimin pa pikë turp, ashtu siç kishin vështruar komandantin e regjimentit, sikur me shprehjen e tyre ta grisnin atë perde konvencionale që vë një distancë aq të madhe midis gjeneralisimit dhe ushtarit.

— Unë kërkoj vetëm një gjë, shkëlqesia juaj e lartë, — tha me zërin e tij kumbonjës, të fortë e të çkoqur. — Kërkoj që të më jepet rasti ta shlyej fajin tim e të tregoj besnikërinë time ndaj Madhërisë së Tij Perandorit dhe Rusisë.

Kutuzovi u kthye nga ana tjetër. Në fytyrën e tij kaloi për një çast ajo buzëqeshja e gjallë e syve që kish pasur aty më parë kur mënjanoi kryet që ta shpëtonte nga halli kapiten Timohinin. U kthye dhe rrudhi vetullat, sikur të desh të tregonte se gjithë ato që i tha e që mund t'i thosh Dollohovi, ai i dinte prej kohe, prej shumë kohe, se gjithë këto gjëra i qenë mërzitur e s'i dëgjonte dot më. Ktheu krahët dhe u nis drejt karrocës.

Regjimenti u vu në rresht i ndarë në kompani dhe u drejtua për në kazermat që i qenë caktuar, afër Braunaut, ku shpresonte të pajisej me çizme e me rroba, e të çlodhej pas marshimeve të vështira.

— Nuk më mbani mëri, Prohor Ignateviç? — pyeti komandanti i regjimentit, duke e kaptuar kompaninë e tretë, që po drejtohej nga kazermat e duke i vajtur pranë kapiten Timohinit që po ecte në krye të saj. (Fytyra e komandantit vetëtinte nga gëzimi se regjimenti i tij kish dalë faqebardhë përpara gjeneralisimit.) — I shërbejmë perandorit... dhe siç e dini... s'ka se si... nganjëherë, për hir të detyrës, do t'i heqësh vërejtjen edhe më të mirit... Po ju më njihni e më dini se jam nga ata që vij vetë i pari e kërkoj ndjesë... Mbeti shumë i kënaqur! — dhe i zgjati dorën kapitenit.

— Ju lutem, gjeneral, me asnjë mënyrë, si mund të guxoj unë... — ja ktheu kapiteni, flakë i kuq në fytyrë, me buzë në gaz e duke treguar me këtë buzëqeshje vëndin bosh të dy dhëmbëve të thyer nga një e goditur qyte në sulmin mbi Ismailie.

— Dhe i thoni zotit Dollohov të mos ketë keq se nuk do ta harroj. Po pa më tregoni, ju lutem, kam dashur t'ju pyes qëkuri, si qëndron, si sillet, më thoni për të gjitha...

— Në shërbim është shumë i përpiktë, shkëlqesi... po karakteri i tij... — u përgjegj Timohini.

— E si, si është karakteri i tij? — e ndërpreu komandanti.

— Si të qëllojë, është me orë, shkëlqesi, — tha kapiteni, — nganjëherë është i mirë, i sjellë, i urtë, — herë të tjera bëhet si egërsirë: ja, në Poloni mënt ja mori shpirtin një çifti, siç e dini...

— Po, po, — tha komandanti i regjimentit — po prapë është për të ardhur keq për të shkretin djalë me atë fatkeqësi që i ka rënë mbi kokë. Duhet t'i japim dorën. Ka miq me pozitë të lartë, prandaj do të bënit mirë sikur...

— Si urdhëroni, shkëlqesi — e ndërpreu Timohini, duke rrëfyer me buzëqeshjen e tij se e kish kuptuar dëshirën e eprorit.

— Mirë, pra, kështu.

Komandanti i regjimentit kërkoi në rreshtat Dollohovin dhe e mbajti kalin.

— Që në ndeshjen e parë, spaletat, — i tha.

Dollohovi i hodhi një vështrim, nuk iu përgjegj fare dhe as që e ndyshoi shprehjen ironike të buzëve.

— Kështu dé, shumë mirë, — vazhdoi komandanti. — T'u ndahet djemve raki nga ana ime, — shtoi me zë të lartë që të mund ta dëgjonin ushtarët. — Ju falënderoj të gjithëve! Qoftë i lavdëruar Zoti! — Dhe si e kaloi atë kompani iu afrua një tjetre.

— Është burrë i mirë, vërtetë: ta kënda të shërbesh me 'të, — i tha Timohini oficerit epror që ecte pas tij.

— Me një fjalë, vetë „prifti kup"!... — (Komandantit ja kishin ngjitur „prifti kup") ja ktheu duke qeshur oficeri.

Gjëndja e gëzuar shpirtërore e eprorëve pas rivistës me sukses i kish rrëmbyer edhe ushtarët.

Kompania marshonte gjithë qejf e gaz. Nga të gjitha anët dëgjoheshin zëra ushtarësh.

— Le, po thoshin se Kutuzovi na qënkej qorr nga një sy.

— Posi jo? Qorr është vërtet.

— Jo-oo, or mik, jo-oo... ai sheh më mirë nga ti. S'la gjë pa vështruar; me çizme, me pece të këmbëve, të gjitha i pà...

— Kur m'i hodhi ata sy e më shikonte këmbët, bobo, thashë...

— Po ai tjetri, austriaku, që ishte me 'të, sikur qé prej allçie, i bardhë si miell. Kushedi si i pastrojnë uniformat andej!

— More, Fedeshjoi! ... Ti që ishe më pranë, dëgjove gjë mos tha se kur do të fillojmë përleshjet? Se thonë që vetë Bunaparti ndodhet në *Brunov!*

— *Bunaparti?!* Ik or dreq, mos çpif nga mëndja. E ku di gjë, ti gdhë! Tani prusiani ngre krye. Austriaku po ja zbut kokën. Kur ta ketë bërë vaj, ahere ja nis lufta me Bunapartin. E ti se ç'na thua! Po aq ta pret. Hapi veshët e dëgjo më mirë tjatër herë!

— He, ç'na lanë këtu! Intendenca i ka fajet! Kompania e pestë po hyn në fshat tani, ato do të zhdepën së ngrëni, kurse ne akoma s'do të kemi arritur në vënd.

— Nëm një çikë peksimat, or djall!

— A mos më dhe duhan ti, dje, kur të kërkova? Kështu është, ta dish; po na, gjene, merre, dhe Zoti të dhëntë!

— Të paktën të qëndronim një çikë për pushim, se ndryshe do të bëjmë edhe nja pesë versta me barkun bosh.

— Mirë do të ish sikur gjermanët të na jepnin karroca. Kënaqet ashtu njeriu: edhe rehat, edhe kapardiset!

— Këtu janë të këputur njerëzia, or djalë. Andej ishin gjithë polakë, nën kurorën ruse, po këtej s'të sheh syri veçse gjermanë.

— Përpara këngëtorët! — briti kapiteni.

Nga rreshtat e ndryshme duallën me vrap ndonja njëzet ushtarë, të cilët zunë vënd në radhët e para të kompanisë. Lodërtari, i pari i korit, u kthye me

fytyrë nga këngëtorët dhe tundi dorën duke ja mbushur një kënge të ngadalëshme ushtarake që fillonte: „Nuk po del dielli..." dhe mbaronte me fjalët: „Eh, ç'lavdi do të fitojmë me babë Kamenskin..." Kjo këngë ish ngritur në Turqi dhe tani këndohej në Austri me të vetmin ndryshim që në vënd të „babë Kamenskin" ishin vënë fjalët „babë Kutuzovin".

Duke i shqiptuar ushtarakisht këto fjalët e fundit e duke tundur krahët sikur po flakte tutje diçka, lodërtari, një ushtar thatim e i hijshëm, rrotull të dyzetave, vështroi rreptë ushtarët këngëtorë dhe kapsalliti sytë. Pastaj, si u bind se që të gjithë atij ja kishin ngulur sytë, u duk sikur po ngrinte gjithë kujdes me të dy duart një send të padukshëm e të çmuar përmbi krye të tij, e mbajti kështu një copë herë dhe befas e vërviti tutje me rrëmbim:

*Ah, ti, shtëpiza ime, shtëpiza!*

„Shtëpiza ime e re..." ja muar sakaq njëzet zëra njëheresh. Një ushtar tjetër dolli përpara, dhe pa dashur t'ja dijë fare nga pesha e rëndë e çantës së shpinës zuri të hidhej e të këcente së prapthi përpara shokëve duke tundur supet e duke iu kanosur herë njërit herë tjetrit me lugët që kish në dorë e që i përpiqte si çapare. Ushtarët, duke tundur krahët pas ritmit të këngës, po ecnin me çape të gjata e ritmike. Prapa kompanisë u dëgjua një zhurmë rrotash, një kërrkëllimë sustash dhe një trokëllimë kuajsh. Kutuzovi me Shpurën e tij po kthehej në qytet. Gjeneralisimi bëri shënjë që ushtarët të vazhdonin të ecnin lirisht dhe fytyra e tij si dhe gjithë fytyrat e njerëzve që e përcillnin shprehën kënaqësinë që ndjenin gjithë tek dëgjonin notat e asaj kënge, tek shihnin ushtarin që hidhej e përdridhej dhe ushtarët e kompanisë që marshonin me gjallëri e me gëzim. Në rreshtin e dytë nga krahu i djathtë gjatë të cilit kalonte karroca, binte në sy, pa dashur, ushtari sy-kaltër, Dollohovi, i cili ecte si ndonjë dre në ritmin e këngës dhe i vështronte drejt në fytyrë gjithë oficerët që i kalonin përpara, me një shprehje të atillë sikur u qante hallë që s'kishin fatin e lumtur të marshonin më këmbë bashkë me kompaninë e tij. Nëntogeri i usarë-

ve, që kish përqeshur komandantin e regjimentit, mbeti prapa karrocës dhe iu avit Dollohovit.

Nëntogeri i usarëve Zherkovi kish bërë pjesë për një farë kohe në Peterburg në atë grupin e atyre kokëkrisurve që kishin për kryetar Dollohovin. Matanë kufirit, Zherkovi e kish takuar Dollohovin me uniformën e ushtarit, po kish bërë sikur s'e kish njohur. Tani, pas bisedimit të Kutuzovit me Dollohovin, i foli i çelur e buzëqeshur si ndonjë mik i vjetër.

— Mik i dashur, — si ja shpie? — e pyeti, ndërsa buçiste kënga, duke rregulluar hapin e kalit pas hapit të kompanisë.

— Si ja shpie? — u përgjegj ftohtë Dollohovi. — Siç më sheh.

Vrulli i këngës i jepte një kuptim të veçantë tonit të qeshur e gazmor me të cilin fliste Zherkovi dhe tonit të ftohtë me paramendim të përgjigjeve të Dollohovit.

— Po me eprorët, si shkon? — e pyeti Zherkovi.

— Çka, janë njerëz të mirë. Po ti, qënke rrasur në shtab?

— Po, atje jam me shërbim.

Heshtën.

„E lëshuan petritin, me dorën e djathtë", ja thosh kënga, duke ngjallur pa dashur një ndjenjë guximi dhe entuziazmi. Sigurisht, biseda e tyre do të kish qënë tjetërsoj, po të mos kishin folur të shoqëruar nga tingujt burrërorë të këngës.

— A kanë ngrënë dru vërtet austriakët? — pyeti prapë Dollohovi.

— Djalli e di! ... Kështu thonë ...

— Gëzohem, — u përgjegj Dollohovi me ton të prerë e të qartë siç e kërkonte kënga.

— Shiko, eja nga ne nganjëherë mbrëmanet, të lozim — tha Zherkovi.

— Kaq shumë para kini a?

— Eja, eja.

— E pamundur. Kam dhënë fjalën. Gjersa të rifitoj gradat, as pi, as los.

— Pun'e madhe! Në më të parën betejë...

— Ahere shohim e bëjmë.

Përsëri heshtën.

— Po pate gjë nevojë, duku andej, se shtabi mund të të ndihmojë kurdoherë, — tha Zherkovi.

Dolohovi bëri buzën më gaz.

— Sa për atë, mos u çqetëso ti. Po m'u desh gjë, nuk rri ta lyp unë, po e marr me dorën time.

— Jo, unë thashë asntu kot...

— Dhe unë gjithashtu kot...

— Mbeç me shëndet.

— Shëndet paç...

*...Dhe larg, andej tutje*
*Në vëndin e lindjes...*

Zherkovi i nguli mamuzet kalit, i cili, i ndezur, përplasi këmbët dy-tri herë duke mos ditur me cilën të nisej, pastaj i dha karar dhe u lëshua me të katra, në ritmin e këngës, e kaloi kompaninë dhe arriti karrocën.

## III

Me t'u kthyer nga inspektimi i trupave, Kutuzovi shoqëruar nga gjenerali austriak, kaloi në kabinetin e tij të punës dhe, si thirri me zë të lartë adjutantin, urdhëroi t'i sillnin disa dokumenta në lidhje me gjëndjen e trupave që kishin arritur gjer atëherë si edhe disa letra që kishin ardhur prej arqidukës Ferdinandit, i cili komandonte ushtrinë e pararojës. Princ Andrea Bollkonski hyri në kabinetin e kryekomandantit me dokumentat që i kërkoheshin. Kutuzovi dhe gjenerali austriak, anëtar i Këshillit të Lartë të luftës po rrinin përpara një plani që kishin hapur mbi tryezë.

— Ah! ... — ja bëri Kutuzovi, duke i hedhur një sy Bollkonskit, sikur me atë „ah" e ftonte adjutantin e tij të priste, dhe vazhdoi frëngjisht bisedimin e filluar.

— Vetëm një gjë desha të them, gjeneral, — thosh Kutuzovi me një elegancë të këndëshme në shprehjen e në shqiptimin që të detyronte ta dëgjojë me vëmendje çdo fjalë që nxirrte nga goja, çkoqur e pa u nxitur. (Dukej se edhe ai vetë kënaqej

duke dëgjuar zërin e tij.) — Vetëm një gjë desha të them, gjeneral: Po të varej nga dëshira ime personale, vullneti i Madhërisë së Tij perandorit Franc do të ish përmbushur me kohë. Unë do të isha bashkuar qëkur me arqidukën. Dhe besomëni, ja ku ju betohem për nderin tim: për mua personalisht, t'i dorëzoja komandën supreme të ushtrisë ndonjerit prej gjeneralëve më të sprovuar e më të aftë nga unë, siç ka plot Austria, e të shpëtoja nga kjo përgjegjësi e rëndë, do të ish një ngushëllim e një lehtësim i madh. Po nganjëherë rrethanat janë më të forta nga ne, gjeneral, dhe do t'iu shtrohemi me doemos.

Dhe Kutuzovi bëri buzën më gaz sikur donte të thosh: „Kini plotësisht të drejtë të mos më besoni, dhe mua aq më bën në më zini apo s'më zini besë, po s'kini aspak të drejtë që të ma thoni. Dhe unë këtë dua".

Gjenerali austriak dukej i pakënaqur, po ish i detyruar që t'i përgjigjej Kutuzovit gjith me atë ton.

— Përkundrazi — ja priti ai me zë të hidhur e plot zemërim, që nuk shkonte aspak me kuptimin lajkatar të fjalëve që thosh, — përkundrazi, pjesëmarrja e shkëlqesisë suaj në veprën e përbashkët çmohet shumë nga ana e Madhërisë së Tij, po ne jemi të mendimit se ngurrimi i tanishëm ua heq trupave të lavdishme ruse dhe kryegjeneralit të tyre ato dafina që janë mësuar të korrin gjithmonë në betejat, — e mbylli fjalën me këtë frazë të përgatitur sigurisht që më parë.

Kutuzovi iu fal nderit duke përulur kokën, pa e ndryshuar buzëqeshjen e tij.

— Kurse unë jam i bindur, duke u mbështetur në letrën e fundit me të cilën më nderoi Lartësia e Tij arqiduka Ferdinandi, se trupat austriake, nën komandën e një gjenerali të zot e të sprovuar siç është gjenerali Mak, do të kenë korrur një fitore vendimtare e nuk do të kenë më nevojë për ndihmën tonë, — tha Kutuzovi.

Gjenerali ngrysi vetullat. Megjithëse s'kishin ardhur lajme të sigurta mbi disfatën e austriakëve, shumë rrethana vërtetonin fjalët që ishin hapur; për

këtë arësye fjala e Kutuzovit tingëllonte si një tallje. Po Kutuzovi buzëqeshte ëmbël, gjith me atë shprehjen e parë që dukej sikur thosh se ai kish plotësisht të drejtë të çfaqte një mendim të atillë. Dhe me të vërtetë, letra e fundit që kish marrë nga Maku i paralajmëronte një fitore dhe i bënte të ditur se ushtria kish zënë një pozitë të shkëlqyer strategjike.

— Pa ma jep këtu atë letër, — tha Kutuzovi, duke iu kthyer princ Andresë. — Ja, urdhëroni e shikoni.

Dhe Kutuzovi, me një nënqeshje ironike në çipat e gojës, i lexoi gjermanisht gjeneralit austriak këtë pjesë të një letre nga arqiduka Ferdinandi:

*„Wir haben vollkommen zusammengehaltene Kräfte, nahe an 70.000 Mann, um den Feind, wenn er den Lech passierte, angreifen und schlagen zu können. Wir können, da wir Meister von Ulm sind, den Vortheil, auch von beiden Ufern der Donau Meister zu bleiben, nicht verlieren; mithin auch jeden Augenblick, wen der Feind den Lech nicht passierte, die Donau übersetzen, uns auf siene Communikations — Linie werfen, dhe Donau unterhalb repassieren und dem Feinde, wen er sich gegen unsere treue Allirte mit ganzer Macht wenden wollte, seine Ansicht alsbald vereiteln. Wir werden auf soche Wiese den Zeitpunkt, wo die kaiserlich-Rusische Armée ausgerüstet sein wird, Muthig entgegenharren, und sodann leicht gemeinschaftlich die Möglichkeit finden, dem Feinde das Schicksal zuzubereiten, so er verdient"*[1].

— Kutuzovi psherëtiu së thelli, duke mbaruar këtë periudhë dhe nguli një vështrim të vëmendshëm e të ëmbël mbi anëtarin e Këshillit të Lartë të luftës.

— Po ju e dini, shkëlqesi, atë normën e urtë që na mëson të parashikojmë kurdoherë më të keqen

---

[1] Gjithë forcat tona, rreth 70.000 vetą, janë përqëndruar në mënyrë që të mund ta sulmojmë dhe ta thyejmë armikun, në rast se do të orvatej të kapërcente Lehun. Në rast të kundërt, duke pasur Ulmin në dorë, mund të qëndrojmë kështu zotër të të dy brigjeve të Danubit, të kalojmë lumin po të jetë nevoja, të sulmojmë vijat e tia të komunikacionit e t'ja presim, të kthehemi prapë duke kaptuar lumin pak më poshtë dhe më në fund të mos e lëmë t'i hedhë forcat e tia kundër aleatëve tanë besnikë. Në kët mënyrë do të mund të rezistojmë trimërisht dhe të presim çastin kur ushtria perandorake ruse ka për të qënë krejtësisht gati, dhe së bashku pastaj do t'i japim armikut grushtin e merituar.

që mund të ngjasë. — tha gjenerali austriak, me dëshirën e dukeshme që t'u jepte fund shpotive e të fillonin seriozisht nga puna.

Dhe, pa dashur, hodhi sytë nga adjutanti.

— Më falni, gjeneral, — e ndërpreu Kutuzovi, duke u kthyer edhe ai nga princ Andrea. — Shiko, i dashur, merr nga Kozllovski gjithë raportet e informatorëve tanë. Ja edhe dy letra nga kont Nostici, një letër nga Lartësia e Tij arqiduka Ferdinandi, ja edhe këto akoma, — tha duke i zgjatur disa dokumenta të tjera. — Nga gjithë këto përpilo me kujdes, në frëngjisht, një *memorandum*[1]) ashtu siç duhet të të gjitha lajmeve që kemi rreth veprimeve të ushtrisë austriake. Pastaj ja paraqit shkëlqesisë së tij.

Princ Andrea uli kokën, duke dashur të tregonte në këtë mënyrë se që në fjalët e para kish kuptuar jo vetëm ç'i ish thënë po edhe çka Kutuzovi kish dashur t'i thosh. Mblodhi dokumentat dhe, si i përshëndeti që të dy gjeneralët, duke ecur lehtë mbi qilimin e dhomës, kaloi në sallonin e pritjes.

Megjithëse s'kish kaluar shumë kohë që kur ish larguar nga Rusia, princ Andrea kish ndryshuar shumë. Në shprehjen e fytyrës, në lëvizjet, në të sjellët, në të ecurit e tij nuk vihej më re pothuaj ai spitullim, ajo lodhje e ajo plogësi e dikurshme; dukej si një njeri që s'ka kohë të mendojë se ç'përshtypje u bën të tjerëve sepse është zhytur krejt në një punë të këndëshme e interesante... Fytyra e tij tregonte se ai ish më i kënaqur nga vetja e nga njerëzit që kish rrotull; buzëqeshja dhe vështrimi i tij ishin më të çelur e më të dashur.

Kutuzovi, të cilin e kish arritur që në Poloni, e kish pritur me shumë dashuri duke i premtuar se nuk do ta harronte, dhe i kish dhënë vëndin e parë midis adjutantëve të tij të tjerë. E kish marrë me vete në Vjenë dhe i kish ngarkuar detyrat më me rëndësi. Që nga Vjena, Kutuzovi i kish shkruar shokut të tij të vjetër të luftës, princit plak Bollkonski:

„Biri juaj jep shpresë se do të bëhet një oficer i jashtëzakonshëm për trimërinë, vendosmërinë, ndërgjegjen dhe gatishmërinë në kryerjen e detyrave të

[1]) Promemorje.

tia. E quaj veten me fat që kam pranë meje një vartës të tille".

Në shtabin e Kutuzovit, në mes të shokëve dhe, përgjithësisht, në ushtri, princ Andrea kishte, si në shoqërinë e lartë të Peterburgut, një nam të dyfishtë. Një palë, dhe këta ishin më të pakëtit, e pranonin se princ Andrea ishte një njeri ndryshe nga ata e nga të gjithë, shpresonin gjëra të mëdha prej tij, e dëgjonin, e admironin dhe e kishin si shëmbëll: e me këta njerëz princ Andrea ishte i thjeshtë e i dashur. Të tjerët, dhe këta ishin më të shumët, nuk e donin, e quanin si një njeri kryelartë, të ftohtë e antipatik. Po me këta princ Andrea kish ditur të mbante një qëndrim të atillë e të sillej në mënyrë që ta nderonin e bile t'i kishin edhe frikën.

Si dolli nga kabineti i Kutuzovit dhe hyri në sallonin e pritjes, princ Andrea, me dosjen e dokumentave në dorë, iu afrua një kolegu, adjutantit të dezhurnit Kozllovski, i cili, me një libër në duar, ish ulur e po rrinte pranë dritares.

Ç'është, princ? — pyeti Kozllovski.

— Kam urdhër të përpiloj një promemorje e të parashtroj arësyet përse nuk po bëjmë përpara.

— E përse?

Princ Andrea ngriti supet.

— S'ka ndonjë lajm nga Maku? — pyeti Kozllovski.

— Jo.

— Po të qe thyer me të vërtet, tani do të kish arritur lajmi.

— Sigurisht — tha princ Andrea, dhe u drejtua nga dera.

Po tamam në këtë çast, përpara tij, duke përplasur derën, hyri me të shpejtë një gjeneral austriak shtatë-gjatë — dukej se vinte që nga jashtë — me kapotë, kokën të lidhur me një shami të zezë, e me urdhërin e Maria Terezës në qafë. Princ Andrea u ndal.

— Gjeneralisimi Kutuzov? — pyeti me nxitim gjenerali austriak me një theks të ashpër gjerman, duke vështruar nga të dy anët dhe, pa u ndalur, bëri nga dera e kabinetit.

— Gjeneralisimi është i zënë, — tha Kozllovski,

duke iu avitur me të shpejtë gjeneralit të panjohur e duke i prerë udhën: — Cilin urdhëroni të lajëmroj?

Gjenerali i panjohur e vështroi me përbuzje nga koka në këmbët Kozllovskin, që ish i shkurtër, sikur të çuditej se si ish e mundur të mos e njihnin.

— Gjeneralisimi është i zënë, — përsëriti shtruar Kozllovski, pa e prishur gjakun.

Gjenerali u ngrys e u err në fytyrë, buzët iu drodhën e iu tkurrën. Nxori një defter shënimesh, shkroi shpejt e shpejt disa fjalë me lapës, e çori fletën, e dorëzoi, u afrua me hapa të shpejtë të një dritare, u lëshua mbi një karrige dhe hodhi sytë rrotull mbi të pranishmit, sikur të pyeste përse e shikonin. Pastaj gjenerali ngriti kokën, zgjati qafën sikur të matej të thosh diçka, po menjëherë, duke filluar si çkujdesur të këndonte me vete, nxori një zë të mbytur që iu pre sakaqë. Dera e kabinetit u hap dhe Kutuzovi dolli te praku. Gjenerali me kokë të lidhur sikur të desh t'i shpëtonte një rreziku, duke u kërrusur, me çapë të shpejta e të mëdha, iu afrua Kutuzovit.

— *Vous voyez le malheureux Mck*[1], — tha me zë të prerë.

Fytyra e Kutuzovit, më këmbët te praku i kabinetit, mbeti një hop fare e palëvizur; pastaj, si një rrudhë mbi faqen e ujit, një rrëqethje i kaloi mbi fytyrë, cipa e ballit iu ndeh; uli kokën me respekt, mbylli sytë, la të kalonte përpara tij në heshtje Makun dhe mbylli derën.

Fjala që ish hapur për disfatën e austriakëve dhe për kapitullimin e tërë ushtrisë së tyre në Ulm, qënkej e vërtetë. Gjysmë ore më pas disa adjutantë vraponin me të katra në drejtime të ndryshme për të shpënë urdhëra: e këto urdhëra tregonin se për së shpejti edhe trupat ruse, që kishin mbetur gjer atëherë të paprekura, do të ndesheshin me armikun.

Princ Andrea ishte një nga ata oficerët e rrallë të shtabit që i kushtonte tërë vëmendjen e tij zhvillimit të përgjithshëm të operacioneve të luftës. Kur pa

---

[1]) Kini përpara jush Makun fatzi.

Makun dhe dëgjoi hollësirat e disfatës, e kuptoi se gjysma e parë e kësaj fushate ishte e humbur, i kuptoi tërë vështirësitë e pozicionit në të cilin ndodheshin trupat ruse, përfytyroi gjallërisht ç'i priste si edhe rolin që duhej të loste ai. Ndjente pa dashur një farë gëzimi për këtë disfatë të turpshme që kish ngrënë Austria mburravece dhe mallëngjehej tek mendonte se, mbase brënda një jave, do të shihte ndeshjen e parë pas Suvorovit të rusëve me francezët e se në këtë ndeshje do të merrte pjesë edhe ai vetë. Po i trëmbej gjenisë së Bonapartit që mund të dilte më i fortë e t'ja shkonte edhe trimërisë së trupave ruse, e po n'atë kohë nuk e merrte dot me mënd që heroi i tij të pësonte disfatë.

I tronditur e i mallëngjyer nga këto mendime, princ Andrea u drejtua për në dhomën e tij që t'i shkruante t'et siç bënte çdo ditë. Në koridor takoi Nesvickin dhe atë karagjozin, Zherkovin; këta të dy, si gjithënjë, po qeshnin edhe tani.

— Pse je mvrejtur kështu? — e pyeti Nesvicki, duke vënë re fytyrën e zbetë dhe sytë e shkëndritur të princ Andresë.

— S'ka asnjë arsye për të qeshur, — u përgjegj Bollkonski.

Në atë çast, ndërsa princ Andrea po takohej me Nesvickin e me Zherkovin, në anën tjetër të koridorit u dukën, duke ardhur në drejtim të tyre, Strauhi, një gjeneral austriak pranë shtabit të Kutuzovit që të kujdesej për pajimin e ushtrisë ruse me veshmbathje, dhe anëtari i Këshillit të Lartë të luftës që kish ardhur një ditë më parë. Koridori ish mjaft i gjerë sa që gjeneralët mund të kalonin lirisht, pa i bezdisur aspak të tre oficerët; po Zherkovi, duke shtyrë Nesvickin me një dorë, thirri me një zë sikur po i merrej fryma:

— Po vinë!... Po vinë!... Hapni udhë! Hapni udhë, ju lutem!

Të dy gjeneralët dukeshin sikur donin t'iu shtëmëngeshin nderimeve të mërzitëshme. Në fytyrën e shakaxhiut Zherkov vetëtiu befas një buzëqeshje gaku nga një gëzim aq i madh, sa që ai s'ish i zoti gjoja ta përmbante.

— Shkëlqesi, — tha gjermanisht, duke dalë përpara e duke iu drejtuar gjeneralit austriak. — Kam nderin t'ju paraqit përgëzimet e mia!

Uli kokën pa lezet dhe zuri të hidhej mbi dysheme herë mbi një këmbë, herë mbi tjetrën, ashtu siç bëjnë fëmijët kur mësojnë të këcejnë.

Gjenerali, anëtar i Këshillit të Lartë të luftës, e vështroi rreptë, po duke parë seriozitetin e asaj buzëqeshje prej loloje, s'mundi të mos i kushtonte vëmëndjen për një çast. Puliti sytë duke treguar kështu se po e dëgjonte.

— Kam nderin t'ju paraqit përgëzimet e mia. Gjeneral Maku u kthye shëndosh' e mirë, veç është goditur pakëz këtu, — shtoi me një buzëqeshje plot gëzim, duke treguar me dorë kokën e tij.

Gjenerali vrëjti vetullat, i ktheu shpinën dhe iku.

— *Gott, wie naiv*[1]), shfryu me iant, si u largua disa çape. Nesvicki, duke ja plasur gazit, pushtoi Andrenë, po ky duke u zbehur edhe më shumë në fytyrë që i dridhej nga zemërimi, e shtyu tutje dhe iu kthye Zherkovit. Ajo cingridhje nervoze që i qe shkakëtuar kur kish parë Makun, kur kish dëgjuar lajmin e disfatës lidhur me rrezikun që i kërcënohej ushtrisë ruse, u acarua edhe më keq nga shakaja pa kripë e pa vënd e Zherkovit dhe gjeti rast të shfrynte.

— Në qoftë se ju, i nderuar zot, — tha me një zë të mprehtë, dhe nofulla e poshtme i dridhej pakëz — doni të jini palaco, unë s'mund t'ju ndaloj; po ja ku ju them se po guxuat edhe një herë të bëni karagjozllëke përpara syve të mi, ju mësoj unë se si të silli.

Nesvicki me Zherkovin mbetën të mahnitur nga këto fjalë, hapën sytë dhe vështruan Bollkonskin në heshtje.

— Pse, ç'bëra? Vetëm e përgëzova, — tha Zherkovi.

— Nuk ju shkojnë shakatë tek unë, po mbylleni gojën! — briti Bollkonski, dhe duke marrë për krahu Nesvickin u largua nga Zherkovi, i cili s'dinte si të thosh e si të përgjigjej.

---

[1]) O Zot, sa i leshtë qënka!

— Ç'ke kështu, miku im? — e pyeti Nesvicki duke dashur ta qetësonte.

— Si? — filloi princ Andrea, dhe iu pre zëri në grykë nga tronditja e madhe nervoze. — Po si s'e kupton pra, që ne, ose jemi oficerë që i shërbejmë carit e atdheut tonë dhe gëzohemi me sukseset e përbashkëta e hidhërohemi me disfatën e përbashkët, ose jemi lakenj që s'na ha malli për punët e zotrinjve tanë. *Quarante mille hommes massacrés et l'armée de nos alliés détruite, et vous trouvez là le mot pour rire*, — tha sikur më këtë frazë frëngjisht desh ta nënvizonte mendimin e tij. — *C'est bien pour un garçon de rien comme cet individu dont vous avez fait un ami, mais pas pour vous, pas pour vous*[1]. Vetëm një rrugaçi mund t'i lejohet të sillet ashtu, — tha princ Andrea rusisht, duke e shqiptuar këtë fjalë me theksin francez, me qëllim që ta dëgjonte Zherkovi.

Qëndroi e priti se mos përgjigjet gjë togeri. Po ky ktheu krahët e dolli nga koridori.

## IV

Regjimenti i usarëve të Pavllogradit ishte vendosur dy milje larg nga Braunau. Skuadroni, në të cilin Nikolla Rostovi kish hyrë si junker, kish zënë vënd në fshatin gjerman Salcenek. Komandantit të skuadronit, kapiten Denisovit, të cilin gjithë divizioni i kavalerisë e njihte me emrin Vaskë Denisovi i kishin dhënë shtëpinë më të mirë të fshatit. Që ditën që junker Rostovi e kish arritur regjimentin në Poloni banonte bashkë me komandantin e skuadronit.

Më 11 tetor, pikërisht asaj dite kur kuartieri i përgjithshëm ishte rëmujë nga lajmi i disfatës së Makut, në selinë e komandës së skuadronit jeta ridhte e qetë si më parë. Denisovi që kish gdhirë tërë natën duke lojtur me letra, s'ish kthyer akoma në shtëpi në çastin kur Rostovi, me uniformën e jun-

[1]) Dyzet mijë veta të vrarë, ushtria e aleatëve tanë e shkatërruar, — dhe juve ju qeshet e kërkoni të bëni shaka. Mund të lejohet, fundja, për një karafil nga mëndja si ky këtu, që ju e kini bërë shok, po jo për juve, jo për juve.

kerit, po vinte kaluar, që me natë, si kishte rregulluar bar për kafshët. Iu afrua shkallëve të jashtme dhe me një lëvizje të shkathët djaloshare ngriti këmbën, qëndroi ashtu një çast mbi yzengji, sikur t'i vinte keq t'ja zbriste kalit, pastaj u hodh poshtë dhe thirri ordinancën.

— Ej, Bondarenko, mik i dashur! — i tha një usari që u turr me vrap te kali. — Shëtite pakëz, o mik, — vazhdoi, i qeshur e gojë-ëmbël siç e kanë të rinjtë me natyrë fisnike, kur e ndjejnë veten të gëzuar e të lumtur.

— Si urdhëroni, zotni, — u përgjegj hohollí, duke tundur kokën me gëzim.

— Po shiko, shëtite mirë, hë?

Edhe një usar tjetër u turr te kali, po Bondarenkua e kish kapur tani për freri. Dukej se junkeri jepte bakshishe të mira, ndaj e vlente barra qiranë t'i shërbeje. Rostovi e përkëdheli kalin në qafët, pastaj në fithet, dhe u ndal në bazamakët e parë të shkallës së jashtme.

„Mrekulli! Do të bëhet kalë i mirë!" tha me vete dhe, buzagaz e duke mbajtur shpatën, ngjiti shkallët me vrap, ndërsa i tringëllinin mamuzet. I zoti i shtëpisë, një gjerman, me një bluzë fanellate e me shapkë në kokë, duke mbajtur në duart cfurkun me të cilin po ngrinte plehun, nxori kokën nga shtalla. Kur pa Rostovin, fytyra i shkëlqeu përnjëheresh; qeshi tërë shend e i shkeli synë: — Schön gut Morgen. *Schön gut Morgen!*[1] — përsëriti, i kënaqur që po takohej me djaloshin.

— *Schön fleissig*[2] — ja ktheu Rostovi me atë buzëqeshje gazmore e të përzemërt që i vetëtinte gjithmonë në fytyrë. *Hoch Oestreicher! Hoch Russen! Kaiser Alexander hoch!*[3] — i tha gjermanit, duke përsëritur fjalët që i zoti i shtëpisë i kish prore në gojë.

Gjermani qeshi, dolli përjashta derës së shtallës, ngriti shapkën dhe, duke e tundur përmbi kokë, thirri:

---

[1]) Mirëmëngjes! Mirëmëngjes!
[2]) Që tani në punë!
[3]) Rrofshin austriakët; Rrofshin rusët! Rroftë perandori Aleksandër!

— *Und die ganze Welt hoch!*[1]).

Edhe Rostovi ashtu si gjermani, tundi kapën përmbi kokë dhe thirri duke qeshur: *„Und Vivat die ganze Welt!"* Megjithse s'kish asnjë arësye të veçantë për t'u gëzuar as për gjermanin që po pastronte shtallën, e as për Rostovin që kish shkuar me kompaninë të kërkonte bar, këta dy njerëz u takuan me një entuziazëm të lumtur e një dashuri vllazërore, tundën kokën për të çfaqur simpatinë për njeri tjetrin dhe u ndanë duke buzëqeshur: gjermani hyri prapë në shtallë dhe Rostovi u fut brënda në izbën ku banonte bashkë me Denisovin.

— Ku është yt zot? — pyeti Llavrushkën, shërbëtorin e Denisovit, një dhelpër plakë që e njihte tërë regjimenti.

— Që dje mbrëma s'është dukur në shtëpi. Sigurisht, do të ketë humbur në lojë, — u përgjegj Llavrushka, — e di unë atë; po të fitojë, kthehet sakaqë në shtëpi që të lëvdohet, dhe po s'e pate këtu gjer në mëngjes, dije që ka humbur dhe do të kthehet tërë inat. Dëshironi t'ju sjell kafenë?

— Sille, sille.

Pas nja dhjetë minutash Llavrushka solli kafenë.
— Po vjen! — tha. — Mjerë ne! Prit e dëgjo tani!

Rostovi hodhi sytë nga dritarja dhe pà Denisovin që po vinte në shtëpi. Denisovi ishte një burrë i shkurtër me fytyrë të kuqërreme, sytë të zes, të shkëlqyer, mustaqet dhe leshrat të zeza e të shpupurishura. Pallton e kish çkopsitur, pantollonat e tia ishin të gjera si thes e gjithë rrudha; kapën e tij të zhubrosur prej usari e kish vënë në majë të kokës. I nxirë në fytyrë si ajo reja me shi, kokë-ulur, u afrua te shkallët.

— Llavrushka, — gërthiti me zë të fortë e tërë inat duke e shqiptuar me grykë tingullin „r". — Tundu, or derr, hiqmi këto çizme?

— I heq unë, i heq unë, si urdhroni, — u përgjegj zëri i Llavrushkës.

— Ah, qënke ngritur, ti, — tha Denisovi duke hyrë në dhomë.

[1]) Rroftë gjithë bota!

— Oh, qëkur, — u përgjegj Rostovi, — tani sapo u ktheva nga bari, u takova me *Fräulein*[1]) Matildën.

— Ashtu, hë? Kurse unë, që thua ti, kam humbur dje, dreqi e di se sa, — briti Denisovi — Çvar dreq loje, squfër fare! Sapo ike ti, mora të tatëpjetën, s'më vinte hiç, një zar i poshtër që lere mos e pyet. Ej! Sillmë çajin!

Denisovi, duke rrudhur fytyrën sikur buzëqeshte, e duke treguar dhëmbët e shkurtër e të fortë, filloi të trazonte e të shpupuriste flokët e ashpër, të zes e të dëndur, me ata gishtrinj të shkurtër e të trashë të duarve.

— Më shtyu djalli e vajta tek ai Mi — (kështu ja kishin ngjitur një oficeri), tha duke fërkuar me të dy duart ballin dhe fytyrën. — Ae beson, si s'më dha një kartë, i mallkuari, si s'më dha një kartë të saktë!

Denisovi mori çibukun e ndezur që ja zgjati ordinanca, e shtrëngoi në grusht, ja rrëzoi zjarrin, e përpoqi në dysheme dhe vazhdoi të bërtiste:

— Si nuk zura një dorë, xhanëm?! Asnjë dorë!

E zbrazi duhanin e ndezur, e theu çibukun dhe e flaku tutje. Pastaj heshti dhe befas e vështroi Rostovin me gëzim me ata sy të zes e të shkëlqyer.

— Të paktën, të kishim femra! Po këtu s'ke ç'bën tjetër veçse të pish. Dobare të hidheshim në luftë sa më parë! Hej! Kush është aty? — thirri duke u kthyer nga dera, se dëgjoi çape të rënda që po ndaleshin me një tringëllimë mamuzesh, e me një të kollitur plot respekt.

— Marshalli i kazermimit, — tha Llavrushka.

Denisovi u vrënjt edhe më shumë.

— Pun' e fëlliqur, dreqi e mori, — tha, duke hedhur kuletën me disa monedha ari. — Rostov, mik i dashur, numëroji sa kanë mbetur, dhe fute pastaj kuletën nën jastëk, — dhe dolli të takohej me marshallin e kazermimit.

Rostovi mori monedhat dhe, duke i ndarë e renditur mekanikisht në fishekë monedhat e arta dyrubëlshe e ato dhjetë-rubëlshe, zuri t'i numëronte.

---

[1]) Zonjushe

— Ah, Teljanini! Tungjatjeta! Ma kripën kokën mirë dje, — dëgjohej zëri i Denisovit që nga e ndara tjetër.

— Ku, kështu? Te Bikovi, te Miu?... E dija, — tha një zë tjetër, i hollë, dhe menjëherë pas kësaj hyri në dhomë toger Teljanini, një oficer shtatvogël i po atij skuadroni.

Rostovi hodhi kuletën nën jastëk dhe shtrëngoi dorën e dërsirë e të vogël që i zgjatej. Teljanini, ca kohë më parë se të fillonte lufta, ish transferuar nga Garda, për një arësye që asnjeri s'e dinte. Sillej shumë mirë në regjiment, po nuk e donte njeri, e sidomos Rostovi ndjente një neveri të paarësyeshme për këtë oficer, një neveri që as e mposhtte, as e fshihte dot.

— E, kalorësi im i ri, si ju duket Graçiku im, a jini i kënaqur? — pyeti. (Graçiku ish një kalë shale që ai ja kish shit Rostovit).

Togeri nuk e vështronte kurrë në sy tjetrin kur i fliste; dhe sytë e tij endeshin vazhdimisht nga një send në tjetrin.

— Ja kishte hipur sot...

— Çka, i mirë është, — u përgjegj Rostovi, megjithse ky kalë që e kish blerë shtatëqind rubla, nuk vlente as sa për gjysmën e atij çmimi. — Ka zënë e çalon nga këmba e parë, e majta... — shtoi.

— Do t'i ketë plasur thundra! S'është gjë. I zihet. Ju mësoj unë si ta shëroni.

— Po, vërtet, pa më tregoni, ju lutem, — tha Rostovi.

— Fare kollaj, s'ka ndonjë marifet të madh, do t'ju mësoj. Po sa për kalin, ja ku ju them që do të më falënderoni.

— Ahere, po jap urdhër ta sjellin kalin, — tha Rostovi, që dëshironte të shpëtonte sa ma parë nga Teljanini; dhe dolli të jepte urdhër që të sillnin kalin.

Në hajat, Denisovi, me çibukun nër dhëmbë, ish ulur te praku, përpara marshallit të kazermimit, që po i jepte raport... Kur pà Rostovin Denisovi, u ngrys në fytyrë, e duke treguar me gishtin e madh që sipër supit dhomën ku Teljanini kish mbetur vetëm, thartoi buzët dhe bëri një gjest neverie.

— Oh, e kam zët atë njeri, — tha, pa u druajtur fare nga marshalli i kazermimit.

Rostovi ngriti supet sikur desh të thoshte: „Edhe unë zët e kam, po ç'të bëj"? dhe, si dha urdhër, hyri prapë brënda.

Teljanini vazhdonte të rrinte ulur po në atë qëndrim të lëshuar siç e kish lënë Rostovi kur dolli, dhe po fërkonte duart e tia të vogla e të bardha.

„Ka dhe fytyra të shëmtuara në këtë botë", mendoi Nikolla duke hyrë në dhomë.

— Dhatë urdhër që ta sjellin kalin, hë? — ja bëri Teljanini, dhe u ngrit e vështroi rrotull si pa të keq.

— Po, po.

— Oh, ahere, shkojmë vetë e shohim. Kalova këtej vetëm që të pyesja Denisovin mbi urdhërin e djeshëm. E muart, Denisov?

— Jo akoma. Ku do të shkoni?

— Ja, dua t'i mësoj këtij djaloshit si ta mbathë, kalin, — tha Teljanini.

Duallën te shkallët, pastaj zbritën në haur. Togeri i tregoi se si duhej t'ja lidhin thundrën kalit, dhe shkoi në punë të tij.

Kur u kthye Rostovi në dhomë, mbi tryezë kish një shishe me raki dhe një suzhuk. Denisovi ish ulur në tryezë e po shkruante; pena gërhiste mbi kartë. Shikoi vrërët Rostovin drejt në sy.

— Asaj po i shkruaj, — tha.

U mbështet në tryezë me penën në dorë dhe, i lumtur, siç dukej, që po i jepej rasti të tregonte menjëherë me gojë gjithë ato që kish ndër mënd të shkruante, ja çfaqi Rostovit gjithë mendimet që do të hidhte në letër.

— Shiko, miku im, — tha. — Deri sa s'kemi dashuruar, ne jemi në gjumë, jemi baltë, të gatuar nga baltë . . .

Po, me të dashuruar, bëhesh Perëndi, je i kulluar e i pastër si ditën e parë të krijimit të botës . . . Kush dreq është tjetër? Prapa diellit të vejë! S'kam kohë! — i bërtiti Llavrushkës, i cili iu afrua pa u drojtur aspak.

— E kush tjetër do të jetë! Ju vetë e urdhëruat e i thatë. Marshalli i kazermimit ka ardhur, për të hollat.

„Pun' e fëlliqur," tha me vete. — Sa monedha kanë mbetur aty në kuletë? — pyeti Rostovin.

— Shtatë dhjetë-rubëlshe dhe tri dy-rubëlshe.

— Ah, dreqi e mori! E, ç'bën aty o dordolec? Shko, jepi udhët marshallit! Ç'pret akoma? — i gërthiti Denisovi Llavrushkës.

— Të lutem, Denisov, kam unë të holla, merr nga unë, — tha Nikolla duke u skuqur.

— Nuk më pëlqen të marr para hua nga shokët, nuk më pëlqen, — bëlbëzoi Denisovi.

— Në qoftë se s'pranon parà nga unë si shokë të vërtetë që jemi, atëhere më ofendon. Kam mjaft, të thonë — përsëriti Rostovi.

— Jo, dè, jo, — Dhe Denisovi iu afrua shtratit për të marrë kuletën aty nën jastëk.

— Ti, ku e vure, Rostov?

— Nën jastëkun e poshtëm.

— Po nuk është.

Denisovi i hodhi të dy jastëkët përdhe. Kuleta nuk ishte. — Çudi e madhe!

— Prit, mos e rrëzove, gjë, kushedi, — tha Rostovi, duke ngritur jastëkët një nga një e duke i shkundur.

Ngriti edhe kuvertën dhe e shkundi. Kuleta nuk u gjet.

— A thua të kem harruar ku e vura? Jo, më kujtohet bile që mendova se ti e vë nën kokë, si ndonjë thesar, — tha Rostovi. — Këtu e vura kuletën unë. Ku është? Ç'u bë? — pyeti duke iu kthyer Llavrushkës.

— Unë s'hyra brënda. Atje ku e vutë, atje duhet të jetë.

— Po nuk është! . . .

— Ju gjithënjë kështu e bëni: e plasni gjëkundi ndonjë send dhe pastaj harroni. Shikoni një herë nëpër xhepet!

— Jo, jo, e mbaj mënd mirë unë, ju thashë që mendova se është një thesar, andaj jam i sigurt që e vura këtu, — tha Rostovi.

Llavrushka e përmbysi tërë shtratin, vështroi nën shtrat, nën tryezë, kërkoi më çdo çip dhe qëndroi në mes të dhomës. Denisovi vërente në heshtje lëvizjet e tia dhe, kur Llavrushka hapi krahët i çuditur duke thënë se kuleta s'ish asgjëkundi, iu kthye Rostovit.

— Rostov, leri shakatë...

Rostovi ndjeu të mbërthyer mbi veten e tij vështrimin e Denisovit, ngriti sytë dhe, po n'atê çast, i uli. Tërë gjaku i vërshoi në fytyrë dhe u bë prush i kuq. S'merrte dot frymë.

— Në dhomë s'kish njeri tjetër përveç jush dhe togerit. Këtu do të jetë gjëkundi, sigurisht, — tha Llavrushka.

— Lëviz nga vëndi, or tutkun i djallit, ç'më rri si hu gardhi... kërkoje, gjeje, — klithi befas Denisovi, i mavijosur në fytyrë e duke i çkrehur shërbëtorit me një gjest kërcënonjës. — Ja më gjej kuletën, ja të shtrova në kamxhik. Në kamxhik ty e të gjithë!

Rostovi vështroi Denisovin nga koka gjer në këmbët, kopsiti xhaketën, ngjeshi shpatën dhe vuri kapën në kokë.

— Ja të gjesh kuletën, po të them, ja s'ka, — bërtiste Denisovi, duke i tundur nga supet ordinancën e duke e mbërthyer pas murit.

— Denisov, lëre, mos e nga; unë e di kush e ka marrë, — tha Rostovi, dhe iu afrua derës pa i ngritur sytë.

Denisovi qëndroi, u mundua dhe, duke e kuptuar se për kë e kish fjalën Rostovi, e kapi për krahu.

— Ajo është marrëzi! — klithi, në mënyrë që damarët, mu si korda, iu frynë në qafë dhe në ballë. — Mos je çmëndur? Unë s'të lejoj. Kuleta është këtu! Do ta shtroj në kamxhik këtë rezilin, dhe do ta gjejë si Çelua.

— E di kush e ka marrë, — përsëriti Rostovi me zë të dredhur dhe u nis të shkonte.

— Shiko mos bëj gjë, të thonë! — briti Denisovi dhe u turr ta mbante.

Po Rostovi çliroi krahun dhe e pà Denisovin drejt në sy me një inat të tërbuar sikur ky të ishte armiku i tij më i madh,

— Ti a e kupton se ç'po thua? — foli me zë të dredhur: — përveç meje, në dhomë s'kish njeri tjetër. Prandaj, po të mos jetë ai që mendoj unë, ahere...

Iku me vrap, pa e mbaruar fjalën.

— Ah, në djall të veç ti dhe të gjithë, — qenë fjalët e fundit që dëgjoi.

Rostovi shkoi fill e në shtëpi të Teljaninit.

— Zotnia s'është këtu, ka shkuar në komandë, — i tha ordinanca. — Mos ka ngjarë gjë? — pyeti i çuditur kur pa se junkeri ish prishur nga fytyra.

— S'ka ngjarë gjë, jo.

— Tani sapo dolli.

Komanda ishte tri milje larg nga Salceneku. Rostovi, pa u kthyer në shtëpi, mori një kalë dhe shkoi në komandë. Në fshatin ku rrinte shtabi ish një pijetore ku mblidheshin oficerët. Vajti në pijetore; pranë shkallëve të hyrjes pa kalin e Teljaninit.

Në të ndarën e dytë të pijetores, togeri ish ulur e po rrinte përpara një pjate me suxhukë e një shishe me verë.

— Ah! paski ardhur edhe ju, djalosh? — tha me buzë në gaz e duke i ngritur shumë vetullat.

— Po, — tha Rostovi me mundim të madh sikur t'i që dashur një përpjekje e madhe për të thënë atë fjalë, dhe u ul në tryezën pranë.

S'fliste as njëri as tjetri: në dhomë ishin ulur edhe dy gjermanë e një oficer rus. Të gjithë heshtnin; dëgjoheshin vetëm tringëllimat e thikave në pjatat dhe nofullat që përtypeshin. Kur mbaroi së ngrëni, Teljanini nxori nga xhepi një kuletë dyshe, i hapi zinxhirin me ata gishtrinjtë e tij të vegjël e të bardhë në një pozë si prej femre, nxori nji monedhë ari dhe, duke ngritur vetullat, ja dha kamarjerit.

— Shpejt, të lutem, se s'kam ngè, — tha.

Monedha ishte e re. Rostovi u ngrit dhe iu afrue Teljaninit.

— Më lejoni të shoh pak kuletën, — tha me zë të dobët sa mezi ndihej.

Teljanini ja dha, duke ngritur vetullat, ndërsa sytë s'i qëndronin më një vënd.

— Po, është kuletë e bukur... Po, po... — tha, dhe befas u zverdh, — Shikojeni, djalosh, — shtoi.

Rostovi mori kuletën në dorë, e vështroi, vështroi paratë që kish brënda, pastaj shikoi Teljaninin. Togeri hidhte sytë andej-këtej, si e kish zakon, dhe dukej sikur papandehur ish bërë më qejf e shumë i gëzuar.

— Kur të vemi në Vjenë, të gjitha do t'i shkrij atje, po tani, në këto vënde të qelbura, s'ka as e ku t'i prishësh, — tha. — Haj, djalosh nema se do shkoj.

Rostovi s'hapte gojë.

Po ju? Edhe ju do të hani? S'hahet keq, këtu, vazhdoi Teljanin. — Nema, pra.

Zgjati dorën për të marrë kuletën. Rostovi ja lëshoi. Teljanini e mori dhe zuri ta fuste në xhepin e pantallonave, duke ngritur vetullat sikur s'kish as pikën e merakut e duke çelur buzët për gjysmë sikur donte të thosh: „Po, po, kjo e ka vëndin këtu, ta pret mëndja, se është kuleta ime, dhe në këtë mes s'ka të drejtë të përzihet njeri".

E, djalosh? — tha me psherëtitur, dhe që poshtë vetullave të ngritura, vështroi Rostovin në sy.

Me shpejtësinë e një shkendie elektrike, në vetëtimë rendi nga sytë e Teljaninit në sytë e Rostovit, një herë, dy, tri, të gjitha në një çast.

— Ejani këtu, — ja bëri Rostovi duke e kapur Teljaninin nga një krah, dhe gati e hoqi zvarë gjer në dritare. — Këto janë paratë e Denisovit, ju i muart.... — i pëshpëriti në vesh.

Çfarë?... Çfarë?... Si guxoni? Çfarë?... — tha Teljanini.

Po këto fjalë tingëlluan si një britmë e përvajshme, e dëshpëruar, e sikur lutej që ta falnin. Sapo e dëgjoi Rostovi tingullin e atij zëri, iu hoq çdo dyshim dhe e ndjeu veten si të lehtësuar nga një barrë e rëndë. Iu gëzua shpirti, po gjith në atë çast i erdhi keq për atë fatzi që kish përpara; mirëpo, tani që e nisi, duhej ta çonte punën gjer në fund.

— O Zot, kush e di ç'thonë njerëzia këtu, — murmuriti Teljanini dhe mori kapën e u drejtua në një dhomë të vogël bosh, — të shpjegohemi.

— E di dhe do ta vërtetoj, — tha Rostovi.

— Unë...

Fytyra e tmeruar, e zbetë, e Teljaninit zuri të dridhej; sytë i vërtiste gjithënjë rreth e rrotull, po

vetëm poshtë, pa i ngritur lart, pa e vështruar në sy Rostovin; pastaj u dëgjuan dënesa.

— Kont!... Mos e merrni më qafë një të ri... ja ku i kini këto para të shkreta, merrini... — dhe i lëshoi mbi tryezë. — Kam një baba plak, një nënë!...

Rostovi mori kuletën duke iu shtëmëngur vështrimit të Teljaninit dhe, pa thënë asnjë fjalë, zuri të dilte. Po të praku qëndroi dhe u kthye prapa.

— O Zot, — vajtoi me lot në sy. — Si mundët ta bënit një gjë të tillë?

— Kont, — tha Teljanini duke iu afruar.

— Mos më prekni, — ja ktheu Rostovi duke u hequr tutje. — Dhe po qe se kini nevojë, merrini këto parà.

I hodhi kuletën dhe iku me të shpejtë nga pijetorja.

## V

Në mbrëmje të asaj dite, në banesën e Denisovit zhvillohej një bisedim i nxehtë midis oficerëve të skuadronit.

— Dhe unë ju them, Rostov se duhet t'i kërkoni ndjesë kolonelit, — thosh duke iu drejtuar Rostovit, i ndezur e lulukuq në fytyrë, një kapiten i gjatë, me flokë të thinjur, me ca mustaqe të mëdha e me tipare të theksuara e gjithë rrudha.

Kapiteni Kirsteni ish degraduar dy herë për çështje nderi, dhe të dy herët e kish fituar sërish gradën.

— Unë nuk i lejoj asnjeriu të thotë se gënjej! — briti Rostovi. — Ai më tha se gënjeja, dhe unë iu përgjigja se gënjente ai. E thashë dhe nuk e çthem. Mund të më japë shërbim çdo ditë, mund të më mbajë në arrest, po askush s'më detyron dot t'i kërkoj ndjesë sepse, në qoftë që, si komandant i regjimentit e quan të pahijshme për 'të që më japë satisfaksion, atëherë...

— Po ju prisni, njëherë, miku im i dashur, dëgjomëni, — e ndërpreu kapiteni me zërin e tij prej basi, duke përdredhur me ngadalë mustaqet e gjata. — Ju, në sy të oficerëve të tjerë, i thoni kolonelit se një oficer ka vjedhur...

— Nuk është faji im, në se biseda u bë përpara syve të oficerëve të tjerë. Mbase nuk duhej folur në sy të tyre, po unë s'jam ndonjë diplomat. Pikërisht për këtë u bëra usar: besoja së këtu nuk do të ish nevoja për marifete të atilla; dhe ai më thotë se unë gënjekam... Ahere le të më japë satisfaksion...

— More mirë, mirë, asnjeri nuk thotë se jini burracak, po nuk është aty puna. Ja, pyetni Denisovin: ku është dëgjuar ndonjëherë që një junker t'i kërkojë satisfaksion kolonelit të tij?

Denisovi kafshonte mustaqet dhe dëgjonte bisedën, i ngrysur e i mvrejtur; dukej se nuk i pëlqente të merrte pjesë. Në pyetjen e kapitenit tundi kokën për të thënë jo.

— Ju shkoni e i flisni kolonelit për këtë punë të ndyrë mu në sy të oficerëve — vazhdoi kapiteni. — Bogdaniçi (kështu e quanin oficerët komandantin e regjimentit) ju hoqi vërejtjen.

— Nuk më hoqi vërejtjen; më tha se unë gënjeja.

— E, pra, e, dhe ju i thatë ç'mundët, pastaj, kështu që duhet t'i kërkoni ndjesë.

— Kurrën e kurrës! — briti Rostovi.

— Nuk e prisja këtë nga ju, — tha kapiteni me zë të rëndë e të rreptë. — Ju s'doni të kërkoni ndjesë, por duhet të dini, mik i dashur, se jo vetëm kundrejt tij, po edhe kundrejt tërë regjimentit, kundrejt gjithë neve, jini shumë, shumë fajtor. Ja kështu: sikur të mendoheshit e të ishit këshilluar se si të silleshit e si të vepronit në këtë mes, ndryshonte puna... po jo, ku ju durohej juve, vajtët e shpërthyet mu përpara oficerëve! Ç'i mbetej kolonelit të bënte? Të nxirrte në gjyq një oficer e të njolloste tërë regjimentin? Për një maskara e aq, të çnderonte një regjiment të tërë? Kështu do të donit ju? Po ne nuk na duket e drejtë kjo. Dhe Bogdaniçi bëri shumë mirë që ju tha se nuk ish e vërtetë ajo që thoshit. Rëndë na vjen të na thonë një fjalë të atillë, po ç'i bën, miku im: ju vetë vajtët e e kërkuat. Dhe tani që duam të mbyllim këtë mesele, ju, nga një krenari e tepëruar, s'doni të lypni ndjesë, po doni t'i nxirrni në shesh të gjitha. S'ju vjen mirë që ju ka dhënë shërbim, po ç'ju kushton që t'i lypni ndjesë një oficeri plak e të nderuar? Sidoqoftë Bog-

daniçi është gjithmonë një usar i vjetër dhe një kolonel nga më të mirët e nga më trimat, dhe juve duhet t'ju vijë turp; si nuk e paski për gjë që të ndyhet emri i regjimentit? — zëri i kapitenit zuri të dridhej. — Juve, miku im, dje erdhët në regjiment; sot jini këtu, nesër kaloni më ndonjë vënd tjetër si adjutant; juve aq ju bën se do të thonë: „Midis oficerëve të regjimentit të Pavllogradit ka që vjedhin!" Po ne na kushton shumë, apo jo Denisov?

Denisovi vazhdonte të heshtte dhe nuk lëviste; kur e kur vështronte Rostovin me sytë e tij të zes të shkëlqyer.

Ju shikoni vetëm sedrën tuaj dhe s'ju le qibra të kërkoni ndjesë, — zuri prapë kapiteni; po për ne pleqtë, që, ashtu siç jemi mplakur, ashtu dhëntë Zoti edhe të vdesim në regjiment, për ne nderi i regjimentit është shumë i shtrenjtë, dhe Bogdaniçi e di. Oh, sa i shtrënjtë është, djali im! S'ju ka hije të silli kështu! S'ju ka hije aspak! Mund t'ju vijë rëndë, po unë do të them gjithmonë të vërtetën troç. S'ju ka hije! —

Dhe kapiteni u ngrit e i ktheu krahët Rostovit.

— Ësht e vërtetë, djalli e mori! — briti duke brofur më këmbë Denisovi. — Haj, pra, Rostov, ç'pret!

Rostovi skuqej e zverdhej; vështronte herë këtë herë atë oficer.

— Jo, zotërinj, jo... nuk duhet të besoni... unë e kuptoj fort mirë, s'kini të drejtë të mendoni kështu për mua... unë... për mua... unë për nderin e regjimentit... ç'të them! Do ta tregoj me vepra se edhe për mua nderi i flamurit... Mirë, pra megjith këtë, është e vërtetë, jam fajtor!... — Sytë iu mbushën me lot. — Jam fajtor, krejtësisht fajtor... Mirë pra, ç'doni më shumë...

— Hë, kështu pra, kont, — briti kapiteni duke u kthyer, dhe i rrahu supin me dorën e tij të madhe.

— Të thashë unë — thirri Denisovi — që është xhevahir djalë.

— Shumë mirë, kont, — përsëriti kapiteni, i cili si për shpërblim të këtij rrëfimi të Rostovit, e thërriste tani me titullin kont.

— Shkoni dhe lypni ndjesë tani, po,

— Zotërinj, të gjitha do t'i bëj, nuk del fjalë nga goja ime, — tha Rostovi me një zë që lutej, — — po nuk mund të lyp ndjesë, nuk mund, për emrin e Zotit, s'e bëj dot, nuk di si t'jua shpjegoj! Si mund të kërkoj ndjesë si çilimi, si të them „më falni!"?

Denisovi ja plasi gazit.

— Aq më keq për ju. Bogdaniçi është nga ata që e mbajnë mërinë, do ta paguani shtrënjtë kokëfortësinë tuaj, — tha Kirsteni.

— Për emrin e Zotit, nuk është kokëfortësi! S'jam i zoti t'ju përshkruaj së çfarë ndjenjë është kjo imja, nuk mund...

— Puna juaj, bëni si të doni, — tha kapiteni.
— Po ai maskaraj ku është futur, — pyeti Denisovin.

— Është bërë i sëmurë; i sëmurë do të dalë nesër në urdhërin e ditës, — u përgjegj Denisovi.

— Dhe vërtet sëmundje ësht' ajo, s'ka si shpjegohet ndryshe, — tha kapiteni.

— I sëmurë apo jo, veç të mos më dalë përpara syve, së ndryshe do t'ja marr shpirtin, — çfryu Denisovi me tërbim.

Në këtë çast hyri në dhomë Zherkovi.

— Ti ç'kërkon këtu? — pyetën oficerët duke kthyer menjëherë fytyrën nga dera sapo hyri brënda.

— Në marshim, zotërinj. Maku u dorëzua me tërë ushtrinë.

— Gënjen!

— Jo, e pashë me sytë e mi.

— Si, e pe Makun vetë të gjallë, me sytë e tu?

— Në mashim! Në marshim! Shpejt një shishe këtu ta qerasim për një lajm të tillë. Po ti, si qëllove këtu?

— Më hodhën në regjiment, për atë djall, për Makun. U ankua një gjeneral austriak. E përgëzova që ish kthyer gjallë Maku... Po ti, Rostov, ç'ke që dukesh sikur sapo ke dalë nga banja?

— Këtu, or vlla, ka qënë një rëmujë këto dy ditë që lere mos e pyet.

Në këtë çast hyri adjutanti i regjimentit dhe vërtetoi lajmin që kish sjellë Zherkovi. Kish ardhur urdhër të niseshin në marshim të nesërmen.

— Në marshim, zotërinj!

— Lavdi Zotit, dè, se u kalbëm së ndenjuri këtu.

## VI

Kutuzovi ishte tërhequr drejt Vjenës duke prishur prapa tij urat mbi lumenjtë Inn (në Braunau) dhe Troun (në Linc). Më 23 tetor trupat ruse kapërcenin lumin Ens. Karvanet, artileria dhe kolonat ruse aty nga mesi i ditës kalonin përmes qytetit Ens, matanë e mëkëtanë urës.

Moti ish i butë e me shi. Që nga lartësitë, ku ishin vendosur bateritë ruse që mbronin urën, hapej një panoramë e gjerë, e cila tani mbulohej e fshihej prapa një perde të hollë shiu të pjerrët, tani qërohej papandehur, llagar e pastër, aq sa çdo gjë vetëtinte së largu në dritën e diellit, si e ngjyer me vernik. Larg në horizont dukej një qytet i vogël, si i ndërtuar në këmbët e atij që vështronte, me ato shtëpitë e bardha me çati të kuqe, me katredralën e me urën në të dy anët e së cilës, duke u mbledhur grumbull, derdheshin masat e ushtarëve ruse. Në një bryl të Danubit dukeshin disa lundra dhe një ishull e një kështjellë me një park që rrethohej nga ujrat, aty ku lumi Ens derdhet në Danub. Dukej bregu i majtë i Danubit, shkëmbor e i mbuluar nga një breshë, në një sfond të mistershëm kreshtash të blerta dhe grykash kaltëronjëse. Dukeshin kullat e një manastiri që ngriheshin prapa një pylli të virgjër pishash; larg dhe përkundrejt, mbi një mal — matanë Ensit, — çquanin patrullat armike.

Midis topave, lart në kodër, më këmbë përpara të gjithëve qëndronin gjenerali që komandonte praparojen me një oficer të shtabit dhe kqyrnin vëndin me një dylbi. Një çikë më prapa, mbi shtratin e një topi, ish ulur Nesvicki që kryegjenerali e kish dërguar në praparojen. Kozaku që e shoqë-

ronte i kish sjellë një trastë dhe një plloskë, dhe Nesvicki i godiste oficerët me ëmbëlsira e me dopjokumel nga më i miri. Oficerët i qenë mbledhur rrotull me gëzim, kush duke ndenjur më gjunjë e kush këmbëkryq mbi barin e lagët.

— Jo, jo, s'ka qënë budalla ai princ austriak që ka ndërtuar atë kështjellë aty. Ç'vënd madhështor! Pse nuk hani, zotërinj? — pyeti Nesvicki.

— Ju falem nderit shumë, princ, — u përgjegj një nga oficerët që e kish për nder të madh të bisedonte me një njeri kaq të lartë të shtatmadhorisë. — Është një vënd i mrekullishëm. Ne kaluam pikërisht përpara parkut, pamë dy sorkadhe, dhe shtëpija përrallore është!

— Vështroni, princ, — tha një tjetër, që ja kish ënda shumë të merrte dhe një ëmbëlsirë, po i vinte turp, ndaj shtirej sikur sodiste vëndin, — vështroni, këmbësorët tanë ja ku kanë vajtur aty poshtë. Ja ku janë aty te rrahu, prapa fshatit, duken nja tre që diç po tërheqin. S'kanë për të lënë gjë në atë pallat, — tha me një ton sikur i lëvdonte.

— Po, po, tha Nesvicki. — Sa do të më pëlqente — vazhdoi duke shpënë në gojën e tij të bukur me buzë të njomura një ëmbëlsirë tjetër — të hyja atje brënda.

Tregonte manastirin me ato kullat, që ngrihej aty në mal prapa pyllit. Bëri buzën më gaz dhe sytë e tij qeshën e vetëtitën.

— Sa mirë do të ish, zotërinj!

Oficerët qeshën.

— Të paktën, sa për t'i trëmbur një çikë murgeshat. Janë italijane, thonë, ka dhe të reja shumë në moshë. Me të vërtet do të jepja pesë vjet nga jeta ime!

— Aq më fort se dhe ato mërziten, — shtoi duke qeshur një oficer, më i hedhur nga të tjerët.

Ndërkaq, oficeri i shtabit që qëndronte më këmbë aty më tutje, diç i tregonte gjeneralit; ky i fundit shikonte me dylbi.

— Po, ashtu është, ashtu është, — tha me zemërim gjenerali dhe uli dylbitë e ngriti supet. — Tamim ashtu është, francezët janë gati që të hapin zjarr mbi urën. Po tanët pse nuk lëvizin?

Matanë lumit dallohej me sy armiku dhe një nga bateritë e tia mbi të cilën dukej një fjollë tymi të zbërdhylët. Pas tymit oshëtiu një krismë e largët dhe u dukën trupat ruse që u mblodhën xhumbë pranë urës.

Nesvicki, duke turfulluar, u ngrit e me buzë në gaz iu afrua gjeneralit.

— Dëshironi të hani gjësendi, shkëlqesi? — i tha.

— S'është mirë puna, — u përtyp gjenerali, pa iu përgjegjur... — Tanët e kanë marrë shumë me ngadalë.

— A të hidhem gjer atje, shkëlqesi? — e pyeti Nesvicki.

— Po, shkoni, ju lutem, — iu përgjegj gjenerali, duke përsëritur edhe një herë ato që ja kish urdhëruar me hollësi ca më parë; — dhe thuaju usarëve të kalojnë të fundit dhe t'i vënë zjarrin urës, siç kam urdhëruar, të kenë mëndjen të kontrollojnë më parë lëndën ndezëse që i është vënë urës.

— Shumë mirë, — u përgjegj Nesvicki...

Thirri kozakun që po mbante kalin, i dha urdhër të merrte trastën dhe plloskën, e me një këcim të lehtë u hodh me atë trup të rëndë mbi shalën e kalit.

— Vërtet do t'u bëj një vizitë të shkurtër murgeshave, — u tha oficerëve, që e vështronin buzagaz, dhe u largua nëpër shtegun e përdredhur të malit.

— Hë, kapiten, pa shtini një çikë, gjer ku arrin! — tha gjenerali duke iu drejtuar kapitenit të artilerisë. — Dëfreni pakëz!

— Topçinjtë në vëndet e tyre, komandoi oficeri, dhe sa çel e mbyll sytë artiljerët u sulën pranë topave dhe i mbushën.

— Numuri një! — buçiti komanda.

Dhe numri një këceu prapa me rrëmbim. Topi u zbras me një buçimë shurdhonjëse, matalike, dhe përmbi kokët e ushtarëve tanë, përhapur në shpatin e malit, fluturoi me vërshëllimë një granatë dhe vajti e ra përpara armikut, duke treguar me një fjollë tymi vëndin ku shpërtheu.

Fytyra e ushtarëve e të oficerëve u çelën e u bënë gazmore kur dëgjuan atë zhurmë; u ngritën që të gjithë dhe zunë të vërenin poshtë lëvizjet e trupave ruse, që dukeshin si në pëllëmbë të dorës; zunë të vërenin gjithashtu, përpara, lëvizjet e armikut që po afrohej. Pikërisht në këtë çast, dielli dolli i tëri nga retë dhe gjëmimi i bukur i kësaj qitjeje të izoluar si dhe shkëlqimi i diellit verbonjës u shkrinë në një mbresë të vetëme brohorie gazmore.

## VII

Përmbi urë kishin fluturuar dy granata armike. Aty mbi urë ushtarët ishin mbledhur xhumbë. Mu në mes të urës, princ Nesvicki, zbritur nga kali, shtyrë nga turma, mbështeste trupin e tij të trashë pas parmakut. Princi qeshte dhe kthehej e shikonte kozakun e tij, i cili, duke mbajtur për freri të dy kuajt, qëndronte disa çape më prapa. Sapo niste Nesvicki të dilte përpara, ushtarët dhe karvani i qerreve e shtynin përsëri dhe e shtrëngonin të mbështetej pas parmakut, kështu që s'i mbetej ç'të bënte tjetër veçse të qeshte me vete.

— Hej, djal' i mbarë! — i thosh kozaku një ushtari të karvanit të qerreve i cili, duke ngarë një qerre, shtynte këmbësorët që ishin ngjeshur pas rrotave e pas kuajve, — ç'qënke kështu, ti?! S'mund të presësh një çikë? Nuk sheh nga sytë? Ja: duhet të kalojë ai gjenerali.

Ushtari që ngiste qerren, pa pyetur fare për gjeneralin, u bërtiste ushtarëve që i zinin rrugën: „Hej, patriotë, bëni nga e majta, hapuni!" Po patriotët, duke u ngjeshur sup më sup, ndërsa majat e bajonetave përpiqeshin, dhe pa lënë asnjë shteg, kalonin mbi urë në një masë kompakte. Princ Nesvicki hidhte sytë poshtë nga parmaku dhe vështronte valët e shpejta e të thella plot uturimë që shkapërderdheshin, ngatërroheshin, i zjenin e përkuleshin si hark pranë këmbëve të urës dhe ndiqnin njera tjetrën me tërbim. Kur hidhte sytë mbi urë, shikonte valët e gjalla, gjithaq të njëllojshme, të

ushtarëve, shikonte kapat, ushtat, çantat e shpinës, bajonetat, pushkët e gjata, dhe nën kapat, fytyrat me mollza të gjera e të kërcyera, faqe të hequra, të ligura, fizionomi të lodhura e të menduara, dhe këmbët që lëviznin nëpër baltën si çiriç që mbulonte dërrasat e urës, e sjellë aty nga këpucët e nga rrotat. Kur e kur, midis valëve të njëllojshme të ushtarëve, si një stërkalë shkume të bardhë mbi valët e Ensit, çante rrugë një oficer me mantel, me fizionominë e tij që çquante nga kjo e ushtarëve; nganjëherë si ndonjë cefël që vërtet mbi lumë, kalonte mbi urë, me valët e këmbësorisë, një usar më këmbë, një ordinancë ose ndonjë banor i atyre vëndeve; herë të tjera, si një tra që noton mbi ujët e lumit, rrethuar nga të gjitha anët, rrëshqiste mbi urë një qerre kompanie ose e oficerëve, e ngarkuar me majë dhe e mbuluar me mushama.

Ç'është ky vërshim sikur është prishur ndonjë pendë! — thosh kozaku duke u ndalur i dëshpëruar. — Ka edhe shumë akoma nga ju andej?

— Një milion pa një! — përgjegjej duke shkelur synë një ushtar i qeshur me një kapotë copë e trokë që kalonte aty afër dhe çdukej; pas tij kalonte një tjetër, një ushtar i shkuar nga mosha.

— Sikur ai (ai=armiku) ta qëllonte urën tani, — i thosh me zë të ndrysur ushtari i thyer një shokut të tij, — ike me të shumët e s'kthehesh.

Dhe ushtari kalonte. Pas tij vinte një ushtar tjetër, mbi një karro.

— Ku, dreq i ke fut pecet e këmbëve? pyeste një ordinancë duke ndjekur karron me vrap e duke kërkuar brënda në të.

Dhe kalonte edhe ky bashkë me karron. Prapa tij vinin ushtarë të gëzuar e tërë qejf, të dehur me sa dukej.

— Po po më t'iu fut, or miku im, me qytën e pushkës turinjve, sa ja dërmoi dhëmbët... — thosh gjithë gas një ushtar me një kapotë me jakën shumë të ngritur në qafë, duke folur me gojë e me dorë.

— Na, ja një proshutë e butë, — përgjigjej një tjetër duke u zgërdhirë.

se, edhe për vete, ishin shtypur si sardele, nga që i shtynin të tjerët.

— Nesvicki! Nesvicki! Ti, këtu or trashaluq? — dëgjoi të bërtiste prapa tij në këtë çast një zë i ngjirur.

Nesvicki u kthye dhe pà nja pesëmbëdhjetë çape më tutje, përtej valës së gjallë të këmbësorisë në lëvizje, Vaskë Denisovin, të skuqur, të nxirë, të pakrehur, të shpupurishur, me kapën hedhur prapa kokës dhe xhaketën prej usari në një krah.

— Jepu urdhër, këtyre dreqërve, këtyre shejtanëve të hapin udhë, — këlthiste Denisovi, që dukej se kish arritur në kulmin e tërbimit; vërtiste bebëzat që i shkrepëtinin të zeza si qymyri, në të bardhët e ndezur të syve, dhe tundte shpatën pa e hequr nga kllëfi, që e mbante me atë dorë të vogël pa dorashkë, të kuqe ashtu si fytyra e tij.

— Eh! Vaskë! — ja ktheu me gëzim Nesvicki. — Po ti ç'bën kështu?

— Skuadroni s'ka si të kalojë — ulëriti Vaskë Denisovi duke ckërmitur dhëmbët e bardhë e duke i ngulur mamuzet Beduinit të tij, një kali të bukur prej race të kulluar që lëvrinte veshët se ja çponin majat e bajonetave që ndeshnin në 'të në udhë e sipër, turfullonte e hidhte rreth e rrotull stërpikle shkume e jarge nga gojëza, përplaste këmbët mbi dërrasat e urës dhe dukej gati të këcente matanë parmakut sikur i zoti ta linte të lirë. — Ç'është ky qamet kështu? Mu si dhëntë! Tamam si dhëntë! Hajde... Hapuni!... Ndaluni aty! Hej, karroja, djall! Ju griva me shpatë! — Sokëllinte, duke e çveshur me të vërtetë shpatën e duke filluar ta vërtiste në erë.

Ushtarët, me fytyrë të tmeruar, u ngjeshën njeri pas tjetrit dhe Denisovi mundi të bashkohej me Nesvickin.

Si s'qënke dehur sot? — e pyeti Nesvicki, kur Denisovi i vajti pranë.

— E ku kemi ngè të dehemi?! — ja ktheu Vaskë Denisovi. — Tërë ditën e ditës e përplasin regjimentin nga t'iu teket, herë këtej, herë andej. Në është puna për të lëftuar, të lëftojmë! Po punë është kjo? As dreqi s'e merr vesh!

— Sa elegant më qënke sot! — tha Nesvicki, duke parë xhaketën e re të Denisovit dhe rrobën e bukur të kalit.

Denisovi bëri buzën më gas, nxori nga xhepi i vogël një shami e cila lëshoi një erë të mirë livandoje, dhe ja afroi Nesvickit në hundë.

— Doemos, deri sa nisem për luftë, as që bëhet ndryshe! Jam larë, jar rruar, jam kruar, kam hedhur livando.

Figura e stërmadhe e Nesvickit që e shoqëronte kozaku dhe vëndosmëria e Denisovit, që tundte shpatën dhe ulërinte si i tërbuar ia arritën qëllimit: ata hapën një shteg gjer në anën tjetër të urës dhe e ndalën këmbësorinë. Nesvicki gjeti në të dalë të urës kolonelin të cilit duhet t'i jepte urdhërin, dhe si kreu detyrën e tij, u kthye prapa.

Si hapi rrugën, Denisovi u ndal mbanë urës. Duke mbajtur pa kujdes hamshorin e tij që donte të vërsulej me kuajt e tjerë dhe rrihte truallin me këmbë, ai vështronte skuadronin që po i kalonte përpara. Mbi dërrasat e urës oshëtiti troku i thundrave, si një trokëllimë kuajsh me të katra, dhe skuadroni, me oficerët në krye dhe ushtarët në rresht për katër, kapërceu urën e filloi të dilte në anën tjetër.

Këmbësorët, të shtrënguar që të prisnin, duke u mbledhur xhumbë në baltën e shkelur pranë urës, vështronin usarët e pastër dhe elegantë, që kalonin në rresht si në paradë përpara tyre, me atë ndjenjën keqdashëse të cmirit e të talljes që ushqejnë zakonisht për njera tjetrën armët e ndryshme të një ushtrie, dhe që e çfaqin kur takohen.

Djem të pispillosur! Si për të dalë shëtitje në Podnovinskoje!

— E përse, hyjnë në punë? I dërgojnë vetëm sa për t'u dukur! — thosh një tjetër.

— Këmbësori, mos ngri pluhur! — tallej një usar, kali i të cilit duke përplasur këmbët, i kapardisur, e kish spërkatur me baltë një këmbësor.

Të të ve të bësh nja dy marshime të mira me çantën mbi shpinë, dhe ahere llafosemi, ahere të t'i shoh gajtanet dhe shiritat si do të të rrinë, — ja kthente ushtari i këmbësorisë duke fshirë me mëngë

baltën nga fytyra. — Jo si njeri, po si zok më qëndron mbi kalë!

— E ore Zikin, sikur të tundeshe dhe ti, tani majë kalit, kush e di sa i bukur do dukeshe, — thoshte një reshter, duke qesëndisur me një ushtar të pakët e thatim, që ish rrëgjuar e ish mbledhur shuk nën peshën e çantës së shpinës.

— Merr një shkop, futja në mes të këmbëve, dhe ja, u bë me kalë, as që i duhet tjetër atij, — priti një usar.

## VIII

Kusuri i këmbësorisë po e kalonte urën me nxitim të madh, duke u rrasur në formë koni në hyrjet. Me në fund, gjithë karvanet kaluan, sikur s'kish dhe aqë mizëri, dhe batalioni i fundit hyri në urë. Vetëm usarët e skuadronit të Denisovit qëndronin nga ana tjetër, përballë armikut. Armiku, që dukej nga larg prej lartësisë përkundrejt, poshtë, nga ura, nuk dukej akoma sepse, luginës ku rridhte lumi, horizonti kufizohej nga një kodër që ngrihej përkarshi nja gjysmë milje më tutje. Përpara shtrihej një hapësirë e zbrazët, ku lëviznin aty-këtu patrulla zbulimi kozakësh. Befas, mbi nji lartësi të rrugës, u dukën trupa me kapotë bojëqielli dhe artileria. Ishin francezët. Një patrullë kozakësh u tërhoq trokthi tatëpjetë shpatit. Gjithë oficerët dhe ushtarët e skuadronit të Denisovit, megjithse përpiqeshin të flisnin për tjetër gjë tjetër veçse trupat armike. Koha, pas mezit të ditës, pushonin së menduari ç'po ngjiste vallë atje në mal dhe vërenin pareshtur njollat që dukeshin në horizont e që s'ishin gjë tjetër veçse trupat armike. Koha, pas mezit të ditës, ishte kthjelluar përsëri, dielli po perëndonte plot shkëlqim mbi Danub e mbi malet gjithë hije rreth e rrotull. Mbretëronte qetësia dhe heshtja; vetëm kohë më kohë, prej atij mali, vinin jehonat e burive dhe britmat e armikut. Midis skuadronit dhe armikut s'kish më asnjeri përveç disa patrullave. Një hapësirë e zbrazët disa qindra metrash i ndante. Armiku kish pushuar së shtëni e,

prandaj, tani ndihej edhe më mirë, edhe më qartë ajo vijë e tmershme, kërcënonjëse, e paafrueshme, e papërcaktuar dhe e pakapëshme, që ndan dy trupa armike.

„Një çap matanë asaj vije, që i ngjan vijës që ndan të gjallët nga të vdekurit, ndodhet misteri i dhëmbjes e i vdekjes. Ç'ka atje, vallë? Kush është atje? Atje, matanë asaj are, asaj peme, e asaj çatie që shëndrit nga dielli? Asnjeri s'e di, dhe dëshiron ta dish; ke frikë ta kaptosh atë vijë e megjith ketë dëshiron ta kaptosh; ti e di që shpejt a vonë do të të duhet ta kapërcesh e do të mësosh se ç'ka atje, matanë asaj vije, sikundër do të mësosh pa tjetër se ç'ka matanë varrit, pas vdekjes. E, megjith këtë, ti je shëndosh' e mirë e plot shëndet, i gëzuar e plot gjallëri dhe i rrethuar me njerëz të shëndoshë, plot shëndet e gjallëri si edhe ti." Edhe mos mendon, kështu ndjen çdo njeri që ndodhet përkundrejt armikut, dhe kjo ndjenjë i jep një shkëlqim të veçantë, një mprehtësi e një gjallëri të çuditshme, një intensitet e një ngjyrë të fortë çdo përshtypjeje të atyre çasteve.

Mbi një kodrinë nga ana e armikut u duk tymi i një të shtëne topi, dhe një predhë, duke vërshëllyer, fluturoi mbi skuadronin e usarëve. Oficerët që ishin grumbulluar në një vënd, u përhapën duke zënë secili vëndin e vet. Ushtarët filluan të rreshtonin kuajt me kujdesin më të madh. Në skuadronin u bë përnjëheresh qetësi. Të gjithë shikonin përpara, nga armiku dhe nga komandanti i skuadronit, duke pritur komandën. Një predhë e dytë e një e tretë fluturuan në erë duke vërshëllyer. Ish e qartë se francezët shtinin mbi usarët; po granata, duke vështëllyer me një shpejtësi të njëllojtë, fluturonte mbi kokët e usarëve dhe vente e binte diku prapa tyre. Usarët nuk ktheheshin prapa, po në fishkullimin e çdo granate që fluturonte në erë, si me një urdhër, tërë skuadroni, me fytyra të njëllojshme e megjithatë të ndryshme, duke mbajtur frymën, deri sa predha fluturonte, ngrihej mbi yzengjitë, dhe pastaj përsëri ulej në pozicionin e parë. Ushtarët, pa kthyer kokën, vëzhgonin njeri tjetrin me bishtin e syrit, duke studjuar me kureshtë përshtypjet e shokëve.

Në çdo fytyrë, prej Denisovit e gjer te burizani, ish sajuar rrotull buzëve dhe në mjekër një vijë e njëjtë tek të gjithë, një rrudhë, që tregonte luftën e brëndëshme, nxitjen nervoze, emocionin. Marshalli i kazermimit ngryste vetuliat, duke vërejtur ushtarët, sikur u kanosej t'i ndëshkonte. Junker Mironovi përkulej mbi kalë sa herë që kalonte ndonjë predhë. Rostovi, që ndodhej në krahun e majtë mbi Graçikun e vet, me një këmbë të sëmurë pakëz, po madhështor në dukje, kishte pamjen e lumtur të një nxënësi që është thirrur përpara një publiku të madh të japë provim, në të cilin është i sigurt se do të dalë faqebardhë. Ai i vështronte të gjithë me sy të kthjelltë e të qetë, sikur u lutej të vinin rè se ai qëndronte i patundur nën predhat; po edhe në fytyrën e tij, kundër vullnetit të vet, sajohej rrotull buzëve gjith ajo rrudhë, shënjë e një tronditjeje të brëndëshme, shënjë e diçkaje të re e të ashpër.

— Kë përshëndet ashtu, junker Mironov? Nuk bën, shikomëni mua! — briti Denisovi, i cili s'qëndronte dot në një vënd po vërtitej majë kalit përpara skuadronit.

Fytyra hundoçe dhe zeshkane e Vaskë Denisovit dhe tërë figura e tij e vogël e shpupurishur me atë dorë tërë damarë, me gishtrinj të shkurtër plot me qime në të cilën shtrëngonte dorzën e shpatës së çveshur, ishin njësoj si kurdoherë, sidomos aty ndaj mbrëma, si kish pirë nja dy shishe. Veçse tani ishte skuqur më shumë se zakonisht; duke ngritur kryet flokë-shprishur, si zoqtë kur pinë ujë, ja nguli pa mëshirë shporet në ije Beduinit të tij madhështor, lëshoi trupin prapa sikur po rrëzohej, u turr me të katra në krahun tjetër të skuadronit dhe, me një zë të ngjirur, u thirri që të kontrollonin pisqollat. Pastaj iu afrua Kirstenit, i cili, hipur mbi një pelë të butë me vithe të gjera, i dolli përpara Denisovit. Kapiteni, me ato mustaqet e tia të gjata, ishte serioz si gjithmonë; vetëm sytë e tij shkëlqenin më fort se zakonisht.

— Bah ç'kujton? — i tha Denisovit. — S'ka për të arritur puna në përleshje. Ke për të parë, do të kthehemi nga erdhëm.

— Dreqi e di se ç'po bëjnë! — shfryu Denisovi.

— Ah, Rostov! — i thirri junkeri, kur vuri re fytyrën e tij të çelur. — Aty qënke! dhe i buzëqeshi sikur e uronte, i gëzuar sigurisht për atë qëndrim të junkerit. Rostovi e ndjeu veten krejt të lumtur. Në këtë çast koloneli dolli te ura. Denisovi ngau kalin me të katra e i dolli përpara.

— Shkëlqesë, na lejoni të sulmojmë! Unë kam për t'i sprapsur.

— E çfarë sulmi kërkoni të bëni këtu, — tha koloneli me një ton të mërzitur, duke shtrëmbëruar fytyrën sikur desh të shpëtonte nga një mizë e bezdisëshme. — E përse qëndroni këtu? Nuk e shihni? Zbulonjësit po tërhiqen. Çojeni prapa skuadronin.

Skuadroni kaloi matanë urës dhe dolli jashtë qitjes së topave pa humbur asnjë njeri. Menjëherë pas tij kaloi edhe skuadroni i dytë, që ishte në vijën e parë dhe kozakët e fundit u tërhoqën nga ky breg i lumit.

Të dy skuadronet e regjimentit të Pavllogradit, si hodhën urën, u kthyen prapa, njeri pas tjetrit, duke marrë të përpjetën e malit. Komandanti i regjimentit Karl Bodanoviç Shuberti iu afrua skuadronit të Denisovit dhe vazhdoi udhën me çap, aty pranë Rostovit, po pa ja vënë veshin fare atij, ndonëse kishiheshin ahere për të parën herë pas zënkës që kishin pasur për punën e Teljaninit. Rostovi, aty në rresht, duke e ndjerë veten në dorë të këtij njeriu, kundrejt të cilit e quante veten fajtor tani, nuk i hiqte sytë nga shpina prej atleti, nga zverku flokëverdhë e nga qafa e kuqërreme e komandantit. Herë-herë Rostovit i dukej sikur Bogdaniçi shtirej sikur s'ja vinte veshin, kurse në të vërtet s'kish tani qëllim tjetër veçse të provonte kurajën e junkerit; dhe ahere krekonte trupin e vështronte rrotull fytyrëçelur e gjithë gas; herë të tjera i dukej sikur Bogdaniçi i shkonte pranë apostafat, me qëllim që t'i tregonte kurajën e vet. Tani i shkonte ndërmënd sikur armiku i tij do ta hidhte skuadronin enkas në një sulm të dëshpëruar, si e si që ta dënonte atë, Rostovin; dhe prapë mendonte se, pas sulmit, komandanti do t'i afrohej atij, Rostovit, që sigurisht do të ish plagosur, dhe me një gjest bu-

jarie dhe shpirtmadhësie do t'i zgjatte dorën në shënjë pajtimi.

Figura e Zherkovit, me ato supe shumë të ngritura, që e njihnin mirë gjithë usarët e Pavllogradit (s'kish shumë që qe larguar nga regjimenti i tyre), iu afrua komandantit. Zherkovi, si e hoqën nga Shtabi i përgjithshëm, s'kish qëndruar në regjiment; s'ish aq i marrë, thosh ai, sa të shërbente aty, derisa në shtab do të ish më mirë e do të kish shpërblime më shumë pa bërë asgjë; kështu kish mundur të bëhej adjutant i princ Bagrationit. Tani kish ardhur te ish koloneli i tij me një urdhër të komandantit të praparojës.

— Kolonel, — tha me atë rëndësinë e tij të zymtë, duke iu drejtuar armikut të Rostovit, ndërsa me bisht të syrit kqyrte shokët, — ju urdhërojnë të qëndroni dhe të digjni urën.

— Kush e ka dhënë urdhërin? — pyeti koloneli me inat.

— Unë për ju nuk jam *bàtjushka*, zoti oficer i *rin*, — u përgjegj me seriozitet Zherkovi, — po mua princi më urdhëroi: „Shko dhe thuaji kolonelit t'i kthejë usarët sa më shpejt dhe të djegë urën".

Menjëherë pas Zherkovit erdhi një oficer i shtabit gjith me atë urdhër. Dhe pas oficerit të shtabit, mbi një kalë kozak, i cili memzi e mbante, arriti me të katra trupmadhi Nesvicki.

— Si kështu, kolonel, — bërtiste duke vrapuar akoma, ju thashë t'i vinit zjarrin urës, po tani dikush e ka shtrëmbëruar urdhërin tim; atje, e kanë humbur të gjithë, s'merret vesh se ç'bëhet.

Koloneli, pa u ngutur, ndali regjimentin dhe iu kthye Nesvickit.

Ju më folët për lëndë ndëzëse, — tha, — po sa për t'i vënë zjarrin urës, s'më zutë fill gjë.

— Si s'ju thashë, *bàtjushka*,[1]) — ja priti Nesvicki duke u ndalur, dhe hoqi kapën e ndreqi me dorën gjithë tul flokët e dërsirë, — si s'ju thashë t'i vini zjarrin urës derisa lënda ndezëse ishte vënë?

— Unë s'e di, kolonel, *kush e ka dhënë urdhë*-shtatmadhorisë, dhe ju s'më thatë që ta djeg urën.

[1]) Babaçko.

Unë e di detyrën time dhe e kam zakon që t'i zbatoj urdhërat me përpikëri. Ju më thatë se urës do t'i vehej zjarri, po se kush duhej t'ja vinte zjarrin, ju s'përmëndët gjë, veç ta merrja vesh me anën e Frymës së Shënjtë...

— Ja kështu ngjet gjithënjë, — tha Nesvicki me një gjest dëshpërimi. — Po ti, ç'kërkon këtu? — pyeti Zherkovin.

— Gjith për kët punë. Po ti qënke bërë qull, dale të të shtrydh.

— Si thatë, zoti oficer i shtatmadhorisë?... — vazhdonte koloneli me tonin e një njeriu të fyer.

— Kolonel, — e ndërpreu oficeri i shtabit, — s'pret puna, duhet bërë sa më shpejt, se ndryshe armiku mund të na qëllojë me top.

Koloneli vështroi heshturazi oficerin e shtabit, oficerin trashaluq të shtatmadhorisë, Zherkovin dhe ngrysi vetullat.

— Do ta djeg urën, — tha me një ton solemn, sikur me këtë ton desh të tregonte se, megjithë tërë këto ngatërresa që po i shkaktonin, prapseprapë ai do të kryente plotësisht detyrën e tij.

Duke i rënë kalit me këmbët e tia të gjata e muskuloze sikur ja kish ky të gjitha fajet, koloneli çau përpara dhe i dha urdhër skuadronit të dytë, pikërisht atij ku bënte pjesë Rostovi, nën komandën e Denisovit, që të kthehej nga erdhi.

„Tamam, mirë thashë unë", — mendoi Rostovi: „Kërkon të më provojë!" Zëmra iu ndrydh dhe gjaku i vërshoi në fytyrë. „Mirë, pra le ta shohë në jam burracak" mëndoi.

Përsëri, në gjithë fytyrat e njerëzve të skuadronit, të gjallëruara nga gëzimi, u duk ajo vijë e vrazhdë dhe e rreptë, pikërisht si aty më parë kur qëndronin nën granatat. Rostovi, pa i hequr sytë, vështronte armikun e tij, komandantin e regjimentit, se mos gjente në atë fytyrë vërtetimin e pandehmave të tia; po koloneli nuk e shikoi as edhe një herë; ai vështronte, si gjithmonë kur ishte përpara radhëve, me një pamje të rreptë dhe solemne. U dëgjua një komandë.

— Shpejt! Shpejt! — thanë pranë tij disa zëra.

Me shpatat që u ngatërroheshin pas frerëve, duke tringëllitur mamuzet, usarët po zbrisnin me nxitim nga kuajt, pa e ditur as ata vetë se çfarë do të bënin. Ushtarët falëshin e bënin kryq. Rostovi tani nuk e shikonte më kolonelin, s'kish atë ngé. Kish frikë, një frikë që i ngrinte gjakun, se mos mbetej prapa, se mos shokët iknin përpara dhe e linin. Dora i dridhej tek ja lëshonte frerin e kalit një ushtari dhe ndjente se gjaku i vërshonte në zëmër që i rrihte si çekan. Denisovi, me trupin të anuar prapa e duke thirrur diçka i kaloi përpara. Rostovi s'shihte asgjë përveç usarëve që rendnin rrotull tij, duke u penguar pas mamuzeve e duke tringëllitur shpatat.

— Një vig! — thirri një zë prapa shpinës së tij.

Rostovi as që mendoi fare se përse e kërkonin atë vig; vraponte, duke dashur vetëm të ishte përpara të gjithëve; po pikërisht pranë urës, duke mos shikuar përdhe përpara tij, i shkau këmba në një brrakë gjithë llucë, e si humbi drejtpeshimin, ra më duar. Të tjerët e kaluan, dhe e lanë pas.

— Nga të dyja anët, kapiten, — kumboi në veshin e tij zëri i kolonelit, i cili, siç ish nisur i pari, kish qëndruar kaluar, jo larg nga ura, me një fytyrë të qeshur e krenare.

Rostovi, duke fshirë pas pantallonave duart e fëlliqura me baltë, u kthye të vështronte armikun e tij dhe po matej të sulej përpara, duke menduar se sa më shumë përpara që të sulej, aq më mirë do të ish. Po Bogdaniçi, ndonëse as e kish parë, as e kish njohur i thirri:

— Kush vrapon ashtu në mes të urës? Më të djathtë! Junker, kthehu prapa! — gërthiti me inat dhe iu kthye Denisovit, i cili, duke treguar kurajën e vet, po shkonte mbi urë, kaluar.

— Përse të rrezikohi më kot, kapiten? Zbrisni, më mirë, — tha koloneli.

— Eh, s'rri kurrë ky pa i hedhur faj ndokujt, — murmuriti Vaskë Denisovi duke u vërtitur mbi shalë.

Ndërkaqë, Nesvicki, Zherkovi dhe oficeri i shtabit kishin qëndruar së bashku, jashtë rrezes së qitjeve të armikut, dhe po vështronin atë mori njerëzish me kapa të verdha, me xhaketa bojëvaji stolisur

me shirita e me pantollona bojëqielli që lëvrinin pranë urës, ose matanë, kapotat bojëqielli atje tutje që po afroheshin dhe ato grupe njerëzish e kuajsh që njiheshin fare lehtë se ishin artileri.

„Do t'ja vënë zjarrë apo s'don t'ja vënë dot? Kush do të arrijë më parë. A do të sosin aty usarët e ta djegin urën, apo francezët do të aviten më parë brënda rrezes së qitjes dhe tanët do të çfarosen?" pyesnin me zëmër të ngrirë gjithë ata që, midis kësaj mase të madhe trupash, ndodheshin më lart se ura, dhe në dritën e qartë të perëndimit shikonin urën dhe usarët dhe, nga ana tjetër, kapotat bojëqielli që po afroheshin me bajonetat e me topat.

— Oh, oh! — rënkoi Nesvicki, sikur e theri ndonjë dhëmbë larg nga rrezja e qitjes.

— S'bëri mirë që çoi aq njerëz, — tha oficeri i shtabit.

— Me të vërtet, — vërejti Nesvicki — dy djema trima dhe të shkathët do të mjaftonin.

— Ah, shkëlqesi, — ndërhyri Zherkovi, pa i hequr sytë nga usarët, po gjith me atë mënyrën e tij prej syleshi sa që nuk e kuptoje dot në donte të tallej apo e kish me gjithë mënd. — Ah, shkëlqesi! Ç'thoni ashtu? Vetëm dy veta? Po ahere, kush do të na e jepte kryqin e Vlladimirit me shirit? Kurse kështu, edhe sikur të çfarosen, mund të dekorohet tërë skuadroni, pa dhe për vete e kemi të siguruar dekoratën. Eh! Di se ç'bën Bogdaniçi ynë!

— Ah! — tha oficeri i shtabit — priti gjylet tani. — Dhe tregonte me gisht topat francezë, që artiljerët po i përgatisnin me të shpejtë për të hapur zjarr.

Në anën franceze, në mes të atyre grupeve njerëzish që qëndronin rrotull topave, u duk një fjollë tymi, një e dytë, një e tretë, pothuaj në një kohë; dhe, në çastin kur po arrinte gjëmimi i qitjes së parë, u duk një tym i katërt. Dy krisma njera pas tjetrës, dhe një e tretë.

— Oh, oh! — rënkoi Nesvicki, sikur e theri ndonjë dhëmbje e mprehtë, dhe kapi për krahu oficerin e shtabit. — Shikoni, ra njëri, ra, rà.

— Dy, më duket?

— Po të isha unë car, s'do të bëja kurrë luftë, — tha Nesvicki, duke kthyer fytyrën nga ana tjetër.

Topat francezë u mbushën sërish me të shpejtë. Këmbësoria me kapota bojëqielli u turr me vrap nga ura. Përsëri, po ato intervale të ndryshme, u dukën fjollat e tymit, dhe predhat filluan të kërcisnin e të gjëmonin mbi urë. Po kësaj here Nesvicki s'mundi të shikonte se ç'po bëhej. Nga ura u ngrit një re e dëndur tymi. Usarët kishin mundur t'i vinin zjarrë, dhe bateritë franceze i goditnin tani, jo për të mos i lënë t'i vinin zjarrë urës, po vetëm e vetëm sepse topat ishin që ishin ngrehur; dhe kishin se mbi kë të qëllonin.

Francezët mundën të shtinin edhe tri predha të tjera përpara se usarët të ktheheshin te kuajt. Dy të shtëna shkuan bosh, dhe predha kaloi më tutje, po e shtëna e tretë ra mu në mes të një grupi usarësh dhe rrëzoi tre prej tyre.

Rostovi, siç mendonte për punën e tij me Bogdaniçin, kish qëndruar mbi urë, duke mos ditur ç'të bënte. S'kish se kë të grinte me shpatë (siç e kish përfytyruar ai betejën), dhe as që mund të ndihmonte për t'i vënë zjarrë urës, se ai s'kish marrë pas ndonjë krahë kashtë si ushtarët e tjerë. Qëndronte më këmbë pa lëvizur dhe shikonte rrotull, kur befas dëgjoi të kërciste mbi urë si një breshër i fortë arrash, dhe një nga usarët, ai që qe më pranë tij, u përplas me një rënkim mbi parmakun. Rostovi u sul bashkë me të tjerët. Sërish dikush thirri „Një vig!" Katër veta e kapën usarin dhe bënë ta ngrinin.

— Ooooo! ... lermëni në kini Perëndi, — klithi i plagosuri; po ata e ngritën dhe e vunë në vig.

Nikolla Rostovi ktheu kokën mënjanë dhe, sikur kërkonte diçka, zuri të shikonte larg, ujët e Danubit, qiellin, diellin. Sa i bukur që iu duk qielli, sa i kaltër, sa i kulluar! Me sa mëdhështi e shkëlqim po perëndonte dielli! Si xixëllonte e vetëtinte së largu ujët e nartë të Danubit! Dhe ca më të bukura akoma ishin malet e largëta, që kaltronin përtej Danubit, manastiri, grykat misterioze, kreshtat, të zhytura në mjegull gjer në majët... Ç'paqe e ç'lumtëri që ish atje! ... „Unë s'do të doja gjë tjetër, asgjë, asgjë,

veç të isha atje" mendonte Rostovi. „Në veten time dhe në atë diell ka aq lumtëri, kurse këtu... rënkime, vuajtje, frikë, dhe kjo pasiguri, kjo ngutje... Ja, përsëri po këlthasin dhe sërish që të gjithë ikin me vrap, e sulem edhe unë bashkë me 'ta, dhe ja, ja vdekja përmbi kokën time, rrotull meje... një çast, dhe s'kam për ta parë më kurrë këtë diell, këto ujra, këtë grykë..."

Në atë çast dielli hyri në retë; përpara Rostovit u dukën vigje të tjera. Dhe tmeri i vdekjes e i vigjeve dhe dashuria për diellin e për jetën u shkrinë në një përshtypje të vetme, në një përshtypje të sëmurë shqetësimi.

„O Zot i madh! Ti që je atje lart në qiell, shpëtomë, falmë dhe mbromë!" murmuriti Rostovi me vete.

Usarët vraponin te kuajt; zërat po bëheshin më të çquar e më të qetë vigjet nuk dukeshin më.

— E, vlla, a e ndjeve erën e barutit? — i briti në vesh zëri i Vaskë Denisovit.

„Mbaroi çdo gjë, po unë jam i poshtër, po, burracak i poshtër", mendoi Rostovi e duke psherëtitur me pikëllim, mori nga duart e ushtarit frerin e Graçikut të vet që çalonte nga një këmbë dhe hipi mbi kalë.

— Ç'ishin ato? Predha? — e pyeti Denisovin.

— Predha e çfarë predha? — briti Denisovi — Po punën e bëmë si burrat! S'i thonë shaka! Kur hidhesh në sulm është lule! E punon shpatën sipas qejfit, po këtu dreqi e merr vesh së ç'është, shtien mbi ty si mbi një nishan.

Dhe Denisovi u largua drejt një grupi jo larg nga Rostovi, e që përbëhej nga koloneli, Nesvicki, Zherkovi e nga oficeri i shtabit.

„Megjithkëtë, askujt s'i paska rënë në sy" mendoi Rostovi. Dhe me të vërtetë askujt s'i kishte rënë gjë në sy, sepse që të gjithë e njihnin atë sensacion që junkeri, si i pastërvitur akoma me zjarrin, e kishte ndjerë atëhere për të parën herë.

— Ja, pra, kini për të bërë një raport të mirë, — tha Zherkovi, — prisni kur të më bëjnë edhe mua nëntoger.

— Njoftoni princit se e dogja urën, — tha koloneli me krenari gazmore.

— Po në më pyetë për humbjet?

— Bah, as që ngrehin peshë fare! — u përgjegj koloneli me zërin e tij prej basi. — Dy usarë të plagosur, dhe një *i vrarë në vënd*, — tha me një gëzim të dukshëm, pa mundur të përmbante një buzëqeshje të lumtur tek shqiptonte me një theks të veçantë shprehjen *i vrarë në vënd*.

## IX

E ndjekur nga një ushtri franceze prej njëqindmijë vetash nën komandën e Bonapartit, ndërsa banorët e vëndeve që përshkonte e prisnin si armike, duke humbur çdo besim nga aleatët, duke vuajtur nga mungesa e veshmbathjes dhe e shtrënguar të vepronte në kondita lufte aq të ndryshme nga ato që qenë parashikuar, ushtria ruse e përbërë vetëm prej tridhjetepesëmijë vetash të komanduar nga Kutuzovi, po tërhiqej me të shpejtë gjatë Danubit; ndalej aty ku e arrinte armiku dhe mbrohej me ndonjë luftim të vogël të praparojes vetëm kur ish e domosdoshme, për të pasur mundësi të kryente tërheqjen pa humbur karvanet. U ndeshën në Lambah, në Amshteten, në Melk; po, megjith trimërinë dhe qëndresën me të cilën lëftonin rusët e që ua njihte edhe vetë armiku, këto ndeshje përfunduan vetëm në një tërheqje akoma me të ngutur e më të nxituar. Ato trupa austriake që kishin mundur të shpëtonin në Ulm dhe ishin bashkuar me Kutuzovin në Braunau, ishin ndarë pastaj nga ushtria ruse, dhe Kutuzovin e kishin lënë vetëm me forcat e tia të dobëta e të raskapitura. As që ish e mundur të mendohej tani për ta mbrojtur akoma Vjenën. Në vënd të luftës ofensive, të paramenduar thellësisht sipas të dhënave më të reja të shkencës së strategjisë, — plani i luftës i qe dorëzuar Kutuzovit gjatë qëndrimit të tij në Vjenë nga Këshilli i Lartë austriak i luftës, — i vetmi objektiv, gati pamundur edhe ky, që i paraqitej tani Kutuzovit konsistonte në këtë: pa e humbur ushtrinë si Maku në Ulm, të bashkohej me trupat që vinin nga Rusia.

— Më 28 tetor, Kutuzovi me ushtrinë e tij kaloi në bregun e majtë të Danubit dhe u ndal për të parën herë, duke pasur Danubin midis vetes dhe forcave kryesore franceze. Më 30, sulmoi divizionin e Mortierit, që ndodhej në bregun e majtë, dhe e shpartalloi. Në këtë betejë, për të parën herë u kapën trofe: një flamur, një top, dhe u zunë rob dy gjeneralë armiq. Për të parën herë, pas një tërheqje që zgjati dy javë, trupat ruse qëndruan dhe pas përleshjes, jo vetëm mbetën zot të sheshit të luftimit, po edhe i shtynë tutje francezët. Megjithse ushtarët qenë të grisur e të ropëtuar, të raskapitur e të pakësuar në numur — një e treta e tyre qenë të mbetur prapa, të humbur, të plagosur, të vrarë e të sëmurë — dhe të sëmurët e të plagosurit qenë braktisur në bregun tjetër të Danubit me një letër të Kutuzovit ku u bëhej thirrje ndjenjave njerëzore të armikut; megjithse spitalet e mëdha dhe shtëpitë në Krems, të shndruara në spitale nuk i nxinin dot më gjithë të sëmurët e të plagosurit, — qëndrimi pranë Kremsit dhe fitorja mbi Mortierin u dhanë shumë zëmër trupave. Në gjithë ushtrinë dhe në kuartierin e përgjithshëm qarkullonin lajmet më gazmore, ndonëse jo nga burime të sigurta, mbi kolonat që po vinin nga Rusia, mbi një fitore që paskëshin korrun austriakët, dhe mbi tërheqjen e Bonapartit të tmeruar.

Princ Andrea, gjatë betejës, ish ndodhur përbri gjeneralit austriak Shmid, i cili mbeti i vrarë në fushën e luftës. Kali i tij qe goditur nga një plumb dhe ai vetë qe plagosur lehtë në njërën dorë. Në shënjë favori të veçantë, kryegjenerali e dërgoi të çonte lajmin e kësaj fitoreje në oborrin autsriak që nuk ndodhej më në Vjenë, e cila kërcënohej qysh tani nga trupat franceze, por në Bryn. Që atë natë të betejës, i tronditur, po jo i lodhur, (megjithse nuk ish aq i plotë nga trupi, princ Andrea mund ta duronte lodhjen fizike shumë më mirë se njerëzit më të shëndoshë), me të arritur me një raport nga Dokturovi te Kutuzovi, në Krems, princ Andrea u dërgua si korier në Bryn. Ky nder që i bëhej donte të thoshte se jo vetëm do të dekorohej, po akoma edhe të gradohej.

Nata ish e errët, me yje; rruga vizatohej e zezë midis dëborës që zbardhte, e cila kish rënë në vigjiljen e betejës. Princ Andrea udhëtonte me një karrocë poste, herë duke përfytyruar përshtypjen që do të bënte lajmi i fitores, herë duke sjellë ndër mënd çastin e ndarjes me kryegjeneralin e me shokët e vet, me ndjenjën e një njeriu që ka pritur për shumë kohë po që ja arrin më në fund qëllimit të dëshëruar. Me të mbyllur sytë i buçisnin në vesh krismat e pushkëve dhe gjëmimi i topave, që shkriheshin me zhurmën e rrotave dhe me ndjenjën e fitores. Ngànjëherë i bëhej sikur rusët po iknin me vrap, e sikur ai vetë ishte vrarë; po zgjohej me të shpejtë, me një ndjenjë lumtërie dhe kujtohej menjëherë se kjo s'ish aspak e vërtetë e se, përkundrazi, francezët kishin ikur të thyer. Sillte përsëri ndër mënd gjithë hollësirat e fitores, kurajën e tij plot gjakftohtësi gjatë ndeshjes dhe, duke u qetuar, dremiste... Nata e errët, me yje ja la vendin një mëngjezi të ndritur e të qeshur. Dëbora shkrihej në diell, kuajt rendnin me vrap dhe, në të dy anët, parakalonin pyje, ara, fshatra të rinj, njeri ndryshe nga tjetri.

Në një nga etapat e tia arriu një karvan të plagosurish rusë. Oficeri që i shoqëronte e që drejtonte karvanin ishte shtrirë në qerren e parë dhe shfrynte kundër një ushtari duke mallkuar. Në karrot e gjata gjermane, të plagosurit, të zbetë, me plagët të lidhura me fasha, të ndyrë, ulur nga gjashtë e më shumë për çdo karro, tundeshin e tronditeshin nëpër rrugën gjithë gurë. Një palë bisedonin (princi dëgjoi që po flisnin rusisht), të tjerët hanin bukë; të plagosurit më rëndë, në heshtje, me një simpati fëminore, të ëmbël e të sëmurë, vështronin karrocën e postës që po kalonte me të katra.

Princ Andrea urdhëroi të ndalnin dhe pyeti një ushtar se në ç'përpjekje kishin mbetur të plagosurit. „Pardje, në Danub", u përgjegj ushtari.

Princ Andrea nxori kuletën dhe i dha tri monedha ari.

— Për të gjithë, — shtoi, duke iu kthyer oficerit që po afrohej. — Shërojuni, djema, — u tha ushtarëve, — se kemi akoma shumë për të bërë.

— Zoti adjutant, ç'të reja kemi? — pyeti oficeri, i cili, me sa dukej, dëshironte të bënte një çikë muhabet.

— Të mira! — u përgjegj princ Andrea. — Nisu! — i thirri karrocjerit të postës, dhe karroca u nis me vrap.

Isht ngrysur kur princ Andrea hyri në Bryn dhe e pa veten në mes të pallateve, dritave, të dyqaneve, dritareve e fenerëve, në mes të karrocave të bukura që shkonin me zhurmë mbi kalldrëm, në mes të asaj atmosfere të një qyteti të madh e plot lëvizje, që është gjithmonë aq tërheqëse për një ushtarak që kthehet nga kampi i luftës. Princ Andrea, me gjith udhëtimin e shpejtë dhe natën pa gjumë që kish kaluar, duke iu avitur pallatit, e ndjente veten akoma më të freskët e më të gjallë se në të djeshmen. Vetëm sytë i ndrinin si ndër ethe dhe mendimet i parakalonin varg me një shpejtësi e qartësi të jashtëzakonshme. Përfytyronte sërish të gjitha hollësirat e ndeshjes, jo më të turbullta, po në reliev, në një paraqitje të saktë, që ai, me mëndje të tij, ja bënte perandorit Franc. Përfytyronte gjallërisht peytjet që mund t'i beheshin me këtë rast, si edhe përgjigjet që do të jepte. Pandehte se do të paraqitej menjëherë te perandori. Po afër shkallës së madhe të pallatit një nëpunës i dolli me vrap përpara dhe, duke e njohur që ish korier, e çoi në një palë shkallë të tjera.

— Nga koridori më të djathtë; atje, *Euer Hochgeboren*[1], do të gjeni një adjutant që i shërben perandorit, — i tha ky nëpunës. — Ai do t'ju çojë të ministri i luftës.

Adjutanti në shërbim të Madhërisë së Tij perandorake që e priti princ Andrenë, iu lut të bënte pak durim dhe shkoi te ministri. Pas pesë minutash u kthye dhe, duke u përulur me nderim ndërsa i lutej të kalonte përpara tij, e shoqëroi nëpër një koridor në kabinetin ku punonte ministri i luftës. Adjutanti, me politesën e tij të stërhollë, dukej se donte t'i shtëmëngej çdo përpjekjeje për të zënë miqësi nga ana e adjutantit rus. Entusiazmi i princ Andresë kish

---

[1]) Fisnikëria juaj e lartë.

rënë shumë kur arriti te dera e kabinetit të ministrit. E ndjente veten të fyer, dhe kjo ndjenjë fyerje u shndërrua në çast, pa e kuptuar fare ai, në një ndjenjë përbuzjeje pa asnjë bazë. Intuita e tij e rrufeshme i sugjeroi menjëherë se nga ç'pikëpamje do të kish të drejtë ta përbuzte adjutantin dhe ministrin e luftës. „Atyre, sigurisht, u duket shumë e lehtë të korresh një fitore, sepse s'i kanë marë erë barutit!" mendoi. Sytë e tij u mbyllën për gjysmë me përçmim; dhe me hapa shumë të ngadalshme hyri në kabinetin e ministrit. Ky përçmim u bë edhe më i theksuar, kur pa ministrin, që rrinte ulur dhe i kërrusur mbi një tryezë të madhe e që ato nja dy minutat e para as që i dha fare rëndësi personit që kish hyrë. Ministri e kish ulur kokën tullë, me tëmtha të thinjura, midis dy qirinjsh, e po lexonte disa shkresa, duke shënuar diçka me një laps. Mbaroi së lexuari, po akoma s'e kish ngritur kokën, kur u hap dera dhe u dëgjuan çape.

— Merrni dhe komunikojuani, — i tha ministri i luftës adjutantit të tij, duke i zgjatur shkresat, pa e vënë re akoma korierin.

Princ Andrea ndjeu që, ja se prej gjithë punëve me të cilat merrej ministri i luftës operacionet e ushtrisë ruse e interesonin më pak, ja se, edhe në s'ish e vërtetë, kështu dëshironin t'i tregoheshin korierit rus. „Po për mua është njësoj", mendoi. Ministri i luftës mblodhi shkresat e tjera, i rregulloi në mënyrë që anët e tyre të puqeshin plotësisht, dhe ngriti kokën. Kish një fytyrë të zgjuar dhe karakteristike. Po pikërisht në çastin kur po kthehej nga princ Andrea, shprehja e zgjuarësisë dhe e mprehtësisë u çduk, me dashje, sigurisht, e nga që e kish bërë zakon; mbi fytyrën e tij u vizatua një buzëqeshje e leshtë, e shtirë, e që dukej se ish e shtirë, buzëqeshja e një njeriu që është mësuar të presë njerin pas tjetrit shumë vizitorë.

— Nga feld-mareshall Kutuzovi? — pyeti. — Shpresoj, lajme të mira? U bë një përleshje me Mortierin? Një fitore? Ishte tamam koha!

Mori shkresën, që ish në emër të tij, dhe zuri ta lexonte me një shprehje trishtimi.

— Ah, o Zot! Shmiti! — tha gjermanisht. — Ç'fatkeqësi! Ç'fatkeqësi! —

Si e këndoi shkresën e la mbi tryezë dhe i hodhi një sy princ Andresë, duke menduar, me sa dukej, për diçka.

— Ah, ç'fatkeqësi! Ju thoni se ndeshja qe vendimtare? Megjithatë Mortieri nuk ra rob. — (U mendua pak). — Gëzohem shumë që sualli lajme të mira, megjithse e paguajmë shtrënjt fitoren me vdekjen e Shmitit. Madhëria e Tij, sigurisht, do të ketë dëshirë që t'ju shohë, po jo sonte. Ju falënderoj. Çlodhuni! Nesër ejani në audiencë, pas revistës. Sidoqoftë, kam për t'ju njoftuar.

— Buzëqeshja e lehtë, që ishte çdukur gjatë bisedimit, u duk përsëri në fytyrën e ministrit të luftës.

— Mirupafshim, falemnderit shumë. Madhëria e Tij Perandori pa tjetër do të dëshirojë t'ju shohë, — përsëriti, dhe bëri një shënjë me kokë.

Kur princ Andrea dolli nga pallati ndjeu se i kish ikur tërë gëzimi dhe lumtëria e fitores; iu duk sikur tërë entusiazmin e kish braktisur në duart indiferente të ministrit të luftës dhe të atij adjutantit aq të sjellë. Të gjitha mendimet e tia u ndryshuan menjëherë: beteja i paraqitej tani si një kujtim shumë i largët, i një tjetër kohe.

## X

Princ Andrea qëndroi në Bryn në shtëpinë e një të njohuri të tij, diplomatit rus Bilibin.

— Ah, princ i dashur, asnjë mysafir tjetër nuk do të më gëzonte kaq shum, — i tha Bilibini, duke i dalë përpara që ta priste. — Franc, shpjeri plaçkat e princit në dhomën time! — urdhëroi shërbëtorin që shoqëronte Bollkonskin. — Domethënë, vini lajmëtar i një fitoreje? Shumë mirë. Kurse unë po qëndroj këtu i sëmurë, siç e shihni.

Princ Andrea, si u la e u ndërrua, hyri në kabinetin lluksoz të punës të diplomatit dhe u ul përpara tryezës së shtruar. Bilibini, qetë-qetë, zuri vënd përpara oxhakut.

Princ Andrea, pas udhëtimit të tij, e sidomos pas fushatës së luftës, gjatë së cilës ishte çveshur nga gjithë komoditetet dhe zakonet e pastërtisë e të elegancës, provonte tani një ndjenjë të këndëshme çlodhjeje në këto kondita të shkëlqyeshme jetese, siç ish mësuar që në vogjli. Përveç kësaj, ja kish ënda, pas asaj pritjeje nga ana e austriakëve, të fliste, në mos rusisht (flisnin frëngjisht) së paku me një rus, i cili, ashtu siç e pandehte, sigurisht, i kishte zët austriakët (gjithë rusët i kishin zët autsriakët, sidomos në atë kohë).

Bilbini ishte një burrë tridhjetepesë vjeç, i pamartuar, dhe bënte pjesë gjith në atë rreth shoqëror ku bënte pjesë edhe princ Andrea. Ishin njohur që në Peterburg, por akoma më mirë gjatë qëndrimit të fundit të princ Andresë në Vjenë bashkë me Kutuzovin. Sikundër princ Andrea që premtonte të bënte një rrugë të gjatë në karierën ushtarake, kështu edhe Bilibini, e ndofta edhe më shumë, premtonte se do të arrinte shumë lart në karierën diplomatike. Ishte akoma i ri nga mosha, po nuk ishte më i ri në diplomaci, sepse kish filluar të shërbente që kur ishte gjashtëmbëdhjetë vjeç, kish qënë në Paris, në Kopenhagen, dhe tani në Vjenë zinte një post mjaft me rëndësi. Kanceljeri dhe ambasadori ynë në Vjenë e njihnin dhe e çmonin shumë. Nuk ish nga ata diplomatët — dhe janë pjesa më e madhe — që i quajmë të mirë se kanë vetëm disa virtute negative, se nuk i bëjnë disa gjëra e se flasin frëngjisht; ai ishte një nga ata që duan dhe dinë të punojnë; e, megjithë përtacinë e tij, e gdhinte heraherë tërë natën në tryezën e punës. Cilado që të ish puna e tij, ai e kryente mirë e me kujdes. Interesohej jo për „çfarë" do të bënte, por „si" do të bënte. S'kish rëndësi për të se cila ish puna diplomatike; por të përpilonte me shkathtësi, me saktësi dhe elegancë një qarkore, një promemorje ose një relacion ishte për 'të një burim kënaqësie të madhe. Çmohej e nderohej jo vetëm për mjeshtërinë dhe artin që tregonte me penë po edhe për shkathtësinë e zotësinë që kish në të sjellë e në të folur në qarqet e larta.

Bilibinit i pëlqente bisedimi sikundër i pëlqente dhe puna, vetëm kur bisedimi mund të ishte elegant

dhe spiritoz, i zgjedhur e i hijshëm. Në shoqëri përgjonte vazhdimisht rastin të thosh diçka të shënuar e që binte në sy, përndryshe as që e merrte fare fjalën. Fjalimet e tija ishin gjithmonë plot me fraza origjinale, të mprehta, të përsosura e me një interes të përgjithshëm. Këto fraza përgatiteshin në laboratorin intim të Bilibinit dhe ishin të lehta për t'u mbajtur mënd, për t'u kopjuar, kështu që të rinjtë mondanë, civilë dhe ushtarakë, i kishin në majë të gjuhës e i çonin sallon më sallon. E me të vërtet, *les mots de Bilibinit se colportaient dans les salons de Vienne*[1]), dhe shpesh herë ndikonin mbi të ashtuqojturat çështje të rëndësishme.

Fytyra e tij thatime, e hequr, e tretur, verdhacuqe ishte e mbushur me zhubra që dukeshin gjithmonë të lara e të pastruara me kujdes të madh, ashtu si maja e gishtrinjve pas banjës. Lëvizja e këtyre zhubrave përbënte lojën kryesore të fizionomisë së tij. Tani balli i vijosej me rrudha të thella dhe vetullat i ngriheshin lart; tani vetullat uleshin poshtë, e pranë faqeve sajoheshin zhubra të theksuara. Sytë e vegjël, të futur thellë në zgavrat si gropë, të vështronin gjithënjë drejt, të qeshur e të mprehtë.

— Pa na tregoni tani heroizmat tuaja, — tha.

Bollkonski, me modestinë më të madhe, pa folur për veten e tij as edhe një herë, tregoi për betejën e për pritjen nga ana e ministrit të luftës.

— *Ils m'ont reçu avec ma nouvelle, comme un chien dans un jeu de quilles*[2]), — e mbylli fjalën ai.

Bilibini buzëqeshi dhe rrudhat e fytyrës iu çdukën.

— *Cependant, mon cher*, — tha duke shikuar një thua nga larg e duke rrudhur pjesën e ballit mbi syrin e mëngjer, — *malgré la haute estime que je professe pour* ushtrinë ruse ortodokse, *j'avoue que votre victorie n'est pas des plus victorieuses*[3]).

---

[1]) Fjalët e Bilibinit qarkullonin në sallonet e Vjenës.
[2]) Më pritën me lajmin që u solla si atë qenin në një lojë birili.
[3]) Sidoqoftë, i dashur, megjith respektin e madh që kam për ushtrinë ruse ortodokse, ja ku e them se fitorja nuk është nga ato më fitimtaret.

Dhe vazhdoi gjithmonë në frëngjisht duke i thënë rusisht vetëm ato fjalë që desht t'i nënvizonte me përçmim.

— Si kështu, pra, ju me tërë ushtrinë tuaj i lëshohi mbi kurris atij fatziu Mortier në krye të një devizioni vetëm, dhe ky Mortier ju ikën nga-duart? Ku është, pra, fitorja?

— Sidoqoftë, po të flasim seriozisht, — u për-gjegj princ Andrea, — mund të themi pa u mburrur se kjo është diçka më mirë se Ulmi...

— Si nuk kapët dot rob ndonjë mareshall, një të paktën?

— Se nuk dalin të gjitha ashtu siç janë para-shikuar, ndryshe ndodhë në një revistë dhe ndryshe në luftë. Ne llogarisnim, sikundër ju thashë, që t'i kishim marrë krahët armikut aty nga ora shtatë e mëngjezit, kurse në të vërtetë arritëm aty nga ora pesë e mbrëmjes.

— E përse nuk arritët që në orën shtatë të më-ngjesit? Duhej të kishit arritur më shtatë të mëngje-sit, — tha, duke buzëqeshur, Bilibini, — e donte puna të arrinit më ora shtatë të mëngjesit.

— Pse nuk i sugjeruat ju Bonapartit me anën e rrugës Diplomatike se do të bënte mirë ta braktiste Gjenovën? — ja priti gjith me atë ton princ Andrea.

— E di, — e ndërpreu Bilibini, — ju mendoni se është shumë e lehtë të zësh robër mareshallë duke ndenjur shtrirë në kanape pranë vatrës. Ashtu vër-tet, e megjithëkëtë, si nuk kapët të paktën një të vetëm? Dhe mos u çuditni në qoftë se jo vetëm mini-stri i luftës, po edhe shumë augusti Perandor dhe mbret Franci nuk do të jetë shumë entuziast për fitoren tuaj; bile as unë, një sekretar i mjerë i amba-sadës ruse, nuk ndjej ndonjë kënaqësi të veçantë...

Ja mbërtheu sytë princ Andresë dhe befas cipa e tkurur e ballit iu pastrua nga të gjitha rrudhat.

— Tani është radha ime që t'ju pyes „përse", i dashur, — tha Bollkonski. — T'ju them të drejtën: s'po kuptoj; mbase këtu ka hollësira diplomatike që nuk i kap dot mëndja ime e varfër, po, ç'është e drejta, s'po kuptoj: Maku humbet një ushtri të tërë, arqiduk Ferdinandi dhe arqiduk Karli s'ndihen fare se janë gjallë dhe bëjnë gabime mbi gabime, më në

fund vetëm Kutuzovi korr një fitore të vërtetë, prish *le charme*[1] të francezëve, dhe ministri i luftës as që interesohet fare të dijë hollësirat e betejës.

— Pikërisht për këtë, i dashur. *Voyez-vous, mon cher;* urrah! për Carin, për Rusinë, për Fenë! *tout cela est bel et bon*[2], po ç'na duhen neve, them unë, — ç'u duhen oborrit austriak, — fitoret tona? Na sillni lajmin e një fitoreje të arqiduk Karlit ose të arqiduk Ferdinandit — *un archiduc vaut l'autre*[3], siç e dini, — qoftë edhe mbi një kompani zjarrfiksash të Napoleonit, dhe kini për të parë si do t'ju presim, se si do të zbrazim topa për ta festuar. Po lajmi juaj duket sikur është bërë enkas që të na pikëllojë. Arqiduk Karli s'bën asgjë, arqiduk Ferdinandi po mbulohet me turp. Ju braktisni Vjenën, nuk e mbroni më, *comme si vous nous disiez*[4]: Zoti është me ne! po Zoti i Madh ju bekoftë ju dhe kryeqytetin tuaj. Vetëm një gjeneral është që e duam të gjithë, Shmiti: ju vini e na thoni që u vra dhe na mburri me fitoren tuaj!... Pranojeni se as që mund të ketë lajm më të papëlqyer nga ky që po na sillni. *C'est comme un fait exprès, comme un fait exprès*[5]. Përveç kësaj, edhe sikur të kishit korrur vërtet një fitore të shkëlqyer, edhe sikur fitorja të ish korrur nga arqiduk Karli, a do të kish sjellë ndonjë ndryshim në rrjedhjen e përgjithëshme të ngjarjeve? Është shumë vonë tani që Vjena është pushtuar nga trupat franceze.

— Si pushtuar? Vjena është pushtuar?

— Jo vetëm është pushtuar, po Bonaparti ndodhet në Shënbrynn, dhe konti, i dashuri konti ynë Vërbni, shkon e i paraqitet, për të marrë urdhëra.

Bollkonski, nga lodhja dhe përshtypjet e udhëtimit, të audiencës e sidomos tani pas buke, ndjente se nuk po e kapte dot tërë kuptimin e fjalëve që po dëgjonte.

— Sot në mëngjes ishte këtu kont Lihtenfelsi, — vazhdoi Bilibini, — dhe më tregoi një letër ku përshkruhej me të gjitha hollësirat parada e francezëve

---

[1] Magjinë
[2] Shikoni, i dashur, të gjitha këto janë pun'e madhe!
[3] Qoftë njëri arqiduk apo tjetri, — njësoj është.
[4] Tamam sikur të na thoshit.
[5] Duket si një gjë e bërë enkas, një gjë e bërë enkas.

në Vjenë. *Le prince Murat et tout le tremblement*[1]). E shihni, pra, se fitorja juaj nuk është dhe aq gazmore e që ç'mund t'ju presin si një shpëtimtar...

— Për mua, është njësoj, me të vërtet, krejtësisht njësoj, — tha princ Andrea, duke filluar të kuptonte se lajmi i tij për betejën e Kremsit kish vërtet një rëndësi të vogël në krahasim me një ngjarje të atillë si pushtimi i kryeqytetit të Austrisë. — Si u muar kështu Vjena, vallë? Po ura? Po e famëshmja *tête de pont*[2])? Po princ Auerspergu? Tek ne flitej se princ Auerspergu do ta mbronte Vjenën? — shtoi.

— Princ Auerspergu ndodhet përkëtej urës, nga ana jonë, dhe po na mbron; besoj se bën një mbrojtje të keqe, po megjithatë na mbron. Po Vjena është matanë. Jo, ura akoma s'është marrë, dhe shpresoj, nuk do të merret, se është minuar dhe është dhënë urdhër të hidhet në erë. Në rast të kundërt, ne do të qemë qëkur në malet e Bohemisë, dhe ju me ushtrinë tuaj do të kalonit disa çaste të vështira midis dy zjaresh.

— Po kjo nuk do të thotë akoma se fushata e luftës mbaroi, — tha princ Andrea.

— Unë mendoj se po. Gjith kështu mendojnë këtu edhe „të mëdhenjtë", po s'kanë guxim ta thonë. Ka për të ngjarë ajo që thashë unë në fillim të fushatës: çështja e luftës nuk do të zgjidhet as nga *votre èchauffourèe de Durenstein*[3]) dhe as nga baruti përgjithësisht, po nga vetë ata që e ndezë, — tha Bilibini, duke përsëritur një nga ato fjalët e tij të qëlluara, ndërsa e çrrudhte ballin dhe bënte një pauzë... Puna është të dimë se ç'do të dalë nga takimi i Berlinit midis perandorit Aleksandër dhe mbretit të Prusisë. Po qe se Prusia hyn në Aleancën, *on forcera la main à l'Austriche*[4]) dhe ahere kemi luftë. Po qe se jo, s'mbetet veçse të merren vesh për vëndin ku duhet të përpilohen paragrafet paraprake të një Campo Formio tjetër.

---

[1]) Princ Murati me gjithësej.
[2]) kryeurë.
[3]) Pushka që bëtë ju në Djurenshtein.
[4]) Do ta shtrëngojnë Austrinë që të veprojë kundër vullnetit të saj.

Ç'gjenialitet i jashtëzakonshëm! — thirri befas princ Andrea duke shtrënguar grushtin e tij të vogël e duke i rënë tryezës. — E ç'fat që ka ky njeri!

— Buonaparti? — pyeti Bilibini dhe rrudhi ballin duke treguar kështu se tani do të nxirte një nga ata „xhevahirët" e tij. — Buonaparti? — tha, duke theksuar veçanërisht tingullin *u*. — Unë mendoj, megjithatë, se tani kur ai i jep urdhëra Austrisë që nga Shënbrynni, *il faut lui faire grâce de l'u*[1]. Unë për vete po e marr këtë vendim e që sot e tutje po e quaj Bonapart *tout court*[2].

— Jo, pa shaka, — tha princ Andrea. — ju kujtoni vërtet se fushata ka marrë fund?

— Ja si e mendoj unë. Austrisë ja hodh, po ajo s'është mësuar që t'ja hedhin dhe do të kërkojë të marrë shpagë. Asaj ja hodh sepse, në radhë të parë, krahinat iu shkretuan *(on dit que l'orthodoxe est terrible pour le pillage*[3]*)*, ushtria iu shkatërrua, kryeqyteti iu pushtua, e të gjitha këto *pour les beaux yeux*[4]) të mbretit të Sardenjës. E prandaj, — *entre nous mon cher*[5]*)*, — unë e ndjej instintiktivisht se ne jemi gënjyer, e ndjej instinktivisht se egzistojnë marrëveshje me Francën dhe projekte për një paqë të fshehtë të përfunduar veçan nga ne.

— S'ësht' e mundur! — tha princ Andrea. — Kjo do të ishte kulmi i poshtërsisë.

— *Qui vivra, verra*[6]*)*, — u përgjegj Bilibini duke çrrudhur sërish cipën e ballit për të thënë se bisedimi kish marrë fund.

Kur princ Andrea hyri në dhomën e përgatitur për 'të dhe ra në shtrat me ata çarçafë të pastër e shilte me pëndë, kur vuri kokën në jastëkun e butë, të vakët e të parfumuar, ndjeu se ajo betejë, për të cilën kish sjellë lajmin, ish larg, shumë larg prej tij. Tani bluante të tjera gjëra në mëndje: mendonte për aleancën me Prusinë, për tradhëtinë e Austrisë, për triumfin e ri të Bonapartit, për revistën dhe audiencën pranë perandorit Franc të nesërmen.

---

1) Duhet të mos ja vëmë ré u-në.
2) Thjesht' e shkurt.
3) Thonë se oratodoksi ësht' i tmershëm për plaçkitje.
4) Për syt' e bukur.
5) E themi këtu në mes tonë, i dashur.
6) Kush do rrojë, do shikojë.

Mbylli sytë, po që në atë çast i buçitën sërish në vesh krismat e pushkëve, gjëmimi i topave, kërrkëllima e rrotave; e ja, përsëri ushtarët ku po zbrisnin tatëpjetë malit në një rresht të gjatë, e francezët hapnin zjarr, e ai ndjente si i fërgëllonte zëmra dhe shkonte kaluar pranë Shmitit, dhe plumbat i vërshëllenin rreth e rrotull me gëzim dhe gazi i jetës i rritej e i njëqindfishohej përbrënda, më i fortë e më i gjallë akoma nga ç'e kish ndjerë në vogëli.

U zgjua...

„Po, të gjitha këto kanë ngjarë!..." tha me gëzim duke buzëqeshur me vete, si një fëmijë i lumtur, dhe ra në gjumin e thellë e të rëndë të rinisë.

## XI

Të nesërmen u zgjua vonë. Duke sjellë ndër mend përshtypjet, e së djeshmes, u kujtua para së gjithash se atë ditë duhej të paraqitej te perandori Franc, iu kujtua ministri i luftës, ai adjutanti austriak aq i përulur e i sjellë, Bilibini si edhe biseda e mbrëmëshme. Për të vajtur në pallat veshi një uniformë parade, të cilën s'e kish veshur prej kohe. I freskët e plot gjallëri, i çlodhur e i ngopur me gjumë, i hijshëm, me krahun në qafore për shkak të plagës së lehtë në dorë, hyri në kabinetin e Bilibinit ku ndodheshin katër zotërinj të trupit diplomatik. Bollkonski e njihte princ Ipolit Kuraginin, sekretarin e ambasadës; Bilibini e njohu me të tjerët.

Zotërinjtë që mblidheshin te Bilibini, të rinj mondanë, të pasur e të qejfit, formonin, si në Vjenë ashtu edhe aty, një rreth më vete, që Bilibini, i cili ishte kryetari i këtij grupi, i quante tanët les nôtres. Ky rreth, që përbëhej pothuaj krejtësisht prej diplomatësh, kishte sigurisht interesat e tia të veçanta që s'kishin asgjë të përbashkët me luftën e me politikën, interesa mondane, marrëdhënje me gra e punë zyre Këta zotërinj e pritën princ Andrenë me gjithë zëmër e me një kënaqësi të dukëshme në rrethin e vet, si një të tyren (një nder i rrallë ky, që s'ja bënin shumëkujt). Për t'u treguar të sjellë me 'të e për të hapur muhabet, e pyetën pak rreth ushtrisë dhe

betejës, po menjëherë pastaj biseda mori një ton të lehtë, të çthurur, plot thumba e shpotira, duke hequr të tjerët nëpër gojë.

— Po m'e bukura, — thosh njëri, duke u treguar fatin e keq të një kolegu diplomat, — m'e bukura është se kançeljeri ja tha hapur që emërimi i tij në Londër ishte një gradim e që kështu duhej ta konsideronte edhe ai. Merrni me mënd se si duhet t'i ketë varur buzët në atë çast!

— Po ka dhe më keq, zotërinj: ju denoncoj Kuraginin: një koleg bie nga fiku dhe ky don Zhuan, ky njeri i tmershëm, përfiton nga ky rast!

Princ Ipoliti ishte shtrirë në një kolltuk të rehatshëm me këmbët të hedhura përmbi mbështetsen. Dhe zuri të qeshte.

— *Parlez-moi de ça*[1]), — tha.

— Oh, don Zhuan! Oh, gjarpër! — folën disa zëra.

— Ju nuk e dini, Bollkonski, — i tha Bilibini princ Andresë — se gjithë të zezat që ka punuar ushtria frënge (se mënt thashë ushtria ruse) s'janë asgjë në krahasim me ato që ka bërë ky njeri në gratë.

— *La femme est la compagne de l'homme*[2]), — foli princ Ipoliti, dhe zuri të vështronte përmes monoklit këmbët e ngritura përpjetë.

Bilibini dhe *tanët* ja plasën gazit duke e shikuar Ipolitin në sy. Princ Andrea e shihte se ky Ipolit, për të cilin (duhej që ta pohonte) ish bërë xheloz me të shoqen, loste rolin e palaços në këtë shoqëri.

— Po vërtet, duhet që t'ju zbavit me këtë Kuraginin, — i tha me zë të ulët Bilibini Bollkonskit. — Ësht' i lezeçëm kur flet për politikë; veç ta shikoni me ç'rëndësi e me ç'seriozitet që flet!

U ul pranë Ipolitit e, duke rrudhur ballin, ja filloi një bisede politike me 'të. Princ Andrea me të tjerët erdhën e u mblodhën rrotull tyre.

— *Le cabinet de Berlin ne peut pas exprimer un sentiment d'allianve,* — ja nisi Ipoliti duke i vështruar të gjithë me një pamje plot kuptim, — *sans*

---

[1]) Hë dé, pa na tregoni!
[2]) Gruaja është shoqja e burrit.

*exprimer... comme dans sa dernière note... vous comprenez... vous comprenez... et puis si Sa Majestè l'Empereur ne déroge pas au principe de notre alliance... Attendez, je n'ai pas fini...* — i tha princ Andresë, duke e kapur nga dora. — *Je suppose que l'intervention sera plus forte que la non-intervention. Et...* — bëri një pauzë. — *On ne pourra pas imputer à la fin de non-recevoir notre dépêche du 28 octobre. Voilà comment tout cela finira*[1]*.*

Dhe ja lëshoi dorën Bollkonskit si për të thënë se tani kish mbaruar krejt së foluri.

— *Dèmosthène, je te reconnais au coillou que tu as caché dans ta bouche d'or!*[2] — tha Bilibini i kënaqur, duke tundur flokët që i kishin rënë mbi ballë.

Të gjithë qeshën. Ipoliti qeshte më shumë nga të gjithë. Dukej menjëherë se mënt po mbytej, po nuk mund të hiqte dorë nga kjo e qeshur prej tuafi, e cila ja shtrëmbëronte fytyrën, që e kish gjithënjë si të ngrirë.

— Dëgjoni këtu, zotërinj, — thirri Bilibini: — Bollkonski është mysafiri im në këtë shtëpi dhe këtu në Bryn, dhe unë dua t'i afroj, brënda mundësive, gjithë kënaqësitë e jetës së këtushme. Po të ishim në Vjenë, e kishim lehtë; po këtu, dans ce vilain trou morave, është më e vështirë, ndaj kërkoj ndihmë nga gjithë ju. *Il faut lui faire les honneurs de Brünn*[3]. Ju merrni përsipër teatrin, unë sallonet, dhe ju Ipolit, kuptohet vetvetiu, femrat.

— T'i tregojmë Amelinë që ësht' e mrekullueshme! — tha njëri nga tanët, duke puthur majën e gishtrinjve.

— Shkurt, duhet ta zbutim e ta bëjmë njeri këtë ushtar të etuar për gjak, — e mbylli fjalën Bilibini.

---

[1]) Kabineti i Berlinit nuk mund të shprehë një ndjenjë aleance, pa shprehur... si në notën e fundit... kuptoni... kuptoni... e pastaj në qoftë se Madhëri e Tij perandori i përmbahet parimit të aleancës sonë... Prisni, s'kam mbaruar... Besoj se ndërhyrja do jetë më e fort se mosndërhyrja. Nuk mund të quhet e mbaruar puna me refuzimin e komunikimit tonë të 28 tetorit. Ja, kështu do të përfundojë kjo punë.

[2]) Demosten, të njoh nga guriçka që ke vënë në gojën tënde të artë.

[3]) Në këtë vrimë të keqe morave. Duhet ta presim me të gjitha nderimet këtu në Bryn.

— Më duket si e vështirë, zotërinj, të mund të përfitoj nga mikpritja juaj; bile dhe tani më erdhi ora të shkoj, — ua ktheu Bollkonski, duke parë sahatin.

Ku?

— Te perandori.

— Oh! Oh! Oh!

— Ahere, mirupafshim, Bollkonski! Mirupafshim, princ; ejani për drekë nga ne sa më parë, thanë disa zëra. — Do t'ju kemi kujdes.

— Përpiquni të lëvdoni sa më shumë rregullin e marshimeve e të nozullimeve, kur të flisni me perandorin, — tha Bilibini, duke e përcjellë Bollkonskin gjer në koridor.

— Mirë do të ishte, po s'më bën goja, — u përgjegj Bollkonski me buzë në gaz.

— Po, sidoqoftë, flisni sa të mundni më shumë. Audiencat janë pasioni i tij, vetëm se s'ësht' i zoti të thotë dy fjalë bashkë, siç do ta shikoni.

## XII

Në audiencë, perandori e vështroi drejt në sy princ Andrenë, që qëndronte më këmbë në vëndin e caktuar midis oficerëve austriakë, dhe i bëri vetëm një shënjë përshëndetjeje me kokën e tij të gjatë. Po pas një çikë adjutanti i shërbimit i njoftoi Bollkonskit, me nderime të mëdha, dëshirën e perandorit për një audiencë private. Perandori Franc e priti më këmbë në mes të dhomës. Para se të fillonte bisedimi, princ Andrea u çudit tek e shihte perandorin të turbulluar sikur s'dinte ç'të thosh, e të skuqur.

— Thomëni, kur filloi beteja? — pyeti me nxitim.

Princ Andrea u përgjegj. Pas kësaj, perandori bëri disa pyetje të tjera po aq të thjeshta e banale: „Mirë është Kutuzovi? Kur u largua nga Kremsi?", e kështu me radhë.

Perandori fliste me një ton të atillë sikur s'kish tjetër qëllim përveç se të bënte një sërë pyetjesh, megjithqë dukej qartë se as që bëhej merak për përgjigjet.

— Në ç'orë filloi beteja? — pyeti perandori.

— Nuk mund t'ju them, Madhëri orën e saktë se kur filloi beteja në frontin e trupave, po në Djurenshtejn, ku ndodhesha unë, trupat e filluan sulmin më gjashtë të mbrëmjes, — u përgjegj Bollkonski duke marrë vrull e duke menduar se me këtë rast mund të jepte përshkrimin e vërtetë, që e kish gati në mëndje, të të gjitha atyre që dinte e që kish parë.

Po perandori bëri buzën në gaz dhe ja preu fjalën:

— Sa milje?

— Prej ku e gjer ku, Madhëri?

— Prej Djurenshtejnit gjer në Krems.

— Tri milje e gjysmë, Madhëri.

— Francezët e lanë bregun e majtë?

— Sikundër na kanë njoftuar informatorët, të fundit e kapërcyen lumin me trape gjatë natës.

— A ka mjaft ushqim për kafshët në Krems?

— Jo në sasi të mjaftueshme...

Perandori e ndërpreu:

— Në ç'orë u vra gjeneral Shmiti?

— Në ora shtatë, më duket.

— Në ora shtatë. Sa keq! Sa keq!

Perandori tha se e falënderonte dhe e përshëndeti. Princ Andrea dolli dhe menjëherë u rrethua nga oborrtarët. Nga çdo anë e vështronin me sy plot simpati e mirëdashje dhe dëgjonte fjalë të ëmbla e lavdëronjëse. Ai adjutanti i një dite më parë e qërtoi përse s'kish ndënjur në pallat, dhe e ftoi në shtëpi të vet. Ministri i luftës i vajti pranë dhe e uroi për urdhërin e Maria Terezës të klasës së tretë, me të cilin e kish dekoruar perandori. Shambellani i perandoreshës e grishi nga ana e Madhërisë së Saj. Edhe arqidukesha dëshironte ta shihte. Ai s'dinte kujt t'i përgjigjej më parë, e për disa çaste mbeti i hutuar gjersa e mblodhi veten. Ambasadori rus i vuri dorën mbi sup, e hoqi pranë një dritareje dhe zuri të fliste me të.

Në kundërshtim me parashikimet e Bilibinit, lajmi që solli u prit me gëzim. U bë një Te Deum falënderimi. Kutuzovi u dekorua me kryqin e madh të Maria Terezës dhe gjithë ushtrisë iu dhanë shpër-

blime të ndryshme. Bollkonskin e ftonin nga të gjitha anët dhe gjatë asaj paradite u muar me vizita te personalitetet më të larta austriake. Si mbaroi vizitat, aty nga ora pesë e mbrëmjes, duke përpiluar me mënd një letër për të jatin mbi betejën dhe udhëtimin e tij në Bryn, princ Andrea u kthye në shtëpi. Pranë shkallëve të jashtme të shtëpisë së Bilibinit kish qëndruar një karrocë e ngarkuar përgjysmë me valixhe, dhe Franci, shërbëtori i Bilibinit, duke zvarrisur me mundim një baulle, po dilte nga porta.

Para se të kthehej të Bilibini, princ Andrea kish shkuar me karrocë në një librari të blinte libra që të kish ç'të lexonte gjatë fushatës së luftës, dhe ish vonuar mjaft aty.

— Ç'është? — e pyeti shërbëtorin.

— *Ach, Erlaucht!* — u përgjegj Franci duke ngarkuar baullen në karrocë. — *Wir ziehen noch veit veiter. Der bösevicht schon wieder hinter uns her!*[1].

— Ç'është? Ç'po ngjet? — pyeti sërish princ Andrea.

Bilibini i dolli përpara. Fytyra e tij, e qetë gjithmonë, dukej e tronditur.

— *Non, non avouez que c'est charmant,* — tha, — *cette histoire du pont de Thabor* — (që ish një urë pranë Vjenës). — *Ils l'ont passé sans coup férir!*[2].

Princ Andrea s'po kuptonte.

— Si nuk e ditki ju një gjë që e dinë gjithë karrocjerët e qytetit? Që nga vini kështu?

— Vij nga arqidukesha. Atje s'degjova të flitej gjë për këtë.

— Po a nuk patë se ku do po bëjnë gati baullet?

— S'vura re... Po ç'ka ngjarë? — pyeti me padurim princ Andrea.

— Ç'ka ngjarë? Ka ngjarë kjo që francezët e kapërcyen urën që mbronte Aurespergu, dhe ura nuk u hodh në erë, kështu që Murati po sulet tani rrugës së Brynit, e, në mos sot, nesër do jetë këtu.

---

[1]) Ah shkëlqesi! Po shkojmë ca më larg. Ai katili po na ndjekë përsëri këmba këmbës!

[2]) Jo, jo, s'ke ç'i thua, e bukur shumë kjo historija e urës së Taborit. E kapërcyen pa as më të voglën pengesë.

16*

— Si këtu? Po si nuk e hodhë në erë urën, derisa ishte e minuar?

— Atë dua të di edhe unë. Asnjeri s'e di, as Bonaparti.

Bollkonski ngriti supet.

— Po në qoftë se e kaluan urën, edhe ushtria ësht' e humbur: mbetet e çkëputur, e rrethuar, — tha.

— Pikërisht këtu qëndron tërë puna, — u përgjegj Bilibini. Dëgjoni. Francezët hyjnë në Vjenë, sikundër ju thashë. Të nesërmen, domethënë dje, zotërinjtë mareshallë Murati, Lani dhe Beljari ua hipin kuajve dhe i drejtohen urës. (Mos harroni se që të tre janë gaskonë). „Zotërinj, — thotë njëri, — ju e dini se ura e Taborit ësht' e minuar dhe e stërminuar e se mbrohet nga një *tête de pont*[1]) e tmerëshme dhe nga pesëmbëdhjetë mijë ushtarë që kanë urdhër ta hedhin në erë e të mos na lënë të kalojmë. Porse perandori ynë Napoleoni do të kënaqej po ta merrnim. Shkojmë ne të tre dhe e marrim". — „Shkojmë", përgjigjen të tjerët; dhe nisen e e marrin, e kalojnë, dhe bashkë me tërë ushtrinë, përkëtej Danubit, po marshojnë mbi ne, mbi ju e mbi vijat tuaja të komunikacionit.

— Mjaft më me këto shaka, — iu lut princ Andrea, i trishtuar e serioz.

Ky lajm ish i hidhur po, njëkohësisht, e gëzonte princ Andrenë.

Me të marrë vesh se ushtria ndodhej në një gjëndje të dëshpruar, një ide i shkrepi në mëndje: që pikërisht ai ish paracaktuar ta shpëtonte nga ajo gjëndje, që, ja, ky ishte mbase Tuloni që do ta nxirrte nga radhët e oficerëve pa emër e që do t'i hapte rrugën e lavdisë. Duke dëgjuar Bilibinin, përfytyronte qysh tani se, me të arritur në ushtri, do të çfaqet në Këshillin e luftës një opinion — i vetmi që do të mund ta shpëtonte ushtrinë — e që vetëm atij do t'i besohej zbatimi i këtij plani.

— Mjaft më me këto shaka, — përsëriti.

— Nuk qesh, — ja ktheu Bilibini, — s'ka asgjë tjetër me të vertetë e më të hidhur. Këta zotërinjë

---

[1]) kryeurë.

arrijnë fill vetëm te ura dhe çpalosin shami të bardha; thërresin e thonë se është përfunduar një armëpushim e se ata, mareshallët, venë të bisedojnë me princ Auerspergun. Oficeri i rojes i le të hyjnë në *tête de pont*[1]). Ata i kallzojnë një mijë dokrra prej gaskoni: thonë se lufta mori fund, se perandori Franc caktoi një takim me Bonapartin, se ata dëshirojnë të shohin princ Auerspergun dhe plot gaskonata të tjera të këtij lloji. Oficeri çon e thërret princ Auerspergun; këta zotërinj përqafojnë oficerët, qeshin, ulen e rrinë mbi shtratin e topave, e ndërkaq një bataljon francez hyn pa u diktuar në urë i rrukullisë thasët me lëndë ndezëse në ujë, dhe i afrohet *tête de pont*[2]). Më në fund, ja ku duket gjeneral-leitenanti vetë, princi ynë i dashur Auersperg fon Mautern.

„I dashur armik! Lulja e trupave austriake! Heroj i luftarve me Turqinë! Armiqësitë muarën fund, mund t'i japim dorën njeri jatrit... Perandori Napoleon digjet nga dëshira që të njohë princ Auerspergun". Më një fjalë, këta zotërinj, që nuk u thonë më kot gaskonë, e lajnë e e lyejnë Auerspergun me fjalë të bukura, ky e ndjen veten kaq të lumtur nga lajkat e nga miqësia që lidhi kaq shpejt me mareshallët francezë, ësht' aq i verbuar nga manteli e nga puplat e strucit të Muratit, *qu'il n'y voit que du feu, et oublie celui qu'il devait faire, sur l'ennemi*[3]). (Me gjithë vrullin e fjalës, Bilibini nuk harroi të bënte një pauzë pas kësaj fraze të zgjedhur, që t'i linte kohë princ Andresë ta vlerësonte). Batalioni francez turret me hov *sur la tête de pont*[4]), mbërthen topat në vënd, dhe ura u muar. Po m'e bukura është, — vazhdoi duke u qetësuar në emocionin e tij nga bukuria e tregimit të vet, — se rreshteri përgjegjës i atyre topave, i cili duhej të jipte shënjën për t'u vënë zjarr minave e për të hedhur urën në erë, ky rreshter, duke parë trupat francezë që po turreshin në urë, desh të shtinte, po Lani ja ndali dorën. Rreshteri që ish, sikundër duket, më i mprehtë se gjene-

---

1) Kryeur.
2) Kryeurës.
3) Sa nuk sheh veçse shkëlqim si zjarr dhe harron zjarrin që duhet të hapte kundër armikut.
4) Drejt kryeurës.

rali i tij, i afrohej Auerspergut e i thotë: „*Princ, ju* mashtrojnë, ja francezët!" Murati e sheh se ësht' e humbur davaja po qe se e lë rreshterin të flasë. Shtiret si i çuditur, (si gaskon që është) e i kthehet Auerspergut. „A kjo na qënka disiplina austriake, kaq e dëgjuar në gjithë botën? — i tha. — Si e lejoni që një depror t'ju flasë në ketë mënyrë!" *C'est génial. Le prince d'Auersperg se pique d'honneur et fait mettre le sergent aux arrêts. Non, mais avouez que c'est charmant, toute cette histoire du pont de Thabor. Ce n'est ni bêtise ni lâcheté...*[1])

— *C'est trahison peut-être*[2]) — tha princ Andrea, duke përfytyruar sikur i shihte me sy kapotat e murme, plagët, tymin e barutit, krismën e pushkëve dhe lavdinë që po e priste.

— *Non plus. Cela met la cour dans de trop mauvais draps* — vazhdonte Bilibini. *Ce n'est pas trahison, ni lêcheté, ni bêtise; c'est comme à Ulm*... — dhe u duk sikur po mendohej, duke kërkuar shprehjen: — *c'est... c'est du Mack, Nous sommes mackés*[3]), — përfundoi, duke e ndjerë se tha *un mot, dhe un mot*[4]) të qëlluar që do të përsëritej gojë mëgojë.

Zhubrat e mbledhura gjer atëhere në ballë iu çdukën menjëherë, si shënjë kënaqësie, e me një buzëqeshje të lehtë, zuri të vështronte thonjtë.

— Ku po shkoni? — pyeti befas, duke iu kthyer princ Andresë që ishte ngritur e po drejtohej nga dhoma e tij.

— Po nisem.

— Për ku.

— Për të arritur trupat.

— Sikur deshët të rrinit dhe nja dy ditë.

— Po tani po nisem menjëherë.

Dhe princ Andrea hyri në dhomën e tij, si dha urdhër për t'u nisur.

---

[1]) Kjo është gjeniale. Princ Auerspergu preket në sedër dhe i jep arrest rreshtrit. Jo, Besa, s'kini ç'thoni, është vërtet e mrekullishme tërë kjo histori e urës së Taborit. Nuk është as budallallëk, as poshtërsi...

[2]) Është tradhëti, ndofta.

[3]) As ajo s'është. Kjo e vë oborrin në një pozitë shumë të keqe. Nuk është as tradhëti, as poshtërsi, as budallallëk, kjo i ngjanë asaj që ndodhi në Ulm... Na gjeti si Makun. E pësuam edhe ne si ai.

[4]) Një fjalë.

— A e dini, i dashur, — tha Bilibini, duke e ndjekur pas në dhomë, — u mendova dhe e mora vesh — Pse niseni?

Dhe si për të provuar se ajo që mendonte ai as që mund të diskutohej, të gjitha rrudhat iu çdukën nga fytyra.

Princ Andrea e vështroi si me pyetje e nuk iu përgjegj.

— Pse niseni? E di, ju mendoni se detyra juaj është që të arrini ushtrinë tani që kjo ndodhet në rrezik. E kuptoj, *mon cher, c'est de l'héroisme*[1].

— Aspak, — ja ktheu princ Andrea.

— Po ju jini *un philosophe*[2]; tregojuni pra i tillë plotësisht. Kqyrini gjërat nga një anë tjetër dhe kini për të parë, se, përkundrazi, detyra juaj është që ta kurseni veten. Leruani këtë të tjerëve, që s'janë për gjë tjetër... Asnjeri s'ju ka urdhëruar të kthehi prapa, dhe këtu as që kanë për t'ju lënë të kthehi. Kështu pra, ju mund të qëndroni e të vini me ne atje ku do të na shpjerë fati ynë i zi. Thonë se do të vemi në Olmyc. Olmyci është një qytet mjaft i këndshëm. Dhe në të dy së bashku do të shkojmë qetë-qetë me karrocën time.

— Lerini shakatë, Bilibin, — tha Bolkonski.

— Ju flas si mik me gjithë zëmër. Gjykoni dhe vetë. Për ku e përse të nisi tani, kur mund të qëndroni këtu? Ju pret një nga këto të dyja — (rrudhi cipën e ballit mbi tëmpthin e djathtë) — ose paqja do të jetë përfunduar përpara se të arrini në ushtri, ose do të merrni pjesë në disfatën e në turpin bashkë me tërë ushtrinë e Kutuzovit.

E Bilibini e çrrudhi ballin, duke e ndjerë se dilema e tij ish e pakundërshtueshme.

— Mbi këtë pikë nuk mund të gjykohej, — u përgjegj ftohtë princ Andrea, dhe me vete mendoi: „Po nisem të shpëtoj ushtrinë".

— *Mon cher, vous êtes un héros*[3] — thirri Bilibini.

---

[1] I dashuri im, kësaj i thonë heroizmë.
[2] Filozof.
[3] I dashuri im, ju jini hero.

## XIII

Që atë natë, si u nda me ministrin e luftës, Bollkonski u nis për të arritur në ushtri, pa e ditur as ai vetë se ku do ta gjente, e me frikë, gjatë udhës për në Krems, se mos binte rob në duart e francezëve.

Në Bryn gjithë njerëzit e Oborrit po bëheshin gati për t'u ngritur e që tani po i nisnin baullet e rënda në Olmyc. Pranë Ecelsdorfit princ Andrea dolli në rrugën nëpër të cilën po kalonte ushtria ruse në rëmujë e me shpejtësinë më të madhe. Rruga ishte mbushur plot me karro sa i qe e pamundur të shkonte me karrocë. Si i kërkoi një komandanti të kozakëve një kalë dhe një kozak, princ Andrea, i uritur e i lodhur, çau përpara për të gjetur gjeneralisimin dhe karrocën e tij. Qarkullonin lajmet më të këqia mbi fatin e ushtrisë, lajme që vërtetoheshin nga vetë pamja e mjeruar, e trupave që po iknin me vrap e pa rregull.

„*Cette armée russe que l'or de l'Angleterre a transportée des extrémités de l'univers, nous allons lui faire éprouver le même sort (le sort de l'armée d'Ulm*[1]*).* Ju kujtuan këto fjalë që Bonaparti u kish drejtuar trupave të tia në urdhërin e ditës në fillim të fushatës së luftës, dhe këto fjalë i ngjallnin admirim për këtë hero gjenial, e një ndjenjë krenarie të plagosur, e shpresën e lavdisë. „Po sikur të mos ketë mbetur gjë tjetër përveç se të vdes?" mendoi. „E pse jo, po të jetë nevoja! Do të di të vdes jo më keq se të tjerët".

Princ Andrea i vështronte me përbuzje këto kolona të pambaruara, që përzjeheshin bashkë qerre, karvane, parke artilerie, e përsëri karro, karro, e karro të çdo forme e të çdo lloji, ngjitur njëra pas tjetrës e që, në tri-katër rreshta, zinin tërë rrugën gjithë baltë. Nga çdo anë, prapa e përpara, gjer atje ku kapte veshi, dëgjoheshin kërkëllima rrotash, zhurmhur e potere karrosh e qeresh, britma nxitjeje, sharje e mallkime ushtarësh, ordinancash e oficerësh. Anës rrugës shihje më çdo çap kuaj të ngordhur,

---

[1]) Kjo ushtri ruse, që ari i Anglisë e ka sjellë nga fundi i botës, do të pësojë po atë fat (fatin e ushtrisë së Ulmit).

disa të prishur, disa jo akoma, karro të shkallmuara, pranë të cilave, duke pritur diçka, rrinin shesh ushtarë të veçuar nga shokët; shihje ushtarë të shkëputur nga kompanitë që shkonin tufë-tufë në fshatrat rrotull dhe ktheheshin duke marrë me vete pula, dhën, bar ose thasë plot me plaçka. Në tatëpjetat e të përpjetat turma bëhej më e dendur, më e ngjeshur dhe ajri zjente e uturonte nga klithma të çjerra të pareshtura. Ushtarët, duke u futur në baltë gjer në gju, ngrinin më krah topat dhe karrot; fshikullonin kamxhikët, kuajt rrëshqisnin mbi thundrat, nyheshin timonët dhe kraharorët mënt pëlcisnin e ngjireshin së bërtituri. Oficerët që drejtonin marshimin venin e vinin përpara e prapa në mes të karrove të rënda. Zërat e tyre mezi ndiheshin në poterën e përgjithëshme që mbretëronte, dhe nga fytyrat e tyre dukej se as që kishin shpresë t'i jepnin dot fund këtij çrregullimi.

*„Voilà la chère armée orthodoxe"*[1]) tha Bollkonski me vete duke sjellë ndër mënd fjalët e Bilibinit.

Duke dashur të pyeste ndonjë nga këta ushtarë se ku ishte kryegjenerali, iu avit një karroje të rëndë Pikërisht përballë tij po vinte një karro e çuditshme, me një kalë, që pa dyshim, do ta kishin rregulluar ushtarët me mjete primitive, e që dukej diçka midis arabisë, kaleshinit dhe karrocës. E ngiste një ushtar; nën një strehë mushamaje, prapa një mbulese, ish ulur një grua e mbështjellë e tëra me shalle. Princ Andrea u afrua e po matej të pyeste ushtarin, kur iu tërhoq vëmëndja nga klithmat e dëshpëruara të gruas që ish ulur në atë karro. Oficeri, që drejtonte karavanin e këtyre qerreve, zuri ta qëllonte me kamxhik ushtarin që ngiste karron, sepse ky donte të dilte përpara, dhe fshikullimet e kamxhikut binin mbi mbulesën. Gruaja sokëllinte me britma të mprehta. Kur pa princ Andrenë, ajo u zgjat nën mbulesën e duke tundur duart e saj të tretura, që i dilnin nga shalli, thirri:

— Zoti adjutant, zoti adjutant..., për emrin e Zotit... Mbromëni... Ç'është kjo e keqe kështu?... Jam e shoqja e mekut të regjimentit të shtatë sul-

---

[1]) Ja ushtria e dashur ortodokse.

monjës... s'na lënë të kalojmë; mbetëm prapa, u çkëputëm nga tanët...

— Ta ndreq unë kokën ty; haj, ktheu prapa! — i klithi ushtarit oficeri, i tërbuar nga inati.

— Zoti adjutant, mbromëni. Ç'bëhet kështu? — lutej e shoqja e mjekut.

— Lereni këtë karrocë të kalojë. Nuk e shihni se është një grua aty? — tha princ Andrea duke iu afruar oficerit.

Oficeri i hodhi një sy gjithë vrer dhe, pa u përgjigjur, iu kthye sërish ushtarit: — Të mësoj unë ty... Ktheu prapa!...

— Lereni të kalojë, ju them, — përsëriti princ Andrea duke shtrënguar buzët.

— Po ti kush je? — i shfryu befas oficeri, i verbuar nga inati. — Kush je ti? Ti (e theksonte shumë këtë ti) mos na je komandanti apo kush? Këtu urdhëroj unë, dhe jo ti. Ti ktheu prapa, — përsëriti duke iu drejtuar ushtarit, — se përndryshe ta hapa kokën.

Dukej se kjo shprehje i pëlqente shumë.

Ja tregoi vëndin mirë adjutantit, — tha prapa tyre një zë.

Princ Andrea e shihte se oficerit i kish hipur në kokët e nuk dinte ç'bënte e ç'thoshte. E shihte se me ndërhyrjen e tij në favor të gruas së mejkut ish në rrezik të bëhej qesharak, dhe princ Andrea i ruhej kësaj më tepër se çdo gjëje tjetër në botë: po instinkti i fliste ndryshe. Oficeri akoma s'i kish nxjerrë mirë nga goja fjalët e fundit, kur princ Andrea, me fytyrë të prishur nga zëmërimi, ngau kalin drejt tij dhe ngriti kamxhikun.

— Le-re-ni të ka-lo-jë! —

Oficeri tundi dorën dhe u hoq mënjanë me nxitim.

— Gjithë çrregullimin këta e shkaktojnë, këta të shtabit, — çfryu nëpër dhëmbë. — Bëni si të doni. —

Princ Andrea, pa i ngritur sytë, u largua me të shpejtë nga gruaja e mjekut që e quante shpëtimtarin e saj dhe, duke sjellë ndër mënd me neveri hollësirat më të vogla të kësaj skene poshtëronjëse, vazhdoi ta ngiste kalin me të katra drejt fshatit ku, siç i kishin thënë, ndodhej kryegjenerali. Me të hyrë

në fshat, zbriti nga kali dhe iu drejtua shtëpisë së parë me qëllim që të çlodhej një çast, të hante diçka e të sqaronte gjithë këto mendime fyese që po e mundonin. „Kjo s'është ushtri, po një bandë maskarenjsh" thosh me vete duke iu afruar dritares së shtëpisë së parë, kur një zë i njohur e thirri me emër. U kthye të shikonte. Nga një dritare e vogël zgjatej fytyra e hijshme e Nesvickit. Ky, duke mbllaçitur diçka me lakmi e duke tundur duart, i bënte shënjë të afrohej.

— Bollkonski, Bollkonski, nuk dëgjon? Eja shpejt, — bërtiste.

Duke hyrë në shtëpi, princ Andrea pa Nesvickin dhe një adjutant tjetër që po hanin bukë. Që të dy iu kthyen Bollkonskit pa durim me këtë pyetje në gojë: „S'ke marrë vesh ndonjë gjë të re?" Në fytyrat e tyre aq të njohura për 'të, princ Andrea lexoi një shprehje ankthi e shqetësimi. Kjo shprehje dukej në mënyrë të veçantë në fytyrën gjithmonë të qeshur të Nesvickit.

— Ku është gjeneralisimi? — pyeti Bollkonski.

— Këtu, në këtë shtëpi, u përgjegj adjutanti.

— E po, a ësht' e vërtetë ajo që thuhet për paqen dhe për kapitullimin? — pyeti Nesvicki.

— Pres që të ma thoni ju. Unë s'di asgjë tjetër, përveç kësaj që me mundime të mëdha mezi arrita gjer këtu.

— Këtu tek ne, i dashur, lere se ç'ngjau. Qameti! E pranoj se jam fajtor, i dashur: qeshnim me Makun, dhe e pësuam ca më keq se ai, — tha Nesvicki. — Po ulu, pra, merr ha diçka.

— Tani, princ, s'kini për të gjetur as karroca, as gje tjetër, dhe Pjotri juaj, Zoti e di se ku është, — tha adjutanti tjetër.

— Ku është kuartieri i përgjithshëm?

— Do ta kalojmë natën në Znaim.

— Sa për vete, gjithë ç'më duheshin i ngarkova në dy kuaj, — tha Nesvicki, e më kanë bërë ca pako aq të mira, sa mund të kaloj edhe nëpër malet e Bohemisë. S'i kemi punët mirë, i dashur. Po ti ç'ke? Mos je sëmurë që dridhesh kështu? — pyeti Nesvicki duke vënë re se princ Andresë ja përshkon-

te trupin një e dridhur sikur kish prekur ndonjë shishe Leida.

— S'kam gjë, — u përgjegj princ Andrea.

I qe kujtuar në atë çast takimi i mëparshëm me të shoqen e doktorit e me oficerin e karvanit.

— Ç'bën këtu kryegjenerali? — pyeti.

— As unë s'e marr vesh, — u përgjegj Nesvicki.

— Unë vetëm një gjë marr vesh, që të gjitha këto janë poshtërsi, poshtërsi, poshtërsi, — çfryu princ Andrea dhe shkoi në shtëpinë ku ndodhej kryegjenerali.

Duke kaluar përpara karrocës së Kutuzovit, përpara kuajve të shaluar e të raskapitur të suitës e të kozakëve që flisnin në mes të tyre me zë të lartë, Princ Andrea hyri në paradhomën. Vetë Kutuzovi, tamam ashtu siç i kishin thënë princ Andresë, ndodhej në këtë izbë me princ Bagrationin e me Vejroterin, gjeneralin austriak që zëvëndësonte Shmitin e vrarë. Në paradhomë, Kozllovski i pakët nga shtati ishte ulur galuc përpara një sekretari. Sekretari kish përveshur një mëngë të uniformës dhe po shkruante me të shpejtë mbi një kadushkë të përmbysur. Fytyra e Kozllovskit ishte e prishur, e tretur, — edhe ai, sigurisht, s'do të kish fjetur asaj nate. I hodhi një sy princ Andresë po nuk i bëri as edhe një shënjë me kokë.

— Kryeradhë... E shkrove? — vazhdoi duke i diktuar sekretarit: — Regjimenti i granatjerëve të Kievit, regjimenti i Podolisë.

— Nuk ju arrij dot, shkëlqesi, — thirri sekretari me një ton zemërimi pa respekt, duke e vështruar Kozllovskin me bishtin e syrit.

Matanë derës dëgjohej në atë çast zëri i gjallë po i pakënaqur i Kutuzovit, i ndërprerë nga një zë tjetër i panjohur. Nga tingulli i atyre zërave, nga vështrimi i pavëmëndshëm që i kish hedhur Kozllovski nga toni gati pa respekt i sekretarit të këputur nga lodhja, nga fakti që ky dhe Kozllovski rrinin galuc, aq afër kryegjeneralit, pranë një kadushke, dhe kozakët, që mbanin kuajt për freri, zgërdhiheshin me zë të lartë nën dritaret e shtëpisë, — nga të gjitha këto princ Andrea e mori me

mënd se duhej të kish ngjarë diçka me rëndësi, diçka katastrofale. Princ Andrea i bëri Kozllovskit pyetje të ndryshme e këmbëngulëse.

— Një minutë, princ, — u përgjegj, Kozllovski. — Udhëzime Bagrationit.

— Po kapitullimi?

— S'ka asnjë kapitullim; po jepen udhëzimet për betejën. —

Princ Andrea u drejtua te dera, që nga ku vinin zëra. — Po në çastin kur po matej ta hapte, zërat në dhomë pushuan. Dera u hap krejt dhe Kutuzovi me atë hundë shqiponje në fytyrën e flashkët, u dha te praku. Princ Andrea u gjend drejt më këmbë përpara tij; po nga shprehja e syrit të saktë të kryekomandantit kuptohej se mendimet dhe kujdeset e kishin thithur aq shumë; sa nuk shihte asgjë përpara tij. E vështronte drejt në sy adjutantin e tij dhe nuk e njihte.

— E, mbarove? — pyeti Kozllovskin.

— Ja, tani, shkëlqesi.

Bagrationi, pak si i shkurtër nga shtati, thatim, akoma i ri, me një fytyrë të qetë e të patronditur tipi oriental dolli nga dhoma pas kryegjeneralit.

— Kam nderin të paraqitem, — përsëriti me zë mjaft të lartë princ Andrea, duke zgjatur një zarf.

— Ah, nga Vjena? Mirë. Pastaj, pasatj! —

Kutuzovi dolli në shkallë i pasuar nga Bagrationi.

— Tani, princ, lamtumirë, — i tha Bagrationit. — Krishti qoftë me ty. Të uroj për këtë ndërmarrje të madhe.

Fytyra e Kutuzovit u zbut përnjëheresh dhe sytë iu mbushën me lot. Me dorën e majtë afroi pas vetes Bagrationin, e me të djathtën, në të cilën mbante një unazë, me një gjest sigurisht të zakonshëm, i bëri shënjën e kryqit në kokë; pastaj i zgjati faqen e flashkët; po Bagrationi e puthi në qafë.

— Krishti qoftë me ty! — përsëriti Kutuzovi, dhe iu afrua karrocës — Hipë me mua, — i tha Bollkonskit.

— Shkëlqesia juaj e lartë, do dëshiroja të jem i dobishëm këtu. Lejomëni të qëndroj në korpin e trupave të princ Bagrationit.

— Hipë, — tha Kutuzovi dhe, duke vënë re se Bollkonski po ngurronte: — oficerët e mirë më duhen edhe mua, edhe mua.

U ulën në karrocë, e cila u nis, dhe bënë një copë udhë të mirë pa folur.

— Përpara nesh ka akoma shumë, shumë gjëra për të bërë, — tha me një shprehje prej plaku, që sheh larg, duke i kuptuar të gjitha ato që ndjente Bollkonski në shpirt. — Sikur nga korpi i trupave të tij, edhe vetëm një e dhjeta të kthehet, do të falënderoj Zotin, — shtoi sikur po fliste me vete.

Princ Andrea e vështroi, dhe, pa dashur, i ranë në sy, në më pak se një metër prej tij, anët e pastruara mirë të shënjës së plagës në tëmpthin e Kutuzovit, atje ku plumbi turk ja kishte çpuar kokën dhe i kish marrë synë. „Po, ka të drejtë të flasë me kaq gjakftohtësi për vdekjen e këtyre njerëzve!" tha me vete.

— Pikërisht për këtë arësye ju lutem të më caktoni në këto trupa, — tha me zë.

Kutuzovi nuk iu përgjegj. Dukej sikur harroi se ç'tha dhe po rrinte i kredhur në mendime. Pas pesë minutash, duke këcyer lehtë mbi sustat elastike të karrocës, u kthye nga princ Andrea. Në fytyrë nuk i dukej asnjë shënjë mallëngjimi. Me një ironi të mprehtë e pyeti mbi hollësitë e bisedimit të tij me perandorin, mbi gjykimet që kish dëgjuar në Oborr rreth betejës së Kremsit; pyeti gjithashtu edhe për disa zonja që i njihnin të dy.

## XIV

Me anën e një informatori të tij Kutuzovi kish marrë më 1 nëntor një lajm sipas të cilit ushtrija që komandonte vihej në një gjëndje gati të dëshpëruar. Informatori njoftonte se francezët, me forca shumë të mëdha, si kishin kaluar urën e Vjenës, qenë drejtuar në vijat e komunikacionit midis Kutuzovit dhe trupave që po vinin nga Rusia. Në qoftë se Kutuzovi merrte vendim të qëndronte në Krems, ushtria e Napoleonit prej njëqind e pesë-

dhjetë mijë vetash do t'ja priste gjithë vijat e komunikacionit, do ta rrethonte e do t'ja mbyllte çdo udhë ushtrisë së tij prej dyzetmijë vetash, të lodhur e të raskapitur, kështu që ai do të gjendej në pozitën e Makut në Ulm. Në qoftë se Kutuzovi vendoste ta braktiste rrugën që e lidhte me trupat që po marshonin nga Rusia, do të shtrëngohej të bënte rrugë pa rrugë nëpër krahinën e panjohur të maleve të Bohemisë, duke u mbrojtur nga një armik më i madh në numur, e të humbte çdo shpresë komunikimi me Bukshevdenin. Po të vendoste të tërhiqej nëpër rrugën Krems-Olmyc për t'u bashkuar me trupat që vinin nga Rusia, ish frika se mos francezët, që e kishin kaluar urën e Vjenës, dilnin më parë se ai në këtë rrugë, dhe në këtë mënyrë detyrohej të lëftonte gjatë marshimit, me tërë qerret e teshat ushtarake, kundër një armiku tri herë më të madh në numur, kundër një armiku i cili e rrethonte nga dy anë.

Kutuzovi zgjodhi alternativën e fundit.

Francezët, sikundër njoftonte informatori, si e kaluan urën e Vjenës, po marshonin me nxitim drejt Znaimit, që ndodhej në rrugën e tërheqjes së Kutuzovit, më se njëqind versta përpara tij. Po të arrinte në Znaim përpara francezëve, shpresa ish e madhe pastaj se do ta shpëtonte ushtrinë; po sikur francezët të arrinin në Znaim më parë se ai, ahere sigurisht ushtria e tij do të mbulohej me turp, si ushtria e Makut në Ulm, ose do të asgjësohej fare... Po që të arrinte më parë se Francezët me tërë ushtrinë ish e pamundur. Rruga që kishin për të bërë Francezët nga Vjena në Znaim ish më e shkurtër dhe më e mirë nga ajo që duhej të bënin rusët nga Kremsi në Znaim.

Natën që mori lajmin, Kutuzovi dërgoi pararojen e Bagrationit prej katër mijë vetash, më të djathtë, përmes maleve, nga rruga midis Kremsit e Znaimit në rrugën midis Vjenës e Znaimit. Bagrationi duhej ta bënte këtë marrshim pa u çlodhur fare, të qëndronte me ballin nga Vjena duke i kthyer krahët Znaimit; dhe, po të kish fatin t'u dilte përpara francezëve, duhej t'i mbante në vënd për një kohë sa më të gjatë që të ish e mundur.

Vetë Kutuzovi me tërë qerret e teshat marshoi për në Znaim.

Si bëri gjatë një nate të stuhishme, me ushtarë të uritur, pa këpucë në këmbë e që s'e dinin udhën, dyzetepesë versta nëpër male, duke lënë pas më se një të tretën e trupave më të humbur e të prapambetur, Bagrationi zbriti në Hollabryn, në rrugën Vjenë — Znaim, disa orë përpara francezëve, që po i afroheshin Hollabrynit nga Viena. Kutuzovi duhej të marshonte edhe një ditë të tërë me gjithë qerret e tia për të arritur në Znaim; prandaj, që të shpëtonte ushtrinë, Bagrationi, me më pak se katër mijë ushtarë të urëtuar e të rarskapitur, duhej të mbante gjatë gjithë një dite e një nate tërë ushtrinë armike, duke u ndeshur me të në Hollabryn, gjë që dukej sheshit se ish e pamundur. Po një fat i çuditshëm e bëri të mundur të pamundurën. Suksesi i dredhisë me anën e së cilës ura e Vjenës ra pa luftë në duar të francezëve, e shtyu Muratin të përpiqej t'ja hidhte edhe Kutuzovit. Duke takuar repartin e dobët të Bagrationit në rrugën e Znaimit, Murati kujtoi se kish përpara tij tërë ushtrinë ruse. Që ta dërmonte me siguri këtë ushtri, ai priti trupat që ishin vonuar gjatë rrugës nga Vjena e, me këtë qëllim, propozoi një armëpushim prej tri ditësh, me kusht që si trupat e tia ashtu edhe ato armike të mos i ndryshonin pozicionet e tyre e të mos luanin asnjë pëllëmbë nga vëndi. Murati vërtetonte e thoshte se ishin në zhvillim e sipër bisedime për paqen dhe pikërisht për t'iu shtëmëngur një gjakderdhjeje të kotë ai propozonte këtë armë pushim. Gjenerali austriak kont Nostici, që ishte në vijën e parë, u zuri besë fjalëve të të dërguarit të Muratit dhe u spraps, duke zbuluar repartin e Bagrationit. Një i dërguar tjetër shkoi në vijën ruse për të çuar gjith këtë lajm të bisedimeve për paqe e për tu propozuar trupave ruse një armëpushim prej tri ditësh. Bagrationi u përgjegj se nuk e kish në dorë ta pranonte apo të mos e pranonte armë pushimin, dhe i dërgoi Kutuzovit një nga adjutantët e tij me një raport mbi propozimin që i bëhej.

Armëpushimi ishte për Kutuzovin i vetmi mjet për të fituar kohë, për ta lënë të çlodhej repartin e drobitur të Bagrationit e për të pasur mundësi të shkonin përpara qerret e teshat (lëvizjen e të cilave francezët nuk e dinin) duke bërë të paktën edhe një marshim tjetër drejt Znaimit. Propozimi për një armëpushim jepte të vetmen mundësi të papritur për ta shpëtuar ushtrinë. Me ta marrë këtë lajmë Kutuzovi dërgoi menjëherë gjeneral-adjutantin Vincengerod në kampin armik. Vincengerodi ish i porositur të pranonte jo vetëm kushtet e një armëpushimi, por të propozonte gjithashtu kushte për kapitullim; e ndërkaq Kutuzovi dërgonte adjutantët e tij ta shpejtonin sa të ish e mundur lëvizjen e qerreve dhe të gjithë ushtrisë gjatë rrugës prej Kremsit në Znaim. Reparti i urëtuar e i këputur i Bagrationit duhej të qëndronte, fillthi, i patundur përpara një armiku tetë herë më të madh në numur, duke e mbuluar kështu këtë lëvizje të karvaneve e të së gjithë ushtrisë.

Parashikimet e Kutuzovit duellën plotsisht të vërteta. Propozimet e tia rreth kushteve për një kapitullim nuk e detyronin për asgjë; përkundrazi, në saje të tyre fitonte kohë që ishte shumë e çmuar për të, aq më fort se gabimi i Muratit s'mund të zgjatte shumë e do të zbulohej, sikundër dhe u zbulua me të vërtet. Bonaparti që ndodhej në Shënbryn, njëzetepesë versta nga Hollabryni, sapo mori raportin e Muratit dhe projektin e armëpushimit si edhe të kapitullimit, e kuptoi menjëherë hilenë dhe i shkroi një letër të gjatë Muratit.

*„Au prince Murat*[1]*).*

*Schoenbrunn, 25 brumaire en 1805 — à, huit heures du matin.*

*Il m'est impossible de trouver des termes pour vous exprimer mon mécontentement. Vous ne commandez que mon avant-garde et vous n'avez pas le droit de faire d'armistice sans mon ordre. Vous me faites perdre le fruit d'une campaane. Rompez l'armistice sur le champ, et marchez à l'ennemi.*

---

[1]) Princ Muratit.

*Vous lui ferez déclarer que le général quai a singné cette capitulation n'avait pas le droit de le faire, qu'il n'y a que l'Empereur de Russie qui di ce droit.*

*Toutes les fois cependant que l'Empereur de Russie ratifirait la dite convention, je la ratifierai; mais ce n'est qu' une ruse. Marchez, détruisez l'armée russe... vous êtes en position de prendre son bagage et son artillerie.*

*L'aide de camp de l'Empereur de Russie est un... Les officiers ne sont rien quand ils n'ont pas de pouvoirs; celuici n'en avait point... Les Autrichiens se sont laissè jouer pour le passage du pont de Vienne, vous vous laissez jouer par un aide de camp de l'Empereur.*

*Napoléon*"[1])

— Adjutanti i Bonapartit u nis me të katra me këtë letër të tmershme për Muratin. Vetë Napoleoni, duke mos pasur besim në gjeneralët e tij marshoi me tërë Gardën e vet drejt kampit të betejës se kish frikë mos i shpëtonte nga duart viktima e caktuar. Reparti prej katër mijë vetash i Bagrationit po ndiste zjarre gjithë qejf e gëzim, po thahej e po ngrohej, po gatuante gjellën për të parën herë pas tri ditësh, dhe asnjë nga ushtarët nuk e dinte e as e përfytyronte se ç'po e priste.

## XV

Në ora katër pasdreke princ Andrea, i cili, pas lutjeve të përsëritura, kish marrë nga Kutuzovi autorizimin e dëshiruar, arriti në Grunt dhe iu pa-

---

Shënbryn 25 brymer 1805 — ora tetë e mëngjesit.

Nuk gjej dot fjalë që t'ju shpreh pakënaqësinë time. Ju komandoni vetëm pararojën time dhe s'kini aspak të drejtë të bëni një armëpushim pa urdher nga unë. Ju më bëni të humbas frytin e një fushate. Prisheni armëpushimin menjëherë dhe marshoni kundër armikut. I thoni se gjenerali që e nënshkroi këtë kapitullim, nuk e kish atë të drejtë, që i përket vetëm perandorit të Rusisë.

Megjithkëtë, po qe se perandori i Rusisë e ratifikon këtë marrëveshje, edhe unë do ta ratifikoj; po kjo është vetëm një dredhi e asgjë tjetër. Marshoni, shkatërrojeni ushtrinë ruse... me pozicionin që kini, mund të shtini në dorë qerret dhe artilerinë e saj.

Adjutanti i perandorit të Rusisë është një... Oficerët s'janë asgjë kur s'ka në pushtet; ky s'kishte asnjë fuqi. Austriakët u gënjyen nga ju për kalimin e urës së Vjenës dhe ju po gënjehi nga një adjutant i perandorit.

N a p o l e o n

raqit Bagrationit. Adjutanti i Bonapartit akoma s'kish sosur në repartin e Muratit dhe beteja s'kishte filluar akoma. Trupat e Bagrationit nuk dinin asgjë se si qëndronin punët; flitej për paqe, po nuk u dukej e mundur një gjë e tillë. Flitej gjithashtu për betejën, po prapë nuk u besohej se ish aq e afërt.

— Bagrationi që e dinte se Bolkonski ish adjutanti më i afërt e më i dashur i kryegjeneralit, që gëzonte bësimin e tij më të madh, e priti si një njeri të çquar e me një dashuri të veçantë. I shpjegoi se beteja mund të fillonte që atë ditë ose të nesërmen dhe i dha liri të plotë të qëndronte pranë tij gjatë luftimit, ose në praparojen për të mbikqyrur tërheqjen, „gjë që ish gjithashtu mjaft me rëndësi".

— Le që sot, sigurisht, s'kemi për të pasur përleshje, — tha Bagrationi si për ta qetësuar princ Andrenë.

„Në qoftë se ky është një nga ata myteberët e zakonshëm të shtabit dhe e kanë dërguar sa për të marrë një kryq, e ka të siguruar kryqin edhe në praparojen, jo po në qoftë se me të vërtet dëshiron të rrijë këtu me mua, aq më mirë... do të na duhet, po qe se është trim e burrë" tha me vehte Bagrationi. Princ Andrea, pa u përgjegjur, i kërkoi lejë të shkonte e të kqyrte vijat, të merrte njoftim mbi vendosjen e trupave që të dinte ku të drejtohej e si të vepronte në rastin e duhur. Oficeri i ditës i repartit, një burrë i hijshëm, veshur me sqimë të madhe, me një unazë me gur xhevahiri në gishtin tregonjës e që e fliste keq po me shumë kënaqësi frëngjishten, u afrua ta shoqëronte.

Nga të gjitha anët dukeshin oficerë të lagur nga shiu, me fytyra të trishtuara, të cilët të jepnin përshtypjen sikur diç kërkonin, dhe ushtarë që po sillnin nga fshatrat kanata dyersh, banka e rrogoza.

— Siç e shihni princ, s'dimë si të shpëtojmë nga këta njerëz, — tha oficeri i ditës duke i treguar ata ushtarë me gisht. — Komandantët e tyre s'ua kanë mbledhur, i lënë të bëjnë si të duan. Shikoni, — dhe tregoi tendën e hapur të një pijeshitësi, — mblidhen të gjithë dhe as që tunden më q'aty. I

shpërndava një herë sot në mëngjes; dhe ja, prapë u mblodhën mizëri. Duhet t'u vete, princ, e t'i dëboj; një minutë punë është.

Shkojmë bashkë, — u përgjegj princ Andrea, — dua të marr një copë bukë e pak djathë, se s'pata kohë të haja më parë.

— Pse nuk më thatë princ? Do t'ju kisha marrë në sofrën time.

Zbritën nga kali dhe hynë në tendën e pijeshitësit. Disa oficerë, me fytyra të skuqura e të lodhura ishin ulur rreth tryezave. Hanin e pinin.

— Ç'është kjo punë, zotërinj?! — tha koloneli me ton qërtimi, si një njeri që e ka përsëritur shpesh herë këtë vërejtje. — duhet të qëndroni në krye të detyrës. Princi ka dhënë urdhër që të mos vijnë njeri këtu. Edhe ju, zoti kapiten, — tha duke iu drejtuar një oficeri të artilerisë shtatpakët, thatim e zdraluq, i cili, pa çizme në këmbë (ja kish dhënë dyqanxhiut që t'i thante), në çarape, qe ngritur përpara të dyve dhe po buzëqeshte me pahir. — Si s'kini turp kapiten Tushin? — vazhdoi koloneli: — ju, si artiljer, e kini për detyrë të jini shëmbëll për të tjerët, dhe ja, kini hequr dhe çizmet. Po të jepet alarmi, si do të dilni ju pa çizme? (Koloneli buzëqeshi). Ju lutem, zotërinj, shkoni në vëndet tuaja, që të gjithë, pa përjashtim, — shtoi me ton komande.

Princ Andrea bëri pa dashur buzën në gaz, duke parë kapiten Tushinin.

Në heshtje e buzën më të qeshur, Tushini, duke u mbështetur kur mbi një këmbë, kur mbi tjetrën, vështronte si me pyetje me ata syt' e tij të mëdhenj, të zgjuar e plot mirësi, herë princ Andrenë, herë kolonelin.

— Ushtarët thonë: zbathët je më i shkathët, — tha duke qeshur me turp e me ndrojtje, me shpresë, siç dukej, mos e hidhte dot lumin me këtë shaka.

Po pa e mbaruar fjalën e ndjeu se shakaja e tij pa kripë nuk ndezi, prandaj u turbullua dhe e humbi fare.

Shkoni në vendin tuaj, ju lutem, — urdhëroi koloneli duke u përpjekur të mbante rëndësinë. Princ Andrea e vështroi edhe një herë figurën e vo-

gël të oficerit të artilerisë. Kjo figurë kish diçka të veçantë; s'ish aspak ushtarake, kish, bile, diçka komike, e megjithkëtë të bënte përshtypje më të mirë e të hynte në zëmër.

Koloneli dhe princ Andrea ua hipën kuajve dhe shkuan tutje. Me të dalë nga fshati, duke lënë prapa e duke takuar më çdo çap udhës ushtarë e oficerë armësh të ndryshme, panë më të mëngjër disa llogore që skuqnin nga argjili i lagur, që sapo ish mihur. Disa kompani ushtarësh, në këmishët, megjith erën e ftohtë që frynte, lëvrinin e gëlonin në ato llogore, mu si milingona të bardha. Duart të padukëshme hidhnin pa pushim mbi buzët e llogores lopata me dhé të kuq. Iu avitën llogores, e vëzhguan dhe bënë tutje. Pikërisht prapa llogores u zuri syri disa dhjetra ushtarësh që ndërroheshin pareshtur dhe zbrisnin me vrap tatëpjetë. Iu desh të zinin hundët e t'i ngisnin kuajt më revan, për të dalë nga kjo atmosferë e qelbur.

— *Voilà l'agrément des camps, monsieur le prince*[1], — tha koloneli.

U ngjitën në malin përballë. Që aty dukeshin francezët. Princ Andrea u ndal dhe zuri të vështronte.

— Ja, atje është vendosur një nga bateritë tona, — tha oficeri, duke treguar majën më të lartë. — bateria e atij tuafit që kish hequr çizmet; që andej duket mirë gjithë vëndi, shkojmë, princ.

— Ju falemnderit shumë, po shkoj vetëm tani, — iu përgjegj princ Andrea, që desh të shpëtonte nga shoqërimi i oficerit të shtabit; — mjaft ju vura në mundim, s'dua t'ju bezdis më.

Dhe u ndanë.

Sa më shumë që princ Andrea shkonte përpara duke iu afruar armikut, aq më fort pamja e trupave ishte më e rregullt, më e çelur. Çrregullimi më i madh dhe morali më i ulët ishin në atë karvanin e qerreve përpara Znaimit, që princ Andrea e kish kaptuar në mëngjez e që ndodhej dhjetë versta larg prej francezëve. Edhe në Grunt ndihej një farë ankthi e frike për diçka të pacaktuar. Po sa më

[1] Ja kënaqësija e kampeve, princ.

shum që princ Andrea iu afrohej vijave franceze, aq më fort ushtarët tanë e kishin syrin pishë dhe kryet lart. Këtu, ushtarët, me kapota, ishin sëritur në rresht dhe kapteri me kapitenin i numuronin duke zgjatur gishtin në kraharorin e ushtarit në krye të rreshtit e duke u dhënë urdhër të ngrinin njërën dorë; atje, ushtarët, të përhapur në tërë atë vënd, sillnin drurë e dega dhe ngrinin baraka të vogla duke qeshur gjithë gaz e duke bërë qyfyre; rreth e rrotull zjarreve ishin ulur e po rrinin të veshur ose lakuriq, dhe thanin këmishët e pecet e këmbëve ose rregullonin çizmet e kapotat; të tjerët mblidheshin përqark kazanëve e kuzhinierëve. Në një kompani gjella ishte gati, dhe ushtarët, me fytyra lakmonjëse ua kishin qepur sytë kazaneve që avullonin e po prisnin aprovimin e oficerit, ulur mbi një tra përpara barakës, të cilit ushtari i shërbimit i çonte në një tas gjellën për ta provuar.

Në një kompani tjetër, më me fat, se s'kishin që të gjitha vodkë, ushtarët, duke u ngjeshur njeri pas tjetrit, ishin mbledhur rreth një kapteri të vrarë lije, me shpatulla të gjera, i cili, nga një voze e vogël që mbante në duar shtinte vodkë në kapakët e gavetave që ushtarët ja zgjatnin me radhë. Ushtarët, me një shprehje ekstazi në fytyrë, afronin kapakët në gojë, zgjatnin buzët dhe e shkundnin me fund; pastaj përpiqnin gjuhën pas qiellzës, të kënaqur, fshinin buzët me mëngën e kapotës dhe hiqeshin mënjanë me fytyrë më të çelur e më gazmore. Pishë e kishin synë që të gjithë jo sikur ndodheshin mu përpara armikut, në prakun e një përleshjeje në të cilën të paktën gjysma e ushtarëve do të mbeteshin të vrarë në fushën e betejës, po sikur ishin në një vënd të çfardoshëm të atdheut duke pritur jo luftë po pushim për çlodhje. Si kaloi përpara regjimentit të gjujtësve, midis radhëve të granatjerëve të regjimentit Kiev, me pamje fatosash që të gjithë, ndonëse edhe këta merreshin po me ato punë të zakonëshme dhe paqësore, princ Andrea, aty ca më tutje barakës së lartë të komandantit të regjimentit, që çquhej nga të tjerat, arriti përballë një toge granatjerësh përpara të cilëve qëndronte shtrirë një burrë lakuriq. Dy ushtarë e

mbanin të mos lëviste dhe dy të tjerë tundnin në erë purteka të holla e të përkulëshme dhe i fshikullonin shpinën e çveshur në intervale të rregullta. Njeriu i dënuar sokëllinte i lebetitur. Një major i trashë vej' e vinte përpara rreshtave dhe, pa u ndalur e pa ua vënë veshin britmave, thoshte:

— Është turp për një ushtarë që të vjedhë, ushtari duhet të jetë i ndershëm, fisnik dhe trim; po e vodhi shokun, domethënë se është pa nder, ësht' i poshtër. Akoma, akoma!

Dhe përsëri dëgjoheshin fshikullimat e purtekave dhe britmat e dëshpëruara, po të shtira.

— Akoma, akoma, — përsëriste majori.

Një oficer i ri me një shprehje turbullimi e dhëmbjeje në fytyrë, u largua nga njeriu që po ndëshkonin dhe u kthye e vështroi si me të pyetur adjutantin që po kalonte.

Princ Andrea, si arriti në vijën e parë, zuri të përshkonte frontin. Vija jonë dhe ajo e armikut në krahun e majtë dhe në të djathtin ishin larg njëra nga tjetra; po në qendër, në atë vënd ku kishin kaluar në mëngjes përfaqësonjësit e dërguar për bisedime, ishin afruar aq shumë, sa kundërshtarët mund të shihnin fytyrën e njeri tjetrit e të këmbenin fjalë. Përveç ushtarëve të vijës që ishin aty në vëndin e tyre, ishin mbledhur nga të dy anët edhe shumë kureshtarë të cilët, duke zgërdhirë dhëmbët, vërenin armiqtë që u dukeshin të çuditshëm e të jashtëzakonshëm.

Qysh prej orëve të para të mëngjezit, megjithse ish e ndaluar t'i afroheshe vijës, komandantët s'kishin mundur të shpëtonin nga kureshtarët. Ushtarët që formonin vijën e parë, si njerëz që u tregojnë të tjerëve diçka të rrallë, nuk i vështronin tanimë francezët, po u hidhnin thumba atyre që aviteshin; e, duke u mërzitur, prisnin sa t'u vinte radha të ndroheshin. Princ Andrea u ndal të vërente francezët.

— Shiko, more, shiko, — i thosh një ushtar shokut të tij duke treguar një mosketjer rus që, bashkë me një oficer, ish avitur në vijën e parë dhe kuvëndonte me zjarr e me nxitim me një granatjer francez. — He, të folur që bën, o të keqen!

Brisk e ka gjuhën! As francezi s'e ndjek dot. Pa, hë Sidorov, jepi dhe ti një herë!

— Prit, dale të dëgjojmë: sa bukur që flet! — ja ktheu Sidorovi, të cilit i kish dalë nami se e qante me lot frëngjishten.

Ushtari për të cilin flisnin me aq admirim ishte Dollohovi. Princ Andrea e njohu dhe mbajti vesh të dëgjonte ç'po thoshte. Dollohovi bashkë me kapitenin e tij kish ardhur në vijën e parë nga krahu i majtë, ku kish zënë vënd regjimenti i tij.

— Hë, o burra, akoma! — e nxiste kapteni, i kërrusur përpara se mos i shpëtonte pa e dëgjuar ndonjë prej kësaj bisede që ishte fare e pakuptueshme për te. — Më shpejt, ju lutem më shpejt, Ç'thotë ai?

Dollohovi nuk përgjigjej; bisedonte me mish e me shpirt e hahej me fjalë me granatjerin francez. Flisnin, sikundër ish e natyrëshme, për fushatën e luftës. Francezi, që i ngatërronte rusët me austriakët, deshte të provonte se rusët kishin ngritur duart e ua kishin mbathur këmbëvet qysh prej Ulmit; Dollohovi e sqaronte se rusët nuk ishin dorëzuar, po përkundrazi e kishin thyer armikun.

— Po na dhanë urdhër t'ju përzëmë që këtej, do t'ju përzëmë patjetër, — thoshte Dollohovi.

— Ruajuni se mos bini robër me gjithë kozakët tuaj, — iu përgjegj granatjeri francez.

Ata që dëgjonin nga ana e francezëve ja dhanë gazit.

— Do t'ju bëjmë të losni si ariu, si në kohën e Suvorovit *(on vous fera danser)*[1] — tha Dollohovi.

— *Qu' est-ce qu'il chante?*[2] — pyeti një francez.

— *De l'histoire ancienne*[3], — tha një tjetër, duke e kuptuar se ishte fjala për luftra të dikurshme. — *L'Empereur va lui faire voir à votre Souvara, comme aux autres...*[4].

— Bonaparti... — ja filloi Dollohovi, po francezi ja preu fjalën.

---

[1]) Do t'ju bëjmë të losni si ariu.
[2]) Ç'dreq thotë ashtu? Ç'përrallis?
[3]) Ou, gjëra nga historia e vjetër.
[4]) Perandori do t'ja tregojë qejfin edhe Suvarajt tuaj, si gjithë të tjerëve...

— S'ka Bonapart. Këtu Perandor! *Sacré nom...*[1] — gërthiti si i tërbuar.

— Djalli e marrtë perandorin tuaj! —

Dhe duke sharë rusisht rëndë e në mënyrë të çthurur më keq se ushtarët, Dollohovi hodhi pushkën krahëve e u largua.

— Shkojmë, Ivan Llukiç, — i tha kapitenit.

— Ja si u folka frengjisht, — filluan të thoshin ushtarët e vijës. — Tani është radha jote, Sidorov!

Sidorovi shkeli synë, e duke u kthyer nga francezët, zuri të grinte fjalë kot që i lëshonte breshër, njërën pas tjetrës.

— Karì, malà tafà, safí, mutér, kaskà, — thoshte duke u përpjekur t'i jepte zërit të tij theksime ekspresive.

— Ho, ho, ho! Ha, ha, ha! Hu, hu! — midis ushtarëve plasi gazi e hareja, krisën të qeshura gazmore dhe jo vetëm në vijën ruse po edhe në atë franceze, aq sa do të thoshte se tani s'mbetej tjetër veçse të hiqnin fishekët nga pushkët, t'i flaknin tutje e secili të kthehej sa më parë në shtëpi të vet.

## XVI

Si e përshkoi tërë vijën e parë, nga krahu i djathtë në të majtin, princ Andrea u ngjit atje ku ish vendosur bateria, që nga ku, sipas fjalëve të oficerit të shtabit, dukej tërë fusha e ardhme e betejës. Aty zbriti nga kali dhe u ndal pranë topit të fundit ndër katër topa që kishin ngrehur. Përpara topave vej e vinte një roje, një artiljer, që u mat të merrte qëndrimin gatitu, po, në një shënjë që i bëri princ Andrea, filloi prapë çapejakun e tij të rregullt, monoton e të mërzitëshëm. Prapa topave ishin sajat; më prapa akoma, — hunjtë për të lidhur kuajt dhe zjarret e kampeve të artiljerëve. Më të majtë, pak më tutje nga topi i fundit, ngrihej një barakë e re, ndërtuar me degë të thurura, nga ku vinin zërat e gjallë të disa oficerëve.

[1] Dreq!

Me të vërtetë, që nga bateria dukej pothua tërë vendosja e trupave ruse dhe e pjesës më të madhe të trupave armike. Pikërisht përkundrejt, në horizontin e kodrinës përballë, dukej fshati i Shëngrabenit; më nga e majta e më nga e djathta mund të dalloje në tre vënde, në mes të tymit të zjarreve të tyre, masat e trupave franceze, një pjesë e madhe e të cilave ndodhej sigurisht në fshat brënda dhe prapa kodrës. Nga e majta e fshatit, midis tymit, çquhej diçka që ngjante me një bateri, po me sy nuk e shihe dot qartë. Krahu ynë i djathtë ish vendosur në një lartësi disi të thepisur që zotëronte pozicionet franceze. Aty ishte radhitur këmbësoria jonë, në fund të njërës anë dalloheshin dragonët. Në qëndër, ku ndodhej ajo bateria e Tushinit që nga ku princ Andrea vërente pozicionet, vëndi nuk ish aq thikë, rrëpira vinte e zbutej dhe çonte drejt e tek përroi që na ndante nga Shëngrabeni. Më të majtë, trupat tona mbështeteshin në një pyll ku ngrihej tymi i zjarreve të këmbësorisë sonë që po priste dru. Vija e francezëve ish më e gjatë se jona dhe dukej sheshit se ata mund të na rrethonin lehtë nga të dy anët. Prapa pozicionit tonë hapej një greminë, një përrua i thepisur e i thellë, nëpër të cilin artileria dhe kavaleria do ta kishin vështirë të tërheqeshin. Princ Andrea nxori nga xhepi një bllok shënimesh dhe, duke mbështetur brrylin mbi një top, vizatoi për vete planin e vendosjes së trupave. Në dy pika bëri me lapës shënime, me qëllim që t'ia tregonte Bagrationit. Ai mendonte, e para, ta mblidhëte tërë artilerinë në qëndër dhe e dyta, ta çonte prapa kavalerinë, matanë përronit. Princ Andrea, duke u ndodhur vazhdimisht pranë kryekomandantit, duke studjuar lëvizjet e masave dhe dispozicionet e përgjithëshme e duke u marrë pareshtur me përshkrime historike betejash, edhe tani në këtë ndeshje të afërt përfytyronte pa dashur zhvillimin e ardhshëm të operacioneve në vijat kryesore.

I paraqiteshin vetëm dy hipoteza me rëndësi: „Po qe se armiku do të sulmojë në krahun e djathtë", thosh me vete, „regjimenti i granatjerëve dhe ai i gjujtësve të Podolisë duhet të mbajnë pozicionin e tyre gjer sa të arrijnë tek ata rezervat e qëndrës.

Në këtë rast dragonët mund t'i sulmojnë nga krahu francezët dhe t'i thyejnë. Po në qoftëse armiku na sulmon në qëndër, ne kemi në këtë kodër një bateri qëndrore dhe, nën mbrojtjen e saj, krahu i majtë mund të bëjë prapa, pastaj tërhiqemi valë-valë deri të përroi"; kështu arsyetonte ai me vete.

Tek rrinte kështu i mbështetur mbi topin, siç ndodh shpesh herë, dëgjonte vazhdimisht zërat e oficerëve që flisnin në barakët, po nuk merrte dot vesh as edhe një nga fjalët e tyre. Befas tingulli i zërave e çuditi: kishin një ton aq të sinqertë, sa, pa dashur, qëndroi e mbajti vesh.

— Jo, i dashur, — thosh një zë i këndshëm e që princ Andresë i dukej i njohur, — unë them se po të ish e mundur të dinim ç'na pret pas vdekjes, asnjeri më s'do të kish frikë. Kështu është, i dashur. —

Një zë tjetër, më djaloshar, e ndërpreu:

— Ke frikë, s'ke frikë, njësoj është, vdekjes nuk i shpëton dot.

— Ashtu, po ja që ka frikë njeriu!

— Eh, ju të diturit, — tha një zë i tretë, një zë burri, duke ndërprerë dy të parët. — Ju artiljerët jini shumë të ditur se mund t'i merrni të gjitha të mirat me vete, me vodkë e me antipasta.

Dhe ai që fliste me atë zë të fortë prej burri, sigurisht ndonjë oficer këmbësorie, ja dha të qeshurit.

— Ja që ka frikë njeriu, — vazhdonte zëri i parë i njohur. I trëmbesh së panjohurës, kjo është. Sado që të thonë se shpirti ngjitet në qiell... dihet që qiell s'ka, ka vetëm atmosferë. —

Përsëri ai zëri prej burri e ndërpreu artiljerin.

— Pa na gostitni tani me atë vodkën tuaj aromatike, Tushin, — tha.

„Ah! Do të jetë ai kapiteni që ishte zbathur në tendën e pijeshitësit", mendoi princ Andrea, duke njohur me kënaqësi zërin e këndshëm të atij që filozofonte.

— Vodkë aromatike mund të pimë, — tha Tushini, — po që të kuptojmë jetën e përjetshme... —

S'e mbaroi fjalën. Në atë çast u dëgjua në erë një vërshëllimë përherë e më e shpejtë e më e

mprehtë, dhe një granatë, sikur s'ish thënë akoma ajo që duhej thënë, erdhi e u ngul në tokë me një gjëmim shungullonjës, aty ca më tutje nga baraka, duke ngritur dheun me forcë rreth e rrotull. Toka u duk si kur rënkoi nga kjo goditje e tmershme.

Gjithë në atë çast këceu jashtë nga baraka, më parë nga të gjithë, Tushini i pakët, me llullën shtrëmbër në gojë; fytyra e tij e këndëshme, e zgjuar, ish pakëz e zbehtë. Prapa tij dolli ai me atë zërin e fuqishëm prej burri, një oficer i këmbësorisë, kokoroç nga pamja, dhe u sul në kompaninë e tij, duke kopsitur kapotën në vrap e sipër.

## XVII

Princ Andrea, kaluar, u ndal pranë baterisë, duke shikuar tymin e topit që kish hedhur predhën. Hidhte sytë nëpër gjithë hapësirën e gjerë. Shihte vetëm se masat e francezëve, të palëvizura aty më parë, tani po luanin e se në të majtë ndodhej me të vërtet një bateri. Përsipër saj një re e vogël tymi s'ish davaritur akoma. Dy francezë kaluar, sigurisht dy adjutanta, vraponin me të katra në shpatin e malit. Rrëzë shpatit, sigurisht për të forcuar vijën e parë, po lëvizte një kolonë e vogël armike që çquhej fare qartë. Tymi i predhës së parë akoma nuk ish davaritur, kur u duk një shtëllungë e dytë tymi dhe u dëgjua një buçitje tjetër. Beteja kish filluar. Princ Andrea i ra kalit e u kthye me vrap në Grunt të kërkonte princ Bagrationin. Dëgjonte se prapa tij topi binte përherë e më shpesh e buçitjet po bëheshin më të forta... Sigurisht, tanët fillonin të përgjigjeshin. Poshtë, aty ku kishin kaluar ata që kishin ardhur për marrëveshje, krisën pushkët.

Lemaruaj (Lemoarrois) me letrën e tmershme të Bonapartit sapo kish arritur te Murati, dhe ky, pik' e vrerë, duke dashur ta ndreqte në një farë mënyre gabimin e vet, i hodhi menjëherë trupat për të sulmuar qëndrën e për t'u marrë krahët rusëve, me shpresë që, pa u ngrysur dhe para se të arrinte perandori, t'i dërmonte forcat e paka të armikut që kishte përballë.

„Filloi! Ja?" thosh princ Andrea me vete, duke e ndjerë se po i rrihte zëmra më me nxit. „Po ku e si do ta gjej Tulonin tim"?

Duke kaluar në mes të po atyre kompanive që një çerek ore më parë po hanin drekën dhe pinin vodkën, shihte kudo gjith po ato lëvizje të shpejta e të njëjta të ushtarëve që radhiteshin në rreshta dhe kapnin pushkët, dhe në të gjitha fytyrat vinte re po atë gjallëri e zjarr të brëndëshëm që ndjente edhe në zëmrën e tij. „Filloi! Ja! Çast i tmershëm e gazmor!" dukej sikur thosh fytyra e çdo ushtari dhe çdo oficeri.

Përpara akoma se të arrinte në llogoret që po ndërtoheshin, i çquan sytë në dritën e mugët të asaj dite të vërtetë vjeshte disa kalorës që po vinin përballë tij. Ai që ndodhej në krye, me brucë dhe shapkë gëzofi, mbi një kalë të bardhë, ishte princ Bagrationi. Princ Andrea qëndroi ta priste. Bagrationi mbajti kalin dhe, duke njohur princ Andrenë, i bëri një shënjë me kokë. Vazhdoi të vërente përpara tij, ndërsa princ Andrea po i thoshte ato që kish parë.

Ky mendim: „Filloi! Ja!", dukej edhe në fytyrën e zeshkët e me tipare të forta të princ Bagrationit, me ata sy gjysmë të mbyllur, të turbull e si të përgjumur akoma. Princ Andrea, me një kureshtë të shqetësuar, vëzhgonte atë fytyrë të palëvizur dhe ja kish ënda të dinte a mendonte dhe a ndjente gjësëndi ky njeri atë minutë, dhe çfarë mendonte e ndjente. „A ka, vallë, diçka, prapa kësaj fytyre të gurosur?" thoshte me vete, tek e vështronte, princ Andrea. Princ Bagrationi uli kokën duke treguar kështu se ish në një mëndje me fjalët e princ Andresë, dhe tha: „Mirë", me një ton e shprehje të atillë sikur gjithë ato që kishin ngjarë e që po ja njoftonin ishin tamam ato që kish parashikuar ai vetë. Princ Andrea që po gulçonte nga vrapi që kish bërë, fliste me nxitim. Princ Bagrationi i shqiptonte fjalët, me theksin e tij oriental, me një ngadalësi të veçantë, sikur deshte të sugjeronte se s'kishin asnjë arësye të nxitoheshin. Megjith këtë, i ra kalit dhe e ngau trokthi në drejtim të baterisë së Tushinit. Princ Andrea

i vajti pas bashkë me të tjerët. Aty ishin: oficeri i suitës, adjutanti personal i princit, Zherkovi, oficeri i tij i ordinancës, oficeri i shtabit i shërbimit asaj dite, që ja kish hipur një kali të bukur race angleze dhe një funksionar veshur civil, një auditor, që i shtyrë nga kureshta, kish kërkuar të asistonte në betejën. Auditori, një burrë i trashë e i ngjallmë, me faqët buçka, vështronte përqark me një buzëqeshje naive e plot gëzim, duke këcyer mbi kalë dhe dukej i çuditshëm me atë pallton e tij prej stofe të dobët, mbi një shalë ushtari të qerreve, në mes të usarëve, të kozakëve e të adjutantëve.

„Ja, ka qejf të shikojë betejën, — i tha Zherkovi Bollkonskit duke i treguar me gisht auditorin, — po qysh tani zuri t'i therë në lukthit.

„Mjaft tani dé, — tha auditori me një buzëqeshje gazmore, naive, e njëkohësisht dinake, sikur mburrej me shakatë e Zherkovit e sikur kërkonte me qëllim të dukej edhe më i lështë nga ç'ish me të vërtet.

— *Très drôle, mon monsieur prince*[1], — tha oficeri i shtabit. (I kujtohej ashtu turbull se në frëngjisht titulli *princ* diç donte përpara një fjalë tjetër, po s'po e gjente dot.)

Në atë çast po arrinin që të gjithë në baterinë e Tushinit; përpara tyre ra një granatë.

— Ç'ra ashtu? — pyeti auditori, duke buzëqeshur si lolo.

— Pite franceze, — u përgjegj Zherkovi.

— A me këtë vrasin, thua? — pyeti auditori. — Sa tmer!

Dhe dukej i kënaqur e i lumtur sikur kish zënë qiellin me dorë. Pa e mbaruar mirë fjalën, u dëgjua përsëri, papritmas, një fishkëllimë e tmershme, që u ndërpre një çast, e pastaj, pliuf! u zhyt në diçka si qull; dhe, sh-sh-sh-shljop — kozaku që kalëronte pak më nga e djathta, prapa auditorit, u plandos për tokë bashkë me kalin e vet. Zherkovi dhe oficeri i shtabit u kërrusën mbi shalë dhe i larguan kuajt e tyre. Auditori u ndal përpara kozakut, duke

[1] Sa qesharak, im zot princ.

e vërejtur me një kureshtë plot vëmëndje. Kozaku kish vdekur, kali po përpëlitej akoma.

Princ Bagrationi, me sy të kapsallitur, u kthye të vështronte e, duke parë shkakun e atij pështjellimi, ktheu kryet me indiferencë sikur thoshte: „Kot që të merresh me çikërrima të tilla"! Ndali kalin me një lëvizje prej kalorësi të stërvitur, u kërrus pakëz dhe ngriti shpatën që ish mpleksur në brucët. Shpata ishte antike, nuk ngjante me ato që mbanin ahere. Princ Andresë iu kujtua se kish dëgjuar që Suvorovi në Itali ja kish falur shpatën e vet Bagrationit, dhe ky kujtim, në atë çast, sikur ja gëzoi shpirtin. Ata iu avitën po asaj baterie, që nga ku Bollkonski kish vërejtur fushën e betejës.

— Ç'kompani? — pyeti princ Bagrationi një nënoficer të artilerisë, që ishte pranë kasoneve.

Ai pyeti: „ç'kompani?" po dukej sikur, në të vërtetë, pyeste: „S'kini frikë këtu?"

Dhe nënoficeri e kuptoi.

— E kapiten Tushinit, shkëlqesi, — briti, duke marrë qëndrimin gatitu, me një zë të gëzuar, nënoficeri, flokëkuq e me fytyrën plot preka.

— Bukur, bukur, — tha Bagrationi, duke llogaritur diçka, dhe, duke kaluar përpara avantrenave, e ngau kalin drejt topit të fundit.

Tek po i afrohej, prej atij topi, duke i shurdhuar të gjithë, gjëmoi një predhë; në tymin që e rrethoi menjëherë topin, u dukën artiljerët që po e kapnin e duke tendosur muskujt, po e shtynin më nxitim në vëndin e vet. Nr. 1, një ushtar si div nga trupi, me shpatulla të gjera, me fshirësen në dorë, me këmbët të çakaritura, këceu drejt rrotës. Nr. 2, me dorën që i dridhej, futi predhën në grykën prej bronxi. Një burrë i pakët, një çikë si i kërrusur, kapiten Tushini, si u pengua pas shtratit të topit dolli përpara, pa e vënë re gjeneralin dhe zuri të kqyrte duke vënë dorën e tij të vogël si strehë mbi sy.

— Shto akoma dhe dy vija, dhe do të jetë tamam sa duhet, — thirri me një zë të mprehtë, të cilit përpiqej ti jepte një ton burrëror që nuk pajtohej me figurën e tij. — I dyti! — gërthiti. — Zjarr, Medvjedev!

Bagrationi e thirri kapitenin, dhe Tushini, me një gjest të ndrojtur e të ngathët, jo si përshëndetin ushtarakët, po ashtu si bën prifti kur jep bekimin, duke mbështetur tre gishtrinj në strehët iu avit gjeneralit. Megjithse topat e Tushinit ishin caktuar të rrihnin luginën, ai qëllonte me bomba ndezëse fshatin e Shëngrabenit që dukej atje përkundrejt, e përpara të cilit lëviznin masa të mëdha francezësh.

Askush s'i kish dhënë urdhër Tushinit se ku të shtinte e me se të shtinte, dhe ai, si u këshillua me kapterin e tij, Zaharçenkon, të cilin e çmonte shumë, vendosi se do të ish mirë t'i vinin zjarrë fshatit. „Mirë" tha Bagrationi, duke iu përgjegjur raportit të oficerit dhe zuri të kqyrte tërë fushën e betejës që hapej përpara tij, sikur diç po llogariste me mëndje. Më të djathtë francezët ishin afruar më shumë se kudo gjetkë. Pakëz më poshtë nga lartësia ku ishte rreshtuar regjimenti i Kievit, në luginën e lumit të vogël, dëgjohej një krismë pushkësh që të therte në zëmër dhe shumë më nga e djathta, matanë dragonëve, një kolonë francezësh po rrethonte krahun tonë; oficeri i suitës ja tregoi princit. Më të majtë horizonti kufizohej nga një pyll i afërt. Princ Bagrationi u dha urdhër dy batalioneve të qëndrës t'i shkonin në ndihmë krahut tonë të djathtë. Oficeri i suitës mori guximin e tha se pa këta dy batalione, topat e baterisë do të mbetshin pa mbrojtje. Princ Bagrationi u kthye nga ociferi dhe e vështroi me sy të veshur, si të mjegulluar, pa thënë asnjë fjalë. Princ Andresë iu duk se kjo vërejtje qe e drejtë e se, me të vërtet, s'kishe si ta kundërshtoje. Po në këtë çast arriti me të katra një adjutant i komandantit të regjimentit që ndodhej në llëngët, me lajmin se masa të mëdha francezësh marshonin poshtë, se regjimenti po shpërndahej e sprapsej drejt granatjerëve të Kievit. Princ Bagrationi uli kokën në shënjë pranimi e aprovimi. U nis më çap nga e djathta dhe dërgoi një adjutant te dragonët me urdhërin që të sulmonin francezët. Po ky adjutant u kthye pas gjysmë ore dhe njoftoi se komandanti i regjimentit të dragonëve ish tërhequr qysh më parë prapa përroit, sepse ku-

ndër tij drejtohej një zjarr i tmershëm e po humbiste ushtarë kotsëkoti e prandaj, me shpejtësinë më të madhe, i kish dërguar pushkatarët në pyll.

Mirë! — tha Bagrationi.

Tek po largohej nga bateria, edhe nga e majta krisi pushka në pyll, e me që distanca që e ndante nga krahu i majtë ishte shumë e madhe e ai s'arrinte dot me kohë, princ Bagrationi dërgoi atje Zherkovin që t'i thosh gjeneralit të vjetër, pikërisht atij që në Braunau i kish paraqitur regjimentin e vet Kutuzovit, që të tërhiqej sa të ish e mundur më shpejt përtej përroit, sepse, me sa dukej, krahu i djathtë nuk do ta mbante dot armikun për një kohë të gjatë. Për Tushinin dhe për batalionet që i duheshin për ta mbrojtur s'u kujtua më njeri. Princ Andrea dëgjonte me kujdes fjalët, e princ Bagrationit me komandantët, urdhërat që u jepte, dhe vinte re i çuditur se Bagrationi nuk jepte asnjë urdhër mirëfillit, po përpiqej vetëm të linte të kuptohej se çdo gjë që bëhej nga nevoja, nga rasti e nga vullneti i këtij ose atij komandanti, u pat bërë, në mos me urdhër të tij, të paktën në përputhje me qëllimet e tia. Dhe vinte re se, falë taktit që tregonte princ Bagrationi, megjithqë, episodet e ditës kishin një karakter krejt të rastit e nuk vareshin asfare nga vullneti i shefit, prezenca e tij bënte shumë efekt. Komandantët që i afroheshin princ Bagrationit me fytyrë të tronditur, qetësoheshin, ushtarët dhe oficerët e përshëndesnin me gëzim, merrnin zëmër e gjallëri në sy të tij dhe dukej që përpiqeshin t'i tregonin tërë kurajën e tyre.

## XVIII

Kur arriti në pikën më të lartë të krahut tonë të djathtë, princ Bagrationi filloi të zbriste tatëpjetë në llëngët ku kriste pushka pa reshtur e plumbat binin si breshër, po nga tymi i madh që ish përhapur nuk dukej asgjë. Sa më shumë që zbrisnin në llëngët, aq më pak shihnin, po përherë e më fort ndjehej fusha e vërtetë e betejës. Zunë të takonin të plagosur. Njëri me kokë të gjakosur, pa shapkë, po ecte i ndihmuar nga dy ushtarë. Rënkonte e

pështynte. Plumbi do ta kish marrë, siç dukej, në gojë ose në grykë. Një tjetër, që e takuan, ecte vetëm, pa u lëkundur, pa pushkë, duke sokëllitur nga dhëmbja e duke tundur një dorë nga e cila derdhej gjak në kapotët si nga një shishe. Në fytyrën e tij dukej më fort tmeri se dhëmbja. Ish plagosur aty një çast më parë. Si kapërcyen një rrugë, muarën një të tatëpjetë thikë, e në atë rrëpirë panë disa njerëz të shtrirë përdhé; takuan një turmë ushtarësh; ndonjë midis tyre nuk qe i plagosur. Ushtarët po ngjiteshin përpjetë, duke marrë frymë me mundim, e, megjithse e shihnin gjeneralin, kuvendonin me zë të lartë dhe tundnin krahët. Më tutje, në mes të tymit, po çquheshin që tani rreshta kapotash të murme; një oficer, me të parë Bagrationin, u lëshua duke britur mbi ushtarët që po largoheshin grumbull e u dha urdhër të ktheheshin prapa. Bagrationi iu afrua rreshtave gjatë të cilave, herë këtu, herë atje, kërcisnin batare të dëndura, duke mbytur zërat dhe britmat e komandës. Tërë ajri ishte mbushur me tym. Fytyrat e ushtarëve ishin shpuzë të gjalla dhe nxinin nga baruti. Një palë fusnin thuprën në tytën e pushkës për ta pastruar, disa i mbushnin me barut ose nxirrnin fishekët nga vezmat, të tjerët shtinin. Po kundër kujt shtinin nuk dukej nga tymi i madh që era s'po e shpërndante dot. Mjaft shpesh dëgjohej në erë zukatja dhe vërshëllima e këndëshme e plumbave.

„Ç'është kjo? — thosh me vete princ Andrea, duke iu afruar kësaj turme ushtarësh. — Sulm nuk mund të jetë, sepse s'po lëviznin nga vëndi; po edhe katror s'mund të jetë, se s'janë vendosur siç duhet". Një plakëruq thatim e i dobët, komandant i regjimentit, me një buzëqeshje të këndshme e të dashur e me qepallat të ulura që ja zinin për gjysmë sytë e mplakur, duke i dhënë kështu një pamje të ëmbël, ngau kalin drejt princ Bagrationit, i dolli përpara dhe e priti siç pret i zoti i shtëpisë një mik të shtrënjtë. I njoftoi princit se regjimenti i tij ish sulmuar nga kavaleria franceze; se, megjithqë sulmi qe shtyrë, regjimenti kish humbur më se gjysmën e forcave. Komandanti thosh se sulmi qe shtyrë duke i dhënë në këtë termë ushtarak asaj që kish

ngjarë në regjimentin e tij; po në të vërtetë as ai vetë nuk e dinte se ç'kishte ngjarë në atë gjysmë ore midis trupave nën komandën e tij, dhe s'mund të thosh me siguri në se sulmi qe shtyrë apo regjimenti i tij qe shpartalluar. Dinte vetëm se në fillim të aksionit një breshër plumbash e granatash kish rënë mbi tërë regjimentin duke i grirë ushtarët; e se pastaj dikush kish thirrur: „Kavaleria!" dhe tanët kishin filluar të shtinin. Dhe kishin shtënë gjer më atëhere jo më kundër kavalerisë, që ishte çdukur, po kundër këmbësorëve francezë që kishin dalë në llëngët e po shtinin mbi tanët. Princ Bagrationi uli kokën, sikur donte të thoshte se të gjitha këto ishin pikërisht ashtu siç dëshironte ai e ashtu siç i kish parashikuar. Duke iu kthyer adjutantit, i dha urdhër të sillte nga lartësia dy batalione të regjimentit të gjashtë gjuejtës, përpara të cilëve sapo kishin kaluar. Princ Andrea u çudit nga ndryshimi që ishte bërë në atë çast në fytyrën e princ Bagrationit. Fizionomia e tij shprehte atë vendosmëri të përqëndruar e të lumtur nga e cila frymëzohet një njeri, që në një ditë të nxehtë kur të përvëlon vapa po bëhet gati të hidhet në ujë dhe po merr hovin e fundit. Tani s'kishte më as sytë e përgjumur, as atë pamjen e një njeriu të thithur në mendimet e veta; sytë e rrumbullakët, të ashpër, prej skifteri, vështronin përpara me krenari e disi me përbuzje, duke mos u ndalur, me sa dukej, mbi asgjë, megjithëse lëvizjet e tia ishin gjithmonë të ngadalëshme e të rregullta si aty më parë.

Komandanti i regjimentit iu drejtua princ Bagrationit, duke iu lutur të kthehej prapa, e të largohej sa më parë prej atij vëndi tepër të rrezikshëm. „Pash Zotin, shkëlqesi, ju lutem!" thoshte, duke shikuar oficerin e suitës si për të gjetur një mbështetje tek ai; oficeri u kthye nga ana tjetër. „Ja, shikoni!" Dhe tregonte plumbat që zukatnin këndonin e vërshëllenin pareshtur pranë tyre. Fliste me atë tonin lutës e qërtonjës me të cilin i flet një druvar një zotnie që merr sëpatën në dorë: „ne jemi mësuar po juve do t'ju bëhen duart me kallo". Fliste sikur ata plumba s'mund ta merrnin atë dhe sytë e tij të kapsallitur u jepnin fjalëve një shprehje

edhe më bindëse. Zuri ti lutej edhe oficeri i shtabit duke iu bërë shok kolonelit komandantit të regjimentit; po princ Bagrationi nuk u përgjegj; vetëm dha urdhër të pushonin zjarrin dhe të rregulloheshin në mënyrë që t'u bënin vënd dy batalioneve që po afroheshin. Tek po fliste ajo perde tymi që fshihte llëngën u shty si e hequr nga një dorë e padukëshme nga e djathta në të majtën prej erës që zuri të frynte dhe kodrina përkundrejt me francezët në marshim brinjëve të saj dolli përpara tyre. Gjithë sytë ishin mbërthyer pa dashur mbi atë kolonë franceze që po drejtohej nga ne duke bërë një rrugë zikzake gjatë dredhave të terrenit. Që tani dalloheshin kapat prej lëkure të këmbësorëve; që tani mund të çquaje oficerët nga ushtarët; dukej flamuri që valavitej e rrihte palat e tia pas shtizës.

— Sa bukur që marshojnë, — tha dikush nga grumbulli që shoqëronte Bagrationin.

Radhët e para të kolonës kishin zbritur në llëngët. Përleshja duhej të bëhej në faqen e këtejme të kodrinës...

Mbeturinat e regjimentit tonë, duke u rregulluar me të shpejtë zinin vënd më nga e djathta; prapa tyre, duke shtyrë ata më të plogëtit e më të ngadalëshmit, po afroheshin me një rregull të përsosur të dy batalionet e regjimentit të gjashtë gjuejtës. Ata s'kishin arritur akoma në vëndin ku ndodhej Bagrationi, po që tani ndihej hapi i rëndë, i fortë, ritmik i gjithë masës së ushtarëve. Në krahun e majtë, më afër Bagrationit se gjithë të tjerët, marshonte një komandant kompanie, një burrë i hijshëm, buçkan e fytyrë rrumbullak, me një shprehje naive e të lumtur: pikërisht ai oficeri që kish dalë me vrap nga baraka, përpara syve të princ Andresë. Dukej sheshit se në këtë minutë s'po mendonte për gja tjetër veç si të kalonte përpara shefit të tij si burrat, me një qëndrim sa më ushtarak.

Me krenarinë e oficerit që ndodhet në rreshtat, ecte lehtë mbi këmbët muskuloze, sikur notonte, e drejtonte trupin pa as më të voglin mundim, duke u çquar për shkathtësinë e të ecurit të tij nga

hapi i rëndë i ushtarëve që marshonin pas çapit të tij. Gjatë këmbës së djathtë mbante shpatën e çveshur, të hollë e të ngushtë (një shpatë e vogël, të përkulur që nuk ngjante me armë) dhe duke u kthyer të vështronte herë gjeneralin, herë prapa, pa e humbur hapin, vërtitej lehtë-lehtë me tërë trupin e tij të fuqishëm. Dukej sikur të gjitha forcat e shpirtit të tij çkriheshin për një qëllim të vetëm: si e si të kalonte sa më mirë përpara eprorit të vet, dhe duke e ndjerë se e kryente siç duhej këtë detyrë, ishte i lumtur. „Hap... hap... hap..." dukej sikur thosh me vete më çdo çap; dhe me këtë ritmë lëvizte, me fytyrat të rrepta në mënyrë të ndryshme, muri i figurave të ushtarëve, të rënduar nga çanta e shpinës e nga pushkët, sikur secili nga këta qindra ushtarë të përsëriste me mëndje më çdo çap: „Hap... hap... hap...". Një major i bëjshëm, duke trufulluar e duke humbur hapin i shtëmëngej një shkurre që i zinte rrugën; një ushtar që kish mbetur prapa, me fytyrë të tmeruar për këtë faj e duke dihatur, rendte me vrap të arrinte kompaninë; një predhë, duke çarë ajrin fluturoi përmbi kokë të princ Bagrationit e të suitës së tij dhe me ritmë: „hap-hap" ra në kolonët. „Shtërngoni radhët!" buçiti zëri kokoroç i komandantit të kompanisë. Ushtarët i shtëmëngëshin, duke u rrotulluar në formë harku, diçkaje në atë vënd ku kish rënë granata: një nënoficer, i dekoruar me kryqin e Shën Gjergjit, që marshonte në një anë të kolonës, si qëndroi një çast pranë të vrarëve, e arriti rreshtin, rregulloi hapin me një të hedhur përpjetë, dhe vështroi prapa me inat. „Hap... hap... hap..." të bëhej sikur dëgjoje përmes asaj heshtjeje kërcënonjëse dhe trokut monoton të këmbëve që rrihnin truallin po në një kohë.

— Ju lumtë, djema! — tha princ Bagrationi.

„Gati... gjithmo-o-o-o-onë!" buçitën rreshtat. Një ushtar i zymtë, që ecte më të majtë, duke bërtitur, hodhi sytë mbi Bagrationin me një shprehje sikur desh të thosh: „e dimë edhe vetë"; një tjetër, pa shikuar, sikur kish frikë mos hutohej, me gojë të hapur bërtiste dhe kalonte.

U dha urdhëri të qëndronin e të hiqnin çantat e shpinës.

Bagrationi përshkoi rreshtat që i kishin kaluar përpara dhe zbriti nga kali. Ja la frerin në dorë një kozaku, hoqi brucën çpiu këmbët dhe rregulloi kapën në kokë. Rreshtat e para të kolonës franceze, me oficerët në krye u dukën poshtë kodrinës.

— Përpara, me ndihmën e Zotit! — thirri Bagrationi me një zë të fortë e të qartë; për një çast u kthye përballë batalioneve dhe, duke tundur lehtë krahët, me çapin e ngathët të një oficeri të kavalerisë, gati si i lodhur pakëz, bëri përpara. Princ Andrea ndjente se një forcë e panjohur, një forcë e pathyeshme e shtynte përpara dhe një gëzim i madh ja kish pushtuar shpirtin.[1]).

Francezët ishin mjaft afër; qysh tani princ Andrea, që marshonte pranë Bagrationit, çquante qartë sharpat, spaletat e kuqe, e deri fytyrat e francezëve (çquante qartë një oficer plak francez, me gjete në këmbë, që po i ngjitej me mundim, me hapa të shtrembëra së përpjetës). Princ Bagrationi s'po jepte ndonjë urdhër të ri dhe, gjithmonë në heshtje, marshonte në krye të rreshtave. Befas, nga ana e francezëve, krisi një pushkë, një e dytë, një e tretë... në tërë rreshtat armike, që po prisheshin, u përhap tymi dhe krisi pushka. Disa nga ushtarët e radhëve tona ranë, e, midis këtyre edhe oficeri buçkan, fytyrë-rrumbullak, që marshonte aty më parë aq me gaz e krenari. Po në çastin që u dëgjua pushka e parë, Bagrationi u kthye prapa nga trupat e thirri: „Urra".

„Urrà-aaaa". Një britmë e zgjatur u përhap në tërë vijën tonë dhe, duke e kaluar princ Bagrationin, e duke shtyrë njeri tjetrin, në një turmë të çrregullt, po të gëzuar e të gjallë, tanët u derdhën tatëpjetë si rrebesh mbi francezët, rreshtat e të cilëve ishin prishur.

---

[1]) Këtu u bë sulmi për të cilin Tjeri (Thiers) thotë: „Rusët u treguan trima, dhe, gjë e rrallë në luftë, ndodhi që dy kolona këmbësorie marshuan me vendosmëri njëra kundër tjetrës pa u sprapsur asnjëra para se të merrnin kontakt"; dhe Napoleoni në ishullin e Shën Elenës shkroi: „Disa batalione ruse treguan trimëri të madhe." (Sh. i A.).

## XIX

Sulmi i të 6-tit gjujtës siguroi tërheqjen e krahut të djathtë... Në qendër zjarri i baterisë së harruar të Tushinit, që kish mundur të ndizte flakë Shëngrabenin, e ndali lëvizjen e francezëve. Francezët po shuanin zjarrin që e përhapte era dhe kështu u linin kohë rusëve që të prapseshin. Tërheqja e qëndrës përmes përroit po bëhej me zhurmë të madhe, me rrëmbim e me nxitim; megjith këtë, kompanitë, duke u sprapsur, nuk u ngatërruan bashkë. Po krahu i majtë, që, në të njëjtën kohë, ishte sulmuar dhe rrethuar nga forcat dërmonjëse të francezëve nën komandën e Lanit (Lannes), e që përbëhej prej regjimenteve të këmbësorisë të Azovit e të Podolisë dhe prej atyre të usarëve të Pavllogradit, u bë lesh e li. Bagrationi dërgoi Zherkovin te gjenerali i krahut të majtë me urdhërin që të prapseshin menjëherë.

Zherkovi, trimërisht, pa hequr dorën nga streha, i nguli shporet kalit dhe u nis me të katra. Po me t'u larguar nga Bagrationi, e lëshoi zëmra. I hipi një frikë e tmershme e s'mundi të shkonte atje ku ishte rreziku.

Duke iu afruar trupave të krahut të majtë, nuk u drejtua në atë vend ku vlonte pushka, po e kërkoi gjeneralin dhe komandantët atje ku nuk mund të ishin, e prandaj urdhëri nuk u trasmetua.

Komanda e krahut të majtë i takonte nga e drejta e vjetërsisë komandantit të atij regjimenti që e kaloi në reviste Kutuzovin afër Braunaut e në të cilin Dollohovi ishte ushtar; kurse komandën e krahut të majtë të tejmë e kish komandanti i regjimentit të Pavllogradit, ku Rostovi ishte junker. Kjo rrethanë u bë shkak i një keqkuptimi. Të dy krerët ishin shumë të zëmëruar njëri kundër tjetrit, e ndërsa në krahun e djathtë, përleshja kish filluar qyshkur dhe francezët po sulmonin, të dy krerët merreshin me fjalë që për secilin prej tyre kishin për qëllim të fyenin tjetrin. Regjimentet, si ai i kavalerisë, ashtu edhe ai i këmbësorisë, ishin fort pak të përgatitur për ndeshjen që i priste. Që të

gjithë, prej ushtarit tek gjenerali, nuk prisnin ndonjë betejë në atë kohë dhe po merreshin me mëndje të fjetur me punët më paqësore: në kavalerinë u jepnin tagji kuajve kurse në këmbësorinë po mblidhnin dru.

— Shefi juaj është më i vjetër se unë në gradë, — thoshte gjermani, koloneli i usarëve, duke u skuqur e duke iu drejtuar një adjutanti që i qe avitur, — prandaj le të bëjë si të dojë. Unë s'mund t'i sakrifikoj usarët e mi. Burizan! Jep sinjalin e tërheqjes!

Mirëpo puna s'priste. Topi dhe pushka, duke u përzjerë, gjëmonin më të djathtë e në qendër, dhe kapotat frënge të sulmonjësve të Lanit po kapërcenin tani pëndën e mullirit dhe po rreshtoheshin në ketë anë, nja dy të shtëna pushke larg. Komandanti i këmbësorisë, me atë të ecurën e tij si patok, iu afrua kalit, ja hipi dhe, si shtyllë e drejtë mbi shalë u nis për te komandanti i regjimentit të Pavllogradit. Të dy komandantët u takuan me përshëndetje plot respekt, po përbrënda zjenin nga inati.

— Sidoqoftë, po e përsëris, kolonel, — tha gjenerali, — unë s'mund të lë gjysmën e ushtarëve të mi në pyll. Unë ju lutem, ju lutem, — përsëriti — të zini pozicionin e të përgatiti për sulm.

— Dhe unë ju lutem të mos ndërhyni në punët e tjetrit, — u përgjegj, duke u nxehur, koloneli. — Në qoftë se ju do të ishit i kavalerisë...

— Unë s'jam i kavalerisë, kolonel, po jam gjeneral rus, dhe në qoftë se nuk e dini...

— E di fare mirë, shkëlqesi, — bërtiti befas, duke i rënë kalit, koloneli, e duke u bërë prush në fytyrë. — Urdhëroni në vijën e parë dhe do të shihni se ai pozicion s'është për të qënë. Unë s'mund ta çfaros regjimentin tim për qejfin tuaj.

— Po e tepëroni, kolonel. Unë s'jam këtu për qejfin tim, dhe nuk ju lejoj të flisni kështu.

Gjenerali, duke pranuar ftesën e kolonelit për një garë kuraje duke nxjerrë gjoksin e duke ngrysur vetullat, u nis bashkë me të drejt vijës së parë, sikur mosmarrëveshja e tyre mund të çdukej vetëm atje nën plumbat. Arritën gjer në vijën e parë, aty-këtu ndonjë plumb u fluturonte për mbi kokë)

dhe qëndruan pa thënë asnjë fjalë. Aty s'kish asgjë për të parë, sepse, edhe që prej vëndit nga u nisën, dukej sheshit se kavaleria nuk mund të lëvizte në mes të atyre shkurreve e përrenjve, e se francezët po e rrethonin krahun e majtë. Gjenerali dhe koloneli shikonin njeri tjetrin rreptë si dy këndesa që bëhen gati të zihen, duke pritur më kot që kundërshtari të jepte shënja frike. Po asnjë nuk u tut. Me qënë se s'kishin ç'thoshin dhe asnjë nga të dy s'donte t'i jepte shkak tjetrit të lëvdohej duke thënë se kundërshtari ish larguar i pari nga plumbat, do të kishin ndënjur aty kush e di sa kohë, për të treguar secili kurajën e vet, sikur në atë çast, nga pylli, gati prapa kurrizit të tyre, të mos dëgjoheshin krisma pushkësh dhe një jehonë e mbytur britmash të paqarta. Francezët sulmonin ushtarët që ndodheshin në pyll duke bërë dru. Usarët s'kishin mundësi të terhiqeshin së bashku me këmbësorinë. Një vijë franceze ua kish prerë rrugën e tërheqjes më të majtë. Megjithse vëndi nuk ish i përshtatshëm, e donte puna të sulmonin me çdo mënyrë për të hapur një shteg.

Skuadroni në të cilin bënte pjesë Rostovi, që mezi pati kohë të hipte në kuaj, qëndroi përballë armikut. Përsëri, ashtu si në urën e Ensit, midis skuadronit dhe armikut ishte një vënd bosh dhe i shkretë, midis tyre shtrihej ajo vija e tmershme e së panjohurës dhe e frikës, tamam si vija që ndan të gjallët nga të vdekurit. Gjithëkush e ndjente instinktivisht dhe pyeste veten i tronditur se a do ta kalonte dot, vallë shëndosh' e mirë.

Koloneli iu afrua frontit, u përgjegj me ton zemërimi në pyetjet e oficerëve dhe, si një njeri që ngul këmbë me dëshpërim në mendimin e tij, dha një farë urdhëri. S'u tha asgjë e qartë dhe e saktë, po në skuadron u përhap fjala e se sulmi ish gati për të shpërthyer, dhe bashkë me komandën: „Radhituni!", u dëgjua edhe vringëllima e shpatave që dilnin prej kllëfit. Po, prapë s'lëviste njeri nga vëndi. Trupat e krahut të majtë, me këmbësorë e me usarë e ndjenin se edhe krerët vetë nuk dinin ç'të bënin dhe ngurrimi i kryetarëve po kalonte edhe tek trupat.

„Oh, t'ish e mundur të bëhej më shpejt, sa më shpejt", mendonte Rostovi, duke e ndjerë se më në fund kish ardhur çasti të provonte kënaqësinë sulmit, për të cilën kish dëgjuar të flisnin shokët e tij usarë.

— Me ndihmën e Zotit, djema, — gjëmoi zëri i Denisovit, — më të katra, marsh! —

Në rreshtin e parë vithet e kuajve u valavitën. Graçiku tërhoqi frerin dhe u hodh vetë përpara.

Më të djathtë Rostovi shikonte reshtat e para të usarëve, dhe ca më tutje, përpara, çquante një shirit të errët që nuk e dallonte dot mirë, po që e merrte me mënd se do të ish armiku. Dëgjoheshin krisma po në largësi.

— Shpejtoni vrapin! — buçiti komanda, dhe Rostovi ndjeu se Graçiku i tij po ulte vithet duke u hedhur në galop.

Ja kuptonte kalit, që më parë, të gjitha lëvizjet, dhe e ndjente veten përherë e më të gëzuar. Vuri re përpara tij një pemë vetmitare. Ajo pemë në fillim ishte përpara, mu në pjesë të asaj vije që dukej aq e tmershme. Po ja ku e kaluan, dhe jo vetëm që s'kish aty asgjë të tmershme, po sa vinte bëhej m'i çelur m'i gëzuar, „Oh, si do t'i grij me shpatë" thosh me vete Rostovi, duke shtrënguar dorëzën e shpatës.

„Urrà-a-a-a-a!" gjëmonin zëra reth e qark. „Ah, sikur të më bjerë tani ndonjë në dorë", mendonte Rostovi, e duke ja ngulur mamuzat kalit në brinjë, e duke i kaluar të tjerët, e lëshoi në pikë të vrapit. Përpara, ja ku dukej armiku. Befas diçka, si një fshesë e gjerë, ra mbi skuadronin. Rostovi ngriti shpatën, gati për të goditur nga presa, po në atë çast ushtari Nikitenko që galoponte përpara tij, u largua, dhe Rostovi ndjeu si në ëndër, se po vazhdonte të rendte përpara me një shpejtësi jo të natyrshme dhe, njëkohësisht se po qëndronte në vënd. Që prapa, usari Bodarçuk që ai e njihte, i hipi gati përsipër, dhe e vështroi me inat. Kali i Bondarçukut bëri mënjanë dhe veç sa e çiku në galop e sipër.

„Si s'po lëviz nga vëndi? Kam rënë, jam vrarë!" pyeti dhe u përgjegj prapë vetë Rostovi. Tani ishte

vetëm në mes të një are. Në vënd të kuajve që vraponin dhe të shpinave të usarëve, shikonte rrotull tokën që s'lëvizte dhe stërnishtet. Toka nën veten e tij ish e lagur me gjak të ngrohtë.

„Jo, unë jam plagosur, dhe kali është vrarë". Graçiku u përpoq të ngrihej mbi këmbët e përparme, po gjene ra, duke ja shtypur një këmbë të zot. Kalit i shkonte gjaku çurgë nga koka; përpëlitej e s'ngrihej dot. Rostovi deshi të çohej më këmbë, po ra edhe ai: kllëfi i shpatës i qe ngatërruar pas shalës; ku ishin tanët e ku francezët, — ai, s'e dinte. Rreth e rrotull s'dukej njeri.

Si e liroi këmbën, u ngrit. „Ku, më ç'anë ndodhej tani ajo vijë që i ndante aqë prerazi nga armiku?" pyeste veten e tij e s'jepte dot përgjigje. „Të më kët ngjarë ndonjë gjë e keqe? Hej, ç'më gjeti! Ç'duhet të bëj tani?" pyeti veten e tij duke u çuar; n'atë çast ndjeu se diçka e kotë po i varej nga krahu i majtë, që i qe mpirë. Dora dukej sikur nuk ish e tija. Vështroi krahun se mos shihte gjak gjëkundi, po më kot.

„Hë, ja ku po vinë", mendoi i gëzuar duke parë disa njerëz që po rendnin drejt tij. „Do të më ndihmojnë!" Në krye të të gjithëve vraponte nji burrë me një helmetë të çuditshme e me kapotë bojëqielli, një burrë i nxirë, i pjekur nga dielli, me një hundë shqiponje. Dy të tjerë, shumë të tjerë po vinin pas tij me vrap. Njëri prej tyre nxori nga goja ca fjalë të çuditshme në një gjuhë të huaj. Midis burrave të tjerë që ndodheshin më tutje e që dukeshin njësoj si ata të parët, me po ato helmeta në kokë, ishte një usar i Pavllogradit. E kishin kapur nga krahët; prapa tij, dikush tërhiqte për freri kalin e usarit.

„Sigurisht, do të jetë ndonjë nga tanët, rob... po. A thua se do të më kapin edhe mua? Cilët të jenë këta?" vriste mëndjen Rostovi duke mos u besuar syve. „Të jenë francezë, thua?" Vështronte francezët që po afroheshin e, megjithse, aty më parë kur fluturonte majë kalit s'kish tjetër mendim veçse si t'i arrinte ata francezë për t'i grirë me shpatë, afrimi i tyre i dukej tani aq i tmershëm sa nuk u

zinte besë syve të vet. „Cilët janë? Pse rendin? A mos për mua, vallë? A vërtet drejt meje po turren? Përse vallë? Që të më vrasin Mua, që më duan aq shumë të gjithë?!" Kujtoi se e donte e ëma, familja, sa e donin shokët e miqtë, dhe iu duk i pamundur ky qëllim i armiqve. „Po mbase, ku dihet, — edhe që të më vrasin!" Kish më se dhjetë sekonda që po rrinte më këmbë, pa lëvizur nga vëndi e pa e kuptuar në ç'pozitë ndodhej. Ai francezi me hundën si sqep shqiponje që ish në krye të të gjithëve, qe afruar aq shumë sa që Rostovi mund të çquante tani edhe shprehjen e fytyrës së tij. Fytyra e ndezur dhe e huaj e atij njeriu që, me bajonetë mbërthyer, duke mbajtur frymën pezull, po i turrej si bishë, e tmeroi. Rrëmbeu pisqollën dhe, në vënd që ta shkrehte, ja vërviti francezit e pastaj, me sa fuqi që kish, krisi e iku drejt shkurreve. Krisi e iku jo si me ndrojtje e si me turp siç i kish ngjarë mbi urën e Ensit, po si lepuri që merr vrapin, i ndjekur nga qëntë. Një ndjenjë e vetëme, e pamposhtur frike për jetën e tij aq të lumtur, instinkti i vetëruajtjes zotëronte tërë qënien e tij. Duke u hedhur me të shpejtë përmbi hendeqet e arave me atë hovin që kish në lodrat e vogëlisë, fluturonte përpara, duke kthyer herë-herë fytyrën e zbetë simpatike e djaloshare, dhe një drithmë tmeri i shkonte në kurriz. „Jo, më mirë të mos shikoj", tha me vete; po, kur arriti në shkurret u kthye edhe një herë. Francezët kishin mbetur prapa, dhe bile, atë çast, ai që ish në krye e preu vrapin e zuri të ecte me çap; duke kthyer kokën prapa, diç i thërriste me zë të fortë një shoku të tij. Rostovi u ndal. „Jo, jo, kot u trëmba", „mendoi, s'është e mundur që të donin të më vrisnin". Ndrëkaqë krahu i majtë po i rëndohej përherë e më shumë, sikur të qe varur në të një peshë e rëndë. S'vraponte dot më tutje. Edhe francezi u ndal, mori nishan. Rostovi picërroi sytë dhe u ul. Një plumb, pastaj edhe një tjetër, i fluturuan pranë, duke zukatur. Mblodhi forcat e fundit, kapi dorën e majtë me të djathtën dhe u sul gjer te shkurret. Midis shkurreve ishin strukur pushkatarët rusë.

XX

Regjimentet e këmbësorisë, të sulmuar befasisht në pyll, po dilnin me vrap, dhe kompanitë, duke u përzjerë njera me tjetrën, po iknin pa rend e rregull. Një ushtar kish thirrur i lebetitur këto fjalë pa kuptim, po të tmershme në luftë: „Jemi të rrethuar!" Këto fjalë i kallën datën gjithë masës.

— Jemi të rrethuar! S'kemi nga të dalim! Mbaruam! — dëgjoheshin britma plot panik.

Komandanti i regjimentit, me të dëgjuar pushkët dhe britmat prapa tij, e kuptoi se diçka e tmershme kishte ngjarë; mendimi se ai, oficer i përpiktë, i ndërgjegjshëm e shëmbullor, që kish shërbyer aq vjet me radhë me nder e me faqe të bardhë, mund të quhej fajtor nga eprorët e tij për negligjencë e pazotësi komandimi, e trëmbi kaq shumë sa qe, duke harruar kolonelin e pabindur të kavalerisë dhe rëndësinë e vet prej gjenerali, pa pyetur aspak për rrezikun që e priste, u mbërthye pas kaptellit të shalës, ja nguli kalit mamuzet në bark dhe u sul si veriu drejt regjimentit, nën një breshër plumbash që për fat të mirë as e çikën fare. Vetëm një dëshirë kish: të merrte vesh si ishte puna, të ndihmonte, të ndreqte me çdo kusht gabimin, në kish bërë ndonjë gabim, kështu që të mos i hidhnin dot asnjë faj, atij, oficerit shëmbëllor, që kishte shërbyer njëzetedy vjet rresht pa njollë në biografinë e tij.

Si kaloi mir' e bukur midis francezëve, u turr me të katra drejt fushës prapa pyllit, përmes të cilit tanët po iknin ku sytë këmbët dhe, pa ua vënë veshin komandave, thernin tatëpjetë shpatit. Kish arritur tamam ai çasti fatal i lëkundjes morale, që vendos fatin e betejave; këto turma ushtarësh në rëmujë, si kope e çakërdisur, a do t'i bindëshin vallë urdhërit të komandantit, apo, si t'i hidhnin një herë sytë e ta shikonin, pa ja varur torbën, fare, do të thernin përpara sa u hanin këmbët? Megjithë ulërimën e dëshpëruar të komandantit që, gjer aty më parë ish aq e tmershme për ushtarët, megjithqë fytyrën e tij të prishur, të hakërryer e të mavijosur nga të keqtë e nga inati, ndërsa tundte në dorë

shpatën si i xhindosur, gjithë ushtarët iknin si lepurat, flisnin, shtinin në erë dhe s'u bindeshin komandave. Me sa dukej, ajo lëkundje morale që vendos fatin e betejave po anonte nga ana e frikës: ish e humbur davaja.

Gjenerali mënt po mbytej nga kolla, nga britmat e nga tymi i barutit; u ndal i dëshpëruar. Dukej sikur gjëndja ishte pa shpresë. Po në këtë çast francezët që po sulmonin tanët, befas, si pa ndonjë arësye, u tërhoqën, u çdukën nga skaji i pyllit, dhe në pyll duallën pushkatarët rusë. Ishte kompania e Timohinit, e vetmja që s'e kish lëshuar pozicionin e që, e strukur në një përrua të thatë, pa pritur e pa kujtuar po sulmonte francezët. Timohini u vërvit mbi francezët me një britmë aq të egër e të xhindosur, me një kurajë aq të çmëndur e me një vrull aq të tmershëm, duke pasur vetëm shpatën në dorë, sa që francezët e humbën toruan, hodhën armët dhe krisën e ikën. Dollohovi që po turrej për krah Timohinit, shtiu e vrau dy hapa larg një francez dhe iu hodh në grykët një oficeri, i cili u dorzua. Të ikurit u kthyen, batalionet u rregulluan sërish dhe francezët, që i kishin ndarë më dysh trupat e krahut tonë të majtë, u shtynë përkohësisht. Kompanitë rezervë patën kohë të bashkoheshin me të tjerët dhe të ikurit e ndalën vrapin. Komandanti i regjimentit qe te ura bashkë me major Ekonomovin dhe po asistonte në parakalimin e kompanive që po tërhiqeshin, kur iu qas një ushtar, i kapi uzengjinë e pothuaj se u shtrëngua pas tij. Ky ushtar kish veshur një kapotë mavi prej stofe të papunuar, ish pa çantë e pa helmetë dhe me kokë të lidhur; kish shkuar krahë-qafë një fishekore franceze dhe po mbante në dorë një shpatë oficeri. I zbetë në fytyrë, me buzë në gaz, e shikonte gjeneralin drejt në sy, krenar e i patrëmbur. Megjithëse ish duke i dhënë urdhëra major Ekonomovit, gjenerali s'mundi të mos ja vinte veshin këtij ushtari.

— Shkëlqesi, ja dy trofé, — tha Dollohovi duke treguar shpatën dhe fishekoren franceze. — Zura rob një oficer. Ndala kompaninë. — Dollohovi mezi merrte frymë nga të lodhurit; fliste me zë të kë-

putur. — Tërë kompania mund të dëshmojë. Ju lutem mos e harroni, shkëlqesi!

— Mirë, mirë, — u përgjegj gjenerali, dhe iu kthye major Ekonomovit.

Po Dollohovi s'i ndahej; zgidhi shaminë e hoqi për mënge gjeneralin dhe i tregoi gjakun e tharë që i qe mpiksur pas flokëve.

— Plagë bajonete, — tha — qeshë në vijën e parë mu në ballë. Mos e harroni, shkëlqesi! —

Bateria e Tushinit qe harruar, dhe vetëm aty nga fundi i betejës, meqenëse po e dëgjonte vazhdimisht topin në qëndër, princ Bagrationi dërgoi aty oficerin e shtabit që kish shërbimin e ditës, e, më pas, princ Andrenë për t'i dhënë urdhër baterisë të tërhiqej sa më shpejt. Batalioni që do të mbronte topat e Tushinit, ish larguar, aty nga mesi i betejës, pas një farë urdhëri që kishte marrë; po bateria vazhdonte zjarrin dhe armiku s'e kish shtënë në dorë, sepse s'ja merrte kurrë mëndja një guxim të tillë nga ana e katër topave fare të pambrojtur. Përkundrazi, duke parë aksionin energjik të kësaj baterie, armiku kujtonte se atje në qëndër ishin grumbulluar forcat kryesore të rusëve; u përpoq dy herë të sulmonte në atë pikë, dhe të dy herët u spraps nga qitjet e katër topave të vendosur veç e veç mbi atë lartësi.

Pas një çikë si u largua princ Bagrationi, Tushini mundi ta ndizte flakë Shëngrabenin.

— Eh, si ropaten të zestë! S'dinë ç'të bëjnë! Zjarri në qiell! Shiko se ç'tym! Bravo! Kësaj i thonë punë ja! Bobo, ç'tym i madh! — thoshin topçinjtë duke u gjallëruar.

Gjith topat, pa komandë fare, shtinin në drejtim të zjarrit sikur donin që të merrte më shumë; çdo qitje, ushtarët e përcillnin me britma entusiazmi: „Të lumtë! Jepi or jepi! Qëllo drejt e në kokët! Ashtu dë, ashtu! Bukuri!" Frynte erë, dhe zjarri përhapej me të shpejtë. Kolonat franceze, që ishin në fshat, u tërhoqën; po, si për shpagim, armiku ngriti nja dhjetë topa pak më tutje, në të djathtë të fshatit, dhe nisi ta qëllonte baterinë e Tushinit me një breshër gjylesh.

Të rrëmbyer nga një gëzim foshnjor tek shihnin zjarrin që kishin ndezur, të dehur nga suksesi që kishin pasur mbi francezët, artiljerët tanë s'e vunë re atë bateri veçse kur dy predha, dhe më pas katër të tjera, erdhën e ranë midis topave; njëra vrau dy kuaj dhe tjetra i këputi këmbën një topçiu. Megjithkëtë entusiazmi që i kish rrëmbyer nuk u ftoh, po vetëm ndërroi karakter. Kuajt u zëvëndësuan me të tjerë duke i hequr nga shtrati rezervë, të plagosurit i ngritën dhe të katër topat u drejtuan kundër baterisë armike prej dhjetë topash. Një oficer, shok i Tushinit, u vra që në fillim të betejës, dhe brënda një ore, në dyzet veta, shtatëmbëdhjetë duallën jashtë përdorimit; po artiljerët që kishin mbetur bënin punën e tyre pa e prishur hiç gjakun, gjithë me atë entusiazmin e parë. Dy herë vunë re se poshtë, pranë tyre, dukeshin francezët dhe ahere shtinë me saçme topi mbi ta.

Oficeri mingalaq me ato lëvizje të ndrojtura e të ngathëta kërkonte pareshtur që ordinanca t'i sillte edhe një çibukë për këtë, siç thoshte, e duke përshkënditur prushin e llullës, sulej përpara, vinte dorën si strehë mbi sy dhe vëzhgonte francezët.

— Zjarr, djema! — thoshte duke kapur vetë me duar një rrotë të topit e duke çliruar vidhet.

Në mes të tymit, shurdhuar nga plasjet e vazhdueshme që e bënin të dridhej e të këcente përpjetë, Tushini, pa e hequr kurrë llullën nga goja sulej nga një top te tjetri, kur duke marrë nishan, kur duke numuruar gjylet, kur duke dhënë urdhëra për të zëvëndësuar kuajt e vrarë e të plagosur, dhe bërtiste me zërin e tij të dobët, të mprehtë e të ndrojtur. Fytyra sa vinte po i ndizej nga zjarri i brëndshëm. Vetëm kur vritej ose plagosej njeri ngryste vetullat dhe, duke u kthyer që të mos e shihte të plagosurin, u çirrej tërë inat ushtarëve, të cilët, siç ngjet gjithmonë, nuk e ngrinin menjëherë të plagosurin ose kufomën. Ushtarët, shumica e të cilëve ishin të rinj, djema të pashëm (siç ndodh përgjithësisht në bateritë, shumë më të gjatë e më të gjerë nga shpatullat se oficeri i tyre), që të gjithë, si ata fëmijët kur binin ngusht, vështronin komandantin dhe shprehja

e fytyrës së tij pasqyrohej menjëherë në fytyrat e tyre.

Për shkak të këtij gjëmimi të tmershëm, të britmave, të zhurmës e të poteres si edhe për shkak se ja donte puna të qe i vëmëndshëm i gatshëm e aktiv, Tushini s'kishte ngè të trëmbej dhe as i shkonte fare ndër mënd se mund të vritej apo të plagosej rëndë. Përkundrazi e ndjente veten përherë e më në qejf. I dukej sikur ai çast, kur pa armikun dhe shtiu mbi 'të predhën e parë, kish kaluar prej shumë shumë kohe, mbase prej një dite, dhe ai rryp toke ku kishte zënë vënd i qe i njohur qëkuri, i dashur e i afërt. Megjithëse nuk harronte asgjë, i llogariste të gjitha dhe e kryente tërë punën ashtu siç do të vepronte me i miri i oficerëve në këmbë të tij, ishte si njeri i dehur a si ndër ethe.

Në mes të buçitjes shurdhonjëse të topave të tij, të vërshëllimave e të plasjeve të granatave armike, në mes të artiljerëve të djersur e të skuqur që rropateshin pranë topave, në mes të gjakut të ushtarëve e të kuajve, në mes të shtëllungave të tymit të baterisë armike, atje matanë (pas të cilave fluturonte një granatë e vij' e binte përdhè, o mbi një njeri, o mbi një top, o mbi një kalë); në mes të gjithë këtyre gjërave, në mëndjen e tij krijohej dalngadalë një botë më vete, një botë e çuditëshme, fantastike që e kënaqte dhe e magjepste në atë çast. Në imagjinatën e tij topat e armikut nuk ishin topa, po llulla, nga të cilat një tirjaqi i padukshëm e nxirrte tymin me rrotullame të rralla.

— Ja, prapë nxori tym, — thosh Tushini, duke murmuritur me vete, kur nga kodra përkundrejt ngrihej një shtëllungë tymi dhe përhapej nga e majta si një vazhdë që e merrte era, — tani prite topin dhe ktheje andej nga erdhi.

— Ç'urdhëroni, shkëlqesi? — pyeti një nënoficer që ish më këmbë pranë tij dhe e dëgjoi që diç murmuriste nëpër dhëmbë.

— Asgjë, asgjë, një granatë... — u përgjegj.

„Jepi, Matvjevna, jepi!", thosh me vete, duke iu drejtuar topit të madh prej origjine të lashtë që ish vendosur në fund të radhës e që në fantazinë e tij ai e quante Matvjevna. Francezët pranë topave të

tyre i dukeshin si milingona. Numuri një i topit të dytë, djalosh i pashëm e sarhosh i prapë, në botën e tij fantastike ishte xhaxhaj; Tushini e vështronte më shpesh se ushtarët e tjerë dhe i gëzohej në çdo lëvizje që bënte. Pushka, që herë ndizej më fortë, herë sikur shuhej, dhe prapë aty më pas ndizej përsëri, atje poshtë, i bëhej sikur ishte frymëmarrja e dikujt. Mbante vesh e ndiqte me vëmëndje këtë zhurmë që ndryshonte pareshtur.

„Ja, sërish po merr frymë, ja zuri prapë", thosh me vete.

Merrte me mënd sikur ishte ndonjë farë gjigandi i fuqishëm e sikur me të dy duart po u flakte granata francezëve.

— Jepi Matvjevna, mëma jonë, mos na lerë në baltë! — thosh duke iu larguar topit, kur përmbi krye të tij ushtonte zëri i një të huaji, një zë i panjohur.

— Kapiten Tushin! Kapiten! —

Tushini ktheu kokën, i trëmbur; ishte ai oficeri epror që e kish përzënë nga Grunti; po i bërtiste me zë të prerë e duke gulçuar:

— Ç'djall kështu? Mos jini çmëndur? Dy herë ju dhanë urdhër të tërhiqeni, dhe juve... —

„Ç'kanë me mua, xhanëm?"... thosh me vete Tushini, duke vështruar eprorin e tij me frikë.

— Unë... jo... — belbëzoi duke shpënë dorën në strehën e kapës. — Unë... —

Po koloneli s'i tha dot ç'i kish për të thënë. Një granatë që i fluturoi pranë e detyroi të kërrusej mbi kalin e tij .Heshti; sa u mat të thosh diçka, një granatë tjetër e ndërpreu. Ktheu kalin e ja mbathi me të katra.

— Tërhiquni! Tërhiquni që të gjithë! — klithi nga larg.

Ushtarët zunë të qeshnin. Pas një minute arriti një adjutant gjith me këtë urdhër.

Ish princ Andrea. E para gjë që pà, duke hyrë në atë rryp toke ku ishin ngritur topat e Tushinit, qe një kalë i zgjidhur nga saja, me një këmbë të copëtuar, që hingëllinte pranë kuajve të tjerë të lidhur. Nga këmba i rridhte gjaku çurk. Midis sajave dergjeshin disa të vrarë. Granatat, njera pas tjetrës,

i fluturuan mbi kokë, tek po afrohej, dhe ndjeu të ngjethura në kurriz. Po turpi i frikës i dha menjëherë kurajë. „Unë s'mund të kem frikë", mendoi, dhe zbriti me ngadalë nga kali në mes të topave. Dha urdhërin dhe nuk u largua nga bateria. E vendosi t'i hiqte vetë topat prej atij pozicioni e t'i çonte tutje. Bashkë me Tushinin, duke kapërcyer kufomat dhe nën zjarrin e tmershëm, të francezëve, zuri të përgatiste topat për tërheqje.

— Tani sapo ish këtu një oficer i lartë, po krisi e iku menjëherë, — i tha një nënoficer princ Andresë, — s'ja mbajti të rrinte siç bëni zotria juaj. —

Princ Andrea nuk po fliste me Tushinin. Ishin, që të dy, kaq të dhënë pas punës që po i bënin, sa dukej sikur as shihnin njeri jatrin. Kur, si i vendosën të dy topat që qenë akoma në gjëndje të mirë në sajat, muar udhën tatëpjetë, — një top të thyer e një obiçe i lanë aty, — princ Andrea iu afrua Tushinit.

— Mirupafshim, pra, — i tha, duke i zgjatur dorën.

— Mirupafshim, i dashur, — u përgjegj Tushini, — shpirt i shtrënjtë! Lamtumirë, i dashur, — përsëriti, dhe, pa e ditur as vetë përse, përnjëheresh sytë iu mbushën me lotë.

## XXI

Era kish rënë; re të zeza vareshin poshtë mbi fushën e betejës, duke u shkrirë në horizont me tymin e barutit. Sa vinte, errësira po bëhej më e dëndur, prandaj drita e zjarreve, në dy pika të ndryshme, dukej edhe më qartë. Gjëmimi i topit nuk ndihej dhe aqë, po krismat e pushkëve prapa dhe më të djathtë ushtonin më fort e si më pranë. Sapo që Tushini me topat e tij, duke u përpjekur të mos i shtypte të plagosurit, dolli nga zona e zjarrit armik dhe zbriti poshtë llëngës, takoi oficera të lartë dhe adjutantë, në numurin e të cilëve ishte edhe oficeri i shtabit si edhe Zherkovi, që e kishin dërguar dy herë e që s'kish arritur dot as edhe një herë gjer në baterinë e Tushinit. Gjithë këta, duke ndërprerë njeri jatrin, i

jepnin urdhëra e kundër-urdhëra për drejtimin që duhej të merrte, duke e qërtuar e kritikuar ashpër. Tushini s'jepte asnjë urdhër, dhe në heshtje, duke pasur frikë të fliste, sepse sapo të hapte gojë, pa e ditur as ai vetë përse, e ndjente se do t'ja shkrepte të qarit, po shkonte prapa topave mbi kalin e tij gërdallë të artiljerisë. Sidoqë ish dhënë urdhër t'i braktisnin të plagosurit shumë prej këtyre po zvarriseshin prapa trupave e lypnin me të lutur një vënd mbi topat. Pikërisht ai oficeri kokoroç i këmbësorisë që kish dalë, përpara betejës, nga baraka e Tushinit, u shtri mbi shtratin e Matvjevnas. Kish marrë një plumb në bark. Rrëzë faqes së malit një junker i zbetë i usarëve, që me një dorë po mbante tjetrën, iu afrua Tushinit dhe iu lut t'i jepte një vënd.

— Kapiten, pash Zotin, kam pësuar një kontuzion në dorë, — tha me ndrojtje. — Pash Zotin, se nuk eci dot. Pash Zotin! —

Dukej që ky junker do të qe lutur edhe më parë ta hipnin mbi ndonjë sajë, po s'ja kishin vënë veshin. Lutej me zë të dredhur e të ndrojtur, që të pikonte në zëmër kur e dëgjoje.

— Pash Zotin, jepni urdhër të më bëjnë një vënd.

— Jepini një vënd, jepini një vend, — urdhëroi Tushini. — Shtroji poshtë një kapotë, xhaxha, — i tha ushtarit të tij më të dashur. — Po oficeri i plagosur, ku është?

— E lamë atje tutje, kish vdekur, — u përgjegj dikush.

— Bëjini vënd. Uluni, i dashur, uluni. Shtroji poshtë kapotën Antonov. —

Ky junker ish Rostovi. Me një dorë mbante tjetrën, që zbehur dhe nofulla e poshtme i dridhej sikur e kishin zënë ethet. E vunë mbi Matvjevnan, mbi po atë top nga i cili kishin hequr oficerin që kish vdekur. Kapota që i shtruan ishte tërë gjak dhe në atë gjak atij iu lyen pantallonat e duart.

— Qënkeni i plagosur, i dashur, — tha Tushini, duke iu avitur topit, mbi të cilin ish ulur Rostovi.

— Jo, vetëm një kontuzion kam.

— Po ky gjak në pantallonat ç'është? — pyeti Tushini.

— Është gjaku që i vajti atij oficeri që vdiq, shkëlqesi, — u përgjegj një ushtar i artilerisë, duke fshirë gjakun me mëngën e kapotës e me një zë sikur kërkonte ndjesë që s'ish aq i pastër topi.

Me mundim të madh, me ndihmën e ushtarëve të këmbësorisë, mezi i ngjitën topat në të përpjetën dhe, si arritën në fshatin Gunterdorf, u ndalën. Qysh tani bënte aq t'errët sa, dhjetë qapë më tutje, nuk çquheshin uniformat e ushtarëve dhe pushkët zunë e u rralluan. Befas, aty pranë nga krahu i djathtë, u dëgjuan sërish britma e krisma. Në errësirë shkrepëtinë disa qitje pushkësh. Ishte sulmi i fundit i francezëve, të cilit ushtarët rusë i përgjigjeshin të fortëfikuar në shtëpitë e fshatit. Përsëri që të gjithë u derdhën jashtë fshatit; po topat e Tushinit nuk mund të lëviznin nga vëndi dhe artilerët, Tushini e junkeri vështronin në heshtje njeri jatrin duke iu shtruar fatit që i priste. Pushka nisi të rrallohej, dhe nga një rrugë aty më krah duallën një tok këmbësorë që po bisedonin me zë të lartë e me gjallëri.

Gjallë je, Petrov? — pyeste njëri.

— Ua bëmë paq, o vlla, i gostitëm siç duhej! Tani s'kanë për të ardhur më, — thosh një tjetër.

— Meazallash se duket fare. Si shtinë, vallë, mbi të tyret?! Sa t'errët që është, djema! Si në pus! S'ka gjë për të pirë? —

Francezët qenë shtyrë edhe një herë. E përsëri, në një errësirë të plotë, topat e Tushinit, të rrethuar si nga një kornizë prej këmbësorisë që zjente si koshere me bletë, bënë përpara pa ditur ku po shkonin.

Në errësirë dukej sikur po rridhte një lumë, i padukshëm, misterioz, gjith në një drejtim, me një murmurimë të endur me përshpëritje, biseda dhe zhurmë thundrash e rotash. Në uturimën e mbytur, në mes të gjithë zhurmave të tjera çquheshin më qartë qarjet dhe zërat e të plagosurve në terrin e natës. Këto qarje dukej sikur e mbushnin gjithë atë terr që rrethonte trupat. Këto rënkime dhe errësira e asaj nate çkriheshin në një gjë të vetme. Pas një çikë, turma në lëvizje filloi të tronditej. Dikush kaloi hipur mbi një kal të bardhë, me suitën e tij, e duke kaluar tha diçka. „Ç'tha ashtu? Ku po shkojmë

tani? A mos duhet të qëndrojmë?" Apo mos na falënderoi?" Nga të gjitha anët dëgjoheshin pyetje plot ankth, dhe tërë masa në lëvizje filloi të mshonte përpara (siç dukej, rreshtat e krejt kishin qëndruar) dhe u hap fjala se qënkej dhënë urdhëri për t'u ndalur. Qëndruan që të gjithë aty ku ndodheshin, mu në mes të rrugës tërë baltë.

U ndezën zjarre, zërat ndiheshin më qartë. Kapiten Tushini, si i dha disa urdhëra kompanisë së tij, dërgoi një nga ushtarët të kërkonte ndonjë ambulancë a ndonjë mjek për junkerin dhe u ul e ndënji pranë zjarrit, që ushtarët e kishin ndezur mu në mes të rrugës. Rostovi mezi arriti gjer te zjarri. I dridhej i tërë trupi si ndër ethe nga dhëmbja, nga të ftohtët e nga lagështia. E këputi gjumi, po nuk flinte dot nga dhëmbja e pareshtur që ndjente në dorë, të cilën s'dinte si ta mbante që të gjente pak lehtësim. Tani fillonte të mbyllte sytë, tani vërente zjarrin, që i dukej i kuq, tani kqyrte figurën e pakët e si të kërrusur të Tushinit, që ish ulur këmbëkryq pranë tij. Syt e mëdhenj, të ëmbël e të zgjuar të Tushinit e shikonin me dhëmshuri e mëshirë. Ai e shihte që Tushini donte me gjithë shpirt që ta ndihmonte po nuk e ndihmonte dot.

Nga të gjitha anët dëgjoheshin hapa dhe zëra njerëzish që lëviznin më këmbë ose kaluar, si edhe zhurma e këmbësorisë që po zinte vënd aty rrotull. Zhurma e zërave, e hapave dhe e thundrave të kuajve që përplaseshin nëpër baltë dhe ajo kërcëllima e afërt dhe e largët e druve që digjeshin shkriheshin në një uturimë të vetëme valë-valë.

Tani nuk rridhte më si qëpari, në errësirë, një lumë i padukshëm, po dukej sikur një det i errët po qetësohej dalngadalë pas një shtërgate. Rostovi po vështronte e po dëgjonte pa kuptuar gjë gjithëçka ndodhte përpara dhe rrotull tij. Një ushtar i këmbësorisë u qas pranë zjarrit, ndënji galuc, i zgjati duart flakës dhe ktheu fytyrën nga kapiteni.

— Me leje, shkëlqesi? — pyeti duke iu drejtuar Tushinit. — A mund të ngrohem? Ja, e humba kompaninë, shkëlqesi, nuk e di se ku është. Ej, taksirat! —

Bashkë me ushtarin u afrua te zjarri një oficer i këmbësorisë me një faqe të lidhur e, duke iu drejtuar Tushinit, iu lut të jepte urdhër të hiqnin pakës mënjanë topat që të mund të kalonte një karro. Pas komandantit të këmbësorisë erdhën me vrap dy ushtarët dhe u ndalën pranë zjarrit. Shaheshin e haheshin si dy këndeza për një çizme që kishin në duar e që sikush mundohej ta përvetësonte.

— Mos more! Na e paske parë ti i pari! Qënke i zoti! Po kush ta lë se! — bërtiste njëri prej tyre me zë të ngjirur.

Pastaj u afrua një ushtar i ligur, i verdhë qafën të lidhur me një pece këmbësh gjithë gjak, dhe, pik' e vrer, u kërkoi ujë artiljerëve.

— E si? Të vdes si qën? — thoshte.

Tushini urdhëroi t'i jepnin ujë. Pastaj erdhi me vrap një ushtar i qeshur e kërkoi një çikë zjarr për këmbësorinë.

— Një çikë zjarr të ndezur për këmbësorinë, or shokë, hë, ashtu, ju paça të gëzuar, falemnderit shumë për zjarrin dhe mos kini keq se do t'jua kthejmë edhe me fajde, — tha me të qeshur duke u larguar në errësirën e natës me një urë të ndezur në dorë.

Pas kësaj, katër ushtarë kaluan aty pranë duke mbajtur diçka, të rëndë në një kapotë. Njëri prej tyre u pengua.

— He, i marrtë djalli i marrtë, ç'janë këto dru që i kanë lënë këtu në mes të rrugës si apostafat për të penguar njerëzinë! — çfryu me inat.

— Ky vdiq, kot që e shpiem, — u hodh dhe foli njëri.

Hajde shkojmë, — thanë të tjerët.

Dhe u çdukën në errësirë bashkë me barrën e tyre.

— E, si e ndjeni veten? Ju dhëmb? — pyeti Tushini me zë të ulët Rostovin.

— Po, më dhëmb.

— Ju kërkon gjenerali, shkëlqesi. Është aty në izbët — tha një nënoficer duke iu afruar Tushinit.

— Po vete, miku im.

Tushini u ngrit e, duke kopsitur kapotën, u largua nga zjarri.

Aty më tutje nga zjarri i artiljerëve, në një izbë të përgatitur për të, princ Bagrationi po hante darkën duke biseduar me disa komandantë që i qenë mbledhur rrotull. Ish ai plakëruqi me ata sy përgjysmë të mbyllur që po xhavatte me oreks të madh një kofshë dashi; ish ai gjenerali me njëzet e dy vjet shërbimi shëmbëllor, i skuqur në fytyrë nga rakia e nga darka; ish oficeri i shtabit me atë unazën në gisht, dhe Zherkovi, që i vështronte që të gjithë me ankth, dhe princ Andrea, i zbetë, me buzë të mbledhura e të shtrënguara e me sy të shkëlqyer si nga ethet.

Në një kënd të izbës kishin mbështetur flamurin që ua muarën francezëve dhe auditori, me një fytyrë prej xhanani, i lëmonte stofën e tundte kokën si i çuditur, ja mbase nga që i bënte përshtypje forma e flamurit, a, mbase, nga që e kish shumë zor të përmbahej duke qënë përpara tryezës së shtruar ku s'merrte dot pjesë, megjithëse po e grinte për të ngrënë. Në një izbë aty pranë ndodhej një kolonel francez që e kishin kapur rob dragonët. Oficerët tanë shtynin njeri jatrin kush e kush ta shihte më parë. Princ Bagrationi falënderonte komandantët dhe i pyeste mbi hollësitë e betejës e mbi humbjet që kishin pasur. Gjenerali që e pamë t'i paraqiste Kutuzovit regjimentin e tij në Braunau po i shpjegonte princit se, me të filluar beteja, u tërhoq nga pylli, mblodhi ushtarët që po prisnin dru, dhe me dy batalione u hodh në sulm me bajonetë mbërthyer, duke i vënë francezët përpara.

— Kur e pashë, shkëlqësi, se batalioni i parë po thyhej, u mendova e thashë në vete: „Do t'i lë të kalojnë, e t'i pres pastaj me një zjarr të pareshtur". Dhe kështu bëra.

Gjenerali dëshironte kaq shumë ta kish kryer këtë aksion, dhe kaq shumë i vinte keq që s'e kreu dot, sa tani i dukej sikur me të vërtet kështu kishin rrjedhur punët. Po, mbase, dhe vërtet kështu kish ngjarë? A ish e mundur, vallë, në atë rrëmuj e pështjellim të merrje vesh me saktësi ç'kish ndodhur e ç'nukë kish ndodhur?

— Duhet t'ju them edhe këtë, shkëlqesi, — vazhdoi duke sjellë ndër mënd bisedimin e Dollohovit me

Kutuzovin dhe takimin e tij të fundit me të degraduarin, — që oficeri i degraduar Dollohovi mu përpara syve të mi zuri rob një oficer francez dhe lëftoi si hero.

— Pikërisht ahere, shkëlqesi, pashë sulmin e rregjimentit të Pavllogradit, — ndërhyri, duke vështruar rrotull me ankth. Zherkovi, i cili asaj dite s'i kish parë fare usarët, po vetëm kish dëgjuar për atë sulm, nga një oficer i këmbësorisë. — Dërmuan dy katrorë, shkëlqesi!

Në fjalët e Zherkovit, disa qeshën, si kurdoherë, duke pritur prej tij ndonjë shaka; po duke vënë re se ato që tha ai trumbetonin lavdinë e armëve tona në betejën e asaj dite, muarën një shprehje serioze, megjithëse shumë prej tyre e dinin fare mirë që Zherkovi gënjente e fliste në tym. Princ Bagrationi iu drejtua kolonelit plak.

— Ju falënderoj që të gjithëve, zotërinjë; të gjitha armët kanë lëftuar heroikisht: këmbësoria, kavaleria, artileria. Po pse, në qëndër, u braktisën dy topa? — pyeti duke kërkuar dike me sy. (Princ Bagrationi s'kërkonte llogari për topat e krahut të majtë: ai e dinte fare mirë se atje, që në fillim të aksionit, u braktisën që të gjithë topat.) — Më duket se ju thashë ju të shkonit e të shihnit, — iu drejtua oficerit të shtabit që ish i rojes asaj dite.

— Një qe prishur, — u përgjegj oficeri; — sa për tjetrin, as unë s'e marr vesh; kam qënë vetë aty vazhdimisht, dhash urdhër që t'i tërhiqnin dhe... vertet ama se aty binin gjylet breshër, — shtoi pa u mburrur.

Dikush tha se kapiten Tushini me baterinë e tij kish qëndruar aty pranë fshatit e se ish dërguar një njeri për ta thirrur.

— Ju ishit vetë atje, — tha princ Bagrationi duke iu drejtuar princ Andresë.

— Si jo, mënt u takuam me njeri tjetrin, — ndërhyri oficeri epror, duke i buzëqeshur ëmbël Bollkonskit.

— Mjerisht s'pata fatin t'ju shihja, — ja ktheu princ Andrea me një ton therës.

Të gjithë heshtën. Te praku u duk Tushini që po avitej me ndrojtje që prapa shpinave të gjene-

ralëve. Duke u rrotulluar prapa gjeneralëve në izbën e ngushtë, i tutur e i hutuar si kurdoherë që ndodhej përpara eprorëve të tij, Tushini s'e vuri re shtizën e flamurit dhe u pengua. Disa qeshën.

— Si ndodhi kjo që të braktisen dy topa? — pyeti Bagrationi duke ngrysur vetullat, jo aq për kapitenin se sa për ata që qeshnin, midis zërave të të cilëve dëgjohej më fort ai i Zherkovit.

Vetëm tani, faqe eprorit të tij të tmershëm, Tushini e pà se sa i shëmtuar, se sa i hatashëm ishte faji i tij, e pà se ç'turp të madh kish bërë duke humbur dy topa, ndërsa vetë kish mbetur gjallë. Aq shumë ish tronditur sa s'kish pasur kohë gjer më atëhere të mendohej për këtë punë. Ajo e qeshur e oficerëve e trubulloi edhe më keq. Qëndronte drejt më këmbë përpara Bagrationit pa nxjerrë zë nga goja; nofulla e poshtme i dridhej e mezi mundi të thoshte:

— S'di... shkëlqesi... s'kisha mjaft ushtarë... shkëlqesi...

— Mund të merrni nga trupat e mbulesës.

Tushini nuk tha që trupat e mbulesës mungonin, megjithëse kjo ish fare e vërtetë. Druhej mos komprometonte kështu një epror tjetër, dhe në heshtje, me sytë të palëvizur, vështronte drejt në fytyrë Bagrationin, siç shikon mësuesin që i bën provim nxënësi i hutuar që s'di ç'të përgjigjet e ç'të thotë.

Heshtja zgjati mjaft. Princ Bagrationi, i cili, me sa dukej, s'donte të tregohej i rreptë, s'dinte ç'të thoshte. Të pranishmit s'guxonin të ndërhynin në çështjen. Princ Andrea vështronte Tushinin me bishtin e syrit dhe gishtrinjtë e duarve i lëviznin me nervozitet.

— Shkëlqesi, — tha, duke prishur heshtjen me zërin e tij të mprehtë, — ju denjuat të më dërgonit në baterinë e kapiten Tushinit. Unë shkova atje dhe gjeta dy të tretat e ushtarëve e të kuajve të vrarë, dy topa të prishur dhe asnjë mbulesë.

Princ Bagrationi dhe Tushini ja kishin qepur sytë tani, që të dy, Bollkonskit, i cili fliste më një ton të përmbajtur, ndonëse dukej që ish i tronditur.

— E në qoftë se shkëlqesia juaj më lejon të shpreh mendimin tim, — vazhdoi, — do të them se

suksesin e kësaj dite ja detyrojmë sidomos aksionit të kësaj baterie dhe vendosmërisë heroike të kapiten Tushinit dhe ushtarëve të tij, — tha Princ Andrea dhe, pa pritur përgjegje, u ngrit me njëherë e u largua nga tryeza.

Princ Bagrationi shikoi Tushinin. Dukej që s'donte ta vinte në dyshim gjykimin e prerë të Bollkonskit, po prapë s'kish si ta besonte plotësisht. Uli kokën dhe i tha Tushinit se mund të shkonte.

Princ Andrea dolli pas kapitenit.

— Oh, ju falem nderit, mik i dashur, ju më shpëtuat, — i tha Tushini.

Princ Andrea e vështroi dhe u largua pa thënë asnjë fjalë. E ndjente veten të vrarë e të trishtuar. Ato që shikonte ishin fare ndryshe nga ato që pat shpresuar!

„Ç'janë këta? Ç'bëjnë kështu? E përse, vallë? Kur do të marrë fund kjo punë?" mendonte Rostovi duke vështruar hijet që lëviznin përpara tij. Krahu i dhimbte përherë e më tepër. Po vdiste për gjumë. Në sytë i valaviteshin rrethe të kuq dhe mbresa e atyre zërave dhe atyre fytyrave dhe ndjenja e vetmisë shkriheshin e bëheshin një më dhëmbjen e paduruar që po e mundonte. I dukej sikur ishin ata, tamam ata ushtarë të plagosur apo të shëndoshë, — ata ishin që po e torturonin ashtu, që po e shtypnin e po zhvatnin, që po e copëtonin e ja përdridhnin mishrat e sikur e digjnin me hekur të skuqur në sup e në dorën e shimbakosur. Që të shpëtonte prej tyre, mbylli sytë.

Humbi ndjenjat për një minutë dhe brënda asaj kohe të shkurtër pà në ëndër një mijë gjëra: pà t'ëmën dhe dorën e saj të bardhë e të madhe, pà supet e hajthme të Sonjës, sytë dhe gojën e qeshur të Natashës, e Denisovin, me zërin e mustaqet e tia, e Teljaninin dhe tërë atë histori që i kish ngjarë me Teljaninin e Bogdaniçin. Tërë, kjo histori ngatërrohej me atë ushtarin me zë të ashpër, dhe si kjo ngjarje ashtu edhe ai ushtar ja hiqnin me forcë dorën sikur donin t'ja këputnin. Rrihte, të largohej prej tyre, po ata s'i ndaheshin asnjë qime e as për një çast nga krahu e nga supi. Nuk do t'i dhimbte ashtu e nuk do të cfilitej sikur ata të mos ja tërhiq-

nin në atë mënyrë; po ish e pamundur të shpëtonte nga kthetrat e tyre.

Hapi sytë dhe vështroi lart. Tisi i zi i natës varej mbi dritën e urëve të ndezura. Në atë dritë fluturonin fjollat e dëborës; që po binte. Tushini s'po kthehej, mjeku s'po vinte. Ai qe fillì vetëm; veç një farë ushtari i shkurtër po rrinte ulur, lakuriq, matanë zjarrit dhe po ngrohte trupin e tij të ligur e verdhacuq.

„Tani s'ma ka njeri nevojën!" mendonte Rostovi. „Asnjeri s'më ndihmon, asnjeriu s'i vjen keq për mua. Po njëherë e një kohë edhe unë qyqari isha në shtëpinë time shëndoshë e mirë, i lumtur e plot shëndet, në mes të njerëzve që më donin e më mbanin në pëllëmbët!" psherëtiti dhe pa dashur rënkoi së thelli.

— Ju dhëmb a? — pyeti ushtari duke shkundur këmishën mbi zjarr, dhe, pa pritur përgjigje, u kollit e shtoi: — Bobo, sa njerëz kanë sakatosur sot! Qameti i zi! —

Rostovi s'ua vinte veshin fjalëve të ushtarit. Shikonte fjollat e imta të dëborës që po vërtiteshin mbi zjarr dhe sillte ndër mënd dimrin në Rusi, shtëpinë e tij të ngrohtë, plot dritë, peliçen e tij të butë, sajën e shpejtë, trupin e tij të shëndoshë, tërë dashurinë dhe kujdesin që kishin për 'të njerëzit e shtëpisë. „E ç'm'u desh mua të vija këtu?" thosh me vete.

Të nesërmen francezët nuk e përsëritën sulmin dhe mbeturinat e trupave të Bagrationit u bashkuan me ushtrinë e Kutuzovit.

## PJESA E TRETË

### I

Princ Vasili s'bënte kurrë ndonjë plan që më parë për punët e tia, dhe as që mendonte t'u binte më qafë të tjerëve e të përfitonte në kurriz të tyre. Jo. Vetëm se ai qe një njeri i salloneve që i kish ecur gjithënjë në shoqërinë e lartë e ish mësuar të kish suksese për herë. Si pas rrethanave e takimeve që kish me njerëzit, në mëndjen e tij kombinonte pareshtur plane e llogari, shumë herë në një mënyrë të pavetëdijëshme, po që ishin tërë kënaqësia e jetës së tij. Këto plane s'ishin një e dy, po me duzina; nji palë, vetëm sa lindnin në mëndjen e tij, ca të tjera i plotësoheshin; kish dhe asosh që çdukeshin pa lënë gjurmë. Ai nuk thosh, për shëmbëll: „Ky njeri është i fuqishëm tani, duhet ta bëj mik e t'i fitoj besimin e, me anën e tij, të marr ndonjë subvencion", ose „Ja tani Pjeri është i pasur, duhet ta kandis të martohet me time bijë e kështu të mund të marr prej tij të dyzetmijë rublat që më nevojiten"; po në qoftë se rasti ja sillte përpara njeriun me influencë, me njëherë instinkti i saj sugjeronte se ky njëri mund t'i hynte në punë, dhe princ Vasili i afrohej dhe kur e shihte se kish ardhur çasti, vetvetiu, instinktivisht, e lajkatonte, i bëhej i afërm dhe e sillte punën më shteg që t'i fliste për atë që kish nevojë.

Kështu, pa as më të voglin paramendim, filloi t'i afrohej Pjerit në Moskë. Princ Vasili mundi ta emëronte fisnik të dhomës, gradë që, në atë kohë, ishte barazi me atë të këshilltarit të shtetit; dhe ngulte këmbë që djaloshi të shkonte me 'të në Peterburg e të qëndronte në shtëpi të tij. Në dukje, si pa të keq

e pa qëllim, po njëkohësisht fare i bindur se kështu duhej të sillej, princ Vasili bënte çmos që Pjeri të martohej me të bijën. Sikur princ Vasili t'i paramendonte thellë planet e tia, s'mund të sillej kurrë aq serbes e aq i çlirë, s'mund ta kish atë qëndrim aq të natyrshëm, atë thjeshtësi e atë familjaritet në marrëdhëniet e tia me njerëzit, që ishin në një shkallë më të lartë ose më të ultë se ai vetë. Diçka e shtynte gjithmonë drejt njerëzve më të fuqishëm ose më të pasur se ai vetë, dhe ishte i pajisur me atë artin e rrallë që të kapte pikërisht çastin e volitshëm për të mbaruar punë e për të përfituar sa më mirë nga njerëzit.

Papritur e papandehur Pjeri ish bërë shumë i pasur dhe kont Bezuhov, dhe, pas vetmisë e moskokëçarjes që kish pasur gjer aty më parë, e ndjente veten tani kaq të rrethuar me njerëz e të mbytur në punë e në telashe, sa që veç kur binte në shtrat arrinte të mbetej vetëm me veten e tij. Duhej të nënëshkruante shkresa të ndryshme, të paraqitej në zyra qeveritare, për rëndësinë e të cilave nuk kish një ide të qartë, të pyeste për një gjë ose për tjetrën intendentin e tij, të shkonte në çiflikun që kish pranë Moskës e të priste një turmë njerëzish që gjer aty më parë as që pyesnin fare për 'të, po që tani u vinte shumë keq dhe e ndjenin veten të fyer sikur Pjeri të mos pranonte t'i shihte. Gjithë këta njerëz të ndryshëm: afaristë, gjirinj e farefis, të njohur, pa asnjë përjashtim ishin shumë të sjellë e shumë të dashur me trashëgimtarin e ri; dukej sheshit se që të gjithë ishin plotsisht të bindur për virtytet e larta të Pjerit. Dëgjonte pareshtur fjalë të tilla: „me bujarinë tuaj të jashtëzakonshme", ose „me atë zëmrën tuaj të florinjtë", ose „ju që jini kaq i kulluar, kont..." apo „sikur të ish kaq i zgjuar sa ç'jini ju", e kështu me radhë, kështuqë zuri të besonte me gjithë mënd në bujarinë, mirësinë dhe zgjuarësinë e tij të jashtëzakonshme, aq më fort sepse thellë në shpirt kurdoherë i qe dukur se ish me të vërtet shumë bujar, shumë i mirë e shumë i zgjuar. Bile dhe njerëzit që e kishin pasur zët e ishin sjellë keq me 'të gjer aty më parë, tani i tregoheshin të afërt e të dashur. Princesha më e madhe, që s'i qeshte ku-

rrë nuri, me atë trup të gjatë e ata flokë të shtruar si flokët e një kuklle, pas varrimit kish hyrë në dhomën e Pjerit. Me sytë përdhe e duke u skuqur vazhdimisht i kish thënë se i vinte shumë keq për mosmarrëveshjet që kishin pasur midis tyre e se tani ndjente se s'kish të drejtë t'i kërkonte asgjë, përveç lejës, ndofta, pas mynxyrës që i kish rënë mbi kokë, për të ndënjur disa javë në këtë shtëpi që e donte aq shumë e ku kish bërë gjithë ato sakrifica. Duke thënë këto fjalë s'e kish mbajtur dot veten e ja kish plasur të qarit. I tronditur nga një ndryshim i tillë te një grua që i ngjante një statuje, Pjeri i kish marrë dorën e i kish kërkuar ndjesë, pa e ditur as vetë përse. Që prej asaj dite princesha kish nisur të punonte për Pjerin një shall me vija dhe kish ndryshuar qëndrim kundrejt tij si nata me ditën.

— Bëje për 'të, *mon cher*[1]; sidoqoftë, ka vuajur shumë për shkak të të ndjerit, — i tha princ Vasili, duke i dhënë të nënshkruante një farë shkrese në favor të princeshës.

Princ Vasili e kish parë të nevojshme që t'i hidhte atë kockë — një çek prej tridhjetë mijë rublash — princeshës së gjorë, me qëllim që t'i mbyllte gojën e të mos llomotiste dot gjësendi kundër tij për rolin që kish luitur në çështjen e portofolit me mozaik. Pjeri e nënëshkroi çekun dhe, pas kësaj, princesha s'dinte ku ta vinte e i rrinte me dorë në zemër. Edhe të motrat më të vogla tregoheshin të dashura me Pierin, sidomos më e reja, — aq e lezeçme me atë nishanin — që shpesh e turbullonte me buzëqeshjet e saja, aq më fort se ajo turpërohej kur ndeshte në vështrimin e tij.

Pjerit i dukej fare e natyrëshme që e donin të gjithë, do t'i vinte çudi sikur ndonjë të mos e donte, aq fort besonte në sinqeritetin e njerëzve që e rrethonin. Le që, pastaj, s'kish as kohë të mendohej shumë për sinqeritetin apo hipokrizinë e këtyre njerëzve. S'bëhej kurrë më nge; e ndjente veten pareshtur në një gjëndje dehjeje të ëmbël e gazmore. E ndjente se ishte boshti, qëndra e një lëvizjeje me

[1]) I dashur.

rëndësi, e ndjente se diçka prisnin prej tij e se, sikur të mos i bënte disa gjëra, do t'u shkaktonte pakënaqësi shumë njerëzve, do t'i hidhëronte kur të shihnin se më kot i kishin varur shpresat tek ai; po në qoftë se i bënte, punët ishin në vijë për mrekulli. Dhe vepronte gjithëmonë ashtu si i thoshin, po prapë mbetej kurdoherë diçka e mirë për t'u bërë.

Më shumë nga të gjithë, gjatë asaj periode të parë, si për punët e Pjerit, si për Pjerin vetë, u kujdes princ Vasili. Prej ditës që vdiq kont Bezuhovi, s'e kish lëshuar nga dora. Princ Vasili dukej si një njeri i mbytur në punë, i lodhur, i raskapitur, po që, në fund të fundit, me asnjë mënyrë — kaq shumë i vinte keq — s'mund ta linte në mëshirën e fatit e të intrigantëve këtë djalë të ri e të papjekur, birin e mikut të tij *parès tout*[1]), me tërë atë pasuri të madhe. Jo, kët s'e bënte dot! Në ato pak ditë që kaloi në Moskë pas vdekjes së kont Bezuhovit, shpesh e thërriste Pjerin ose shkonte vetë tek ai dhe e mësonte si të sillej e çfar të bënte, me një ton kaq të lodhur e kaq të sigurt, sikur çdo herë t'i thoshte: *„Vous savez que je suis accablé d'affaires et que ce n'est que par pure charité que je m'occupe de vous; et puis vous savez bien que ce que je vous propose est la seule chose faisable"*[2]).

— E, miku im, më në fund nesër nisemi, — i tha një ditë, duke mbyllur sytë e duke i çikur bryllin me gishtrinj me një ton të atillë sikur ajo që po thosh ish vendosur qëkur midis tyre e s'e tundte as topi. — Nesër nisemi, po të bëj vënd në karrocën time. Jam shumë i kënaqur. Këtu, punët që kishim për të bërë i bëmë. Bile, unë duhej të isha nisur me kohë. Ja . . . e mora nga kançilieri . . . I fola për ty. . . tani ti hyre në trupin diplomatik dhe je emëruar fisnik i dhomës. Tanimë e ke të hapur karierën diplomatike.

Megjithë tërë autoritetin e tonit të lodhur e të sigurt me të cilin u thanë këto fjalë, Pjeri, që kish menduar aq shumë për karierën e vet, deshi sikur të

---

1) Fundi i fundit.

2) Ju e dini që jam i mbytur në punë e që vetëm se më vjen keq që merrem me juve; le që ju e dini fort mirë edhe vetë që vetëm kështu si ju them unë mund të bëni: rrug tjetër s'ka.

kundërshtonte. Po princi ja mbylli gojën aty për aty me atë zërin e trashë, të thellë, e të ngjirur që s'linte asnjë shtek për t'ja bërë fjalën dy e që ai e përdorte vetëm në raste të jashtëzakonshme kur nuk i bëhej çareja ndryshe.

— *Mais, mon cher*[1]) unë e bëra për veten time, për ndërgjegjen time dhe s'ke përse të më falënderosh. Gjer më sot s'kemi dëgjuar njeri të qahet se i duan të mirën me mish e me shpirt; pastaj, ti je i lirë dhe mund të hiqesh nga puna që nesër po të duash. Si ta shikosh dhe vetë në Peterburg. Ti duhej të kishe ikur me kohë që këtej, të largoheshe nga këto kujtime të tmershme. — Princ Vasili psherëtiti. — Kështu, o shpirt, kështu. Kamerjeri im mund të udhëtojë në karrocën tënde. Ah, se mënd harrova, — shtoi — ti e di, *mon cher*[2]), që unë me të ndyerin kishim hesape në mes tonë. Kështu nga çifligu i Riazanit mora dhe po i mbaj: ti s'ke nevojë. Hesapet i bëjmë më vonë. —

Me fjalë „nga çifligu i Riazanit" princ Vasili fliste për disa mijra rubla të ardhura vjetore, që i kish mbajtur për vete.

Edhe në Peterburg, pikërisht ashtu si në Moskë, Pjeri u rrethua nga një atmosferë simpatie e dashurie. Nuk mundi të hiqte dorë nga puna ose më mirë nga titulli (sepse s'kish asgjë për të bërë) që kish marrë me anën e princ Vasilit, dhe kaq shumë ishin të njohurit, ftesat, vizitat e dëfrimet mondane sa që Pjeri, edhe më tepër akoma se në Moskë, jetonte si një ëndër me sy-hapur, në një lëvizje të ethëshme e të pareshtur duke pasur përshtypjen se po i afrohej përherë e më shumë lumtërisë, po pa ja arritur dot kurrë.

Shumë nga shokët e tij beqarë të një kohe nuk ishin më në Peterburg. Garda kish ikur në luftë. Dollohovi qe degraduar, Anatoli ndodhej në një regjiment në provincë, princ Andrea jashtë shtetit, e prandaj Pjeri s'i kalonte dot netët tani si dikur, e as mund ta lehtësonte shpirtin duke kuvënduar përzemërsisht me shokun e tij më të madh e aq të

---

[1]) Jo mor shpirt
[2]) O i dashur

çmuar. E kalonte kohën nëpër dreka e darka, nëpër ballo, kryesisht në shtëpi të princ Vasilit — në shoqëri me princeshën e trashë, të shoqen, e me të bukurën Elenë.

Ashtu si gjithë shoqëria e lartë, edhe Ana Pavllovna Sherera e kish ndryshuar qëndrimin e saj kundrejt Pjerit.

Gjer aty më parë, Pjeri, faqe Ana Pavllovnës, ndjente vazhdimisht se tërë ato që thosh ishin pa vënd, pa kripë e pa lezet, nuk nxirrte dot kurrë nga goja një fjalë për të qënë; fjalët e tia që i dukeshin fjalë me mënd tek i përgatiste në kokë, tingëllonin si fjalë prej guake sapo i nxirrte nga goja; përkundrazi edhe gomarllëket më të mëdha të Ipolitit i prisnin sikur ishin shaka të holla që të kënaqnin shpirtin. Tani çdo fjalë që nxirrte nga goja ish e qëlluar e tërë lezet. Edhe në s'e çfaqte Ana Pavllovna, Pjeri e shihte që asaj ja kish ënda ta thosh, po përmbahej vetëm e vetëm për respekt e modesti.

Me të hyrë të dimrit 1805—1806, Pjerit i erdhi nga Ana Pavllovna ftesa e zakonshme ngjyrë trëndafili, ku ishin shtuar edhe këto fjalë „*Vous trouverez chez moi la belle Hélène, qu' on ne se lasse jamais de voir*"[1]).

Duke lexuar këto radhë Pjeri ndjeu për të parën herë se midis atij dhe Elenës ish formuar një farë lidhje që dihej edhe nga njerëz të tjerë, e ky mendim nga një anë e tmeroi sikur i vinin një barrë që s'e mbante dot, e nga ana tjetër i pëlqeu si një aventurë interesante.

Suareja e Ana Pavllovnës ishte si ajo e para, në të cilën kish marrë pjesë edhe Pjeri; vetëm se kësaj radhe, në vënd të Mortemarit, Ana Pavllovna u ofronte të ftuarve një diplomat që kish ardhur nga Berlini e kish sjellë që andej lajmet më të freskëta dhe hollësirat më interesante mbi qëndrimin e perandorit Aleksandër në Potsdam dhe rreth aleancës së pathyeshme që kishin lidhur të dy sovranët miq për të mbrojtur kauzën e drejtë kundër armikut të njerëzimit, Ana Pavllovna e priti Pjerin me një

[1]) Do të jetë tek unë edhe Elena e bukur, që të kënaqet shpirti kur e sheh.

hie trishtimi në fytyrë, duke dashur, sigurisht, të tregonte me këtë se merrte pjesë në hidhërimin e tij për vdekjen e kont Bezuhovit (që të gjithë sikur e kishin bërë me fjalë t'i mbushnin mëndjen se ai qe pikëlluar nga vdekja e t'et, të cilin ai as që e kish njohur mirë), — një trishtim si ai që i merrte fytyra kur përmëndte Lart Madhërinë e Saj Perandoreshën Maria Feodorovna. Pjerit iu bë qejfi shumë. Me shkathtësinë e saj të zakonëshme Ana Pavllovna i kish vendosur të ftuarit në sallonin e saj në grupe të veçanta. Grupi më i madh, ku ishin princ Vasili dhe Gjeneralët, kish diplomatin në mes. Një grup tjetër ish mbledhur rrotull tryezës së çajit. Pjeri desh të shkonte në grupin e parë, po Ana Pavllovna, që vej' e vinte plot gjallëri si ndonjë gjeneral në fushën e betejës kur i lindin në kokë me mijra ide të reja e të shkëlqyera sa s'ka kohë t'i vërë në zbatim, me të parë se Pjeri po drejtohej nga grupi më i madh, e çiku lehtë me gisht në mëngët.

— *Attendez, j'ai des vues sur vous pour ce soir.* — Hodhi sytë nga Elena e buzëqeshi. — *Ma bonne Hélène, il faut que vous soyez charitable pour ma pauvre tante, qui a une adoration pour vous. Allez lui tenir compagnie pour dix minutes*[1]). E që të mos mërziti dhe aqë, po vjen të rrijë me juve edhe konti ynë i dashur këtu. —

Bukuroshja u drejtua nga tetoja, po Ana Pavllovna e mbajti Pjerin edhe një çikë, sikur donte t'i jepte porositë e fundit.

— A nuk është e mrekullishme me të vërtet? — i tha duke i treguar bukuroshen madhështore që po largohej me ngadalë. — *Et quelle tenue*[2]). E ç'takt për një vajzë aq të re, e sa bukur që di të sillet! I buron nga zemra çdo gjë. Si lum ai që do ta marrë! Me një grua të tillë edhe më i humburi i burrave mund të jetë i sigurt se do të dalë në krye të shokëve e do të zerë vendin e parë në shoqërinë e lartë. Apo jo? Desha të dija cili është mendimi juaj mbi këtë pikë, — tha Ana Pavllovna dhe e la të shkonte.

---

[1]) Prisni, diç kam menduar për juve sonte. Elena ime e dashur, kini mëshirë për të gjorën teto, që i këputet shpirti për juve. Shkoni e rrini me 'të nja dhjetë minuta.

[2]) Sa di ta mbajë veten!

Pjeri iu përgjigj Ana Pavllovnës duke qënë plotësisht në një mëndje me 'të, sepse, sa herë që mendonte për Elenën, i vinte ndër mënd pikërisht ajo bukuri e rrallë dhe ai qëndrim i madhërishëm, gjithë nur e hijeshi që ajo dinte të mbante në suaretë mondane.

Tetoja që ish strukur në qoshen e saj, i priti dy të rinjtë pa treguar aspak se po i këputej shpirti për Elenën; përkundrazi, vështroi e trëmbur të mbesën sikur e pyeste se si të sillej me këta që i kish dërguar. Pa ja vënë veshin fare, Ana Pavllovna i thā me zë të lartë Pjerit, duke e çikur përsëri me gisht në mëngët, para se të largohej:

— *J'espère, que vous ne direz plus qu'on s'ennuie chez moi*[6], — dhe shikoi Elenën.

Elena bëri buzën më gaz e me këtë buzëqeshje dukej sikur thosh se ish e pamundur të mërzitej njeri kur ndodhej pranë saj, përkundrazi do t'ja mbërthente sytë i magjepsur. Tetoja u koll, gëlltiti pështymën dhe tha frëngjisht se gëzohej shumë që po shihte Elenën; pastaj iu kthye Pjerit gjith me atë përshëndetje e gjith me atë shprehje në fytyrë.

Ndërsa biseda zvarrisej çalë-çalë plot mërzi, Elena vështronte Pjerin me atë buzëqeshjen e shkëlqyer e të mrekullishme që u falte të gjithëve. Pjeri ish mësuar aq shumë me atë buzëqeshje sa që nuk i bëri ndonjë përshtypje e, pothuaj, as e vuri re fare. Në këtë çast tetoja fliste për një koleksion kutish burrnoti që kish parë në shtëpi të të ndjerit, babajt të Pjerit, kont Bezuhovit, dhe po tregonte kutinë e saj. Princesha Elena deshi të shikonte portretin e burrit të tetos, punuar në miniaturë mbi kapakun e asaj kutie.

— Kjo, sigurisht, është vepër e Vinesit, — tha Pjeri, duke përmëndur një miniator të dëgjuar; u kërrus mbi tryezë të merrte kutinë, gjithë duke mbajtur vesh mos dëgjonte bisedimin që po zhvillohej në tryezën tjetër.

U ngrit të bënte një xhiro, po tetoja ja zgjati kutinë që prapa krahëve të Elenës; Elena u kërrus

---

[6]) Shpresoj që nuk do të thoni më se mërzitet njeriu këtu tek unë.

që të mos e pengonte dhe këtheu fytyrën me buzë në gaz. Si gjithmonë suareve, ishte veshur me një fustan shum të hapur si përpara ashtu edhe prapa, si pas modës së asaj kohe. Busti i saj, që Pjerit i dukej gjithmonë prej mermeri, ndodhej aq pranë tij, sa që ai, çquante pa dashur. me sytë e tij dritëshkurtër, hirin hyjnor të supeve e të qafës; sikur të zgjatej pakëz, buzët e tia do të çiknin në 'to. Ndjente ngrohtësinë e trupit të Elenës, afshin e saj, erën e parfumeve që kish hedhur, dhe kriklllimin e korsesë së saj në çdo lëvizje. Megjithatë, nuk ish harmonia e përsosur e vijave të kësaj statuje prej mermeri që ja prishi mëndjen, po magjija e këtij trupi të mrekullishëm, që e përfytyronte nën atë vello të hollë. I dukej sikur e shihte të xhveshur. E pa njëherë ashtu e s'mundi më ta shihte ndryshe, si kur kjo figurë ngashnjyese t'i qe tiposur në tru.

„Si nuk e kishit vënë re gjer më sot sa e bukur jam?" dukej sikur i thosh Elena. „Nuk e kini vënë re që jam grua? Po, jam grua që mund ta marrë kushdo, edhe ju, sidomos ju", thoshte vështrimi i saj. E pikërisht në atë çast Pjeri ndjeu se Elena jo vetëm mund të bëhej, po edhe duhej të bëhej gruaja e tij e që s'kish si të ndodhte ndryshe.

Në atë çast ai e dinte me siguri dhe ish i bindur për këtë sikur ndodhej bashkë me Elenën përpara alltarit për të vënë kurorë. Nuk e dinte se si dhe kur do të bëhej kjo; as nuk e dinte në do t'i dilte për mirë apo për keq (diç i thosh përbrënda se do t'i dilte për keq, pa e kuptuar as ai vetë arësyen), po që kjo do të bëhej, këtë e dinte si vdekjen.

Pjeri i uli sytë, i ngriti sërish dhe deshi ta shikonte përsëri si një grua të bukur, po të ftohtë, si një yll të largët e të huaj për 'të, ashtu siç e kish parë çdo ditë përpara kësaj suareje; po s'ish e mundur: tani i qenë hapur sytë dhe shikonte të vërtetën e smund të gënjehej më. E kishte aq pranë sa i prishej mëndja, sikur ajo e kish magjepsur. Midis tyre s'kish asnjë pengesë tjetër përveç pengesave që vinte vetë vullneti i tij.

— *Bon, je vous laisse dans votre petit coin. Je vois que vous y êtes très bien*[1], — tha Ana Pavllovna duke kaluar aty pranë.

Dhe Pjeri, duke pyetur veten i tmeruar mos kish bërë ndonjë gjë të papëlqyer, po vështronte rrotull i skuqur nga turpi. I dukej sikur që të gjithë e dinin, ashtu si edhe ai vetë, ç'i kishte ngjarë.

Pas një copë here, kur iu afrua grupit kryesor, Ana Pavllovna i tha:

— *On dit que vous embellissez votre maison de Pétersbourg*[2].

Ish e vërtetë: arqitekti kish thënë se kjo ish e domosdoshme, dhe Pjeri, pa e ditur as vetë me ç'qëllim, kish vënë njerëz për ta ndrequr shtëpinë e tij të madhe të Peterburgut.

— *C'est bien, mais ne déménagez pas de chez le prince Basile. Il est bon d'avoir un ami comme le prince,* — tha duke i buzëqeshur princ Vasilit. — *J'en sais quelque chose. N'est-ce pas?*[3]. Dhe ju jini akoma mjaft i ri. Kini nevojë për këshilla. Mos ma merrni për të keq që po ju flas si më e madhe, si grua plakë që jam.

E ndërpreu fjalën, duke pritur ndonjë kompliment, siç bëjnë gjithë gratë kur flasin për moshën e tyre. — Po të martoheni, ahere ndryshon puna. — Dhe i bashkoi që të dy me një vështrim të vetëm. Pjeri nuk e shikonte Elenën; as Elena nuk e vështronte atë: po prapë e kish po aq pranë. Diç u përtyp nëpër dhëmbë dhe u skuq.

Si u kthye më shtëpi, një copë herë të gjatë nuk e zuri gjumi, sillte e vërtiste nëpër mënd ç'i kish ngjarë. Po ç'i kish ngjarë, pra? Asgjë. Kish kuptuar vetëm që një grua, të cilën e njihte qysh fëmijë e për të cilën thosh pa i dhënë randësi: „Po, e lezetshme është" kur i thoshin se ishte shumë e bukur, kish kuptuar që kjo grua mund të bëhej gruaja e tij.

---

[1] Bukur, s'po ju trazoj. E shoh që jini mirë aty në qoshen tuaj.

[2] Thonë se kini filluar ta ndreqni për bukuri shtëpinë tuaj të Peterburgut.

[3] Bukur po mos u largoni nga shtëpia e princ Vasilit. Është një fat të kesh një mik si princin. Diç di unë që ju flas kështu. Apo jo?

„Po ajo është e lehtë nga mëndja, unë vetë kam thënë që është e lehtë", mendonte. „Ka diçka të fëlliqur në këtë ndjenjë që më zgjoi në zemër; ka diçka të ndaluar. Më kanë thënë se i vëllaj, Anatoli, ka rënë në dashuri pas asaj si edhe ajo pas atij, u trash puna u bë e madhe e prandaj e larguan Anatolin. Ipoliti është i vëllaj... I ati është princ Vasili... Punë e papëlqyer!" thosh me vete, e po në një kohë, ndërsa arsyetonte kështu, duhet ta themi amà, se këto ishin arësyetime të turbullta, të këputura për gjysmë, — çuditej edhe vetë kur shihte se, në anën tjetër, një varg tjetër arësyetimesh përshkonte të parat; në kohën që thosh se Elena ish fyle nga mëndja, ëndëronte nga ana tjetër se ajo do të bëhej gruaja e tij e se ai do të mund ta dashuronte me gjithë zemër, e që mbase ajo mund të ish krejt ndryshe nga ç'e pandehte e që tërë ato që kish menduar për 'të e që kish dëgjuar nga bota mund të qenë gënjeshtra që të gjitha. Dhe ja ku po e vështronte përsëri, jo si një farë vajze të princ Vasilit, por vështronte tërë trupin e saj të mbuluar vetëm me atë fustan bojëhiri. „Jo dé, jo s'është e mundur, përse s'më kish shkuar ndër mënd një mendim i tillë dhe më parë?" Dhe prapë thosh se kjo s'ish punë që bëhej; se në këtë martesë, siç e ndjente dhe vetë, kish diçka të fëlliqur, të poshtër, jashtë natyrës, diçka të turpëshme e të pandershme. Sillte ndër mënd fjalët e tia përpara atij çasti, vështrimet e tia, sillte ndër mënd fjalët e vështrimet e Ana Pavllovnës, ndërsa i fliste për shtëpinë; iu kujtuan me mijra aluzione e romuze të tilla nga ana e princ Vasilit e nga të tjerë; dhe i ngriu gjaku duke menduar se mos ish lidhur me ndonjë farë mënyre e mos qe i shtrënguar tani të kryente një akt sigurisht të keq, që nuk ish e udhës ta bënte e për të cilin do ta vriste ndërgjegjja.

Po ndërsa hante veten me këto mendime, thellë në shpirt të tij ngrihej figura e shkëlqyer e Elenës me tërë bukurinë e saj si femër.

II

Në nëntor të vitit 1805 princ Vasili duhej të shkonte për inspektim në katër krahina. E kish kërkuar këtë detyrë me qëllim që njëkohësisht të vizitonte, pa shpenzuar, çifligjet e tia të shkatërruara, se mos i vinte dot në udhë; nga ana tjetër mendonte të merrte të birin, Anatolin, në qytetin ku ish garnizoni në të cilin bënte pjesë, e të venin së bashku te princ Nikolla Andreiç Bollkonski. Shkonte me mëndje që ta martonte Anatolin me të bijën e këtij plaku shumë të pasur. Po para se t'i hynte kësaj valleje e të nisej për udhë, princ Vasilit i duhej të mbaronte punë me Pjerin. Vërtet se ky, këto kohët e fundit, kalonte ditë të tëra brënda në shtëpi, — domethënë te princ Vasili, sepse atje banonte, — i hutuar, i tronditur e i drejtuar përpara Elenës, si një njeri që e ka humbur toruan (tamam si një njeri që i ka rënë në kokët dashuria), mirëpo gjer tani s'kish hapur gojë të thosh atë që duhej thënë.

„*Tout ça est bel e bon, mais il faut que ça finisse*"[1]), tha me vete një ditë princ Vasili dhe psherëtiu me trishtim duke parë se Pjeri, të cilit i kish bërë gjithë ato të mira (eh, Zoti e faltë, kush ja ze fill ato!) nuk po sillej hiç mirë në këtë mes. „I ri, vërtet, e aq ja pret... Zoti e faltë!", mendoi princ Vasili, i kënaqur që po tregohej aq zemërbardhë. „*Mais il faut que ça finisse*.[2]) Pasnesër Elena ka ditën e emrit do të thërres disa miq dhe, po s'e hapi gojën as kësaj radhe, atëhere e di vetë si të bëj. E kam për detyrë, si baba që jam!".

Pjeri, gjatë një muaji e gjysmë pas mbrëmjes së Ana Pavllovnës dhe pas asaj nate që e kish kaluar pa mbyllur sy dhe e kish vendosur se martesa e tij me Elenën do të qe një mënxyrë, e prandaj duhej të largohej nga Elena e të ikte, — Pjeri, pas këtij vendimi, nuk qe tundur nga shtëpia e princ Vasilit; ndjente i tmeruar, se çdo ditë që kalonte e lidhte edhe më shumë me atë vajzë në sytë e botës;

---

[1]) More mirë, fare mirë, po tani mjaft kështu, do përfunduar kjo punë.

[2]) Po tani do përfunduar kjo punë.

ndjente se i qe e pamundur që të kthehej e ta shikonte me syrin e parë, e as mund të çkëputej prej saj. E ndjente se do të ish një mënxyrë, po s'kish derman, duhej me doemos që ta lidhte fatin e tij me të sajnë. Mbase do të kish mundur të qëndronte mënjanë e të tërhiqej me kohë; po në shtëpi të princit, që gjer aty më parë vetëm rrallë e tek priste — tani kish miq çdo mbrëmje, dhe Pjeri duhej të ndodhej me doemos se ndryshe u prishej qejfi gjithëve sa qenë aty.

Princ Vasili, kur ndodhej më të rrallë në shtëpi, duke kaluar pranë Pjerit, i shtrëngonte dorën duke ja tërhequr poshtë, i zgjatte faqen e rruar e të rreshkët që t'ja puthte e i thosh „mirupafshim nesër", ose „të shihemi në drekë, se s'po shihemi fare" ose „po qëndroj për ty" e kështu me radhë. Po edhe kur princ Vasili qëndronte për Pjerin (sikundër thoshte) as që i thosh fare ndonjë fjalë. Megjithkëtë Pjerit s'i bënte zëmra ta dëshpëronte duke e gënjyer në shpresat e tia. Çdo ditë gjithë po një gjë bluante në kokë: „Duhet të përpiqem e të arrij ta njoh mirë këtë vajzë, çfarë njeriu është. Me kë kam të bëj? Mos vallë isha i gënjyer më parë, apo gënjehem tani? Jo jo, nuk është budallaçkë; jo, është vajzë e sosur!" thosh me mëndje nganjëherë. „S'gabon kurrë, s'thotë kurrë marrëzira. Fjalët i ka të pakta, vërtet, po flet me mënd e me vënd. Ja, pra, që s'qënka budallaçkë. S'e kam parë ndonjëherë të turbullohet e ta humbë toruan. Domethënë se nuk i shkon kurrë mëndja për keq: s'është, pra, grua e keqe!"

Shpesh herë mundohej ta tërhiqte më ndonjë diskutim filozofik, po ajo i përgjigjej gjithmonë, me një zë të ëmbël e me disa fjalë që tregonin se sa pak interes i zgjonte ajo temë, ose vetëm e shikonte me një vështrim e me një buzëqeshje që, për sytë e Pjerit, ishin shënja të pamohueshme të epërsisë së saj. Ajo kish të drejtë, pa dyshim, që t'i quante punë kote gjithë ato arësyetime në krahasim me atë buzëqeshjen e saj.

Elena i drejtohej gjithmonë me një buzëqeshje gazmore, plot besim, një buzëqeshje të veçantë që e kish vetëm për atë, më ekspresive nga buzëqeshja

e zakonshme që ja zbukuronte përherë fytyrën. Pjeri e shihte se që të gjithë prisnin vetëm që ai të hapte gojën, të thosh më në fund një fjalë, të kapërcente një farë vije dhe ish i bindur se shpejt a vonë do ta kapërcente; po kur mendonte se duhej bërë ai hap i tmershëm, e merrte frika. Mijra herë në ato gjashtë javë gjatë të cilave e ndjente veten se po binte përherë e më thellë në atë greminë që e tmeronte, Pjeri kish thënë me vete: „Po ç'është kështu me mua, xhanëm? Si s'kam aq burrësi sa të marr një vendim? Kaq i dobët qënkam?!"

Donte të merrte një vendim, po e ndjente me zëmër të ngrirë në atë rast i mungonte ai vullnet i fortë, ajo vendosmëri për të cilën ish i bindur se e kish e që e kish me të vërtet. Pjeri ish nga ata njerëz që janë të fortë vetëm ahere kur e ndjejnë veten llagar e të qëruar, kur e kanë ndërgjegjen të pastër; po që prej ditës që e kish pushtuar dëshira tërë epsh, ndërsa ish kërrusur mbi kutinë e burrnotit në suarenë e Ana Pavllovnës, ndjenja e pavetëdijëshme e fajit për këtë epsh ja paralizonte vullnetin.

Ditën e emrit të Elenës princ Vasili ftoi një numur të vogël personash, ndër të afërmit e miqtë më të ngushtë të shtëpisë, siç thoshte princesha. Gjithë këtyre miqve e të afërmve u ishte dhënë të kuptonin se asaj dite do të vendosej fati i vajzës që po i festonin emrin. Të ftuarit ishin ulur në tryezë për të ngrënë darkën. Princesha Kuragina, një goxha grua shtatmadhe, e plotë që kish qënë e bukur një herë e një kohë, kish ndënjur në krye, në vëndin e nderit; pranë saj kishin zënë vënd mysafirët më të zgjedhur: një gjeneral plak me të shoqen dhe Ana Pavllovna Sherera. Në fund të tryezës ishin radhitur të ftuarit më të rinj e më pak të rëndësishëm si edhe njerëzit e shtëpisë. Pjeri me Elenën ishin pranë. Princ Vasili s'kish ndënjur në sofër: vinte rrotull tryezës, i gëzuar e tërë qejf, duke u ulur një çikë herë pranë një të ftuari, herë pranë një tjetri. Dhe kujtdo, — me përjashtim të Pjerit e të Elenës, të cilët dukej sikur nuk i shikonte fare, — i thoshte dy-tri fjalë të këndëshme me një ton të dashur e të ëmbël. Princ Vasili i bënte më qejf të gjithë. Llamba-

dhet e ndezura lëshonin një dritë gazmore; takëmet e argjënda, gotat e kristalta, petkat e grave dhe floriri e sërmi i spaletave vetëtinin; rreth e rrotull tryezës venin e vinin shërbëtorët me livré të kuqe; dëgjoheshin trigëllimat e thikave, të gotave, të pjatave, zërat e gjallë të bisedave të ndryshme rreth kësaj tryeze. Në një qoshe të tryezës dëgjohej zëri i një çambelani plak që i çfaqte dashurinë e tij të zjarrtë një baroneshe plakë, si edhe të qeshurat e kësaj së fundit. Në skajin tjetër flisnin për prapësitë që i kishin ngjarë një farë Marie Viktorovna. Aty nga mezi i tryezës e kishte marrë fjalën princ Vasili, të cilin po e dëgjonin me qejf të madh një tog të ftuar. Po u tregonte zonjave, me një nënqeshje tallëse në buzë, mbledhjen e fundit — që ish bërë të mërkurën — të Këshillit të Shtetit. Gjatë kësaj mbledhjeje, gjeneralgovernatori i ri i Peterburgut, Sergej Kuzmiç Vjazmitinovi, kish marrë e kish lexuar urdhërin e famshëm të perandor Aleksandër Pavlloviçit, që e kish dërguar prej ushtrisë në të cilin sovrani, duke iu drejtuar Sergej Kuzmiçit, thosh se nga çdo anë i vinin deklarata besnikërie nga populli e se atë të Peterburgut e kish pritur me një kënaqësi të veçantë; thosh se ishte krenar që kish nderin të qe në krye të një kombi të tillë e se do të bënte çmos që ta meritonte këtë nder. Ky urdhër fillonte me fjalët: *Sergej Kuzmiç! Nga çdo anë më vinë deklarata e tj. etj.*

— E si, nuk arriti dot të lexonte më tutje nga fjalët „Sergej Kuzmiç"? — pyeste një zonjë.

— As edhe një rrokje më tutje, — përgjigjej duke qeshur princ Vasili. — „Sergej Kuzmiç... nga çdo anë. Nga çdo anë, Sergej Kuzmiç..." I varfri Vjazmitinov s'bëri dot më tutje e vajti. Kaqë herë me radhë e nisi përsëri leximin nga e para, po sa thosh *Sergej... i* bëhej një si lëmsh në grykë... *Ku... zmi.. iç... vajtonte..,* dhe fjalët *nga çdo anë* mbyteshin nga dënesat; më tutje s'bënte dot e vajti. Dhe fët, nxirte sërish shaminë dhe përsëri „Sergej Kuzmiç, nga çdo anë", e gërr lotët.. kështu që, panë ç'panë, më në fund iu lutën një tjetri që ta lexonte.

— Kuzmiç... nga çdo anë... e gërr lotët...
— përsëriste dikush duke qeshur.

— Mos u bëni i lik, — tha Ana Pavllovna, duke iu kanosur me gisht që matanë tryezës, — *ç'est un si brave et excellent homme notre bon Viasmitinoff...*[1]) —

Që të gjithë qeshnin shumë e me zë të lartë. Andej nga kreu i tryezës, në vëndin e nderit, që të gjithë dukeshin të gëzuar e tërë gjallëri, të rrëmbyer nga ndjenjat më të ndryshme; vetëm Pjeri me Elenën qëndronin në heshtje, njeri pranë tjetrit, gati në fund të tryezës; në fytyrën e tyre, vetëtinte, disi e përmbajtur, një buzëqeshje që s'kish të bënte fare me meselenë e Sergej Kuzmiçit: buzëqeshja e turpshme përpara ndjenjave të tyre.

Çfardo që thoshin të ftuarit e tjerë, sado që qeshnin e bënin shaka duke shijuar verën e Renit, mishin e pjekur e akulloret, ndërsa mundoheshin të mos i shpinin sytë tek ai çift e shtireshin sikur s'e kishin mëndjen atje e sikur ishin fare indiferentë për 'të, — e ndjeje instinktivisht, kush e di sepse, mbase nga vështrimet që i hidhnin kur e kur atij çifti, se që të gjitha, — anekdota e Sergej Kuzmiçit, e të qeshurat, e romuzet, — që të gjitha ishin të shtira, sa për sy e faqe, ishin një maskë, e se tërë vëmëndja e atyre njerëzve aty ishte përqëndruar krejtësisht tek ai çift, te Pjeri e te Elena. Princ Vasili shkerbente dënesat e Sergej Kuzmiçit e po në atë kohë i hidhte një sy të shpejtë së bijës; e, ndërsa qeshte, fytyra e tij dukej sikur thosh: „po, po, puna është fare në rregull; sot do të përfundojë". Ana Pavllovna i kanosej me gisht *pour notre bon Viasmitinoff,*[2]) po në sytë e saj që pikërisht në atë çast shkëlqenin mbi Pjerin, princ Vasili shihte urimet që i bënte ajo për dhëndrin e ardhshëm e për lumtërinë e së bijës. Princesha plakë duke i shtënë verë me një psherëtimë melankolike fqinjës së saj e duke i hedhur së bijës një sy plot mllef e zili dukej sikur thosh me atë psherëtimë: „eeh, iku vapa me gushtin, ne e hëngrëm çairë, s'na mbeti

---

[1]) Vjazmitinovi ynë është shpirt njeriu, as që bëhet më i mirë.
[2]) Për Vjezmitinovin tonë zemërbardhë.

gjë tjetër veçse të pimë verë të ëmbël: tani u ka mbetur të rinjve radha e lumtërisë, një lumtëri që s'pyet fare për ne se mund të na lëndojë plagët".

— Ç'janë këto gjepura që po dërdëllis sikur kush e di ç'po them, kurse në të vërtetë ato s'kanë asnjë interes për mua", mendonte një diplomat duke parë me lakmi fytyrat e shkëlqyera të dashnorëve, „ja lumtëria e vërtetë".

Midis interesave të vogla, meskine, të ulta e artificiale që e bashkonin atë shoqëri po çfaqej rastësisht një ndjenjë e thjeshtë simpatie në mes të rinjsh plot jetë e shëndet. Dhe kjo ndjenjë e bukur njerëzore i mbyste gjithë të tjerat dhe ngrihej e zotëronte përmbi gjithë konvencionalizmat dhe ato biseda artificiale. Shakatë nuk bëheshin me gjithë zemër, lajmet që thoshin ishin pa interes, entusiazmi ish i shtirur e i rremë. Jo vetëm të ftuarit po edhe kamerjerët që shërbenin në tryezë dukej sikur e ndjenin që kështu ishte, dhe harronin rregullat e shërbimit, duke vështruar vjedhurazi Elenën e bukur me atë fytyrë si diell i shkëlqyer si edhe fytyrën e hijshme, të trashë, të lumtur e të shqetësuar të Pjerit. Deri dhe flakët e llambadheve dukej sikur digjeshin e ndrinin vetëm për ato dy fytyra të lumtura.

Pjeri e ndjente se ishte qëndra e atij universi, dhe nga kjo gjëndje hem gëzohej, hem i vinte gjyç. Ishte si një njeri i zhytur thellë në ëndëra, gati i trullosur. Çdo gjë ish e turbull për të, as shihte, as dëgjonte, as merrte vesh. Vetëm, kohë më kohë, papandehur, vinte në vete, i kalonin nëpër tru mendimet fragmentare dhe përshtypje nga bota reale.

„Domethënë është punë e mbaruar!" mendonte. „Çudi, se si u bë kështu! Dhe sa shpejt! Tani e shoh se jo vetëm për atë, jo vetëm për mua, po për të gjithë, duhej që të ngjiste pa tjetër kështu. Që të gjithë po e presin me kaq padurim dhe janë kaq të bindur që do të bëhet, sa që unë nuk mund, nuk mund kurrsesi, t'i shkakëtoj një deziluzion. Po *në ç'mënyrë* do të bëhet kjo punë? Nuk e di; po për të bërë, do të bëhet me doemos!" mendonte Pjeri duke shikuar ato supe që vetëtinin mu aty fare pranë syve të tij. Nganjëherë, papritur e pakujtuar, i vinte

turp. E ndjente veten si më gjëmba tek shikonte se tërë vëmëndja e njerëzisë ish përqëndruar tek ai, tek mendonte se e quanin të lumtur, e se me atë fytyrë të trashë e të shëmtuar po loste rolin e një Paridi që rrëmben Elenën e bukur. „Po, sigurisht, kështu bëhen këto punë, dhe s'ka si të ngjasë ndryshe", thosh me vete si për t'u ngushëlluar. „Fundi i fundit, unë as që kam fare gisht në kët mes! Por kur pikërisht filloi, vallë? U nisa nga Moska bashkë me princ Vasilin. Akoma s'kish ngjarë gjë atëhere. E pastaj, qëndrova në shtëpi të tij... e si të mos qëndroja? Më pas, lojta karta me Elenën, i shërbeja, i jipja çantën e punës, duallëm bashkë shëtitje... Kur, pra, u nis filli i kësaj pune, kur u mpleks?" Dhe ja, tani është ulur e po rri pranë saj si i fejuar; e dëgjon, e sheh, e ndjen praninë e saj, frymëmarrjen, lëvizjet, bukurinë e saj. Dhe befas i duket se jo Elena po ai vetë është mrekullisht i bukur e se prandaj e vështrojnë ashtu si të mahnitur që të gjithë. E, krenar, që po i çudit të gjithë me bukurinë e tij fantastike, çon kryet, krekoset e kapardiset, i lumtur për fatin e tij. Befas dëgjon dy herë me radhë një zë që i duket i njohur; po i zhytur siç është në ëndërat e tia, s'po kupton se ç'i thonë.

Po të pyes se kur e more letrën e Bollkonskit — e përsëriti për të tretën herë princ Vasili. — Sa i hutuar që je i dashur!

Princ Vasili buzëqesh dhe Pjeri e sheh se edhe gjithë të tjerët buzëqeshin, me sytë të mbërthyer mbi Elenën e mbi 'të. „Mirë, pra, derisa ju e dini që të gjithë", thotë Pjeri me vete, „e vërtetë është, pse të mos e themi", dhe buzëqesh ëmbël, me atë buzëqeshjen fëminore, së cilës i përgjigjet buzëqeshja e Elenës.

— Më thuaj, pra, kur e more? A nuk ish nisur nga Olmyci? — e pyet sërish princ Vasili sikur ka nevojë për këtë njoftim që të mund të zgjidhë një problem që ka ndër mënd.

„E si mund të flasë e të interesohet njeriu për gjepura të tilla"? mendon Pjeri.

— Po, nga Olmyci, — përgjigjet me një psherëtimë.

Pas darke, Pjeri e shpuri damën e tij, pas zonjave të tjera, në sallon. Të ftuarit filluan të shkonin; një palë iknin pa u përshëndetur fare me Elenën; të tjerë, duke bërë gjoja sikur s'donin ta bezdisnin e ta shqetësonin i vinin pranë një çast dhe i linin shëndenë duke iu lutur që të mos i përcillte. Diplomati dolli nga salloni pik'e vrer e pa hapur gojë. Tërë kariera e tij diplomatike i dukej e murrme, e zbrazët dhe e kotë kur e krahasonte me lumtërinë e Pjerit. Gjenerali plak i shfryu tërë inat së shoqes që e pyeste si e kish këmbën, se e dinte që vuante nga reumatizma. „Shtrigë e djallit", mendoi. „Ja, shiko një herë Elena Vasilijevnën! Edhe të pesëdhjetat kur të arrijë, prapë do të thonë për 'të: „ç'grua e bukur". —

— Me sa pashë unë, më duket se mund t'ju uroj që tani, — i pëshpëriti princeshës në vesh Ana Pavllovna, duke e përqafuar me dhëmshuri. — Sikur të mos kisha këtë kokëdhëmbje, do të qëndronja.

Princesha s'hapi gojë të përgjigjej: e kish zili të bijën për fatin e lumtur që pati.

Ndërsa po përcillnin mysafirët, Pjeri qëndroi një copë herë të mirë bashkë me Elenën në sallonin e vogël ku ishin ulur. Edhe para kësaj mbrëmjeje, gjatë atij një muaji e gjysmë, kish mbetur shumë herë vetëm me Elenën, po s'i kish folur kurrë për dashuri. Tani e ndjente se ish e domosdoshme t'i fliste, po s'ja mbante, i mungonte guximi. I vinte turp; i dukej sikur po zinte, aty pranë Elenës, vëndin që i takonte një tjetri. „S'është për ty kjo lumtëri", i thosh një zë i brendshëm. „Kjo lumtëri është për ata që s'e kanë atë që ke ti në veten tënde".

Po diç duhej të thosh e prandaj filloi të fliste. E pyeti a ish e kënaqur nga ajo mbrëmje. Ajo u përgjegj, me atë thjeshtësinë e saj të zakonshme, që kjo ditë e emrit të saj kish qënë për 'të një nga ditët më të bukura.

Disa nga miqtë më të ngushtë po qëndronin akoma, të ulur në sallon. Princ Vasili, me çape të plogëta, iu afrua Pjerit. Pjeri u ngrit duke thënë se ish bërë vonë. Princ Vasili e vështroi si me të rreptë si me të pyetur, sikur ato fjalë që tha Pjeri ishin aq të çuditshme sa që njeriu s'kish si t'i kuptonte. Po

menjëherë pastaj fytyra e tij e humbi atë shprehje rreptësie, dhe princ Vasili i mori dorën Pjerit, e, duke ja tërhequr poshtë, e bëri të ulej dhe buzëqeshi me ëmbëlsi.

— E, Lola? — pyeti menjëherë pastaj të bijën me atë tonin e çkujdesur të dhëmshurisë së zakonshme të prindërve që i përkëdhelin fëmijët qysh në vogëli, po që princ Vasili e kish mësuar duke e marrë nga prindët e tjerë.

E përsëri ju kthye Pjerit.

— *Sergej Kuzmiç, nga çdo anë*, — tha, duke zbërthyer kopsën e parë të jelekut.

Pjeri buzëqeshi; nga buzëqeshja e tij dukej që ai e kuptonte se princ Vasili nuk e kish mëndjen te anekdota e Sergej Kuzmiçit që zuri ngoje, po e kish gjetkë hallin, dhe princ Vasili, nga ana e tij, e mori vesh se Pjeri ja kish blerë mëndjen. Befas, belbëzoi disa fjalë nëpër dhëmbë dhe dolli. Pjeri pati përshtypjen se edhe princ Vasili e humbi pusullën. Turbullimi i atij plaku mondan e tronditi dhe e mallëngjeu; u kthye e vështroi Elenën — edhe ajo ishte turbulluar dhe sytë e saj dukeshin sikur i thoshin: „tërë faji juaj është!".

„Duhet, është e domosdoshme që të vendos, por nuk mund, nuk mund", mendonte Pjeri, dhe filloi sërish të fliste për gjëra të tjera pa asnjë rëndësi, për Sergej Kuzmiçin, duke pyetur se ç'ish ajo anekdotë, sepse s'kish mundur t'i hynte brënda. Elena iu përgjegj me një buzëqeshje se as ajo nuk e dinte.

Kur hyri princ Vasili në sallon, princesha fliste me zë të ulët për Pjerin me një zonjë të shkuar nga mosha.

— Sigurisht, *c'est ua parti très brillant, mais le bonheur, ma chère...*[1])

— *Les mariages se font dans les cieux*[2]) — përgjigjej zonja e shtyrë në moshë.

Princ Vasili, sikur s'i kish dëgjuar zonjat, u drejtua nga qoshja më e largët dhe u ul e ndënji në nji kanape. Mbylli sytë dhe u duk sikur po dremiste.

---

[1]) Është një vlerësi që s'e ka shoqen, as që bëhet më e mirë, po lumtëria, moj motra ime...

[2]) Vlerësia është e shkruar nga Zoti, pa bëhet.

Koka mënt i binte mbi kraharor, po befas u shkund dhe erdhi në vete.

— *Aline,* — i tha së shoqes, — *Allez voir ce qu'ils font*[1]. —

Princesha u ngrit, kaloi përpara derës rëndë-rëndë e sikur e kish gjetkë mëndjen dhe hodhi një sy në sallonin e vogël. Pjeri me Elenën po rrinin ulur si më parë e po bisedonin.

— Hiçasgjë, ashtu siç ishin janë, — i tha të shoqit.

Princ Vasili ngrysi vetullat, shtrëmbëroi buzët, faqet iu drodhën dhe fytyra i mori atë shprehjen e zakonshme të shpëlarë e pa lezet; u shkund, u ngrit më këmbë, anoi kokën prapa dhe, i dalldisur, kaloi përpara zonjave e hyri në sallonin e vogël. Me çape të shpejta, gjithë gaz, iu afrua Pjerit. Princ Vasilit i kish rënë në fytyrë një hije aq solemne sa që Pjeri kur e pa ashtu, u ngrit i tmeruar.

— Lavdi Zotit! — tha princi. — Ime shoqe m'i tha të gjitha! — Me një krah pushtoi Pjerin e me tjetrin të bijën. — E dashur Lola! Gëzohem gëzohem shumë. — Zëri iu drodh. — Unë e doja tët atë ... dhe kjo do të jetë për ty një grua e mirë... Zoti ju bekoftë! ... —

Puthi të bijën, pastaj edhe Pjerin me atë gojë që i binte erë. Faqet i kish të lagura nga lotët.

— Princeshë, eja, pra, këtu! — briti.

Hyri edhe princesha e zuri të qante. Edhe zonja e shkuar po fshinte sytë me shami. E puthën Pjerin edhe ato, kurse ky puthi disa herë me radhë dorën e së bukurës Elenë. Pas një çikë, i lanë përsëri vetëm.

„Kështu duhej të ndodhte, s'kish si të bëhej ndryshe", mendonte Pjeri; „andaj është e kotë të vras mëndjen që të di me u bë për mirë apo për keq. Sigurisht për mirë, se tani mori fund kjo punë e nuk më ha përbrënda ai dyshimi i mëparshëm." Pjeri, pa folur, mbante një dorë të së fejuarës dhe vështronte gjirin e saj të bukur që çohej e ulej si valë deti.

— Elenë! — tha me zë të lartë, dhe mbeti.

[1] Alina, shko i shiko ç'po bëjnë!

„Thonë diçka të veçantë në raste të tilla", mendoi; po sadoqë e vrau mëndjen, nuk i kujtohej se çfarë thonë pikërisht në raste të tilla. E vështroi drejt në fytyrë. Ajo iu afrua dhe më pranë. Fytyra e saj po bëhej lulukuq.

— Oh, hiqini, dé,... hiqini këto... — i tha ajo duke i treguar syzet.

Pjeri i hoqi me të shpejtë, dhe sytë e tij, përveç asaj shprehjes së shpëlarë e pa lezet që kanë sytë e çdo miopi kur heq syzet, u dukën si të trembur e sikur pyesnin me drojtje. Deshi të përkulej t'i puthte dorën, po me një lëvizje koke të shpejtë, brutale, Elena u zgjat dhe mbështeti buzët e saja mbi të tijat. Pjeri u çudit me ndryshimin që kish pësuar fytyra e saj: ashtu e tronditur s'kish pikë nur.

„Tani është vonë, mori fund kjo punë; le që, pastaj, unë e dashuroj" mendoi Pjeri.

— *Je vous aime!*[1] — tha, duke iu kujtuar fjalët që thonë në të tilla raste; po këto fjalë qenë kaq të shpëlara e tingëlluan kaq pa lezet, sa i erdhi turp nga vetja e tij.

Pas gjashtë javësh Pjeri ish martuar. Zotëronjës i lumtur i gruas më të bukur dhe i shumë milioneve — të paktën kështu thoshin bota, — u vendos në pallatin e rindërtuar të kontëve Bezuhov, në Peterburg.

## III

Në dhjetor të vitit 1805, princi plak Nikolla Andreiç Bollkonski mori një letër nga princ Vasili ku i shkruante se do t'i bënte një vizitë bashkë me të birin. („Kam dalë për inspektim, dhe, vetëkuptohet, njëqind versta s'janë gjë për mua, kur është puna për të vizituar mirëbërësin tim fort të nderuar" shkruante. „Më shoqëron im bir Anatoli që është nisur për të vajtur në regjimentin e tij; e unë shpresoj se do t'i lejoni t'ju shprehë personalisht atë respekt të thellë që ka për ju, duke ndjekur shembullin e t'et").

[1]) Ju dashuroj!

— Ja, as që është nevoja fare të dalë Maria; e përse të mundohemi ti gjejmë, kur dhëndurët vinë vetë e na kërkojnë, — tha pa tertip princesha vogëloshe kur dëgjoi kështu.

Princ Nikolla Andreiçi ngrysi vetullat po nuk hapi gojë.

Dy javë pas kêsaj letre, një mbrëma, ja mbërritën shërbëtorët e princ Vasilit, dhe të nesërmen erdhi ai vetë me të birin, Anatolin.

Plaku Bollkonski s'kish pasur kurrë ndonjë opinion të lartë për karakterin e princ Vasilit, e aq më fort kohët e fundit kur princ Vasili, gjatë sundimit të perandorëve Pavl e Aleksandër, kish bërë karierë e kish fituar shumë grada e shumë ndere. E tani, nga aluzionet e letrës e nga fjalët e së resë, princeshës vogëloshe, e kuptoi se ku rrihte çekani, kështu që edhe ajo një çikë stimë që kish për princ Vasilin u shndërrua në një ndjenjë përbuzëse dhe armiqësore. E mori për zët e shfrynte pareshtur duke folur për 'të. Ditën që do të vinte princ Vasili, princ Nikolla Andreiçi ish tërë humdë e buzë, më shumë se çdo herë tjetër. I qe prishur gjaku se do të vinte princ Vasili, apo e kish maraz që pse qëlloi të ndodhej me orë pikërisht tani që do të vinte princ Vasili? Sido që të qe, atë ditë s'ish hiç në terezi: *shëndet!* t'i thoshe, *plaç!* i dukej, dhe Tihoni, qysh në mëngjes ja kish kthyer mëndjen arqitektit, që donte të hynte te princi për t'i dhënë raportin.

— Dëgjojeni se si ecën, — i kish thënë Tihoni duke i treguar arqitektit zhurmën e veçantë të çapeve të princit. — Rëndon i tëri mbi thëmbrat, apo jo? dhe ne e dimë se ç'domethënë kjo!

Megjithkëtë, aty nga ora nëntë, me shapkë xibeline e me pallto kadifeje me astar të gëzoftë e me jakën gjithashtu prej xibeline, princi dolli si kurdoherë të bënte shëtitjen e tij të përditëshme. Shtegu, gjatë të cilit po kalonte për të vajtur në *serrë*, qe pastruar; shënjat e fshesës dalloheshin mirë mbi dëborën e fshirë; një lopatë kish mbetur e ngulur në togun e dëborës që ngrihej nga të dy anët e shtegut. I heshtur e i ngrysur, princi u erdh rro-

tull *serrës*, oborrit, konakëve dhe godinave në ndërtim e sipër.

— A kalohet me sajë këtu? — pyeti intendentin e tij që e shoqëronte gjer në shtëpi, një burrë që mbahej i rëndë e që nga fytyra e nga të sjellat i ngjante të zot.

— Ka shumë borë, shkëlqesi. Dhashë urdhër ta pastronin rrugën. Princi aprovoi me kokë dhe iu afrua shkallëve, „Lavdi Zotit", mendoi intendenti, „kaloi shtërgata".

— Përndryshe ish vështirë të kalohej, shkëlqesi, — shtoi ai. — Me sa mora vesh, shkëlqesi, ardhka një ministër te shkëlqesia juaj?

Princi u kthye nga intendenti dhe ja nguli me rreptësi sytë e tij të zemëruar.

— Ç'farë? Ministër? Ç'ministër? Kush i dha këto urdhëra? — briti me zërin e tij të hollë e të ashpër. — Për pinceshën, time bijë, nuk pastrokan, po për ministrin! S'njoh ministra unë!

— Më falni, shkëlqesi, po pandeva...

— Pandeva, pandeva, — shfryu princi duke i shqiptuar fjalët përherë e më rrëmbyer, sa i merrej goja. — E ç'pandeve, more hajdut, more edepsës!... Ta tregoj unë atë të pandyer ty! — Ngriti shkopin e u mat t'i binte Allpatiçit, dhe do ta kish goditur, sikur ky, pa dashur, të mos e kish evituar shkopin. — Pandeu, surrati yt... Edepsëzë... — këlthiste sikur e kishin zënë në grykët.

Po megjithëqë Allpatiçi, i tmeruar e i çuditur edhe vetë që mori guximin e iu vodh shkopit, iu afrua duke kërrusur me përulësi përpara tij kokën tullace, a, mbase, pikërisht për këtë arësye, princi, gjith duke bërtitur: „Edepsëzë!... Maskarenj!... Dëbora të vihet atje ku ish!..." nuk e ngriti shkopin për të dytën herë dhe hyri me nxitim në apartamentin e tij.

Në orën e drekës princesha dhe zonjushja Buriena, duke e ditur se princi s'ish më qejf, e pritën më këmbë: zonjushja Buriena me një fytyrë që vetëtinte si diell e që dukej sikur thoshte: „unë s'di gjë, unë jam si kurdoherë", kurse princesha Maria, — e zbetë, e trembur, me sytë përdhé. Princesha Maria dëshpërohej edhe më shumë sepse e dinte

që në raste të tilla do të ish e mira të mbante qëndrimin e zonjushes Buriena, po nuk e bënte dot. „Po të shtirrem sikur s'kam vënë re asgjë" thosh me vete „ai do të kujtojë se as që bëhem fare merak për 'të; po të tregohem e mvrejtur dhe e mërzitur, do të thotë (siç ka thënë dhe herë të tjera) se e kam fytyrën të pizmosur si më ndonjë varrim".

Princi vështroi fytyrën e llahtarisur të së bijës dhe shkrofëtiti.

— Eh, budallaçka! ... — shfryu nëpër dhëmbë. „Ajo tjetra s'është fare! Kush e di ç'i kanë dërdëllisur" tha me vete duke menduar për princeshën vogëloshe që s'kish ardhur aty në sallë.

— Po princesha ku është? — pyeti. — Apo fshihet? ...

— S'para mund, — u përgjegj duke buzëqeshur me gëzim, zonjushja Buriena, — nuk vjen për drekë. Në atë gjendje që është, kuptohet vetvetiu që s'mund të vijë ...

— Hm! Hm! kh! kh! — ja bëri princi, dhe u ul në tryezë.

Pjata s'iu duk e pastër. Tregoi me gisht një njollë aty dhe e vërtiti tutje. Tihoni e rrëmbeu në fluturim e sipër dhe ja dha kamerjerit.

Princesha vogëloshe jo se s'mundte, po kaq shumë ja kish frikën princit, sa, kur dëgjoi që ish me inat, s'ja mbajti të dilte, dhe vendosi të bëhej e sëmurë.

— Kam frikë për foshnjën, — i kish thënë zonjushes Buriena. — Zoti e di se ç'mund të më ngjasë nga një e trembur!

Që kur kish ardhur aty në Lisia-Gori, princesha e vogël rronte vazhdimisht me zemër të dredhur duke ndjerë vetëm antipati për princin plak, i cili i shtinte datën. Edhe princi, nga ana e tij, ndjente për të renë një farë antipatie, po më shumë përbuzje. Kur u mësua pak a shumë me atë rreth të ri, princesha filloi të ngjitej pas zonjushes Buriena, të cilën e donte shumë, kalonte bashkë me 'të ditë të tëra e iu lut të flinte aty në dhomën e saj. Shpesh herë fliste me 'të, për të vjehrin, duke e kritikuar pa drojtje.

— *Il nous arrive du monde, mon prince,* — tha zonjushja Buriena duke shpalosur picetën e bardhë me duart e saja të trëndafilta. — *Son excellence le prince Kouraguine avec son fils, à ce que j'ai entendu dire?*[1]) — shtoi, sikur donte të pyeste.

— Hëm! ... *Son excellence*[2]) është një crugaç ... unë e vura në shkollë, e bëra njeri, — tha princi si i fyer. — Po i biri ç'kërkon këtu? S'e marr dot vesh. Princesha Lisaveta Karlovna dhe princesha Maria, mbase, e dinë. Po unë nuk e di përse ma sjell të birin. Dhe nuk më duhet ta di. — Dhe vështroi të bijën që ish skuqur në fytyrë. — Mos pësove gjë? Nga frika e ministrit, duket, siç tha sot ai hajvani, Allpatiçi?

— *Jo, mon père.*[3]) —

Sidoqë zonjushja Buriena e kish zgjedhur keq temën e bisedimit, ajo nuk u ndal, po foli për serrat, për bukurinë e një luleje që sapo kish çelur, dhe princi, si hëngri supën, sikur u zbut një çikë.

Kur u ngrit nga sofra, shkoi tek e reja. Princesha e vogël ish ulur përpara një tryezke e po bënte muhabet me Mashan, kamerjeren. Kur pa të vjehrin u zverdh menjëherë.

Princesha e vogël kish ndryshuar shumë. Tani dukej gati e shëmtuar me ato faqe të hequra, buzën e sipërme të shkurtër e të ngritur e me ata sy të vijosur me një rreth mavi.

— E ndjej vete të rëndë, — iu përgjegj princit që e pyeste se ç'kish.

— Ke nevojë për gjë?

— *Jo, merci, mon père.*[4])

— Ashtu, mirë mirë.

Dolli, dhe, tek po kapërxente koridorin, pà Allpatiçin që po e priste kokë-ulur.

— U vu në vënd dëbora?

— Si urdhëroni, shkëlqesi, u vu: falmëni për hir të Zotit... vetëm nga budallallëku ... —

Princi e ndërpreu dhe zuri të qeshte si me pahir.

---

[1]) Na vinë njerëz, princ. Shkëlqesi e tij princ Kuragini me të birin, siç mora vesh?
[2]) Shkëlqesi e tij.
[3]) Ati im.
[4]) Falemnderit, ati im.

— Mirë, mirë. —

I zgjati dorën Allpatiçit, i cili ja puthi, dhe hyri në studjo.

Ndaj mbrëma arriti princ Vasili. Duallën e pritën në rrugë karrocjerët e kamerjerët, që, duke thirrur e duke britur, i çuan valixhet dhe sajën në njërin pavijon të shtëpisë nëpër rrugën që ishte mbushur apostafat me dëborë.

Të dy mysafirëve u qenë caktuar dhoma të veçanta.

Anatoli, pa zhaqetë e pa jelek, ish ulur, me duart në ije, përpara një tryeze, në qoshen e së cilës kish mbërthyer sytë e tij të mëdhenje e të bukur, duke buzëqeshur i menduar. Jeta e tij i dukej si një festë e pandërprerë që, pa e ditur përse, dikush ja kish marrë përsipër t'ja rregullonte. Me këtë sy e shikonte tani vizitën që po i bënte këtij plaku grindavec dhe trashëgimtares së pasur po të shëmtuar. Merrteme mënd se do të kënaqej me këtë aventurë interesante dhe mjaft komike e se, nga ana tjetër, mund edhe të mbaronte punë. „E pse të mos e marr për grua, po të jetë shumë e pasur? Nga paratë s'ka parë njeri dëm!" thosh Anatoli me vete.

U rrua, u lye e u parfumua me kujdesin dhe elegancën e zakonshme dhe me një shprehje prej djali të përkëdhelur e prej ngashnjenjësi, duke mbajtur lart atë kokë të bukur, hyri në dhomën e t'et.

Rreth e rrotull princ Vasilit po shpejtonin kamerjerët, duke e ndihmuar që të vishej; ai vetë vështronte përqark me gjallëri dhe i bëri plot gëzim një shënjë me kokë të birit që po hynte, si për t'i thënë: „Të lumtë, të lumtë, ja, kështu të dua!"

— Jo, pa shaka, baba, thuamë, është shumë e shëmtuar? E? — pyeti Anatoli sikur vazhdonte një bisedë që e kish filluar shumë herë gjatë udhëtimit.

— Pusho, mos folë marrëzira! Dhe shiko të sillesh i njerëzishëm e të tregohesh me mënd me princin plak.

— Po s'më priti mirë, s'të rri unë, do të ikij, — tha Anatoli. — Ca shtriganë të tillë s'i duroj dot.

— Mos harro se këtu luhet fati yt.

Ndërkaq në dhomën e shërbëtorëve jo vetëm që e kishin marrë vesh se kish ardhur ministri me të birin, po dinin në të gjitha hollsirat edhe pamjen e jashtme të të dyve. Princesha Maria po rrinte vetëm në dhomën e saj dhe më kot mundohej të mbante veten e ta zotëronte tronditjen që e kish pushtuar.

„Pse e shkruan atë letër? Pse më foli fare Liza për këtë? S'është e mundur, jo!" thoshte me vete duke u parë në pasqyrë. „Si do të mund të hyj në sallon? Edhe sikur të më pëlqente, unë nuk mund të jem për 'të tani ajo që jam me të vërtet". Kur mendonte se me ç'sy do ta shikonte i ati, i ngrinte gjaku nga frika.

Princesha e vogël me zonjushen Buriena i kishin marrë gjithë informatat e duhura nga Masha, kamerjerja: e dinin tani se ç'djalosh i pashëm, i lezeçëm, faqekuq e vetullzi ishte djali i ministrit e se si i ati mezi i kish ngjitur shkallët duke hequr këmbët zvarrë, ndërsa ai, si ndonjë shqiponjë, duke hedhur nga tri shkallë njëherësh, i qe sulur prapa. Si i mësuan këto gjëra, princesha e vogël dhe zonjushja Buriena, që u dëgjohej zëri plot gjallëri gjer në fund të koridorit, hynë në dhomën e princeshëzës.

— *Ils sont arrivés Marie*[1], e dini? — tha princesha vogëloshe, duke u lëkundur nga barra dhe u lëshua menjëherë në një kolltuk.

S'e kishte më bluzën e mëngjezit, po kish veshur një nga fustanët më të mirë; ish krehur me kujdes të madh dhe fytyra i kish marrë një gjallëri që, prapseprapë, nuk arrinte t'ja fshinte ndryshimin që kishin pësuar tiparet e saja, më të flashkëta tani e më të zverdhura. Me këtë fustan që vishte zakonisht në mbrëmjet mondane në Peterburg binte edhe më fort në sy se sa ishte shëmtuar. Edhe zonjushja Buriena ishte veshur më me sqimë dhe kjo ja shtonte bukurinë dhe e bënte më tërheqëse fytyrën e saj të freskët e të lezeçme.

— *Eh bien, et vous restez comme vous êtes, chère princesse,* — *tha ajo.* — *On va venir annon-*

[1]) Erdhën, Mari.

*cer que ces messieurs sont au salon, il faudra descendre, et vous me faites pas un petit brin de toilette!*[1]). —

Princesha vogëloshe u çua nga kolltuku, i ra ziles që të vinte kamerjerja e shpejt e shpejt e tërë gaz zuri të mendonte një tualetë për të kunatën e aty për aty ta vinte në zbatim.

Princesha Maria vuante në dinjitetin e saj tek e ndjente veten të tronditur nga vizita e këtij të ashtuquajturi kandidat për fejesë, vuante sidomos kur shihte se të dy mikeshat e saja e quanin këtë tronditje si krejt të natyrëshme e as e shkonin ndër mënd se mund të ndodhte ndryshe. Po të thosh se i vinte turp për vete e për ato, do ta çfaqte sheshit tronditjen e saj; dhe sikur të mos pranonte të vishej siç e këshillonin, do të bëhej shkak që ato të ngulnin këmbë, të zgjatej puna e të priste kush e di sa romuze. U skuq, sytë e saj të bukur u venitën, u shuan, fytyra iu mbush me vurrata të kuqe dhe i mori atë shprehjen e shëmtuar prej viktime që i qe bërë e zakonshme: deshi s'deshi, e la veten në duart e zonjushes Buriena e të Lizës. Që të dyja këto iu përveshën punës *me gjithë zemër* që ta bënin sa më të bukur. Ish kaq e shëmtuar sa as njerës as tjetrës, s'mund t'i shkonte në mëndje se mos i bëhej shemër; prandaj, me mish e me shpirt, me atë bindjen naive e të sigurt të grave se veshja dhe rregullimi i flokëve mund ta bëjnë të bukur një femër, iu vunë punës me zell.

— Jo, vërtet, *ma bonne, amie*[2]), ky fustan s'të vete, — thoshte Liza duke e vështruar princeshën nga larg dhe në profil, — thuaju të të sjellin fustanin masakà. S'i thonë shaka: ndofta këtu vendoset fati yt. Ky është shumë i çelur, jo jo, s'bën ky, jo! —

S'e kish fajin fustani, fajin e kish fytyra dhe tërë figura e princeshës; po kjo nuk iu binte në sy as zonjushës Buriena e as princeshës së vogël; ato kujtonin se sikur të vinte një fjongo bojëqielli në

[1]) Po ju nuk do të visheni, kështu do të qëndroni, e dashur princeshë? Sikur kanë ardhur të na thonë se këta zotërinj janë në sallon e po na presin; duhet t'u dilni, kurse ju s'po bëni asnjë përgatitje.

[2]) Motra ime.

flokët e krehura përpjetë dhe të hidhte një shall mëndafshi bojëqielli mbi një fustan ngjyrë kafe, do të dukej pun' e madhe. Harronin se as ajo fytyrë e vajtueshme e as ai trup i palezeçëm s'mund të ndryshoheshin. Sado që ta nisnin e ta stolisnin, fytyra mbetej po ajo që ishte: e shëmtuar dhe e mjerë. Pas dy-tri ndryshimesh, të cilave princesha iu nënështrua me bindjen më të madhe, në çastin kur e kishin krehur me flokët përpjetë (kjo e krehur ja bënte edhe më të shëmtuar fytyrën), me një shall mëndafshi bojëqielli dhe një fustan suareje masakà (kërmëz), princesha vogëloshe i erdhi nja dy herë rrotull, ndreqi me doçkën e saj ku një rrudhë e ku shallin, dhe e vërejti mir' e bukur duke anuar kokën herë këtej, herë andej.

— Jo, kështu jo, e pamundur, — tha më në fund me ton të prerë, duke përpjekur duart. — *Non, Marie, décidément ça ne vous và pas. Je vous aime mieux dans votre petite robe grise de tous les jours. Non, de grâce, faites cela pour moi*[1]. Katja, — i tha kamerjeres, silli princeshës fustanin gri, dhe të shikoni, zonjushja Buriena, sa mirë do ta ujdis, — tha me një buzëqeshje duke shijuar që tani atë gazin e artistit që do të ndjente.

Po kur Katja e solli fustanin që i thanë, princesha Maria po rrinte akoma e palëvizur përpara pasqyrës duke u shikuar, dhe në pasqyrë shihte se lotet po i ndrinin në sytë e se buzët po i dridheshin gati për t'ja shkrepur të qarit.

— *Voyons, chère princesse*, — tha zonjushja Buriena, — *encore un petit effort*[2].

Princesha e vogël mori fustanin nga duart e kamerjeres dhe iu afrua princeshës Maria.

— Pa ta provojmë ndryshe tani, thjeshtë e me lezet, — tha.

Zëri i saj bashkë me zërin e Burienas e me atë të Katjas, që po qeshte për diçka, shkriheshin në një cicërim gazmor si cicërimi i zogjvet.

— *Non, laissez-moi!*[3] — tha princeshëza.

---

[1] Jo, Mari, është e kotë, s'të vete hiç. Dukesh më e mirë me fustanin gri që mban përditа. Të lutem mos ma prish.
[2] E dashur princeshë, duroni edhe një çikë!
[3] Jo, lermëni!

Dhe zëri i saj kumboi me një seriozitet e me një dhëmbje aq të thellë, sa që ai cicërim zogjsh pushoi menjëherë. Ato vështruan sytë e mëdhenj e të bukur, të mejtur e plot me lotë që u drejtoheshin të ndritshëm e të përvojtur, dhe e kuptuan se ish e kotë të ngulnin këmbë e se mjaft i kishin rënë më qafë.

— *Au moins changez de coiffure,* — tha princesha e vogël. — *Je vous disais,* — vazhdoi si me qërtim duke iu kthyer zonjushes Buriena. — *Marie a une de ces figures, auxquelles ce genre de coiffure, ne va pas du tout... Mais du tout, du tout. Changez, de grâce*[1].)

— *Laissez-moi, laissez-moi; tout ça m'est parfaitement égal,*[2]), — përgjigjej Maria me një zë gati më të qarë.

Zanjushja Buriena dhe princesha e vogël e panë tani se princesha Maria, ashtu siç e kishin ujdisur, dukej shumë e shëmtuar, më e shëmtuar se kurrë; po ish tepër vonë. Princeshëza Maria po i vështronte e mejtur me atë shprehje plot trishtim që ato ja njihnin aq mirë, e që nuk u shtinte frikë (ajo nuk i shtinte frikë asnjeriu); po e dinin që kur i merrte fytyra atë shprehje, ajo s'hapte gojë dhe as topi s'e tundte nga vendimi i saj.

*Vaus changerez, n'est-ce pas?*[3]) — tha Liza, dhe, si s'mori përgjegje, dolli nga dhoma.

Princeshëza mbeti vetëm. Nuk ja plotësoi dëshirën Lizës, dhe jo vetëm që nuk e ndërroi formën e flokëve, po as që u pa fare në pasqyrë. Me duart të lëshuara e me sytë poshtë, ulur përpara pasqyrës, po mendohej në heshtje. Përfytyronte një bashkëshort, një burrë, një njeri të fortë, sundonjës e, në një mënyrë të pakuptueshme për arësyen, tërheqës, ngashnjenjës, i cili do ta çonte befas në një botë të tij, krejt të ndryshme e të lumtur. Për-

---

[1]) Të paktën ndërroni formën e flokëve ... Ju thashë unë, Maria ka një fytyrë të atillë që nuk i shkon kjo formë, nuk i vete hiç, po hiç fare. Amani, ndërroheni, mos e lini ashtu!

[2]) Lermëni, lermëni, kjo s'ka asnjë rëndësi për mua, aq më bën.

[3]) Do ta ndërroni, hë?

fytyronte një fëmijë të sajin, si atë që kish parë të djeshmen në krahët e së bijës së dadës; e shihte të mbështetur pas kraharorit të saj. I shoqi i rrinte pranë dhe vështronte me dashuri atë dhe fëmijën. „Oh, jo, është e pamundur: jam shumë e shëmtuar", thosh me mëndje.

— Çaji është gati. Princi tani vjen, — tha që matanë derës zëri i kamerjeres.

Ajo u shkund, e tmeruar nga ato mendime që bluante në kokë. Para se të zbriste, u ngrit, hyri në dhomën e ikonave e, duke mbërthyer sytë mbi fytyrën e nxirë të një kore të madhe të Shpëtimtarit, ndriçuar nga një kandile, qëndroi për disa minuta më këmbë përpara asaj konizme, me duar të lidhura. E torturonte një dyshim i tmershëm. A ish e mundur për të lumtëria e dashurisë, e një dashurie tokësore për një burrë? Sa herë që mendohej për martesë, princesha Maria ëndëronte lumtërinë familjare dhe fëmijët, po ëndra e saj zotëronjëse, më e zjarrta dhe më e fshehta, ishte dashuria profane, dashuria e mishit. Kjo ndjenjë ish edhe më e fuqishme pikërisht sepse ajo mundohej t'ua fshihte të tjerëve dhe vetëvetes. „O Zot", tha „Si t'i mbyt këto mendime të qoftëlargut në zemrën time? Si t'i dëboj për gjithmonë këto mendime të këqia për të plotësuar më lehtë vullnetin Tënd?" Dhe pa e bërë mirë këtë pyetje, Zoti iu përgjegj menjëherë në zemrën e saj: „Mos dëshiro asgjë për vete, mos kërko asgjë, mos u trondit, mos ja ki zilinë njeriu. E ardhmja jote ashtu si ajo e të afërmit tënd, duhet të mbeten të panjohur për ty; po rregullоe jetën që të jesh kurdoherë gati për çdo gjë. Në dashtë Zoti të të provojë me detyrat e martesës, bindju menjëherë vullnetit të Tij". Me këtë mendim që ja qetësonte shpirtin (po edhe me shpresë se mund të realizohej ëndra e saj e ndaluar profane), princesha Maria bëri kryq duke psherëtitur dhe zbriti poshtë, pa menduar fare as për fustanin, as për formën e flokëve e as se si do të hynte e së çfarë do të thoshte. Ç'rëndësi mund të kishin këto punë kote përpara qëllimeve të Zotit, të Atij Zoti pa vullnetin e të Cilit as edhe një qime nuk bie nga koka e njeriut?

IV

Kur hyri princesha Maria në sallon, princ Vasili dhe i biri ndodheshin aty e po bisedonin me princeshën vogëloshe e me zonjushen Buriena. Me të hyrë ajo me atë hap të rëndë që mëshonte pakëz mbi thëmbër, të dy burrat dhe zonjushja Buriena u çuan, dhe princesha vogëloshe, duke e treguar me dorë, tha: *„Voilà Marie!"*[1]. Princeshëza Maria i pa të gjithë e çdo gjë në tërë hollësirat. Pa fytyrën e princ Vasilit, që për një çast, tek shikonte princeshën, ngriu në vënd e u mvrojt po menjëherë pastaj u çel e u bë e qeshur, dhe fytyrën e princeshës vogëloshe që plot kureshtë përpiqej të lexonte në fizionomitë e mysafirëve përshtypjen që u bënte Maria. Pa edhe zonjushen Buriena me fjongon e me fytyrën e saj të këndëshme e me sytë pishë, që i lëshonin shkëndija si kurrë ndonjëherë, mbërthyer mbi *atë*; po *atë* ajo nuk e shihte dot shquar: vetëm kuptoi, ashtu instinktivisht, se tek po hynte në sallon po i vinte përpara diçka e madhe, e ndritshme, e bukur. Princ Vasili iu afrua i pari dhe ajo i puthi kokën tullace që përkulej mbi dorën e saj, e iu përgjegj fjalëve të tia duke thënë se, përkundrazi, e mbante mënd fare mirë. Pastaj iu afrua Anatoli; ajo akoma s'po e shihte. Ndjeu vetëm një dorë të butë që po ja shtrëngonte fort të sajën dhe preku lehtë me buzë një ballë të bardhë të hijeshuar me flokë të bukur gështenjë. Kur e vështroi, mbeti e mahnitur nga bukuria e tij, Anatoli, me gishtin e madh të dorës së djathtë në thilenë e kopsës së uniformës, duke tundur këmbën e majtë ndërsa rëndonte mbi tjetrën, me gjoksin të dalë e me kurrizin pak si të futur, me kryet të anuar, po e vështronte princeshën në heshtje e gjithë gaz; po dukej sheshit që nuk e kish mëndjen tek ajo. Anatoli nuk ish as i shkathët, as i gjallë as i zoti e i mprehtë në të folur; mirëpo kish një cilësi shumë të çmuar në shoqëri: nuk turbullohej në asnjë rast e s'e humbte kurrë pusullën. Në qoftë se një njeri i drojtur hesht në një takim të parë dhe e çfaq në një

[1] Ja Maria!

farë mënyre që e kupton se kjo heshtje është e palezeçme, andaj përpiqet, ndonëse më kot, të gjejë diçka për të thënë, — atëherë ai s'bën figurë të mirë në shoqëri; po Anatoli heshte duke tundur këmbën dhe vërente gjithë gaz formën që u kish dhënë flokëve princesha. Dukej që nuk e kish për gjë të qëndronte kështu në heshtje dhe kush e di për sa kohë pa u turbulluar aspak e pa e prishur hiç terezinë. „Në i vjen rëndë ndokujt nga kjo heshtje, le të flasë, s'e mban njeri, po mua, për vete, s'ma ka ënda të flas", dukej sikur thoshin sytë e tij. Përveç kësaj, Anatoli kishte në qëndrimin e tij diçka që u zgjon grave, më shumë se çdo gjë tjetër, kureshtë, frikë bile dhe dashuri, diçka që tregon një farë krenarie përbuzëse pikërisht sepse e njeh dhe e di epërsinë e vet. Me tërë pamjen e tij, dukej sikur u thosh: „Ju njoh unë se cila jini, ju njoh. Po ç'të merrem kot me ju? Pa juve jua kënda sa më s'ka!" Ndofta nuk i mendonte këto kur takohej me gratë (bile mund të thuhet gati me siguri që nuk i mendonte, se në përgjithësi ai s'e vriste mëndjen e s'para mendohej shumë), po këtë përshtypje të linin mënyrat e të sjellit, qëndrimi dhe pamja e tij. Princesha e ndjeu instinktivisht e, sikur deshte t'i tregonte se as i shkonte ndër mënd të interesohej për 'të, u kthye nga princi plak. Biseda ish e përgjithëshme dhe e gjallë, falë zërit të ëmbël të princeshës vogëloshe dhe buzës së saj të sipërme, hijeshuar me push, që, siç ish e shkurtër, linte të dukeshin dhëmbët e vegjël si ruaza të bardha. Ajo e priti princ Vasilin me atë mënyrën gjithë shaka e të qeshura që përdorin shpesh njerëzit që s'u pushon gjuha, e që janë tërë gaz: Shtiren sikur midis atij dhe një tjetri ka plot gjëra që veç ata të dy i dinë, hedhin e presin romuze që nuk i kuptojnë dot të tjerët se nuk ua dinë fillin, bëjnë sikur kanë në mes të tyre plot gjëra të fshehta, kujtime t'ëmbla të kaluara, kurse në të vërtetë të gjitha këto janë pesë me hiç, sa për t'u dukur në sy të të tjerëve; i tillë ishte pikërisht edhe rasti i princeshës vogëloshe me princ Vasilin.

Princ Vasili iu përgjegj me gjithë qejf këtij toni; princesha e vogël tërhoqi në këtë sferë kujti-

mesh e aventurash komike të paqëna ndonjëherë, edhe Anatolin, të cilin ajo pothuajse nuk e njihte. Edhe zonjushja Buriena merrte pjesë në këto kujtime të përbashkëta; bile edhe princesha Maria e ndjente veten të rrëmbyer nga këto kujtime gazmore.

— Ja, tani, të paktën, do të kënaqemi mirë me shoqërinë tuaj, princ i dashur, — i tha princesha e vogël, doemos frëngjisht, princ Vasilit, — jo si në ato mbrëmjet tona te Aneta, kur ju iknit e na linit gjithmonë; e kujtoni *cette chère Annette?*[1]).

— Sigurisht, po ju nuk do të zini të më flisni për politikë, si Aneta!

— Po ajo tryeza jonë e çajit?

— Oh, posi, posi.

— Po ju pse nuk vinit ndonjëherë te Aneta? — e pyeti Anatolin princesha Liza. — E di, e di, — ja bëri duke i shkelur synë: — vëllaj juaj Ipoliti m'i ka treguar të gjitha trimëritë tuaja. Hëhë! — dhe iu kanos me gisht. — Që në Paris! I di, i di hyrerat tuaja.

— Po ai, Ipoliti, s'të paska thënë gjë? — pyeti princ Vasili të birin, duke kapur dorën e princeshës së vogël si për ta mbajtur se mos i ikte, — s'të paska treguar ai se si tretej nga dashuria për princeshën e mrekullueshme dhe si kjo *le mettait à la porte?*[2]).

— *Oh! C'est la perle des femmes, princesse!*[3]) — i tha princeshës Maria.

Edhe zonjusha Buriena, nga ana e saj, në fjalën „Paris" përfitoi nga rasti e mori pjesë në muhabet duke sjellë edhe ajo kujtimet personale në temën e përgjithëshme.

U hodh e pyeti Anatolin a kish shumë kohë që qe larguar nga Parisi dhe a i kish pëlqyer ky qytet. Anatoli iu përgjegj me gjithë qejf francezes, e me buzë në gaz e pa ia hequr sytë bisedoi me 'të për atdheun e saj. Duke parë Burienan gjithë nur Anatolit iu mbush mëndja aty për aty se edhe këtu në Lisin-Gori nuk do të mërzitej. „S'është për të he-

---

[1]) Atë Anetën e dashur?
[2]) E dëbonte.
[3]) Është xhevahir kjo grua, princeshë.

dhur poshtë" mendonte duke e vërejtur, „s'është aspak për t'u hedhur poshtë kjo *demoiselle de compagnie*[1]). Besoj se do ta marrë pas kur të martohet me mua; *la petite est gentille*"[2]).

Princi plak po vishej mengadalë në dhomën e tij të punës, duke ngrysur vetullat e duke u menduar si të sillej e si të bënte. Vizita e këtyre mysafirëve të paftuar e inatoste. „Ç'janë për mua princ Vasili me të birin? Princ Vasili është një mburravec, një kokëfyl, dhe i biri s'ka kujt t'i ngjasë tjetër përveç t'et", grindej e shfrynte me vete. I qe prishur gjaku sidomos sepse ardhja e këtyre mysafirëve ngrinte në shpirtin e tij një problem të pazgjidhur, që ai e largonte vazhdimisht, — një problem, mbi të cilin princi plak mbyllte sytë duke dashur të gënjente vetëveten. Problemi ishte ky: a do të vendoste dot vallë një ditë që të ndahej nga princesha Maria e t'ja jepte burrit? Princi nuk e shtronte kurrë në mënyrë të prerë këtë problem, duke e ditur fort mirë, që përpara se ta shtronte, se do t'i jepte zgjidhje siç e kërkonte e drejta; mirëpo, në këtë rast, e drejta ish në kundërshtim jo vetëm me ndjenjat e tia, po edhe me gjithë zakonet, me gjithë konditat e jetës së tij. Jeta pa princeshën Maria, megjithse princ Nikolla Andreiçi dukej sikur s'pyeste dhe aqë për 'të, qe e pamundur. „E përse të martohet?" mendonte, „apo që të heqë të zitë e ullirit?! Se, sigurisht, s'ka si të bëhet e lumtur! Ja, Liza u martua me Andrenë; burrë më të mirë as ke ku gjen, e megjithkëtë, a mos është e kënaqur me fatin e saj? Pastaj, e kush do të merrte këtë nga dashuria? E shëmtuar, e plogët, ç'do t'i zilepsë? Do ta marrë sigurisht për pasurinë e që të lidhet me një shtëpi të parë. Sikur s'ka, fundi i fundit, plot vajza që rrinë pa martuar? Dhe janë shum më të lumtura!" Kështu arësyetonte, duke u veshur, princ Nikolla Andreiçi, e megjithkëtë, problemi i shtyrë gjithmonë për më tutje kërkonte një zgjidhje të menjëhershme. Dukej sheshit se princ Vasili e kish sjellë birin me qëllim që t'i kërkonte

---

[1]) Zonjushe shoqërimi.
[2]) Çupë e lezeçme.

vajzën dhe ndofta që atë ditë ose të nesërmen do të desh një përgjigje të prerë. „Natyrisht, emri, pozita që ka në shoqëri janë të përshtatshme. Jo, unë s'jam kundër", thosh me vete princi, „mjaft që ai ta meritojë. Këtë do ta shohim".

E si kurdoherë, hyri me hapa të shpejta e të sigurta në sallon, i mbështolli vetëtimthi që të gjithë me një vështrim, pà se princesha e vogël e kish ndërruar fustanin, vuri re fjongon e Burienas, e formën e shëmtuarë që u kish dhënë flokëve princeshëza Maria, e buzëqeshjet e Burienas e të Anatolit, e veçimin e princeshëzës së tij nga biseda e përgjithëshme. „Është pispillosur si ndonjë budallaçkë!" mendoi duke i hedhur së bijës një sy plot inat. „Si nuk i vjen turp! kurse ai as që pyet fare për 'të!"

Pastaj iu afrua princ Vasilit.

— Mirseardhët, mirseardhët; gëzohem që ju shoh.

— Për një mik të dashur udha s'është kurrë e gjatë, — tha princ Vasili me nxitim si gjithmonë duke folur me një ton të sigurt e familjar. — Ja djali im, i vogli, ju lutem ta doni e të jeni i butë me 'të.

Princ Nikolla Andreiçi i hodhi një sy Anatolit.

— Djalë i hijshëm, djalë i hijshëm! — tha. — Mirë, eja, pra, më puth, — dhe i zgjati faqen.

Anatoli e puthi dhe e vështroi me kurreshtë e pa u tronditur fare, duke pritur tani që plaku të bënte ndonjë nga ato proçkat e tia, si njeri me huqe që ishte, siç i kish thënë i ati.

Princ Nikolla Andreiçi u ul në vendin e tij të zakonshëm në qoshe të kanapesë, afroi një kolltuk për princ Vasilin, i bëri me shënjë që të rrinte, dhe filloi ta pyeste për çështjet dhe të rejat politike. Dukej sikur dëgjonte me vëmëndje fjalët e princ Vasilit, po kohë më kohë ja hidhte sytë princeshës Maria.

— Kështu shkruajnë nga Postdami, hë? — pyeti, duke përsëritur fjalët e fundit të princ Vasilit, e menjëherë u ngrit e iu afrua së bijës.

— Për këta zotërinj më qënke veshur kështu, a? — i shfryu. — E bukur, shumë e bukur, besa! Ti, për mysafirët tanë, më qënke krehur ndryshe

nga herët e tjera, dhe unë ja ku ta them përpara këtyre zotërinjve: që sot e tutje kurrë të mos guxosh të vishesh ndryshe pa lejën time.

— Unë e kam tërë fajin, *mon père*,[1] — tha princeshëza duke u skuqur.

— Ju jini plotësisht e lirë, — tha princ Nikolla Andreiçi, duke hequr zvarrë këmbën pas dyshemesë për t'u përkulur përpara së resë, — po ajo s'ka asnjë arësye të shëmtohet edhe më shumë, mjafton kaqë sa është.

Dhe u ul përsëri në vëndin e tij pa ja hedhur më sytë së bijës, që mënt qante.

— Përkundrazi, kjo formë e flokëve i shkon për bukuri princeshëzës, — ndërhyri princ Vasili.

— Pa na thuaj, ti, princi im i ri,... si quhesh? — pyeti princ Nikolla Andreiçi duke iu kthyer Anatolit; — pa hajde këtu, një herë, të njihemi e të bëjmë pakëz muhabet. —

„Ja, tani po fillon komedia", mendoi Anatoli, dhe shkoi e ndënji pranë princit plak.

— Kështu dé, kështu: ju or mik, jini edukuar përjashta, me sa kam dëgjuar. Jo si unë e si yt atë që mësuam shkrim e këndim nga një prift. Po, pa më thoni, or mik, ju tani shërbeni në kavalerinë e Gardës? — pyeti plaku, duke ja qepur sytë fare nga pranë.

— Jo, kalova në trupat e linjës, — u përgjegj Anatoli, duke e mbajtur me zor të qeshurit.

— Ah, bukuri! Domethënë, or mik, dëshironi t'i shërbeni carit dhe atdheut? Jemi në kohë lufte. Një djalë i shëndoshë kështu si ti duhet të shërbejë, të shërbejë posi... Domethënë, në front, hë?

— Jo, princ, regjimenti ynë është nisur, kurse unë jam caktuar pranë... Pranë kujt jam caktuar, baba? — pyeti t'anë Anatoli, duke ja shkrepur gazit.

— Shërbeka bukur, besa! S'ke ç'i thua! „Pranë kujt jam caktuar!", Ha, ha, ha! — qeshi princ Nikolla Andreiçi.

Anatoli qeshi ca më shumë. Befas princ Nikolla Andreiçi ngrysi vetullat.

— Mirë, pra, shko tani, — i tha Anatolit.

---

[1] Baba.

Anatoli, me buzë në gaz, shkoi pranë zonjave.

— Dhe ti e dërgove jashtë të merrte edukatë, princ Vasil, hë? — pyeti princi plak.

— Bëra sa munda; dhe mund të them se edukata e atjeshme është shumë më e mirë nga kjo e jona.

— Po, sot ka ndërruar devra, të gjithë bëjnë sipas modës së re. Është djalë i lezetshëm! Po, i lezetshëm! Haj, pra, shkojmë në studion time. —

E zuri princ Vasilin për krahu dhe e çoi në dhomën e tij të punës.

Me të zënë vënd aty të dy vetëm, princ Vasili i tregoi princit përse kish ardhur duke i çfaqur dëshirën dhe shpresat e tia.

— E ç'kujton ti? — tha gjithë vrer princi plak. — Kujton se nuk e le unë? — Kujton se s'ndahem dot prej saj? Mbase kështu thonë bota! — vazhdoi i inatosur. — Për mua, që nesër! Vetëm këtë të them, se dua ta njoh më mirë dhëndrin. Ti e di si e kam unë: çdo gjë me karta të hapura! Nesër do ta pyes përpara teje do apo s'do; neqoftëse ajo pranon, ai mund të qëndrojë ca kohë këtu. Të rrijë, se dua ta njoh më mirë... — Princi turfulloi. — Aq më bën, le të martohet, njësoj është për mua, — briti me një zë të mprehtë e të hollë, siç kish britur kur qe ndarë me të birin.

— Do t'ju flas hapur, — tha princ Vasili me tonin e një njeriu dinak që e sheh se s'ja del dot me dredhi. — Juve s'ju fsheh dot gjë njeriu. Anatoli nuk është ndonjë gjeni, po është një djalosh i ndershëm e zemërbadhë, dhe një bir shumë i mirë.

— Po, po, mirë do ta shohim. —

Siç u qëllon gjithënjë grave që kanë jetuar për një kohë të gjatë pa shoqërinë e burrave, të tri femrat që rronin në shtëpi të princit plak, tani me ardhjen e Anatolit, ndjenë që të gjitha njësoj se jeta e tyre gjer asaj dite s'kish qënë jetë e vërtetë. Ndjenin se forca e mendimit, e ndjenjës dhe e veprimit u qe dhjetëfishuar, dhe se jeta e tyre, që gjer atëhere e kishin shkuar në t'errët, u ndriçua befas nga një dritë e re, plot kuptim e gjallëri.

Princeshëza Maria e harroi fare fytyrën e saj të shëmtuar dhe formën që u kish dhënë flokëve. Tërë

vëmëndjen ja kish rrëmbyer fytyra e bukur dhe e çiltër e djaloshit, që ndofta do të bëhej burri i saj. I dukej zemërbardhë, trim, njeri i fortë, me vullnet e shpirtmadh. Ish e bindur se ai ish i pajisur me të gjitha këto virtyte. Fantazia i krijonte pareshtur me mijëra endra rreth jetës së saj të ardhme familjare; po ajo mundohej t'i largonte e t'i fshihte thellë në zemër.

„Mos po sillem shumë e ftohtë me 'të?" thosh me mëndje të saj. „Unë përpiqem ta mbaj veten se e ndjej në shpirt që ai po më rrëmben; mirëpo ai nuk e di se ç'mendoj unë, dhe mund të kujtojë se vallë e pëlqej".

Dhe princeshëza Maria përpiqej, po nuk dinte, si të tregohej e dashur me mysafirin e ri. „*La pauvre fille! Elle est diablement laide*"[1]), mendonte Anatoli.

Zonjusha Buriena, e eksituar dhe kjo në kulm nga ardhja e Anatolit, kish të tjera mendime. Sigurisht, bukuroshja e re, pa një pozitë të caktuar në shoqëri, pa njerëz, pa miq, e bile pa atdhe, s'kish aspak ndër mënd ta shkonte jetën në shërbim të princ Nikolla Andreiçit me leximin që i bënte me zë të lartë dhe me miqësinë për princeshëzën Maria. Zonjusha Buriena priste prej kohe atë princin rus që, me ta parë, do ta çmonte më shumë se gjithë princeshëzat ruse pa lezet, të ngrira e të veshura keq, që do ta dashuronte e do ta rrëmbente; dhe ja ku më në fund ai princ rus kishte ardhur! Zonjusha Buriena kish ndër mënd një histori, dëgjuar nga një tetua e saj e që ajo vetë e kish plotësuar duke i gjetur një fund të bukur e tani i pëlqente ta përsëriste kur e kur me fantazi. Ish historia e një vajze të gënjyer, së cilës i çfaqej në ëndër e shkreta nënë, *sa pauvre mère*[2]) dhe e qërtonte pse i qe dorëzuar një burri pa martesë. Shpesh herë, zonjusha Buriena mallëngjehej sa qante, duke ja treguar me mëndje të saj këtë histori, atij, ngashnjenjësit. Po tani *ky* ngashnjenjës, një princ i vërtetë rus, ja ku u çfaq. Ai do ta rrëmbente, pastaj do të dilte në

---

[1]) E shkreta vajzë! Sa e shëmtuar që është!
[2]) E shkreta nënë.

skenë *ma pauvre mère*[1]) dhe ai do ta merrte për grua. Kështu po thurej në mëndje të zonjushes Buriena tërë romani i saj i ardhshëm, ndërsa ajo po bisedonte për Parizin me Anatolin. Zonjushja Buriena nuk udhëhiqej nga ndonjë llogari (ajo nuk mendohej as një çast se ç'duhej të bënte), po të gjitha këto gjëra ishin prej shumë kohe në kokë të saj, dhe tani vetëm përqëndroheshin rreth Anatolit, të cilit dëshironte dhe përpiqej që t'i pëlqente sa më shumë.

Sa për princeshën vogëloshe, si ai kali i vjetër i luftës, që, megjithë moshën, ngreh veshët instinktivisht kur dëgjon zërin e trumpetës, po gatitej të dridhte vallen e nazeve, pa ndonjë prapamendim; po ashtu vetvetiu nga një gëzim naiv e i çkujdesur.

Megjithëse Anatoli, kur ndodhej në një rreth femrash, merrte zakonisht qëndrimin e një njeriu që është mërzitur nga përkëdheljet e grave, ndjente tani një kënaqësi krenare duke vënë re pushtetin e tij mbi këto të tria. Përveç kësaj, duke parë Burienan e bukur e provokonjëse, po i ndizej gjaku nga ai epshi i zjarrtë e i egër që e pushtonte me një shpejtësi të jashtëzakonshme dhe e shtynte të sillej si i krisur e të bënte marrëzirat më të mëdha.

Pas çajit, kaluan në sallonin e kanapeve dhe iu lutën princeshës Maria që t'i binte pjanos. Anatoli u mbështet në brylet, përpara saj, pranë zonjushes Buriena, dhe sytë e tij të qeshur e të gëzuar vështronin princeshën Maria. Princeshëza e ndjente këtë vështrim mbi veten e saj me një mallëngjim e tronditje të lumtur e drithtëronjëse. Sonata e saj e preferuar po e rrëmbente në botën poetike më intime dhe ai vështrim që ndjente mbi vete i jepte asaj bote të mrekullimshme një poezi edhe më të madhe. Vështrimi i Anatolit, ndonëse i mbërthyer mbi princeshën Maria, ish i qeshur e i gëzuar se interesohej për tjetër gjë: ai e kish mëndjen vetëm në lëvizjet e këmbës së zonjushes Buriena, që ai po e çikte në atë çast me këmbën e tij aty nën pjano. Edhe zonjushja Buriena shikonte princeshëzën, e cila lexonte edhe në sytë e asaj një shprehje të re gëzimi të ndrojtur e shprese.

[1]) E shkreta nënë.

„Më do me gjithë zemër!" mendonte princesha Maria. „Sa e lumtur që jam tani, e sa e lumtur do të jem me një mike si këtë e me një burrë të tillë! Po a do të bëhet vërtet burri im?" thosh me vete pa guxuar të ngrinte sytë e ta vështronte, e duke ndjerë gjithmonë atë vështrim mbi veten e saj.

Në mbrëmje, pas darke, kur u ndanë, Anatoli i puthi dorën princeshëzës. As ajo nuk e dinte si e mori atë guxim, po e vështroi drejt dhe hapur fytyrën e bukur që po u afrohej syve të saj dritëshkurtër. Si i puthi dorën, Anatoli u përkul mbi dorën e zonjushes Buriena (kjo sjellje ish pa vënd e fare pa lezet, po ai i bënte të gjitha serbes e pa e prishur terezinë) dhe zonjushja Buriena u skuq u bë flakë në fytyrë dhe vështroi e trëmbur princeshëzën.

„*Quelle délicatesse*",[1]) mendoi princeshëza. „Si është e mundur që Amelia (ishte emri i zonjushës Buriena) të besojë se mund të bëhem xheloze e të mos e çmoj dashurinë dhe besnikërinë e saj ndaj meje". Iu afrua zonjushes Buriena dhe e përqafoi me dhëmshuri. Anatoli u përkul mbi dorën e princeshës së vogël.

— *Non, non, non! Quand votre père m'écrira main à baiser, avant*[2]), — E duke iu kërcënuar me gisht dolli nga dhoma, me buzë në gaz.

## V

— Që të gjithë u ndanë, dhe, përveç Anatolit, që e zuri gjumi me të rënë në shtrat, asnjeri s'mundi të mbyllte sy asaj nate për orë e orë me radhë.

„A është e mundur që të bëhet burri im ai djalosh i huaj, i bukur, zemërmirë; sidomos zemërmirë?", mendonte princeshëza Maria, dhe i hyri frika, një frikë që nuk e kish ndjerë kurrë pothuaj. Kish frikë të vështronte rrotull; i dukej sikur dikush do

---

[1]) Sa e sjellë!

[2]) Jo, jo, jo! Kur të më shkruajë ati juaj se ju silleni mirë, ahere do t'ju le të më puthni dorën. Jo më parë.

të që fshehur atje prapa perdes, në çipin e errët. Ky dikush ishte ai, djali, dhe ishte ai, djaloshi me ballë të bardhë, me vetulla të zeza e me buzët si qershi.

I ra ziles që të vinte kamerjera dhe iu lut që të flinte edhe ajo aty në dhomën e saj.

Zonjushja Buriena, atë mbrëma, shëtiti një copë herë në kopshtin e dimrit, duke pritur më kot që të vinte dikush, dhe herë i buzëqeshte dikujt, herë mallëngjehej gjer në lotë nga fjalët e përfytyruara të *la pauvre mère*[1], që e qërtonte se ish gënjyer e kish rënë në mëkatë.

Princesha e vogël i shfrynte kamerjeres se s'ja kish bërë mirë shtratin. Nuk rrinte dot shtrirë as më krah, as më shpinë, as përmbys. E ndjente veten të rëndë e s'gjente dot rahat me asnjë mënyrë. Ish rënduar shumë nga barra, po pikërisht sot e ndjente veten më të rëndë se kurrë, sepse prania e Anatolit i kish sjellë ndër mënd një kohë tjetër kur nuk ish në këtë gjëndje e kur jeta i dukej e lehtë, e e bukur, shend e verë. Ish ulur në një kolltuk me këmishën e natës e me skufën në kokë. Me sy të përgjumur e me gërshet të çpleksur, Katja po e shkundte e kthente për të tretën herë dushekun, duke murmuritur nëpër dhëmbë.

— Të thashë, të shkretën, që donte regulluar, se është tërë xhongla e kombe që të vrasin, — përsëriste princesha vogëloshe, — edhe unë atë doja, të flija rahat, po kur nuk është shtrati për të qënë.... unë s'të kam ndonjë faj. — I dridhej zëri si ndonjë fëmije që është gati për të qarë.

Edhe princi plak s'po flinte. Tihoni e ndjente nëpër gjumë që po ecte nëpër dhomë tërë inat e duke shkrofëtitur. Princit plak i dukej sikur e kishin fyer; dhe kjo fyerje ish akoma më e rëndë se nuk ja kishin bërë atij drejtë për drejt, po një persone tjetër, ja kishin bërë së bijës, që ai e donte më tepër se veten. Me mëndje të tij ai thosh se do ta peshonte e do ta studjonte mirë punën dhe do të vendoste të bënte ashtu si ja donte nderi dhe detyra, po në të vërtet ai s'po bënte tjetër veçse inatosej përherë e më tepër.

---

[1]) Së shkretës nënë.

„Me të dëgjuar se vjen i pari bukurosh që qëlloi, ajo harron të jatin e çdo gjë tjetër dhe shkon e më pispilloset e më krihet e më kaperdiset sa të thuash se nuk është ajo. Gëzohet se do të ndahet nga i ati! Dhe e dinte që mua s'kish si të mos më binte në sy... Frr ... frr. . . frr... Sikur s'e shoh unë që ai guaku s'ja heq sytë Burienas (do zbuar ajo!). Si s'ka një çikë krenari, xhanëm, sa të kuptojë kaqë gjë! Në mos për vete — se ajo s'ka pikë krenarie — të paktën për mua. I do thënë që ai viç as mendon fare për 'të, Po shikon vetëm Burienan. Ajo s'të ka as pikë krenarie! . . . I do thënë që ta marrë vesh! . . .

Princi plak e dinte që, duke i thënë së bijës se gënjehej, se Anatoli po i vardisej Burienas, do ta prekte keq në sedër dhe kështu do t'ja arrinte qëllimit të tij, domethënë nuk do të ndahej nga e bija. Duke menduar kështu, sikur u qetua. Thirri Tihonin dhe zuri të xhvishej.

„Ku në djall vajtën dhe e suallën kokën këtu!" mendonte; ndërsa Tihoni ja vishte me një këmishë nate trupin e thatë e të plakur me lesh të thinjur në kraharor. — Nuk i grishi njeri, dé! Erdhën sa për të më prishur gjakun, sa për të më nxirë ditët e pleqërisë, ditët e fundit të jetës sime".

— Në djall të venë! — tha, ndërsa e kish kokën akoma të mbuluar nga këmisha.

Tihoni e dinte që princi e kish zakon t'i shprehte nganjëherë me zë të lartë mendimet e tia, e prandaj i bëri ballë me një fytyrë të patronditur vështrimit për gjysmë pyetës e për gjysmë të xhindosur të fytyrës që dilte pjesërisht nga këmisha.

— Ranë? — pyeti princi.

Tihoni, si gjithë kamerjerët e mirë, e dinte instinktivisht drejtimin e mendimeve të të zot. E mori me mënd se ishte fjala për princ Vasilin me të birin.

— Ranë, dhe e shuan dritën, shkëlqesi!

— E tepërt, e tepërt . . . — tha me nxitim princi e, si futi këmbët në pantoflet dhe krahët në robdëshambrën, u drejtua nga kanapeja ku binte e flinte.

Megjithse Anatoli me zonjushen Buriena nuk kishin thënë asgjë me fjalë të qarta, ishin kuptuar fare mirë përsa i përket pjesës së parë të romanit; gjersa dilte në skenë *la pauvre mère*[1]; u kuptuan që kishin shumë gjëra për të thënë fshehurazi, prandaj që në mëngjez u përpoqën të gjenin rastin e të takoheshin të dy pa njeri tjetër pranë. Në çastin kur princeshëza po shkonte në orën e caktuar si zakonisht tek i ati, zonjusha Buriena u takua me Anatolin në kopshtin e dimrit.

Asaj dite princesha Maria po i afrohej derës së studios me një tronditje të jashtëzakonshme. I dukej sikur të gjithë e dinin jo vetëm që asaj dite po vendosej fati i saj, po edhe se çfarë mendonte ajo me mëndje të saj. Ajo i lexonte këto mendime në fytyrën e Tihonit dhe fytyrën e shërbëtorit të princ Vasilit që, tek i shpinte të zot ujë të ngrohtë, e takoi në koridor dhe e përshëndeti duke u përkulur gjer përdhe.

Atë mëngjes princi plak u tregua jashtëzakonisht i dashur e i sjellë me të bijën. Atë shprehje të ëmbël mirëdashjeje e njihte mirë princesha Maria: çfaqej në fytyrën e t'et në ato çaste kur ai shtrëngonte grushtat nga marazi sepse princesha Maria s'i hynte dot brënda ndonjë problemi aritmetike, e, duke u çuar, largohej prej saj e me zë të ulët i përsëriste disa herë me radhë gjithë po ato fjalë.

Befas princi e hapi fjalën duke filluar t'i fliste me „ju".

— Më kanë bërë një propozim për juve, — tha duke buzëqeshur me pahir. — Besoj se e kini kuptuar, — vazhdoi, — që princ Vasili s'ka ardhur këtu e s'e ka sjellë nxënësin e tij (kush e di pse princ Nikolla Andreiçi, duke përmëndur Anatolin, e quante nxënës) se e mori malli për mua. Dje më bënë një propozim për juve. Ju i dini parimet e mia; prandaj ju thirra që ta vendosni vetë.

— Si duhet t'ju kuptoj, *mon père*[2]? — pyeti princeshëza, që i binin fytyra, fytyra.

[1] E shkreta nënë.
[2] Baba. . .

— Si të më kuptosh! — briti me inat i ati. — Princ Vasilit i paske hyrë në qejf që të të bëjë nuse të djalit dhe erdhi e të kërkon në emër të nxënësit të tij. Ja kështu duhet të më kuptosh. Unë tani po të pyes ty.

— Unë nuk e di se ç'mendoni ju, *mon père*, — belbëzoi princesha me zë të dobët sa mezi u ndje.

— Unë? Unë? Ç'hyj unë në këtë mes? Mua lemëni mënjanë. S'martohem unë, dé! Ju, ju ç'mendoni. Këtu është puna, dhe këtë duam të dimë.

Princeshëza e shihte se i ati nuk e priste mirë kët propozim, po në atë çast i shkoi ndër mënd se fati i saj o do të vendosej tani o kurrë. Uli sytë përdhe që të mos e shihte atë vështrim, përpara të cilit e ndjente se nuk do të mund të mendonte po vetëm do të bindej si zakonisht, dhe tha:

— Unë dëshiroj vetëm një gjë: të bëj sipas vullnetit tuaj, po në u dashtë që të çfaq dëshirën time... —

Nuk e mbaroi dot fjalën. Princi e ndërpreu.

— Bukuri! — gërthiti. — Ai do të të marrë me prikën që ke, e do të marrë njëkohësisht edhe zonjushen Buriena. Atë do ta ketë si grua, dhe ty... —

Princi nuk vazhdoi më tutje. I ra në sy përshtypja që i bënin së bijës këto fjalë. Ajo kish ulur kokën e mënt qante.

— Hajde, hajde, se qesha unë, bëra shaka, — tha. — Duhet ta dish, princeshë, se unë jam i mendimit që vajza ka plotësisht të drejtë të zgjedhë. Prandaj unë po të le krejtësisht të lirë. Po mos harro një gjë. Nga vendimi yt varet lumturia e jetës sate. Për mua është e kotë të flasim.

— Po unë nuk di... *mon père*[1].)

— Është e kotë të flasim! Deri sa atij i kanë dhënë një urdhër, ai do të bëjë ashtu si thonë, do të të marrë ty ashtu siç do të merrte këdo tjetër që t'i thoshin; po ti je e lirë të zgjedhësh... të bësh si të të duket më mirë... Shko në dhomë, mendoju, dhe pas një ore eja këtu dhe përgjigju në sy të tij; po ose jo. E di, do zësh të falesh. Mirë,

[1]) Baba.

pse jo? Falu. Po më mirë mendoju, dëgjomë mua.. Shko. Po ose jo, po ose jo, po ose jo! — po bërtiste akoma, ndërsa princesha si në një mjegull, duke u lëkundur, po dilte nga studioja.

Fati i saj ish vendosur, vendosur si jo më mirë. Po ajo fjalë që kish thënë i ati për zonjushen Buriena, ai romuz, të tmeronte. Veç të mendoje se ish gënjeshtër; po prapë ish e tmershme; nuk i hiqej nga mëndja. Po ecte drejt përpara përmes kopshtit të dimrit, pa parë e pa dëgjuar gjë, kur befas erdhi në vete e u drodh se i zuri veshi një pëshpëritje, një zë të njohur, zërin e zonjushes Buriena. Ngriti sytë dhe pà dy hapa më tutje Anatolin që po përqafonte zonjushen Buriena e diç i pëshpëriste. Me një shprehje tmeri në fytyrën e tij të bukur, u kthye nga princesha Maria dhe, në çastin e parë, nuk e lëshoi mezin e zonjushes Buriena, që nuk e shihte princeshëzën.

„Kush është aty! Përse? Prisni!" dukej sikur thosh fytyra e Anatolit. Princeshëza Maria i vështronte pa nxjerrë asnjë fjalën nga goja. Nuk arrinte dot të kuptonte atë që i shihnin sytë. Më në fund zonjushja Buriena lëshoi një klithmë dhe iku me vrap. Anatoli, me një buzëqeshje të gëzuar, u përkul përpara princeshëzës Maria, sikur e ftonte të qeshte për këtë rast të çuditshëm dhe, duke ngritur supet, u drejtua nga dera që çonte në apartamentin e tij.

Pas një ore Tihoni erdhi e thirri princeshëzën. Iu lut të shkonte te princi, i ati, dhe i tha se atje ndodhej edhe princ Vasili. Princeshëza në atë çast ish ulur në kanapet në dhomën e saj dhe po mbante në krahë zonjushen Buriena mbytur në lot. Princeshëza Maria po i lëmonte lehtë flokët. Sytë e saj të bukur e të qetë, me tërë shkëlqimin që kishin pasur gjithmonë, po vështronin me dashuri e dhëmshuri të thellë fytyrëzën gjithë nur të zonjushes Buriena.

— *Non, princesse, je suis perdue pour toujours dans votre coeur*[1]*)*, — thoshte zonjusha Buriena.

---

[1]) Jo, princeshë, tani ju dolla nga zemra për gjithmonë.

— *Pourquoi? Je vous aime plus que jamais,* — përgjigjej princeshëza Maria, — *et je têcherai de faire tout ce qui est en mon pouvoir pour votre bonheur*[1]).

— *Mais vous me méprisez, vous si pure; vous ne comprendez jamais cet égarement de la passion. Ah, ce n'est que ma pauvre mère...*[2])

— *Je comprends tout*[3]), — përgjegjej princezësha Maria, me një buzëqeshje të trishtuar. — Qetësojuni, mikja ime. Unë po shkoj tek im atë, — tha, dhe dolli.

Kur hyri princesha Maria, princ Vasili ish ulur e po rrinte këmbë mbi këmbë, me kutinë e burrnotit në dorë, me buzëqeshjen e një njeriu që është duke pritur diçka, dhe dukej shumë i tronditur; hoqi me nxitim një çikë tabako, sikur kish frikë se mos e humbte toruan.

— *Ah, ma bonne, ma bonne,* — tha duke u çuar dhe ja mori të dy duart. Psherëtiu dhe shtoi: — *Le sort de mon fils est en vos mains. Décidez, ma bonne, ma chère, ma douce Marie, que j'ai toujours aimée comme ma fille*[4]). —

Ktheu kryet mënjanë sepse me të vërtet iu përlotën sytë.

— Frr... frr... — trufullonte princ Nikolla Andreiçi.

— Princi, në emër të nxënësit të tij... të të birit... të kërkon për nuse të djalit. Do apo s'do të jesh e shoqja e princ Anatol Kuraginit? Përgjigju: po ose jo, — briti, — e pastaj unë ruaj të drejtën të them edhe opinionin tim. Po, opinionin tim dhe vetëm opinionin tim, — shtoi duke iu kthyer princ Vasilit që t'i përgjigjej një shprehjeje lutëse të tij. — Po ose jo?

— Dëshira ime, *mon père*[5]), është që të mos ju le kurrë, të mos e ndaj kurrë jetën time nga juaja.

---

[1]) Përse? Ju dua më shumë se kurdoherë e do të përpiqem të bëj çmos për lumtërinë tuaj.

[2]) Po ju që jini kaq e dlirë sigurisht që më përbuzni; ju nuk do ta kuptoni dot kurrë këtë çmënduri të paslonit. Ah, vetëm e shkreta nënë...

[3]) Të gjitha i kuptoj.

[4]) Ah, shpirtja ime, shpirtja ime. Fati i tim biri është në duart tuaja. Vendosi, shpirtja ime, xhania ime, Maria ime e ëmbël, që ju kam dashur gjithënjë si çupën time.

[5]) Baba.

Unë s'dua të martohem — tha ajo me një ton të prerë, duke parë me sytë e saj të bukr princ Vasilin dhe atin e saj.

— Gjepura, marrëzira! Gjepura, gjepura, gjepura! — gërthiti princ Nikolla Andreiçi duke rrudhur fytyrën; mori të bijën për dore, e përkuli nga ana e tij dhe nuk e puthi po vetëm uli ballin mbi të sajin gjersa e çiku dhe ja shtrëngoi dorën aq fort sa që ajo rrudhi fytyrën e lëshoi një klithmë.

Princ Vasili u çua.

— *Ma chère, je vous dirai que c'est un moment que je n'oublierai jamais jamais, mais, ma bonne, est-ce que vous ne nous donnerez pas un peu d'espérance de toucher ce coeur si bon, si généreux. Dites que peut-être... L'avenir est si grand. Dites: peut-être*[1].

— Princ, thashë atë që më thotë zemra. Ju falënderoj për nderin që më bëtë, po s'kam për të qënë kurrë e shoqja e djalit tuaj.

— E po, kështu, kjo punë mori fund, i dashur. Gëzohem shumë më që të pashë. Shko në dhomën tënde, princeshëzë, shko, — tha princi plak — gëzohem shumë, shumë, që të pashë, — përsëriti duke e pushtuar princ Vasilin.

„Për tjetër gjë jam lindur unë", thosh me vete princeshëza Maria: „misioni im është të jem e lumtur me lumtërinë e të tjerëve, me lumturinë e dashurisë së sakrificës. Sado shtrenjtë që të më kushtojë, do të bëj çmos për lumtërinë e Amelisë së varfër. Ajo e dashuron si e çmendur. Dhe sa e penduar që dukej! Do të bëj çmos që ajo të mund të martohet me 'të. Në qoftë se ai nuk është i pasur, unë do t'i jap kësaj prikë, do t'i kërkoj babajt, do t'i kërkoj Andresë. Do ta ndjej veten shumë të lumtur kur të shoh që ajo të bëhet e shoqja e tij. Sa pa fat është e mjera, e huaj, fill e vetëme, pa njeri e pa mbështetje! Sa shumë e do, o Perëndi! Aq e do, sa arriti ta humbë mëndjen e ta lëshojë veten gjer në atë pikë... Mbase kështu

---

[1] Shpirtja ime, do t'ju them se nuk do ta harroj kurrë këtë çast, kurrë; por, xhania ime, nuk do të na lini një çikë shpresë se mund të preket zemra juaj aq e mirë, aq bujare? Thoni që mbase... Ka Perëndia... Thoni: mbase.

do të bëja edhe unë sikur të isha në vënd të saj! ..." thosh me vete princeshëza Maria.

## VI

Për një kohë të gjatë Rostovët s'kishin marrë lajm nga Nikolla; vetëm aty nga mezi i dimrit, kontit i suallën një letër që, siç e njohu menjëherë nga shkrimi i zarfit, ishte nga i biri. Pa e marrë mirë, konti, me frikë e me padurim, duke u përpjekur të mos e shihnin, u drejtua në majë të këmbëve në studion e tij, mbylli derën dhe zuri ta lexonte. Ana Mihaillovna, si mori vesh për letrën, ashtu siç merrte vesh për çdo gjë që bëhej në shtëpi, hyri pa bërë zhurmë në kabinetin e kontit dhe e gjeti me letrën në duar, duke qarë e duke qeshur njëkohësisht.

Megjithëse tani punët e saja ishin rregulluar, Ana Mihaillovna vazhdonte të rrinte në shtëpi të Rostovëve.

— *Mon bon ami?*[1] — tha Ana Mihaillovna me një ton gjysmë pyetës, gjysmë të trishtuar, gati për të çfaqur dhëmshurinë e saj në çdo rast.

Konti u zhgreh në vaj edhe më shumë.

— Nikollushka... letër... plagosur... *ma chère*[2]... është plagosur!... Vogëloshi im... konteshka... është graduar oficer... Lavdi Zotit... Si t'ja themi konteshkës?...

Ana Mihaillovna i ndenji pranë, ja fshiu me shami lotët nga sytë, fshiu ato që kishin lagur letrën, fshiu dhe lotët e saj, lexoi, e qetësoi dhe vendosi se përpara drekës dhe çajit do ta përgatiste konteshën, kështu që, pas çajit, do t'ja thosh të gjitha me ndihmën e Zotit.

Gjatë drekës Ana Mihaillovna foli për lajmet rreth luftës, për Nikollën; pyeti dy herë se kur e kishin marrë letrën e fundit, sidoqë e dinte fare mirë se kur, dhe e hodhi fjalën se mbase mund të merrnin ndonjë letër edhe asaj dite. Sa herë që kontesha fillonte të shqetësohej nga këto fjalë e të

---

[1]) Miku im i dashur.
[2]) Mikja ime.

shikonte me ankth herë kontin, herë Ana Mihaillovnën, kjo e fundit e ndryshonte menjëherë muhabetin në një mënyrë krejt të natyrëshme që nuk zgjonte asnjë dyshim. Natasha, që i rrëmbente më shpejt e më mirë nga gjithë njerëzit e tjerë të shtëpisë nuancat e zërit, të vështrimit e të shprehjes qysh në fillim të drekës kish ngritur veshët dhe e nuhati se midis të jatit dhe Ana Mihaillovnës kish diçka, diçka në lidhje me Nikollën, e se Ana Mihaillovna po e përgatiste mamanë.Megjithëse ishte e hedhur. (Natasha e dinte se sa e ndieshme ish e ëma e si e priste zemër të drithtëruar çdo lajm nga Nikolla), s'ja mbajti të pyeste sa kohë që ishin në tryezë; nga shqetësimi s'vuri gjë në gojë dhe lëvizte pareshtur në karrige, pa ua vënë veshin fare qërtimeve të guvernantes. Kur u ngritën nga tryeza u derdh të zinte Ana Mihaillovnën dhe në sallonin e kanapeve, me tërë hovin e saj, i hodhi duart në qafë.

— Tetkë e dashur, shpirte, thomëni, si është puna?

— S'di gjë, moj çupë.

— Jo, jo, xhania ime, shpirt, zemër, thomëni, aman të keqen, unë s'ju ndahem. E di që ju diçka dini.

Ana Mihaillovna tundi kokën.

— *Vous êtes une fine mouche, mon enfant!*[1]) — i tha.

— Ndonjë letër nga Nikollushka? Sigurisht! — thirri Natasha, duke lexuar një përgjigje pohonjëse në fytyrën e Ana Mihaillovnës.

— Po, aman, ki mëndjen: ti e di që po e dëgjoi mamaja jote është njësoi si t'i bjerë rrufeja.

— Mirë, mirë, po tregomani. S'ma tregoni? Ahere po sulem t'ja them. —

Ana Mihaillovna ja tregoi Natashës me pak fjalë përmbajtjen e letrës, me kusht që të mos i thosh njeriu me asnjë mënyrë.

— Për fjalë të nderit, — tha Natasha, duke bërë kryq, — asnjeriu s'do t'i them! — dhe menjëherë shkoi me vrap te Sonja.

---

[1]) Ah, sa e zgjuar që je, moj çupë.

— Nikolla... plagosur... erdhi letër... — tha me zë të gëzuar e duke u mbajtur rëndë.

— Nikolla! — tha Sonja, dhe u bë dyllë në fytyrë.

Duke parë përshtypjen që i bëri Sonjës lajmi se Nikolla ish plagosur, Natasha e kuptoi, për të parën herë, anën e hidhur të lajmit; iu derdh së kushërirës, e pushtoi dhe u zhgreh në vaj.

— Është plagosur një çikë, po u gradua oficer; tani është mirë, e ka shkruar letrën me dorën e tij, — i thosh duke qarë.

— Ama ju femrat, që të gjitha qaranike jini, — tha Petja, duke ecur nëpër dhomë me hapa të gjata, plot vendosmëri. — Unë gëzohen shumë, me të vërtet, gëzohem pa masë që Nikolla u shqua në një mënyrë të tillë. Ju, që të gjitha, vetëm të qani dini! S'kuptoni asgjë! —

Natasha buzëqeshi përmes lotëve.

— Nuk e lexove letrën? — e pyeti Sonja.

— Nuk e lexova, po Ana Mihaillovna më tha se tani u shërua dhe është bërë oficer.

— Lavdi Zotit, tha Sonja, duke bërë kryq. — Po mos të ka gënjyer? Shkojmë te mamaja. —

Petja, pa folur, po, ecte nëpër dhomë.

— Po të isha unë në vënd të Nikollës, do të vrisja edhe më shumë nga ata francezët, — tha: — sa të fëlliqur që janë! Do kisha vrarë një tok të madh sa mezi të numuroheshin, — vazhdoi Petja.

— Pusho, mor Petja, sa budalla që je!...

— S'jam unë budalla, budallaçka jini ju që qani për asgjë, — u përgjegj Petja.

— Të kujtohet? — pyeti befas Natasha, si heshti një çast.

Sonja buzëqeshi. — A më kujtohet Nikolla?

— Jo, Sonja; dua të them a të kujtohet mirë, me të gjithë tiparet? — ja bëri Natasha me një gjest të ngadalshëm, duke dashur siç dukej t'u jepte fjalëve të saj një kuptim më të gjerë e më të thellë. — Edhe mua më kujtohet Nikolenka, kurse Borisi s'më kujtohet fare...

— Si? Nuk të kujtohet Borisi? — pyeti Sonja, e çuditur.

— Më kujtohet për të kujtuar, po nuk e kam në mëndje ashtu të gjallë si Nikollën. Nikollën, po të mbyll sytë, e shoh, ja, sikur e kam përpara. Kurse Borisin jo, — vazhdoi si mbylli sytë, — ja nuk shoh gjë!

— Ah, Natasha, — tha Sonja, duke e parë të kushërirën me një shprehje entusiaste dhe solemne në fytyrë sikur ajo i dukej e padenjë që të dëgjonte ç'kish ndër mënd të thoshte, e sikur po fliste me një njeri tjetër, me të cilin nuk bëhej shaka. — Unë ja kam dhënë zemrën për gjithmonë tyt vëllaj dhe sido që të vijë puna e çfardo që të ngjasë, unë do ta dashuroj, sa të jem gjallë. —

Natasha e vështronte e çuditur, me sy plot kureshtë dhe s'bënte zë. E ndjente se ish e vërtetë ajo që thosh Sonja, si dashuria për të cilën fliste Sonja ekzistonte; po një dashuri të tillë ajo s'e kish provuar ndonjëherë. E besonte që ka dashuri të atillë, po nuk e kuptonte dot.

— Do t'i shkruash? — e pyeti.

Sonja ra në mendime. Kjo pyetje, si t'i shkruante Nikollës, dhe a duhej t'i shkruante, e në ç'mënyrë t'i shkruante, e mundonte. Tani që ai ish bërë oficer dhe hero i plagosur po vriste mëndjen të dinte a ishte mirë nga ana e saj që t'i fliste për vete, dhe kështu, me një farë mënyre, t'i kujtonte detyrimin që kish marrë kundrejt saj.

— S'di; mendoj se po të më shkruajë, do t'i shkruaj edhe unë, — u përgjegj duke u skuqur.

— Po nuk të vjen turp që t'i shkruash? —

Sonja buzëqeshi.

— Jo.

— Mua do më vinte turp t'i shkruaja Borisit, dhe s'kam për t'i shkruar.

— Po pse të të vijë turp?

— Hiç, ku di unë. Më vjen rëndë, më vjen turp.

— Unë e di pse i vjen turp, — tha Petja, i fyer nga fjala që i kish thënë Natasha aty më parë: — se ka hedhur dashuri pas atij të trashit me syze (kështu e quante Petja adashin e tij, kontin e ri Bezuhov); dhe tani dashuron atë këngëtorin (Petja e kish fjalën për një italjan, mësonjës i kantos i Natashës); prandaj ka turp.

— Sa budalla që je, — i shfryu Natasha.

— Jo më shumë se ti, moj shpirte, — iu përgjegj dhjetëvjeçari Petja, pikërisht me tonin e një koloneli plak.

Kontesha ish përgatitur nga fjalët që kish hedhur Ana Mihaillovna në tryezë. Me të shkuar në dhomën e saj, u ul në kolltuk dhe s'po i hiqte sytë nga portreti në miniaturë i të birit që ish ngjitur në kutinë e burrnotit, dhe sytë iu mbushën me lot. Ana Mihaillovna, me letrën në dorë, në majë të këmbëve, iu afrua dhomës së konteshës dhe u ndal.

— Mos hyni, — i tha kontit plak që po e ndiqte prapa: — pastaj, — dhe e mbylli derën si hyri brënda.

Konti mbështeti kryet në vrimën e kyçit dhe mbajti vesh.

Në fillim dëgjoi një tingull fjalësh pa rëndësi, pastaj vetëm zërin e Ana Mihaillovnës që dukej sikur mbante ndonjë fjalim, pastaj një britmë, pastaj heshtje, pastaj sërish të dy zërat së bashku zunë të flisnin gjithë gaz, pastaj dëgjoi hapa, dhe Ana Mihaillovna i hapi derën. Fytyra e saj kishte marrë shprehjen krenare të një kirurgu që posa ka bërë një operacion të vështirë dhe tani thërret publikun brënda që të admirojë tërë artin e tij.

— *C'est fait,*[1] — i tha kontit duke i treguar me një gjest madhështor konteshën që po mbante në një dorë kutinë e burrnotit me portretin, në tjetrën letrën, dhe mbështeste buzët herë mbi këtë, herë mbi atë.

Kur pà kontin, i zgjati krahët, i puthi kokën tullace dhe që përsipër kokës vështroi sërish letrën dhe portretin, e sërish, që t'i mbështeste dhe njërën dhe tjetrin në buzët, e shtyu lehtë kokën tullace. Vera, Natasha, Sonja e Petja hynë në dhomë, dhe filloi leximi. Letra përmbante një përshkrim të shkurtër të fushatës e të dy betejave në të cilat kish marrë pjesë Nikolla, njoftonte se ish graduar oficer, dhe thosh se i puthte dorën mamasë dhe babait, duke kërkuar bekimin e tyre, e u puthte sytë Veras, Natashës dhe Petjas. Pastaj përshëndes-

---

[1] Urdhëroni, tani!

te *monsieur*[1]) *Sheling, madame*[2]) Shos dhe dadon plakë; përveç kësaj, u lutej që ta puthnin Sonjën e dashur, që ai e donte gjithmonë njësoj e që nuk e hiqte nga mëndja. Kur dëgjoi këto fjalë, Sonja u skuq aq shumë, sa mënt i shpëtuan lotë. E, duke mos i duruar dot gjith ata sy që ishin kthyer e vështronin, iku në sallën e madhe, i erdhi rrotull, u suall një herë rreth vetes duke u vërtitur si fugë e ndërsa fustani iu fry si ballon, buzagaz e lulukuq, u ul përdhe në dysheme.

Kontesha po qante.

Po përse qani *maman*[3])? — tha Vera. — Për tërë ato që na shkruan, duhet të gëzohemi, jo të qajmë.

Vërejtja ishte fare e drejtë, po konti e kontesha e Natasha, — që të gjithë e vështruan si me qërtim. „E kujt i ngjet, vallë" tha me vete kontesha.

Letra e Nikollës u lexua me qindra herë dhe ata, që i quanin të denjë për ta dëgjuar, duhej të shkonin te kontesha, që nuk e lëshonte nga duart. Erdhën edukatorët, dadua, Mitjenka, ca të njohur dhe kontesha e lexonte çdo herë me një kënaqësi të re dhe çdo herë zbulonte, nga kjo letër, ndonjë virtut të ri të Nikollushkës së saj. Sa çudi i dukej, — një gjë e jashtëzakonshme, e mrekullishme — që i biri, ai djalë që njëzet vjet më parë sa i lëvizte pak në gji me gjymtyrët e tia të vockëla, ai djalë për të cilin zihej me kontin se ky e prishte me përkëdheljet e tepëruara, ai djalë që më parë mësoi të thosh: „*grùsha*"[4]), e pastaj „*bàba*"[5]), — tani, atje, në një vend të huaj,midis njerëzish të huaj, ushtar trim, i vetëm, pa mbështetje, pa ndihmë, të kryente detyrën e vet si burrat! Tërë eksperienca shekullore dhe universale, sipas së cilës fëmijët e djepit rriten dalngadalë e bëhen burra, nuk ekzistonte për konteshën. Rritja e të birit, në çdo periudhë të zhvillimit të vet, ishte për 'të një gjë e jashtëzakonshme, sikur të mos kish pasur kurrë me miliona e miliona njerëz që ishin rritur pikërisht në këtë mënyrë. Ashtu si nuk

---

[1]) Zotin.
[2]) Zonjën.
[3]) Mama.
[4]) Dardhë.
[5]) Dado.

i besohej aty e njëzet vjet më parë se kjo qënie e vocërr që rronte diku në gji të saj, nën zemrën e saj, do të mund të këlthiste e të vërriste, të thithe gji e të fliste, kështu edhe tani nuk i besohej që gjith po ajo krijesë të ishte ky djalosh i fortë e guximtar, djalë dhe burrë shëmbëllor siç qe me të vërtet e siç mund ta gjykojë nga kjo letër.

— Çfarë stili! Sa bukur që përshkruan! — thosh, duke lexuar pjesën përshkruese të letrës. — E çfarë shpirti! Për vete nuk thotë as gjysmë fjale... Asgjë! Flet për një farë Denisovi. Dhe jam e sigurt se ai është më trimi nga gjithë të tjerët. Nuk shkruan fare për vuajtjet e tia. E çfarë zemre! E njoha menjëherë! Si i ka kujtuar të gjithë, pa harruar asnjeri! E kam thënë unë gjithënjë, gjithënjë, që kur ish i vogël, ja, kaq i vogël, e kam thënë gjithnjë... —

Gjatë një jave të tërë u përgatitën e u shkruan në kopje, pastaj u hodhën në të pastër, letrat për Nikollën nga ana e gjithë njerëzve të shtëpisë nën sytë e vëmëndshëm të konteshës dhe me kujdesin e kontit u mblodhën çikërrimat e nevojëshme dhe të hollat për të pajisur me të gjitha mjetet e duhura oficerin e graduar rishmë. Ana Mihaillovna, grua praktike në çdo gjë, kish mundur t'i siguronte të birit një përkrahje në ushtri edhe për korespondencën. Ajo kish gjetur mënyrën se si t'i dërgonte letrat në adresën e grandukës Konstantin Pavlloviçit, që komandonte Gardën. Rostovët kujtonin se *Gardës ruse jashtë shtetit* ish një adresë më se e saktë dhe fare e mjaftueshme, e se, po t'i vente letra grandukës, komandantit të Gardës, s'kish asnjë arësye që të mos arrinte gjer në regjimentin e Pavllogradit, që duhej të ishte, sigurisht, aty pranë; prandaj e vendosën që t'ja dërgonin letrat dhe të hollat Borisit me anën e korierit të grandukës; Borisi pastaj do t'ja dorëzonte që të gjitha Nikollës. Letrat ishin nga konti plak, nga kontesha, nga Petja, nga Vera, nga Natasha, nga Sonja; më në fund, ishin edhe gjashtë mijë rubla për uniformën e për gjëra të ndryshme, që konti ja dërgonte të birit.

## VII

Më 12 nëntor ushtria e Kutuzovit, që ish vendosur pranë Olmycit, po bëhej gati që të kalonte të nesërmen në revistë nga të dy perandorët, rus dhe austriak. Garda, që posa kish arritur nga Rusia, e shkoi natën nja pesëmbëdhjetë versta nga Olmyci, dhe të nesërmen, aty nga ora dhjetë e mëngjezit, ishte në fushën e stërvitjeve në Olmuc, gati për të kaluar në revistë.

Nikolla Rostovi mori asaj dite një pusullë nga Borisi. Ky i shkruante se regjimenti Ismaillovski do ta kalonte natën pesëmbëdhjetë vrsta nga Omlyci e se po e priste që t'i dorëzonte një letër dhe disa të holla.

Rostovi kish nevojë për të holla, sidomos tani, pas fushatës së luftës, që trupat kishin qëndruar në Olmyc, ku ziente kampi nga pijeshitësit e nga çifutët austriakë që i kishin tezgat plot me të gjitha të mirat. Në regjimentin e Pavllogradit ahengjet e gostitë vinin njera pas tjetrës për shkak të dekoratave e të shpërblimeve me rastin e fushatës së luftës; oficerët shkonin për qejf në Olmyc ku një farë Karolina, hungareze, që kish ardhur rishmë aty, kish hapur një restorant ku shërbenin vetëm gra. Aty më parë, Rostovi pat festuar gradimin e tij si oficer, kish blerë Beduinin, kalin e Denisovit, kish marrë shumë para hua nga shokët e kish hyrë borxh në pijeshitësit. Me të marrë pusullën e Borisit, Rostovi u ngrit e shkoi në Olmyc bashkë me një shok, hëngri drekë, piu një shishe verë dhe mori udhën fill i vetëm nga kampi i Gardës që të piqej me shokun e tij të vogëlisë. Akoma s'kish mundur të pajisej me uniformën. Mbante një xhaketë të përdorur prej *junkeri*, me kryqin e Shën-Gjergjit prej ushtari, pantallona gjithaq të përdorura me astar meshini të rënë copë, dhe rryp me shpatën prej oficeri. Ja hipte një kali të Donit që ja kish blerë një kozaku gjatë fushatës së luftës. Shapkën e tij prej usari e kish rrasur prapa kokës një çikë si mënjanë ashtu si e vënë trimat. Duke iu afruar kampit të regjimentit Ismaillovski mendonte se si do të çuditej Borisi dhe gjithë shokët e tij të

Gardës kur ta shikonin këtë birko usari që ish kalitur në zjarrin e betejave.

Garda e kish bërë tërë marshimin sikur kish dalë shëtitje, duke u mburrur me elegancën e me disiplinën e saj. Etapat kishin qënë të shkurtra, çantat e shpinës i vinin në qerre; në çdo etapë autoritetet e vëndit u përgatisnin oficerëve gosti të mrekullueshme. Regjimentet hynin e dilnin nga qytetet me bandat ushtarake në krye dhe gjatë tërë marshimit (për këtë mbaheshin më të madh oficerët e Gardës) me urdhër të grandukës, ushtarët shkonin me hap, duke qënë dhe oficerët në radhët.

Borisi, gjatë gjithë udhës, ishte me Bergun, që qe graduar komandant kompanie. Si mori komandën e kompanisë, Bergu kish mundur të fitonte besimin e eprorëve me përpikërinë dhe gatishmërinë e tij dhe e kish rregulluar punën si jo më mirë nga ana financiare; Borisi ish njohur me shumë njerëz që mund t'i mbaronin punë dhe me anën e një letre rekomandimi nga Pjeri që e kish marrë me vete, ish njohur edhe me princ Andrea Bollkonskin, me ndihmën e të cilit shpresonte të zinte një vënd në shtatmadhorinë e kryekomandantit. Bergu dhe Borisi, veshur me uniformë të pastër e fare të re, duke u çlodhur pas etapës së fundit ditën, ishin ulur e po rrinin, në bazën e pastër që u qe caktuar, përpara një tryeze të rrumbullakët, e po losnin shah. Bergu mbante në gjunjë një llullë të madhe të ndezur. Borisi, i kujdesshëm si kurdoherë, me ato duar të bardha e të holla, po rregullonte gurët, duke pritur Bergun që të loste; ky i fundit e kish përqëndruar tërë vëmëndjen në lojën.

— Pa të shohim si do ta lozni! — tha Borisi.

— Do të përpiqemi si të jetë më mirë, — u përgjegj Bergu, duke zgjatur dorën sa i çiki gurët e duke e hequr prapë.

Në atë çast u hap dera.

— Ja ku është, më në fund! — thirri Rostovi. — Edhe Bergu këtu? Ah, ti, *petits enfants, allez coucher, dormir!*[1]) — briti duke përsëritur fjalët e dados, me të cilat qeshnin një herë e një kohë.

---

[1]) Fëmijë të vegjël, shkoni bini flini!

— O Zot, o Perëndi sa qënke ndryshuar!

Borisi u ngrit të takohej me Rostovin; po, duke u ngritur, nuk harroi ta mbante me dorë fushën e shahut e t'i vinte në vënd gurët që po binin; deshi ta përqafonte shokun, po Nikolla iu shtëmëng përqafimit.

Me atë ndjenjën e veçantë të rinisë që i ka zët rrugët e rrahura nga të gjithë e do që të largohet syresh, që dëshëron t'i shprehë ndjenjat e veta ndryshe nga të tjerët e jo si zakonisht po krejt në një mënyrë të re, Nikolla donte të bënte diçka të çuditshme tani që po takohej me shokun e tij: ta shkundte, t'i jepte një të shtytur, ta kilikoste makar, po jo ta përqafonte e ta puthte si bënin gjithë; jo, me asnjë mënyrë. Përkundrazi, Borisi e përqafoi dhe u puthi tri herë si pas zakonit, pa u munduar aspak që të sillej në mënyrë origjinale.

Kishin pothuaj gjashtë muaj që s'qenë parë; e duke qënë në atë moshë kur të rinjtë bëjnë hapat e para në rrugën e jetës, panë te njeri tjetri ndryshime të mëdha, gjurma krejtësisht të reja që kishte lënë ndër ta rrethi dhe ambienti në mes të të cilit kishin bërë hapat e tyre të para në jetë. Që të dy ishin ndryshuar shumë që kur qenë parë herën e fundit, dhe që të dy donin t'i tregonin shokut sa më parë ndryshimet që kishin bërë.

— Ah, ju llustraxhinjtë e mallkuar të dyshemeve! Të pastër, të freskët, sikur jeni kthyer nga ndonjë shëtitje, jo si ne të varfërit në vijën e parë, — thosh Rostovi me zë prej baritoni që Borisi s'ja kish dëgjuar më parë, e me lëvizje prej ushtari të kalitur në vështirësira, duke treguar pantallonat e tia të spërkatura me baltë.

E zonja e shtëpisë, një gjermane, zgjati kokën te dera duke dëgjuar zërin e trashë e kumbonjës të Rostovit.

— Pa shih se ç'bukuroshe! — tha ky duke shkelur syrin.

— Ç'thërret kështu?! Do ta trembësh, — tha Borisi. — Nuk të prisnja sot, — shtoi. — S'ka as një ditë që të dërgova një posulle me anën e një të njohurit tim, adjutantit të Kutuzovit, Bollkonskit. Nuk kujtoja se do ta merrnit kaq shpejt...

Epo, si ja shpie, ç'kemi ndonjë të re? E provove dhe zjarrin e luftës, hë? — pyeti Borisi.

Rostovi, pa u përgjegjur, i ra me dorë krygit të Shën-Gjergjit prej ushtari, që i varej në gjoks, dhe, duke treguar krahun e lidhur, vështroi Bergun, me buzë në gaz:

— Siç e sheh, — tha.

— Posi, posi! — ja bëri Borisi duke qeshur. — Po edhe ne kemi bërë një marshim të mrekullueshëm. Ti e di që Lartësia e Tij ka qënë vazhdimisht me regjimentin tonë, kështu që kemi pasur gjithë lehtësirat e gjithë avantazhet. Ç'pritje që na kanë bërë në Poloni! Ç'darka e ç'ballo! Ç'të të tregoj më parë! Princi trashëgimtar u suall shumë i dashur ndaj gjithë oficerëve tanë.

E të dy miqtë i treguan shoku shokut, njëri aventurat e tia prej usari dhe jetën e luftës, tjetri kënaqësitë dhe avantazhet e shërbimit ushtarak nën komandën e një personaliteti të lartë, e kështu me radhë.

— Oh, Garda! — tha Rostovi. — Shiko, a nuk porosit të na sjellin verë?

Borisi shtrembëroi buzët.

— Prishur mos qoftë, — tha.

E, duke iu afruar shtratit, nxori një qese që poshtë jastëkëve të pastër dhe porositi t'i sillnin verë.

— Na, të të jap paratë dhe letrat, — shtoi.

Rostovi mori letrat dhe, si hodhi paratë mbi një kanape, u ul duke mbështetur brylet mbi tryezë e zuri të lexonte. Lexoj disa rreshta dhe i hodhi Bergut një vështrim plot inat. Me të ndeshur në vështrimin e Bergut, Rostovi fshehu fytyrën prapa letrës.

— Ju paskan dërguar goxha parà, — tha Bergu, duke ja ngulur sytë qeses së rëndë që ish fundosur për gjysmë aty në kanape, — Kurse ne vetëm rrogën kemi, kont, me atë rregullohemi. Sa për vete time, unë do t'ju them...

— Dëgjoni këtu, Berg, miku im i dashur, — e ndërpreu Rostovi: — sikur ju të kishit marrë letër nga shtëpia e të takoheshit me ndonjë shok të ngushtë të cilin do të deshit ta pyesni për një mijë

gjëra, po të ndodhesha unë aty, do të ngrihesha të ikja menjëherë që t'ju lija të qetë. Dëgjoni, largojuni, ju lutem, shkoni gjëkund më ndonjë vend, më ndonjë vend... prapa diellit, makar! — bërtiti; po menjëherë pastaj e zuri Bergun për supesh, e vështroi me dashuri në fytyrë, duke u përpjekur sigurisht ta zbuste efektin e fjalëve të tia të ashpra, dhe shtoi: — Mos m'u zemëroni, hë? Ju e dini që ju flas pa teklif, si miq të vjetër që jemi.

— Oh, ju lutem, kont, unë e kuptoj fort mirë, — tha Bergu me zë të ngjirur, duke u ngritur.

— Shkoni tek të zotët e shtëpisë që ju kanë ftuar, — shtoi Borisi.

Bergu veshi një xhaketë shumë të pastër, pa asnjë njollë e asnjë grimë pluhuri, rregulloi flokët përpara pasqyrës duke i ngritur cullufe mbi tëmpthat siç i mbante perandor Aleksandri dhe si u bind, nga një sy që i hodhi Rostovi, se xhaketa e tij kish bërë efektin e duhur, me një buzëqeshje të ëmbël, dolli nga dhoma.

— Ah, gomar që jam! — ja bëri Rostovi duke lexuar letrën.

— Si është puna?

— Gomar fare! Si nuk u shkrova një herë! Sa merak që janë bërë!... Gomar i varfër! — çfryu, duke u skuqur përnjëheresh. — Dërgo, pra, Gavrilin të na sjellë verë, të pimë një gllënjkë. —

Në letrën që i shkruanin prindët ish futur një letër rekomandimi për princ Bagrationin: kontesha plakë, sipas këshillave të Ana Mihaillovnës, kish mundur ta merte me anë miqsh dhe ja dërgonte të birit duke iu lutur që ta përdorte e të përfitonte prej saj.

— Shih ç'marrëzi! E ç'nevojë kam unë?! — tha Rostovi, duke e hedhur letrën poshtë tryezës.

— Pse e hodhe poshtë? — e pyeti Borisi.

— Është letër rekomandimi, po ç'djall ta dua atë letër? As që më hyn në punë.

— Si s'të hyka në punë? — ja priti Borisi, dhe e mori e lexoi adresën. — Kjo letër është e domosdoshme për ty.

— Unë s'kam nevojë për gjë dhe s'dua të jem adjutanti i asnjeriu.

— Pse jo? — pyeti Borisi.

— Është detyrë shërbëtori ajo!

— Gjithënjë me ëndra ti! — E shoh se ke mbetur ai që ke qënë, — i tha Borisi duke tundur kokën.

— Kurse ti, gjith ai diplomati i parë. Po, nejse, t'i lemë këto... Pa më thuaj si ja shpie, si i ke punët? — e pyeti Rostovi.

— Unë, ja siç e shikon. Gjer më sot, fare mirë; po, të them të drejtën, ma kënda shumë të bëhem adjutant, e të mos qëndroj më në trupat.

— Po pse?

— Sepse, derisa i hyra karierës ushtarake, do të përpiqem që të ngrihem sa më larg e të bëj një karierë të shkëlqyer.

— Kështu, hë? — tha Rostovi, duke e pasur gjetkë mëndjen, me sa dukej.

Ja kish mbërthyer sytë shokut me një shprehje pyetëse, duke kërkuar, më kot mbase, zgjidhjen e një problemi.

Gavrili plak solli verën.

— Si thua, a të thërres Alfons Karliçin? — propozoi Borisi. — Të pijë bashkë me ty, se unë s'të bëhem dot shok.

— Thirre, thirre! Po si të duket ky nemce? — pyeti Rostovi me një nënqeshje përbuzëse.

— Oh, është njeri shumë, shumë i mirë, i ndershëm e i dashur, — u përgjegj Borisi.

Rostovi e vështroi edhe një herë drejt në sy, dhe psherëtiu.

Bergu u kthye e, ndërsa po pinin një shishe verë, muhabeti erdh e u bë më i gjallë midis tre oficerëve. Oficerët e Gardës i përshkruanin Rostovit marshimin e tyre, tregonin se si i kishin brohoritur e nderuar në Rusi, në Poloni e përtej kufirit. Përmëndnin fjalë dhe akte të komandantit të tyre, grandukës, anekdota që tregonin mirësinë dhe karakterin e tij të rrëmbyer. Si kurdoherë, Bergu s'hapte gojë sa kohë që s'bëhej fjalë për 'të, po në lidhje me anekdotat dhe nervozitetin e grandukës, tregoi me kënaqësi se si në Galici iu dha rasti të fliste me 'të, ndërsa ai kalonte në revistë regjimentet dhe indinjohej për një lëvizje të gabuar. Me

fytyrë të çelur e të qeshur, tregoi se si granduka, i tërbuar nga zemërimi, iu qas hipur mbi kalë e zuri të gërthiste „arnautë!" (Arnautë — kjo ishte fjala e parë e trashëgimtarit të frontit, kur xhindosej), e pastaj kërkoi komandantin e kompanisë.

— A e besoni, kont, nuk u tremba fare, se i dija që isha në rregull, e dija që kisha të drejtë. E dini, kont, unë mund të them pa u mburrur se i di përmendësh gjithë urdhërat e ditës, bile dhe rregulloret i di, si Ati ynë që je në qiell. Prandaj, kont, në kompaninë time është e pamundur që të shkelet rregulli. Kështu që ndërgjegjen e kisha të qetë. — Bergu u ngrit dhe tregoi se si i qe paraqitur grandukës me dorën në strehët. Me të vërtet fytyra e tij shprehte aq respekt të thellë dhe njëkohësisht kënaqësi nga vetëvetja sa ish e vështirë që t'ja gjeje shoqen. — Ai xhindoset, shkumbëzohet, e çirret, e këlthet e bërtet, më ve përpara e me çfryn e i lëshon si breshër: „Arnautë"!, e „Djaj me brirë!" e „Në Siberi!", — thoshte Bergu me një buzëqeshje të hollë. — Po unë s'tundem hiç: e di që jam në rregull dhe s'hap gojë fare; apo jo, kont? „Hej, memec je, ore?" — më bërtet. Unë s'bëj gëk. Ç'pandehni se ngjau, kont? Të nesërmen, në urdhërin e ditës, nuk përmëndej asgjë: ja ç'do të thotë të mos e humbësh pusullën. Ja, kështu, kont, — e mbylli fjalën Bergu duke ndezur çibukun e duke nxjerrë re tymi në formë rrethi.

— Ju lumtë, ja kësaj i thonë trimëri, — tha Rostovi me buzë në gaz.

Po Borisi, që e vuri re se Rostovi donte të tallej me Bergun, e ndërroi me marifet muhabetin duke iu lutur t'u tregonte se si e ku ish plagosur. Këtë donte dhe Rostovi, i cili filloi t'ua rrëfente me kënaqësinë më të madhe e duke u ndezur përherë e më shumë gjatë tregimit. Ua përshkroi betejën e Shëngrabenit ashtu siç e qëndisin zakonisht ata që kanë marrë pjesë vetë, domethënë jo ashtu si qe po siç do të dëshëronin që të ishte, ashtu siç e kanë dëgjuar edhe nga pjesëmarrës të tjerë, ashtu si të leverdis më mirë e si duket më e bukur e jo si ka qënë me të vërtet. Rostovi ishte një djalosh i sinqertë dhe kurrën e kurrës s'do të thoshte një

gënjeshtër me paramendim. E filloi duke pasur ndër mënd t'i tregonte të gjitha ashtu si kishin ndodhur, po pa dashur dhe pa e kuptuar, siç ishte e paevitueshme. U largua nga e vërteta dhe përfundoj në gënjeshtër. Po t'u kish thënë të vërtetën shokëve të vet, — të cilët, ashtu si edhe ai, kishin dëgjuar kush e di sa herë për sulme kavalerie, kishin formuar një ide të qartë e të saktë dhe prisnin natyrisht një tregim tamam ashtu siç e përfytyronin që më parë, — ata, ose nuk do ta besonin, ose, më keq akoma, do t'i thoshin se vetë i kish fajet në se nuk i kish ndodhur ashtu si ndodh zakonisht në çdo sulm kavalerie. S'i bënte goja t'u tregonte drejt e thjeshtë, pa asnjë farë zbukurimi, se si ishin lëshuar trokthi gjithë së bashku, si kish rënë nga kali, si kish lojtur krahun e si kish rendur sa i hanin këmbët e qe fshehur në pyll që të shpëtonte nga një francez. Përveç kësaj, që të jepte një pasqyrë besnike të ngjarjeve duhej të bënte një përpjekje jashtë fuqive të tia. Të përshkruash të vërtetën është shumë e vështirë, dhe gati e pamundur për të rinjtë: Shokët e tij prisnin që Rostovi t'iu tregonte se si, i ndezur zjarr e flakë, qe lëshuar si rrufe mbi armiq, vraj e pre më të djathtë e më të mëngjër, se si vringëllinte e shkrepëtinte shpata e tij duke i ndarë më dysh armiqtë, e se si, më në fund, i raskapitur, kish rënë nga kali, etj. etj. Dhe ai u bëri pikërisht një rrëfim të tillë.

Mu në mes të tregimit të tij, ndërsa po thoshte: „s'mund ta marrësh me mënd se si të zjen gjaku e si tërbohesh nga zemërimi kur hidhesh në sulm". hyri në dhomë princ Andrea Bollkonski të cilin po e priste Borisi. Princ Andrea, që ja kish ënda t'i përkrahte të rinjtë, i kënaqur që kishin kërkuar ndihmën e tij, ishte gati t'ja plotësonte dëshirën Borisit, i cili i kish pëlqyer dhe kish ditur t'i hynte në zemër. I dërguar te granduka me disa shkresa nga ana e Kutuzovit, u kthye në kalim e sipër te Borisi me shpresë se do ta gjente vetëm. Duke hyrë në dhomë e duke parë usarin që po tregonte aventura lufte (këta njerëz princ Andrea nuk i honepste dot), i buzëqeshi ëmbël Borisit, ngrysi vetullat e picërroi sytë duke vështruar Rostovin e, me

një përshëndetje të lehtë, u lëshua mbi kanape si i lodhur e i mërzitur. Dukej sikur mallkonte veten që erdhi e ra në këtë rreth të keq. Rostovi e kuptoi menjëherë dhe u bë flakë i kuq në fytyrë. Po, pun' e madhe, fundja: ai qe i huaj për 'të. Mirëpo, duke i hedhur një sy Borisit, e pa se edhe ky rrinte si më gjëmba, sikur i vinte turp për Borisin, për atë usar të vijës së parë. Megjith tonin e papëlqyer dhe ironik të princ Andresë, megjith përbuzjen që ndjente, si ushtar i vijës së parë, për tërë ata adjutantët vogëloshë të shtatmadhorisë, në radhën e të cilëve hynte sigurisht edhe i porsaardhuri, Rostovi u turbullua, e humbi toruan, u skuq dhe e mbylli gojën. Borisi pyeti ç'të reja kish nga shtatmadhoria dhe ç'flitej për planet tona.

— Ka të ngjarë që të marshojmë përpara — u përgjegj Bollkonski, i cili mesa dukej, nuk dëshironte të thosh më shumë faqe të huajve.

Bergu përfitoi nga rasti që të pyeste me shumë njerëzi se a ish e vërtetë, siç i kish zënë veshi, që do të dyfishohej racioni i tagjisë në kompanitë. Kësaj pyetjeje princ Andrea iu përgjegj me qesëndi se nuk mund të fliste për çështje të tilla kaq të rëndësishme shtetërore, dhe Bergu qeshi me gjithë zemër.

— Për punën tuaj, — tha princ Andrea duke iu drejtuar sërish Borisit, — flasim pastaj. — Dhe vështroi Rostovin. Ejani nga unë pas revistës, do të bëjmë ç'të jetë e mundur.

Dhe si hodhi sytë përqark dhomës, iu drejtua Rostovit, të cilit as që bëri kabull t'ja vinte re turbullimin foshnjarak që po i shndërrohej në zemërim.

— Ju, më duket, flisnit për betejën e Shëngrabenit? Ishit atje?

— Unë atje isha, — u përgjegj me inat Rostovi, sikur desh që me këto fjalë ta fyente adjutantin.

Bollkonski e pa që usari kish marrë zjarr dhe kjo e bëri të qeshte.

— Po! Tani trillojnë plot përralla rreth kësaj beteje!

— Po, plot përralla, — tha me zë të lartë Rostovi, me sy të këcyer nga inati, duke shikuar herë

Borisin, herë Bollkonskin, — po, plot përralla, po këto që themi ne s'janë përralla, po janë fjalët e atyre që kanë qënë në mes të zjarrit të armikut, dhe fjalët tona kanë peshë e nuk janë profka si ato të bukuroshëve të shtatmadhorisë, që marrin dekorata pa bërë asgjë.

— Sipas mendimit tuaj, jam edhe unë një nga këta? — ja ktheu princ Andrea fare i qetë e me një nënqeshje të njerëzishme në buzë.

Një ndjenjë e çuditshme zemërimi dhe respekti njëkohësisht për gjakftohtësinë që mbante ai njeri ngjallej në shpirtin e Rostovit në atë çast.

— Nuk e kam fjalën për juve, — tha, — unë s'ju njoh dhe, të them të drejtën, as që dëshiroj t'ju njoh. Flas në përgjithësi për tërë oficerët e shtatmadhorisë...

— Dhe unë do t'ju them këtë, — e ndërpreu princ Andrea me një autoritet të qetë në tonin e zërit: — ju doni të më fyeni, dhe kjo është fare e lehtë, në qoftë se ju s'kini respekt për veten tuaj; por duhet ta pranoni se nuk e kini zgjedhur mirë as vëndin as kohën për një punë të tillë. Jemi që të gjithë në vigjiljen e një dueli më të madh e më serioz, dhe, përveç kësaj, Drubeckoi, që thotë se është shoku juaj i vjetër, s'ka asnjë faj në qoftë se fizionomia ime pati fatin e keq që të mos ju pëlqejë. Sidoqoftë, — tha duke u ngritur, — ju ma dini emrin dhe adresën, kështu që mund të më gjeni kur të doni; po mos harroni, — shtoi, — që unë nuk e quaj veten aspak të fyer dhe as kam fyer njeri; e, si më i madh nga mosha, ju këshilloj ta mbyllni me kaq këtë çështje... Ahere, të premten pas revistës, ju pres, Drubeckoi; mirupafshim, — tha princ Andrea dhe dolli, mbasi i përshëndeti që të dy.

Rostovit i erdhën ndër mënd fjalët që duhej të thosh vetëm mbasi kish dalë princ Andrea, dhe i vinte plasja që nuk iu përgjegj dot me kohë. Urdhëroi menjëherë t'i sillnin kalin dhe, si e përshëndeti ftohtë Borisin, u kthye në kampin e tij. A duhej të shkonte të nesërmen në kuartierin e përgjithshëm e ta thërriste në duel atë adjutant hundë-përpjetë që mbahej aq më të madh, apo, vër-

tet, ta mbyllte me kaq e të mos e zgjatte më tutje? Tërë rrugës vrau mëndjen si të bënte. Herë mendonte me inat sa do të kënaqej kur të shihte si do të tmerrohej ai burrë i pakët e i dobët, po hundëpërpjetë, përpara tytës të pisqollës së tij; herë ndjente për çudi se nga gjithë njerëzit që njihte, për asnjë tjetër s'do të dëshironte aq shumë ta kish mik, sa për këtë adjutant të pakët e të urryer.

## VIII

Të nesërmen e takimit të Borisit me Nikollën u bë revista e trupave austriake dhe ruse, si e atyre që sapo kishin ardhur nga Rusia, ashtu edhe e atyre që ishin kthyer nga lufta, me Kutuzovin në krye. Të dy sovranët, perandori rus me grandukën, trashëgimtar të fronit, dhe perandori austriak me arqidukën, kaluen në revistë ushtrinë aleate prej tetëdhjetë mijë vetash.

Që herët në mëngjes trupat filluan të lëviznin, pastruar e veshur me uniformën e paradës, dhe u rreshtuan në fushën përpara fortesës. Ja se ku, mijra këmbë, bajoneta dhe flamurë që valaviteshin, lëviznin sipas urdhërit të oficerëve, qëndronin, ktheheshin, merrnin largim, linin të kalonin masa të tjera këmbësorie me tjetër uniformë; ja se ku, kavaleria elegante me uniforma blu, të kuqe, të gjelbra, të qëndisura, me muzikantët në krye, veshur me uniformë ngjyra-ngjyra, hipur mbi kuaj të zes, të kuq, të murmë, galoponte me pohë e me bujë; ja se ku, duke u rreshtuar me poterë të madhe e krisma hekuri të topave prej bronxi, të pastër e të ndritshëm, që kërcenin mbi shtretet e tyre, artileria çante përpara midis këmbësorisë e kavalerisë dhe shkonte e zinte vëndin që i qe caktuar. Jo vetëm gjeneralët veshur me uniformën e paradës, me bustin të hollë apo të trashë, të tendosur sa s'bëhej më, me qafën të kuqe shtrënguar nga jaka, me shiritat e gjithë dekoratat, jo vetëm oficerët, stolisur e pispillosur, po çdo ushtar, me fytyrë të larë, të freskët, të rruar, me uniformën të fshirë e të pastruar sa që ndrinte, çdo kalë i krruar e i kashagi-

tur për merak, me qimen që i ndrinte si mëndafsh, me lelen të çkrifëtuar e të krehur me kujdes, — që të gjithë e ndjenin se do të bëhej diçka me shumë rëndësi, e madhërishme dhe solemne. Çdo gjeneral e çdo ushtar e ndjente se ishte një hiç, një kokër kumi në atë det njerëzish, e njëkohësisht secili prej tyre ish i ndërgjegjshëm për forcën e vet si pjesë përbërëse e asaj së tëre të madhe.

Që në orët e para të mëngjezit kishin filluar përgatitjet me një ritëm të shpejtë; në ora dhjetë, çdo gjë ishte gati sipas planit të caktuar. Radhët ishin rreshtuar në një fushë shumë të madhe. Ushtria ish vendosur në tre grupe: përpara kavaleria, pastaj artileria, dhe në fund këmbësoria.

Midis një grupi dhe tjetrit kishin lënë nga një shteg.

Të tri pjesët e kësaj ushtrie dalloheshin mirë njera prej tjetrës: trupat e luftës të Kutuzovit (midis të cilave, në vijën e parë, në krahun e djathtë ish regjimenti i Pavllogradit), regjimentet e linjës dhe të Gardës që sapo kishin ardhur nga Rusia, dhe trupat austriake. Po që të gjitha ishin vënë në një rreshtim, kishin të njëjtën komandë e të njëjtën rregullore.

Ashtu si era në gjethet kaloi një pëshpëritje e shqetësuar: „Po vinë. Po vinë!", u dëgjuan zëra të trembur dhe sakaq vala e përgatitjeve të fundit përshkoi gjithë trupat.

Përpara, nga Olmyci, u duk një grup kalorësish që po afrohej. E po në atë kohë, megjithse ish një ditë pa erë, një fllad i lehtë ajri fryu mbi ushtrinë duke valëvitur banderolat e heshtave dhe flamurët e varur që u përplasën pas shtizës. Dukej sikur me këtë lëvizje përshëndetjeje ushtria vetë shprehte gëzimin e saj për afrimin e sovranëve. Ushtoi një zë: „Gatitu!". Pastaj, si kënga e këndezave ndaj të gdhirë, kjo britmë u përsërit me radhë nga shumë zëra tutje e më tutje. Pastaj ra heshtja.

Në atë heshtje të thellë dëgjohej vetëm troku i kuajve. Ishte suita e perandorëve. Sovranët iu afruan një krahu të trupave; ahere ja filluan burijat e regjimentit të parë të kavalerisë, që ja muarën

një marshi. Të dukej sikur nuk ishin burizanët që u binin burijave, po sikur këta tinguj që kumbonin dilnin nga tërë ushtria që gëzohej se po vinin perandorët.

Përmes këtyre tingujve dëgjohej fare qartë zëri djaloshar, i ëmbël e i ngrohtë i carit. Ai i përshëndeti, dhe regjimenti i parë thirri „Urra!", një „urra", që ushtoi si gjëmim i zgjatur, kaq i fortë dhe gazmor sa që vetë ushtarët u tmeruan nga numuri dhe fuqia e masës në të cilën bënin pjesë.

Rostovi, që ndodhej në rreshtat e para të trupave të Kutuzovit, të cilave cari u qe afruar së pari, ish pushtuar po nga ajo ndjenjë që frymëzonte edhe gjithë të tjerët: nga harnimi i vetëvetes, nga vetëdija krenare e fuqisë dhe e entusiazmit të zjarrtë për atë që ishte shkaku i këtij triumfi.

E ndjente se vetëm një fjalë të thosh ai njeri, dhe tërë ajo masë (dhe ai bashkë me 'të — kokër kumi në detin e gjërë) do të hidhej në zjarr, gati për të vdekur, gati për çdo krim ose për heroizmin më të lartë, e prandaj s'kish si të mos i fërgëllonte zemra e t'i rrihte me nxit duke pritur të dëgjonte nga çasti në çast atë fjalë magjike.

„Urrà! Urra! Urra!" buçisnin zërat nga të gjitha anët; regjimentet, me radhë njeri pas tjetrit, e prisnin sovranin duke u rënë burijave, pastaj urrà!..., tinguj burijash e përsëri urrà! e urrà! përherë e më të fuqishme e që shkriheshin në një gjëmim shurdhonjës.

Para se të afrohej perandori, çdo regjiment, i heshtur e i ngrirë në vend, dukej si një trup i vdekur"; po me t'u afruar cari regjimenti gjallërohej e shungullonte, duke bashkuar gjëmimin e tij me gjëmimin e gjithë vijës ku perandori kish kaluar. Në britmën e tmershme dhe shurdhonjëse të atyre zërave, në mes të masave të trupave të palëvizura e si të gurosura në katrorët e tyre, kalonin të çlirë e të çkujdesur, po në mënyrë simetrike, qindra kalorës të suitës me dy perandorët në krye.

Mbi ata të dy ishte përqëndruar vëmëndja e zjarrtë e tërë asaj mase prej 80.000 vetash.

Perandori Aleksandër, i ri e i bukur, me uniformën e kavalerisë së Gardës, me kapellën me tre

çipa, vënë pak si mënjanë, me atë fytyrë të ëmbël e të lezetshme dhe zërin të ngrohtë e kumbonjës, tërhiqte tërë vëmëndjen,

Rostovi ishte pranë burizanëve e, që së largu, me sytë e tij të mprehtë, e njohu carin dhe e shihte tek po afrohej. Kur sovrani nuk qe më larg se njëzet hapa dhe Nikolla mundi ta shihte fare qartë, në të gjitha hollësirat, fizionominë djaloshare, të hijshme e të gëzuar të perandorit, e pushtoi një ndjenjë dashurie dhe entusiazmi që nuk e kish ndjerë kurrë ndonjëherë. Çdo tipar i asaj fytyre, çdo lëvizje e sovranit, — gjithëçka i dukej e mrekullueshme.

Duke u ndaluar përpara regjimentit të Pavllogradit, cari diç i tha frëngjisht perandorit austriak, dhe buzëqeshi.

Kur pa atë buzëqeshje, edhe Rostovi buzëqeshi vetvetiu dhe dashuria që ndjente për carin iu shtue edhe më shumë. Ja kish ënda ta shprehte me një farë mënyrë këtë dashuri, por e dinte që kjo ish e pamundur e i vinte të qante nga mallëngjimi. Aleksandri thirri komandantin e regjimentit dhe i tha disa fjalë.

„O Zot i madh! Çfar do të ndjeja sikur perandori të fliste me mua!" tha me vete Rostovi. „Do të vdisja nga gëzimi".

Cari u drejtoi fjalën edhe oficerëve:

— Ju falënderoj që të gjithëve, zotërinj, — (çdo fjalë Rostovit i dukej sikur vinte nga qielli, i dukej sikur dëgjonte një zë hyjnor), — ju falënderoj nga zemra. —

Sa i lumtur do të qe Rostovi sikur në atë çast të mund të vdiste për carin e tij!

— Ju i merituat flamurët e Shën-Gjergjit dhe do t'i mbani me nder.

„S'dua gjë tjetër veç të vdes, të vdes për 'të!' mendonte Rostovi.

Sovrani tha edhe diçka tjetër akoma, që Rostovi nuk e dëgjoi dot, dhe ushtarët, me tërë forcën e kraharorit të tyre, gjëmuan: urrà!

Edhe Rostovi bërtiti, duke u përkulur mbi shalën, me sa fuqi që kish, sikur dëshironte që ta

çirrte fare gurmazin, po vetëm të arrinte të shpreh-te plotësisht tërë entusiazmin e tij për carin.

Cari qëndroi disa sekonda përball usarëve, si i hutuar.

„Si është e mundur që të hutohet perandori?" mendonte Rostovi; po pastaj edhe ky hutim iu duk madhështor, i hijshëm e magjepsës siç i dukej çdo gjë që bënte perandori.

Hutimi i Aleksandrit zgjati vetëm një çast. Këmba e tij, në një çizme me majë të ngushtë e të mprehtë, siç i mbanin në atë kohë, çiku barkun e pelës qimekuqe prej race engleze që kish hipur: dora e tij me dorashkë të bardhë shtrëngoi frerin, dhe bëri përpara, i shoqëruar nga deti valë-valë i adjutantëve. Po largohej përherë e më shumë, duke u ndalur pranë regjimenteve të tjera, dhe më në fund Rostovi pa vetëm puplajën e tij të bardhë, përmes siutës që rrethonte perandorët.

Midis zotërinjve të suitës Rostovit i zuri syri edhe Bollkonskin, që qëndronte majë kalit, i plogët e i lëshuar. Iu kujtua grindja që kish pasur të djeshmen me 'të dhe pyeti veten duhej apo s'duhej ta thërriste në duel. „Sigurisht që jo" mendoi. „A e vlen barra qiranë të mëndosh e të flasësh për vogëlsira të tilla në një çast si ky? Në çastin e një ndjenje kaq të madhe dashurie, entusiazmi dhe vetmohimi, a ka kuptim të merresh me grindjet e me fyerjet tona?! Unë, tani, i dua që të gjithë, ua fal çdo faj që të gjithëve" mendoi Rostovi.

Kur cari i kaloi në revistë pothuaj gjithë regjimentet, filloi parakalimi i trupave me hapin e paradës: Rostovi, mbi Beduinin e tij, që e kish blerë kohët e fundit nga Denisovi, kaloi në bisht të skuadronit të vet, domethënë fill i vetëm, kështu që mund t'i binte fare mirë në sy perandorit.

Para se të arrinte përkundrejt perandorit, Rostovi, që ishte kalorës i mbaruar, ja nguli dy herë mamuzet në brinjë Beduinit dhe mundi ta ngiste me atë trokun e furishëm që merrte Beduini kur harbohej! Me gojën gjithë shkumë të përkulur mbi gjoks, bishtin hark përpjetë e sikur fluturonte në erë pa çikur në tokë, duke ngritur këmbët plot

hijeshi, Beduini, që e ndjente edhe ai vështrimin e sovranit, kaloi në mënyrë madhështore.

Rostovi vetë, me këmbët hedhur prapa, kraharorin jashtë, duke e ndjerë veten njësh me kalin, me fytyrë të mvrejtur por në ekstazë, si *djalli,* sikundër thosh Denisovi, kaloi përpara perandorit.

— Ju lumtë, pavllogradas! — tha cari.

„O Zot i madh! Sa i lumtur do të isha sikur të më urdhëronte që tani të hidhesha në zjarr", mendoi Rostovi.

Kur mori fund revista, oficerët, si ata që posa kishin ardhur ashtu edhe veteranët e Kutuzovit, u mblodhën grupe-grupe dhe zunë të bisedonin për shpërblimet, për austriakët dhe uniformat e tyre, për frontin e për Bonapartin, duke thënë se tani ai e kish pisk, sidomos kur të arrinte edhe korparmata e Esenit e kur Prusia do të qe me ne.

Po në të gjitha grupet, më shumë se për çdo gjë tjetër, flisnin për perandorin Aleksandër, përmëndnin çdo fjalë që kish thënë, kujtonin çdo gjest që kish bërë, ishin entusiastë për 'të.

Që të gjithë vetëm një gjë dëshironin: të hidheshin sa më parë mbi armikun nën komandën e perandorit. Nën komandën e vetë perandorit s'kish si të mos fitonin, cilido që të qe kundërshtari; kështu mendonte pas revistës Rostovi dhe kështu mendonin pjesa më e madhe e oficerëve.

Që të gjithë, pas revistës, ishin më të sigurt për fitoren nga ç'do të qenë sikur të kishin fituar dy beteja me radhë.

## IX

Të nesërmen e revistës Borisi, si veshi uniformën më të mirë e si mori urimet më të përzëmërta nga shoku i tij Bergu, u nis për në Olmyc që të takohej me princ Andrenë. Donte të përfitonte nga dashamirësia e tij që të zinte një vend sa më të mirë, të bëhej adjutant i ndonjë personaliteti me rëndësi, siç ishte ëndra e tij më e dashur. „Rostovi e ka kollaj se i dërgon i ati nga dhjetë mijë rubla përnjëheresh, prandaj mund të thotë se s'do

t'i përulet asnjeriu e se s'do të bëhet shërbëtori i askujt; po unë, që s'kam asgjë tjetër përveç kokës, duhet të bëj karierë e të mos i humbas rastet, por të përfitoj prej tyre sa më shumë".

Në Olmyc nuk e gjeti atë ditë princ Andrenë. Po kur pa Olmycin, ku qëndronin kuartieri i madh i përgjithshëm, trupi diplomatik dhe të dy perandorët me suitën e tyre prej oborrtarësh e funksionarësh të lartë, iu shtue edhe më shumë dëshira që të bënte pjesë edhe ai në këtë sferë të lartë.

Nuk njihte njeri, dhe, megjithë uniformën e tij elegante të Gardës, gjithë këto personalitete të larta, oborrtarë e ushtarakë, që kalonin rrugëve me karroca elegante, me puplaja, shirita e dekorata, dukeshin sikur qëndronin aq lart, përmbi 'të, që s'ish veçse një copë oficerkë e Gardës, sa as që mund të bënin kabull të pyesnin e të dinin për 'të. Në selinë e Kutuzovit, ku shkoi të pyeste për princ Andrenë, gjithë ata adjutantë, e deri ordinancat, e vështruan me një sy të atillë sikur donin t'i thoshin se nuk i shihnin dot ca oficerë si ky, që, pareshtur, vinin këtu e i mërzisnin. Megjith këtë, apo më mirë pikërisht për këtë, të nesërmen, më 15 nëntor, Borisi pasdreke shkoi përsëri në Olmyc dhe, duke hyrë në shtëpinë që kish zënë Kutuzovi, pyeti për Bollkonskin. Princ Andrea qe aty dhe Borisin e futën në një sallon që duhej të kish qënë më parë sallë balloje e ku tani ishin vendosur pesë krevate dhe mobilje të ndryshme: një tryezë, disa karrige dhe një pjano. Një adjutant, me një robdeshambër persane, ish ulur në një tryezë fare pranë derës e po shkruante. Një tjetër, Nesvicki, i ngjallmë i kuq, qe shtrirë, mbi një shtrat, me duart nën zverk, e po qeshte me një oficer që ishte ulur pranë tij. Një i tretë po i binte në pjano një valceri vienez; një i katërt, mbështetur pas pjanos, e shoqëronte muzikën me zë. Bollkonski nuk ishte në sallë. Asnjë nga këta zotërinj nuk u tund nga vëndi kur hyri Borisi. Ai që shkruante, në pyetjen e Borisit u kthye i mërzitur e iu përgjegj se Bollkonski ish me shërbim e në qoftë se donte të takohej me 'të, të hynte nga dera më të majtë në sallën e pritjes. Borisi e falënderoi dhe hyri në paradhomën,

ku qenë mbledhur e po prisnin shumë oficerë e gjeneralë.

Kur po hynte Borisi, princ Andrea, duke picërruar sytë me përbuzje (me atë shprehjen e veçantë të një njeriu të lodhur po të njerëzishmë që duket sikur thotë fare qartë: „të mos e kisha për detyrë nuk do rrija të flisja me ju as edhe për një çast"), po dëgjonte një gjeneral rus plak, të dekoruar, i cili, gati në majë të këmbëve i ngrirë në *gatitu*, me shprehjen plot respekt të ushtarit në fytyrën e kaltëryer, diç i njoftonte.

— Shumë mirë, prisni ju lutem, — i tha rusisht gjeneralit me atë theksin francez që përdorte zakonisht kur donte t'u jepte fjalëve që thosh një ton përbuzës dhe, si pa Borisin, pa ja vënë veshin më gjeneralit (që po e ndiqte prapa me vrap duke iu lutur që ta dëgjonte akoma), iu kthye Borisit me një buzëqeshje gazmore duke i bërë një shënjë me kokë.

Borisi në atë çast e kuptoi qartë atë që e kish ndjerë që më parë, domethënë se në ushtri, përveç atij nënshtrimi e asaj disipline që ishin shkruar në rregulloret e që njiheshin nga regjimenti e nga ai vetë, na qënkej edhe një tjetër nënshtrim, më i rëndësishëm akoma, nënshtrimi që e detyronte këtë gjeneral, të ngrirë në *gatitu*, me fytyrë të kaltëryer, të priste plot respekt, ndërsa kapiten princ Andresë i tekej të bisedonte me nëntoger Drubeckoin. Borisit iu mbush mëndja plotësisht dhe e vendosi që, këtej e tutje, të shërbente jo sipas nënshtrimit të shkruar në rregulloret, po sipas atij të pashkruar në letër. Ai e ndjente që vetëm sepse i qe rekomanduar princ Andresë, qëndronte përnjëheresh përmbi gjeneralin, i cili, në raste të tjera, në reshtat, mund ta dërmonte fare nëntogerin e Gardës. Princ Andrea iu afrue dhe i shtërngoi dorën.

— Më vjen shumë keq që s'më gjetët dot dje. Kam qënë i zënë gjithë ditën me gjermanët. Shkova me Vejroterin për një inspektim e për të studjuar dislokimin e trupave. Kur zënë gjermanët të tregojnë sa të kujdesshëm janë, s'mbarojnë kurrë! —

Borisi buzëqeshi sikur e kuptonte se ku e hidhte fjalën princ Andrea e sikur gjithë këto ishin gjëra të njohura për 'të. Po e vërteta ish se ai për të parën herë po e dëgjonte emrin e Vejroterit, bile edhe fjalën „dislokim".

— Kështu, pra miku im, doni të bëheni adjutant, hë? S'e kam lënë në harresë punën tuaj.

— Po, kam menduar, — u përgjegj Borisi, duke u skuqur pa dashur, — që t'i lutem kryekomandantit; kisha një letër për 'të nga ana e princ Kuraginit që i shkruan për mua; desha t'i lutesha vetëm për arësye, shtoi, sikur justifikohej, — se kam frikë vallë merr pjesë Garda në aksion.

— Mirë! Mirë! Do të bisedojmë për të gjitha, — ja ktheu princ Andrea. — Më lejoni vetëm sa të lajmëroj për këtë zotërinë këtu, dhe erdha.

Kur princ Andrea shkoi të lajmëronte për gjeneralin me fytyrë të kaltëryer, ky i fundit, që sigurisht nuk ish i një mëndjeje me Borisin në lidhje me avantazhet e nënshtrimit të pashkruar, ja mbërtheu sytë me një të tillë mënyrë atij oficerke që s'e kish lënë të mbaronte fjalën me adjutantin, sa që Borisi e ndjeu veten ngushtë, solli fytyrën nga ana tjetër dhe po priste me padurim që të kthehej princ Andrea nga kabineti i kryekomandantit.

— Ja, i dashur, ç'kam menduar për juve, — tht princ Andrea, kur hynë në sallonin e pjanos. — Është e kotë që të shkoni te kryekomandanti: ai do t'ju presë si jo më mirë, do t'ju ftojë për drekë — („kjo nuk do të ish keq për karierën, sipas atij nënshtrimit të pashkruar", mendoi Borisi), — po s'ju ka për të mbaruar punë; ne adjutantët dhe ordinancat jemi të shumë, për së shpejti do të arrijmë në një batalion. Po ja se ç'do të bëjmë: unë kam një mik të mirë gjeneral-adjutant princ Dollgorukovin, që është shpirt njeriu; mbase ju nuk e dini, po e vërteta është që tani Kutuzovi e shtatmadhoria e tij e ne të gjithë nuk ngrehim fare peshë: gjithëçka po përqëndrohet rreth perandorit; kështuqë do të shkojmë te Dollgorukovi; kam edhe punë të tjera me 'të e më duhet të shkoj tek ai; për juve i kam folur që më parë; të shohim a do të ketë

mundësi t'ju mbajë pranë tij ose t'ju gjejë ndonjë vënd të mirë aty gjëkundi.

Princ Andrea, gjithmonë i gatshëm për t'iu ardhur në ndihmë të rinjve e për t'i ngritur në një pozitë sa më të mirë, e kryente këtë detyrë me një kënaqësi të veçantë; me pretekstin e këtij favori që e lypte për një tjetër, po që, po të ish për vete të tij, nuk do ta kërkonte kurrë, i afrohej më shumë asaj sfere që e tërhiqte, kundër dëshirës së tij, asaj sfere që i kish të gjitha në dorë. Kështu, bashkë me Borisin shkoi te princ Dollgorukovi.

Natën vonë shkuan në pallatin ku rrinin të dy perandorët me oborrtarët e tyre.

Po atë ditë ishte mbledhur Këshilli i luftës ku kishin marrë pjesë gjithë anëtarët e *Hofkriegsrath* dhe dy perandorët. Në këtë Këshill, në kundërshtim me opinionin e të vjetërve, domethënë të Kutuzovit e të princ Shvarcenbergut, u vendos të hidheshin në sulm pa vonesë dhe të ndesheshin me Bonapartin në një betejë të përgjithëshme. Këshilli i luftës sapo kish mbaruar, kur princ Andrea me Borisin arritën në pallat që të kërkonin princ Dollgorukovin. Gjithë personalitetet e kuartjerit të madh të përgjithshëm ishin akoma nën magjepsjen e Këshillit të luftës të asaj dite, që pat qënë një fitore për partinë e të rinjve. Zërat e ndrojtur, që këshillonin të prisnin dhe ca mos ndodhte ndonjë ngjarje me rëndësi përpara se të merrnin ofensivën, qenë mbytur përfundimisht, dhe argumentet e tyre ishin hedhur poshtë plotësisht nga privat e padyshimta të avantazheve të ofensivës; beteja e ardhshme, dhe sigurisht fitorja, për të cilën kishin diskutuar në Këshill, nuk dukeshin sikur do të ngjisnin për së shpejti, po sikur kishin ngjarë tanimë e ishin gjëra të kaluara. Të gjitha avantazhet ishin nga ana jonë: forca shumë të mëdha, pa dyshim më të mëdha nga ato të Napoleonit, ishin përqëndruar në një pikë të vetme; morali i trupave ishte ngritur shumë nga prania e perandorëve aq sa prisnin me padurim që të hidheshin në luftë; pika strategjike ku do të veprohej njihej deri në hollësitë më të vogla nga gjenerali austriak Vejroter që u printe trupave (lumtërisht, rastisi që trupat austriake t'i

kishin bërë manevrat vitin e shkuar pikërisht në atë terren ku tani do të zhvillohej beteja me francezët; terreni njihej me pëllambë dhe ish riprodhuar në hartat me të gjitha hollësirat, dhe Napoleoni, i pavendosur me sa dukej, s'po merrte asnjë inisiativë.

Dollgorukovi, një nga partizanët më të zjarrtë të ofensivës, sapo ish kthyer nga Këshilli, i lodhur, i këputur, por i eksistuar dhe krenar për fitoren e arritur. Princ Andrea i paraqiti oficerin që e kish marrë nën mbrojtje; po princ Dollgorukovi, si i shtrëngoi dorën fort e njerëzisht, nuk i tha asgjë Borisit e duke mos mundur, siç dukej, të përmbahej e të mos ti çfaqte idetë që i zjenin në kokë në atë çast, zuri të fliste frëngjisht me princ Andrenë.

— Eh, i dashur, ç'luftë që kemi bërë! Vetëm dhëntë Zoti që edhe në betejën e ardhme të dalim po kaq fitimtarë. Megjithëkëtë, i dashur, — vazhdoi me një zë të këputur e të eksituar, — duhet ta pranoj gabimin tim ndaj austriakëve e sidomos ndaj Vejroterit. Ç'përpiksi, ç'saktësi, ç'njohje e përsosur e terrenit, ç'aftësi për të parashikuar gjithë rastet e rrethanat e mundëshme, deri në hollësirat më të vogla! Jo, i dashur, as që mund të merren me mënd kondita më të mira nga këto në të cilat ndodhemi. Saktësia austriake bashkuar me kurajën ruse: as që duhet gjë tjetër!

— Domethënë ofensiva u vendos në mënyrë të prerë? — pyeti Bollkonski.

— Dhe a e dini i dashur, më duket se me të vërtet Bonaparti e ka humbur pusullën. E dini se sot erdhi një letër prej tij për perandorin? — (Dollgorukovi qeshi në mënyrë kuptimplotë).

— Ashtu, hë? E çfarë shkruan? — pyeti Bollkonski.

— E çmund të shkruante? Tra-la-la-la-la e asgjë tjetër, puna është si të fitojë kohë. Dëgjomëni mua, do të shtiem në dorë pa tjetër: të jeni i sigurt për këtë! Po më e lezetshmja nga të gjitha, — vazhdoi duke qeshur me gjithë zemër, — është se s'dimë në ç'adresë t'ja dërgojmë përgjigjen. Konsullit jo, perandorit aq më pak akoma, s'mbetet tjetër veçse

t'ja dërgojmë me këtë adresë: gjeneral Bonapartit. Unë, për vete, kështu mendoj t'ja dërgojmë.

— Të mos e njohësh si perandor por ta quash gjeneral Bonaparti, më duket se ka një farë ndryshimi në këtë mes, — tha Bollkonski.

— E po këtu është puna, — u përgjigj me të shpejtë e me të qeshur Dollgorukovi, duke i prerë fjalën. — Ju e njihni Bilibinin: është njeri shumë i zgjuar. Ai propozoi për këtë adresë: „uzurpatorit dhe armikut të njerëzimit".

Dollgorukovi qeshi me gjithë zemër.

— Vetëm kaqë? — vërejti Bollkonski.

— Sidoqoftë, Bilibini, si njeri i zgjuar që është, ka gjetur një formulë serioze që e zgjidh problemin.

— Në ç'mënyrë?

— Kryetarit të qeverisë franceze, *au chef du gouvernement français*[1]), — tha princ Dollgorukovi seriozisht dhe me kënaqësi. — A s'e ka gjetur mirë?

— Mirë e ka gjetur, po kjo formulë s'ka për t'i pëlqyer hiç, — vërejti Bollkonski.

— Oh, pa dyshim! Im vëlla, që e njeh se ka qënë për darkë kush e di sa herë te ky... perandor tani, në Paris, më tregonte se s'kish parë kurrë diplomat më finok e më dinak: e dini? shkathtësia franceze bashkuar me hipokrizinë italjane. E dini si i ka ngjarë me kont Markovin? Vetëm kont Markovi dinte si të sillej me 'të: E dini historinë e shamisë? S'ka gjë më të bukur!

Dhe llafazani Dollgorukov, duke iu drejtuar herë Borisit, herë princ Andresë tregoi se Bonaparti duke dashur të provonte Markovin, ambasadorin tonë, lakasten, t'i binte shamia mu përpara tij dhe qëndroi duke e shikuar e duke pritur, sigurisht, që Markovi ta ngrinte e t'ja epte; po Markovi, aty për aty, la edhe ai t'i binte shamia pranë shamisë së parë, pastaj u ul e mori vetëm të tinë, pa e çikur farë atë të Napoleonit.

— *Charmant*[2]) — tha Bollkonski, — Po, me leje, princ, kam ardhur t'ju lutem për këtë djalosh. Puna është...

---

[1]) Kryetarit të qeverisë franceze.
[2]) Sa bukur!

Princ Andrea nuk e mbaroi dot fjalën, sepse në dhomë hyri një adjutant, që e ftoi princ Dollgorukovin të shkonte te perandori.

— Oh, të shkretën! — tha Dollgorukovi, duke u ngritur me nxitim e duke u shtrënguar dorën princ Andresë dhe Borisit. — Ju e dini se unë, me kënaqësinë, më të madhe, do të bëja ç'të më vinte për dore, si për juve ashtu edhe për këtë djalosh simpatik, — e ja shtrëngoi edhe një herë dorën Borisit me një shprehje gazmore, të gjallë e të sinqertë. — Por siç e shihni... do ta lemë për një erë tjetër!

Borisi e ndjente veten të mallëngjyer e të mahnitur nga që ndodhej në këtë çast kaq pranë pushtetit suprem. E kuptonte se aty ai qe në kontakt me levat që drejtonin tërë ato lëvizje kolosale të masave, të atyre masave ku bënte pjesë dhe ai vetë, në regjimentin e tij, si një grimcë e vogël fare, e bindur dhe e pa rëndësishme. Duallën në koridor pas Princ Dollgorukovit dhe takuan një burrë që po dilte nga dera e dhomës së perandorit ku po hynte Dollgorukovi: ishte një burrë i shkurtër, veshur civil, me një fytyrë zgjuar, ku spikaste vija e mprehtë e nofullës së poshtme të dalë, e cila, pa e shëmtuar, e tregonte dinak dhe plot gjallëri. Ky burrë i shkurtër e përshëndeti me kokë Dollgorukovin siç do të bënte për një mik të tij, dhe zuri ta shikonte princ Andrenë me një vështrim të ftohtë e të mprehtë duke ecur drejt tij e duke pritur, siç merrej vesh, që princ Andrea ta përshëndeste ose t'i lironte udhën. Princ Andrea nuk bëni as njërën, as tjetrën; atëhere fytyra i mori një shprehje zemërimi dhe, duke bërë mënjanë, vazhdoi udhën gjatë murit tjetër të koridorit.

— Kush është ky? — pyeti Borisi.

— Është një nga njerëzit me të shquar të kohës sonë po edhe një nga më antipatikët për mua. Është ministri i punëve të jashtme, princ Adam Çartorizhski. Ja, të tillë njerëz, — tha Bollkonski me një psherëtimë që s'mundi ta mbante, tek po dilnin nga pallati, — të tillë njerëz vendosin mbi fatin e popujve.

Të nesërmen trupat filluan marshimin dhe Borisi nuk mundi më, gjer në betejën e Austerlicit, t'i bënte vizitë as Bollkonskit, as Dollgorukovit, kështu

që mbeti akoma për disa kohë në regjimentin Ismaillovski.

X

Në agim të gjashtëmbëdhjetë nëntorit, skuadroni i Denisovit, ku shërbente Nikolla Rostovi, skuadron që bënte pjesë në trupat e komanduara nga princ Bagrationi, la jetën e kampit për t'u hedhur në aksion, siç thoshin ahere, dhe si bëri ndonjë verstë pas kolonave të tjera, mori urdhër të qëndronte në rrugën kryesore. Përpara syve të Rostovit kaluan, në marshim drejt armikut, kozakët; skuadroni i parë dhe i dytë i usarëve, disa bataljona të këmbësorisë me artileri; kaluan gjeneralët Bagration e Dollgorukov, hipur mbi kalë, me adjutantët e tyre. Tërë frika që kish pasur, si edhe një herë më parë, në vigjiljen e këtij aksioni të ri, tërë ajo luftë e brëndëshme me anën e së cilës kish mundur ta mposhtte këtë frikë, tërë ëndrat e tia për aktet heroike me të cilat do të dallohej si usar i vërtetë në këtë beteje, kishin qënë të kota. Skuadronin e tij e lanë rezervë, dhe Nikolla Rostovi e shikoi atë ditë i mërzitur e plot ankth. Në ora nëntë të mëngjezit dëgjoi krisma pushke përpara tij, zëra që bërtisnin urrà, pà të plagosur që po i hiqnin prapa (nuk ishin shumë); dhe, më në fund, në mes të një qindshe kozakësh, pa një repart të tërë kavalerie franceze, të zënë rob e që po e sillnin në prapavija. Siç dukej, ndeshja kish marrë fund; s'kish qënë ndonjë ndeshje e madhe, po kish dalë me sukses. Ushtarët dhe oficerët që po ktheheshin flisnin për një fitore të shkëlqyer, për marrjen e qytetit Vishau dhe thoshin se një skuadron i tërë francez ishte kapur rob. Ish një ditë e kthjelltë, me diell, pas ngricës së natës. Shkëlqimi gazmor i kësaj dite vjeshte shkonte për bukuri me lajmin e fitores, që vërtetohej jo vetëm nga fjalët e atyre që kishin marrë pjesë në 'të, po edhe nga shprehja shend e verë e fytyrave të ushtarëve, të oficerëve, të gjeneralëve e të adjutantëve që kalonin, duke shkuar atje e duke u kthyer s'andejmi, përpara syve të Rostovit. Nikollës i mbeti peng në zemër që kish hequr kot-

sëkoti tërë atë frikë para betejës, e që po e kalonte këtë ditë të lumtur pa bërë asgjë.

— Rostov, eja këtu, eja të pimë që ta mbytim dhëmbjen! — i thirri Denisovi që ish ulur anës rrugës me një shishe dhe disa mezera përpara.

Oficerët u mblodhën pranë Denisovit duke ngrenë e duke biseduar.

— Ja ku po sjellin dhe një tjetër! — tha një oficer duke treguar një dragon francez të zënë rob që po e sillnin dy kozakë më këmbë. Njeri prej tyre po hiqte për freri një kalë të bukur e të madh francez, që ja kish marrë robit.

— A ma shet atë kalë? — i thirri Denisovi kozakut.

— Me gjithë qejf, shkëlqesi...

Oficerët u ngritën dhe u mblodhën rreth kozakëve e robit. Dragoni (kalorësi) francez ishte një djalosh nga Alzasa që e fliste frëngjishten me një theks gjerman. Flakë i skuqur në fytyrë, po ngulçonte nga tronditja e, duke dëgjuar që po flisnin frëngjisht, zuri të bisedonte me oficerët. Herë kthehej nga njëri, herë nga tjetri, duke i lëshuar fjalët breshër. Thosh se nuk do ta kishin kapur; se, në e zunë, faji nuk ish i tij, po *du caporal*[1]), që e kish dërguar të merrte velënxa për kuajt, megjithqë ky i kish thënë se atje qenë rusët. Dhe në çdo fjalë shtonte „*amis qu'on ne fasse pas de mal à mon petit cheval*"[2]), dhe e përkëdhelte kalin. Dukej që nuk po e kuptonte se ku ndodhej. Herë kërkonte ndjesë që kish rënë rob, herë, duke kujtuar se ndodhej përpara eprorëve të tij, lëvdohej për zellin e tij si ushtar e për kujdesin që kish në shërbim. Ai sillte në praparojen tonë atmosferën e gjallë të ushtrisë franceze, që për tanët ishte fare e huaj, e panjohur.

Kozakët e shitën kalin për dy florinj dhe e bleu Rostovi, që tani ishte më i pasuri ndër oficerët, se sapo kish marrë të holla nga shtëpia.

— *Mais qu'on ne fasse pas de mal à mon petit cheval!* — i tha Rostovit alzasiani baballëk, kur mori kalin.

---

[1]) Teatrit.
[2]) Mos ma trazoni kalin!

Rostovi, duke bërë buzën më gaz, e qetësoi dragonin dhe i dha ca të holla.

— Ec! Ec! — i tha kozaku duke e hequr robin për krahu.

— Perandori! Perandori — u dëgjuan befas disa zëra midis usarëve.

Që të gjithë u sulën me vrap, dhe Rostovi pa rrugës prapa tij disa kalorës që po afroheshin, me puplajat e bardha në kapellat. Sa çel e mbyll sytë, që të gjithë qenë në vëndet e tyre, duke pritur.

Rostovi s'u kujtua e nuk ndjeu fare se kish rendur gjer te vëndi i tij e si ja kish hipur kalit me një të kërcyer. Hidhërimi që s'mori dot pjesë në përleshjen, mërzitja e tij dhe çdo mendim personal, u çdukën, u shuan menjëherë përpara ndjenjës së gëzimit të patreguar, përpara lumtërisë në të cilën ish kredhur i tëri, tani që po afrohej perandori. I dukej sikur po shpërblehej, dhe me të tepër, që i kish ikur kot ajo ditë. Ishte i lumtur si një dashnor kur sheh se erdhi ora e takimit, që e ka pritur prej kush e di sa kohë. Pa guxuar të kthente kryet e pa vështruar, e ndjente afrimin e sovranit me një intuitë plot entusiazmë. Nuk e ndjente vetëm nga troku i kuajve të atij grupi që po afrohej; e ndjente sepse, sa më shumë që avitej perandori, gjithëçka rrotull tij bëhej më e kthjelltë, më e ndritur, më e qeshur, më e ngrohtë, më gazmore. Për Rostovin ishte si një diell që po afrohej duke derdhur rreth e rrotull rrezet e një drite të ëmbël e madhështore; dhe ja, ai e ndjente veten të përshkuar nga këto rreze, dhe dëgjonte zërin e tij atë zë ledhatonjës, të qetë, solemn po edhe sa të thjeshtë njëkohësisht! Pikërisht ashtu sikundër e parandjente, u bë një heshtje e thellë, dhe në atë heshtje kumboi zëri i perandorit.

— *Les hussards de Pavlograd?*[1]) — pyeti.

— *La réserve, sire!*[2]) — u përgjegj një zë njeriu, pas atij zëri hyjnor që tha: „*Les hussards de Pavlograd?*"

Perandori arriti përpara Rostovit dhe qëndroi. Fytyra e Aleksandrit dukej edhe më e bukur se

---

[1]) Usarët e Pavllogradit?
[2]) Rezerva madhëri!

në revistën aty e tri ditë më parë; ndrinte e vetëtinte nga gëzimi, e freskët e plot shëndet, e qeshur dhe e pafajshme sa i dukej njeriut sikur kish përpara ndonjë djalosh fare të ri, ndonjë katërmbëdhjetë-vjeçar të mitur; po njëkohësisht ajo ishte fytyra e shkëlqyer, fytyra e madhërishme e perandorit të madh. Duke hedhur vështrimin mbi skuadronin, sytë e perandorit ndeshën rastësisht në sytë e Rostovit dhe një çast u ndalën mbi 'ta. A e kuptoi perandori se ç'vlonte në shpirtin e Rostovit? (Nikollës iu duk sikur ja kuptoi zemrën.) Sido që të qe, sytë e tij të kaltër u ngulën për dy sekonda në fytyrën e Rostovit. (Nji dritë e ëmbël dhe e dashur derdhej nga ata sy.) Pastaj, befas, ngriti vetullat, i nguli mamuzet kalit dhe u largua trokthi.

Perandori i ri s'kish mundur ta mposhtte dëshirën e tij për ta parë vetë me sy betejën, e megjithë kundërshtimin e oborrtarëve të vet, aty afër drekës, duke u shkëputur nga kolona e tretë, me të cilën ndodhej, qe sulur me të katra drejt pararojës. Po para se t'i arrinte usarët, e mori vesh nga disa adjutantë se ndeshja kish përfunduar me fitore.

Këtë luftim pa ndonjë rëndësi të madhe (kishin zënë robë vetëm një skuadron francez) ja përshkruan e ja paraqitën si një fitore të shkëlqyer, e prandaj perandori dhe tërë ushtria, sidomos deri sa tymi i barutit nuk qe shpërndarë akoma mbi fushën e betejës, besuan se francezët qenë thyer e po tërhiqeshin nga e keqja e jo se donin vetë. Pas disa minutash si kaloi perandori, dy skuadronë usarësh të Pavllogradit, muarën urdhër të shkonin përpara. Në Vishau, një qytet i vogël gjerman, Nikolla e pa edhe një herë perandorin. Në sheshin e qytetit, ku, para se të vinte perandori, kish vluar pushka, po dergjeshin disa ushtarë të vrarë e të plagosur që s'kishin arritur dot t'i ngrenin që aty. Sovrani, i rrethuar nga një suitë ushtarakësh e civilësh, hipur mbi një pelë kullë prej race engleze — jo ajo që kish kur kaloi trupat në revistë — e pakëz i epuar mënjanë, duke mbajtur me një gjest plot nur një monokël ari pranë syve, po shikonte një ushtar që kish rënë përmbys, pa kapë, me kokën të mbytur në gjak. Ushtari i plagosur ishte kaq

i fëlliqur, kaq i shëmtuar e i llahtarshëm, sa që kur e pa Rostovi aq pranë perandorit, sikur i ra pika. Rostovi vuri re se supet pakëz të krusura të sovranit u drodhën sikur i shkonin të ngjethura vu-ri re gjithashtu se këmba e tij e majtë çponte pareshtur me mamuze brinjën e pelës; kafsha e mësuar kthente kokën, indiferente, pa lojtur nga vëndi. Një adjutant zbriti nga kali, e kapi ushtarin nën sqetull dhe zuri ta vinte në një vig. Ushtari rënkoi.

— Me ngadalë, me ngadalë, a s'mund ta bëni dot më me ngadalë? — tha perandori, i cili dukej se po vuante më shumë edhe nga vetë ushtari që po hiqte shpirt, dhe u largua.

Rostovi e pà që iu mbushën sytë me lot dhe e dëgjoi që po i thosh frëngjisht Çartorizhskit tek po largohej:

— Sa gjë e tmershme që është lufta, sa gjë e tmershme! *Quelle terrible chose que la guerre!*[1]).

Trupat e pararojës u vendosën përpara Vishaut përball vijës së parë armike, që gjatë tërë asaj dite vazhduan të tërhiqeshin, duke i lënë pozitat me të vërshëllyer plumbat e parë. Pararojes iu komunikuan falënderimet e perandorit, iu premtuan dekorata dhe ushtarëve ua dyfishuan asaj dite racionin e vodkës. Me një gëzim edhe më të madh se natën e shkuar kërcitën e brumbulluan zjarret e kampit dhe ushtarët ja muarrën këngës si të dehur. Denisovi festonte asaj nate gradimin e tij major, dhe Rostovi që kish ardhur më qejf, aty nga fundi i gostisë ngriti një dolli për shëndet të sovranit, „jo për Madhërinë e Tij perandorin, siç thonë në gostitë zyrtare, — tha ai — po për shëndetin e perandorit që është shpirt njeri, i adhurueshëm e i madh; të pimë për shëndetin e tij dhe për fitoren tonë të sigurt mbi francezët!"

— Në qoftë se më parë kemi lëftuar, — vazhdoi, — dhe u kemi qëndruar si burrat francezëve, si në Shëngraben, tani që na prin vetë perandori do të bëjmë çudira! Që të gjithë jemi gati të vdesim, të vdesim me gjith qejf për 'të! Apo jo, zotërinj?

---

[1]) Sa gjë e tmershme që është lufta!

Mbase nuk shprehem mirë, po e ndjej në shpirt ashtu siç e ndjeni që të gjithë ju! Për shëndet të Aleksandrit të Parë! Urra!

— Urra! — buçitën oficerat njëzeri.

Dhe Kirsteni plak thërriste po me aq entusiazmë sa edhe oficeri njëzetvjeçar.

Kur oficerët e pinë dollinë dhe i thyen gotat, Kirsteni mbushi gota të tjera dhe, në këmishët, me një gotë në dorë u qas pranë një zjarri të ushtarëve, e në një pozë madhështore, duke tundur lart dorën, me mustaqet e gjata të thinjura e me kraharorin e bardhë që dukej nga këmisha e hapur, u ndal në dritën e zjarreve.

— Djema! për shëndet të Madhërisë së Tij perandorit, për fitoren tonë mbi armiqtë, urra! — thirri me zërin e tij baritonal, prej usari të mplakur por të zjarrtë.

Usarët iu mblodhën rrotull dhe brohoritën që të gjithë me sa fuqi që kishin.

Natën vonë kur qenë ndarë që të gjithë, Denisovi iu afrua shokut të zemrës, Rostovit, dhe i pëkëdheli supin me dorë.

— Me qënë se këtu në luftë s'ka femra që të binim në dashuri me ndonjë prej tyre, atëhere biem në dashuri me perandorin!

— Denisov, nuk është rasti për të qeshur, — ja priti Rostovi, — kjo është një ndjenjë aq e lartë, aq e bukur, aq . . .

— Po, po, e di, miku im, e di, e ndjej dhe vetë, të kuptoj . . .

— Jo, s'kupton asgjë!

Dhe Rostovi u ngrit e zuri të endej rrotull zjarreve, duke ëndëruar se sa i lumtur do të ish sikur të vdiste, jo duke shpëtuar jetën e perandorit (këtë as që guxonte ta shkonte nëpër mënd) po vetëm të vdiste përpara syve të tij. Kish rënë me të vërtet në dashuri me perandorin, e me lavdinë e ushtrisë ruse, e me shpresën e një fitoreje të ardhme. Dhe nuk ish e vetëm ai që ndjente kështu në ato ditë të paharruara para betejës së Austerlicit; nëntë të dhjetat e ushtarëve të ushtrisë ruse në atë kohë kishin rënë në dashuri, megjithse jo në një dashuri aq të zjarrtë, me carin e tyre e me lavdinë e ushtrisë ruse.

## XI

Të nesërmen perandori qëndroi në Vishau. Mjeku i oborrit, Vileri, u thirr shumë herë ta vizitonte. Në kuartierin e përgjithshëm dhe në trupat që ndodheshin më afër u përhap lajmi se perandori s'ishte mirë me shëndet. Sipas fjalëve të oborrtarëve s'kish vënë gjë në gojë dhe s'kish fjetur mirë asaj nate. Kjo i qënkej shkakëtuar nga përshtypja e thellë që i kish bërë shpirtit të ndijshëm të sovranit pamja e llahtarëshme e të plagosurve dhe e të vdekurve.

Në mëngjes herët të 17 nëntorit, një oficer francez, i mbrojtur nga flamuri parlamentar, duke ardhur nga avanpostet, arriti në Vishau dhe kërkoi të pritej në audiencë nga perandori rus. Ky oficer ishte Savariu. Carin sapo e kish zënë gjumi e prandaj Savariut iu desh të priste. Më drekëherë sovrani e priti në audiencë dhe pas një ore u kthye, bashkë me princ Dollgorukovin, në avanpostet e ushtrisë franceze.

Flitej se Savariu kish ardhur t'i propozonte perandor Aleksandrit që të bënte një takim me Napoleonin. Po ky takim nuk u pranua, gjë kjo që u prit me gëzim të madh e me krenari nga gjithë ushtria. U dërgua princ Dollgorukovi, ngadhënjyesi i Vishaut, që të hynte në bisedime me Napoleonin në rast se ky i fundit shprehte me të vërtet dëshirën për paqe, gjë që nuk pritej prej tij.

Dollgorukovi u kthye ndaj mbrëma, hyri drejt e te perandori dhe qëndroi aty një copë herë të gjatë, fill i vetëm me 'të.

Më 18 dhe 19 nëntor trupat bënë edhe dy etapa të tjera përpara, dhe avanpostet armike, si shtinë disa pushkë, u tërhoqën. Në sferat e larta të ushtrisë, më 19, aty nga mezi i ditës, filloi një lëvizje e madhe e ethëshme, që vazhdoi gjer në mëgjes të 20 nëntorit, data e betejës së përmëndur të Austerlicit.

Gjer në mes të ditës të 19 nëntorit, lëvizja, bisedimet e zjarrta, vajtje-ardhjet, dërgimi i adjutantëve u kufizuan në kuartierin e madh të përgjithshëm të perandorëve; pas mezit të ditës së 19 nëntorit lëvizja kaloi edhe në kuartierin e përgjith-

shëm të Kutuzovit e në shtatmadhoritë e komandantëve të kolonave. Në mbrëmje, me anën e adjutantëve, kjo lëvizje u përhap në të gjitha anët e në të gjitha repartet e ushtrisë, dhe natën duke gdhirë 20 u ngrit nga kampet e natës dhe valëzoi e lëvizi, si një pëlhurë e pamasë nëntë versta e gjatë masa e ushtrive aleate prej tetëdhjetë mijë vetash.

Lëvizja e përqëndrruar që nisi në mëngjes në kuartierin e përgjithshëm të perandorëve e që shkaktoi tërë lëvizjen e mëtejshme, i përngjiste lëvizjes së parë të rrotës kryesore të sahatit të madh të një kulle. Në krye nis e vërtitet me ngadalë një rrotë, pastaj një tjetër e një tjetër gjersa më në fund hyjnë në valle që të gjitha e zënë të lëvizin përherë e më shpejt; boshtet kërcasin, zembrekët kërkëllojnë, fillon e bie zilja, parakalojnë figurinat, e me ngadalë akrepët nisin të luajnë duke treguar rezultatin e lëvizjes.

Ashtu si në mekanizmin e sahatit, edhe në mekanizmin ushtarak, lëvizja, po filloi një herë nuk mund të ndalet pa shkuar gjer në fund; pjesët e mekanizmit, që s'kanë hyrë akoma në funkcion, nuk luajnë fare, gjersa të vijë çasti që t'u jepet edhe atyre shtytja iniciale. Rrotat vërshëllejnë mbi boshtin duke u kapur me dhëmbët në ingranazh, rrotkat kërcasin nga shpejtësia e vërtitjes; po rrota aty pranë qëndron në vënd pa lëvizur dhe të duket sikur ashtu do të qëndrojë për qindra vjet me radhë; po kur vjen çasti, luan një levë e, duke iu bindur lëvizjes, rrota kërcet e vërtitet dhe shkrihet në një aksion të vetëm me shoqet, në një aksion, qëllimi dhe rezultati i të cilit janë krejt të pakuptueshme për 'të.

Si në një sahat ku rezultati i lëvizjes komplekse i rrotave e i rrotkave të panumurta e të ndryshme është vetëm lëvizja e matur dhe e ngadalëshme e një akrepi që tregon kohën, — kështu, rezultati i gjithë lëvizjeve të koklavitura njerëzore të atyre njëqind e gjashtëdhjetë mijëve rusë e francezë — i gjithë pasioneve, dëshirave, pendimeve, peruljeve, dhëmbjeve, vojtjeve, i hoveve të krenarisë, të frikës, të entusiazmit të këtyre nerëzve — qe vetëm humbja e betejës së Austerlicit, që u quajt beteja e tre

perandorëve, domëthënë lëvizja e ngadalëshme e akrepit të historisë botërore në kuadrantin e historisë së njerëzimit.

Asaj dite princ Andrea ish me shërbim dhe qëndroi gjithmonë pranë kryekomandantit.

Më ora gjashtë të mbrëmjes Kutuzovi vajti në kuartierin e madh të përgjithshëm të perandorëve, dhe si qëndroi një çikë me sovranin, shkoi te mareshalli i madh i oborrit, kont Tolstoi.

Bollkonski përfitoi nga ky çast që t'i bënte një vizitë Dollgorukovit e të merrte vesh hollësirat e aksionit që do të fillohej për së shpejti. Princ Andrea e ndjente se Kutuzovi ish i tronditur nga diçka dhe i pakënaqur, se në kuartierin e madh të përgjithshëm ishin të pakënaqur prej tij e se të gjithë personalitetet e kuartierit të përgjithshëm të perandorit i flisnin me tonin e atyre që dinë diçka që të tjerët nuk e dinë; prandaj donte që të fliste me Dollgorukovin:

— Mirseardhe, *mon cher*[1]) — i tha Dollgorukovi, që ish duke pirë çaj me Bilibinin: — Dasma është për nesër. Ç'bën ai plaku juaj? I është prishur qejfi, hë?

— Nuk them se i është prishur qejfi, po me sa duket kërkon që ta dëgjojnë e t'i vënë veshin.

— Po e dëgjuan në Këshillin e luftës, dhe do ta dëgjojnë kur të thotë gjëra me mënd e me vënd; po që të rrinë e të presim ku di unë se çfarë, kur Bonaparti i trëmbet më tepër se çdo gjëje tjetër një beteje të përgjithëshme, — kjo është e pamundur.

— Po ju u takuat me Bonapartin? — tha princ Andrea. — E, çfarë njeriu është? Ç'përshtypje ju bëri?

— Po, u takova, e pashë dhe u binda se ai i trembet një beteje të përgjithëshme më tepër se çdo gjëje tjetër në botë, — përsëriti Dollgorukovi, duke i dhënë, me sa dukej, rëndësi të madhe këtij konkluzioni të përgjithshëm që kishte nxjerrë nga takimi i tij me Napoleonin. — Po të mos i trëmbej betejës, përse do ta kërkonte atë takim, të hynte në bisedime, e sidomos përse të tërhiqej, sapo që tërheqja

---

[1]) I dashur.

është krejt në kundërshtim me tërë metodën e tij luftarake? Besomëni: ka frikë, ka frikë nga një betejë e përgjithëshme. I erdhi fundi, dëgjomëni mua.

— Po pa na tregoni ç'njeri është, si duket? — pyeti sërish princ Andrea.

— Është një burrë me kapotë bojëhiri, i djegur që t'i thosha „Madhëria Juaj", po që mbeti keq se s'mori dot nga unë asnjë titull. Ja ç'njeri është, asgjë tjetër më shumë, — u përgjegj Dollgorukovi, dhe u kthye e vështroi Bilibinin duke bërë buzën më gaz.

— Megjithë respektin e madh që kam për Kutuzovin plak, — vazhdoi, — do të bënim një gabim trashanik sikur të rrinim duarkryq e të prisnim ku di unë se çfarë, duke i dhënë rastin kështu të na ikte apo të na mashtronte, kurse tani s'ka si na shpëton nga duart. Jo, nuk duhet harruar parimi i Suvorovit: mos e lerë veten të të sulmojnë, po sulmo ti i pari. Besomëni, në luftë energjia e të rinjve është shpesh herë një udhëheqje më e mirë se tërë eksperienca e strategëve të vjetër.

— Po në ç'pozicion do ta goditim? Isha sot në avanpostet: është e pamundur të kuptosh se ku pikërisht po i përqëndron ai forcat kryesore, — tha princ Andrea.

Kishte qejf t'ja shpjegonte Dollgorukovit planin e sulmit që kish përgatitur.

— Kjo s'ka aspak rëndësi, — tha me të shpejtë Dollgorukovi, duke u ngritur e duke hapur një hartë mbi tryezë. — Janë parashikuar që të gjitha rastet: po të qëndrojë pranë Brynit.

Dhe princ Dollgorukovi parashtroi në mënyrë të shpejtë e të errët planin sulmonjës të Vejroterit që konsistonte në një goditje nga krahu.

Princ Andrea filloi të bënte vërejtje dhe të shpjegonte planin e vet, i cili s'binte më poshtë nga ai i Vejroterit, po vetëm që nuk ishte aprovuar si ai. Sa filloi princ Andrea të provonte të metat e planit të Vejroterit dhe avantazhet e planit të tij, princ Dollgorukovit i fluturoi gjetkë mëndja: vështronte i hutuar jo hartën po fytyrën e princ Andresë.

— Po sot do të mblidhet Këshilli i Lartë i luftës te Kutuzovi: atje mund t'i parashtroni të gjitha këto, — tha Dollgorukovi.

— Ashtu do të bëj, — ja ktheu princ Andrea, duke u larguar nga harta.

— Po përse bëheni merak, zotërinj? — ndërhyri Bilibini, që gjer ahere kish mbajtur vesh me një buzëqeshje të lehtë e që, tani, me sa dukej, donte të tallej. — Qoftë e nesërmja ditë fitoreje apo disfate, lavdia e ushtrisë ruse është e siguruar. Përveç Kutuzovit tuaj, asnjë nga komandantët e kolonave s'është rus. Këta komandantë janë: *Herr General Wimpfen, le comte de Langeron, le prince de Lichtenstein, le prince de Hohenlohe et enfin Prsch, prsch ... et ainsi de suite comme tous les noms polonais*[1].

— *Taisez-vous, mauvaise langue*[2], — i tha Dollgorukovi. — S'është e vërtetë; tani kemi dy rusë: Millioradoviçin dhe Dokturovin, e do të kishim dhe një tjetër, kont Arakçejevin, mirëpo i ka nervat të dobëta.

— Besoj se Mihaill Illarionoviçi do të ketë dalë, — tha princ Andrea. — Mbeçi me shëndet, zotërinj, e ju vaftë mbarë, — shtoi, dhe dolli, si u shtrëngoi dorën që të dyve.

Tek po ktheheshin në shtëpi princ Andresë s'iu ndënjt pa e pyetur Kutuzovin, që po rrinte në heshtje, ulur pranë tij, se ç'mendonte për betejën e nesërme.

Kutuzovi e vështroi rreptë adjutantin e tij dhe, si heshti një çast, u përgjegj:

— Mendoj se do ta humbim betejën, dhe unë ja thashë kont Tolstoit e iu luta që t'ja komunikonte këtë opinion perandorit. Po ç'kujton se m'u përgjegj? *„Eh, mon cher général, je me mêle du riz et des côtelettes, mêlez-vous des affaires de la guerre"*[3]. Po ... ja kështu m'u përgjegjën!

---

[1] Zoti gjeneral Vimpfeni, konti de Lanzheron, princ Lihtenshtejni, princi de Hohenlohe dhe, më në fund, Përshi përsh ... e kështu me radhë, si janë gjithë emrat polonezë.

[2] Pushoni gjuhë e keqe!

[3] Eh, i dashur gjeneral, unë merrem me oriz e me bërzolla; me çështjet e luftës merruni vetë!

## XII

Në orën dhjetë të mbrëmjes Vejroteri mori planet dhe shkoi te Kutuzovi ku ishte mbledhur Këshilli i luftës. Gjithë komandantët e kolonave ishin ftuar të vinin te kryekomandanti, dhe, përveç princ Bagrationit, që s'desh të vinte, që të gjithë ishin aty në orën e caktuar.

Vejroteri, organizatori i plotfuqishëm i betejës së nesërme, paraqiste, me gjallërinë dhe gjestet e nxituara e të rrëmbyera, një kontrast të theksuar me Kutuzovin, të pakënaqur e të përgjumur, që kryesonte pa dashur Këshillin e luftës. Dukej që Vejroteri e ndjente veten në krye të kësaj lëvizjeje, që tanimë ish e pa mundur të ndalej. Ishte si ai kali i mbrehur, që është lëshuar në pikën e vrapit tatëpjetë bregut me gjithë karro. Nuk e dinte në se e shtynin nga prapa apo tërhiqte ai vetë, po sulej me shpejtësinë më të madhe, pa pasur kohë të shikonte se ku po e shpinte kjo lëvizje. Asaj mbrëmje Vejroteri kish shkuar dy herë të shikonte vetë avanpostet armike, kish qënë dy herë te perandorët, te rusi dhe te austriaku, ku kish paraqitur raportin e kish dhënë shpjegime e, më në fund, kish vajtur në kançelerinë e tij, ku kish diktuar gjermanisht, një projekt mbi dispozicionin e trupave. Pas gjithë këtyre punëve arriti, i lodhur e i raskapitur, te Kutuzovi.

Kaq shumë i kredhur ish në mendimet e tia, sa harronte të sillej me respekt kundrejt gjeneralisimit: e ndërpriste, fliste me nxitim, turbull, pa e vështruar tjetrin në sy, pa iu përgjigjur pyetjeve që i bëheshin; ish bërë me baltë, dukej si mos më keq, i këputur, i hutuar, po prapë hundëpërpjetë.

Kutuzovi kishte zënë një kështjellë të vogël fisnikësh pranë Ostralicit. Në një sallë të madhe pritjeje, që e kishin shndruar në një dhomë studioje për gjeneralisimin, qenë mbledhur Kutuzovi vetë, Vejroteri dhe anëtarët e Këshillit të luftës. Po pinin çaj. Po prisnin edhe princ Bagrationin, pa të fillonin nga bisedimet. Në ora tetë erdhi një adjutant i Bagrationit dhe lajmëroi se princi nuk mund të vinte. Princ Andrea hyri që të lajmëronte gjeneralisimin, dhe, duke përfituar nga leja që ja kish dhënë Kutu-

zovi qysh më parë për të asistuar në Këshill, qëndroi në sallë.

— Me që princ Bagrationi nuk vjen, mund të fillojmë, — tha Vejroteri, duke u ngritur me të shpejtë nga vëndi e duke iu afruar tryezës, ku ishte hapur një hartë e madhe e rretheve të Brynit.

Kutuzovi, që e kish zbërthyer xhaketën e uniformës për të mos ja shtrënguar qafën e trashë e të ngallshme, kish ndenjur në një kulltuk ala Volter, duart e buta e të fryra si brumë i ardhur i kish vënë simetrikisht në krahët e kulltukut, e dukej sikur flinte. Kur dëgjoi zërin e Vejroterit, hapi, si i lodhur, syrin e saktë.

— Po, po, ju lutem, se jemi vonë, — tha, dhe, si bëri një shënjë me kokë, e uli kokën e mbylli sytë.

Edhe në se, në çastet e para, anëtarët e Këshillit mund të kujtonin se Kutuzovi bënte sikur flinte, tingujt që nxori ky nga hunda gjatë leximit që pasoi, treguan se kryekomandanti s'kish nge, në atë kohë, të shprehte përbuzjen e vet ndaj planit të betejës e ndaj çfardo gjëje tjetër. Ai qe i këputur për gjumë e nuk qëndronte dot. Nuk shtirej, po flinte me të vërtetë. Vejroteri e vështroi si një njeri që është tepër i zënë me punë e s'ka nge të humbasë asnjë minutë kohë, dhe si u bind se po flinte, mori në dorë një letër dhe me zë të fortë e monoton filloi të lexonte udhëzimet për betejën e ardhme, nën një titull, që e lexoi edhe këtë:

„Udhëzime për sulmin mbi pozicionin armik prapa Kobelnicit e Sokolnicit, më 30 nëntor 1805".

Udhëzimet ishin shumë të ndërlikuara e të vështira.

Ja origjinali: *Da der Feind mit seinem linken Flügel an die mit Wald bedeckten Berge lehnt, und sich mit seinem rechten Flügel längs Kobelnitz und llen und ihn auf der Fläche zwischen Shlapanitz und Sokolnitz hinter die dort befindlichen Teiche zieht, wir im Gegentheil mit unserem linken Glügel seinem rechten sehr debordiner, so ist es vortheilhaft diesen Flügel des Feindes zu attakiren, besonders wenn wir die Dörfer Sokolnitz und Kobelnitz im Besitze haben, wodurch wir dem Feind zugleich in die Flancke fallen und ihn auf der Fläche zwischen Shlapanitz und*

*dem Türassa Walde verfolgen können, indem wir den Defileen von Schlapanitz und Bellowitz ausweichen, welche die feindliche Front decken. Zu diesem Endzweche ist es nöthig... Die erste Kollonne marschirt... die zweite Kolonne marchirt... die dritte Kolonne marchirt...*[1] e kështu me radhë, — lexonte Vejroteri.

Gjeneralët dukeshin se e dëgjonin me pahir këtë plan të vështirë. Gjeneral Bukshevdeni, shtat-gjatë e flokëverdhë, qëndronte më këmbë, mbështetur pas murit dhe, me sytë mbërthyer në një llambadhe të ndezur, dukej sikur s e kish mëndjen aty dhe as që donte që të tjerët të besonin se po mbante vesh. Mu përballë Vejroterit, duke ja qepur sytë e tij të mëdhenj e që lëshonin xixa, në një pozë marciale, me duart të mbështetura mbi gjunjë, brylet jashtë, po rrinte faqekuqi Milloradoviç, me mustaqet përpjetë e me supet ngritur. Kish shtrënguar buzët, duke e vështruar drejt në fytyrë Vejroterin, dhe ulte sytë vetëm atëhere kur shefi i shtatmadhorisë austriake pushonte së foluri. Në ato çaste Milloradoviçi u hidhte një sy kuptimplotë gjeneralëve të tjerë; po nga shprehja e atij vështrimi aq serioz ish e pamundur të kuptojë në ishte dakor apo jo, i kënaqur apo i pakënaqur nga udhëzimet. Më pranë Vejroterit nga të gjithë rrinte kont Lanzhëroni e me një nënqeshje të lehtë në fytyrën e tij prej francezi të jugut, një nënqeshje që s'iu nda nga fytyra gjatë tërë leximit, po vështronte gishtrinjtë e tij të stërhollë që po vërtisnin me të shpejtë nga çipat një kuti duhani të florinjtë të zbukuruar me një portret. Në mes të njërës nga frazat e fundit, ai pushoi së vërtituri kutinë, ngriti kokën dhe, me një nënqeshje të njerëzishme po pa lezet në çipat e buzëve ndërpreu Vejroterin, duke dashur të thoshte diçka; po gjenerali austriak, pa e ndërprerë leximin, ngrysi

[1] Me qënë se armiku mbështetet me krahun e tij të majtë në lartësitë e veshura me pyje, e me krahun e tij të djathtë shtrihet gjatë Kobelnicit e Sokolnicit, prapa kënetave që ndodhen aty, dhe ne, përkundrazi, me krahun tonë të majtë e tejkalojmë shumë të djathtën e tij, na leverdis ta sulmojmë këtë krah të armikut, veçanërisht po të shtiem në dorë fshatrat Sokolnic e Kobelnic e në këtë mënyrë do të kemi mundësinë të biem mbi krahun e armikut e ta ndjekim këmbakëmbës në fushën midis Shlapanicit dhe pyllit të Tyras duke evituar grykat midis Shlapanicit e Bielovicit, që mbulojnë ballin e armikut. Për këtë qëllim është e nevojëshme... Kolona e parë do të marshojë... kolona e dytë do të marshojë... kolona e tretë do të marshojë...

vetullat me inat dhe tundi brylet, sikur desh të thosh: „Pastaj, pastaj m'i thoni mendimet tuaja, tani shikoni hartën aty, dhe bani vesh". Lanzheroni vështroi përpjetë si i çuditur e si i fyer, vështroi Milloradoviçin sikur i kërkonte shpjegim, po duke ndeshur në vështrimin e rëndë, megjithëse nuk shprehte asgjë, të Milloradoviçit, uli sytë me trishtim dhe zuri prapë të vërtiste kutinë nëpër gishtrinj.

— *Une leçon de geographie*[1], — tha si me vete, po me zë mjaft të lartë sa mund të dëgjohej.

Przhebishevski, me një mirësjellje plot respekt, por dinjitoze, përkulte veshin me dorë nga Vejroteri dhe kishte pamjen e një njeriu që po dëgjon me tërë vëmëndjen e tij. Dokturovi, i shkurtër nga shtati, ish ulur përkundrejt Vejroterit, i vëmëndshëm e modest dhe, i kërrusur mbi hartën e hapur, po studjonte me kujdesin më të madh planin e dislokimit të trupave si edhe terrenin që ish i panjohur për 'të. Herë pas herë i lutej Vejroterit t'i përsëriste fjalët që s'ja kish zënë veshi mirë si edhe emrat e vështirë të fshatrave. Vejroteri ja plotësonte dëshirën, dhe Dokturovi merrte shënime.

Kur mori fund leximi, që zgjati një orë, Lanzheroni, duke pushuar sërish së vërtituri kutinë dhe pa e shikuar Vejroterin, e asnjë tjetër në mënyrë të veçantë, nisi të fliste, duke shpjeguar se kish për të qënë e vështirë të zbatojë një plan, në të cilin pozicioni i armikut kundrohej si i njohur, ndërsa mund të ish i panjohur, sepse armiku ndodhej në lëvizje e sipër. Vërejtjet e Lanzheronit ishin të bazuara dhe me vënd, po dukej haptazi se qëllimi i tyre ish që t'i jepte të kuptonte gjeneral Vejroterit, që e kish lexuar planin e tij me një ton të sigurt e të prerë sikur u drejtohej nxënësve, se s'kish të bënte këtu me guakë, po me njerëz që mund t'ja mësonin edhe atij vetë artin e luftës. Kur tingulli monoton i zërit të Vejroterit pushoi, Kutuzovi hapi sytë si ai mullisi që zgjohet kur pushon trakatraku gjumëndjellës i gurit të mullirit, dëgjoi ato që thosh Lanzheroni dhe, sikur donte të thosh: „Akoma po

---

[1]) Një mësim gjeografik

merreni ju me këso gjepurash?!" mbylli sytë me të shpejtë dhe e vari kokën edhe më shumë.

Duke rrahur ta lëndonte Vejroterin sa më rëndë në sedrën e tij si autor e si strateg, Lanzheroni pronte se Bonaparti, në vënd që të sulmohej, mund të hidhej vetë në sulm fare mirë, dhe për pasojë, t'i bënte krejt të kota të gjitha këto dispozita. Në gjithë këto vërejtje, Vejroteri përgjigjej me një nënqeshje të sigurt e përbuzëse, një nënqeshje sigurisht e përgatitur qysh më parë për t'iu përgjigjur çdo objekcioni, pavarësisht në ish i drejtë apo jo.

— Po të mundte ai të na sulmonte, do të na kish sulmuar sot, — tha.

— Besoni, ahere, se ai s'ka forca? — pyeti Lanzheroni.

— S'i ka as dyzet mijë veta, — u përgjegj Vejroteri, me nënqeshjen e një mjeku, të cilit i shet mënd një xherah.

— Ahere ai po merr veten më qafë duke pritur sulmin tonë, — tha Lanzheroni me një buzëqeshje të hollë e ironike, duke vështruar sërish, si për të gjetur një mbështetje, Milloradoviçin që ish ulur më pranë tij.

Po Milloradoviçi, siç dukej, e kish gjetkë mëndjen në atë çast dhe as kish dëgjuar fare se ç'po diskutonin gjeneralët.

*Ma foi*[1]— tha — nesër do të shohim të gjitha në fushën e betejës. —

Vejroteri qeshi sërish me atë nënqeshjen që donte të thosh se për atë ishte qesharake dhe pa kuptim të dëgjonte vërejtje nga ana e gjeneralëve rusë e të detyrohej t'ua provonte se ish e drejtë një gjë për të cilën jo vetëm ai qe më se i sigurt, po qenë bindur edhe Madhëritë e Tyre Perandorët.

— Armiku i ka shuar zjarret dhe një zhurmë e pareshtur dëgjohet në kampin e tij, — tha. — Ç'do të thotë kjo? Ose ai po largohet, dhe kjo është e vetmja gjë për të cilën duhet të kemi frikë, ose ndryshon pozicion (këtu bëri buzën më gaz). Po edhe sikur të zerë pozicionin e Tyrasit, do të na shpëtonte vetëm nga shumë telashe dhe tërë plani,

1) Për besë.

deri në hollësirat më të vogla, do të mbetej në fuqi, i pandryshuar.

— Në ç'mënyrë?... — pyeti princ Andrea, i cili kish kohë që po priste rastin të çfaqte dyshimet e tia.

Kutuzovi u zgjua, u koll rëndë dhe u hodhi një sy gjeneralëve.

— Zotërinj, plani i caktuar për nesër, ose më mirë për sot, sepse kaloi mesi i natës, nuk mund të ndryshohet tani, — tha. — Ju e dëgjuat, dhe ne që të gjithë do të bëjmë detyrën tonë. Po, përpara betejës, s'ka asgjë më të rëndësishme (heshti një hop)... se sa të bësh një gjumë të mirë.

Bëri sikur po ngrihej. Gjeneralët përshëndetën dhe ikën. Kish kaluar mesi i natës. Princ Andrea dolli.

Këshilli i luftës, përpara të cilit princ Andrea s'kish mundur të çfaqte opinionin e vet, sikundër kishte shpresuar, i kish lënë një përshtypje turbullimi e shqetësimi. Nuk dinte kush kish të drejtë: Dollgorukovi me Vejroterin apo Kutuzovi me Lanzheronin e të tjerët, që nuk e aprovonin planin e sulmit. Po si bëhej që Kutuzovi të të mos kish mundur t'ja parashtronte hapët sovranit mendimet e tia? Si ish e mundur të mos veprohej dot ndryshe? „Si është e mundur që për arësye personale të oborrtarëve të rrezikohet jeta e dhjetra mijra njerëzve, *dhe vetë jeta ime?*" mendonte.

„Po, s'është ndonjë çudi që nesër, të vritem", mendoi. Dhe befas, me të menduar vdekjen, një varg i tërë kujtimesh, nga më të largëtat e më të gjallat në shpirt, iu çfaqën përpara syve të mëndjes: kujtonte lamtumirën e fundit që i kish dhënë të jatit e të shoqes; kujtonte kohët e para të dashurisë së tij me Lizën. Solli ndër mënt se e shoqja ishte shtatëzënë dhe i erdhi keq për 'të e për veten e vet, dhe i mallëngjyer, e i tronditur, dolli nga izba ku rrinte bashkë me Nesvickin dhe zuri të bariste përpara saj.

Nata ishte me mjegull dhe drita misterioze e hënës mezi e çante errësirën. „Po, nesër, nesër!" mendonte. „Nesër, ndofta, ka marrë fund çdo gjë për

mua, gjithë këto kujtime nuk do të jenë më, gjithë këto kujtime nuk do të kenë më për mua asnjë kuptim. Nesër, ndofta, apo më mirë, nesër, me siguri, se ashtu ma ndiell zemra, për të parën herë duhet të tregoj më në fund se ç'jam i zoti të bëj". Dhe përfytyronte betejën, një disfatë, përqëndrimin e përleshjes në një pikë të vetme e gjithë krerët duke lidhur duart e duke mos ditur ç'të bënin. Dhe ja çasti i lumtur, Tuloni i tij që ai po e pret prej kohe, ja ku i vjen më në fund. Ua parashtron çkoqur dhe në mënyrë bindëse planin e vet Kutuzovit, Vejroterit, perandorëve. Që të gjithë mbetën të mahnitur nga saktësia e llogarive të tia, po askush s'merr përsipër ta vërë në zbatim planin e tij, dhe ja, ai merr një regjiment, një divizion, ve si konditë që asnjeri të mos i bëhet ferrë, e çon divizionin e tij në pikën vendimtare dhe, vetëm për vetëm, korr fitoren. „Po vdekja e agonia?" i thosh një zë tjetër. Po princ Andrea nuk i përgjigjej atij zëri dhe vazhdonte të parashihte sukseset e veta. Plani i betejës së ardhme është përpunuar vetëm nga ai. Ai ka titullin e gjeneralit pranë Kutuzovit, po ai vetëm i bën të gjitha. Beteja e ardhme fitohet vetëm prej tij. Kutuzovi pushohet, dhe emërohet ai... „Epo mirë, e pastaj?" i thosh sërish ai zëri tjetër, „edhe sikur ta zemë se arrinte këtu, pa u plagosur, pa u vrarë e pa u gënjyer, e çë, pastaj?" „Epo mirë, pastaj", i përgjigjej vetes së tij princ Andrea, „unë nuk e di se ç'do të ngjasë pastaj, nuk dua dhe nuk mund ta di; po në e dëshiroj këtë, në dua lavdinë, në dua të çquhem ndër njerëzit në dua që të fitoj dashurinë e tyre, s'kam ndonjë faj që e dua këtë, s'kam faj në dua vetëm këtë në rroj vetëm për këtë. Po, vetëm për këtë! Kurrë s'ja kam për të thënë njeriu, por, o Perëndi! çfaj kam unë në s'dua gjë tjetër veç lavdisë dhe dashurisë së njerëzve! Vdekja, plagët, humbja e familjes, — asgjë s'më trëmb. E sado të dashur, sado të shtrenjtë që më janë shumë veta — im atë, ime motër, ime shoqe, krijesat që dashuroj më shumë, — megjithse kjo mund të duket e tmershme dhe jashtë natyrës, unë do t'i sakrifikoja që të gjithë, menjëherë, për një çast lavdie, triumfi mbi njerëzit, për të fi-

tuar dashurinë e njerëzve që nuk i njoh e s'kam për t'i njohur; po, ja, për dashurinë e këtyre njerëzve" mendonte duke u vënë veshin zërave të ndryshme që ndiheshin në oborrin e shtëpisë ku rrinte Kutuzovi. Në oborr dëgjoheshin zërat e ordinancave që po bënin gati baullet; një zë, më sa dukej, ai i një karrocjeri, tallej me kuzhinierin plak të Kutuzovit që i thoshin Tit e që princ Andrea e njihte; zëri përsëriste: — Tit, hej Tit?

— Ç'është, more? — përgjigjej plaku.

— Tit, Tit, shko u mbyt! — tallej zëri.

— Hy, gremisu që këtej, të marrtë djalli, të marrtë! — shfrynte zëri i kuzhinierit plak, që mbytej nga të qeshurat e ordinancave e të shërbëtorëve.

„E megjith këtë — thosh me vete princ Andrea, — unë dua vetëm si e si të ngrihem mbi të gjithë këta, dua vetëm atë fuqi misterioze e atë lavdi që e ndjej se po endet në këtë mjegull atje lart, përmbi mua!"

## XIII

Rostovi kaloi asaj nate me togën e tij në avanpostet e repartit të Bagrationit. Usarët e tij ishin përhapur dy nga dy gjatë vijës: edhe ai vetë shkonte kaluar gjatë kësaj vije, duke u përpjekur ta largonte gjumin që po ja rëndonte përherë e më shumë kapakët e syve. Prapa tij shikonte hapësirën e madhe të zjarreve të kampit të ushtrisë sonë që ndrinin trubull në atë mjegull; përpara ishte një errësirë mjegullore. Përmes asaj nate të thellë, sytë e tij, sado të fortë, nuk arrinin të çquanin asgjë: kohë më kohë i dukej sikur shihte diçka të murme, apo diçka të zezë; nganjëherë vetëtinin zjarre, apo i bëhej sikur vetëtinin, aty ku ndodhej armiku; herë-herë mendonte se gënjehej e se ashtu i bënin sytë. Sytë mbylleshin dhe sakaqë i çfaqej në mëndje herë cari, herë Denisovi, herë i vinin ndër mënd kujtimet e Moskës; dhe përsëri i hapte me të shpejtë, dhe, para tij, fare pranë, shikonte kokën dhe veshët e kalit, e nganjëherë siluetat e zeza të usarëve, kur u afrohej gjer më gjashtë hapa; kur hidhte sytë

larg, nuk çquante dot asgjë në atë errësirë të thellë. „Pse jo? Mund të qëllojë fare lehtë", mendonte Nikolla, „që cari të më takojë këtu e të më japë urdhër si çdo oficeri tjetër; të më thotë: „Shko atje dhe shiko si është puna". Sa e sa gjëra tregojnë se si, fare rastësisht, ka njohur këtë ose atë oficer dhe e ka bërë njeriun e tij të besimit. Ç'do të ishte sikur të më afronte pranë tij! Oh! si do ta mbroja, si do t'i bëhesha mburojë, si do t'i thosha vetëm të vërtetën, si do t'ua hiqja maskën atyre që e mashtrojnë!" Dhe Rostovi, që ta përfytyronte në mënyrë më të gjallë dashurinë dhe besnikërinë e tij ndaj perandorit, merrte me mënd sikur kish përpara një armik ose një tradhëtar gjerman, të cilin jo vetëm që e vriste me kënaqësi, por i jepte më parë edhe disa dacka të mira në sy të perandorit. Befas, një britmë e largët e solli në vete. U shkund dhe hapi sytë sa mundi.

„Ku ndodhem? Po, në avanpostet: parulla është: timon, Olmyc. Sa keq që skuadroni ynë do të jetë rezervë nesër..." mendoi. „Do të kërkoj të marr pjesë në betejë. Ky është mbase i vetmi rast për mua që të shoh perandorin. Besoj se edhe pak kohë do që të këmbehemi. Po bëjë edhe një xhiro dhe, me t'u kthyer, do të shkoj te gjenerali t'i parashtroj lutjen time". Zuri vënd mirë mbi shalë dhe ngau kalin që të përshkonte edhe një herë vijën e usarëve të tij. Iu duk sikur tani nuk ish aq t'errët. Nga e majta çquante një të tatëpjetë të zbutur, të ndriçuar, dhe, përkundrejt, një çukë të zezë që ngrihej drejt përpjetë si ndonjë mur. Mbi këtë çukë dallohej një njollë e bardhë, të cilën Rostovi nuk e kuptonte se ç'qe ish ndonjë rrah në pyll, ndriçuar nga hëna, apo dëborë e mbetur, apo shtëpi të bardha? Bile i dukej sikur diç lëvizte mbi atë njollë të bardhë. „Dëborë do të jetë ajo njollë; njollë — *une tache*[1])" mendoi. „Po sikur të mos jetë *une tache*..."

„Natasha, motër, syzezë. Na... tasha. (Sa do çuditet kur t'i them se pashë perandorin!) Natasha... merre këllëfin"... — Më nga e djathta, zotëri, se aty ka shkurre, — u dëgjua zëri i një usari,

---

1) Njollë

pranë të cilit Rostovi po kalonte nëpër gjumë. Rostovi ngriti kokën, që i qe varur gjer mbi perçet e kalit dhe u ndal pranë usarit. Një gjumë i rëndë, një gumë prej fëmije po ja mbyllte sytë si me dorë. „Po, çfarë mendoja? pa ta sjell ndër mënd, s'duhet ta harroj. Mos mendoja se ç'fjalë do t'i thosha perandorit? Jo, s'është kjo; kjo për nesër. Po, po! Natasha... tasha. Kush? Usarët. Usarët dhe mustaqet... Në rrugën Tverskaja shkonte kaluar ai usari me mustaqe, mendova për 'të përpara shtëpisë së Gurievit... Xha Gurievi... Eh, djalë xhevahir ky Denisovi, as që ka më të mirë!... Po ç'janë këto gjepura që them! Ajo që ka rëndësi tani është që perandori ndodhet këtu. Si më shikonte, dhe diç desh të thoshte, po s'kishte guxim... Jo ai, po unë s'kisha guxim. Po këto janë gjepura; puna është të sjell ndër mënd se çfarë po mendoja, diçka me rëndësi që s'duhej harruar, po. Natasha, po, Natasha, vërtet, diçka me Natashën. Mirë e kam". Dhe përsëri, përnjëherësh, vari kokën mbi qafën e kalit. Befas iu duk sikur shtinin kundër tij. „Ç'është? Ç'është? Kush shtie?..." thirri Rostovi duke u zgjuar. Në atë çast, ndërsa hapte sytë i bënte katër, dëgjoi përpara tij, atje ku ish armiku, një brohoritje të zgjatur prej mijra zërash. Kali i tij dhe ai i usarit që kishte pranë, ngritën veshët kur dëgjuan ato britma. Pikërisht në atë vënd nga ku vinin britmat një zjarr i vogël u ndez dhe u shua; pastaj një tjetër, e në tërë vijën e trupave franceze, mbi kodër u ndezën zjarre; britmat sa vinin po shtoheshin e bëheshin përherë e më të forta. Rostovit i zuri veshin disa fjalë frëngjisht, po nuk i çquante dot. Buçisnin shumë zëra. Dëgjohej vetëm: aaaaa! e rrrrr!

— Ç'është kështu? Ç'do të jetë, thua? — pyeti usarin që kish pranë. — Armiku është?

Usari nuk u përgjegj.

— Si, s'dëgjon gjë ti? — pyeti sërish Rostovi, si priti një copë herë që t'i përgjigjej usari.

— Kush e di, zotëri, — ja ktheu usari si me pahir.

— Siç e tregon puna, armiku duhet të jetë, — tha Rostovi.

— Mbase ai është, po mbase edhe nuk është ai, — iu përgjegj usari. — S'duket mirë natën. Shumë gjëra mund të ngjasin. Tërr! Mos luaj! — i foli kalit, që s'i rrihej në vënd.

Edhe kali i Rostovit s'rrinte qetë, rrëmihte me këmbë tokën e ngrirë duke ngritur veshët më çdo britmë e duke shikuar zjarret. Britmat po shtoheshin, po bëheshin përherë e më të forta e shkriheshin në një oshëtimë të përgjithëshme që mund të shkaktohej vetëm nga një ushtri prej shumë mijra vetash. Zjarret sa vinte po përhapeshin më shumë, me sa dukej, gjatë vijës së kampit francez. Rostovit i dolli gjumi. Britmat gazmore dhe brohoritë triumfonjëse në ushtrinë armike e çponin dhe e ndisnin. *„Vive l'empereur, l'empereur!"*[1] dëgjonte që po bërtisnin, — fare qartë tani.

— S'duhet të jenë larg, aty matanë përroit, duket, — i tha usarit.

Usari psherëtiu, pa u përgjigjur asgjë, dhe u kolli, i mërzitur. Gjatë vijës së usarëve u dëgjua troku i një kali lëshuar me vrap, dhe në mjegullën e natës u smadhua befas, si ndonjë elefant vigan, silueta e një nënoficeri të usarëve.

— Po vinë gjeneralët, zotëri, — tha nënoficeri, kur arriti pranë Rostovit.

Rostovi, duke vazhduar të kthente fytyrën nga ana e zjarreve dhe e britmave, ngau kalin përpara bashkë me nënoficerin e u dolli përpara disa kalorësve, që po afroheshin gjatë vijës. Njëri prej tyre ja kish hipur një kali të bardhë. Princ Bagrationi dhe princ Dollgorukovi bashkë me adjutantët e tyre po vinin të vrenin ç'ishin këto zjarre e këto britma në kampin armik. Rostovi iu afrua Bagrationit, i paraqiti raportin dhe u bashkua me adjutantët që po dëgjonin ç'thoshin gjeneralët.

— Besomëni, — tha princ Dollgorukovi, duke u kthyer nga Bagrationi, — kjo është vetëm dredhi e asgjë tjetër; është tërhequr dhe ka dhënë urdhër që praparoja të ndezë zjarre e të bëjë zhurmë për të na gënjyer.

---

[1] Rroftë perandori, perandori!

— S'ma merr mëndja të jetë ashtu, — ja priti Bagrationi. — Kur u ngrys, i pashë vetë se ishin në atë çukë; po të kishin ikur, do të ishin hequr edhe që aty. Zoti oficer, — i tha Rostovit, — a janë aty akoma zbuluesit e armikut?

— Gjer sa u ngrys, aty ishin; po nuk e di a janë akoma, shkëlqesi. Po të urdhëroni, po shkoj me usarët, — tha Rostovi.

Bagrationi u ndal; pa u përgjegjur, po mundohej të çquante nëpër mjegull fytyrën e Rostovit.

— Epo mirë, shkoni e shihni, — i tha pas një heshtjeje të shkurtër.

— Si urdhëroni! —

Rostovi i ra kalit, thirri nënoficer Fedçenkon dhe dy usarë të tjerë, u dha urdhër të vinin pas tij dhe u nis trokthi tatëpjetë bregut në drejtim të britmave. Ndjente një farë frike përzjerë me gëzim duke shkuar, ai vetëm, me tre usarë, atje, drejt atij vëndi mbuluar me mjegull, plot mister e rrezik, ku askush s'kish qënë para tij. Bagrationi i thirri, që nga lart, që të mos shkonte përtej përroit, po Rostovi bëri sikur s'dëgjoi dhe, pa u ndalur, e ngau kalin për herë e më tutje. duke u gënjyer vazhdimisht, duke i marrë shkurret për drurë e rrëmoret për njerëz, gjer sa e kuptonte më në fund si qe e vërteta. Si zbriti trokthi rrëzë bregut, nuk i shihte më as tanët, as zjarret e armikut, po dëgjonte sa vinte më mirë e më qartë oshëtimën e zërave të francezëve. Poshtë në luginë, pà përpara tij diçka që i ngjante një lumi, po kur arriti atje vuri re se ish një rrugë kryesore. Me të dalë në rrugë, e mbajti kalin, pa ditur si të bëntë: të ndiqte rrugën, apo ta kapërcente e t'i binte përmes një are të zezë drejt çukës. Të vazhdonte rrugës që zbardhte në mjegull ish më pak e rrezikshme, sepse mund t'i çquante më lehtë njerëzit. — Ejani pas meje, — u tha usarëve, kapërceu rrugën dhe zuri t'i ngjitej së përpjetës me të katra, drejt vëndit ku një natë më parë qe një patrullë franceze.

— Kini mëndjen, zotëri! — i thiri që prapa një nga usarët.

E para se të arrinte Rostovi të shihte një siluetë që befas u vizatua me ngjyrë të zezë në mjegullën

e natës, shkrepi një flakëzë, krisi një shkrehje, e një plumb, sikur qahej për diçka vërshëlleu lart në mjegull, dhe humbi tutje në heshtje. Pushka e dytë nuk ndezi. Rostovi e ktheu kalin menjëherë dhe u nis me të katra andej nga kish ardhur. Ranë edhe katër pushkë të tjera në intervale të ndryshme dhe plumbat kënduan në tone të ndryshme, kush e di se ku n'errësirën e natës. Rostovi e mbajti kalin, që krismat e pushkëve e kishin ndezur ashtu si edhe kalorësin, dhe e ngau më çap. „O burra! jepi, jepi akoma! thosh në shpirtin e tij një farë zëri gazmor. Po nuk u dëgjuan më pushkë.

Vetëm ku po i afrohej Bagrationit, Rostovi e ngau sërish kalin me të katra, duke shpënë dorën në strehët për nderim.

Dollgorukovi ngulte këmbë akoma në mendimin e tij që francezët ishin tërhequr e që i kishin ndezur ato zjarre vetëm sa për të na gënjyer.

— E ç'del nga kjo? thoshte, në çastin kur po afrohej Rostovi. — Mund të jenë tërhequr fare mirë e të kenë lënë patrulla.

— Duket se nuk janë tërhequr akoma që të gjithë, princ, — tha Bagrationi. — Nesër, nesër do t'i marrim vesh të gjitha.

— Shkëlqesi, zbuluesit janë atje në kodër, pikërisht në atë vënd ku ishin edhe mbrëmë, raportoi Rostovi, duke u përkulur përpara, me dorën në strehët dhe pa mundur të përmbante një buzëqeshje hareje që i qe ngjallur nga vrapimi e, sidomos, nga vërshëllimi i plumbave.

— Mirë, mirë, — u përgjegj Bagrationi, — ju falenderoj, zoti oficer.

— Shkëlqesi, më lejoni t'ju bëj një lutje, — tha Rostovi.

— Ç'është?

— Nesër, skuadroni ynë do të lihet rezervë; ju lutem, shkëlqesi, të më caktoni në skuadronin e parë.

— Si e keni emrin?

— Kont Rostov.

— Mirë, pra. Rri me mua si ordinancë.

— Je djali i Ilia Andreiçit? — e pyeti Dollgorukovi. Po Rostovi nuk iu përgjegj.

— Ahere, mund të shpresoj, shkëlqesi?

— Do të jap urdhër. —

„Nesër mund të më dërgojnë mbase me ndonjë mision te perandori", tha me vete Rostovi. „Lavdi Zotit!"

Zjarret dhe britmat në ushtrinë armike ishin shkaktuar për arësye, se ndërsa po u lexohej trupave shpallja e tij, Napoleoni vetë, kaluar, po vizitonte me radhë bivuakët. Ushtarët, duke parë perandorin, ndiznin pishtarë prej kashte e duke brohoritur: „*Vive l'empereur*"[1]) e ndiqnin pas me vrap. Shpallja e Napoleonit thoshte:

*„Ushtarë! Ushtria ruse ngrihet kundër jush që të marrë hak për ushtrinë austriake të Ulmit. Janë po ato batalione që ju i thyet pranë Hollabrunit e që i ndoqët, pastaj, këmbakëmbës, pareshtur, gjer këtu. Pozicionet që kemi zënë janë shumë të fuqishme, e ndërsa ata do të ngjiten për të rrethuar të djathtën tonë, do të na zbulojnë krahun e tyre. Ushtarë! Do t'u prij unë vetë batalioneve tuaja. Do të qëndroj larg zjarrit në qoftë se ju, me kurajën tuaj të zakonshme, do të shkaktoni në radhët e armikut rrëmujë e panik. Por, po qe se fitorja mbetet e dyshimtë, qoftë edhe vetëm për një çast, ju do të shihni perandorin tuaj të dalë ballë plumbave të armikut, sepse s'duhet të ketë asnjë dyshim në fitoren, sidomos në këtë ditë, kur luhet nderi i këmbësorisë franceze, kaq i domosdoshëm për nderin e kombit.*

*„Të mos prishen rreshtat me protekstin se duhen hequr të plagosurit! Secili ta kuptojë mirë se duhen mundur këta mercenarë të Anglisë, të ndërsyer nga një urrejtje kaq e madhe kundër kombit tonë. Kjo fitore do t'i japë fund fushatës sonë, e ne do të mund të kthehemi në bazat tona të dimrit, ku do të presim trupat e reja franceze që po formohen në Francë, dhe ahere paqja që do të bëj do të jetë e denjë për popullin tim, për ju e për mua".*

*„Napoleon"*

---

[1]) Rroftë perandori!

## XIV

Në ora pesë të mëngjezit ishte akoma fare t'errët. Trupat e qendrës, rezervat dhe krahu i djathtë i Bagrationit s'kishin lëvizur akoma nga vëndi; po në krahun e majtë, kolonat e këmbësorisë, të kavalerisë e të artilerisë që duhej të zbrisnin të parat që lart nga brigjet për të sulmuar krahun e djathtë francez e për ta hedhur, sipas udhëzimeve të dhëna, në malet e Bohemisë, po lëviznin e po fillonin të përgatiteshin. Tymi i zjarreve, kur ushtarët hidhnin gjithë gjërat e tepërta, të digjte sytë. Ishte ftohtë dhe t'errët. Oficerët po pinin me të shpejtë çaj e po hanin mëngjezin; ushtarët hanin galeta, përplasnin këmbët që të ngroheshin, dhe mblidheshin rrotull zjarreve, duke hedhur në mes të druve mbeturinat e barakave, karriget, tryezat, rrotat, — gjithë gjërat e tepërta që s'i merrnin dot me vete. Oficerët austriakë, që do t'u hiqnin udhën kolonave venin e vinin midis trupave ruse dhe qenë si lajmëtarët e ofensivës. Me t'u dukur një oficer austriak pranë komandës së një regjimenti, ky i fundit fillonte të lëvizte: ushtarët suleshin që nga zjarret, fusnin llullat në qafën e çizmeve, hidhnin thasët mbi qerret, rrembenin pushkët dhe viheshin në rresht. Oficerët kopsitnin uniformat, ngjeshnin shpatat e çantat e shpinës e, duke dhënë ndonjë urdhër, kalonin gjatë rreshtave; ushtarët e qerreve e të teshave ushtarake dhe ordinancat ngarkonin dhe i lidhnin teshat në qerret. Adjutantët, komandantët e bataljoneve e të regjimenteve u hipnin kuajve, bënin kryq, jepnin urdhërat dhe porositë e fundit, udhëzimet e sqarimet ushtarëve të qerreve që do të mbeteshin prapa: dhe zotëronte zhurma monotone e mijra këmbëve. Kolonat viheshin në marshim, pa ditur ku po shkonin e pa mundur të shihnin, për shkak të masës së njerëzve që i rrethonin të tymit e të mjegullës që sa vinte po shtoheshin, as terrenin që linin, as atë ku hidhnin këmbët.

Ushtari në lëvizje rrethohet, kufizohet e tërhiqet nga regjimenti i tij, ashtu si detari nga anija në të cilën ndodhet. Sado larg që të shkojë, sado të

çuditëshme, të panjohura e të rrezikshme të jenë gjerësit gjeografike, ku ka hyrë, — ashtu si detari që ka rrotull tij, kudo dhe kurdoherë, po atë kuvertë, po ata direkë e po ata litarë të anijes — kështu ka rrotull tij, kudo dhe kurdoherë, po ata shokë, po ato rreshta, po atë rreshter Ivan Mitriçin, po atë qënin Jushka të kompanisë, po ata eprorë. Rrallë qëllon që ushtari të dëshirojë t'i njohë ato gjerësi gjeografike, në të cilat ndodhet anija e tij; po ditën e betejës, Zoti e di se qysh e se nga, në botën morale të trupave dëgjohet një notë e rreptë, e njëjta për të gjithë, që lajmëron afrimin e diçkaje vendimtare, solemne dhe zgjon në të gjithë një kureshtë të jashtëzakonshme. Ditën e betejës, ushtarët përpiqen të dalin, të ngrihen përmbi interesat e regjimentit të tyre, mbajnë vesh e dëgjojnë, hapin sytë e i bëjnë katër dhe pyesin me mëndje të ngritur se ç'po bëhet e ç'po ngjet rrotull tyre.

Mjegulla ish bërë aq e dëndur, sa, megjithqë po agonte, nuk shihje dot më tutje se dhjetë hapa. Shkuret dukeshin si drurë viganë; vëndet shesh dukeshin përrenj e shkarëzima. Kudo, nga të gjitha anët, mund të ndeshnin në armikun e padukshëm dhjetë hapa më tutje. Po kolonat marshuan një copë herë të gjatë, gjithë nëpër atë mjegull të dëndur, zbrit e ngjitu nëpër një terren gjithë kodra, duke kaluar pranë kopshteve e gjerdheve, nëpër vënde të reja, mbi relievin e të cilave s'ish e mundur të formojë një idé, — pa ndeshur aspak në armikun. Përkundrazi, herë nga rreshtat më përpara, herë nga rreshtat më prapa, ushtarët merrnin vesh se kolonat tona ruse shkonin gjith në atë drejtim. Çdo ushtar i ndjente krahët të ngrohta, duke e ditur se drejt po atij vëndi ku shkonte ai, domethënë drejt së panjohurës, marshonin edhe shumë e shumë të tjerë nga tanët.

— Ja, kaluan edhe ata të regjimentit të Kurskut, — thoshin në rreshtat.

— Të luan mëndja e kokës, o vëlla: sa ushtri e madhe, sa trupa që janë mbledhur! S'kanë të numëruar! Vështroja dje mbrëma kur u ndezën zjarret: s'u dukej fundi. Të bëhej sikur ishe në Moskë!

Megjithse asnjë nga komandantët e kolonave nuk u afrohej rreshtave e nuk fliste me ushtarët (komandantët, siç e pamë në Këshillin e luftës, ishin të mërzitur e të pakënaqur nga ky aksion e prandaj kufizoheshin në zbatimin e urdhërave dhe nuk kujdeseshin që t'u ngrinin moralin ushtarëve), prapseprapë ushtarët marshonin me gëzim, si gjithmonë kur nisen në aksion, e veçanërisht kur nisen për ofensivë. Po, si ecën pothuaj ndonjë orë, gjithmonë në një mjegull të dëndur, shumica e trupave, u detyruan të bënin *alt*, dhe rreshtat patën përshtypjen e pakënaqëshme se do të kish ngjarë ndonjë çrregullim, do të ish bërë ndonjë ngatërresë nga që urdhërat s'ishin dhënë me mënt në kokë. Si lind e si komunikohet në rreshtat një përshtypje e tillë, është mjaft e vështirë të përcaktohet; po s'ka dyshim që komunikohet me një saktësi të jashtëzakonshme dhe përhapet me të shpejtë, në mënyrë të pandieshme e të pandalëshme, ashtu si ujët në vëndet e ulta. Sikur ushtria ruse të qe vetëm, pa aleatë, mbase do të duhej shumë kohë akoma gjersa dyshimi se kish ndodhur diçka e keqe, të kthehej në siguri për të gjithë; po tani, duke ja hedhur fajin me një kënaqësi të veçantë e të natyrëshme, budallallëkut të gjermanëve për këto ngatërresa e çrregullime, që të gjithë u bindën se punët s'kishin mbroth për shkak të atyre sallamxhinjve të mallkuar.

— Pse qëndruam? Pse na mbajnë këtu? Apo mos na kanë prerë rrugën? Mos, vallë ndeshën në francezët?

— Jo, s'dihet gjë. Po të na qe ashtu, do të dëgjoheshin pushkë. —

— Na nisën me vrap sikur na ndiqte njeri, dhe tani që u nisëm na qëndrojnë fare pa punë mu në mes të arave; kështu, i bëjnë punët gjithënjë këta të mallkuar gjermanë! S'e merr vesh i pari të dytin!

— Unë do t'i kisha vënë përpara ata djaj, jo t'i llja prapa nesh; shiko si shtyjnë. Rri këtu, tani, të kamrixha, me barkun bosh! Sa kohë do të rrimë kështu?

— Thonë se e ka zënë rrugën kavaleria, — thoshte një oficer.

— Eh, këta të mallkuar gjermanë as vëndin e tyre nuk e njohin, — thosh një tjetër.

— Të ç'divizioni jeni ju? — bërtiste një adjutant majë kalit, duke u afruar.

— Divizioni i tetëmbëdhjetë.

— Po ahere pse jeni këtu? Duhet të ishit shumë më përpara: tani do të qëndroni këtu gjer në mbrëmje. Ja se ç'urdhëra të çmëndura jepen! As ata nuk e dijnë se ç'bëjnë, — tha adjutanti dhe u largua.

Pastaj kaloi majë kalit një gjeneral duke bërtitur si i xhindosur në një gjuhë të huaj.

— *Llaka-llaka, tafa-tafa!* Çfarë prashit, mor i gjor?!, — tha një ushtar duke e përqeshur gjeneralin që kish ikur tutje. — Këta maskarenj duan plumbin, që të gjithë!

— Urdhëri qe të ishin në vënd më ora nëntë, kurse ne s'kemi bërë as gjysmën e rrugës. Urdhëra u thënçin, këtyre!

Dhe tërë ajo energji, që kishin trupat kur u nisën për marshim, zuri të shndrohej në pakënaqësi e në mëri kundër urdhërave të çmëndura e kundër gjermanëve.

Kjo ngatërresë qe shkaktuar sepse, gjatë lëvizjes së kavalerisë austriake që përparonte në krahun e majtë, komanda e lartë kish vënë re se qendra jonë ishte shumë larg prej krahut të djathtë, dhe tërë kavaleria kish marrë urdhër të hidhej në krah të djathtë. Me mijra njerëz e kuaj po kalonin përpara këmbësorisë, kështuqë kjo ish e detyruar të priste.

Aty në vijat e para një gjeneral rus bëri fjalë me oficerin austriak që udhëhiqte kolonën. Gjenerali rus bërtiste, duke kërkuar që kavaleria të ndalej; austriaku i thosh se nuk ishte faji i tij po i komandës së lartë. Ndërkaqë trupat qëndronin në vënd, duke u mërzitur e duke u lodhur. Si ndenjën ashtu ndonjë orë, më në fund kolonat muarën udhë sërish dhe zunë të zbrisnin një tatëpjetë. Mjegulla që ishte shpërndarë larg në breg, shtrihej edhe më e dëndur në luginat, ku po zbrisnin trupat. Përpara, në mes të mjegullës, krisi një pushkë, pastaj krisi një tok me radhë, në fillim pa rregull, në inter-

vale të ndryshme: „tra-ta ... ta", po pastaj qitjet u bënë përherë e më të rregullta e më të shpeshta, dhe filloi ndeshja aty pranë lumit të vogël Goldbah.

Duke mos besuar se do të takonin armikun aty poshtë buzë lumit të vogël e duke ndeshur rastësisht më 'të, nëpër atë mjegull, rusët, pa asnjë fjalë inkurajimi nga krerët e tyre, me përshtypjen se qenë vonuar, e veçanërisht, duke mos parë dot, nëpër atë mjegull të dëndur, as përpara as rreth e rrotull, shkëmbenin ndonjë pushkë me armikun ashtu në tym, me përtesë e me ngadalë, bënin përpara dhe ndaleshin serish, pa i marrë urdhërat me kohë nga komandantët e nga adjutantët, që silleshin në mjegull nëpër atë zall të panjohur e nuk i gjenin trupat e tyre. Kështu beteja filloi për kolonën e parë, të dytë e të tretë, që kishin zbritur poshtë. Kolona e katërt, me të cilën ishte vetë Kutuzovi, qëndronte në lartësitë e Pracenit.

Poshtë në luginë ku kish filluar beteja, mjegulla ish akoma e dëndur; lart po përhapej, po akoma s'dukej gjë se ç'po bëhej më tutje, përpara. Gjer më ora nëntë, asnjeri s'e dinte në se forcat e armikut ishin që të gjitha dhjetë kilometra më tutje, sikundër pandehej, apo ndodheshin aty, në atë fashë mjegulle.

Ishte ora nëntë e mëngjezit. Mjegulla shtrihej poshtë si det i papërshkueshëm; po pranë fshatit Shlapanic, në kodrinën ku ndodhej Napoleoni i rrethuar nga mareshallët e tij, moti ish kthjelluar. Mbi krye të tij ishte një qiell i ndritshëm e i kaltër dhe sfera shumë e madhe e diellit, si një sfyngjer i pamasë e i purpurt, bosh përbrënda, po lundronte në sipërfaqen e atij deti mjegulle bojëqumështi. Jo vetëm gjithë trupat franceze, po edhe vetë Napoleoni me shtatmadhorinë e tij nuk ndodheshin matanë përrenjve dhe ultësirave të fshatrave Sokolnic e Shlapanic, përtej të cilave në mendonim të zinim pozicionet pa të fillonim sulmin, por më këtë anë, kaq afër trupave tona sa që Napoleoni mund të çquante me sy midis ushtarëve tanë një kalorës nga një këmbësor. Napoleoni qëndronte një çikë më përpara prej mareshallëve të tij, majë një kali të vogël arab, të murmë, me një kapotë mavi, po atë

që kish pasur gjatë fushatës së Italisë. Vështronte në heshtje lartësitë, që dukeshin sikur delnin nga ai det mjegulle, e në të cilat, në largësi, po lëviznin trupat ruse, dhe u vinte veshin krismave të pushkëve poshtë në luginë. Asnjë fije muskuli nuk lëviste në fytyrën e tij, akoma thatime në atë kohë; sytë e tij të shkëlqyer qenë mbërthyer në një pikë. Gjithë parashikimet po i dilnin të sakta. Trupat ruse kishin zbritur pjesërisht në ultësirat drejt kënetave e liqeneve; pjesërisht po i linin ato lartësitë e Pracenit, që ai kish ndër mënd t'i sulmonte e që ishin për të kyçi i pozicionit. Shihte në mes të mjegullës, në një zgavër të formuar nga dy male pranë fshatit Pracen, kolonat ruse që lëviznin me një xixëllim bajonetash, përherë në një drejtim, drejt ultësirave, dhe njëra pas tjetrës shdukeshin në një det mjegulle. Nga informatat që kish marë në mbrëmje, nga zhurma e rrotave dhe e çapeve që ish dëgjuar natën në avanpostet, nga çrregullimi i lëvizjes së kolonave ruse, nga gjithë supozimet, ai e shihte qartë se aleatët e pandehnin se ndodhej larg, përpara tyre, se kolonat që lëviznin pranë Pracenit formonin qendrën e ushtrisë ruse e se kjo qendër ishte mjaft e dobët që tani, e s'mund të sulmonte dot me sukses. Po prapë s'po e jepte shenjën që të fillonte aksioni.

Kjo ishte një ditë e shënuar për 'të: qe përvjetori i kurorëzimit të tij. Para se të gdhihej, kish bërë disa orë gjumë, e, i çlodhur e më qejf, i kënaqur nga vetja e nga të tjerët, në atë gjëndje shpirtërore kur çdo gjë të duket jo vetëm e mundëshme po edhe e lehtë, ia kish hipur kalit e kish dalë në fushë. Qëndronte i palëvizur duke kqyrur që dalloheshin përmes mjegullës, e në fytyrën e tij të ftohtë ishte ajo shprehja e lumturisë së sigurt e të merituar siç mund të çfaqet në fytyrën e një djaloshi të mitur e të lumtur, që ka rënë në dashuri. Mareshallët qëndronin prapa tij dhe ruheshin mos i prishnin qetësinë. Ai vështronte herë lartësitë e Pracenit, herë diellin që po dilte nga mjegulla.

Kur dielli dolli i tëri e me një shkëlqim verbonjës lëshoi rrezet e tia mbi fushat e mbi mjegullën, Napoleoni (sikur këtë priste që të jepte shënjën e fillimit të betejës) hoqi dorashkën duke zbuluar

një dorë të bukur e të bardhë, u bëri me dorashkën një shënjë mareshallëve e dha urdhër të fillonte aksioni. Mareshallët, të shoqëruar nga adjutantët, u lëshuan me të katra në drejtime të ndryshme, e pas disa minutash forcat kryesore të ushtrisë franceze marshuan me të shpejtë drejt atyre lartësive të Pracenit nga ku trupat ruse vazhdonin të largoheshin, duke zbritur më të mëngjër poshtë në luginat.

## XV

Më ora tetë të mëngjezit Kutuzovi shkoi kaluar në Pracen, në krye të kolonës së katërt të Milloradoviçit, e cila do të zinte vëndin e kolonave të Przhebishevskit e të Lanzheronit, që kishin zbritur poshtë. Përshëndeti ushtarët e regjimentit që ish më përpara dhe dha urdhër për marshim, duke treguar kështu se kish ndër mënd ta udhëhiqte vetë këtë kolonë. Me të arritur në fshatin Pracen, u ndal. Princ Andrea qëndronte pranë gjeneralisimit, në krye të atij togu të madh oficerësh që ndodheshin në suitën e kryekomandantit. Princ Andrea e ndjente veten të tronditur e njëkohësisht të sigurt e të qetë, si një njeri që sheh se erdhi më në fund çasti i dëshiruar prej aq kohe. Ish fare i bindur se kjo ditë do të qe Tuloni i tij ose Ura e tij e Arkolit. Nuk e dinte se si, po ish plotësisht i bindur se kështu do të bëhej. E njihte vëndin dhe pozicionin e trupave tona po aq mirë sa kushdo tjetër në ushtrinë tonë. Tani e kish harruar planin e vet strategjik, të cilin, sigurisht, as që mund të mendonte ta vinte në zbatim; e, duke studjuar planin e Vejroterit, princ Andrea mendonte për rastet që mund të paraqiteshin dhe përfytyronte mundësi të reja, në të cilat llogaria e tij e mprehtë dhe e shpejtë dhe vendosmëria e tij mund të bëheshin të domosdoshme.

Nga e majta, që poshtë, në mjegull, dëgjohej një krismë pushkësh midis reparte trupash të padukëshme. Atje, i dukej princ Andresë, do të përqëndrohej beteja, atje do të ndeshnin në një pengesë dhe „pikërisht atje do të më nisin mua", mendon-

te, „me një brigadë ose divizion, e atje, me një flamur në dorë, do të marshoj përpara e do të shduk çdo pengesë që do të ndodhet në rrugën time".

Princ Andrea s'mund t'i shikonte me sy të ftohtë flamurët e bataljoneve që kalonin. Duke shikuar një flamur, mendonte gjithmonë: „Ndofta është ai me të cilin do të marshoj në krye të trupave".

Mjegulla e natës, aty ndaj mëngjezi, kish lënë mbi lartësitë vetëm një brymë, që po shndërrohej në vesë; përkundrazi, në ultësirat mjegulla po shtrihej akoma si një det prej qumështi. Asgjë nuk shihej në ato gropë, në të majtë, ku kishin zbritur trupat tona e nga ku dëgjoheshin krismat e pushkëve. Në kodrinat qielli kish një ngjyrë mavi të thellë e të ndritëshme, e më të djathtë skuqte disku shumë i madh i diellit. Përpara, larg, në bregun tjetër të këtij deti prej mjegulle dukej sikur qisnin kryet çuka të veshura me drurë, ku duhej të ndodhej ushtria armike, e diçka dallohej. Më të djathtë, Garda po hynte në zonën e mjegullës, me një trok këmbësh e një kërrkëllimë rrotash, e, kohë më kohë, me një xixëllim bajonetash; më të majtë, përtej fshatit, masa po aq të fuqishme kavalerie po përparonin duke humbur në atë det mjegulle. Para e prapa po marshonte këmbësoria. Kryegjenerali kish qëndruar më të dalë të fshatit dhe po shikonte trupat që kalonin para tij. Dukej i lodhur e i pezmatuar. Këmbësoria që po kalonte para tij u ndal pa ndonjë urdhër; sigurisht se do te kish ndonjë pengesë rrugës.

— Po thojuni, pra, më në fund, që të ndahen në kolona batalj onesh e t'i bien rrotull fshatit, — i foli me inat Kutuzovi një gjenerali që po i afrohej. — Si nuk e kupton shkëlqesia juaj, si nuk e kuptoni, zoti im, se s'është e mundur të hapeni kështu në rrugën e ngushtë të një fshati, kur po marshojmë kundër armikut?

— Mendoja t'i vija në rresht si duhej matanë fshatit, shkëlqesi e lartë, — u përgjegj gjenerali.

Kutuzovi qeshi tërë mllef.

— Më ju lumtë! Mendim shumë i bukur ky që ta rreshtoni repartin tuaj mu përpara syve të armikut! Më ju lumtë!

— Armiku është akoma larg, shkëlqesi e lartë.. Si pas planit të operacioneve...

— Si pas planit të operacioneve! — çfryu Kutuzovi tërë inat, — e kush jua ka thënë?... Denjoni të bëni atë që ju urdhërojnë!

— Si urdhëroni.

— Mon cher, — i pëshpëriti Nesvicki princ Andresë, — *le vieux est d'une humeur de chien*[1]. —

Një oficer austriak, me një puplajë të gjelbër në kapellë e me uniformë të bardhë, arriti me të katra dhe e pyeti Kutuzovin, në emër të perandorit, në se kish hyrë në aksion kolona e katërt.

Kutuzovi, pa u përgjigjur, u kthye, dhe sytë e tij ranë rastësisht mbi princ Andrenë që ish aty afër. Sapo e pa, e ndroi shprehjen e hidhur e të pezmatuar të vështrimit sikur e pranonte që adjutanti i tij s'kish ndonjë faj për marrëzitë që bënin të tjerët. E, pa iu përgjegjur oficerit austriak, i tha princ Andresë:

— *Allez voir, mon cher si la troisième division a dépassé le village. Dites-lui de s'arrêter et d'attandre mes ordres*[2]. —

E sa nisi të ikte princ Andrea, ai e ndali.

— *Et demandez-lui, si les tirailleurs son postés*, — shtoi. — *Ce qu'ils font, ce qu'ils font!*[3] — tha me vete, gjithënjë pa i dhënë përgjigje austriakut.

Princ Andrea u nis me të katra për të zbatuar urdhërin.

Si i kaloi bataljonet që vazhdonin marshimin e tyre përpara, e ndali divizionin e tretë dhe u bind se me të vërtetë kolonat tona s'kishin përpara tyre ndonjë vijë zbuluesash. Komandanti i regjimentit, që ndodhej një çikë më përpara, mbeti shumë i çuditur nga urdhëri që iu dha nga ana e kryegjeneralit për të nisur përpara zbuluesit në formacion të hapur. Komandanti i regjimentit po marshonte duke qënë i sigurt se përpara tij ndodheshin trupa të tjera e se armiku ish nja dhjetë versta më tutje. E

[1] Plakut i kanë hipur xhindet, sot, i dashur.

[2] Shkoni e shihni, i dashur, a e kaptoi fshatin divizioni i tretë. Thojini të qëndrojë e të presë urdhërat e mia.

[3] Dhe pyesni a i kan nisur përpara zbuluesit. Ç'po bëjnë, ç'po bëjnë!

me të vërtet, përpara nuk dukej asgjë, përveç një terri të shkretë që vinte duke u ulur dalngadalë; mbuluar me një mjegull të dëndur. Si urdhëroi në emër të gjeneralisimit që të ndreqej ky gabim, princ Andrea u kthye prapa duke e ngarë kalin me të katra. Kutuzovi qëndronte gjithmonë po n'atë vënd; me trupin të lëshuar pleqërisht mbi shalën e kalit, gogësinte fort duke mbyllur sytë. Trupat s'po lëviznin më, po rrinin në vënd me pushkë në këmbë.

— Mirë, mirë, — i tha princ Andresë, dhe u kthye nga një gjeneral, i cili, me sahatin në dorë, i thosh se ishte koha të niseshin, sepse gjithë kolonat e krahut të majtë kishin zbritur poshtë.

— Kemi kohë akoma shkëlqesi, — tha Kutuzovi duke hapur gojën përgjumësh. — Kemi kohë akoma! — përsëriti.

Në atë çast, prapa Kutuzovit, oshëtiu në largësi një brohoritje regjimentesh që përshëndesnin, dhe këto zëra u afruan me të shpejtë në tërë gjatësinë e vijës së kolonave ruse në marshim. Sigurisht, personaliteti që përshëndesnin regjimentet po afrohej me të shpejtë. Kur filluan të brohorisnin ushtarët e regjimentit përpara të cilit ndodhej Kutuzovi, ky u hoq pakë mënjanë e, duke ngrysur vetullat, u kthye të vështronte. Nëpër rrugën e Pracenit po vinte një rresht, pothuaj një skuadron i shumëngjyrshëm kalorësish. Dy prej tyre, që ishin në krye, po afroheshin me vrap, krahas njeri tjetrit. Njëri, me uniformë të zezë, me një puplajë të bardhë në kapellë, ja kish hipur një kali kull race engleze; tjetri, me uniformë të bardhë, ja kish hipur një kali të zi. Ishin të dy perandorët me suitën e tyre. Kutuzovi, me krenarinë e një ushtari të vjetër që ndodhet në rreshtat, dha urdhërin *përnder-arm*, e, duke përshëndetur, i dolli përpara perandorit. Tërë figura dhe qëndrimi i tij qenë ndryshuar menjëherë. Kishte pamjen e një deprori që bindet pa diskutuar. Me një shprehje respekti që u duk se e çuditi dhe i bëri përshtypje të keqe perandorit Aleksandër, u afrua dhe bëri përshëndetje me shpatë.

Një përshtypje e papëlqyer, si ato fashat e mjegullës që kishin mbetur në qiellin e kthjelluar,

kaloi në fytyrën djaloshare plot hare të perandorit, dhe u shduk. Asaj dite, pas sëmundjes së lehtë që kish pasur, qe pak më i hequr nga fytyra se sa në kampin e Olmycit, kur e kish parë për të parën herë princ Andrea që kur kish dalë jashtë kufijve të atdheut; po gjith ai bashkim i mrekullueshëm i madhërisë e i ëmbëlsisë vetëtinte në sytë e tij të bukur bojëhiri, dhe në buzët e tia zotëronte po ajo aftësi për të shprehur ndjenjat më të ndryshme e, sidomos, shprehja e një rinie të qeshur e zemërbardhë.

Në revistën e Olmycit qe dikur më madhështor; këtu dukej më i qeshur e më energjik. Ishte skuqur pakëz në fytyrë se i kish bërë me të katra ato tri versta e, si ndali kalin, psherëtiu i lehtësuar e u kthye të vështronte fytyrat e suitës së tij, të reja e plot gjallëri ashtu si fytyra e vet. Çartorizhski dhe Novosilcevi, princ Bollkonski, Stroganovi e të tjerë, që të gjithë të rinj nga mosha, veshur me elegancë, të qeshur, hipur mbi kuaj të bukur e madhështorë të freskët e sapo të lagur nga një djersë e lehtë, duke biseduar me njeri tjetrin me buzë në gaz, kishin qëndruar prapa sovranit. Perandori Franc, një i ri me fytyrë të gjatë, faqekuq, qëndronte, me trupin kollonë të drejtë, majë kalit, një hamshor i bukur çimezi, dhe hidhte rreth e rrotull vështrimin e tij të ngadalshëm e të menduar. Thirri pranë një nga adjutantët e tij me uniformë të bardhë dhe diçka e pyeti. „Sigurisht e pyet në ç'orë janë nisur", mendoi princ Andrea, duke kqyrur, me një buzëqeshje që s'mundi ta përmbante, këtë fytyrë të njohur, e duke kujtuar audiencën e tij. Në suitën e perandorëve kish oficerë ordinance nga më trimat, rusë e austriakë, të zgjedhur në regjimentet e Gardës e të linjës; e, midis tyre, disa oficerë tërheqnin për freri kuajt e bukur të rezervës të perandorëve, më vëlënxa të qëndisura.

Ashtu siç hyn përnjëheresh nga një dritare e hapur, në një dhomë plot zabullimë, fryma e freskët e ajrit të fushave, — kështu edhe mbi shtatmadhorinë e zymtë të Kutuzovit, fryu një fllad fresko-

njës rinie, energjie dhe besimi në fitore nga kjo rini e shkëlqyer që kish ardhur me të katra.

— Po pse nuk filloni, pra, Mihaill Illarinoviç? — pyeti me të shpejtë perandori Aleksandër, duke parë njëkohësisht me mirësjellje perandorin Franc.

— Po pres, Madhëri, — u përgjegj Kutuzovi, duke u përulur me respekt.

Perandori uli kokën, duke zgjatur veshin, disi i mvrejtur e duke dhënë të kuptohej se s'kish dëgjuar mirë.

— Po pres, Madhëri, — përsëriti Kutuzovi (dhe, siç vuri re princ Andrea, buza e sipërme iu drodh si kurrë ndonjëherë tek thoshte „po pres"). — S'janë mbledhur gjithë kolonat, Madhëri. —

Sovrani dëgjoi, po kjo përgjigje nuk i pëlqeu, me sa dukej; ngriti supet pakëz të kërrusura dhe vështroi Novosilcevin që e kish më krah, sikur me atë vështrim desh të qahej për Kutuzovin.

— Po këtu nuk jemi në fushën e Caricinit, Mihaill Illarionoviç, ku nuk fillon parada pa arritur gjithë regjimentet, — tha sovrani, duke vështruar sërish në sy perandorin Franc, sikur e ftonte, në mos që të merrte pjesë, të paktën të dëgjonte ç'po thoshte; po perandori Franc që po hidhte sytë rreth e rotull vazhdimisht, s'po dëgjonte.

— Prandaj s'po filloj, Madhëri, — tha Kutuzovi me një zë të qartë e kumbonjës me qëllim që të dëgjohej mirë, dhe në fytyrën e tij diçka u drodh sërish. — Prandaj pikërisht s'po filloj, Madhëri, — përsëriti me zë të çelur e të qëruar — se nuk jemi në paradë e as në fushën e Caricinit. —

Përnjëherësh, në suitën e perandorit që të gjithë u vështruan në sy, në gjithë fytyrat shprehje pakënaqësi e qërtim. „Sido që është plak, nuk duhej, nuk duhej të fliste kështu, me asnjë mënyrë", thoshin ato fytyra.

Perandori e vështroi me vëmëndje drejt në sy, i pasigurt, duke mos ditur në se Kutuzovi do të thosh akoma ndonjë fjalë. Po Kutuzovi, nga ana e tij, me kokë të ulur plot respekt, dukej sikur po priste edhe ai. Heshtja zgjati pothuaj ndonjë minutë.

— Megjith këtë, në qoftë se Madhëria Juaj urdhëron, — tha Kutuzovi, duke ngritur kokën e duke marrë sërish tonin e mëparshëm, tonin e një gjenerali që nuk diskuton po vetëm bindet.

I ra kalit dhe, si thirri pranë komandantin e kolonës së Milloradoviçit, i dha urdhërin të marshonte.

Trupat lëvizën, dhe dy bataljone të regjimentit Novgorod me një bataljon të regjimentit Apsheron u nisën, duke kaluar përpara sovranit. Ndërsa po parakalonte ky bataljon i Apsheronit, Milloradoviçi, i ndezur në fytyrë, pa kapotë, me dekoratat në xhaketë e me një puplajë të madhe shumë vënë shtrëmbër në kapellët, u afrua me të shpejtë e, duke përshëndetur me krenari, e qëndroi menjëherë kalin përpara sovranit.

— Zoti qoftë me ju, gjeneral, — i tha sovrani.

— *Ma foi, sire, nous ferons ce que sera dans notre possibilité, sire*[1]), — u përgjegj Milloradoviçi bushend e verë, duke shkaktuar, megjithkëtë, një buzëqeshje ironie në fytyrat e zotërinjve të suitës, me shqiptimin e tij të keq të frëngjishtes.

Milloradoviçi e ktheu menjëherë kalin dhe u vu disa çape prapa sovranit. Ushtarët e bataljonit Apsheron, të nxitur nga prania e carit, me një hap të shkathtë e krenar, po kalonin përpara perandorëve dhe suitës së tyre.

— Djema! — briti Milloradoviçi me një zë të fortë, të sigurt e të gëzuar, i ndezur, siç dukej, nga krisma e pushkëve, nga beteja që do të fillonte në çast e nga pamja e ushtarëve trima të bataljonit Apsheron, që i kish pasur shokë armësh nën Suvorovin e që po kalonin si petrita përpara perandorëve, i ndezur gjer në atë pikë sa po harronte praninë e sovranit. — Djema! nuk është ky fshati i parë që do të merrni me sulm!

— Të gatshëm për shërbim! — bërtitën ushtarët.

Kali i Aleksandrit u ngrit kas përpjetë nga kjo vikamë e papritur. Ky kalë, që kish mbajtur sovranin gjatë revistave në Rusi, këtu në fushën e Austerlicit po e mbante kaiorësin e vet, duke i duruar

---

[1]) Besa, Madhëri, do të bëjmë ç'të jetë e mundur, Madhëri!

goditjet instinktive të këmbës së tij të majtë, ngrinte veshët në krismën e pushkëve, pikërisht ashtu siç kish bërë në fushën e Marsit, pa e marrë vesh kuptimin e këtyre pushkëve, pa kuptuar pse ndodhej pranë tij hamshori i zi i perandorit Franc, pa ditur asgjë nga ato që thoshte, mendonte e ndjente atë ditë ai që ja kish hipur.

Aleksandri iu kthye me buzë në gaz njërit prej të afërmve të tij, e diçka i tha, duke i treguar ushtarët kreshnikë të Apsheronit.

## XVI

Kutuzovi, i shoqëruar nga adjutantët e tij ndoqi me çap pushkatarët.

Si bëri ndonjë gjysmë verste në bisht të kolonës, u ndal pranë një shtëpie të vetmuar e të braktisur, që mbase një kohë pat qënë pijetore e që ngrihej pikërisht në kryqëzimin e dy rrugëve. Që të dy rrugët vinin nga mali dhe trupat po zbrisnin nga njera e nga tjetra.

Mjegulla po fillonte të shpërndahej, dhe nja dy versta larg çquheshin turbull trupat armike në lartësitë përkundrejt. Poshtë, më të majtë, krismat e pushkëve po bëheshin më të forta. Kutuzovi u ndal, duke biseduar me një gjeneral austriak. Princ Andrea, që ndodhej disa hapa prapa tyre, po i vërente. Me qënë se i duheshin dylbitë, iu kthye e ja kërkoi një adjutanti.

— Shikoni, shikoni, — tha adjutanti, që po vështronte jo trupat që ndodheshin larg, po ato që qenë përpara tij, poshtë tatëpjetës. — Ata janë francezë! —

Të dy gjeneralët dhe adjutantët rrëmbyen me një lëvizje të shpejtë dylbitë, duke ja hequr nga duart njeri tjetrit; përnjëheresh fytyrat e tyre ndryshuan, muarën një shprehje tmeri. Besonin se francezët ndodheshin të paktën dy versta larg, kurse, pa pritur e pa kujtuar, ata u dilnin mu përpara hundës.

— Armiku është?... Jo!... — Po, vështroni, armiku është... sigurisht... Ç'do të thotë kjo? — çuditeshin.

Princ Andrea çquante edhe me sy, pa përdorur dylbitë, poshtë, më të djathtë, një kolonë të dëndur francezësh që po ngjitej në drejtim të ushtarëve të bataljonit Apsheron jo më shumë se pesë qind hapa larg nga vëndi ku kish qëndruar Kutuzovi.

„Ja, erdhi çasti vendimtar! Erdhi çasti im", mendoi princ Andrea dhe ngau kalin e iu afrua Kutuzovit. — Shkëlqesi e lartë, — briti, — duhet ndalur bataljoni Apsheron. — Po në këtë kohë gjithëçka u mbulua me tym, pushka krisi me të madhe aty afër, dhe një zë i tmeruar e i mitur klithi dy hapa më tutje nga princ Andrea: Ikni, djema, mori fund kjo punë! — Do të thoshë se ky zë qe një urdhër. Që të gjithë ua dhanë këmbëve.

Një turmë përherë e më e madhe po ikte me ling prapa, drejt asaj pike ku pesë minuta më parë trupat kishin kaluar përpara perandorëve. Jo vetëm që ish e vështirë ta ndaloje, po ish edhe e pamundur që të mos prapseshe bashkë me 'të. Bollkonski përpiqej vetëm që të mos çkëputej prej saj, e po vështronte rrotull i mahnitur, pa patur fuqi të kuptonte ç'po bëhej përpara tij. Nesvicki, si i xhindosur në fytyrë, i skuqur e i tërbuar sa nuk njihej, i bërtiste Kutuzovit se po të mos largohej menjëherë që andej do të binte rob me siguri. Kutuzovi s'lëvizte fare nga vëndi dhe, pa iu përgjegjur, nxori shaminë. Gjaku po i rridhte nga një faqe. Princ Andrea çau një shteg gjer tek ai.

— Jeni plagosur? — e pyeti, dhe mezi e mbante nofullën e poshtme që të mos i dridhej.

— Plaga s'është këtu, po atje! — ja ktheu Kutuzovi, duke shtrënguar shaminë pas faqes së plagosur e duke rrëfyer ata që po arratiseshin. — Ndalini! — briti, e po në atë kohë, duke u bindur siç duket se kjo ish e pamundur që të bëhej, i ra kalit dhe u drejtua nga e djathta.

Një turmë të ikurish, që po shtyheshin me vrull, e rrëmbeu me vete dhe e tërhoqi prapa.

Trupat po iknin si kope, ngjeshur kaq fort njeri pas tjetrit sa që, po të të rrëmbente vala, ishte vështirë të dilje soje. Kush bërtiste: „Ec! Pse qëndron?". Kush, gjith në atë vënd, duke u kthyer prapa, shtinte në erë; kush i binte kalit që ja kish

hipur vetë Kutuzovi. Duke u çliruar me mundimin më të madh nga kjo rrëké njerëzish që derdhej nga e majta, Kutuzovi, me suitën e tij që kish mbetur më pak se gjysma, çau drejt asaj pike që nga ku vinte gjëmimi i topave me të afërmë. Duke u çkëputur nga turma e të ikurve, princ Andrea, që përpiqej të mos mbetej prapa Kutuzovit, pà në faqen e kodrës, në mes të tymit, një bateri ruse që po shtinte akoma, dhe francezët që po suleshin drejt saj. Ca më lart kish qëndruar një repart i këmbësorisë ruse e s'po lëvizte, as përpara në ndihmë të baterisë, as prapa në drejtim të atyre që po iknin. Një gjeneral kaluar u shkëput nga kjo këmbësori dhe u drejtua nga Kutuzovi. Suita e gjeneralisimit ish katandisur në katër veta. Që të gjithë qenë të zbetë dhe po këmbenin vështrime në heshtje.

— Ndalini ata maskarenj! — i tha Kutuzovi, duke gulçuar, gjeneralit, dhe i tregoi ata që po iknin; por tamam në atë çast, si për ta dënuar që tha ato fjalë, një breshër plumbash, mu si një tufë zoqsh, vërshëlleu mbi regjimentin e mbi suitën e Kutuzovit.

Francezët po sulmonin baterinë, e, duke parë Kutuzovin, po shtinin mbi 'të. Në këtë batare, komandantin e regjimentit e mori një plumb në këmbë; disa ushtarë ranë, dhe junkerit flamurtar i shpëtoi flamuri nga duart. Flamuri u lëkund e ra, duke mbetur i kapur në pushkët e ushtarëve pranë. Ushtarët, pa pritur komandën, filluan të shtinin.

— Oooh! — rënkoi Kutuzovi me një shprehje të dëshpëruar; dhe vështroi rrotull. — Bollkonski, — murmuriti me zë të dredhur, se qe i ndërgjegjshëm për dobësinë e tij si plak që ishte, — Bollkonski, — murmuriti duke treguar batalјonin në rrëmujë dhe armikun, — ç'është kjo? —

Po, para se të mbaronte këto fjalë, princ Andrea, duke ndjerë lote turpi e zemërimi që po i bëheshin lëmsh në fyt, kërceu nga kali dhe u sul të rrëmbente flamurin.

— Djema, përpara! — thirri me një zë të hollë e të mprehtë prej fëmije.

„Ja çtsti im!" mendonte princ Andrea, duke rrëmbyer shtizën e flamurit e duke dëgjuar si i dehur vërshëllimën e plumbave që drejtoheshin sigurisht mbi 'të. Disa ushtarë ranë.

— Urrà! — bërtiti, duke mbajtur me zor në duar flamurin e rëndë, dhe u vërvit përpara i sigurt plotësisht se tërë bataljoni do t'i vinte pas.

Në të vërtet, fill i vetëm nuk bëri veçse disa hapa: në fillim e ndoqi një ushtar, pastaj një tjetër; dhe tërë bataljoni, me një britmë të vetme: urrà, u vërsul përpara dhe e kaloi. Një nënoficer, duke vrapuar, kapi flamurin që, nga rëndësia, po lëkundej në duart e princ Andresë, po menjëherë pastaj ra i vrarë. Princ Andrea e rrëmbeu përsëri e duke zvarritur prapa për shtize, vazhdoi të rendte bashkë me bataljonin. Përpara tij shikonte artiljerët tanë, disa prej të cilëve po lëftonin, të tjerët po braktisnin topat e po vinin me vrap drejt tij; shikonte edhe këmbësorët francezë që po kapnin për freri kuajt e baterisë dhe u kthenin grykën topave. Princ Andrea me bataljonin ishin nja njëzet hapa larg nga topat. Dëgjonte përmbi krye vërshëllimën e pareshtur të plumbave, dhe vazhdimisht, më të djathtë e më të mëngjër, ushtarë rënkonin e binin. Po nuk i shikonte; i bënte sytë katër që të shihte vetëm ç'po bëhej përpara, atje në bateri. Që tani e shihte qartë figurën e një artiljeri qimekuq, me kapën mënjanë të rrasur mbi vesh, që po tërhiqte nga ana e tij një fshirëse topi, ndërsa një ushtar francez po tërhiqte nga ana tjetër. Që tani e shihte qartë shprehjen e hutuar e njëkohësisht të xhindosur të fizionomive të këtyre dy burrave, që sigurisht nuk kuptonin se ç'po bënin.

„Ç'po bëjnë ashtu?" mendonte princ Andrea duke i shikuar, „pse s'po ikën ai artiljeri qimekuq, deri sa s'ka armë? Si s'po e vret francezi? S'ka për të arritur dot gjer këtu, sepse ndërkaq francezi do të kujtohet që e ka pushkën e do ta vrasë".

Dhe me të vërtet një francez tjetër me pushkën bajonetë-mbërthyer po sulej drejt atyre të dyve që po ziheshin me njeri tjetrin, dhe fati i artiljerit kuqërrem, që akoma s'po e kuptonte ç'e priste e që me një gjes triumfi ja kish shkëputur armikut

nga duart fshirësen e topit, do të merrte fund. Po princ Andrea nuk e pa se si mori fund fati i tij. Iu duk sikur dikush nga ushtarët më pranë, me tërë forcën e krahut, e goditi me një shufër të trashë në kokët. Dhëmbja nuk qe shumë e madhe, po i erdhi shumë keq se nuk e la të shihte gjer në fund skenën që kishte përpara syve.

„Ç'është kështu? Po bie? Gjunjët po më priten" mendoi: dhe ra më shpinë. Hapi sytë me shpresë se mos shihte si mbaroi ajo lufta e francezëve me artiljerët, duke dëshiruar të dinte u vra apo jo artiljeri kuqërrem dhe a shpëtuan topat apo ranë në duart e armikut. Po nuk pa asgjë. Mbi krye të tij s'kish më asgjë, ish vetëm qielli — një qiell i lartë, jo i ndritshëm, po, megjithkëtë, pafundërisht i lartë, me re të murme që zvarriseshin qetë-qetë e me ngadalë. „Sa qetësi e madhe! Sa heshtje e thellë, e madhërishme! Nuk është aspak si një çast më parë kur po vrapoja", mendoi princ Andrea, „nuk është si ahere kur ne vërsuleshim, duke bërtitur, dhe lëftonim; nuk është aspak si ahere kur francezi dhe artiljeri me fytyra të inatosura e të tmeruara po i shkulnin njeri tjetrit nga duart fshirësen e topit; fare ndryshe nga atëhere po lundrojnë retë nëpër këtë qiell të lartë, të pafund. Si nuk e kam vërë re më parë këtë qiell të lartë, këtë qiell sublim? E sa të lumtur e ndjej veten që e pashë më në fund! Po! Çdo gjë është kotësi, çdo gjë është gënjeshtër, përveç këtij qielli të pafund. S'ka asgjë, përveç tij. Po as ai nuk egziston; nuk egziston asgjë, përveç heshtjes, qetësisë, prehjes. Lavdi i qoftë Zotit!

## XVII

Në krahun e djathtë, në vijën e trupave të Bagrationit, më ora nëntë të mëngjezit beteja s'kish filluar akoma. Duke mos dashur të bënte siç thosh Dollgorukovi që kërkonte të fillonte aksionin, e me qëllim që të mos i binte ndonjë përgjegjësi, princ Bagrationi i propozoi të dërgonin një njeri te kryekomandanti për të marrë urdhër prej atij vetë. Ba-

grationi e dinte se, në këtë udhë prej afro dhjetë verstash që e ndante një krah nga tjetri, në qoftë se oficeri që do të nisnin nuk do të mbetej i vrarë (gjë që ish shumë e mundëshme), edhe në rastin se do ta gjente gjeneralisimin (gjë që ish shumë e vështirë) nuk do të mund të kthehej para se të ngrysej.

Bagrationi vështroi suitën me ata sytë e tij të mëdhenj e pa shprehje, sy të një njeriu që s'është ngopur me gjum, dhe fytyra e mitur e Rostovit, që, pa dashur, dridhej nga emocioni e nga shpresa, i tërhoqi menjëherë vëmëndjen: dhe atë dërgoi.

— Po sikur të takoj Madhërinë e Tij më parë se kryekomandantin, shkëlqesi? — pyeti Rostovi, duke mbajtur dorën në strehët.

— Mund t'i merrni urdhërat nga Madhëria e Tij, — u përgjegj me të shpejtë Dollgorukovi, duke e ndërprerë Bagrationin.

Me t'u kthyer nga vija e parë, Rostovi kish mundur të bënte disa orë gjumë para se të gdhihej dhe e ndjente veten më qejf, të vendosur e tërë gjallëri, të shkathët, me një besim në vete e me një gjendje shpirtërore kur gjithëçka të duket e lehtë, e mundëshme dhe e kandëshme.

Gjithë dëshirat po i plotësoheshin atë mëngjez: do të zhvillohej një betejë e përgjithëshme, dhe ai merrte pjesë; e jo vetëm kaq: ishte oficer ordinance i një gjenerali nga më trimat; përveç kësaj, po e dërgonin me mision te Kutuzovi e, mbase, te vetë perandori. Mëngjezi ish i kthjelltë, kali ish i mirë. E ndjente veten të lumtur e plot gëzim. Me të marrë urdhërin, ngau kalin dhe u nis me të katra gjatë rreshtave. Në fillim kaloi frontin e trupave të Bagrationit, që s'kishin hyrë akoma në aksion e po qëndronin në vënd, pa lëvizur; pastaj hyri në një hapësirë toke që e kish zënë kavaleria e Uvarovit, e këtu vuri re disa lëvizje e shënja që tregonin se po bëheshin gati për betejën; si e la prapa kavalerinë e Uvarovit, zuri ta dëgjonte qartë tani gjëmimin e topave përpara tij. Topi sa vinte buçiste më fort.

Në ajrin e freskët të mëngjezit nuk oshëtinin më si më parë, në intervale të çrregullta, dy tri

pushkë njëheresh, e pastaj një ose dy topa; por faqeve të kodrave përpara Pracenit kërcisnin bataretë e pushkëve, të ndërprera nga topi që binte kaq dëndur sa që nga një herë nuk çquheshin goditjet njera nga tjetra, po shkriheshin në një bubullimë të vetme shurdhonjëse.

Shikonte gjatë shpateve të kodrinave fjollat e tymit të pushkëve që dukej sikur rendnin duke ndjekur njera tjetrën, dhe retë e tymit të topave që vërtiteshin e rrotulloheshin, përhapeshin e përzjeheshin gjithë bashkë. Dallonte një xixëllim bajonetash në mes të lumit, masa këmbësorie në lëvizje dhe radhët e ngushta të artilerisë me arkat e saj të gjelbra.

Rostovi e ndali për një çast kalin mbi një çukëzë, që të shihte më mirë ç'po bëhej; po sado që vështroi me kujdes duke i hapur sytë katër, nuk arriti as të kuptonte as të çquante gjë të saktë: atje poshtë, në mes të lumit siç ishin disa njerëz që po lëviznin përpara e prapa, kush e di se ç'trupa; po përse? kush ishin? ku po shkonin? S'merrej vesh. Kjo pamje e ato krisma jo vetëm që s'i shkaktonin ndonjë ndjenjë trishtimi a frike, po, përkundrazi, ja shtonin energjinë dhe e bënin me të vendosur.

„O burra, jepi, jepi më fort akoma!" tha me mënd, duke iu drejtuar këtyre krismave dhe sërish e ngau kalin me të katra gjatë frontit duke u futur përherë e më thellë në terrenin e trupave që kishin hyrë në betejë.

„S'e di si do të jetë puna atje poshtë, po mirë ka për të vajtur, s'ka se si ndryshe!" thosh me vete Rostovi.

Si i la prapa disa trupa austriake, Rostovi vuri re se ajo pjesë e vijës që vazhdonte e që e kish zënë Garda, kish hyrë në aksion.

„Aq më mirë! Do ta shoh më nga afër", mendoi.

Po kalonte gati në vijën e parë. Disa kalorës po vraponin me të katra në drejtim të tij. Ishin ulanët tanë të Gardës, që po ktheheshin nga një sulm, me rreshta të prishura. Rostovi i kaploi, i zuri syri pa

dashur njerin prej tyre të njollosur me gjak dhe vazhdoi të vraponte me të katra.

„Aq më bën!" mendoi. „Kjo s'është puna ime!"

S'kish bërë më shumë se disa qindra çape prej atij vëndi, kur më të majtë të tij, duke e prerë rrugën, në tërë hapësirën e pllajës, u duk një masë shumë e madhe kalorësish me uniforma të bardha që shkëlqenin, mbi kuaj të zes që po suleshin trokthi në drejtim të tij. Rostovi e ngau kalin në pikë të vrapit që të hiqej mënjanë nga rruga ku do të shkonin ata kalorës, e do të kish mundur tu shtëmëngej, sikur ata të kishin mbajtur gjith atë mënyrë vrapimi; po ata i ngisnin kuajt përherë e më me shpejtësi, kështu që tani disa prej tyre po rendnin me të katra. Rostovi dëgjonte përherë e më çquar trokëllimën e tyre dhe tringëllimin e armëve, e i shihte më mirë kuajt e tyre, siluetat, e bile edhe fytyrat. Ishte kavaleria jonë e Gardës, që hidhej në sulm kundër kavalerisë frënge që po i dilte përpara.

Kalorësit e Gardës galoponin, po prapë nuk i lëshonin kuajt në pikë të vrapit. Rostovi tani ua shihte fytyrat dhe dëgjoi komandën: *me galop*, që e dha një oficer, i cili e ngau me të katra kalin e tij prej race të kulluar. Rostovi, duke u trembur se mos e shtypnin a mos e merrte vala edhe atë në sulmin kundër francezëve, galoponte gjatë frontit me tërë shpejtësinë e Beduinit të tij: e megjithkëtë nuk shpëtoi dot pa u ndeshur.

Një kalorës-rojë në anën e rreshtit, një burrë shtatvigan, i vrarë lije në fytyrë, ngrysi vetullat i xhindosur, duke parë Rostovin mbi të cilin do të përplasej pa tjetër; e do ta kish flakur sigurisht përdhé bashkë me Beduinin e tij (vetë Nikolla kish përshtypjen se ish i vogël e i dobët në krahasim me ata diva e me ata kuaj viganë) sikur Rostovit të mos i kish vajtur mëndja të tundte kamxhikun përpara syve të kalit që po matej ta shtypte. Kali qimezi, trupmadh e i rëndë, këceu mënjanë duke mbledhur veshët pas kokës; po kalorësi-rojë i vrarë lije ja nguli në brinjët me sa fuqi që kish mamuzet e mëdha shumë, dhe kafsha, duke tundur bishtin e duke zgjatur kokën, u lëshua përpara si shi-

gjetë. Sa e kaluan kalorësit e Gardës, Rostovi i dëgjoi që po bërtisnin urrà e, duke u kthyer, pà se rreshtat e tyre të para po hynin në rreshtat e kalorësve të panjohur me spaleta të kuqe, sigurisht francezë. Po më pas s'mundi të shikonte më asgjë, se menjëherë, kush e di që ku, zunë të buçisnin topat dhe gjithëçka u mbulua me tym.

Ndërsa kavaleria e Gardës, si e kaloi atë, po humbte në tym, Rostovi ngurroi, duke mos ditur në duhej t'i binte pas me të katra apo të shkonte atje ku e kishin dërguar. Ishte ai sulmi i shkëlqyer i kavalerisë së Gardës që i çuditi edhe francezët vetë. Rostovi, më vonë, mbeti i tmeruar kur mësoi se nga gjithë ai rrëmet burrash të hijshëm si diva, nga tërë ajo rini e qeshur që shkrepëtinte, nga ata mijra oficerë e aspirantë hipur mbi kuajt të bukur e të harbuar që i kishin kaluar përpara me galop, vetëm tetëmbëdhjetë veta kishin mbetur gjallë pas sulmit.

„Përse t'jua kem zilinë? Do të kem edhe unë pjesën time, e mbase, pas disa minutash do të shoh perandorin!" mendoi Rostovi, dhe vazhdoi udhën.

Kur arriti në krahun e këmbësorisë së Gardës, vuri re se mbi 'të dhe në drejtim të saj po fluturonin granata; për këtë u bind jo aq se dëgjoi vërshëllimën e tyre, se sa nga shkaku që në fytyrat e ushtarëve shihej një farë shqetësimi dhe fytyrat e oficerëve kishin një shprehje solemne, të hakëruar e jo të natyrshme.

Duke kaluar prapa njerës prej vijave të regjimenteve të këmbësorisë të Gardës, dëgjoi një zë që po e thërriste me emër.

— Rostov!

— Ç'është? — u përgjegj pa e njohur akoma Borisin.

— E shikon apo jo? Ramë tamam në vijën e parë! Regjimenti ynë u hodh në sulm! — tha Borisi me atë buzëqeshjen e lumtur që shihet në fytyrën e të rinjve, kur kalojnë për të parën herë provën e zjarrit.

Rostovi qëndroi.

— Ah! Ashtu hë? — tha. — Epo si duallt?

— I prapsëm! — tha me gjallëri Borisi, që po bëhej llafazan. — S'e merr dot me mënd! Veç të ishte aty!

Dhe Borisi i tregoi se si Garda, si zuri pozicionin e vet e si pa përpara saj disa trupa, kujtoi se ishin austriake; por, befas, nga predhat që u lëshuan nga këto trupa, kuptoi se ndodhej në vijën e parë, kështu që, papritur e pakujtuar, qe hedhur në betejë. Rostovi, pa e dëgjuar gjer në fund, i ra kalit.

— Ku po shkon? — e pyeti Borisi.

— Te Madhëria e tij, i ngarkuar me një mision.

— Ja ku është, — tha Borisi, i cili gabimisht, pandehu se Rostovi desh të shkonte jo te perandori, por te Lartësia e Tij.

Dhe i tregoi grandukën, i cili, një qind hapa më tutje, me uniformën dhe me helmetën e Gardës, me supet e larta e me vetulla të ngrysura, diç i bërtiste një oficeri austriak me uniformë të bardhë, që ish dyllë i verdhë në fytyrë.

— Po ai është granduka, kurse unë duhet të shkoj te kryekomandanti ose te Madhëria e Tij, — ja ktheu Rostovi, dhe u mat t'i binte kalit.

— Kont, kont, — i thirri Bergu, tërë gjallëri ashtu si Borisi, duke rendur që nga një anë, — kont, jam plagosur në të djathtën — dhe tregonte dorën, të gjakosur e të lidhur me një shami, — po prapë qëndrova në rreshtat. Kont, tani e mbaj shpatën me të majtën: në familjen tonë të fon Bergëve, kont, që të gjithë kanë qënë kalorës.

Bergu diç tha akoma, po Rostovi, pa e dëgjuar më tutje, vazhdoi udhën me të katra.

Si e la Gardën e si kaptoi edhe një zonë të shkretë, Rostovi, që të mos binte më në vijën e parë, siç i qëlloi me kavalerinë e Gardës që mënt e shtypi, e ngau kalin gjatë vijës së rezervave, duke i shkuar sa më larg atij vëndi ku ishin më të dëndura krismat e pushkëve dhe buçitjet e topave. Befas, përpara tij dhe prapa trupave tona, në një pikë ku me asnjë mënyrë s'e merrte dot me mënd se mund të ndodhej armiku, dëgjoi një batare pushkësh fare afër.

„Ç'është kjo?" mendoi Rostovi. „Armiku prapa krahëve të trupave tona? E pamundur", dhe përnjëherësh i hyri frika, për vete e për fatin e gjithë betejës. „Sidoqoftë, unë prapa s'mund të kthehem", mendoi, „duhet të kërkoj kryekomandantin, këtu, ku të jetë, dhe në qoftë se çdo gjë ka marrë fund, detyra ime është që edhe unë të vdes me shokët".

Parandjenja e zezë që iu shpif menjëherë, po vërtetohej përherë e më shumë, sa më tepër që hynte në atë zonë prapa fshatit Pracen, pushtuar nga një mizëri trupash të ndryshme.

— Ç'është? Ç'është? Kundër kujt shtien? Kush shtie? — pyeste Rostovi, duke arritur pranë ushtarëve rusë e austriakë, të cilët, duke ikur si kope të shpërndara, po i prisnin rrugën.

— Djalli e merr vesh! Na theu të gjithëve! Mbaroi çdo gjë! — i përgjigjeshin rusisht, gjermanisht, çekisht kopetë e çthurura të atyre që po iknin, të cilët, ashtu si edhe ai vetë, s'kuptonin fare se ç'po bëhej.

— Bjeru gjermanëve! — këlthiste njëri.

— I marrtë djalli këta tradhëtarë!

— *Zum Henker diese Russen...*[1]) — shfrynte nëpër dhëmbë një austriak.

Disa të plagosur po hiqeshin rrugës zvarrë. Mallkimet, sharjet, britmat e rënkimet shkriheshin në një kuje të vetme të përgjithëshme. Pushkët kishin pushuar. Siç e mori vesh Rostovi më vonë, ushtarët rusë e autsriakë kishin qëlluar kundër njëri tjetrit.

„O Zot! Ç'do të thotë kjo?" mendoi Rostovi. „Dhe këtu, ku perandori mund t'i shikojë me çdo çast... Po jo, jo, janë vetëm disa maskarenj, një grusht njerëzish, jo më shumë. Kjo do të kalojë me kaqë. S'është e mundur, jo", mendoi, „Vetëm të kaloj tutje sa më shpejt, sa më shpejt!"

Ideja e disfatës dhe e panikut s'mund t'i çfaqej në mëndje. Megjithëse po shihte bateritë dhe trupat franceze pikërisht mbi kodrën e Pracenit, mbi po atë kodër ku duhej të kërkonte gjeneralisimin, sipas urdhërit që kish marrë, s'i bënte zemra të besonte se kishin pësuar disfatë.

---

[1]) Në djall të venë këta rusët.

## XVIII

Rostovi kish urdhër ta kërkonte Kutuzovin dhe sovranin pranë fshatit Pracen. Po ata nuk ishin atje dhe asnjë nga gjeneralët nuk ndodhej aty; aty kish vetëm një turmë heterogjene trupash në rrëmujë. I ra kalit të tij, që ishte lodhur tani, për t'u larguar sa më shpejt nga këto kope të ikurish, po sa më shumë që shkonte përpara, aq më e madhe dukej rrëmuja e kësaj mizërie. Në rrugën kryesore ku dolli ishin mbledhur xhumbë karroca e qerre të çdo lloji, ushtarë rusë e austriakë të të gjitha armëve, të plagosur e të shëndoshë. Tërë kjo turmë zjente e vlonte pareshtur nën vërshëllimën e kobëshme të granatave që fluturonin nga bateritë franceze, vendosur në lartësitë e Pracenit.

— Ku është perandori? Ku është Kutuzovi? — pyeste Rostovi gjithë ata që mund t'i ndalte, po asnjeri prej tyre nuk i përgjigjej.

Më në fund, duke mbërthyer një ushtar për jake të kapotës, e shtrëngoi t'i përgjigjej.

— Eh, or mik, ata krisën e ikën më parë nga të gjithë! — iu përgjegj ushtari, duke qeshur me vete e duke iu çliruar nga duart.

Si e la të shkonte këtë ushtar që, sigurisht, do të qe i dehur, Rostovi ndali kalin e një ordinance apo seizi të një personaliteti me rëndësi dhe provoi ta pyeste. Ordinanca i njoftoi se ndonjë orë më parë perandorin e kishin nisur në prapavijë kësaj rruge në një karrocë të lëshuar në pikë të vrapit, e se ishte plagosur rëndë.

— Nuk është e mundur, — tha Rostovi, — sigurisht, do të ketë qënë ndonjë tjetër.

— E pashë me sytë e mi, — iu përgjegj ordinanca, me një buzëqeshje plot krenari. — S'e njokërkam unë? Sa e sa herë e kam parë në Peterburg kështu siç ju shoh juve! Ish ulur në karrocë, i zbetë, shumë i zbetë. Kur u lëshuan me të katra përpara syve tona ata të katër kuajt arapë, o Zot i Madh! veç të shihje! Si nuk i njokam unë kuajt e perandorit dhe Ilia Ivaniçin! E di gjithë bota që karrocieri Ilia Ivaniçi nuk nget tjatër karrocë përveç asaj të carit. —

Rostovi e la kalin e ordinancës që e kish ndalur për freri, dhe deshi të vazhdonte udhën; po një oficer i plagosur, që po kalonte aty, u kthye e i foli.

— Po ju, cilin kërkoni? — e pyeti. — Gjeneralisimin? U vra nga një cefër gjyleje që e goditi në kraharor, përpara regjimentit tonë.

— Nuk u vra, po u plagos, — ja ndreqi fjalën një oficer tjetër.

— Po kush? Kutuzovi? — pyeti Rostovi.

— Jo Kutuzovi, po si quhet pra? Nejse, s'ka rëndësi, të pakë janë ata që kanë mbetur gjallë. Ja, shkoni aty në atë fshat; gjithë komandantët n'atë fshat janë mbledhur, — i tha ai oficer, duke i treguar fshatin Gostieradek, dhe u largua.

Rostovi e ngau kalin më çap, duke mos ditur as përse, as te kush po shkonte. Perandori qe plagosur, betejën e kishin humbur. Tani s'kish si të mos e besonte. Rostovi po shkonte rrugës që i kishin treguar, drejt një pike, ku, në largësi, shihte një kambanare dhe një kishë. Përse të nxitonte e ku po vente? E çfarë t'i thoshte sovranit apo Kutuzovit, edhe sikur ata të ishin akoma gjallë, edhe sikur ata të mos ishin plagosur.

— Kaloni nga ajo rrugë, zotëri, se këtej do t'ju vrasin me siguri, — i thirri një ushtar, — këtej do t'ju vrasin!

— Oh, ç'thua more! — ja bëri një tjetër. — E nga të shkojë? Këtej është më afër.

Rostovi u mendua dhe vazhdoi pikërisht asaj rruge, ku, sipas fjalëve të ushtarit të parë, do ta vrisnin pa tjetër.

„Tani, njësoj është; në qoftë se perandori është plagosur, si është e mundur që ta kursej veten?" mendonte. Dhe hyri në atë zonë ku kishin rënë më të shumët e ushtarëve që patën ikur të kthye nga Praceni. Francezët akoma nuk e kishin pushtuar; dhe rusët, ata që kishin mbetur gjallë apo qenë plagosur vetëm, e kishin braktisur me kohë. Për tokë, si ata duajt në një arë të korrur, dergjeshin dhjetë pesëmbëdhjetë të vdekur a të plagosur rëndë më çdo hektar tokë. Të plagosurit hiqeshin zvarrë, dy-tre veta së bashku; dëgjoheshin rënkimet e britmat e tyre të thekëshme e, nganjëherë, të paktën

kështu i dukeshin Rostovit, të shtirura. Rostovi i ra kalit e iku me të katra që të mos i shihte tërë këta njerëz të martirizuar, e ndërkaqë ndjeu se po i hynte frika. S'i vinte keq për jetën e tij; kish frikë vetëm se mos e humbte kurajën për të cilën kish nevojë, kish frikë gjithashtu, se e dinte që s'do të mund ta duronte pamjen e atyre fatzesve.

Francezët, që kishin pushuar së shtëni mbi atë terren të mbjellë me të vdekur e të plagosur, sepse tanimë s'ndodhej atje asnjë qenie e gjallë, duke parë një adjutant që po i binte mespërmes, drejtuan topat dhe hodhën disa predha. Këto vërshëllime të tmershme e të kobëshme dhe kufomat që e rrethonin u shkrinë për Rostovin në një përshtypje të vetme llahtarie dhe mëshire për vetveten. Iu kujtua letra e fundit e s'ëmës. „Kush e di si do t'i dridhej zemra", mendoi, „sikur të më shihte tani në mes të kësaj fushe, me topat ngritur kundër meje!"

Në fshatin Gostieradek ndodheshin trupa ruse që, megjithse të përzjera, ishin tërhequr me një farë rregulli nga fusha e betejës. Granatat franceze nuk arrinin gjer aty, dhe krisma e pushkëve dëgjohej vetëm së largu. Aty që të gjithë se shihnin qartë dhe thoshin se e kishin humbur betejën. Sado që pyeti Rostovi, askush s'qe në gjëndje t'i thosh ku ndodhej perandori, dhe as ku ndodhej Kutuzovi. Një palë thoshin se ish e vërtetë që perandori qe plagosur; të tjerët thoshin jo, dhe e shpjegonin këtë lajm të rremë kështu: karroca e carit kish kaluar me të vërtet në pikë të vrapit, po brënda ishte mareshalli i madh i oborrit kont Tolstoi, që kish vajtur bashkë me të tjerët në fushën e betejës, në suitën e perandorit, e që po ikte tani nga fusha e luftës, i zbetë e i tmeruar. Një oficer i tha se kishte parë përtej një fshati, më të majtë, disa nga komandantët; dhe Rostori u nis nga ajo anë, pa shpresuar se do të gjente njeri, po vetëm që ta kish të qetë ndërgjegjen. Kaloi tri versta dhe, si la prapa trupat e fundit ruse, pranë një kopshti të rrethuar me një hendek, pà dy kalorës që kishin qëndruar përpara vijës së ujit. Njëri prej tyre, me një puplajë të bardhë në kapellë, sepse i dukej si i njo-

hur; tjetri, një kalorës që Rostovi nuk e njihte, mbi një kalë të bukur kull (që i dukej sikur ja kish zënë syri dhe më parë) iu afrua hendekut, i nguli mamuzet kalit dhe, duke lëshuar frerin e kaptoi fare lehtë me një të këcyer.

Pastaj, si e ktheu kalin, e hodhi sërish hendekun dhe iu drejtua me respekt kalorësit me puplajën e bardhë, duke i propozuar, si duket, që ta hidhte edhe ai hendekun. Kalorësi, që Rostovit i dukej si i njohur e që, kush e di sepse, i tërhiqte padashur vëmëndjen, bëri një shënjë mohimi me kokë e me dorë, dhe nga ky gjest. Rostovi, menjëherë, njohu perandorin e tij të adhuruar që e kish qarë.

„Po s'mund të jetë ai, kështu vetëm, në këtë fushë të shkretë", mendoi. Në atë çast Aleksandri ktheu kokën, dhe Rostovi pà tiparet e adhuruara që i qenë skalitur në kujtesë. Perandori ish i zbetë, me fytyrë të zhgabërryer, me faqe e me sy të thelluar; po tiparet e tia ishin tani edhe më të ëmbla e më të hijshme. Rostovi u gëzua pa masë që lajmi se perandori qënkej plagosur, ishte i rremë. Ish i lumtur që po e shihte. E dinte se ish në dorë të tij, se e kish për detyrë bile, t'i drejtohej atij drejt për drejt e t'i komunikonte përsa e kish urdhëruar Dollgorukovi.

Posi ai djaloshi i djegur nga dashuria që dridhet e hutohet pa guxuar të thotë atë që ëndëron nete me radhë dhe vështron rreth e rrotull i tutur, duke kërkuar një ndihmë, apo mundësinë që ta shtyjë për një herë tjetër e të ikij tani që arriti çasti i dëshiruar e që ndodhet vetëm me të dashurën e zemrës, çast që e ka pritur prej aq kohe, — kështu edhe Rostovi, tani që ja arriti asaj që dëshironte më shumë se çdo gjë tjetër në botë, nuk dinte si t'i afrohej sovranit, dhe çpikte një qind arësye për t'i mbushur mëndjen vetvetes se kjo do të ishte pa vënd, pa lezet, e pamundur.

„Ç'ësht ajo! Do dukej sikur unë këtë desha, sikur këtë prisja, sikur gëzohem që mund të përfitoj nga rasti që po e gjej vetëm e të trishtuar. Po atij mund t'i vijë keq e mund t'i vijë rëndë të shohë një fytyrë të panjohur në këtë çast dëshpërimi;

pastaj, e çfarë mund t'i them tani kur, sa e shoh, më mbetet zemra e më thahet fyti?" Nuk i kujtohej asnjë nga ato fjalimet e panumurta që kish qëndisur me mëndje të tij, duke përfytyruar se do t'i drejtohej me 'to perandorit. Këto fjalime, me fantazinë e tij, Rostovi i mbante, pothuaj kurdoherë në rrethana krejt të ndryshme, i thosh sidomos në çastin e një fitoreje ose të një triumfi, e veçanërisht në shtratin e vdekjes ku po dergjej nga plagët e shuma që kish marrë, ndërsa sovrani e falënderonte për trimëritë e tia e, duke vdekur, Rostovi i shprehte dashurinë e tij të provuar me fakte.

„Pastaj, si t'i kërkoj sovranit urdhërat e tia për krahun e djathtë, kur tani ora është katër pasdreke dhe beteja është e humbur? Jo, s'duhet t'i paraqitem me asnjë mënyrë. S'duhet t'ja prish qetësinë e tij të zymtë. Më mirë të vdes një mijë herë se sa të më shohë një herë shtrëmbër, ose të mendojë keq për mua", e vendosi Rostovi. Dhe u largua, pik e vrer, me zemër të dëshpëruar, duke u kthyer pareshtur nga sovrani, që po qëndronte i palëvizur në vënd në po atë qëndrim të pavendosur.

Ndërsa Rostovi, duke arësyetuar në këtë mënyrë, po largohej me zemër të copëtuar nga sovrani, kapiteni fon Tol kaloi aty rastësisht; duke parë perandorin, iu afrua, i ofroi shërbimet e tia dhe e ndihmoi ta hidhte hendekun më këmbë. Aleksandri, duke dashur të çlodhej se e ndjente veten si të pamundur, u ul e ndenji nën një dru molle dhe fon Toli qëndroi më këmbë pranë tij. Rostovi pà së largu, me zili e pendim, se fon Toli po i fliste një copë herë të gjatë dhe me zjarr sovranit, e se ky, sigurisht duke qarë, mbulonte sytë me njërën dorë dhe tjetrën ja shtrinte fon Tolit.

„E unë mund të kisha qënë në vënd të tij!" mendoi Rostovi, e, duke i mbajtur me zor lotët, nga që i pikonte në zemër për sovranin, u largua edhe më, me një dëshpërim të thellë, pa ditur as vetë se ku do të shkonte tani, e ç'do të bënte.

Dëshpërimi i tij qe edhe më i madh sepse e ndjente se vetë dobësia e tij ishte shkaku i dhëmbjes së vet.

Ai e kish në dorë... jo vetëm që e kish në dorë, po e kish edhe për detyrë që t'i afrohej sovranit. Dhe kjo ish e vetmja mënyrë, — as që kish tjetër — që t'i tregonte besnikërinë dhe devocionin e tij. Dhe ai s'kish përfituar nga rasti që i paraqitej... „Ç'bëra kështu, unë i humburi?" hante veten me dhëmbë. Një të kthyer i bëri kalit, dhe e ngau me të katra drejt asaj pike ku kishte parë perandorin; po matanë hendekut s'kishte më njeri. Kalonin vetëm qerre e karroca. Nga një ushtar që ngiste një qerre, Rostovi mori vesh se shtatmadhoria e Kutuzovit ndodhej aty më tutje, në fshatin ku po drejtohej karvani i qerreve. Rostovi u vajti pas.

Një ordinancë e Kutuzovit, që hiqte për freri disa kuaj të shaluar, po ecte ca më përpara. Prapa tij ishte një karro, dhe prapa karros shkonte më këmbë një shërbëtor plak, me një beretë në kokë, me një qark të shkurtër në trup e me këmbë të shtrëmbëra.

— Tit, hej, Tit! — thoshte kujdestari i kuajve.

— Ç'është? — përgjigjej plaku, pa e pasur mëndjen aty.

— Tit! Shko u mbyt!

— Hy, mor, hajvan! — shfrynte plaku, duke pështyrë me inat.

Ecnin një copë herë në heshtje, dhe prapë përsëritej po kjo shaka.

Aty nga ora pesë e mbrëmjes beteja ishte e humbur në të gjitha pozicionet. Më se njëqind topa ranë në duart e francezëve.

Prezhebishevski me korparmatën e tij kish hedhur armët. Kolonat e tjera, si kishin humbur afro gjysmën e ushtarëve, po tërhiqeshin pa rregull, si kope e prishur.

Mbeturinat e trupave të Lanzheronit e të Dokturovit po mblidheshin tok mbi tok afër kënetave, në pendat dhe në brigjet pranë fshatit Auhest.

Aty nga ora gjashtë, pranë pendës së Auhestit ndiheshin akoma bombardime të fuqishme të artilerisë: francezët kishin ngritur shumë bateri në faqet e kodrinave të Pracenit dhe shtinin mbi trupat tona që po tërhiqeshin.

Në praparojën, Dokturovi dhe të tjerët, duke mbledhur bataljonet, mbroheshin me pushkë nga kavaleria franceze që po i ndiqte. Kish filluar të ngrysej. Në pendën e ngushtë të Auhestit, ku, vjete me radhë, vinte ulej qetësisht mullisi plak, me një skufë nate në kokë, e peshkonte me grep, ndërsa i nipi, me mëngët e këmishës të përveshura, fuste duart në enën e madhe ku lëvrinin peshqit e argjëntë; mbi këtë pendë ku, vjete me radhë, fshatarët moravë, me shapkat e tyre prej gëzofi e me palltot mavi, vinin qetësisht me karrot e tyre me dy kuaj ngarkuar me bereqet, e, të pluhurosur me miell, me karrot të zbardhura, gjith po nëpër këtë pendë ktheheshin prapa, — tamam mbi këtë cfrat të ngushtë, tani, midis qerreve dhe topave, nën kuajt e në mes të rrotave, mblidheshin xhumbë njerëzit, me fytyrë të prishur nga tmeri i vdekjes; shtynin njeri tjetrin, vdisnin, kapërcenin ata që po hiqnin shpirt, vriteshin në mes të tyre që të bënin edhe disa hapa më tutje e për t'u vrarë një çikë më vonë.

Më çdo dhjetë sekonda, duke çarë ajrin, vinte një plumb ose pëlciste një granatë mu në mes të kësaj turme të dëndur, duke vrarë e duke spërkatur me gjak ata që ndodheshin më pranë të vrarëve. Dollohovi, i plagosur në një dorë, më këmbë, me nja dhjetë ushtarë të kompanisë së tij (tani ishte oficer) dhe gjenerali i tij kaluar, — vetëm këta kishin mbetur nga tërë regjimenti. Të hequr zvarë nga turma, po çanin një shteg që të dilnin në krye të pendës; po, të shtrënguar nga të gjitha anët, u ndalën, sepse përpara tyre një kalë kish rënë nën topin dhe turma përpiqej ta nxirrte që andej. Një predhë dike vrau prapa tyre, një tjetër erdhi e ra përpara dhe e spërkati me gjak Dollohovin. Turma u derdh përpara, u shtrëngua, bëri disa hapa dhe prapë qëndroi.

„Po munda t'i bëj këto njëqind hapa, shpëtova; po mbeta këtu edhe dy minuta akoma, mori fund puna ime", mendonte secili.

Dollohovi, që ishte mu në mes të turmës, u vërvit drejt buzës së pendës, duke rrëzuar dy ushta-

rë, dhe zuri të rendte mbi akullin e hollë që mbulonte kënetën.

— Lëshojeni mbi akull! — filloi të bërtiste, duke këcyer mbi akullin që kërciste nën këmbët e tia, — lëshojeni! — u bërtiste ushtarëve rrotull topit. — Mban! . . . —

Akulli e mbante, po përkulej e kërciste dhe ish e qartë se do të thyhej menjëherë jo vetëm nën peshën e topit apo të një turme, po edhe nën peshën e tij. Që të gjithë e vështronin dhe shtyheshin drejt buzës, pa vendosur akoma të vinin këmbë mbi akullin. Komandanti i regjimentit që ndodhej kaluar në krye të cfratit, ngriti krahun dhe hapi gojën, duke u kthyer nga Dollohovi. Befas, një granatë fishkëlloi kaqë ulët mbi turmë, sa që të gjithë u përkulën. U dëgjua një e goditur në diçka të butë, të squllët, dhe gjenerali ra nga kali në një pellg me gjak. Asnjeri s'i hodhi dytë, asnjeri s'mendoi ta ngrinte.

— Shko mbi akull! Shko mbi akull! Ecë! Tundu! Apo s'dëgjon? Shko! — buqitën befas zëra të panumurt, mbasi ra ajo predhë që e shtriu gjeneralin; ushtarët bërtisnin, pa ditur as ata përse bërtisnin ashtu e çfarë thoshin.

Një nga topat e fundit që ishte ngjitur mbi cfrat u lëshua mbi akull. Grumbuj ushtarësh nga cfrati filluan të zbrisnin duke rendur mbi kënetën e ngrirë. Nën njerin prej ushtarëve që ishin më përpara, akulli u thye; një këmbë iu zhyt nd'ujë; deshi të ngrihej po u fut gjer në brez. Ushtarët që ndodheshin më pranë tij ngurruan; artiljeri e qëndroi kalin që tërhiqte topin; po prapa tij buçisnin gjithmonë po ato britma: „Shko përpara mbi akull, pse qëndron? Shko përpara! Ec!" Dhe turma sokëllinte e lebetitur. Ushtarët, që rrethonin topin, tundnin krahët kundër kuajve e u binin sa mundnin që të lëviznin nga vëndi e të shkonin përpara mbi akull. Kuajt u shkëputën nga bregu. Akulli, që mbante ushtarët, u thye, një e çarë u formua rrotull një pllake shumë të madhe akulli, dhe nja dyzet ushtarë, që ishin mbi 'të, u hodhën kush përpara, kush prapa, duke rrëzuar njeri tjetrin nd'ujë.

Predhat fishkëllenin e këroisnin përherë me të njëjtin ritëm, duke rënë mbi akullin, nd'ujë, e më shpesh në turmët, që mbulonte pendën, kënetën e bregun.

## XIX

Mbi lartësinë e Pracenit, pikërisht në atë vënd ku kish rënë me shtizën e flamurit në duar, po dergjej princ Andrea Bollkonski, po humbte gjak, e, pa e kuptuar, lëshonte një rënkim të përvajshëm, të dobët, sikur qante ndonjë fëmijë.

Ndaj mbrëma pushoi e s'u ndje fare. Nuk e dinte sa kohë kish qëndruar ashtu i alivanosur. Befas erdhi në vete dhe ndjeu një dhëmbje të madhe, të mprehtë në kokë.

„Ku ashtë ai qiell i lartë që s'e kisha ditur gjer më tani e që sot e pashë?" qe mendimi i tij i parë — „E as këtë dhëmbje nuk e dija", mendoi, „po, unë s'dija asgjë, asgjë gjer më sot. Po ku jam?"

Mbajti vesh dhe dëgjoi një trokëllimë kuajsh që po afrohej dhe tingullin e disa zërave që flisnin frëngjisht. Hapi sytë. Mbi 'të ishte përsëri po ai qiell i thellë me retë që lundronin e që ishin ngritur edhe më lart, e përmes të cilave dukej një pafundësi kaltërronjëse. Nuk e ktheu kokën dhe nuk i pà ata që, siç kuptohej nga troku e nga zërat, po afroheshin e qëndronin pranë tij.

Këta kalorës ishin Napoleoni dhe dy adjutantë, që e shoqëronin. Bonaparti, duke përshkuar fushën e betejës, jepte urdhërat e fundit për të forcuar bateritë që bombardonin pendën e Auhestit, dhe vërente të vrarët e të plagosurit që kishin mbetur në fushën e luftës.

— *De beaux hommes!*[1] — tha Napoleoni, duke shikuar një granatier rus të vrarë, që, me fytyrën përdhé e me zverkun të nxirë, dergjej përmbys, me një krah të shtrirë larg trupit e të gurosur nga vdekja

[1] Shiko ç'diva?

— *Les munitions des pieces de position sont épuisées, sire!*[1]) — i tha në atë çast një adjutant, i cili vinte nga bateritë që shtinin mbi Auhestin.

— *Faites avancer celles de la réserve*[2]), tha Napoleoni, dhe, duke u larguar disa hapa, qëndroi pranë princ Andresë, që dergjej më shpinë, me shtizën e flamurit aty pranë (flamuri ish marrë nga francezët si trofe).

— *Voilà une belle mort!*[3]) — tha Napoleoni, duke shikuar Bollkonskin.

Princ Andrea e kuptoi se këto fjalë i drejtoheshin atij e se dilnin nga goja e Napoleonit. Ndjeu se *thërrisnin sire*[4]) atë që i kish thënë. Po ai i kish dëgjuar këto fjalë siç do të dëgjonte zukatjen e një mize. Jo vetëm që s'i bëni përshtypje, po as që ua vuri veshin dhe menjëherë i harroi. Koka po i therte e po i përvëlonte; ndjente se po humbiste gjak dhe shihte përmbi veten e tij qiellin e largët, qiellin e lartë e të amshuar. E dinte se ai burrë ishte Napoleoni, — heroi i tij; po në atë çast Napoleoni i dukej i vogël sa më s'bëhej, i dukej mizë në krahasim me atë që ndjente në shpirtin e vet e me atë qiell të lartë, të pafund, me ato re që lundronin. Në atë çast, as që kish fare ndonjë rëndësi për 'të se kush qe ai burrë që po qëndronte aty gati përmbi 'të, e se ç'fjalë thoshte për 'të; ish i kënaqur vetëm që i qenë ndalur njerëz pranë, dhe dëshironte vetëm që këta njerëz ta ndihmonin e ta bënin të kthehej në jetë, që i dukej kaq e bukur, sepse ai e kuptonte tani krejt ndryshe nga më parë. Mblodhi tërë fuqitë që i kishin mbetur që të mund të lëvizte sadopak, e të nxirrte zë nga goja. Lëvizi pakëz një këmbë dhe nxorri një rënkim të dobët e të thekshëm që të këpuste shpirtin.

— Ah, qënka gjallë, — tha Napoleoni. — Ngrejeni këtë djalosh *ce jeune humme*[5]) dhe çojeni në ambulancë! —

---

[1]) Municionet e baterive në pozicion mbaruan, Madhëri!
[2]) Merrni ato të rezervës.
[3]) Ja një vdekje e bukur!
[4]) Madhëri.
[5]) Këtë djalosh.

Si tha kështu Napoleoni e ngau kalin drejt mareshallit Lan, i cili, duke hequr kapellën, po afrohej me buzë në gaz që të përgëzoheshin për fitoren.

Princ Andrea nuk ndjeu asgjë tjetër: dhëmbja e tmershme që e zuri ndërsa po e vinin në një vig, tronditjet gjatë udhës, lëndimi i plagës në ambulancë e bënë të humbte ndjenjat. Erdhi në vete vetëm aty ndaj të ngrysur, kur, bashkë me oficerë të tjerë rusë, të plagosur e robër, po e shpinin në spital. Gjatë udhës sikur e ndjeu veten më mirë, mundi të hidhte sytë rrotull, bile edhe të fliste.

Fjalët e para që dëgjoi kur erdhi në vete qenë ato të një oficeri të qetë francez, që thosh me nxitim:

— Duhet të qëndrojmë këtu: pas një çikë do të kalojë perandori; do të kënaqet që t'i shikojë këta zotërinj robër.

— Sot kemi robër pa hesap, pothuej tërë ushtrinë ruse; besoj se do të jetë mërzitur prej tyre, — tha një oficer tjetër.

— Ashtu vërtet! Po ky këtu, thonë, është komandanti i tërë Gardës të perandorit Aleksandër, — tha i pari, duke treguar një oficer rus të plagosur, me uniformën e bardhë të Gardës.

Bollkonski njohu princ Riepninin, që e kish takuar në shoqërinë e lartë në Peterburg. Për krah tij ishte një oficer tjetër i Gardës, i plagosur edhe ai, një djalosh jo më shumë se nëntëmbëdhjetë vjeç.

Bonaparti, duke ardhur me të katra, e qëndroi kalin përnjëheresh përpara tyre.

— Kush është me gradë më të lartë? — pyeti, duke parë robërit.

Dikush përmendi emrin e kolonel princ Riepninit.

— Ju jeni komandanti i një regjimenti të kavalerisë së Gardës të perandor Aleksandrit? — e pyeti Napoleoni.

— Komandoja një skuadron, — u përgjegj Riepnini.

— Regjimenti juaj e kreu me nder detyrën e tij, — tha Napoleoni.

— Lavdërimi i një udhëheqësi të madh është shpërblimi më i mirë për një ushtar, — u përgjegj Riepnini.

— Jua jap me kënaqësi, — tha Napoleoni.

— Kush është ai i ri pranë jush? —

Princ Riepnini tha emrin e toger Suhtelenit.

Si e vështroi, Napoleoni tha duke qeshur:

— *Il est venu bien jeune se frotter à nous.*[1]

— Të ritë nuk të pengon të jesh trim, — u përgjegj Suhteleni, me zë të prerë.

— Përgjigje e bukur, — tha Napoleoni, — do të arrini shumë lart, djalosh! —

Princ Andrea, që e kishin vënë në rreshtin e parë edhe atë për ta bërë sa më të plotë trofenë e robërve përpara syve të perandorit, nuk mund të mos tërhiqte vëmëndjen e Napoleonit. Sigurisht, perandorit iu kujtua se e kish parë në fushën e luftës, dhe iu drejtua duke e thirrur djalosh, *jeune homme*"[2]) se ashtu i qe dukur Bollkonski që kur e pa për të parën herë.

— *Et vous, jeune homme? Po ju djalosh? e pyeti.* — Si e ndjeni veten, *mon brave?*[3]

Megjithse pesë minuta më parë princ Andrea kish mundur t'u thosh disa fjalë ushtarëve që po e shpinin për në spital, tani, duke ja ngulur sytë Napoleonit, s'po bënte zë... Në atë çast i dukeshin aq të ulta këto gjëra për të cilat interesohej Napoleoni, aq meskin i dukej heroi i tij, me atë kotësinë banale e me gëzimin e fitores, në krahasim me atë qiell të lartë, sublim, nga ku buronte drejtësia dhe mirësia, që ai e kish parë dhe e kish kuptuar, — sa nuk mundi të përgjigjej.

E pastaj që të gjitha i dukeshin aq të kota e aq boshe në krahasim me rendin e madhërishëm e solemn të mendimeve që i ngjalleshin nga dobësimi i forcave për shkak të gjakut që i rrodhi, nga dhëmbja e nga që ishte pranë vdekjes... Duke e shikuar drejt në sy Napoleonin princ Andrea mendonte për kotësinë e madhështisë, për kotësinë e jetës, kuptimin e vërtetë të së cilës askush s'mund ta

[1] Si shumë i ri ka ardhur të matet me ne.
[2] Djalosh.
[3] Po ju djalosh? Trimi im.

zapte, dhe për kotësinë akoma më të madhe të vdekjes, të cilën as e kuptonte as e shpjegonte dot asnjë nga të gjallët.

Perandori nuk e priti përgjigjen, u kthye, e, duke ikur, iu drejtua njërit prej komandantëve.

— Të kihet kujdes për këta zotërinj e të çohen në bivuakun tim; dhe mjeku im Larrei t'u shohë plagët. Mirupafshim, princ Riepnin, dhe i ra kalit e u largua me të katra.

Fytyra i shkëlqente nga kënaqësia e nga gëzimi.

Ushtarët që e kishin sjellë princ Andrenë e ja kishin hequr figurëzën e artë që ja kish vënë princeshëza Maria në qafë, si vunë re kujdesin dhe mirëdashjen e perandorit ndaj robërve, ja kthyen menjëherë.

Princ Andrea nuk e pa kush ja vuri në vënd, po mbi kraharorin e tij, përmbi uniformën, i zunë sytë befas figurëzën, të varur në zinxhirin e hollë prej ari.

„Sa mirë do të ish", mendoi princ Andrea, duke shikuar figurëzën që i kish vënë e motra në qafë me një ndjenjë aq të thellë e me aq adhurim, „sa mirë do të ish sikur çdo gjë të qe aq e thjeshtë dhe e qartë siç i duket princeshëzës Maria. Sa mirë do të ish që njeriu të dinte ku të kërkonte ndihmë e mbështetje në këtë jetë, dhe çfarë duhet të presë pas kësaj, atje, përtej varrit! Sa i lumtur e i qetë do të isha sikur të mund të thosha tani: Më ndje, o Zot!... Po kujt t'ja them?! Fuqia e papërcaktuar, e pakonceptueshme, që jo vetëm s'mund t'i drejtohem po që as mund ta shpreh më fjalë, o është gjithëshkaja e pasosur o është hiçi", thosh me vete; „apo mos është ky Zot, mbyllur këtu brënda, në këtë hajmali, nga princesha Maria? S'ka asgjë, të sigurt, përveç kotësisë të të gjitha atyreve që unë mund t'i kuptoj, dhe madhështisë të asaj së panjohure që është jashtë fuqisë sonë mendore, po më e rëndësishmja nga të gjitha!"

Vigjet u nisën. Më çdo tronditje ndjente sërish një dhëmbje të padurueshme: kish ethe, të nxehtët i qe ngritur, po fillonte të binte në kllapi. Ëndrat rreth t'et, së shoqes, së motrës, fëmijës që do t'i lindte, dhe dhëmshuria që kish ndjerë natën e vigji-

ljes së betejës, fytyra e Napoleonit, atij xhuxhmaxhuxhi të vogël dhe, përmbi të gjitha këto, qielli i kaltër e i thellë, qielli sublim formonin bazën kryesore të vegimeve të tija të ethëshme.

Përfytyronte jetën e qetë dhe paqen e lumtur familjare në Lisia Gori. — E i kënaqej shpirti përpara kësaj lumtërie, kur, befas, i çfaqej Napoleoni i vogël me vështrimin e tij të ftohtë, të kufizuar, të kënaqur nga fatkeqësia e tjetrit, dhe fillonin dyshimet, brengat, dhe vetëm qielli premtonte paqe. Ndaj mëngjezi tërë ëndrat u përzjenë e u ngatërruan në kaosin e në errësirat e pandërgjegjes e të harresës që, sipas mendimit të Larreit, mjekut të Napoleonit, kish shumë të ngjarë të përfundonin me vdekje se sa me shërim.

— *C'est un sujet nerveux et bilieux*, — tha Larrei, — *il n'en rechappera pas*[1]. —

— Princ Andrenë dhe të plagosurit e tjerë pa shpresë shërimi i lanë në duart e banorëve të vëndit, të cilët u porositën që të kujdeseshin për 'ta.

[1]) Është njeri nervoz e kolerik, s'ka për të shpëtuar.

Fundi i vëllimit të parë

L. N. TOLSTOI
LUFTA DHE PAQJA, I

Redaktor teknik
LLJERKA BERISHA

Korrektor
SHEMSEDIN GORANI

Tirazhi 3000 copë

U shtyp në korrik 1973 në Shtypshkronjën e Ndërmarrjes gazetare, botuese e grafike „RILINDJA" — Prishtinë